# S

Silva e kaloi me shpejtësi sheshin e ministrive, megjithatë, kur mbërriti te hyrja e ministrisë së saj, ishte pak vonë.

Pa e ngadalësuar ecjen, përshëndeti nëpunësin e shërbimit, fytyra e të cilit mezi dallohej pas xhamït të portinerisë dhe ashtu, gjysmë me vrap, nisi të ngjiste shkallët.

Në korridorin e katit të dytë desh u përplas me të njohurin e saj të dikurshëm Viktor Hilën, të cilin s'e kishte takuar prej kohësh.

— O, si jeni? — tha ajo, me frymëmarrje akoma të shpeshuar nga ngjitja e shkallëve. — Ç'ju ka sjellë këndej?

Ai e vështroi me ca sy të hutuar dhe vetëm tani Silva vuri re në fytyrën e tij të parruar një ndjenjë lodhjeje dhe inerzie.

— Një ngatërresë, — ia bëri ai nëpër dhëmbë, duke i shoqëruar fjalët me një lëvizje të dores. — Ku është zyra e zëvendësministrit?

— Ju çoj une, — tha ajo. — Ejani.

Ajo eoi përpara, e lehtësuar që mund të lëvizte. Megjithëse tani e takonte rrallë, ashtu si të gjithë të njohurit e tjerë të përbashkët të saj dhe të së motrës, tani që Ana s'ishte më, Silva si'llej me ta me shumë kujdes, si me diçka të rrëshqitshme dhe të thyeshme lehtë.

— Këtu, Viktor, — tha me zë të ëmbël.

Ai mërmëriti një si përshëndetje dhe, pa i dhënë as dorën, trokiti te dera.

E kishte humbur fare, tha ajo me vete duke ecur drejt zyrës së saj. Do të ishte fyer prej kujtdo nga një sjeUje e tille, por jo prej tij.

— Mirëmëngjes, — tha duke hapur derën e zyrës.

— Mirëmëngjes, Silva, — tha shefi.

Shqiptimi i emrit të saj pas f jalës «mirëmëngjes»- tregonte se ai as që ia kishte vënë re vonesën. Megjithatë, ndërsa vinte pardësynë në mbajtëse, Silva tha:

— U vonova pak.

Linda, shoqja e zyrës, që e ndiqte me një vështrim të gëzueshëm që nga tryeza e saj e punës, gjeti rastin t'i shkelte syrin. Ajo kishte ndërruar krehjen e flokëve dhe kështu dukej akoma më simpatike. Ajo është njëzet e tre vjeoe, mendoi Silva, ndërsa hapte sirtarët për të nxjerrë dosjet, ç'i duhet të duket më e re?

Në zyrë zotëroi heshtja. Kjo ishte koha e orarit zyrtar >kur heshtja dukej më e paduirueshme, ngaqë njerëzit akoma s'icishin pasur mundësi të këmbenin dy f jalë për dïtën e djeshme, apo për diçka që nuk u durohej sa ta thoshin. Nga dritaret e larta barok hynte një nga ato lloj

ndriçimesh të permbajtura, që duket sikur gjithë teprimet apo tekat e motit i lënë përjashta xhamave, duke lejuar brenda vetëm atë që është e nevojshme për një zyrë. Balli i shefit, i lëmuar, i zgjeruar paksa nga sprapsja e flokëve, ishte i palëvizshëm, mbi fcryezë. Anash saj, Silva, pothuajse e ndiente fizikisht padurimin e profilit të Lindas për t'u kthyer nga ajo.

Një padurim të tillë mëngjeseve ajo arrinte fia kalonte edhe Silvës, kështu që të dyja bashkë mezi e prisnin, pas çdo tingëllimi të ziles së telefonit apo trokitjeve të derës, që shefi të ngrihej e të thoshte: po më thërnesin. Pastaj pak kohë pasi ai dilte, e ndienin dhe vetë se padurimi i tyre s'kishte qenë dhe aq i përligjur dhe nga mungesa e shefit s'ndryshonte ndonjë gjë e niadhe në zyrë. Madje, kur në përgjithësi shefat ishin në mbledhje dhe nga zyrat fqinje vinte ndokush për të bëirë një çikë muhabet, kishte raste që Silva, bile dhe Linda, bëheshin nervoze dhe mezi prisnin që njerëzit të largoheshin për të vazhduar punën. Megjithatë kjo përvojë e përsëritur nuk i pengonte t'i shijonin çdo here, po me atë kënaqësi, çastet e para, kur shefi i linte vetëm.

Telefoni ra disa herë, por asnjëherë shefi nuk shqiptoi fjalët *«po* vij». Ai u ngrit e doli vetë, atëherë kur ato e kishin humbur shpresën se do të ikte.

— Uf, — tha Linda, porsa, ai doli. — Sot s'po më punohet hiç.

— Ky model flokësh të shkon shumë, — tha Silva.

Fytyra e Lindës shkëlqeu e gjitha.

— Vërtet?

— Kur hyra në mëngjes, thashë me vete: ç'ishte nevoja që të duket akoma më e re se ç'është?

— O, s'jam edhe aq e re sa ç'e ben ti.

— O zot, — tha Silva, — sa e pangopur që je. Në qoftë se ty s'të duket vetja e re, atëherë ç'do të thosha une?

Linda e pa ngultas.

— Megjithatë une do të këmbehesha me gjithë qejf me ty.

— Si? — ia beri Silva dhe, pa e ditur as vetë pse, ndjeu që u skuq lehtë.

Linda buzëqeshi.

— Thashë se do të këmbehesha me gjithë qejf me ty.

— Ah, ja ç'na doli, — ia beri Silva. — Mos u bëj e pasinqertë, Linda.

— Jo, — nguli këmbë tjetra. — Jam krejtësisht e sinqertë në ato që thashë.

Silva e ndiente se e skuqura nuk i kishte ikur akoma nga fytyra. Ç'është ky budallallëk, tha me vete.

Për fat të mire u hap dera dhe hyri një protokolliste e shëndoshë duke thënë «brrr sa ftohtë!» Ajo vuri dorën te kaloriferi dhe tundi kokën.

— Te ju kaloriferët ngrohin mire, kurse ne u thamë së f toh ti. Ku e keni shefin?

. — Besoj se do të kthehet shpejt, — tha Linda. — T'i them gjë?

— Jo, vij prapë më vonë, — tha ajo dhe doli.

Linda ndoqi me sy derën gjersa u mbyll dhe u kthye nga Silva.

— Sado e çuditshme që të duket, ione jam krejt e sinqertë në atë që thashë, — tha ajo. — Megjithëse dhe aq e çuditshme nuk duket.

— Lëre më mire këtë bisedë, — tha Silva, kurse me vete shtoi: O zot. s'di as vetë ç'flas.

— E pse? — ia bari Linda me një ankdm përkëdhelës.

Në derë trokitën përsëri. Krejt shkujdesshëm dhe pa arritur që ato të thoshin «hyr», dikush e hapi derën.

— Komunistët, në orën dhjetë, mbledhje partie, — tha një kokë, trupi i të cilit kishte mbetur jashtë dere. — Ah, po te ju s'ka komunistë. më falni.

Dera u mbyll me po atë zhurmë që u hap, dhe dy-tri herë në korridor u dëgjua zëri i tij: «Komunistët, në orën dhjetë, mbledhje e shkurtër partie.»-

Dera u hap dhe hyri shefi më i zymtë se zakonisht. Kështu bëhej gjithmonë, sa herë që lajmërohej papritur për ndonjë mbledhje partie gjatë orarit zyrtar. Ai nuk

ishte anëtar partie dhe të gjithë e dinin se e kishte farengë këtë gjë. Ç'e do, se kam atë «të kuqen», u thoshte miqve të tij për teserën e Partisë, sa herë që bëhej f jalë për mundësinë e emërimit të tij në ndonjë post të rëndësishëm. Por gjatë jetës së përditshme në zyrë, i rrëmbyer_ nga ritmi i punës, nga urdhrat që u jepte vartësve dhe nga vetë pozita e tij si shef, jo vetëm ai vetë, por kishte përshtypjen se edhe të tjerët, e harronin mosqenien e tij në Parti. Mirëpo ja, vinte një çast i tillë, kur në korridor dikush lajmëronte: «Komunistët në mbledhje të Partisë» dhe ai e ndiente veten keq. Gjatë gjithë kohës që vazhdonte mbledhja e Partisë, ishte në një siklet të madh; çdo njeri që e shikonte, i dukej sikur do të habitej me të (në të vërtetë kjo kishte ndodhur disa herë). «Po ti, s'paske shkuar në mbledhje? Ah, po ti s'je anëtar, më fai.»

Këto ishin caste me të vërtetë të vështira për të. S'dinte ç'të bënte. Që të mos binte në sy, ikte, vërtitej korridoreve, nganjëherë zhdukej fare nga zyra. Akoma më keq e ndiente veten në mbledhjet e hapura të Partisë, kur në pjesën e dytë të mbledhjes sekretari i organizatës thoshte: tani shokët pa parti të na falin, se këmi ca problème të brendshme. Në atë çast s'e donte veten. Dilte kokulur bashkë me të tjerët, me një përzierje dëshpërimi e fyerjeje në fytyrë, sikur të thoshte: më mire të mos na kishin ftuar fare. Dhe dy-tri dite pas kësaj e ndiente veten si të vrarë.

Ja, dhe tani po trazonte gjithë nervozizëm letrat mbi tryezë.

— Ku është materiali i zyrës së planit? — tha më në fund.

— At je duhet ta keni, — u përgjigj Linda, me zë të bute.

Kuptohej menjëherë që nuk kërkonte asnjë material, sepse sirtarët e tryezës së tij u hapën e u mbyllën pa asnjë kriter. Më në fund, prej njërit prej tyre, nxori paketën e cigareve si edhe çakmakun, që kushedi pse i pëlqente ta mbante në sirtar, vuri një cigare në gojë dhe, pa e ndezur, doli nga zyra.

— Është bërë tym, — tha Linda.

Silva doli për të çuar një material te sekretarja e ministrit. Në korridore kîshte qetësi. Një telefon që s'e ngrinte kush, binte vazhdimisht pas derës së një zyre. Me siguri, i zoti i tij qe në mbledhje.

Kur u kthye në zyrë, atje ishte Ariani. Buzëqeshnin të dy me Lindën për diçka që porsa e kishin thënë. Perse nuk shoqërohen bashkë? mendoi Silva. Do të ishte një çift i bukur.

— Po i tregoja për shefin, — tha Linda. — Për nervat që i hipin sa herë ka mbledhje partie.

— Sot mbledhja e Partisë më duket se është për punën e Kinës, — tha Ariani.

— Vërtet? — ia beri Linda.

— Kështu më duket.

Diku në korridor dëgjohej një përplasje e mbytur dyersh. Një telefon, ndoshta ai që kishte dëgjuar Silva, vazhdonte të binte në largësi.

— Domethënë të gjitha ato që janë folur kohët e fundit për prishjen me Kinën janë të vërteta, — tha Linda.

— Me sa duket, — u përgjigj Ariani.

Silva vështronte mendueshëm syprinën e tryezës.

— Një prishje kaq e qetë, — tha ajo. — Sa e çuditshme.

Ariani u mat të thoshte diçka, por në atë çast u hap dera dhe hyri Simon Dersha, që punonte në zyrën fqinjè.

— Ka mundësi të telefonoj ? — tha ai. — Telefoni ynë është prishur.

— Telefononi, — tha Silva. Ajo deshi të kthente kokën nga Ariani, për të vazhduar bisedën, por u kujtua se ajo bisedë nuk mund të vazhdonte në prani të Simon Dershës. Megjithëse fqinjë me zyrën e tyre, ai kishte qenë për ta një njeri i huaj, prania e të cilit binte në sy vetëm ditën e ndarjes së rrogave, kur, i ulur në një karrige, përbri llogaritarit, i mbante çdo punonjësi kuotën e Bashkimeve Profesionale. Ai s'ishte as i mire, as i keq për ta, megjithatë në sytë e tij s'kishe qejf të bisedohej për

asgjë. Ja dhe tani, Silva e ndiqte me sy krahun e tij që po formonte numrin, duke e ndier se edhe sytë e Lindes e të Arianit vështronin me të njëjtën mënyrë.

— Simon, paske bërë kostum të ri, — tha Linda. — E gëzofsh!

— Falemnderit, — tha tjetri, me dorezën e telefonit te goja. — E kam pasur prej kohësh.

— S'ta kemi pare asnjëherë.

Ai beri një si buzëqeshje naziqe, duke ulur Itokën poshtë. Kostumi blu i errët ia bënte edhe më të vrarë ngjyrën e fytyrës.

Ishte hera e pare që Silva po e shikonte me vërejtje atë njeri. Ai kishte qenë për të një njeri i mbyllur, meskin, dhe asaj i vinte gati çudi tani për atë fytyrë të hirnosur, që dukej menjëherë se mund të kishte kaluar një natë pa gjumë e nëpër të cilën vetonte herë pas here një mo'tiv lumturie. Dashuri? mendoi Silva gati me neveri, pothuajse e fyer, që dashuria dhe Simon Dersha mund të përziheshin një dite bashkë.

Në heshtjen që qe vendosur në zyrë, dëgjoheshin sinjalet e telefonit që mbeteshin pa përgjigje, diku në një dhomë boshe. Simoni e mbylli më në fund telefonin, tha «falemnderit»- dhe doli.

— Edhe në zyrën tonë, para një çerek ore, bëri të njëjtën gjë, — tha Ariani, që rrinte akoma në këmbë.

— Ka edhe ai jetën e tij, — tha Silva.

— Sigurisht, — tha Ariani. — Ku e lame fjalën? Ah, po, te kinezët. Te prishja e qetë.

— Po, — tha Silva, — nuk ngjan fare me prishjen me sovjetikët.

— Atëherë ishte më dramatike? — pyeti Linda.

— Pa asnjë krahasim, — u përgjigj Silva.

—Ti ke dhe Gjergjin atje, — tha Linda.

— E pra, ku qëlloi pikërisht tani, — ia bëri Silva.

— Është hera e pare që shkon në Kinë?

— Jo. Kohët e fundit ka shkuar disa herë.

Ariani qe afruar te dritarja dhe po vështronte përjashta.

— Ejani të shikoni, — tha pas pak.

— Çfarë?

— Ne Sheshin «Skënderbej», kinezë.

Ato u ngritën të dyja dhe u afruan te dritarja. Që andej dukej fare mire Sheshi «Skënderbej». Në trotuaret e gjera dukeshin vërtet grumbuj të mëdhenj kinezësh. Një pjesë lëviznin akoma, një pjesë kishin qëndruar në vend, përpara kolonave prej mermeri të Pallatit të Kulturës.dhe më tutje, nën këmbët e monumentit të Skënderbeut.

— S'kam pare ndonjëherë kaq shumë kinezë, — tha Ariani.

— Po vijnë akoma, — tha Linda, — shiko këndej Bulevardin e Madh.

— Ndoshta do të kenë qenë në ndonjë mbledhje në ambasadën e tyre, — tha Silva.

— Me siguri.

Ato vështruan një copë herë në heshtje.

— E mbushën krejt sheshin, — tha Linda. — Një pamje me të vërtetë e çuditshme.

Silva vështronte me një si vuajtje në fytyrë. Ajo lëvizje e ngathët atje poshtë, ajo buisje nëpër shesh, e ngjashme çuditërisht me lëkundjen e një morie peshqish pa jetë, të shfaqur disi misteriozisht në mes të dites, i ngjallte një ndjesi neverie të përzier me njëfarë ankthi.

— Duke pare muret e pambaruara të ndërtesës së re të ambasadës kineze, njerëzit thonë se po ndodh e njëjta gjë, ashtu si edhe me ambasadën sovjetike, — tha Linda. — Edhe atëherë marrëdhëniet u prishën në prag të ndërtimit të ndërtesës së re të ambasadës sovjetike, apo jo?

— Pikërisht, — tha Ariani. — E kam dëgjuar edhe une një gjë të tillë.

— Ti, Silva, the se kjo prishje është krejt e qetë, — tha Linda. — Po ajo tjetra ishte ndryshe, apo jo?

— Me sovjetikët? O, atëherë gjithçka ishte gjithë nerv, e rrezikshme dhe e rende, — u përgjigj Silva, — tjetër gjë fare.

— Po me jugosllavët si ishte? — Linda u pendua në

çast per pyetjen. Ideja se mos po e bënte si tepër të màdhe në moshë, që po e pyeste për diçka që kishte ndodhur rreth njëzet e pesë vjet më pare, e bëri të ndiejë të nxehtë në faqe. — Po ndoshta nuk të kujtohet, — shtoi, për të ndrequr në njëfarë mënyre gafën.

— Jo, më kujtohet, — tha Silva. — Madje më kujtohet fare mire. — Ajo bëri një si nënqeshje me vete. — Isha nxënëse atëherë, në shkollën fillore. Më kujtohet që ishte një mëngjes i ftohtë me shi, dhe zilja për të hyrë në klasë po vononte, megjithëse nxënësit ishin të rreshtuar të gjithë. Pastaj drejtori doli te pragu i shkollës dhe tha: «Fëmijë, Titua tradhtoi!»

— Pak a shumë e njëjta gjë si me sovjetikët, — tha Ariani. — Edhe une atëherë isha nxënës. Kurse ty me siguri s'të kujtohet as njëra as tjetra, — iu kthye Lindës.

— Jo, pse? — ia bëri ajo e turbulluar. — Diçka më kujtohet për Hrushovin.

— Ti atëherë ke qenë me siguri në kopsht, — tha Silva, me një buzëqeshje të përmbajtur.

Linda e ndjeu këtë herë që u skuq sikur të ishte fajtore.

— O, ju po më beni fare foshnjë, — tha ajo. — Mua më kujtohet fare mire si e hoqëm portretin e Hrushovit nga klasa, madje dikush deshi ta shkelte me këmbë, por mësuesja i tha se s'duhej tepruar.

— E mban mend apo e ke lexuar në libra? — e ngacmoi Ariani.

— Sa i keq je, — tha Linda.

— Më një mijë e nëntëqind e gjashtëdhjetë e një ti duhet të kesh qenë shtatë vjeç, — tha Silva.

Linda tundi kokën.

— Diçka më tepër.

— Kurse une, pikërisht pak kohë pas ngjarjes, u martova, — tha Silva.

— Vërtet? — ia bëri Linda.

Silva vështroi mendueshëm pas xhamave.

— Ishte tamam fillimi i bllokadës, kur ika nga arkeologjia dhe erdha në ndërtim.

— Atëherë erdhën në ndërtim shumë inxhinierë, apo jo? — tha Ariani.

— Po. Ndërtimi u godit i pari prej pasojave të bllokadës.

Silva vazhdonte të vështronte në drejtim të xhamave. Të largëta si nga një bote tjetër, të ndriçuara ftohtë, ru kujtuan teatri antik i Pasha Limanit, lënia përgjysmë e gërmimeve, ikja e saj nga arkeologjia dhe njohja me Gjergjin. Të gjithë të njohurit e tu quhen Gjergj, e ngacmonte atëherë Ana, duke bërë aluzion ipër një djalë të arkeologjisë, me të cilin ajo qe shoqëruar më pare.

— Domethënë atëherë gjithçka ka qenë ndryshe, — tha Linda.

Silva bëri «po» me kokë.

Ra telefoni. Linda ngriti dorezën, pastaj ia zgjati Silvas.

— Të kërkojnë ty.

Ndërsa Silva f liste,- Linda, duke bërë një sforcim të madh për të lënë jashtë vëmendjes f jalët që thoshte tjetra në telefon, vërente shprehjen e fytyrës së saj. Asaj i pëlqente çdo gjë e Silvës, mënyra si vishej, si buzëqeshte dhe sidomos si fliste.

— E pra, — thoshte Silva në telefon, — vërtet qëlloi keq që s'është Gjergji. . . Sidoqoftë ditëlindjen do ta festojmë njëlloj... Në ç'orë të vini? Të them të drejtën, edhe të tjerëve nuk ua kam lënë të saktë... Po kjo s'ka ndonjë rendasi. . . Ju ejani rreth shtatës, ose si t'ju vijë më mbarë. Të gjithë janë njerëz të afërm. . . Po, po, kryesisht farefis. .. Mirupafshim, mire se te vini!

Me të lënë dorezën e telefonit, Silva u mat t'u thoshte atyre diçka, ndoshta për atë ditëlindje, për të cilën porsa kishte folur, por në atë çast u hap dera dhe hyri shefi. Kishte njëfarë lehtësimi në fytyrë, megjithëse vështrimi i tij ishte prapë tepër serioz. Me siguri mbledhja e komunistëve kishte mbaruar dhe, sic thoshte Linda, shprehja e fytyrës së shefit në raste të tilla nuk ishte veçse e kopjuar nga ndonjë fytyrë komunisti që porsa kishte dalë nga mbledhja dhe me të cilin ai qe kryqëzuar në ko-

rridor. Dukej sikur shefi donte të thoshte diçka, por se ç'e pengonte. Ariani, që ishte i bindur se shefit nuk i pëlqente ta gjente atë në zyrën e vet, u largua qetësisht.

— Për atë ishte mbledhja, — tha shefi, pa e ngritur kokën nga shkresat. — Për Kinën.

— Ashtu? — ia bëri Linda.

— Me sa duket, po devijojnë. Yt shoq do të na sjelle lajme më të sigurta, besoj, — tha ai, duke iu drejtuar Silvas. — Kur vjen?

Silva ngriti supet.

— Nuk e di, — tha. — S'kam marre asnjë lajm prej tij.

Ajo ishte akoma në këmbë, dhe, pa ditur as vetë pse, u kthye nga dritarja për të pare Sheshin -«Skenderbej»-.

— Linda, — tha ajo me zë të ulët, duke e prekur te supi, — shiko atje.

Linda u kthye dhe afroi kokën te xhami.

— Sa çudi, — tha ajo.

— Ç'është. — ia bëri shefi.

— Diçka e çuditshme, — tha Silva. — Pak caste përpara Sheshi «Skënderbej» ishte mbushur me kinezë. Tani janë zhdukur të gjithë.

— Sikur t'i ketë përpirë dheu, — shtoi Linda.

— Hm, — ia bëri shefi, — janë enigmatikë. Ç'ka hequr shteti ynë për t'u marrë vesh me ta.

— Më mire të mos kishim pasur të bënim fare me ta, — tha Linda.

Shefi ngriti kokën.

— Një fjalë goje, — tha. — Po këtu, moj vajzë, s'është si në dashuri; më mire mos të të kisha njohur fare, e ku di une si janë ato romanet e dashurisë.

— Nuk ju kuptova, — tha Linda, duke e vështruar me vëmendje.

— Desha të them se punët midis shteteve s'janë njëlloj si midis njerëzve, më do, s'të dua më, hajde të ndahemi. Janë gjëra të thella, rrethana objektive e tjera...

— Ju kujtoni se une jam aq mendjelentë, saqë çdo

gjë në bote të më duket si marrëdhënië midis një çifti? — tha Linda, e fyer.

Shefi e vështroi gjithë habi.

— Po dale njëherë, — ia bëri ai, — une nuk thashë një gjë të tillë.

— Ashtu e thatë, — tha ajo. Sytë e saj shkreptinë nga zemërimi.

Shefi bëri një lëvizje të kotë me duar. Ai ktheu kokën nga Silva, si për të kërkuar ndihmën e saj në këtë ngatërresë, pastaj, ngaqë nuk e kuptoi dot nëse Silva mund të ndërhynte për të sqaruar diçka, hapi prapë krähet, sikur të thoshte «ç'më polli».

Një copë herë u mor me hapjen dhe mbylljen e sirtarëve, sic bënte zakonisht kur ishte i turbulluar, pastaj ndezi një cigare, të cilën e shoi sakaq.

— Epo, mjaft, de, — tha gjithë zemërim, — s'e thashë me qëllim, dreqi e mori. Në fund të fundit, do të më duroni ndonjë shaka. Shef më keni.

Ai u ngrit me vrull nga karrigia, futi paketën e cigareve në xhep dhe doli.

— I çuditshëm, — tha Linda, zemërimi i së cilës qe shuar pikërisht nga nxehja e tij. — Në vend që të fyhesha une...

Silva buzëqeshi qetësisht.

— Zbresim në kafe? — tha ajo.

— Mos u zemërova më shumë se ç'duhet? — tha Linda kur po zbritnin shkallët.

Silva buzëqeshi, pa e pasur mend j en aty. Aroma që vinte nga bufeja, i kujtoi se kishte për të bërë akoma disa blerje të fundit për ditëlindjen e vajzës. Ishte hera e pare që e festonte ditëlindjen pa të shoqin dhe kjo ishte ndier menjëherë.

Bufeja ishte në katin nën tokë, dhe shkallët që të çonin at je ishin plot me n jerez që hipnin apo zbritnin. Ishte ora e zakonshme kur nëpunësit pinin kafe. Në qoshen e banakut Silva pa përsëri Viktor Hilën, që po pinte një gotë konjak. Fytyrën e kishte të dëshpëruar.

— E gjetët zëvendësministrin? — pyeti ajo, kur u gjend përbri tij.

Viktor Hila bëri një shenjë me dore.

— E gjeta, po ç'e do*

— Njihuni, — e prezantoi Silva me Lindën, — një shoqja ime. Një i njohuri im.

— Gëzohem, — ia bëri Viktor Hila, pa vështruar kurrkënd. — Pranoni të mermi diçka nga une, jam tepër i mërzitur.

— Po ç'keni kështu? — tha Silva. — Edhe në mëngjes, kur ju pashë. ..

— Më ka pjellë belaja, — tha ai. — Në fillim e mora si me të qeshur, po tani po më pjell. Kam që në mëngjes që vërtitem dhe askush s'më thotë asgjë të qartë. Ç'do të merrni?

— Po ndoshta s'ka nevojë, — tha Silva. — Aq më tepër që s'jeni dhe në humor. [ *l*

— Pikërisht se s'jam në humor, mos më shtoni mërzinë. Merrni diçka, ju lutem. E kam vërtet për kënaqësi.

Linda e vështroi Silvën një grime sikur t'i thoshte «a është normal?»

— Po mire, atëherë, po marrim një kafe, — tha Silva.

Viktor Hila ktheu gotën.

— Më ka pjellë me një kinez, — tha.

— Me një kinez? — ia bëri Silva.

— .Pikërisht pak më pare po flisnim për ta, — tha Linda, që po e vështronte gjithë kureshtje Viktor Hilën.

— Me një kinez të.. . të. .. Oh, ç'kinez i lig, — mërmëriti Viktor Hila.

Linda zuri go j ën me dore, për të mos ia plasur të qeshurit. Viktor Hila mori kafet nga banakierja dhe ua vuri secilës përpara.

— Dje më njoftuan se jam i pezulluar. Më kuptoni, as në punë, as i pushuar, por i pezulluar, dhe gjithmonë për shkak të kinezit. Kam gjithë mëngjesin që po vërtitem në ministri për të zgjidhur ngatërresën dhe s'po mundem dot. Më kuptoni? S'po mundem kurrsesi. Të gjithë janë bërë si të shurdhër.

— E ç'punë keni pasur ju me kinezin? — pyeti Silva, pasi rufisi filxhanin ,e kafes. — Jeni grindur me te?

— Më keq, — tha Viktor Hila. — I kam shkelur këmbën.

Këtë herë jo vetëm Linda por edhe Silva qeshi me zë.

— Me gjithë mend e keni.. .? — pyeti Silva përmes së qeshurës.

— Hm, — ia bëri Viktor Hila, — kështu qesha dhe une në fjllim, kur më thanë se kinezi qe ankuar, por tani e qeshura po më del për hundësh.

Linda vazhdonte të qeshte akoma dhe e vuri filxhanin te banaku që të mos i derdhej kafja.

— E pastaj, ç'ndodhi? — pyeti Silva.

— Ç'e pyet, — tha tjetri. — Kinezi u ankua se une e shkela me qëllim. Une natyrisht thashë se e shkela pa qëllim. Puna shkoi në Ministrine e Jashtme. Ambasada kineze kërkoi dënimin tim. Kur morën vesh që une s'u dënova, përsëriti protestën. Thonë se puna ka shkuar gjer në Pékin. Kanë dërguar atje radiografine e këmbës s'è kinezit dhe pritet përgjigjja që andej. E kuptoni tani që i kam punët keq?

— Por ndêrkaq, me sa po dëgjojmë, punët me Kinën sikur s'po shkojnë dhe aq vaj, — ia beri Linda, që i kishte akoma sytë me lot nga të qeshurit. — Kështu që edhe ju mund të shpëtoni.

— Ah, i di une këto, — tha Viktori, — mund të ndodhin gjithfarë gjërash. Mund të vijë dita që dikush të shkojë të bëjë ndonjë proçkë mu përpara ambasadës kineze, megjithatë këmba që shkela une do të kujtohet. Jam ters i madh.

Gjithmonë po ai, tha me vete Silva. I vrullshëm, i papërmbajtur, tërheqës rreziqesh mbi kokën e vet, ashtu sic e kishte njohur në kohën e prishjes me sovjetikët, kur kishin shkuar disa herë me Anën, kur ai shtronte darkat e tij të paharrueshme.

— Radioskopi, radiografi e këmbës së kinezit, nota

qeveritare, më kuptoni? — vazhdonte Viktor Hila. — Po kjo është çmenduri.

Ai porositi dhe një gotë tjetër.

—Kam një javë që më del gjumi herët dhe perse, — Viktor Hila uli zërin përsëri, — për një kinez të lig.

Linda qeshi përsëri.

— Më besoni, po bëhem si i luajtur. Porsa gdhin rhëngjesi, në vend të mendoj ndonjë gjë për të qenë, them me vete: mbërriti valle ajo radiografi e mallkuar?

Ato qeshën të dyja me zë.

— Një këmbë kinezi, e radiografuar, fluturon nga një kontinent në tjetrin. Diçka makabre apo jo?

Ato qeshën përsëri.

—E perse i trembeni aq shumë radiografisë së këmbës? — pyeti Silva, duke e vështruar gjithë djallëzi. — Në qoftë se e keni shkelur vertet padashur, shkelja s'ka se si të ketë qenë aq e rende, kështu që radiografia...

Viktor Hila buzëqeshi, pa i ngritur sytë.

— Po at je është puna, që jo vetëm s'e kam bërë pa dashje, po ia kam shkelur tamam, — tha ai.

Linda qeshi.

Viktor Hila e ktheu fundin e konjakut.

— Po si të mos ia shkelja, Silva, — tha ai, — i zymtë në fytyrë. — Një muaj rresht ai mashtrues më torturoi duke mos më dorëzuar disa de taie të një dokumentacioni. Më gënjente çdo dite, shtynte afatet, prapë gënjente. prapë i shtynte. Ishte një fat që nuk e mbyta fare. Ju qeshni, po ju s'keni pasur të bëni ndonjëherë me ndonjë kinez.

Ato qeshën përsëri. Linda nuk ia hiqte sytë fytyrës së tij të lodhur e të parruar.

— Kinezi Ping, — vazhdoi Viktori, — kështu quhet ai qelbësirë. Vjen çdo mëngjes në uzinë dhe vërtitet ngadalshëm- poshtë e përpjetë me atë këmbën e tij të mallkuar, lidhur me fasho, apo me alici, apo me dreqi e di çfarë ilaçesh popullore kineze. Më kuptoni? Vërti-

tet që ta shikojnë të gjithë, kushedi, mbase prêt t'i ngrenë ndonjë monument; heroi Ping i masakruar nga banditi shqiptar Viktor Hila. Ju qeshni, po une ndërkaq jam i pezulluar. Më kuptoni, i pezulluar. As në qiell, as në tokë. Dhe askush s'më jep përgjigje për asgjë.

Ato u ndanë më në fund prej tij dhe dolën nga bufeja.

— Sa simpatik, apo jo? — tha Linda, ndërsa po ngjitnin shkallët.

Silva pohoi me kokë.

— Kështu ka qenë gjithmonë, qyshse e kam njohur. Pothuajse s'ka ndryshuar.

Në fytyrën e Lindes një gjurmë buzëqeshjeje spikaste herë më qartë, herë më dobët.

— Shumë simpatik, — përsëriti ajo sikur të fliste me vete.

Kur ato hynë në zyrë, shefi akoma s'ishte kthyer. Linda mori ca materiale dhe doli për të shkuar në kopisteri. Silva qëndroi ca caste pa lëvizur, me bërrylat mbështetur mbi tryezë. S'i punohej. U ngrit, iu afrua dritares dhe një copë herë vështroi përjashta sheshin e ministrive. Dite e lagësht, gri. Ajo iu afrua kaloriferit dhe vuri dorën në të. Kaloriferi iu duk pak i ftohtë. Vetëm kursim të mos ketë. Ç'është kështu, tha ajo me vete. Nga i erdhi kjo frazë, që Anes i pëlqente ta thoshte shpesh në ato vite të paharrueshme. Po kjo është budallallëk ta mendosh, tha me vete. Edhe sikur të ndodhte njëlloj si atëherë, s'kishte se si të fillonte kaq shpejt. Pastaj, dihej që kaldaja nuk punonte mire kohët e fundit. Dy^tri herë ishte folur për zëvendësimin e saj. Është një marrëzi të mendosh kështu, tha ajo, dhe u ul pranë në tryezën e punës. Këtë herë diçka është ndryshe.,.. Dhe ka kaq qetësi.

Dera u hap dhe hyri shefi. Pas tij Linda. Për çudi, fytyra e shefit ishte e çelur. Linda pyeti Silvën për diçka dhe shefi u përgjigj. Kjo do të thoshte se ishte bërë pajtimi i heshtur. Ai nisi të thoshte diçka për kinezët dhe Silva tregoi pastaj rastin e Viktor Hilës. Shefi qeshte akoma

me zë të lartë, me të qeshurën e tij të veçantë- me ca si britma midis, kur trokiti dera dhe hyri Simon Dersha.

— A mund të telefono j pak? — tha ai.

Pa e ndërprerë të qeshurën, shefi bëri me kokë nga telefoni. Simon Dersha iu afrua tryezës ku ishte vënë telefoni, ngriti dorezën dhe formoi numrin. Silva me Linden vështruan njëra-tjetrën. Bashkë me rrotullimin e diskut të numrave e qeshura e shefit po shuhej. Më në fund ato, ash tu si edhe herën tjetër, dëgjuan sinjalet që binin diku në skajin tjetër, në telefonin që s'e ngrinte askush. Fytyra pritëse e Simon Dershës kishte po atë shprehje lumturie të harruar në të. Kur e pa se dikushi s'po përgjigjej, e uli dorezën.

— E pastaj? — pyeti shefi. — Ç'bëri ai, Viktori, apo si e quajnë?

Ajo shprehje e pazakontë mbi fytyrën e Simon Dershës, i cili, pasi kishte ulur dorezën e telefonit kishte qëndruar në këmbë, sikur po bënte një përpjekje të fundit për t'u afruar në boten e tyre, e pengonte Silvën të fliste lirisht. Megjithatë, duke bërë një sforcim, ajo tregoi diçka tjetër për Viktorin dhe shefi qeshi prapë me zë. Me bisht të syrit Silva hetoi fytyrën e Simon Dershës dhe këtë herë iu duk se krahas përhumbjes së lumtur në atë fytyrë pa një vezullim ironie.

Pa thënë asgjë, qetësisht, si ata që përpiqen të mënj an oh en nga ndonjë vend midis rrëmujës, për të mos rënë në sy, ai doli në çastin kur e qeshura e shefit bubulloi përsëri me tërë fuqinë.

— Po ky, ç'ka kështu, që vërtitet në mëngjes si somnambul? — tha Lida.

— Ç'ia vë veshin, — ia bëri shefi.

"* — Vërtet e kam, — vazhdoi Linda. — M'u duk pak i çuditshëm me atë kostum blu të errët që s'e ka veshur kurrë. Apo jo, Silva?

Silva bëri «po» me kokë.

Shefi lëshoi një psherëtimë, sic bënte zakonisht pas të qeshurave të mëdha, dhe pas psherëtimës së tij në zyrë ra qetësia.

# II

Rrallëherë i qe dukur Silvës kaq i giatë orari zyrtar. Qyshse në zyrë ra qetësia dhe gjer në mbarim të orarit nuk ishin veçse dy orë e gjysmë, por që asaj iu dukën si të pafundme. Nuk ishte ditëlindja e vajzës që ia krijonte një padurim të tillë, por diçka tjetër, që as ajo vetë s'e kishte të qartë. Ishte diçka që kishte lidhje ndoshta me bisedat për kinezët, me mungesën e Gjergjit dhe me coperà kujtimesh, që kushedi pse atë dite i vinin valë--valë. Silva kishte vënë re se në jetën e njeriut ka dite që janë të afta të ndjellin kujtime, ashtu sic ka të tilla, që janë krejtësisht mospërfillëse ndaj tyre. E sotmja ishte një dite e llojit të pare.

Gjer në mbarim të orarit shefi nuk lëvizi nga zyra, kështu që Ariani, i cili hapi një herë përgjysmë derën, e mibylli përsëri pa hyrë dhe të njëjtën gjë beri Simon Dersha, që vinte, sic duket, për të telefonuar.

Më në fund erdhi ora dy. Në korridor dëgjoheshin hapa, zhurma çelësash nëpër dyer dhe ca zëra të shkujdesur. Shefi ishte zhytur në <J°sjen e tij dhe nuk po e ngrinte kokën. Linda nxori pasqyrëzën nga canta, bëri dy--tri zhurma të vogla, por shefi nuk u përmend. Atëherë ajo e pyeti:

— Ju do të rrini akoma?

— Pse? — tha ai, pa e kuptuar mire. — Ah, paska sh'kuar ora? I habitur, ai nxori orën e xhepit dhe tundi kokën. — Paska shkuar ora vërtet. Ju shkoni, une do të rri edhe pak, — tha me zë të bute.

Ato u ngritën, morën çantat dhe mbyllën sirtarët, duke u përpjekur të bënin sa më pak zhurmë me çelësat.

— Ditën e mire! — tha Silva.

— Ditën e mire, shoku shef! — tha Linda pas saj.

— Ditën e mire, vajza! — u përgjigj ai, pa e ngritur kokën nga dosja.

— S'e ka zemrën të keqe, — tha Linda tek po zbritnin shkallët.

— Sigurisht, — tha Silva. — Pse, kush e tha një gjë të tillë?

— Askush. . . Po e kisha f jalën se, pavarësisht se bën gjëra të tilla...

Silva e vështroi shoqen pa e kuptuar ç'donte të thoshte. ; *

— Po ja, pavarësisht se bën numra të* tillë, si për shembull, qëndrimi jashtë orarit e ku di une ç'janë ca gjëra të tilla të panevojshme, prapëseprapë s'është i keq.

Silva qeshi me zë.

— Epo shefat prandaj janë shef a, — tha ajo, — që të kenë ca sjellje të ndryshme, ca manira.

— Pikërisht, — tha Linda. — mua më pëlqejnë kështu. Nuk e di si është për ty, por për mua një shef është si diçka krejt e kundërt me njeriun e afërt, si ta them,

për shembull me njeriun që dashuron. Nuk e di a u shpreha qartë.

Silva buzëqeshi.

— Më duket se të kuptova, —« tha, — megjithëse jo plotësishït.

Ato^ kishin dalë tani nga ministria dhe si zakonisht e bënë një copë rrugë bashkë. Linda u përpoq të shpjegonte dhe një herë raportin krahasues midis portretit të një shefi dhe të një dashnori, ashtu sic e mendonte ajo, por e ndjeu edhe vetë që u ngatërrua më keq, dhe ia piasi gazit.

- - — Budallàllëqe, — tha. — Ti me siguri mendon për telashet që ke sorite me mysafirët dhe une po të fias budallàllëqe.

— Jo, aspak, — tha Silva.

Në të vërtetë i kishin mbetur për të bërë akoma disa punë të fundit. I duhej të blinte për çdo rast edhe ca shishe të tjera verë të kuqe. Uji minerai gjithashtu mund të mos mjaftonte, (darka të tilla zakonisht japin një etje më të madhe se ç'parashikohej). Veç kësaj, duhej pjekur torta me molle në sobën elektrike, përveç disa dhjetëra telashe të tjera të vogla.

Si u nda me Lindën, ajo u-fut në një dyqan pijesh dhe bleu katër shishe verë «Shesh i Zi». U përpoq të gjente përafërsisht numrin e të ftuarve, për të parashikuar se a do të mjaftonin shishet e verës që bleu, bashkë me ato që kishte në shtëpi, mirëpo kjo iu duk tepër e. nrùndimshme.

— Më jepni edhe dy shishe të tjera, — i tha shitësil * • • ,

Më mire të teprojnë, se të mos mjaftojnë, tha me vete. Kurse për ujë mineral do t'i duhej të dilte edhe një herë nga shtëpia; shishet ishin të rënda dhe vështirë se do t'i ngrinte dot këtë herë.

Kur po kalonte përbri dyqanit të frutave të rrugës së säj, pa molle shumë të bukura në vitrine dhe ndali hapat.'Megjithëse rrjeta i rëndonte, u kthye dhe hyri brendà. Shitësi, i gjatë, i hollë, me zërin e trashë gurgullues

që i ngjante shumë të folurit në radio, si zakonisht nuk pushonte së foluri, ndërsa u shërbente klientëve. Kishte katër-pesë burra dhe po aq gra që pritnin radhën, dhe Silva u bë gati të dilte, por shitësi, që e vuri re, i tha:

— Molle si këto rrallëherë dalin. Rrini të merrni.

— Jam pak vonë, — tha Silva.

— Më dëgjoni mua, — nguli këmbë ai.

Silva uli rrjetën përtokë dhe zuri vend në radhën e grave. Në të vërtetë ajo e dëgjonte përherë shitësin e mollëve, i cili, ash tu sic mund ta lavdërorite mallin kur e kishte të mire, si sot, po ashtu mund të thoshte" për 'të: «Sot mollet s'janë gjë, mos i merrni më mire.»

Shitësi po i peshonte mollet një burri të veshür me shumë sqimë.

— Të lutem, a mund ta heqësh atë mollën atjë? S'më pëlqen ngjyra e saj, — tha burri, duke treguar me gisht peshoren.

— Cilën, — pyeti shitësi, — këtë?

— Jo, tjetrën. Ah, pikërisht atë. Falemnderit. Prit, hiqmë, të lutem, edhe këtë.

Në grumbullin e njerëzve u dëgjua një murmurimë e mbytur.

— Më fami, — tha burri, duke iu drejtuar njerëzve, — po jam një çikë merak, mos ma vini ré.

Shitësi po i zbrazte mollet në rrjetë. —

— Si vete kinezçja? — e pyeti ai, duke kërkuar në sirtar për t'i kthyer mbetjen.

— Si? — ia bëri bleresi, duke hapur sytë.

— Të pyeta për kinezçen, — tha shitësi, — si vete.

— Ç'janë këto pyetje? — tha tjetri, duke e pare me qortim, sikur t'i thoshte: këtu e gjete të më bësh një.pyetje të tillë dhe pikërisht sot?

— Më duket se i vate dem kinezçja që ka mësuar, — tha shitësi, kur tjetri kapërceu pragun e dyqanit. — Banon këtu.afër, është nga. ata borgjezët e vjetër, por të urtësuar, — vazhdoi të shpjegonte ai, duke i peshuar mollet një gruaje. — Ka qenë përkthyes i rusishtes, .që e. pati mësuar në burg. Kur u prishëm atëherë me rusët, e

la rusishten dhe iu fut kinezçes, dhe do ti, për dy vjet i doli materie. Mirëpo ç'e do! Me sa po shohim, e pati puna me kinezët, kështu që dhe kinezçja s'do t'i hyjë shumë në punë.

— Eh, këta dreqër, edhe gjuhën e qukapikëve janë gati të mësojnë, veç t'ua dojë interesi, — tha një plak i ngjirur.

— Ja, kështu, — vazhdoi shitësi, — merret burri i botes me një djallo gjuhë kaq vjet dhe i vete dëm. Me siguri i vjen të pëlcasë, apo jo?

— Epo ashtu është, po t'i bësh punët me hilera, — tha plaku i ngjirur. — Ç'i duhej atij kinezçja?

— Po ja, kujtonte se ç'përkthime do të bëheshin, — ndërhyri një djalë i ri.

— Epo mire ç'iu bë, atëherë, — tha plaku.

Dy a tre vetë qeshën.

— Nuk e di të tjerët, po une vetë e kam pasur gjithmonë zemrën të ftohtë për këta kinezët, — tha plaku i ngjirur. — Partine e dëgjonim që na porosiste për të ruajtur miqësinë me ta, po zemra, ama, s'më ngrohej që s'më ngrohej. Mbase e kam gabim, ë?

— S'e ke hiç gabim, — u hodh një burrë i shkurtër. — Miqësia me ta s'ishte si miqësia me sovjetikët. Ndryshe ishte ajo, më e thellë, më e vërtetë.

— Ndaj dhe s'na sëmbon hiç në zemër që po prishemi, — tha plaku.

Shitësi po hidhte mollet në rrjetën e Silvës dhe ajo i zgjati paret. Ishte duke dalë kur ndjeu zërin e plakut të ngjirur, që tha diçka, por ajo s'i dalloi dot fjalët, vetëm dëgjoi të qeshurën e njerëzve.

Sa çudi, tha me vete. Bisedohej fare hapur, në dyqanin e mollëve, midis njerëzve pothuajse të panjohur me njëri-tjetrin. Sa ndryshe kishte qenë atëherë. S* e rende qe gjithçka. Sa dimërore. Silva shpejtoi hapat. Është më mire kështu, tha ajo me vete. Një gjakftohtësi e tillë! Pa dyshim që është shumë më mire kështu, përsëriti pas pak.

# III

Në mbasditen e po asaj dite, duke hapur derën e apartementit, ku zilja kishte një cope herë që binte me këmbëngulje, buzëqeshja me të eilen Silva bëhej gati të priste mysafirët e pare, i mbeti në buzë. Në vend të mysafirëve ajo pa një burrë që mbante në krahë një fuçi të rende, sipër së cilës dilnin degët e një limoni.

— Familja Gjergj Dibra? — pyeti burri.

— Po, — tha Silva akoma e hutuar. j*j Ah, keni sjellë këtë limonin për ne?

— Na e keni porositur, apo jo?

Pa e bërë të gjatë, njeriu hyri brenda në korridor.

— Ku do ta vendosni? — pyeti ai me njëfarë padurimi. Dukej menjëherë që fuçia ishte e rende.

— Kujdes, — tha Silva, — këndej, ju lutem, — dhe hapi derën e njërës prej dhomave.

Njeriu kaloi me hapa të rende mes për mes dhomës për të dalë në ballkon, derën e së cilës Silva porsa e kishte hapur.

— Vendoseni si të mundni, — tha ajo, — më vonë do ta rregullojmë.

Njeriu e uli fucine, drejtoi trupin dhe psherëtiu.

Në korridor po binte telefoni dhe s'kishte asnjeri që ta ngrinte. Uh, ia bëri me vete ajo, edhe ky limon na duhej të vinte sot.

— Një herë në tre muaj duhet ta spërkatni kundër parazitëve. Një herë në gjashtë muaj t'i ndërroni dheun, — nisi të fliste njeriu, me një zë monoton. — Veç kësaj, në raste ngricash duhet ta mbuloni me plastmas, ndryshe mund të thahet brenda një nate.

Silva dëgjonte pa e pasur mendjen aty. Kishin mbetur akoma pa u përgatitur sallata, pa u prerë copat e rostos dhe dhjetëra gjëra të tjera të vogla, kurse mysafirët mund të vinin nga çasti në çast. Veç kësaj i duhej të vishte një fustan tjetër për darken dhe të bënte pak tualet.

Ajo bëri një shenjë padurimi, të cilën ai, sic duket, e kapi, sepse i tha:

— Na falni, se mbase erdhëm në një kohë të papërshtatshme.

-,S'ka gjë! — tha Silva. - S'ka gjë.

Asaj papritur i erdhi turp nga vet ja; njeriu e kishte ngritur në krahë për ta ngjitur gjer në katin e trete një fuçi aq të rende, kurse ajo bëhej nervoze me të.

— Urdhëroni të merrni diçka, — tha ajo në korridor, e pushtuar befas nga një ndjënjë faji.

— Jo, falemnderit.

— Ju lutem, — ia bëri ajo, — mos ma prishni, sot kam datëlindjen e vajzës.

— Epo mire, atëherë, — tha ai.

Silva rrëmbeu njërën nga shishet e rakisë të bëra gati për darken dhe i shtiu në një gotë.

— Gëzuar! Edhe njëqind!

— Ju falem nderit.

Kur dera u mbyll pas shpinës së të panjohurit, Silva u kthye te tryeza e shtruar, deshi të rregullonte diçka në të, por nuk bëri asgjë, veç vështroi një copë herë pjatat dhe gotat, që rrézëllinin ftohtë. Zilja e derës e nxori nga mpirja, por këtë herë e njohu dorën e së bijës.

— Brikena, ç'u bëre? — i tha.

— Po kishte shumë njerëz në dyqan, marna, — tha vajza, duke nxjerrë nga çanta shishet me ujë minerai. —Të keqen marni, a mund ta bësh ti sallatën dhe ta presësh roston, sa të bëj une një dush dhe të ndërrohem? Më duket se mbaj erë gjellë.

— Mire, marna.

Ndërsa zhvishej në banjë, asaj iu duk se ishte mbushur pak më tepër se ç'duhet në ijet dhe një copë herë qëndroi mendueshëm përpara pasqyrës, sikur të harronte perse gjendej atje. Pastaj, që nga korridori erdhi tingulli i ziles së telefonit dhe Silva, sikur të përmendej nga gjumi, ngriti dorezën e dushit.

Ajo e bëri dushin shpejt e shpejt, e munduar nga ideja se mysafirët mund të mbërrinin në çdo minute. Meqenëse, me përjashtim të dy mësueseve të Brikenës, të gjithë ishin njerëz të afërt, nuk kishte caktuar orën dhe tani po pendohej për këtë.

Në dhomën e gjumit Silva qëndroi një copë herë para dollapit, pa vendosur cilin fustan të vishte. Pastaj ndjeu ftohtë dhe, pa e zgjatur më, veshi me shpejtësi një fustan ngjyrë lila, që Gjergji e pëlqente veçanërisht. Fustani i rrinte njëlloj si më pare dhe kjo do të thoshte se dyshimi që ishte shëndoshur më shumë se ç'duhej, ishte i kotë. Une nuk e kuptoj shqetësimin tend për linjën e trupit, i thoshte herë pas here Gjergji. Ti je në atë mo-

shë që quhet mosha e lulëzimit të piote të gruas (Silva e dinte se ai ishte tepër i kujdesshëm për të përdorur fjalën «lulëzim»- në vend të fjalës «pjekuri», gjë për të cilën ajo fshehtazi e falënderonte). Mbase une kam shije disi të kapërcyer, por sidoqoftë nuk e kuptoj dot se si një g rua në lulëzim të jetë si shkarpë.

Silva buzëqeshi me vete përpara pasqyrës. Ajo e ndjeu se fustani që veshi e ndau menjëherë ditën më dysh. Kështu ndodhte gjithmonë në raste të tilla, në ditëlindje apo festa të tjera. Dukej sikur rrëmuja e përgatitjeve s'do të merrte fund, por vinte papritur një çast kur dita e telasheve ndahej prerazi nga dita festive. Ndërsa kopsiste jakën e fustanit, Silva e ndjeu se ky çast kishte ardhur.

Me krehrin në dore ajo s'u mendua gjatë për modelai e flokëve. Bëri një krehje që i pëlqente Gjergjit, megjithëse ai ishte larg. Por ndoshta pikërisht ngaqë ai ishte larg dhe në udhëtim, ajo i krehu flokët ashtu sic i pëlqenin atij.

v*r Marni, sa e bukur je bërë, — i tha Brikena, kur ajo doli në korridor.

Silva i buzëqeshi së bijës, i hodhi një sy tryezës që tani iu duk si diçka që s'kishte shumë lidhje me të dhe, pa e ditur as vetë pse, u vërtit një copë herë nëpër apartament. Asaj i pëlqente gjithmonë që në orën përpara ardhjes së miqve të ulej në ndonjë nga ndenjëset, në pritje. Mirëpo gabimi që kishte bërë që nuk u kishte thënë orën e ardhjes, po ia prishte tani këtë kënaqësi.

*-n* Marna, e preva edhe roston, do ta shikosh? — u dëgjua zëri i së bijës nga kuzhina.

Silva ishte ulur më në fund në njërin nga kolltukët e dhomës së ndenjjes, me sy gjysmë të mbyllur. Dita kishte qenë vërtet tepër e lodhshme, sepse këtë herë, ndryshe nga herët e tjera, ajo nuk kishte pasur ndihmën e Gjergjit. Sa mire që bëra banjën, mendoi. Drita e mbasdites së tetorit binte e përkorët mbi raftet e bibliotekës, ku statujat e vogla të vendosura pranë librave, të gjitha kujtime të kohës kur ajo punonte në ekspeditën arkeo^

logjike, merrnin në këtë orë, para renies së muzgut, një pamje misterioze.

Te dera e dTiomës, e hollë dhe e gjatë për trembëdhjetë vjeçët e saj, u vizatua Brikena.

— Marni, gjithçka është gati. Ti mos u shqetëso më.

— Falemnderit, Brikena. Ulu tani edhe ti.

Vajza u ul përballë saj.

— Ku mund të jetë tani babi? — tha ajo.

Silva ngriti supet.

— Në qiell, mbi ndonjë shkretëtirë, ose në ndonjë aéroport duke pritur avionin tjetër.

Vajza u mat të pyeste diçka tjetër, por në atë kohë ra zilja.

— Erdhën, — tha Silva, — shko, Brikena, ta hapësh derën.

Pa lëvizur nga vendi, ajo priti rrëmujën e zakonshme në korridor, të shkaktuar sidomos prej fëmijëve, por prej andej s'po vinte asgjë e tillë.

— Marna, — tha Brikena te pragu i derës, — të kërkon një burrë.

. - Kush?

— Nuk e di.

Kur Silva u ngrit, për habinë e saj, iu duk se në sytë e së bijës kapi vetëtimthi një hije pakënaqësie. Sytë e vajzës rrëshqitën anash porsa takuan sytë e s'ëmës. Ah, ja sepse, mendoi Silva, kur hodhi sytë në korridor. Te dera gjysmë e hapur ajo pa Arianin, me të cilin punonin bashkë në ministri. Veshur me një kostum të bukur, që e tregonte edhe më të gjatë, ai kishte qëndruar te pragu, as jashtë, as brenda, në pritje.

Që kur Brikena merrte të drejtën të nervozohej për të njohurit e saj, mendoi Silva me njëfarë acarimi të përzier me shqetësim. Ishte hera e pare që ndodhte një gjë e tillë.

— Më fai, Silva, që erdha kështu pa lajmëruar, — tha i porsaardhuri, — por une erdha vetëm për një minute. Më fai.

— S'ka gjë, Arian, hyr brenda.

Vetëm kur ai hyri, Silva vuri re se në dore mbante një tufë lulesh. Ndoshta Brikena qe acaruar pikërisht prej tyre, mendoi ajo për një sekondë, duke e përligjur disi të bijën.

— Desha të të sjell këto Iule. Vetëm kaq, — tha ai dhe zgjati tufën.

— Për mua? — pyeti ajo pak e habitur.

— Sigurisht, — ia bëri ai dhe buzëqeshi sikur të thoshte: për kë tjetër?

Silva vështroi me ca sy të zbrazët herë lulet, herë njeriun që i mbante ato. Një copë herë dora e tij mbeti e nderur, pastaj asaj iu duk se befas pesha e luleve në dorën e tij u qindfishua, u mijëfishua, dhe ajo zgjati dorën si për të shpëtuar tjetrin nga katastrofa.

— Dëgjo, Arian, — tha ajo, duke vështruar lulet që u bënë prapë të lehta në dorën e saj. — Ty s'duhet të të lindin iluzione ngaqë une tregohem e kulturuar dhe i pranoj lulet e tua. Nganjëherë njeriu s'di ç'të bëjë, — vazhdoi ajo me zë të ulët, sikur fliste me vete. — Ti ndoshta mendon se une sillem kështu me ty ngaqë lëkundem për të pranuar ose jo ndjenjën tende? Jo, Arian, une nuk lëkundem aspak. Ti ndoshta mendon se, ngaqë une nuk i kam treguar tim shoqi për ty, ti mund të kesh akoma shpresë?

Ai i dëgjonte fjalët e saj pa ia hequr sytë. Ishin të dy në korridorin e ngushtë ku nga çasti në çast mund fia behnin të ftuarit.

— Jo, Silva, — tha më në fund. — Perse të gjitha këto? Une thjesht të solla një tufë Iule.

— Thjesht një tufë Iule?

— Silva, une s'kam asnjë mendim se ti lëkundesh për mua, asnjë shpresë. Dhe, me sa duket, pikërisht sepse je e tillë une... të pëlqej. — Ai u gëlltit me vështirësi. — Madje, në do ta dish, ndoshta do të ishte më mire që ti të silleshe me mua me ashpërsi dhe vulgaritet, fi tregoje burrit... në mënyrë që të më çlirojé edhe mua vetë prej ndjenjës sime.

— Mund ta bëj edhe këtë, — tha Silva. — Megjithëse

është kund ër natyrës sirne, mund ta bëj edhe këtë, në qoftë se është e nevojshme. Është e vetrnja f li që mund të bëj për ty.

— E pse? — ia bëri ai me gjysmë zëri. Sytë e tij, gjer atëherë të ndriçuar prerazi, u mbushën gjithë pikëllim, si të një djali të vogël.

Befas asaj i erdhi keq për të. Zgjati dorën dhe i shkundi flokët në një mënyrë që u habit edhe vetë.

— Ik, Arian, — i tha me një zë të bute, — s'ka nevojë kështu.^Është më mire pa drame.

Ajo ngriu në. çast brenda vetvetes. Ishte hera e dytë që;.gjatë kësaj dite përsëriste fjalë të Anes.

— Më fai edhe një herë, Silva, — tha ai me një zë të pasigurt. — S'besoj se gjer më sot është pritur kështu ndonjë njeri që vjen të urojë për ditëlindje.

Silva. nük arriti të hapté as gojën, se ai kishte mbyllur derën pas vêtes dhe për ca sekonda u dëgjuan hapât e tij, që zbriste me rrëmbim shkallët.

Budallë, tha ajo me vete, duke e ndier se po skuqëj-nga turpi, po pse- s'the që në fillim, or budàllë. Megjithëse ajo, sikur ta parandiente keqkuptimin, e kishte pyetur për se ishin Met dhe ai e kishte saktësuar se nuk ishin aspak për ditëlindjen ê vajzës..Uh, sa tiiaf, ia bëri Silva me vetë dhe kafshöi buzën. Megjithatë sjellja e tij ishte krejt e një te marri; hë fund të fundit s'ishte normale që njeriu të sill te Iule për ditëlindjen e vajzës dhe nëçastin e fundit fia dhuronte ato nënës. Dhe sa keq që ishte bërë ajo... pëshpërimë e gjatë në korridor. Brikena kishte të drejtë plotësisht të mendonte diçka jo të mire.'Duhej sqaruar njëfarësoj, madje qysh tani. Edhe kjo i duhej tani, pas një dite aq të lodhshme. " •

• Me tufën e luleve akomà në dore, Silva u drejtua për në kuzhinë, ku ishte vajza, por në atë çast ndjeu se nga tufa e luleve diçka ra në tokë. Ja tani edhe Ana Karenina, tha me vete, kür pa se ajo ishte një pusullë. U përkul, e ngriti dhe lexoi ç'ishte shkruar në të: -«Sil-

vës për ditëlindjen e saj nga i pandryshueshmi Arian».

Ky ishte vërtet kulmi.

— Brikena, — thirri ajo gëzueshëm, duke hyrë në kuzhinë me lulet në njërën dore dhe pusullën në tjetrën. — Brikena, shiko ç'budalla. Lexoje këtë pusullë.

Vajza, fytyra e së cilës ruante të gjitha gjurmët e mërzisë, zgjati kokën te pusulla. Ajo buzëqeshi por me një buzëqeshje të përmbajtur.

— E shikon ç'hutaq? — vazhdoi Silva me gjallëri. — Ka kujtuar se kam une ditëlindjen dhe ka sjellë Iule. Kam pare hutaqë, por jo gjer në këtë shkallë. Ka dëgjuar, sic duket, sot në zyrë, që kam përmendur në telefon fjalën «ditëlindje» dhe s'e ka vrarë mendjen për ç'ditëlindje bëhet fjalë. Kalama.

Ndërsa fliste, Silva vuri re se vajza, në vend që të qeshte me të madhe nga gjithë kjo ngatërresë, buzëqeshte si edhe më pare, në mënyrë të përmbajtur. Atëherë Silva e kuptoi se po fliste pak si tepër, sic bëjnë zakonisht njerëzit që i mundon një ndjenjë pasigurie. Ajo ishte gati të zemërohej me Brikenën që po bëhej shkaktare e trazimit të saj, por iu kujtua pëshpërima e gjatë e papërligjur në korridor, dhe në njëfarë shkallë i dha të drejtë. Ndoshta do të.më duhet fia them si është puna, mendoi. Në fund të fundit, një vajzë trembëdhjetêvjeçare mund të kuptojë se nëna e saj s'ka ndonjë faj në qoftë se dikush e pëlqen.

Silva e ndërpreu të folurën dhe, duke ndërruar tonin e zërit, i dha Brikenës disa porosi të vogla në lidhje me tryezën e shtruar, të cilat i harroi vetë sakaq. Ajo doli për disa caste në korridor dhe, kur u kthye prapë, vuri re se fytyra e së bijës ishte më e çelur. Vetëm tufën e luleve të vendosur te parvazi i dritares ajo e shikonte me një mënyrë, që Silvës iu duk armiqësore.

Ra zilja e derës dhe këtë herë ishin vërtet të ftuarit. Ishin nëna e Silvës dhe i vëllai me të shoqen. Fjalëpak zakonisht, pas vdekjes së Anes nëna qe bërë krejtësisht e heshtur. Mund të rrinte me orë të tëra në një darkë apo gosti pa e hapur fare gojën, por njëkohësisht

pa bezdisur askënd me pikëllimin e vet. Ndryshe nga e zakonshmja, në zïnë e saj kishte diçka gri, që dukej e durueshme lehtë, por që në të vërtetë ishte tepër e gjerë, sepse shtrihej në një mënyrë të njëtrajtshme në të gjitha ditët e saj. Nganjëherë, tek e shikonte ashtu të ëmën. Silva mendon te se vetëm një zi e tillë mund të mbahej për Anën.

Nëna e puthi Brikenën, i la një pako në duar, pastaj takoi Silvën, dhe, pa thënë asgjë, shkoi e u ul në kolltukun ku rrinte zakonisht në dhomën e ndenjjes.

— Silva, a mund të të ndihmoj për ndonjë gjë, — i tha nusja e vëllait.

— Jo, falemnderit, — tha Silva. — I kemi bërë të gjitha gati me Brikenën.

Ata u ulën burrë e grua në kanape dhe Silva zuri vend në një ndenjëse përballë tyre.

— Jashtë është shumë ftohtë, — tha gruaja e vëllait.

— Vërtet? — ia bëri Silva dhe u ngrit t'i hidhte edhe një dru tjetër sobës me qeramikë.

— Gjergji kur u nis? — pyeti vëllai i Silvës.

— Para katër ditësh.

— Sa keq i qëlloi, — tha e shoqja e tij.

— Ç't'i bësh? — tha Silva. Ajo e din te që të gjithë të ftuarit, me përjashtim të nënës, do ta thoshin këtë.

Zilja e derës ra përsëri. Ishin dy mësueset e Brikenës me fëmijët e tyre dhe me paketat e dhuratave në duar. Ndërsa hiqnin palltot në korridor, ata i vazhduan pyetjet për nisjen e Gjergjit, si edhe keqardhjen që s'ndenji dot në ditëlindjen e vajzës. Nuk arritën të zinin vend, kur ra zilja prapë, po këtë herë në mënyrë të druajtur.

— Brikena, kush është? — pyeti Silva, kur pa se korridori mbeti i qetë.

— Veriana, — u përgjigj Brikena që andej.

Silva brofi në këmbë. Në korridor, me faqet të skuqura nga të ftohtët e brishtë, krejt e ngjashme me Anën, Veriana po hiqte mushamanë.

Silva e përqafoi me dhimbsuri mbesën e vetme,

— Teta Silva, babin do ta fami se s'mund të vinte dot, — tha vajza. .-. -•

— Ah,- sa keq! Po ti vetëm erdhe?

— Po. Me autobus.

Silva e mori për dore dhe e futi në dhomën e ndenjjes.

— Mirëmbrëma! — përshëndeti vajza.

*m* Sytë e të gjithëve e shikuan me një kureshtje të përzier me mallëngjim.

— Sa i ngjet së shkretës Anë,.— tha njëra nga grate.

Veriana shkoi drejt e te gjyshja, që i beri vend në kolltukun e saj dhe nisi t'i'përkëdhelte flokët butësisht.

Silva u shkëput nga mysafirët dhe hyri te dhoma e Brikenës, por e harroi sakaq perse vajti atje. Ç'kam kështu sot? tha me vete. lu afrua dritares dhe vështroi përjashta njerëzit që shpejtonin në rrugë. Dritat e vitrinave s'ishin ndezur akoma. Asaj iu kujtua biseda për kinezçen te dyqani i mollëve dhe buzëqeshi me vete. Një copë herë qëndroi e mbështetur te pezuli î dritares, pa menduar asgjë, gjersa u kujtua se i kishte lënë mysaf irët vetëm dhe gati sa nuk u tmerrua nga kjo, por, duke u afruar te dera e korridorit, vuri re se në dhomën e ndenjjes kishte krisur muhabeti dhe askush nuk e kishte vene re mungesën e saj. Me hapa të lehtc njo u afrua te dera e xhamtë e ballkonit, pas së cilës muzgu po binte me shpejtësi. Fuçia me limonin, që i panjohuri .kishte sjellë nga kushedi ç'fidanishte, ishte aty, në mbrëmjen e saj. të pare, në një ballkon të huaj për të. Zilja e derës e shkëputi Silvën përfundimisht nga mendimet. Ishin rentrât e Gjergjit, «grigja», sic i quante ai të katër motrat e tij, tri prej të cilave ishin të martuaia, kurse e katërta studionte për mjekësi.

Korridori u mbush me zëra, lëvizje krahësh që hiqnin palltot dhe me rrëmujën e kalamajve me paketat e dhuratave në duar.

*-r-* Uh, sa ftohtë është përjashta! — thoshte njëra nga motrat.

— Vërtet?

— Temperatura ka rënë paprìtur. Po këtu te ju është ngrohtë.

_ Sa keq që s'u ndodh Gjergji! Nuk mund ta shtynte?

___Kurrsesi, — u përgjigj Silva. — S'ishte në dorën e tij.

— Është e kuptueshme, — tha motra më e re, — pastaj, me ç'tregojnë bathët, punët me Kinën janë në një pikë të tillë që...

— Urdhëroni këndej, — tha Silva, duke treguar derën e dhomës së ndenjjes.

Në apartament u bë papritur ngushtë dhe gëzueshëm. Duke kaluar nëpër korridor, Silva gati sa s'ia shkreDi të qeshurit, kur pa gardërobën me palltot e vena njëra mbi tietrën. Ajo mori ca xhakavento fëmijësh, që dukej sikur rrinin kaliboc mbi palltot dhe pardësytë e të mëdhenjve dhe i vuri mbi një divan te dhoma e_vajzës.

Pastaj u kthve në kuzhinë nër t'i hedhur një sy tryezës. që me rrezëllimin e ftohtë të luqëve dhe gotave dukei sikur s'kishte ndom'ë lidhje me zallahinë që po mbushte anartamentin. Ndërkaa nga dhoma e ndenjjes. nëpër korridor. te dhoma e Brikenës, kalamajtë më të vegjël kishin krijuar itinerarin e pare të vrapimit të tyre të kotë pas njëri-tjetrit. Në dhomën e ndenjjes muhabeti kishte krisur në një mënyrë të tillë. saqë s'kishte asnië rrezik mërzitjeje.

Silvën e thirrën në telefon dhe ajo u ngrit.

— Mama, kur do t'i ftojmë mysafirët në tryezë? — pyeti Brikena në korridor.

— Ja, tani, Brikena.

Në të vërtetë Silva e ndiente se i mposhtte me vështirësi rastet e hutimit që i shkaktonte mungesa e Gjergiit. Kur ishte ai. giithçka ishte e sigurt dhe ajo nuk ngatërrohej në asgjë. Kurse këte herë e kishte pasur aq vështirë.

— Ke të drejtë, — i tha ajo vajzës dhe i hodhi një

sy të fundit tryezës. Çdo gjë ishte në rregull. — Ftoji mysafirët në tryezë, Brikena.

— Më vjen zor, marna. Ftoji ti.

Te dera e dhomës së ndenjjes, ndërsa kalamajtë i kalonin nëpër këmbë duke i ngatërruar me duar fustanin, Silva tha me zë të përmbajtur:

— Epo, urdhëroni tani.

Zënia vend në tryezë ishte një histori e tërë, kur Silva, në vend që të kishte rolin kryesor, u tërhoq mënjanë, me shpresën se gjithçka do të rregullohej vetë. Dhe vërtet çdo gjë u rregullua për bukuri, me përjashtim të kalamajve, për të cilët nuk mjaftonin vendet dhe që, veç kësaj, që në sekondat e para thyen dy gota.

Njërës prej motrave të Gjergjit i ra ndër mend të shtronin një tryezë veç për kalamajtë, dhe kjo ishte e vetmja rrugë e shpëtimit. Tryeza, në rregullimin e së cilës morën pjesë shumica e grave të ftuara, u vendos në dhomën e Brikenës.

— Ç'Jule të bukura! Perse i keni lënë mënjanë?

Silva me të bijën këmbyen një shikim të shpejtë.

. — Epo, mire se erdhët! — tha më në fund Silva, kur iu duk se mysafirët pak a shumë u rregulluan nëpër vende.

Kur pas urimeve të para u dëgjua më në fund zhurma e shtruar e thikave dhe e pirunëve, gjë që tregonte se idarka kishte filluar vërtet, Silva psherëtiu e lehtë«uar. - — ^

Si në çdo darkë të gjerë, biseda filloi të bëhej e ndryshme, në pjesët e ndryshme të tryezës. Herë-herë ajo unifikohej, për t'u conëtuar përsëri. Në atë anë ku Ishin ulur vëllai i Silvës, morra e vogël e Gjergjit dhe dy nga kunetërit po flitej për Kinën. Dalngadalë biseda për Kinën, duke e shtyrë bisedën për festivalin kinematografik, që porsa (kishte përfunduar, dhe që për njërën nga kunatat e Silvës ishte një gjë po aq e mrekullueshme, sa ç'ishte fare pa vlerë për kunatën tjetër, u shtri krejtësisht **mbi** gjithë tryezën e darkës. Kunetërit e Silvës, **si** edhe vëllai **i** saj, ishin të gjithë anêtarë

partie dhe, veç kësaj, me sa dukej, nuk kishte asnjë udhëzim për të ruajtur sekiete lidhur me marrëdhëniet **me** Kinën.

— E keni vene re se si është ulur rangu **i** delegacioneve gjatë gjithë kësaj vjeshte? — tha vëllai **i** Silvës. — E kam ndjekur me vëmendje kohët e fundit këtë gjë **në** shtyp, ku flitet për gjithfarë delegacionesh, **të kryesuara** që të gjitha nga zëvendës të ndryshëm: zëvendësmiriistra, •zëvendësshefa, zëvendëskryetarë komunash.

— Ishte pardje në gazetë një delegacion i onkestrave popullore të rajoneve të Kinës Juglindore, — tha studentja e mjekësisë duke qeshur.

— E nga kush kryesohej? — pyeti vëllai i Silvës. — Nuk e vure're nga kush kryesohej?

— Jo, — u përgjigj ajo, — nuk u emenda **të mbaj** mend budallallëqe.

— Po ta them une, — tha vëllai i Silvës, — **sepse «** vura re një gjë të tillë. Delegacioni kryesohej **nga zëvendëskryeredaktori** i redaksisë së përgjithshme të **administrates** qendrore të Radio-Përhapjes.

Qeshën të gjithë dhe Silva, përmes së qeshurës, tha:

— Më duket se ti, Sajmir, e tepron ca.

— Aspak, — tha ai. — Të betohem, Silva, **që** është krejtësisht kështu sic thashë.

— Edhe midis zyrtarëve tanë kam **vene** re **që kanë** dalë gjithfarë zëvendësash, që s'i kemi dëgjuar ndonjëherë, për të pritur zëvendësit e tyre, — tha njëri **nga** kunetërit e Silvës.

— Po ajo është e natyrshme, — u hodh kunati tjetër. — Po erdhi zëvendësi, do dalë ta presë zëvendësi.

— S'është aq e lehtë të gjendet se kush **mund** ta presë një delegacion kinez, — tha vëllai i Silvës. — **Më** tregoi një shok që punon në Ministrine e Jashtme, se ç'telashe patën para ca kohe me një delegacion **të** fabrikave që merren me prodhimin e distingtivave **me fytyrën** e Mao Ce Dunit. E vranë mendjen **dite me radhë** për të gjetur se ç'funksionar duhej ta priste delegacionin dhe, meqenëse nuk u gjet ndonjë zgjidhje më e **mi-**

rë, u caktua për ta pritur zëvendësdrejtori i uzinës së hekur-nikelit.

Në tryezë piasi gazi.

— Po prisni, — tha vëllai i Silvës, — puna nuk mbaroi me kaq. Kinezët u acaruan dhe u thanë shokëve tane se prodhimi i distingtivave të Mao Ce Dunit s'është diçka krejt teknike, domethënë diçka materiale, si hekur-nikeli, por një gjë më e lartë. Shokët tane e vranë përsëri mendjen dhe, në pamundësi për të gjetur ndonjë institution tjetër më të ngjashëm, vendosën që darken e përcjelljes ta jepte nëndrejtori i Bankës së Shtetit, që merret me shtypjen e monedhës.

Në tryezë piasi përsëri gazi.

— Dhe kinezët nuk u fyen? — tha studèntja e mjeKësisë. — Nuk i dhanë ndonjë kuptim simbolik kësaj gjetjeje: fytyra e Mao Ce Dunit, monedha...

-, ; — S'e di, — tha vëllai i Silvës. — Ndoshta janë fyer Nuk e kam takuar më atë shokun e ministrisë.

Silva, e lumtur që tryeza ishte gjithë gjallëri, u lehtësua përfundimisht. Darka qysh tani mund të quhej plotësisht e suksesshme.

— Akoma më komike janë formulimet që jep kohët e fundit shtypi kinez për ndonjë pritje, apo banket midis dy palëve, — vazhdoi vëllai i Silvës. — Nuk shkruajnë më «pritja kaloi në një atmosfere miqësore», por «gjatë pritjes delegatët e të dy palëve i buzëqeshën njëri-tjetrit».

Mbi tryezë kaloi një vale e re të qeshuri.

— Por ndërkaq vaporët e tyre lëvizin gjithmonë e më ngadalë drejt Durrësit, — tha një nga kunetërit e Silvës, që nuk kishte folur gjer atëherë. — Në hidrocentralin e Fierzës nuk kanë mbërritur një pjesë e makinerive. si dhe turbinât. Po ashtu në Metalurgjikun e Elbasanit.

: -r Për të të plasur shpirtin me zvarritje kinezët janë të vetmit, — tha studèntja e mjekësisë, — atje ku bëj une stazhin, janë nja tre kinezë që merren me pajisjen e një. laboratori. Veç të mos kesh punë me ta.

— E gjithë kjo zvarritje nuk bëhet kot, ka një qëllim të studiuar.

— Natyrisht.

Silvës i erdhi ndër mend historia e këmbës së shkelur të kinezit dhe u mat ta tregonte, por u përmbajt në çast ngaqë biseda po merrte një ngjyrë serioze. Dikush thoshte se vërtet marrëdhëniet me Kinën kishin një fare acarimi kohët e fundit, por s'duhej harruar se e rijëjta gjë kishte ndodhur gjatë revolucionit kulturor. Mundet që edhe tani kjo të ishte diçka e përkohshme dhe rete e zeza të kalonin përsëri. Tjetri i përgjigjej se këtë herë çështja ishte më serioze dhe kriza nuk do të kapërcehej kaq lehtë. Ndërkaq i pari i kujtonte se, ndryshe nga marrëdhëniet, me sovjetikët, që u tronditën njëherë e përgjithmonë, marrëdhëniet me Kinën të tilla kanë qenë përherë, plot rezerva, kështu që edhe kriza e fundit s'ishte ndonjë çudi. Në të vërtetë, marrëdhënie të tilla, që duket sikur do të prishen nga çasti në çast, qëllojnë që janë nga më të qëndrueshmet, shtoi ai. Sikur s'më besohet, u përgjigj tjetri.

— Të jetë për mua. sikur një orë e më pare të shkëputeshim nga ata kinezët, mire do të bënim, — tha motra e vogël e Gjergjit. — Më janë mërzitur ato fytyrat e tyre hipokrite.

— S'është punë fytyrash, — tha vëllai i Silvës.

— Edhe fytyrat lozin roi, — ia priti ajo.

— Thonë se të gjitha këto ndodhën ngaqë Mao Ce Duni është sëmurë rende, — tha njëra nga motrat e Gjergjit.

— Edhe për sërnundjen e tij ka vite që flitet.

— Bile është folur disa herë se Mao Ce Duni ka kohë që ka vdekur dhe e gjithë kjo s'është gjë tjetër. veçse lufta për pushtet që bëjnë dy sositë e tij, — tha vëllai i Silvës.

— Çdo gjë mund të ndodhë atje. Vend i mistereve.

Silva u ngrit për të servirur ëmbëlsirën. Kur ajo, e ndihmuar nga Brikena, solli tortën me molle bashkë me pjatat e vogla, biseda në tryezë kishte ndërruar.

— E mrekullueshme, — tha njëra nga kunatat, duke provuar tortën.

Biseda u copëzua përsëri për të mos u njëjësuar më. Pas ëmbëlsirës Silva solli frutat dhe pas tyre vuri mbi stufe xhezvet e kafes. Sa mire që gjithçka kishte shkuar në rregull. Do të donte fia tregonte Gjergjit gjithçka, por befas iu kujtua se s'dinte asnjë adresë ku mund fi drejtohej. Dinte vetëm që ai ndodhej në Kinë dhe asgjë tjetër. Ky mendim e bëri fi shuhej buzëqeshja që nuk i ishte ndarë gjatë gjithë darkës fytyrës së saj.

# IV

Silvës i doli gjumi papritur. Njëherë ajo kujtoi se kishte gdhirë, por pastaj vuri re se dritarja qe ndriçuar prej hënës. Ishte një ndriçim i akullt, i njëtrajtshëm. Brr, sa ftohtë, tha ajo me vete dhe e kuptoi se ishte pikërisht të ftohtët që e kishte zgjuar. Zgjati dorën te komodina, gjeti sustën e abazhurit dhe ndezi dritën. Ora ishte katër e çerek. Disa caste qëndroi pa lëvizur, me sytë në tavanin e dhomës, pa asnjë mendim. Pastaj përsëri ndjeu ftohtë. Xhamat e dhomës kishin zënë avull.

Jashtë duhej të ishte ngricë. Asaj i shkoi mendja te Brikena dhe Veriana që flinin të dyja në dhomën tjetër. Mos valle ishin zbuluar?

U ngrit pa e bërë të gjatë, hodhi një triko krahëve dhe doli me kujdes në korridor. Dera e dhomës së tyre ishte përgjysmë e hapur. Silva e shtyu me kujdes dhe hyri. Nën ndriçimin e kaltëremë që vinte nga jashtë, Silva dalloi flokët e të dyjave, të përziera mbi të njëjtin jastëk. Gjatë natës, sic duket nga të ftohtët, Veriana kishte ikur nga divani ku i kishte shtruar Silva dhe ishte futur në krevatin e Brikenës. Silva buzëqeshi me vete, u afrua dhe, ndërsa ndenji në këmbë të shikonte fytyrat e qeta të vajzave, iu kujtua thënia e nënës se nuk duhet ta vështrosh kurrë njeriun që fie. Ajo u rregulloi mbulesën te supet, pastaj mori një nga kuvertat e lena sipër divanit bosh dhe ua hodhi me kujdes.

Silva doli me hapa të lehtë në korridor, por, në vend që të shkonte në dhomën e gjumit, diçka e shtyu të kthehej e t'i hidhte një sy vendit ku ishte ngrënë darka. Nën dritën e llambës elektrike që iu duk, si zakonisht natën, më e forte, ajo vështroi tryezën, ashtu sic kishte mbetur pas mbarimit të darkës. Pjatancat, pjatat e gotat ishin të gjitha aty, disa të zbrazura, disa akoma jo, ashtu sic i kishin lënë të ftuarit në çastin e fundit, përpara se të shkonin për të pire kafen në dhomën e ndenjjes. Silva vështroi një copë herë tryezën, sikur të përpiqej të suite ndër mend se ku ishin ulur mysafirët. Darka iu duk disi e largët. Megjithëse s'ishte aspak e përgjumur, e ndjeu se s'ishte e aftë të përqendrohej në asgjë. Duke vështruar pjatat dhe gotat, i kujtoheshin copa bisedash të ndërprera prej shakave dhe të qeshurave, që e kishin përshkuar tejembanë atë masë fajance dhe atë qelquri, Pjesa më e madhe e bisedave dhe pikërisht ato ku e qeshura ndoshta ishte herë-herë maska e jashtme e njcfarë preokupimi, ishin bërë për Kinën... S'besoj se acari do të jetë kalimtar, si në revolucionin kulturor. Ndihet menjëherë që tani është tjetër gjë... Kina sidoqoftë është një mister... Doni të kuptoni politi-

kën e Kinës? ka thënë njëherë Çu En Lai. Shkoni në teatrin e Pekinit... Po ai është plot simbole të pazbër-thyeshme, majmunë, gjarpërinj...

Silva nisi të hiqte pjatat e gotat, sikur të donte që bashkë me to të hiqte mbeturinat e atyre bisedave. Për një kohë të shkurtër ajo e zbrazi një pjesë të tryezës. Ki-shin rnbetur vetëm pjatartcat e frutave, ca tavlla ciga-resh dhe shishet boshe të ujit minerai.

Zhurma e njohur e ujit të lavamanit ia lehtësoi disi mendimet. Pa e pasur meridjen në vend, kishte nisur të lante pjatat, por në çast u kujtua se ishte marrëzi që në orën katër e gjysmë pas meshate të merrej me një gjë te tillë dhe hoqi dore prej tyre. U kthye te tryeza, fshiu thërrimet në pjesën e zbrazur të saj, sytë i shkûan te tu-fa e luleve të Arianit, të lena qysh nga mbasditja te pe-zuli i dritares dhe zgjati dorën t'i vinte në tryezë. Mirë-po në çast iu kujtua pakënaqësia e Brikenës dhe la lulet aty ku ishin.

Silva ndjeu ftohtë dhe kopsiti trikon. Xhamat edhe këtu ishin të yeshur ***me*** avull. Jashtë duhet të ketë ngricë, mendoi ajo dhe befas iu kujtuan limoni i sjellë mbasdite bashkë me fjalët e njeriut të fidanishtes: në raste ngricash ta mbuloni, ndryshe mund të thahet bren-da natës. Ideja se mund të dilte në ballkon në këtë të ftohtë iu duk e çmendur, megjithatë, kur shoi drïtën e korridorit dhe u bë gati të hynte në dhomën e gjumit, diçka ia mbajti hapat te pragu i saj. Sidoqoftë diçka mund të bënte. S'ishte ndonjë mundim kushedi çfarë të mbuloje një limon të vogël. Pa e bërë të gjatë, hyri në dhomë, hapi kapakët e sipërm të dollapit të rrobave për të nxjerrë që andej një qese të madhe plastmasi që e mban-te mend sé e kishte vënë atje qysh në verë. Ja ku qen-ka, tha Silva dhe nisi ta tërhiqte, por në atë çast u kuj-tua se qesja prej plastmasi ishte mbushur me gjithfarë gjërash, nga ato që vështirë se hyjnë në punë, por që është e zorshme për njeriun t'i hedhë. E bezdisur pak nga pengesà e paparashikuar', ajo nisi të nxirrte sendet njëra pas tjetrës. Kishte aty fustane dhe bluza të Brike-

nës që tani s'i bënin më, një fustan të gjerë trikotazhi që Silva e kishte mbajtur gjatë kohës së barres, ca ciantella, rrotka mëndafshi dhe shkule lesh deveje ngjyra-ngjyra të tepruara nga kushedi ç'pulovra si dhe vogëlsira të tjera, të gjitha të buta, të këndshme dhe pakëz të harruara, që të zgjonin çuditërisht mallin e jetës.

Silva i zbrazi të gjitha drejt e mbi tapet, për t'i rregulluar të nesërrnen, doli në korridor dhe, para se të hapte derën e ballkonit, hodhi pallton krahëve.

Në ballkon ishte vërtet shumë ftohtë. Ndriçimi i hënës, i qelibartë, i tretur si në një heshtje shkretie, e shtonte edhe më shumë f tomën. Gjethet e limonit iu dukën asaj të magjepsura nga ky ndriçim i dylltë, që përhapte kudo një trullosje të pashpresë. Gati e habitur, ajo ngriti kokën. Ç'ishte ky qiell i frikshëm në lëmimin e tij, që ngjante si i huajtur nga një univers tjetër? Ajo ndjeu drithëtirë në shpirt kur mendoi se Gjergji fluturonte ndoshta tani me avion nëpër atë lëmim të pabesë.

Limoni do të thahej sonte me siguri, po të mos kujtohesha ta mbuloja, mendoi ajo. E vendosi me kujdes plastmasin, duke e futur si një kapuç sipër kurorës së vogël dhe u kënaq që qesja jo vetëm e mbuloi krejt bimën, por edhe një pjesë të fuçisë. Nën letrën plastike limoni u bë i mjegullt, si në gjysmëëndërr.

Ajo u mat të ikte, por diçka përpiqej ta mbante edhe disa caste në ballkon. Ishte maska e dylltë e qiellit, prej joshjes së të cilit mezi u shkëput.

Kur hyri brenda dhe u fut në shtratin që akoma ruante ngrohtësinë e trupit të saj, e ndiente se po dridhej ende jo aq nga të ftohtët, sesa nga ajo zbrazëti e lemerishme. Gjumi s'e zinte që s'e zinte. Përherë e më pa rregull i kujtoheshin fraza të thëna gjatë darkës, hamendjet për marrëdhëniet e ardhshme me Kinën. Doni ta kuptoni Kinën? Shkoni në teatrin e Pekinit... Po ai është plot simbole të llahtarshme, màjmunë, gjarpërinj... Silva u rrotullua në shtrat. Majmunë, gjarpërinj, përsëriti me vete, duke ndier se diçka po përpiqej të qartësohej në kujtesën e saj. Ah, po, ishte diçka që ajo e ki-

shte dëgjuar vite më pare nga goja e një të njohuri të saj, gazetar. Ishte fjala për ca gjarpërinj që, ashtu sic i sheh njeriu në ëndërr përpara një fatkeqësie, ai i kishte pare në kënetën e Butrintit pak kohë para prishjes me sovjetikët. Ti e kupton që une as jam, as kam qenë kurrë bestyd, i kishte thënë ai, por këta gjarpërinj më kujtoheshin vazhdimisht më pas, kur punët me Bashkimin Sovjetik m orën rrokullimën. Mirëpo e di ç'më ndodhi një dite, disa muaj më vonë pas prishjes përfundimtare me sovjetikët? Dhe gazetari i kishte treguar Silvës se si një mbrëmje feste, pikërisht mbrëmjen e festes së pare pas prishjes, kur të gjithë prisnin të shikonin fishekzjarrët e porsambërritur nga Kina, për të cilët kishte dite që f lite j, ai ishte ndodhur në rrugë tamam në kohën kur qielli u mbush prej tyre. Njerëzit kishin ngritur kokat përpjetë të gëzuar e të habitur njëkohësisht për këta fishekzjarrë, që duhet thënë se ishin të ndryshëm nga ata që kishin pare, ca fishekzjarre gjithsesi të huaj, me një ngjyrë verdhame, që lëshonin tek binin ca cijatje ngjethëse, sikur t'i flitnin njëri-tjetrit, ndërsa zbritnin: ç'është kjo tokë, atje, këtu, poshtë... Dhe, sikur të mos mjaftonte kjo, pas ngjyrave të njëpasnjëshme u dukën më në fund fishekzjarrët në forme gjarpërinjsh mistikë kinezë. që vareshin të fundit, bënin valavitje në erë, gjersa shuheshin njëri pas tjetrit mbi kokat tona, duke e lënë qiellin krejt të zi. Njerëzit nisën të thërritnin «Gjarpërinj! Gjarpërinj!» dhe une, me drithmë në zemër, mendova: «ç'është kjo gjë ogurzezë? Përsëri gjarpërinj? Dhe mendo, Silva, ishte festa e pare që bëhej pas gjithë atij acari të paharrueshëm.

E mbështjellë me kuvertë, Silva i solli ndër mend të gjitha këto dhe për kushedi të satën herë, tha me vete: sa mire sikur Gjergji të mos ishte nisur për këtë udhë. Ndër mend i erdhi canta e tij e zezë, brenda së cilës ishte dokumentacioni sekret, për hir të çuarjes së të cilit ata ndodheshin të ndarë këtë natë, njëri në një skaj, tjetri në skajin tjetër të botes. Ç'kishte valle në atë çantë që Gjergji e conte mes për mes qiellit, pa e ditur as

vetë ç'qe ndryrë brenda? Sidoqoftë, sa mire sikur të mos qe nisur, .përsëriti ajo-me: vete-, dhe prapë, të pështjellë bashkë, ndërsa. po e zinte-gjumi, iu rrokullisën nëpër mend fishekzjarrët-gjarpërinj në festen e pare pas pri-shjes me sovjetikët, Sheshi «Skënderbej» i mbushur plot me kinezë (a ishte e mundur që ai mëngjes të ishte aq i afërt, sa t'i përkiste dites që porsa kishte kaluar?) dhe radiografia e këmbës së kinezit, që fluturonte nëpër qiej- - il P

Dy-tri herë i doli gjumi, por ato ishin prapë aty si të lidhura me fi je të padukshme me njëra-tjetrën, në gjysmëterrin e dhomës, pas dritares të së cilës po gdhin-te mëngjesi i vjeshtës,

•*ma* iiëriosî ën nißHißi ëgim äff ludbobn *frf&i **TA** .i.r«t;il «p MfcWîi UJihan RüfeM iisënsiM ***.ïivl*** i«mj ***d?.udm V*** *iU-aip*

*7W,* idßd ë*

os 9rpëfl^

?m .«suri et **ia9**?.rfJif.g ë

.asserii ***»jLlMm*** daiflt-ioqisis ënrioiën ***t****

**-wife** «ëi» ën **'H.ÜVKIBV** ninëd ***Jil***

**-sip** ënël 9 **93Îub** .suoi Js>k**»3l** idnr iixts

-fi9m srtG ?irrnëq-iei§ nëarë^ ïësss-ïn

'îëq *,ìf>'iioz* ***ir.***

## *KAPITULLI I PARE*

Stresi ishte ende në shtrat, kur iu duk se dëgjoi një trokitje te porta: tang, tang, tang. Shtrëngoi faqen fort pas nënkrejses, me shpresë se do ta mbyste trokitjen, por pas pak ajo u përsërit. Kush dreqin troket që pa gdhirë, tha me vete ankueshëm duke hedhur mbulesën. Ndërsa zbriste shkallët, te porta trokitën për herë të tretë, por tani, nga ritmi i goditjes së dorezës metalike, Stresi **e** mori me mend se kush ishte përjashta. Ai hoqi llozin **e** hekurt dhe e hapi portën me një të tërhequr. Pyetjen «ç'dreqin ke që më zgjon që pa gdhirë?», pavarësisht se

nuk e tha, ai e kishte në sytë e buhavitur dhe në krejt pamjen e tij.

— Ka ndodhur diçka, — shpejtoi të thoshte ndihmësi i tij.

Stresi vazhdonte ta shikonte në një mënyrë pyetëse, me sytë që dukej sikur thoshin: të shohim nëse ajo që ka ndodhur është e tillë, saqë ti duhet të vish e të më prishësh qetësinë që me natë. Po Stresi e dinte se në raste të tilla ndihmësi i tij gabonte rrallë dhe, sa herë që ishte matur t'i shfrynte në çastin e fundit, kishte qenë i detyruar të hiqte dore prej zemërimit. Tani do të dëshironte që ndihmësi i tij të kishte gabuar vërtet, në mënyrë, që të mund t'i shfrynte si duhej.

— E çfarë? — tha ai.më në fund.

Vështrimi i ndihmësit rrëshqiti një grime mbi sytë e shefit të tij, pastaj, si bëri një hap përpara, raportoi:

— Zonja plakë e Vranajve dhe e bija e saj, Dormitina, që ka mbërritur mbrëmë natën, në rrethana krejtësisht misterioze, janë të dyja në agoni, duke dhënë shpirt në shtrat.

— Doruntina? — ia bëri Stresi hutueshëm. — Si është e mundur?

Ndihmësi mori frymë i lehtësuar: trokitja e tij ishte e përligjur plotësisht.

— Si është e mundur? — përsëriti Stresi dhe fërkoi sytë, si për të hequr që andej një mbeturinë gjumi. Në të vërtetë kishte fjetur shumë keq. Madje s'i kishte qëUuar ndonjëherë që pas një shërbimi të gjatë, dyjavor, nata e pare në shtëpi të ishte kaq e mundimshme. Jo gjumë, por një ankth i vërtetë. — Si është e mundur, — tha për të treten here. — Ajo është martuar aq larg, sa në asnjë zi të familjes s'ka ardhur dot.

— Pikërisht, — tha ndihmësi. — Jua thashë: ka mbërritur mbrémë në rrethana krejtësisht misterioze.

— E pastaj?

— E pra, janë të dyja të shtrira në shtrat, në agoni.

— Çudi! Ka goditje, krim?

Ndihmësi tundi kokën.

— S'e besoj. Është më tepër një çështje tronditjeje.

— Ti i pe?

— Po. Flasin gati përçart të dyja. Nëna e pyet: kush të solli, moj vajzë? Ajo i përgjigjet: Vëllai, Kostandini.

— Kostandini? Po ai ka tre vjet që ka vdekur, bashkë me tërë vëllezërit e tjerë.

— Pikërisht këtë i thotë e ëma, sic më treguan gratë i'qinje, që u rrinë te koka. Por vajza ngul këmbë që mbrëmë vonë, pak kohë pas mesnate, ka ardhur pikërisht me të.

— Çudi, — tha Stresi, kurse me vete ia bëri: e tmerrshme.

Ata qëndruan një copë herë pa folur përballë njëri--tjetrit, gjersa Stresi, ngaqë ndjeu ftohtë, u kujtua se ishte i paveshur.

— Pritmë pak, — tha ai dhe hyri brenda.

Që brenda u dëgjua zëri i përgjumur i së shoqes që pyeste «Ç'është, Stres?» dl.e fjalët e përgfigjes së tij, që nuk dalloheshin. Doli pas pak i veshur me uniformen è kapitenit të krahinës, e cila ia tregonte edhe më të gjatë e më të ngushtë trupin.

— Shkojmë atje, — tha.

Një copë rrugë e bënë pa folur. Ca fletëza trëndafili të bardhë të rëna përpara një porte, iu dukën Stresit sê mund ta ndihmonin të kujtonte një copëz ëndrre që, për çudi, e kishte pare midis atij gjumi të turbullt.

— Është diçka gjithsesi e jashtëzakonshme, — tha ai.

— Pothuajse e pabesueshme, — ia ktheu ndihmësi.

— Në fillim, të them të drejtën, gati sa s'të besova.

— E mora me mend. Dhe në të vërtetë s'është për t'u besuar.Është vërtet një enigmë.

— Më tepër se një enigmë, — tha Stresi. — Sa më tepër që e mendon, aq më e pakapshme të duket.

— Gjithë puna është të gjendet se si pati mundësi të vinte Doruntina, — tha ndihmësi.

,- Si?

.— Kyçi i énigmes është të gjendet se si erdhi Doruntina, rne ç'njeri, apo, më mire, me ç'mënyrë.

— Me ç'njeri, — përsëriti Stresi, — me ç'mënyrë... Është e qartë që ajo nuk thotë të vërtetën.

— Tri herë e pyeta se si erdhi, por ajo nuk jepte shpjegime. Diçka fshihte.

— E dinte që krejt vëllezërit e saj, bashkë me Kostandinin, kishin vdekur? — pyeti Stresi.

— S'di ç'të them. Besoj se jo.

— Ka mundësi të mos e dinte, — tha Stresi. — Ajo është martuar aq larg, saqë qysh nga dita e dasmës nuk ka ardhur dot asnjëherë në shtëpi. Kjo është hera e pare që vjen, me sa di une.

— Fakti që s'erdhi as në zinë e tmerrshme të nëntë vëllezërve, do të thotë se nuk e dinte mynxyrën, — tha ndihmësi. — Zonja plakë ankohej shpesh që vajza u martua aq larg dhe që në këtë dite të zezë nuk iu gjet pranë.

— Pyjet e Bohemisë, ku ajo është martuar, janë tepër larg, — tha Stresi. — Së paku dy javë rrugë që kën*-dej, në mos më tepër.

— Në mos më tepër, — përsëriti ndihmësi. — Është pothuajse zemra e Evropës.

Ndanë udhës Stresit i zunë sytë prapë fletëza të bardha trëndafilash, thuase një dore e padukshme i kishte shkundur gjatë natës.

— Sidoqoftë me dikë erdhi që andej, — tha ai.

— Po me kë? Natyrisht që nëna, ashtu si ne, nuk e beson atë që thotë vajza, se erdhi me të vdekurin.

— Po perse do ta fshihte njeriun që e solli?

— S'e marr dot me mend. Është tepër e ngatërruar.

Përsëri një copë rrugë e bënë pa folur. Ajri i vjeshtës ishte i ftohtë. Ca sorra fluturonin ultazi duke krokëllitur. Stresi i ndoqi me sy një copë herë.

— Do të kemi shi, — tha ai. — Kur sorrat krrokasin kështu, do të thotë se u dhembin veshët nga afrimi i shiut.

Ndihmësi vështroi andej, por nuk tha asgjë.

— Pak.më pare diçka the për tronditjen që ka shkaktuar agoninë e të dyjave, — tha Stresi.

— Po, — u përgjigj ndihmësi, — duhet të ketë qenë

një tronditje e madhe (ai e shmangu fjalën «e tmerr-shme», sepse shefi i kishte bërë vërejtje që e përdorte atë vend e pa vend). — Përderisa s'ka dhe s'ka se si të ketë shenja goditjeje, sic do ta shihni edhe vetë, agoninë e të dyjave e ka shkaktuar një tronditje e pazakontë.

— Mendon se nëna ka bërë papritur një zbulim të tmerrshëm? — pyeti Stresi.

Ndihmësi i nguli sytë. Vetë i përdor f jalët si të ketë qejf, mendoi vetëtimthi, kurse të tjerëve ua zë në grykë.

—Një zbulim i nënës? — tha ai. — Më tepër do të besoja se të dyja, në të njëjtën kohë, bënë nga një zbulim të tmerrshëm, sic thatë ju.

Duke vazhduar të këmbenin mendime për tronditjen që nëna dhe e bija i kishin shkaktuar njëra-tjetrës, (për shkak të punës së përditshme fjalët e Stresit dhe të ndihmësit të tij i afroheshin përherë e më tepër stilit të një raporti hetimor), ata të dy rindërtuan pak a shumë skenën që mund të kishte ndodhur në mesnatë. Porta e shtëpisë së vjetër kishte trokëllitur në një orë të pazakonshme dhe në pyetjen e zonjës plakë «kush është», që jashtë ishte dëgjuar zëri: «Jam Doruntina». Duke ecur drejt portes për ta hapur, krejt e hutuar nga e papritura, pa e besuar aspak se po dëgjon zërin e vajzës së vet, plaka, si për të hequr dyshimin, pyet «po kush të solli?». Sepse ka tre vjet që ajo e prêt vajzën t'i vijë për t'iu gjendur pranë në fatkeqësi dhe vajza s'vjen e s'vjen. Që jashtë Doruntina i përgjigjet: «Më solli im velia, Kostandini». Këtu plaka ka marrë goditjen e pare. Ka mundësi që ajo, me gjithë tronditjen, të ketë pasur fuqi t'i thoshte së bijës: Ç'flet kështu, Kostandini, bashkë me vëllezërit, kanë tre vjet që treten nën dhé. Tani është radha e Doruntinës për t'u tronditur. Në qoftë se ajo kujton se ka ardhur vërtet me Kostandinin, tronditja është e dyfishtë: nga njëra anë, merr vesh se Kostandini bashkë me vëllezërit e saj kanë vdekur, nga ana tjetër, kupton se paska udhëtuar me një fantazmë. Ndërkaq nëna plakë gjen aq fuqi sa për të hapur portën, me një shpresë të fundit se nuk i dëgjoi mire fjalët e vajzës apo që i

bënë veshët, ose që, në fund të fundit, s'ishte Doruntina ajo që trokiste te porta. Të njëjtën shpresë p'ati ndoshta edhe Doruntina përjashta. Mirëpo porta u hap, ato i përsëritën njëra-tjetrës po ato fjalë dhe kështu tronditja e të dyjave erdhi e u bë vdekjeprurëse.

— E megjithatë e gjithë kjo pak është e besueshme, — tha Sïresi.

— Ashtu them edhe une, — tha ndihmësi, — veç një gjë është e vërtetë: fakti që ato të dyja ndodhen në agoni, tregon se diçka ka ndodhur midis tyre.

— Diçka ka ndodhur, — përsëriti Stresi. — Natyrisht që diçka ka ndodhur, por eja merre vesh. Një rrëfim , i tmerrshëm nga ana e së bijës, pra një zbulim po aq i tmerrshëm për nënën. . . ose. . .

— Ja shtëpia, — tha ndihmësi, — ndoshta diçka do të marrim vesh.

Shtëpia e madhe dhe e zymtë u shfaq që larg në mbarimin e një fushëtire. Toka e lagësht ishte plot me gjethe të verdha gjer atje. Shtëpia, që kishte qenë dikur nga më të mëdhatë e më të rëndësishmet e principatës, rrezatonte tani që larg braktisjen dhe zinë. Shumica e kanateve të kateve të sipërme ishin të mbyllura, strehët vende-vende të dëmtuara dhe trualli përpara saj, me ata drurë të vjetër pak të pjerrët e gjithë myshk, ishte krejtësisht i shkretë.

Stresit iu kujtua varrimi i nëntë vëllezërve Vranaj, tre vjet më pare. Fatkeqësi kishin ndodhur përherë, njëra më e rende se tjetra dhe nganjëherë të tilla, saqë dukej se prej kujtimit të tyre mund të të shpëtonte vetëm çmenduria, por një gjëmë e tillë, nëntë arkivqle djemsh nga një shtëpi brenda një jave, s'mbahej mend në asnjë brez njerëzor. Dhe gjithçka kishte ndodhur pesë javë pas dasmës madhështore të vajzës së vetme të shtëpisë, Doruntinës. Kishte sulmuar papritur një ushtri normande dhe të nëntë vëllezërit qenë nisur për në luftë. Shumë vëllezër nga një familje qenë nisur përherë në luftëra edhe më të mëdha e më të përgjakshme. Por asnjëherë s'kishte ndodhur që të vriteshin qoftë edhe gjysma e tyre. Mirëpo ushtria armike paskësh qenë këtë herë tjetër-

lloj. Ishte një ushtri e sëmurë nga murtaja, kështu që gjithë ata që morën pjesë në të, fitimtarë e të mundur, vdiqën njëlloj, disa gjatë betejës, disa pas mbarimit të saj. Shumë shtëpi ranë në zi me dy, tri e disa herë katër vdekje, por me nëntë vdekje ishte vetëm njëra: shtëpia e Vranajve. Varrim më i madh s'mbahej mend ndonjëherë. Erdhën gjithë kontët e baronet e principatës, erdhi vetë princi, madje edhe kontë e dukë nga principatat fqinje.

Stresit i kujtoheshin mire të gjitha dhe mbi të gjitha i kujtohej pëshpërima e përgjithshme: si nuk iu gjend pranë së ëmës, në këto dite të zeza, vajza e vetme, Doruntina! Sepse ajo ishte e vetmja që s'e kishte marrë vesh mynxyrën.

Stresi psherëtiu. Sa shpejt kishin kaluar këta tre vjet. Porta e madhe me kanatet e drunjta, të kalbura në dy-tri vende, ishte gjysmë e hapur. Ata kaluan njëri pas tjetrit përmes oborrit, Stresi përpara dhe ndihmësi i tij pas, dhe hynë në shtëpi, nga brendësia e së cilës visnin ca pëshpërima e zhurma të lehta. Dy-tri gra të shkuara në mosnë, me sa duket nga shtëpitë fqinje, i vështruan dy të porsaardhurit me ca sy pyetës.

— Ku janë ato? — pyeti Stresi.

Njëra nga gratë bëri me kokë në drejtim të një dere. Stresi hyri i pari në një kthinë të gjerë, pak të ndriçuar, ku gjëja e pare që binte në sy ishin dy krevate të mëdha, në të dyja anët e kundërta të kthinës. Pranë çdo krevati, me sy të ngulur përpara, rrinte nga një grua. Ikonat në mure dhe dy shandanë të mëdhenj bakri mbi oxhakun e pandezur prej kohësh i jepnin një përndritje të fundit zymtisë së dhomës. Njëra prej grave ktheu kokën nga të porsaardhurit. Stresi qëndroi një grime në vend, pastaj i bëri shenjë gruas të afrohej.

— Ku është shtrirë nëna? — pyeti me zë të ulët.

Gruaja tregoi me sy njërin nga krevatet.

— Dhe tani na lini pak vetëm, — tha Stresi. Gruaja hapi gojën, sic duket, për të kundërshtuar, por, kur pa uniformen e Stresit, nuk tha asgjë. Ajo shkoi te shoqja

e saj, që ishte fare plakë dhe të dyja dolën heshturazi nga dhoma.

Duke ecur me kujdes për të mos bërë zhurmë, Stresi iu afrua krevatit ku ishte shtrirë plaka. Koka e saj ishte mbështjellë me një kapuç të bardhë.

— Zonjë, — i foli me zë të ulët, — Zonja Même, — (Kështu e thërrisnin zakonisht, qysh nga vdekja e djemve). — Jam Stresi, më njihni?

Ajo hapi sytë. Ata dukeshin të ftohtë nga tmerri e nga zia. Një copë herë ai e duroi vështrimin e saj, pastaj, duke afruar kokën edhe më te nënkrejsa e bardhë, pëshpëriti :

— Si jeni, Zonja Mēme?

Shenja që bëri ajo me sy, ishte e pakuptueshme.

— Doruntina ka ardhur mbrëmë? — pyeti Stresi.

E shtrira bëri -«po»- me sy. Pastaj sytë e saj vazhduan ta vështronin drejt Stresin, sikur kërkonin diçka prej tij. Stresi qëndroi ca caste në mëdyshje.

— Po si ndodhi? — pyeti ai fare ultazi. — Kush e solli?

Plaka mbuloi sytë me njërën dore dhe nga një lëvizje e kokës u kuptua se humbi ndjenjat. Stresi i kapi dorën dhe me vështirësi i gjeti pulsin. **Ai** punonte.

— Thirre njërën nga gratë, — i tha Stresi me zë fare të ulët ndihmësit. Tjetri doli dhe u kthye pas pak bashkë me një grua. Stresi e la dorën e plakës dhe me po ata hapa të kujdesshëm iu afrua krevatit ku ishte shtrirë Doruntina. Tani i dalloi flokët e saj të verdhë mbi nënkrejse. Në zemër ndjeu një sëmbim, por ai rrinte disi mënjanë, i papërzier me ngjarjen që porsa kishte ndodhur. Ishte një sëmbim i vjetër, që kishte lidhje me dasmën e saj, tre vjet më pare, atëherë kur ai, Stresi, në çastin që ajo po largohej hipur mbi kalin e bardhë të nusërisë, midis karvanit të krüshqve, kishte ndier një pikëllim të tillë në zemër, saqë gati kishte pyetur veten me zë: po ç'kam kështu? Ishin të gjithë disi të pikëlluar, dhe jo vetëm nëna e vëllezërit, por krejt gjindja, sepse ajo

ishte e para vajzë që martohej kaq larg, mirëpo pikëllimi i Stresit ishte i një natyre të veçantë. Dhe në ato caste që ajo po ikte, ai befas e kishte kuptuar se ajo ndjenjë e ëmbël, që kishte pasur kohët e fundit për të s'kishte qenë veçse dashuri. Por ajo kishte qenë një dash uri tjetërlloj, e holluar si mjegulla, mbi një hapësirë të paniate, e padendësuar asnjëherë, e frenuar prej tij qetësisht. Ishte si vesa e mëngjesit, kishte rënë vetëm minutât e para të zgjimit dhe pastaj, në orët e tjera të dites dhe të natës qe tërhequr gjithmonë. Dhe i vermi çast kur ajo mjegull kaltëroshe qe përpjekur të dendësohej e të krijonte një re, ishte çasti i ikjes së saj. Por ai kishte qenë çast i 'shkurtër, që ishte harruar shpejt.

Në këmbë, përpara shtratit të saj, Stresi vështroi një copë herë fytyrën e Doruntinës. Ishte po aq e bukur si atëherë, në mos më tepër, me atë vijën e buzëve që ia bënte ato të rënda dhe të lehta njëkohësisht.

— Doruntinë, — i foli ai me zë fare të ulët.

Ajo hapi sytë, në të cilët kishte një zbrazëti që s'po mbushej dot me asgjë. Stresi u mundua t'i buzëqeshte.

— Doruntinë, — i foli përsëri, — mire se erdhe!

Ajo vazhdonte ta shikonte ngultazi.

— Si e ndien veten? — tha Stresi ngadalë dhe, pa e ditur as vetë pse, i zuri dorën. Dora e saj ishte e ngrohtë valë. — Doruntinë, — vazhdoi ai më zë fare të ulët, — ti ke mbërritur mbrëmë pas mesnate, apo jo?

Ajo bëri një «po» me sy. Stresi deshi ta shtynte edhe pak pyetjen që e mundonte, por ajo i doli vetvetiu:

— Po kush të solli?

Sytë e saj mbetën të palëvizshëm nën vështrimin e tij.

— Kush të solli, Doruntinë? — përsëriti ai.

Ajo nuk ia hiqte sytë, me atë boshësi të pashpresë në mes.

— Ti i the nënës se të solli yt velia, Kostandini, apo jo?

Ajo bëri prapë «po» me sy. Stresi u përpoq të gjen-

te shenjat e çmendurisë në sytë e saj, por ata, si edhe më pare, ishin të zbrazur nga gjithçka.

— Po ti ndërkaq besoj se e ke marrë vesh që yt velia ka tre vjet që s'është më, — tha Stresi me po atë zë të shuar. Lotët, përpara se t'i shihte te ajo, i ndjeu brenda,vêtes. Ishin ca lot tjetërlloj, gjysmë të dukshëm, gjysmë të prekshëm. Nën atë lotëri fytyra e saj u bë edhe më e largët. Ç'më gjeti kështu, dukej sikur thoshin tani sytë e saj. Pse s'më besoni...

Stresi ktheu kokën ngadalë nga ndihmësi i tij dhe nga gruaja tjetër që po rrinin pranë sh tra tit të zonjës plakë dhe u bëri shenjë të dilnin. Ai u përkul prapë mbi gruan e re dhe i lëmoi dorën.

— Po si erdhe, Doruntinë? Si e bere gjithë këtë udhë të gjatë?

Sytë e saj, të zmadhuar jashtë mase, diçka përpiqej t'i mbushte.

Pas një ore Stresi doli. Ai ishte pak i zbehtë në fytyrë dhe, pa kthyer kokën e pa i thënë asgjë askujt, eci drejt portes së jashme. Ndihmësi i ra pas. Dy-tri herë u mat ta pyeste nëse pohoi ndonjë gjë Doruntina, por nuk guxoi.

Kur po kalonin të dy ndanë kishës, u duk sikur Stresi donte të kthehej te varreza, por në çastin e fundit ndërroi mendje.

Ndërsa ecnin në rrugë, ndihmësi ndiente nga të gjitha anët vështrimet kureshtare të njerëzve.

— Çështja nuk është e thjeshtë, — tha Stresi, pa e vështruar ndihmësin. — Parashikoj që ajo të përhapet

e të bëjë bujë, prandaj për çdo rast më duhet t'i bëj një raport kancelerisë së princit.

«E quaj të nevojshme t'ju vë në dijeni në lidhje me ngjarjen që ka ndodhur duke u gdhirë 11 tetori i këtij viti në shtëpinë bujare të Vranajve, ngjarje e cila mund të ketë pasoja të paparashikuara.

-, Në mëngjesin e l l tetorit, zonja plakë e Vranajve, që, sic dihet, jeton e vetme pas vdekjes në luftë të nëntë djemve të saj, u gjet në një gjendje tronditjeje nervore, bashkë me të bijën, Doruntinën, e cila, sipas pohimeve të saj, ka mbërritur aty nga mesnata, e sjellë prej të vëllait, Kostandinit, i vdekur edhe ky para tre vjetësh, si vëllezërit e tjerë.

Pasi shkova në vendin e ngjarjes dhe u përpoqà të fias me të dy gratë fatkeqe, erdha në përfundim se asnjëra prej tyre nuk jep shenja çmendurie, megjithëse ajo ; që pohojnë ato drejtpërdrejt apo tërthorazi, është gjithsesi e ërrët dhe e pabesueshme. Këtu duhet nënvizuar se të dyja ndodhen ende nën goditjen e forte që i kanë shkaktuar njëra-tjetrës, vajza duke i thënë së ëmës se e solli vëllai, Kostandini, dhe nëna, duke i dhënë njoftimin së bijës se Kostandini, bashkë me gjithë vëllezërit, prej kohësh s'janë më në këtë bote.

U përpoqa të merrem vesh me Doruntinën dhe ajo që tregoi midis turbullirës, ishte pak a shumë kjo:

Në mbrëmjen e një prej ditëve të fundit (ditën e saktë nuk e mbante mend kurrsesi), në qytetin e vogël të Evropës Qendrore, ku jetonte me të shoqin pas martesës, e lajmëruan se e kërkonte një shtegtar i panjohur. Pasi doli nga shtëpia, ajo pa përjashta të porsaardhurin hipur mbi kalë, i cili iu duk si Kostandini, megjithëse mezi njihej ngaqë ishte krejt i pluhurosur nga rruga e gjatë. Por, kur shtegtari që nga maja e kalit i tha se ishte Kostandini, që kishte ardhur për ta marre e për ta

çuar tek e ëma, sipas premtimit që kishte bërë përpara dasmës së saj, asaj i iku çdo dyshim. (Këtu duhet kujtuar zhurma e madhe që u bë në atë kohë për fejesën e Doruntinës në një vend aq të largët, kundërshtimi i vëllezërve të tjerë e sidomos i nënës, që nuk donte ta jepte vajzën aq larg, këmbëngulja e Kostandinit që kjo fejesë të bëhej dhe më në fund premtimi dhe besa e tij se do të "ishte ai që do fia sillte nënës të motrën, sa herë që ajo të kishte nevojë për të.)

Sipas pohimit të Doruntinës, asaj iu duk gjithsesi e çuditshme sjellja e të vëllait, i cili as nuk zbriti nga kali, as pranoi të hynte në shtëpi, por nguli këmbë që ajo të nisej sa më pare me të, madje, kur ajo e pyeti se perse duhej të vente me kaq ngut dhe, në qoftë se vente për të mire, të vishte rrobat e festes, në qoftë se vente për fatkeqësi, të vishte rrobat e zisë, ai, pa i dhënë shpjegime i tha: Eja kështu sic je. E gjithë kjo ishte e panatyrshme dhe kundër çdo rregulli të mirësjelljes, por ajo, e djegur nga malli, sic qe këta tre vjet larg vendit dhe njerëzve të saj («ishte një vermi e tillë atje që s'thuhet dot», janë fjalët e saj), nuk e bëri të gjatë, i la të shoqit një pusullë dhe hipi në vithet e kalit, pas të vëllait.

Gjithmonë sipas pohimit të saj, udhëtimi vazhdoi gjatë, megjithëse ajo nuk ishte në gjendje të sakiësonte kohën. Tha se mbante mend vetëm një natë që s'kishte të mbaruar dhe shumë yje që vraponin tufa-tufa nëpër qiell, por kjo pamje mund të jetë shkaktuar nga rendja e kalit, shoqëruar me dremitjen e herëpashershme të saj. Këtu është me interes të vërehet se ajo s'mban mend të ketë udhëtuar ditën. Kjo ide asaj mund fi jetë shkaktuar nga dy arsye: ose ka dremitur, a ka fjetur gjatë ecjes ditën, kështu që s'mban mend asgjë, ose ndaj të gdhirë kanë pushuar dhe kanë fjetur të dy, duke pritur të bjerë nata, për të vazhduar udhëtimin. Nga kjo hamendje e fundit del qartë se shtegtari ka dashur të udhëtojë vetëm natën. Kjo ka bërë që në mendjen e Doruntinës, e cila ka qenë, veç të tjerash, mjaft e lodhur

dhe e tronditur, dhjetë ose pesëmbëdhjetë ditët dhe rietet e udhëtimit, (sa ç'është përafërsisht largësia e Bohemisë), të shndërrohen në një natë të gjatë e të pafundme rendjeje. Ny* . »

Gjatë ecjes, duke qenë fare pranë shtegtarit, ajo ka vënë re fare mire se leshrat e tij ishin më tepër se me pluhur, ato ishin gjithë balte dhe nga supet i vinte një erë dheu të lagësht. Dy-tri herë e ka pyetur për këtë gjë, por ai i është përgjigjur se udhës **e** kishte zënë disa herë shiu, kështu që pluhuri i lagur i qe shndërruar në thërrime balte mbi trup dhe mbi leshra.

Kur më në fund, në mesnatën e 11 tetorit, i panjohurï, (le ta quajmë kështu atë që motra **e** mori për të vëllanë e saj), mbërriti bashkë me Doruntinën pranë shtëpisë së Zonjës Meme, ai e ndaloi kalin, i tha asaj të zbriste e të shkonte në shtëpi, ndërsa ai vetë do të vonohej pak, sepse kishte një punë te kisha. Pa pritur përgjigjen e saj, ai eci në drejtim të kishës dhe të varrezës, ndërsa ajo e përshkoi gati me vrap rrugën gjer te porta e shtëpisë dhe trokiti. Që nga brenda zonja plakë pyeti kush ishte, dhe, kur vajza i tha se ishte Doruntina dhe se e kishte sjellë Kostandini dhe nëna iu përgjigj se Kostandini kishte tre vjet i vdekur, ato pësuan të dyja tronditjen që i bëri të zënë shtratin, ku ndodhen akoma tani.

E gjithë kjo histori, e cila duhet pohuar se është tepër e errët, ka dy mundësi shpjegimi: ose dikush, për një arsye ose një tjetër, e ka mashtruar Doruntinën, duke u paraqitur te ajo si vëllai, Kostandini, për ta marre me vete, ose Doruntina vetë, për një arsye ose një tjetër, nuk tregon të vërtetën dhe e fsheh mënyrën se si ka ardhur, apo njeri un që e ka sjellë.

E quajta të nevojshme t'ju bëj një raport pak a shumë të hollësishëm për ngjarjen, për arsyen e thjeshtë se kemi të bëjmë me një nga familjet më të mëdha të principatës dhe, veç kësaj, ngjarja është e tillë, që mund të shkaktojë turbullira shpirtërore te njerëzit.

Kapiteni Stres.»

Si e nënshkroi raportin, Stresi vështroi një copë herë, me ca sy të përhumbur, shkrimin e tij të pjerrët. Dy--tri herë kapi pendën dhe u mat të përkulej mbi letrën, për të shtuar, për të hequr, apo ndoshta për të ndrequr diçka, por, sa herë që deshi ta bënte këtë, dora, bashkë me pendën, i ngriu në ajër dhe ai e la më në fund dorëshkrimin ashtu sic ishte.

; U ngrit ngadalë nga tryeza, e futi raportin në një zarf, e vulosi dhe thirri korrierin. Pastaj, kur korrieri u nis, e ndoqi me sy një copë herë që pas dritares. Qëndroi ashtu gjatë, ndërsa ndiente dhembjen e kokës, që sa vente i shtohej. Një grumbull hamendjesh përpiqeshin të dyndeshin, si nëpër një porte të ngushtë, në trurin e tij. Ai fërkoi ballin me dore si për të penguar rrjedhën e tyre. Perse ta bënte këtë një shtegtar i panjohur? Dhe në qoftë se nuk ishte kjo, në qoftë se nuk ishte fjala për një mash trues, atëherë pyetja ishte akoma më e vështirë: ç'fshihte valle Doruntina? Ai u vërtit një copë herë nëpër zyrë dhe, sa herë që i afrohej dritares, vështronte shpinën e korrierit, që sa vente zvogëlohej, në udhën midis plepave të zhveshur. E sikur të mos të jetë as e para, as e dyta, tha me vete papritur, sikur të jetë diçka tjetër, që mendja është vështirë të ta rrokë?

Stresi qëndroi një hop në vend, me shikimin të ngulur në dysheme, pastaj u drejtua nga dera, zbriti me shpejtësi snkallët dhe, duke i thirrur që nga korridori ndihmësit të vet, doli në rrugë.

— Të shkojmë te kisha, — i tha ndihmësit, kur ndjeu hapat dhe frymëmarrjen e tij të shpeshuar, pas shpinës së vet. — Të inspektojmë varrin e Kostandinit.

— Ju ka shkuar mire ndër mend, — tha ndihmësi. — Në fund të fundit, e gjithë historia mbështetet në ngritjen e dikujt nga varri.

— As që më shkon mendja për një marrëzi të tillë, — tha Stresi. — E kam për tjetër gjë.

Hapat e tij sa vente bëheshin më të gjatë, ndërsa me vete ai thoshte: perse e mora kaq për zemër këtë punë? Në të vërtetë s'kishte ndodhur as vrasje, as krim

dhe asgjë tjetër e kësaj natyre, për të cilën ai, si kapiten i krahinës, të mbante përgjegjësi. Edhe pak më pare, në kohën që shkruante raportin, dy-tri herë kishte menduar: mos po ngutej të shqetësonte kancelerinë e princit me diçka të panevojshme? Megjithatë një zë i brendshëm i thoshte se s'ishte ashtu. Dhe po ai zë i përsëriste se kishte ndodhur diçka e madhe, përtej vrasjes dhe krimit, diçka përpara së cilës gjithë vrasjet dhe krimet dukeshin si banalitete të vogla.

Kisha e vogël, me kullën e kambanores të riparuar rishtazi, ishte tani fare pranë, po Stresi ndërroi papritur rrugë dhe u fut në varrezë, jo nga porta e hekurt, që lidhej me oborrin e kishës, por nga një portez e vogël druri, që mezi binte në sy. Ai s'kishte qenë prej kohësh në varrezë.dhe mezi orientohej.

— Këndej, — tha ndihmësi, që vinte pas,— varret e djemve të Vranajve duhet të jenë këndej.

Stresi u kthye dhe eci pas tij. Dheu vende-vende ishte i shkrifët. Nga konizmat e vogla gjysmë të nxira, me dyllin e qirinjve të ngrirë të pikuar anash, vinte një pikëllim i qetë. Një pjesë e varreve kishin zënë myshk. Në verë këtu duhet të jetë freskët, mendoi Stresi.

Ndihmësi i tij ishte larguar tani mjaft, duke kthyer kokën herë në njërin drejtim, herë në tjetrin, midis varreve. Stresi u përkul për të drejtuar një kryq të anuar, por ai ishte i rende dhe e la sakaq e eci më tej. Ndihmësi ia bënte me shenjë që nga larg: i gjeta më në fund.

Stresi *u* afrua. Varret ishin vendosur rresht, të bëra nga i njëjti gur i zi dhe me të njëjtën forme, që të kujtonte diçka midis kryqit, shpatës apo njeriut të rrëzuar përdhe me krahë hapur. Secili varr kishte te koka vendin e gërryer për konizmën e qirinjtë dhe nën të emrin e të vdekurit.

— Ja varri i tij, — tha ndihmësi, me një zë të shuar. Stresi ngriti kokën dhe pa se ai ishte zverdhur në fytyrë.

— Ç'ke kështu?

Ndihmësi tregoi me dore varrin.

— Shikoni me kujdes, — tha ai. — Gurët kanë lëvizur.

— Vërtet? — ia bëri Stresi, duke u përkulur për të pare më mire në drejtimin që po i tregonte ndihmësi. Ai vështroi me kujdes një copë herë të gjatë, pastaj drejtoi trupin. — Me të vërtetë, ka njëfarë lëvizjeje.

— A s'jua thashë? — ia bëri ndihmësi, në zërin e të cilit përzihej kënaqësia që shefi ra në një mendje me të me një drithërimë të re frike.

— Megjithatë kjo s'do të thotë asgjë, — tha Stresi.

Ndihmësi ktheu kokën me habi. Sytë e tij dukej sikur thoshin: natyrisht që një shef duhet ta ruajë dinjitetin në çfarëdo lloj gjendjeje, por ka ca caste kur harrohen grada dhe detyra dhe gjithçka.

— Kjo s'do të thotë asgjë; — përsëriti Stresi. — E para, sepse gurët mund të jenë anuar vetë, sic ndodh me shumicën e varreve pas njëfarë kohe. E dyta, se edhe sikur të pranojmë që ata i ka lëvizur dikush, ky dikush mund të ketë qenë shtegtari i panjohur, i cili, para se të jetë nisur për të kryer mashtrimin, i ka lëvizur gurët, për ta bërë të besueshme daljen e të vdekurit nga varri.

Ndihmësi e dëgjonte me gojë hapur. Ai u mat të thoshte diçka, ndoshta një fjalë kundërshtimi, por Stresi nuk e la.

— Ose ka më tepër mundësi që këtë gjë ta ketë bërë pasi ka lënë Doruntinën pranë shtëpisë, — vazhdoi ai. — Ka të ngjarë që, pasi u nda prej saj, erdhi gjer këtu, lëvizi gurët e varrit dhe pastaj iku në punë të tij.

I lodhur, Stresi vështroi shtrirjen e fushës, sikur të kërkonte të gjente në të drejtimin që kishte marrë i panjohuri. Që këndej dukej shtëpia trikatëshe e Vranajve, një pjesë e katundit dhe rruga e madhe që tretej në largasi. Në atë shesh të hapët midis kishës dhe shtëpisë së zymtë kishte ndodhur ngjarja misterioze e natës së 11 tetorit. Ti ik përpara, se une kam një punë në kishë.

— Kështu do të ketë ndodhur, — tha Stresi, — në qoftë se Doruntina nuk gënjen.

Ndihmësi nuk ia hiqte sytë. Dalngadalë ngjyra e fytyrës po i vinte në vend.

— Une do ta gjej atë njeri, — tha befas Stresi, me zë të lartë. Fjalët i dolën të zhveshura përmes dhëmbëve, të shoqëruara nga një fishkëllimë kërcënimi, dhe ndihmësi, që e njihte atë prej vitesh, e kuptoi se pasioni i tij për ta gjetur të panjohurin, i kapërcente kufijtë e detyrës.

## *KAPITULLI I DYTË*

Stresi nxori një urdhër, i cili iu shpërnda brenda ditës gjithë bujtinave si dhe pikave të kalimit nëpër udhë dhe lumenj, me anë të të cilit kërkonte t'i bëhej e ditur në qoftë se ishin pare gjëkund para mesnatës së 11 tetorit një shtegtar dhe një grua hipur mbi të njëjtin kalë a mbi kuaj të veçantë, ose mbi ndonjë mjet tjetër udhëtimi. Në rast se ishin pare, të mësohej se nëpër ç'rrugë kishin kaluar, sa kishin ndaluar nëpër bujtina, a kishin ngrënë ata vetë apo kali, ose kuajt e tyre, dhe mundësisht ç'marrëdhënie duhej të kishin midis tyre. Në fund

të urdhrit shënohej se kërkohej të bëhej e ditur edhe nëse ishte pare vetëm një grua, e pashoqëruar nga askush.

— Tani s'kanë ku shpëtojnë, — i tha Stresi ndihmësit, kur kryekorrieri lajmëroi se qarkorja qe nisur gjer në pikat më të largëta. — Një burrë dhe një grua, hipur mbi të njëjtin kalë, është një pamje që lë mbresë, apo jo? Por edhe në kuaj të ndryshëm, është pak a shumë e njëjta gjë.

— Ashtu është, — tha ndihmësi.

Stresi u ngrit në këmbë dhe filloi të ecte poshtë e përpjetë, nga tryeza e punës te dritarja. •

— Tani s'ka si të na humbasin gjurmët, veç në qoftë se kanë fluturuar nëpër re.

Ndihmësi ngriti kokën.

— Po në gjithë këtë histori pikërisht një gjë e tillë nënkuptohet, — tha ai, — ecja nëpër ré.

— Akoma dyshon në një gjë të tillë? — tha Stresi me buzëqeshje.

— Gjithë bota dyshon, — u përgjigj ndihmësi.

— Botes mund t'i lejohet të dyshojë, por jo neve.

Një vrundull ere drodhi papritur dritaren duke hedhur në të pikla shiu.

— Ja dhe vjeshta e vërtetë, — tha Stresi mendueshëm. — Kam vënë re se ngjarjet më të çuditshme ndodhin gjithmonë në vjeshtë.

Në dhomë ra heshtja. Stresi mbështeti ballin te dora e djathtë dhe një copë herë ndenji ashtu, duke vështruar përjashta shiun e imët. Por kjo s'kishte si të vazhdonte gjatë. Përmes boshit të trurit, këmbëngulëse, gjithë ngut erdhi prapë pyetja: ç'ishte valle kàlorësi i panjohur? Nuk kaluan veçse disa minuta që moria e hamendjeve të dyndej pas saj në një çrregullsi të piote. Ishte e qartë që i panjohuri dinte diçka për familjen e Vranajve, në mos hollësira, por dramën themelore të shtëpisë. Dinte vdekjen e vëllezërve të saj, dinte gjithashtu besën, premtknin e Kostandinit. Veç këtyre ai dinte udhën që nga konteja e Evropës Qendrore e gjer

në Arbëri. Po perse, gati sa s'thirri me zë Stresi. Perse e bëri këtë? Për të marrë ndonjë shpërblim? Stresi hapi nofullat ngaqë iu duk se kjo gjë e çlodhte. Megjithëse motivi i shpërblimit dukej banal, ai nuk ishte për t'u hedhur poshtë. Në të vërtetë të gjithë e dinin se Zonja Même pas vdekjes së djemve tri herë kishte dërguar lajmës për të lajmëruar Doruntinën t'i vinte, por dy prej tyre qenë kthyer nga udha, duke i thënë se s'mundën të kalonin dot. Udha ishte tepër e largët dhe një pjesë e saj kalonte përmes viseve që ishin në luftë. Sipas marrëveshjes që kishin bërë, ata i kthyen zonjës plakë gjysmën e shpërblimit, kurse lajmësi i trete qe zhdukur. Ose kishte vdekur, ose kishte mbërritur tek ajo, por Doruntina s'e kishte besuar. Kishin kaluar dy vjet e gjvsmë qysh atëherë dhe përjashtohei çdo mundësi që të ishte lajmërimi i tij ai që po e sillte me kaq vonesë Doruntinën. Ndoshta shtegtari misterioz kishte ndër mend t'i kërkonte shpërblim Doruntinës. por atëherë kjo vinte në kundërshtim të piote me faktin që ai tha se ishte Kostandini. Jo. mendoi Stresi. puna e shpërblimit nuk qëndron fare. Po atëherë cili ishte shkaku oë i panjohuri u paraqit te Doruntina? Mos valle nie mashtrim banal me qëllim rrëmbimi. për ta shitur pastai si skllave diku në ndonjë skaj të humbur? Por edhe kjo binte vetvetiu për vetë faktin që ai e solli atë. Që të jetë nisur me qëllim rrëmbimi dhe oastaj giatë udhëtimit t'i jetë ndërruar mendia, ishte pak e besueshme, për aq sa Stresi i njihte banditët e udhës së madhe. Veç në qoftë se ishte fiala për ndonjë armioësi familiare, për hakmarrje ndai familjes së saj apo të burrit të saj, por edhe kjo ishte pak e besueshme. Goditja e fatit mbi familjen e Doruntinës ishte kaq e lemerishme, saqë asgjë s'mund t'i shtonte asaj rfhuna nierëzore. Megiithatë duheshin pare me vëmendie arkivat e families së madhe, testamentet e sai, trashëgimitë. gjyqet e vjetra. Ndoshta diçka prej tyre do të Mdhte aoftë edhe një fiie drite mbi ngjarjen. E në qoftë se është thjesht një mashtrim për qëllim aventure, vetëm me kalë, me një grua njëzetetrevjeçare, përmes rra-

fshinave të Evropës? Stresi psherëtiu thellë. Me gjithë shpirt donte ta besonte një gjë të tillë, pur nuk mundte. Diçka e pengunte, ndoshta vitet e njëpasnjëshme të punës, kur ai qe marrë kryesisht me ndjekjen e krimeve dhe të punëve të errëta.

Mendimi vërtitej nga vërtitej dne ktheaej te pyetja e pare: ç'ishte valle ai kalorës i natës? Doruntina, sic e kishte pohuar vetë, nuk e kishte daliuar mire në fillim, i qe dukur si Kostandini, por ishte tepër i pluhurosur dhe mezi njihej. Ai s'kishte zbritur nga kah, s'kishte dashur të takonte kurrkënd nga njerëzit e familjes së kunatit, (atë e njihnin, sepse e kisnin pare në dasmë), dhe kishte dashur të udhëtonte vetëm natën. Pra ai fshihej nga diçka. Stresi nuk e kishte pyetur Doruntinën se a ia kishte pare qoftë edhe një herë të vetme fytyrën të panjohurit. Duhej fia bënte patjetër këtë pyetje. Megjithëse ishte marrëzi të mos dyshoje se shtegtari ishte një njeri që fshihej. Ishte vërtet marrëzi të mendoje që ai mund të ishte Kostandini, megjithëse puna s'mbetej me kaq... Që ai s'ishte Kostandini kjo dihej, por ai tani po dyshonte nëse ajo. .. ishte Doruntina.

Stresi pothuajse e shtyu tryezën për t'u ngritur. Doli përjashta rrëmbimthi dhe me po atë vrull vazhdoi të ecte mes për mes fushës. Shiu kishte pushuar. Aty-këtu pemët lotarake shkundnin pikëzat e ndritura të ujit. Stresi ecte me kokë ulur. Ai arriti te porta e shtëpisë së Vranajve më shpejt se ç'e mendonte. Kaloi përmes korridorit të madh, ku gratë që u shërbenin dy fatkeqeve ishin shtuar, dhe hyri në kthinën ku dergjeshin ato. Që nga dera pa fytyrën e bardhë të Doruntinës, me ca sy të palëvizshëm me rrathë mavi poshtë tyre. Si ishte e mundur të kishte dyshuar? Ishte ajo, me po ata sy dhe po atë fytyrë, së cilës martesa larg nuk i kishte bërë gjë tjetër, veçse e kishte pahitur me një pluhur énigme.

— Si ndihesh? — i tha me zë të ulët, duke u ulur mbi një stol pranë saj, i munduar nga një ndjenjë faji për dyshimet e veta.

Sytë e saj iu ngulën të palëvizshëm. Kishte diçka të

padurueshme në atë shikim dhe Stresi e hoqi vështrimin i pari.

— Më fai që po të pyes përsëri, — tha ai, — por kjo është tepër e rëndësishme, më kupton, Doruntinë, është e rëndësishme për ty, për nënën, për të gjithë ne. Pra, une doja të të pyesja, a ia pe ndonjëherë fytyrën njeriut që të solli?

Doruntina vazhdoi ta vështronte me po atë palëvizshmëri.

— Jo, — u përgjigj më në fund me zë të paktë.

Stresi ndjeu se si gjithë ajo gjë delikate që ishte midis tyre mori një krismë tejpërtej. Ndjeu një dëshirë të omendur ta kapte atë për supesh dhe t'i ulërinte: perse s'tregon të vërtetën, Doruntinë. Si është e mundur të udhëtosh dite e net me radhë me një njeri që ti kujton se është vëllai yt dhe të mos ia shikosh asnjëherë fytyrën? A s'të kishte marre malli për të. A s'ndjeve dëshirë ta përqafoje?

— Si është e mundur? — tha ai.

— Isha aq e tronditur, — tha ajo, — qyshse ai tha se jam Kostandini, 'kam ardhur të të marr, një ankth i madh më kapulloi krejt.

— Të shkoi mendja për keq?

— Sigurisht. Për më të keqen: vdekjen.

— Vdekjen e nënës, në radhë të pare. Pastaj të ndonjërit prej vëllezërve?

— Për vdekjen e secilit me radhë. Duke përfshirë dhe atë vetë, Kostandinin.

— Ndaj e pyete perse i ke leshrat me balte dhe të vjen erë dhé?

— Sigurisht.

E mjera ti, tha me vete Stresi. Ai u përpoq të merrte me mend se ç'ilahtarë do të kishte qenë për Doruntinën sikur qoftë edhe vetëm disa minuta të kujtonte se po udhëtonte mbi kalë me të vdekurin. Kurse ajo, me sa duket, një pjesë të rrugës e kishte bërë me këtë dyshim.

— Herë-herë e hiqja mendjen, — vazhdoi ajo. — Ky është im velia, thosha me vete, im velia, i gjallë. Por. . .

Ajo e la fjalën përgjysmë.

— Por... — përsëriti Stresi, — çfarë deshe të thoshe, Doruntinë?

— Diçka më pengonte ta përqafoja, — tha ajo me zë fare të ulët. — Nuk e di as vetë çfarë.

Stresi vështronte qerpikët e saj, të ulur sipër mollëzave.

— Kisha një mall të tillë, një mall të tillë, e megjithatë s'arrita ta përqafoja dot asnjëherë.

— Asnjëherë, — përsëriti Stresi.

— Më ka mbetur peng, sidomos tani që e mora vesh se ai s'është më në bote.

Zëri i saj u bë më i gjallë dhe gjoksi po i ulej e i ngrihej më fort.

— Sikur të përsëritej prapë ajo rrugë, — tha ajo, — sikur të imundja ta shihja dhe një herë!

Ajo ishte krejtësisht e bindur se kishte udhëtuar me vëllanë e vdekur. Stresi nuk e dinte në ishte më mire ta linte me atë bindje, apo t'i shfaqte mosbesimin e tij.

— Pra, nuk ia pe asnjëherë fytyrën. — tha ai. — As në çastin që u ndatë dhe ai të tha: «ti ik e para në shtëpi, se une kam pak punë në kishë»?

— As atëherë, — tha ajo. — Ishte shumë terr dhe s'dallohej asgjë. Kurse rrugës isha gjithmonë pas shpinës së tij.

— Po nuk qëndruat gjëkund? Nuk u çlodhët?

Ajo lëvizi kokën.

— S'më kujtohet.

Stresi priti gjersa sytë e saj të gjendeshin prapë të palëvizshëm nën vështrimin e tij.

— Po a nuk të shkoi ndër mend se ai diçka fshihte prej te je? — pyeti Stresi. — Ai as deshi të zbriste nga kali kur erdhi e të kërkoi, as ktheu kokën nga ti gjatë udhëtimit dhe, me sa duket, donte të udhëtonte vetëm nëpër terr. A nuk fshihte diçka?

Doruntina bëri «po>* me kokë.

— Më shkoi ndër mend, — u përgjigj. — Po ishte e natyrshme që ai të fshihte fytyrën prej meje, sepse ai ishte i vdekur.

— Ose nuk ishte Kostandini, — tha befas Stresi.

Doruntina e vështroi gjatë.

— Kjo është e njëjta gjë, — tha ajo me zë të qetë.

— Si e njëjta gjë? — pyeti Stresi.

— Që s'ishte i gjallë, do të thotë se nuk ishte ai.

— E kisha fjalën gjetkë, — tha Stresi. — A nuk të shkoi ndër mend se mund të mos ishte as vëllai i gjallë, as i vdekuri, por një mashtrues, një Kostandin i rremë?

Doruntina bëri një shenjë mohuese me kokë.

— Kurrsesi, — tha.

— Kurrsesi, — ia bëri Stresi, — kujtohu më mire, Doruntinë.

— Tani mund ta mendoj, por atë natë kurrsesi, — tha ajo.

— Kurse tani mund të dyshosh, apo jo?

Ajo e vështroi prapë gjatë në sy, dhe ai më kot u përpoq të g j ente se ç'ishte ajo që sundonte më tepër në sytë e saj: brenga, tmerri, dyshimi, apo malli gërryes. Ishin të gjitha dhe prapë s'i mbushnin dot ata sy, duke lënë vend për diçka tjetër, një ndjesi të panjohur, apo që ndoshta dukej e tillë ngaqë ishte përzierje e të gjithave.

— Ndoshta s'ishte ai, — përsëriti Stresi, duke afruar kokën edhe më, si për të pare më thellë në fundin e një pusi. Prej andej vinte një lagështirë lotësh. Doruntina po qante përsëri.

— S'di ç'të them, — pëshpëriti përmes ngulçimës. — Oh, s'di ç'të them.

Stresi e la të qante një copë herë në heshtje, pastaj i shtrëngoi dorën qetësisht dhe, pasi i hodhi një sy nënës, që ndoshta flinte, në krevatin tjetër, doli, duke u munduar të mos bënte zhurmë.

Raportet e para nga bujtinat filluan të vinin pas dy ditësh. Nuk ishin pare asgjëkund asnjë burrë e grua hipur të dy mbi një kalë, as të hipur në kuaj veç e veç, as

edhe ndonjë femer që udhëtonte e vetme, mbi kalë ose karrocë. Megjithëse s'kishin mbërritur ende raportet nga bujtinat më të largëta, Stresi u ligështua. Kishte pasur bindjen se do të binte në gjurmë qysh në fillim. A është e mundur? thoshte ai me vete, duke lexuar raportet. A ishte e mundur që të mos i kishte pare asnjë sy njeriu? Valle të gjithë flinin kur ata rendnin nëpër nate? S'është e mundur, i jepte zemër vêtes. Do të gjendet me siguri dikush që t'i ketë pare. Në mos sot, nesër, në mos nesër, pasnesër. Do të gjendet patjetër një sy.

Ndërkaq ndihmësi i Stresit, me urdhër të tij, kishte hapur krejt arkivin e shtëpisë, për të gjetur në të ndonjë fi je që të conte në zgjidhjen e énigmes. Në mbarim të dites së pare, me sytë të mufatur nga' shfletimi i dokumenteve, ai i tha Stresit se kjo ishte një punë dreqi dhe se do të pranonte më mire që shefi ta dërgonte me shërbim udhë më udhë e bujtinë më bujtinë, për të kërkuar gjurmët e ikësve, sesa ta lin te të torturonej në atë arkiv. Kjo ishte një nga shtëpitë më të vjetra të Arbrit dhe në arkivin e saj mund të gjeje dokumente me vjetërsi dyqind e nganjëherë treqindvjeçare. Ato ishin të shkruara në gjithfarë gjuhësh e gjithfarë alfabetesh, duke nisur nga shqipja e latinishtja e gjer në shkronjat cirilike e gotike. Ishin dokumente të vjetra për pronat, lestamente, vendime gjyqësore, shënime për gjenealogjinë e familjes, që zbritnin gjer në vitin 881, urdhra e dekorime. Një pjesë të arkivit e përbënte letërkëmbimi, dhe një pjesë të letërkëmbimit çështja e krushqive. Ishin me dhjetëra letra, prej të cilave ndihmësi i Stresit hoqi mënjanë, për t'i pare më vonë me qetësi, letrat që kishin të bënin me martesën e Doruntinës. Një pjesë e tyre ishin të shkruara me shkronja gotike, me sa dukej, gjermanisht, dhe ishin të dërguara që nga Bohemia, të tjerat, që ndihmësit të Stresit iu dukën akoma me më shumë interes, qenë kopje të letrave të zonjës plakë, dërguar mikut të saj të vjetër, kontit Topia, kryezotit të principatës fqinje, të cilit, me sa dukej, ajo i kërkonte këshilla për punët e

familjes, si edhe përgjigjet e këtij të fundit. Në dy-tri letra, të cilave ndihmësi i Stresit u hodhi një sy shpejt e shpejt, zonja plakë i shkruante pikërisht përJëkundjet e saj në lidhje me martesën e Doruntinës tepër larg, duke i kërkuar një këshillë se si të vepronte. Në një nga letrat, që duhej të ishte nga ato të fundit, me një shkrim që mezi lexohej, (kuptohej menjëherë që ishte shkruar nga një dore që dridhej prej pleqërisë), ajo ankohej për vetminë e saj të piote. Nuset e djemve, njëra pas tjetrës, kishin ikur të gjitha prej kohësh, duke marrë me vete foshnjat e duke e lënë atë qyqe e kërcure mbi dhé. Kishin thënë se do të ktheheshin, por asnjëra s'ishte kthyer dhe ndoshta në njëfarë mënyrë kishin të drejtë: cila nuse e re do të donte të kthehej në një shtëpi që i ngjante gërmadhës dhe mbi të cilën thoshin se rëndonte vula e vdekjes?

Stresi e dëgjonte ndihmësin me vëmendje, megjithatë këtij iu duk se herë-herë mendja e shefit ikte gjetkë.

— Po këndej, — tha Stresi më në fund, — ç'thuhet këndej ?

Ndihmësi e vështroi në mënyrë pyetëse.

— Këndej, — përsëriti Stresi, — desha të them jo në arkivat, por midis njerëzve, ç'thuhet për këtë.

Ndihmësi hapi krahët.

— Është e kuptueshme që gjithë bota flet për ngjar-

— Është e kuptueshme, — përsëriti Stresi, — natyrisht. As që mund të ndodhte ndryshe, — shtoi pas pak.

Ai mbylli sirtarin e tryezës, veshi pelerinën dhe, si i tha «natën e mire» ndihmësit, doli përjashta.

Rruga për në shtëpinë e tij kalonte përpara portave dhe gardheve të shtëpive dykatëshe, të cilat ishin shtuar me shumicë qyshse katundi, dikur i vogël e i qetë si gjithë katundet përreth, ishte bërë qendër e gjithë krahinës. Verandat e shtëpive, ku njerëzit e kishin za-

kon te rrinin verës pasdarkave, ishin tani të boshatisü-ra dhe vetëm aty-këtu dukeshin akoma karrige dhe shi-larës, të lënë aty, me shpresë, sic duket, se do të kthe-heshin prapë ca dite të ngrohta, përpara se të pllakoste dimri.

Po ndërsa verandat ishin të shkreta, te portât dhe te gardhet dukeshin vajza të reja dhe tek-tuk ndonjë djalë bashkë me to, që pëshpëritnin. Ndërsa kalonte për-bri tyre, Stresi e ndiente se si ato e ndërpritnin pëshpë-rimën dhe vazhdonin ta ndiqnin me sytë plot kureshtje. Ngjarja e nates së **11** tetorit kishte nxitur përfytyrimin e të gjithëve, sidomos të vajzave dhe të nuseve të reja. Stresit i shkoi nëpër mend se me siguri secila prej tyre ëndërronte që dikush të bënte një rrugë mes për mes kontinentit për të, pavarësisht se ç'mund të ishte, velia apo i largët, njeri apo hije.

— E, — i tha e shoqja, kur hyri në shtëpi, — e gjetët më në fund me kë ka ardhur?

Ndërsa hiqte pelerinën, Stresi e vështroi rrëshqitazi, për të kuptuar në kishte ndonjë fije ironie në fjalët e saj. E gjatë dhe flokëçelët, ajo e vështronte me një buzëqe-shje të përgjysmuar, dhe Stresit iu duk për një çast se, megjithëse e çmonte gruan, nuk do ta përfytyronte dot kurrsesi hipur mbi një kalë me të, duke u mbajtur pas shpinës së tij. Kurse Doruntina dukej sikur ishte krijuar për një rendje të tillë, flokështupurisur, e shtrënguar fort pas shpinës së një mashkulli.

— Asgjë, — tha ai shkurt.

—Dukesh i lodhur, — tha ajo.

— Ashtu jam. Ku janë fëmijët?

— Po lozin lart. Të shtroj darken?

Ai bëri «po» me kokë dhe u lëshua i dërrmuar mbi një ndenjëse të mbuluar me flokëse leshi. Në oxhakun e madh, ca flakë të ftohta lëpiheshin rreth dy cungjeve prej lisi, pa mundur t'i ndiznin dot. Stresi ndiqte me sy lëvizjet e së shoqes.

— Sikur mos të të mjaftonin punët e tjera, na edhe

kjo tani, të merresh me gjetjen e një vagabondi, — tha ajo, përmes një tringëllime enësh.

Megjithëse nuk e përmendi Doruntinën, ndihej menjëherë një ndje'një armiqësore ndaj saj.

— Ç't'i bësh, - tha Stresi.

Tringëllima e enëve u bë më e forte.

— E, në fund të fundit, perse i duhet dhënë kaq rëndësi se me kë u kthye në shtëpi një vajzë e pahaire? — foli prapë e shoqja. Këtë herë një pjesë e qortimit i takonte atij.

— E perse e pahaire? — tha ai me qetësi.

— Ty nuk të duket ashtu? — tha ajo. — Ty nuk të duket e pahaire një vajzë që për tre vjet rresht, e dhënë pas lumturisë së saj, as që kujtohet për nënën, mbi kokën e së cilës ka rënë gjëma më e tmerrshme?

Stresi dëgjonte kokulur.

— Ndoshta nuk e dinte, — tha ai.

— Ah, nuk e dinte. Po si u kujtua befas pas tre vjetësh?

Stresi ngriti supet. Ishte e qartë se ndjenja armiqësore e së shoqes ndaj Doruntinës ishte e vjetër. Disa herë e kishte shfaqur, madje njëherë ishin grindur, dhe kjo kishte ndodhur dy dite pas martesës së Doruntinës, kur ajo i kishte thënë: Perse rri kështu si i humbur, kaq shumë ju ka pikëlluar të gjithë ikja e saj? Ishte hera e pare që ajo i bënte një skenë të **fuie.**

— E la të vetme nënën e shkretë midis asaj mynxyre, — vazhdoi ajo, — dhe befas u kujtua të vijë sa për fia tronditur edhe atë fije jeté që i kishte mbetur. Është vërtet një fat i mynxyrshëm.

— Ashtu është, — tha Stresi. — Një vetmi e tillë.. .

— Një vetmi skëterre, thuaj më mire, — vazhdoi ajo. — Të të ikin me radhë nuset e djemve, shumica me djepe në duar, të të kthehet shtëpia në një pus. Por nuset, në fund të fundit, ishin të huaja dhe, pavarësisht se s'bënë mire që e braktisën vjehrrën në fatkeqësi, ç'mund të thuhet për to, kur e para që e braktisi plakën ishte vajza e vetme?

Stresi vështronte shandanin e tyre të bakërt, çuditërisht të ngjashëm me shandanët që kishte pare atë mëngjes të paharruar te dhoma ku dergjeshin Doruntina me të ëmën. Ai po mendonte se në njëfarë mënyrë të gjithë njerëzit do të mbanin njëfarë qëndrimi shpirtëror ndaj ngjarjes që porsa kishte ndodhur dhe se qëndrimi i tyre do të varej nga vendi që kishte zënë secili në jetë, nga fati i secilit në dashuri apo në martesë, nga pamja e jashtme, lumturia apo fatkeqësia e secilit, nga ngjarjet e rëndësishme apo motivet më të fshehta intime, ato që njerëzit nganjëherë ia fshihnin edhe vetvetes. Të gjitha këto do të përbënin në tërësi jehonën e ngjarjes, me anë të së cilës njerëzit, duke kujtuar se do të jepnin një gjykim oër dramën e të tjerëve, në të vërtetë s'do të bënin gjë tjetër, veçse do të jepnin dramën e tyre.

Në mëngjes mbërriti një korrier nga kanceleria e princit, i cili solli një zarf për Stresin. Në zarf ishte një shënim ku thuhej se princi kishte marrë njoftim mbi ngjarjen e **11** tetorit dhe porosia e tij ishte që të bëhej ç'ishte e mundur për t'u sqaruar sa më pare gjithçka, në mënyrë që, sic shkruante vetë Stresi, të mos krijoheshin turbullira dhe keqkuptime në popull.

Kanceleria kërkonte që Stresi ta njoftonte atë menjëherë porsa çështja të quhej e zgjidhur.

Hrevia bëri Stresi, pasi e mbaroi së lexuari për të dytën herë shënimin e shkurtër. Çështja të quhej e zgjidhur. .. Një fjalë goje, po eja e vihu një herë në vendin tim.

Ai kishte fjetur keq dhe në mëngjes kishte vazhduar acarimi i pashpjeguar me të shoqen, i shkaktuar, pa

dyshim, nga fakti që ai, duke mos e kundërshtuar atë për çështjen e Doruntinës, nuk kishte marrë pjesë me zemër në dënimin e saj. Stresi kishte vënë re se acarime të tilla, që mbeteshin pa shpërthyer gjoja për të mos shkaiktuar sherr, në të vërtetë ishin më të këqija se grind jet e hapura, pas të cila ve vinte gjithmonë një pajtim. Kurse acarime të tilla, ngaqë për arsye të mosshpërthimit s'kishin si të mbaronin me pajtim, me dite të tëra kërkonin një shkak për t'u shfaqur, dhe ngaqë shkaku i shfaqjes ishte zakonisht fare i pakohë e pa vend, nervozizmi dhe, për rrjedhim, sherri që shkaktonin, ishte shumë më i hidhur se grind jet e rëndomta.

Stresi e kishte akoma në dore letrën e kancelerisë së princit, kur hyri ndihmësi për t'i thënë se rojtari i varrezës dëshironte t'i njoftonte diçka.

— Rojtari i varrezës? — ia bëri Stresi, duke e vështruar ndihmësin me qortim. Ai donte t'i thoshte «akoma kërkon të më mbushësh mendjen se dikush ka dalë nga varri ?», por në atë cast, te dera e lënë përgjysmë e hapur, u duk vërtet dikush, që ishte, me sa dukej, i porsaardhuri. — Le të vijë, — tha Stresi ftohtë.

Rojtari hyri duke u përkulur me nderim.

— E? — ia bëri Stresi, kur pa se tjetri mbeti i palëvizur përpara tij.

Rojtari gëlltiti pështymën.

— Une jam rojtari i varrezës së kishës, zoti Stres, dhe desha t'ju thosha se. ..

— Se varri ka lëvizur? — e ndërpreu StresK — E di.

Rojtari i nguli sytë krejt i turbulluar.

— Une... une, — belbëzoi, — desha të thosha diçka.

— Në qoftë se është fjala për lëvizjen e varrit, une atë e di, — e ndërpreu prapë Stresi, pa e fshehur dot njëfarë nervozizmi. — Po të kesh diçka tjetër, po të dëgjoj.

Stresi priste që rojtari të thoshte: jo, s'kam gjë tjetër, dhe uli kokën mbi tryezë, kur, për habinë e tij, dëgjoi zërin e rojtarit:

— Une doja të thosha diçka tjetër.

„ Stresi ngriti kokën dhe e vështroi rreptazi, si për t'i kujtuar se atje nuk ishte një vend ku mund të bëheshin shakara.

— Ti paske diçka tjetër? — tha ai me një fi je mosbesimi të përzier me ironi. — Pa të shohim.

Rojtari, ende i tronditur nga pritja e ftohtë, pa se si Stresi hoqi duart nga shkresat që kishte përpara, me një mënyrë të tillë, që atij iu duk se po i thoshte: ja, tani më shkëpute krejtësisht nga puna, je i kënaqur? Të shohim ç'do të na përrallisësh.

— Ne jemi njerëz të paditur, zoti Stres, — tha ai, me zë të pasigurt. — Mbase dhe s'dimë ç'themi, na falni, por une kujtova se, kushedi, mundet që. ..

Stresi ndjeu papritur një fije keqardhje.

— Fol, po të dëgjoj, — tha me zë të zbutur.

Ç'është kështu? ia bëri me vete. Ç'faj ka tjetri se une jam gjithë nerva për shkak të kësaj historié?

— Po të dëgjoj, — përsëriti ai. — Si është puna?

Rojtari, i lehtësuar disi, mbushi mushkëritë me frymë.

— Gjithë bota flet për ngritjen nga varri të njërit prej djemve të Zonjës Même, — tha ai, pa i hequr sytë nga Stresi. — Ju e dini më mire se une këtë histori. Madje kanë nisur të vijnë edhe në varreza për të pare mos kanë lëvizur gurët, por kjo është tjetër gjë. Ajo që desha të thosha, është tjetër.

— Vazhdo, — ia bëri Stresi.

— Një të diel, jo këtë që shkoi, as tjetrën, por para kësaj, Zonja Même erdhi, sipas zakonit, në varrezë, për të ndezur nga një qiri mbi varrin e çdo djali.

— D'y të diela para kësaj? — ia bëri Stresi.

— Po, zoti Stres. Ajo ndezi nga një qiri mbi çdo varr, kurse mbi varrin e Kostandinit ndezi dy qirinj. Qëllova aty pranë kur ndodhi kjo dhe dëgjova ç'tha ajo aty te koka e varrit.

Rojtari bëri prapë një pushim të shkurtër, duke mos ia hequr sytë fytyrës së Stresit. Dy të diela para

kësaj, përsëriti Stresi me vete. Domethënë rreth dy jave e ca, vazhdoi ai, pa ditur as vetë pse.

— Kam dëgjuar shumë ligje nënash, duke përfshirë edhe ligjet e saj, — vazhdoi rojtari, — por nuk më është ngjethur ndonjëherë mishtë si atë dite.

Stresi vuri dorën te mjekra dhe u përqendrua i gjithi në fjalët e rojtarit.

— S'ishte as ligje, as vaj i zakonshëm, — vazhdoi rojtari. — Ishte një mallkim.

— Mallkim?!

Rojtari u mbush prapë me frymë, pa e fshehur njëfarë kënaqësie, që kishte mundur më në fund t'i tërhiqte plotësisht vëmendjen kapitenit.

— Po, zotni, një mallkim dhe madje i frikshëm.

— Po si? Ma trego, — tha Stresi me njëfarë padurimi.

— E kam të zorshme t'i them ashtu sic ishin fjalët e saj sepse u trondita jashtë mase, por kuptimi pak a shumë ishte ky: Kostandin, ku e ke fjalën që më dhe se do të ma sjellësh Doruntinën sa herë të kern nevojë për të? Sepse, sic mund ta dini, zoti Stres, atë që di gjithë bota, Kostandini i kishte dhënë besën s'ëmës se...

— E di, e di, — tha Stresi, — vazhdo më tutje.

— E pra, ajo thoshte: Tani që mbeta qyqe mbi dhé dhe pranë s'kam kurrkënd, ty që e trete besën, dheu mos të trettë. Ja, këto ishin pak a shumë fjalët.

Gjatë gjithë kohës që fliste, rojtari kishte hetuar me sy fytyrën e Stresit por në fund, kur ai priste që tjetri të arrinte kulmin e habisë prej tregimit të frikshëm, vuri re se sytë e kapitenit kishin humbur në një si mendim anësor. Rojtari e humbi përsëri sigurinë.

— Mendova të vija e t'jua thosha, mbase ju hyn në punë, — tha ai. — Besoj se s'bëra ndonjë gabim.

— Aspak, — shpejtoi të thoshte Stresi, — përkundrazi, bëre shumë mire. Falemnderit.

Rojtari u përkul me nderim dhe në çastin që po dilte u përpoq për herë të fundit të kuptonte nëse kishte bërë mire apo keq që ishte munduar gjer atje.

Stresi vazhdonte të rrinte me fytyrë të përhumbur.

Pas pak ai ndjeu praninë e dikujt në dhomë. Ngriti kokën dhe pa ndihmësin, por e hoqi mendjen sakaq préj tij. Si është e mundur që e bëmë një budaJlallëk të tillë? tha me vete. Si është e mundur që nuk kemi folur me nënën? Dy herë ai kishte dëgjuar vetëm Doruntinën, kurse nënën asnjëherë. Kurse ajo mund të kishte pikëshikimin e saj për ngjarjen. Ishte vërtet një harresë e pafalshme nga ana e tij.

Stresi ngriti kokën. Ndihmësi ishte aty, në pritje.

— Kemi bërë një budallallëk të pafalshëm, — tha Stresi.

— Në lidhje me varrin? Ç'është e vërteta, më shkoi mendja njëherë, por...

— Ç'dërdëllis? — e ndërpreu Stresi. — S'ka të bëjë fare me varrin dhe me gjithë ato dokrrat për fantazmat. Ndërsa rojtari tregonte për mallkimin e zonjës plakë, une mendoja: Si është e mundur që nuk kemi biseduar asnjëherë me të? Si e hëmë këtë marrëzi?

— Është e vërtetë, — ia bëri ndihmësi, me një ton prej fajtori. — Keni të drejtë.

Stresi u ngrit me një lëvizje të beftë.

— Të shkojmë sa më pare tek ajo, — tha ai. — Të përpiqemi ta ndreqim sa më pare gabimin.

Shumë shpejt ata u gjendën në rrugë. Ndihmësi mezi ndiqte hapat e gjatë të Stresit.

— S'është puna vetëm te mallkimi, — vazhdonte të fliste Stresi. — Duhet dëgjuar në përgjithësi gjithçka që mendon nëna plakë për ngjarjen. Ajo mund të hedhë dritë mbi enigmën.

— Keni të drejtë, — thoshte ndihmësi midis frymëmarrjes së shpeshtë, që i bënte fjalët e tij sikur notonin nëpër erë e mjegull. — Duke lexuar letrat e saj, mua më ka lindur një mendim... Diçka del atje... por këtë do t'jua them më vonë... Akoma s'jam i sigurt... veç kësaj, është diçka krejt e pazakontë... •

— Ashtu?!

— Po... por tani per tani s'do t'ju them asgjë. .. Do ta shfletoj krejt letërkëmbimin e saj.. . pastaj do t'ju them ç'mendoj...

— Kryesorja tani është që të bisedojimë me nënën, — tha Stresi.

— Po, po, — ia bëri ndihmësi, — keni plotësisht të drejtë.

— Qoftë duke u nisur nga mallkimi që tregoi rojtari i varrezës, — tha Stresi. — Nuk besoj se ai e ka shpikur një gjë të tillë.

— Në asnjë mënyrë, — tha ndihmësi. — Është njeri i ndershëm, e njoh mire.

— E pra, qoftë duke u nisur nga mallkimi i nënës, — vazhdoi Stresi. — Kur Doruntina që përjashta ka thirrur: hape, nënë, portën, kam ardhur me Kostandinin, (në qoftë se ajo i ka thënë vërtet këto fjalë), mundësia që nëna t'i ketë besuar ato fjalë ngjethëse, shtohet, po të kemi parasysh mallkimin. Më kupton?

— Po, po, — ia bëri ndihmësi.

— Veçse këtu del diçka tjetër, — vazhdoi Stresi, pa i ngadalësuar hapat. — U gëzua valle nëna, që kujtoi se i biri që nga nëntoka ia dëgjoi fjalën dhe u ngrit nga varri, apo, përkundrazi, u pendua që e shqetësoi të vdekurin? Apo s'ishte as e para, as e dyta, po diçka tjetër, më e turbullt e më e ngatërruar?

— Ka mundësi të jetë diçka tjetër, — tha ndihmësi.

— Ashtu mendoj dhe une, — tha Stresi. — Fakti që nëna plakë, me të hapur portën, mori një goditje vdekjeprurëse, tregon se pikërisht në atë çast ajo bëri një zbulim të kobshèm.

— Pikërisht, — tha ndihmësi, — një zbulim... Kjo lidhet tamam me atë dyshimin tim.. që ju fola pak më pare...

— Ndryshe s'përligjet tronditja e plakës, — vazhdoi Stresi. — Tronditja e Doruntinës është e shpjegueshme, vdekja e nëntë vëllezërve, kurse e nënës kurrsesi. Po ç'është kështu?

Stresi mbajti këmbët.

— Ç'është kështu? — tha prapë. — Më duket se po dëgjoj një kujë.

Ata nuk ishin larg shtëpisë së Vranajve dhe një copë herë vështruan në drejtim të saj.

— Edhe mua ashtu më duket, — tha ndihmësi.

— O zot, mos ka vdekur plaka? — tha Stresi. — Ah, ç'marrëzi kemi bërë!

Me hapa akoma më të gjatë, ai vazhdoi rrugën. Çizmet e tij shkelnin pa asnjë kujdes mbi pellgjet e mbi balte, duke shkulur që andej gjethe të kalbëta. Ç'marrëzi, murmuriste nëpër dhëmbë. Ç'marrëzi!

— Po ndoshta s'është ajo. . . — tha ndihmësi. — Ndoshta është... Doruntina.. .

— Si?! — gati sa s'ulëriu Stresi, dhe tjetri e kuptoi se ideja e vdekjes së gruas së re ishte e papranueshme për të.

Rrugën gjer te shtëpia e Zonjës Même e bënë pa folur. Nga të dyja anët e udhës plepat e gjatë shkundnin përzishëm fletët e fundit. Tani dëgjohej fare qartë kuja e grave.

— Ka vdekur, — mërmëriti Stresi, — s'ka asnjë dyshim.

— Po, oborri i shtëpisë nxin nga njerëzit.

— Si është puna? — pyeti Stresi njeriun e pare që po vinte përballë tyre. — Ç'ka ndodhur?

— Te shtëpia e Zonjës Même, — u përgjigj tjetri, — kanë vdekur të dyja, nënë e bijë.

— Si është e mundur!

Tjetri hapi krahët dhe vazhdoi rrugën.

— Si është e mundur! — ia bëri prapë Stresi, pa ngadalësuar hapat. Pështyma në gojë i ishte tharë dhe qiellzën e kishte helm.

Porta e madhe e shtëpisë i kishte kanatet të hapura në një mënyrë që Stresit iu duk e pamëshirshme. Ata u gjendën të dy në oborr midis një vorbulle njerëzish që vërtiteshin si pa qëllim. Stresi pyeti përsëri dhe përsëri mori të njëjtën përgjigje: kishin vdekur të dyja. Nga brenda vinte e qara e grave. Të dyja, tha ai me vete si i mpirë. Kështu mund të shpjegohej një kujë aq e madhe. Rrugës, duke u afruar, dy tri-herë ai kishte thënë me

vete: po perse një kujë kaq e madhe për zonjën plakë? Në fund të fundit, ajo e kishte kohën. Kurse e vërteta paskësh qenë ndryshe.

Stresi e la veten të shtyhej nga të gjitha anët. S'kishte asnjë vullnet jo vetëm të ndërmerrte diçka, po as të mendohej me qartësi. Në të vërtetë, rrugës, dy-tri herë e kishte shpuar dyshimi se mos ishte Doruntina ajo që kishte vdekur, por e kishte dëbuar sakaq atë mendim. Kurse për të dyja bashkë as që i kishte shkuar mendja. Madje njëherë i qe dukur se më e mundshmja ishte vdekja e Doruntinës, ngaqë ajo, duke udhëtuar, sic kujtonin të tjerët apo ajo vetë, në një kalë me të vdekurin, qe molepsur në njëfarë mënyrë prej vdekjes. Kurse për të dyja jo, as që mund të përfytyrohej.

— Po si? — pyeti ai, pa iu drejtuar kujt, në atë vorbull të marre supesh e zërash kureshtarësh. — Si ndodhi?

Përgjigjja erdhi nga dy-tre zëra përnjëherësh:

— Në fillim vdiq vajza, pastaj nëna.

— Ah, në fillim paska vdekur Doruntina?

— Po, zoti kapiten. Ajo e shkreta vdiq e para. Kuptohet që Zonjës Même s'i mbetej gjë tjetër pastaj, veçse të mbyllte qerthullin e vdekjeve.

— Ç'kob, ç'kob! — thoshte dikush ngjitur me ta. — U shuan Vranajt. U shuan për jetë.

Stresit për një çast i zunë sytë ndihmësin, që ashtu si ai, lëkundej midis njerëzve. Tani enigma u bë e piote, mendoi ai. Nënë e bijë do ta marrin të fshehtën në varr.

Ai eci drejt derës së shtëpisë, për të hyrë brenda. U shuan Vranajt, tha prapë një zë. Stresi ngriti kokën si për të gjetur kush i tha ato fjalë, por, pa e ditur as vetë pse, vështrimi i tij, në vend që të kërkonte dikë midis njerëzve, u ngrit lart drejt strehëve të shtëpisë, sikur zeri të vinte që andej. Për ca caste ai nuk pati force t'i shkëpuste sytë andej. Të nxirë e të shtrembëruar nga koha, trarët e strehëve të gjera që dilnin jashtë mureve, e jepnin më mire se çdo gjë tjetër mynxyrën e shkretimin që kishte ndodhur nën atë çati.

## *KAPITULLI I TRETE*

Nga të katër anët e principatës po shkuleshin njerëzit për të ardhur në varrimin e Zonjës Même **e** të Doruntinës. U kuptua menjëherë që varrimi do të përbënte një nga ato ngjarje, që, për arsye që nuk bëheshin të qarta kurrë, herë pas here e në periudha të caiktuara ishin të nevojshme për t'i mbështjellë të gjithë pas vêtes. Në të vërtetë mbështjellja kishte filluar qysh më pare, qysh ditën që u bë i njohur kthimi i Doruntinës, po varrimi po nxirrte në shesh, si të thuash, gjithë atë që ishte biseduar ose menduar prapa mureve të shtëpi-

ve apo në trutë e njerëzve. Tani e gjithë kjo po merrte forme e po trupëzohej në një varg të pambardm njerëzish që udhëtonin mbi mushka, karroca apo më këmbë drejt kryekatundit të krahinës.

Varrimi do të bëhej të dielën. Kufomat ishin vendosur në sallonin e madh të pritjes, të braktisur prej kohësh, qysh nga zia e djemve. Nën dritën e qirinjve, emblëmat e vjetra të shtëpisë, armët dhe ikonat në mure si dhe fytyrat e të vdekur ave ngjanin si të stërpikura në argjend.

Pranë arkivoleve madhështore prej bronzi, (zonja plakë kishte lënë me testament një shumë të madhe për varrimin e vet), të ulura mbi frone të vogla prej druri të gdhendur, katër vajtojca udhëhiqnin vajtimin e grave. Njëzet orë pas vdekjes, midis bronzit të arkivoleve, vaji ishte tani më i shtruar, por më rende. Herë-herë, sipas zakonit, vajtojcat i prinin vajit me fjalë në forme vargjesh. Herë njëra, herë tjetra e herë të katra së bashku ato rikrijonin pjesë të ngjarjes së jashtëzakonshme.

Me zë të dridhshëm, njëra nga vajtojcat kujtonte dasmën e Doruntinës dhe ikjen e saj larg. Tjetra, me zë akoma më të dridhshëm, qante për nëntë djemtë, që fill pas dasmës u vranë në luftën me ushtrinë e sëm'urë. E treta vazhdonte të ligjëronte për zinë e nënës plakë. që mbeti e vetme e pa njeri.

*Kostandin, të ardhtë gjëma,*
*Ku e ke besën që më dhe,*
*Besa jote nën dhé,*

vajtonte vajtojca e katërt vizitën e plakës në varreza për të nëmur besëshkelësin. Pastaj vajtojca e pare këndonte ngritjen nga varri të birit të mallkuar dhe rendjen nëpër natë drejt viseve ku qe martuar e motra.

Në *ke ardhur për të mire,*
*Të vishem si gjeraqinë.*
*Në ke ardhur për të keq,*
*Të vishem si kallogre,*

qante vajtojcja.

*Êja, motër, sikundër je,*

përgjigjej e treta me fjalët e të vdekurit.

Pastaj vajtojca e katërt me të parën, duke ndërprerë njëra-itjetrën, këndonin së bashku ecjen mbi kalë të motrës e të vëllait dhe fjalët e zogjve dëshmitarë:

*Kemi pare, s'kemi pare,*
*Shkon i vdekuri me të gjallë,*
*Hipur mbi të njëjtin kalë.*

Vajtojca e trete tregonte mbërritjen pranë shtëpisë dhe ikjen e Kostandinit në varrezë. E katërta e mbyllte vajin me trokitjen e Doruntinës, fjalët e saj se e solli vëllai sipas premtimit, dhe përgjigjen e nënës që brenda:

*Kostandini vdekur,*
*Ç'bën tre vjet pa tretur.*

Pas vajtimit të përbashkët të grave, si pushonin një copë herë, sa për të mbledhur veten, vajtojcat nisnin ligjërimin përsëri. Fjalët me të cilat ato shoqëronin vajin s'ishin të njëjta në çdo vajtim. Një pjesë e vargjeve përsëriteshîn, por një pjesë e tyre ndryshoheshin ose hiqeshin fare për t'u zëvendësuar me vargje të reja. Gjatë ligjërimeve të ndryshme vajtojcat qëllonte që kalonin rrëshqitazi në atë pjesë të ngjarjes për të cilën qenë zgjatur në vajin e mëparshëm, ose, përkundrazi, zgjateshin në një pjesë që më pare e kishin kaluar tepër shpejt, ose e kishin kapërcyer fare. Kështu, qëllonte që në njërin ligjërim i kushtohej më shumë vend hyrjes së ngjarjes, kohës kur familja e madhe e Vranajve ishte e lumtur, lëkundjeve për martesën e Doruntinës larg dhe premtimit të Kostandinit se do fia suite motrën nënës sa herë që ajo të kishte nevojë për të. Në ligjërimin tjetër e gji-

the kjo kalohej shpejt e shpejt dhe vajtojcat ndaleshin më shumë te udhëtimi i frikshëm mbi kalë, duke dhënë bisedën i gjallë — i vdekur. Në orë të tjera të vajtimit e gjithë kjo kalohej më shpejt dhe jepeshin hollësira të tjera, si për shembull kërkimi i Doruntinës prej vëllait të vdekur, valle më valle, (në katund të Doruntinës bëhej feste), dhe fjalët e tij drejtuar vajzave të fshatit se «ato ishin të bukura shumë, po bukuria e tyre e Unte atë të ftohtë».

Njerëzit e Stresit, të dërguar posaçërisht prej tij, merrnin shënim të gjitha fjalët e ligjërimeve dhe ia çonin atij menjëherë. Stresi, pranë dritares prej nga frynte era e ftohtë verlöre, vështronte si i mpirë fletët, pastaj merrte pendën dhe niste të nënvdzonte mbi to fjalë dhe rreshta të tërë.

— Le të vrasim mendjen ne dite e natë për të shpjeguar ç'ka ndodhur, — i tha ai ndihmësit. — Vajtojcat vazhdojnë punën e vet.

— Ashtu është, — u përgjigj ndihmësi. — Ato as që e vënë në dyshim ngritjen nga varri.

— Në sytë tanë po lind një legjendë, — tha Stresi, duke i zgjatur fletët plot nënvizime. — Shiko këtu. Gjer pardje vajtimet ishin akoma të thjeshta, kurse që mbrëmë, e sidomos sot, ato po marrin formen e një legjendë të piote.

Ndihmësi pa një copë herë fletët e mbushura me vargje dhe me nënvizime e shënime të vogla anash. Aty—këtu dora e Stresit kishte vënë pikëpyetje e pikëçuditëse.

— Megjithatë edhe prej vajtojcave diçka mund të dalë, — tha ai me një buzëqeshje të dobët.

— Natyrisht.

Ndërkaq vazhdonin të vinin njerëz për varrim, të njohur e të panjohur, nga të katër anët. Erdhën miq të vjetër të familjes, gjithë krushqit e saj të shumtë, bujarë e zyrtarë të ndryshëm, pjesëtarë të familjes së princit dhe përfaqësues të kishës. Erdhën gjithashtu bujarë të tjerë nga kontera e principata fqinje, të afërta e të

largëta. Konti Topia, miku i vjetër i Zonjës Mëmë, në pamundësi për të ardhur, (për arsye sëmundjeje apo ftohjeje me princin kjo s'dihej me siguri), kishte dërguar njërin nga djemtë.

Ashtu siç qe caktuar, varrimi u bë në paraditen e së dielës. Kortezhi i pafund lëvizte me vështirësi drejt kishës, ngaqë rruga nuk e nxinte dot. Një pjesë e madhe e varrimtarëve detyroheshin të kapërcenin hendekët e rrugës e të ecnin nëpër fusha e djerrina. Shumë prej tyre kishin marre pjesë në dasmën e Doruntinës, dhe tingujt e përzishëm të kambanës ua bënin edhe më të lehtë kujtimin e saj. Ishte po ajo rrugë, nga shtëpia e Vranajve e gjer te kisha, dhe po ajo kambanë, që binte me tinguj të tjerë. Dhe turma e dasmorëve kishte qenë pothuajse e njëjtë me atë të kësolltarëve tani dhe ashtu si tani shumë njerëz, ngaqë nuk i nxinte rruga, kapërcenin hendekët e ecnin fushave.

Midis dasmës së Doruntinës dhe varrimit **të** saj **ki**shte qenë vdekja e nëntë vëllezërve, por ajo ishte si një ankth që mbahej mend turbull. Ai ankth kishte vazhduar dy jave. Zinxhiri i mynxyrave s'kishte të mbaruar. Dukej sikur etja e vdekjes nuk do të shuhej pa e mbyllur plotësisht derën e Vranajve. Dhe pothuajse kishte ndodhur ashtu : në fillim kishin sjellë dy vëllezërit e vrarë në fushën e luftës. Dy vdekje në një **dite,** u duk se fati qe treguar i pamëshirshëm me Vranajt dhe askujt s'ia merrte mendja se çdo **të** silìte e nesërmja, sepse askujt s'ia merrte mendja se dy vëllezërit e tjerë, **të** sjellë në mbrëmje të plagosur. do të vdisnin pas tri ditësh. Plagët e tyre kishin qenë të parrezikshme dhe akoma më **të** lehta u qenë dukur njerëzve të shtëpisë në krahasim me

plagët vdekjeprurëse të dy të vrarëve. Mirëpo, kur në mëngjesin e dites së tretë ata qenë gdhirë të vdekur, në shtëpinë e mbuluar nga zia, bashkë me zinë e re, që e nxirosi edhe më të vjetrën, erdhi e u shtua një brengë e padurueshime, një lloj pengu, një lloj pendimi për mospërfilljen ndaj dy të plagosurve, për lënien mënjanë të tyre, (në të vërtetë askush s'i kishte lënë mënjanë, por kështu u dukej tani që ata kishin vdekur). Ishin bërë të gjithë si të luajtur nga dhembja: nëna plakë, vëllezërit e tjerë, nuset që porsa kishin mbetur vejusha. Kujtonin plagët e tyre, që tani u dukeshin të mëdha, përmendnin kujdesjet që duhej të bënin dhe që tani u dukej se nuk i kishin bërë, e ndienin veten të tërë fajtorë. Vdekja e të plagosurve u dhembi akoma më shumë, se iu duk sikur e kishin pasur vetë në dore jetën e tyre e se i lanë t'u iknin nga duart fare kot. Dhe vetëm pas disa ditësh, kur vdekja qe rikthyer në shtëpinë e tyre me hap akoma më të rende, për të marre pese vëllezërit e tjerë që kishin mbetur, nëna plakë me nuset qenë mpirë plotësisht. Thoshin se as zoti s'qëllon dy herë të njëjtin vend me rrufe, kurse kobi e kishte goditur si askënd tjetër shtëpinë e Vranajve. Vetëm atëherë u mor vesh se shqiptarët kishin luftuar me një ushtri të sëmurë nga murtaja, ndaj dhe fati i të vrarëve, të plagosurve dhe i shumicës së atyre që ishin kthyer gjallë nga lufta, do të ishte i njëjtë.

Pas tri javësh shtëpia e madhe e Vranajve, dikur e gëzueshme e gjithë zhurmë, qe kthyer në një shtëpi hijesh. Dhe vetëm Doruntina, e larguar pak kohë më pare, s'dinte asgjë për mynxyrën.

Kambana e kishës vazhdonte të binte përzishëm, por midis kësolltarëve ishte vështirë të gjendej qoftë edhe ve+ëm një, qoftë edhe nga rrethi më i ngushtë i miqve, që të kujtonte me saktësi varrimin e nëntë vëllezërve. Gjithçka ishte bërë atëherë si në një ëndërr të keqe, si në një bunacë, ngaqë nxjerrja e arkivoleve nga shtëpia e Vranajve kishte vazhduar dhjetë dite rresht. Madje kishte shumë njerëz që nuk e dinin mire radhën e vdekjeve, dhe me siguri pas ca kohësh do të ishte e

vështirë të thuhej se cilët nga vëllezërit qenë vrarë në fushën e luftës, cilët kishin vdekur nga sëmundja e cilët nga plagët e sëmundja bashkë.

Kurse dasma e Doruntinës ishte diçka që mbahej mend nga të gjithë me hollësi. Ishte nga ato lloj ngjarjesh që, duke u larguar në kohë, kanë aftësinë t£ zbukurohen, dhe kjo jo sepse janë të paharrueshme në vetvete, por ngaqë kanë aftësinë të thithin rreth vêtes gjithçka të mire që ishte, ose që mendohej se ishte më pare e që tani s'është më. Veç kësaj, ishte martesa e pare e një vajze vendase kaq larg. Që nga kohërat që s'mbaheshin mend, largësia ku martohej vajza kishte qenë diçka me të cilën mend jet e njerëzve ishin marrë shumë. Kishte pasur mendime të ndryshme, pro e kundër, brenga, kundërshtime, ndeshje, drama. Ato lidheshin me largësinë në hapësirë dhe në gjini, të cilat shpesh përputheshin. Kishte njerëz që mbronin idenë e martesave brenda katundit e fisit, që ishin gati të flijoheshin që ky zakon i vjetër të mos ndryshonte, ashtu sic kishte të tjerë që ishin gati të flijoheshin për të kundërtën, dometnënë për idenë që martesat të bëheshin isa më larg. Të dy palet kishin luftuar gjatë, gjersa largësia në martesat nisi të fitonte dalngadalë. Në fillim ajo qe e druajtur, dy maie larg, katër maie, shtatë maie, gjersa erdhi largësia imadhështore ë Doruntinës, që ipërfshinte gati gjysmën e kontinentit.

Ishte e kuptueshme që, ndërsa turma bashkë me karvanin e dasmorëve lëvizte ngadalë drejt kishës, njerëzit flitnin, pëshpëritnin. rikujtonin historinë e krushqisë së Doruntinës, lëkundjet e nënës e të vëllezërve që nuk e donin këtë martesë, këmbënguljen e Kostandinit që ajo të bëhej dhe besën e tij që do fia sillte nënës të motrën. Kurse për Doruntinën vetë, e dëshironte apo nuk e dëshironte ajo këtë martesë. nuk dihej asgjë. Më e bukur se kurrë, midis kuajve të vëllezërve dhe të krushqve, e përlotur si çdo nuse, krejt e mjegullt, ajo i përkiste më tepër horizontit sesa atyre.

Të gjitha këto kujtoheshin tani, ndërsa kortezhi

bënte të njëjtën rrugë që kishte bërë atëherë turma e dasmorëve. Dhe ashtu si pas një kadifeje të zezë rrezëllen më i bukur një servis kristali, ashtu dhe në sfondin e zisë, dasma e Doruntinës dukej më e bukur. Tani njerëzit e kishin vështirë të mendonin për njërën pa tjetrën, aq më tepër që Doruntina ishte, sipas tyre, po aq e bukur në arkivol, sa edhe mbi kalin e dasmës. E bukur po ç'e do, psherëtinin ata. S'e gëzoi kush. E tani **e** gëzon toka.

Të tjerë, me zëra më të ulët se të parët, flitnin për ardhjen misterioze të saj, duke përsëritur atë që kishin dëgjuar nga të tjerët, ose të kundërtat e tyre. Thonë se Stresi po merret me zbulimin e énigmes, thoshte dikush, princi e ka ngarkuar personalisht të gjejë rrënjët **e** këtij misteri. S'ka asnjë mister, dëgjomëni mua, **e** ndërpriste shoku i tij. Ajo erdhi që të plotësonte qerthullin e vdekjes, kjo është e gjitha. Po si, me ç'mënyrë? Ah, vetëm ajo gjë s'ka për t'u marre vesh kurrë. Thonë se një nga vëllezërit e saj është ngritur natën nga varri për ta sjellë. Ashtu kam dëgjuar dhe une, është vërtet ngjethëse. Po ka dhe zëra të tjerë që thonë se.. . E di, e di, e kam dëgjuar dhe une, por lëre më mire, është mëkat të flitet ashtu, sidomos sot, në varrim. Ke të drejtë.

Dhe njerëzit e ndërpritnin bisedën me një marrëveshje të heshtur se pas disa ditësh apo ndoshta qysh të nesërmen, pasi të vdëkurat të futeshin në tokë, kur të gjithë të ishin më të qetë, ata do të flitnin prapë për këtë gjë, ndoshta më shumë akoma, dhe sigurisht më me nge.

Në të vërtetë ndodhi tamam ashtu. Fill pas varrimit, atëherë kur u duk se historia në njëfarë mënyrë mori fund, u ngrit një thashethemnajë e madhe, që rrallè

mbahej mend ndonjëherë. Ajo u përhap vale-vale në katundet përreth, prej tyre kaloi më larg, në pjesët e skajshme të principatës, kapërceu kufijtë e saj e nisi të shpëmdahej në kontetë dhe principatat fqinje. Me sa duket, kësolltarët e shumtë që morën pjesë në varrim, duke ikur, morën me vete copa të saj për t'i çuar anembanë vendit.

Duke kaluar nga go ja në gojë e nga mushkëria në mushkëri, kuptohet që ajo merrte me vete shumë brenga njerëzore, nga ato që askush nuk i thoshte drejtpërdrejt, por priste një rast të tillë për t'i nxjerrë tërthorazi. Dhe sa më larg që ikte, aq më tepër bëhej flurore e ndërronte forme, si një re shtegtare, por thelbi mbetej po ai: një i vdekur qe ngritur nga varri për të mbajtur fjalën që i kishte dhënë nënës se do fia sillte vajzën e martuar larg, kur ajo të kishte nevojë për të.

S'u mbush as java pas varrimit të dy grave, kur Stresin e thirrën të paraqitej me ngut në Manastirin e Tre Kryqeve, ku e priste kryepeshkopi i principatës, i ardhur enkas për diçka të rëndësishme.

Enkas për diçka të rëndësishme, përsëriti Stresi dy--tri herë me vete, ndërsa ecte me kalë në udhën mes për mes fushës. Ç'punë të kishte valle me të kryepeshkopi? Ai dilte shumë rrallë nga selia e tij dhe, veç kësaj, edhe sikur të kishte pasur vërtet një punë që lidhej me Stresin, ai mund fu drejtohej për këtë eprorëve të Stresit, ose ta thërriste atë të paraqitej në selinë e tij, lë qendër të principatës dhe jo të merrte gjithë këtë idhë të gjatë, për të ardhur në Manastirin e Tre Kry-

qeve. Ndoshta e gjithë kjo ishte një keqkuptim, mendoi Stresi, një ngatërresë e nëpunësve apo korrierëve. Në fund të fundit, s'kishte pse të merakosej para kohe.

Mbi fushëtirën e mardhur nga vjeshta frynte ere e ftohtë. Nga të dy anët e udhës, në thellësi, mullarët e barit dukej sikur mënjanoheshin zymtas. Stresi ngriti jakën e pelerines. Po sikur të jetë fjala për ngjarjen e Doruntinës, mendoi ai, por në çast tha me vete: marrëzira. Ç'punë kishte kryepeshkopi me të? Valle pak punë të tjera kishte atje në qendër, sidomos tani, kur acarimi midis kisfiës katolike romake dhe asaj ortodokse bizantine në principatat shqiptare kishte arritur kulmin? Ca vite më pare, kur u përcaktuan pak a shumë zonat e ndikimit të katolicizmit dhe ato të ortodoksizmit dhe kur principata e tyre mbeti nën kishën bizantine, Stresi kishte kujtuar se kësaj grind je je të gjatë i kishte ardhur më në fund fundi. Mirëpo nuk kishte qenë ashtu. Të dy kishat kishin filluar prapë luftën për t'i rrëmbyer shoqja-shoqes princat dhe kontët shqiptare. Nga njoftimet e rregullta që Stresi merrte prej bujtinave dhe pikave të kalimit, dilte se kohët e fundit lëvizja e misionarëve katolikë nëpër principatat ishte shtuar prapë. Ndoshta për këtë vinte kryepeshkopi, megjithëse kjo s'kishte të bënte fare me Stresin. Nuk ishte ai konsulli që jepte lejet e udhëtimeve. Jo, mendoi Stresi. Kjo s'ka asnjë lidhje me mua. Duhet të jetë tjetër gjë.

Po në fund të fundit ç'e vriste mendjen? Do të mbërrinte atje e do ta mësonte për se qe fjala. As që ia vlente barra qiranë të merakosej. Ndoshta puna mund të ishte fare e thjeshtë; kryepeshkopi kishte ardhur ndoshta për tjetër punë, për ndonjë inspektim, për shembull, dhe me këtë rast, rastësisht, mund të kishte dalë diçka për të cilën ai kërkonte ndërhyrjen e Stresit. Përhapja e magjive, /për ishembull, ishte bërë shpeshherë problem për kishën dhe ishte diçka që lidhej me Stresin. Po, po, mund të jetë diçka e tillë, tha ai me vete, duke

e ndier se mendimi po i ngrinte në një pikë. Magjitë, ngritja e të vdekurit nga varri, një hap i ndante nga njëra-tjetra. . . Ah, jo, gati sa s'thirri ai, vetëm me Doruntinën s'mund të kishte punë kryepeshkopi, dhe, duke e shpuar barkun e kalit me mamuze, shpejtoi ecjen.

Ishte vërtet ftohtë. Shtëpitë e një katundthi u shfaqën diku nga e djathta, pastaj s'u duk më asgjë, veç fushës me mullarët që mënjanoheshin vazhdimisht.

Manastiri i Tre Kryqeve ishte akoma larg. Në atë pjesë të rrugës Stresi nuk mendoi gjë tjetër, veç po ato gjëra që kishte menduar gjer atëherë, veçse me një renditje tjetër. Disa herë tha me vete: gjepura, marrëzira, s'është e mundur dhe, sado që dy-tri herë vendosi përfundimisht ta hiqte mendjen andej, prapëseprapë rrugës që i m'beti gjer në manastir, nuk mendoi veçse shkakun për se po e thërriste kryepeshkopi.

Ishte hera e pare që Stresi po e shihte atë nga afër. Pa rrobën ceremoniale, me të cilën ai e kishte pare në kishën e madhe të kryeqendrës së principatës, kryepeshkopi dukej i lëmuar, i dobët dhe lëkurën e kishte aq të bardhë e të hollë, sa do të besoje se me pak përpjekje mund të merrje vesh se ç'ndodhte brenda atij trupi gati të tejdukshëm. Por kjo përshtypje iu prish Stresit sapo kryepeshkopi nisi të fliste. Zëri i tij s'kishte asgjë të përbashkët me trupin e tij, përkundrazi ai dukej se i përkiste më tepër rrobës ceremoniale, mitres dhe temjanicës, që ai i kishte hequr dhe që ndoshta nuk do t'i kishte hequr, po të mos i zëvendësonte me atë zë çuditërisht të fuqishëm.

Kryepeshkopi hyri drejt e në temë. Ai i tha Stresit se kishte marre nje-ftirai për një gjoja ngritje nga varri të dikujt, dy javë më pare, në këtë pjesë të principatës. Stresi mori frymë thellë. Ja pra, kjo na qenkësh, tha me vete. Nga të gjitha hamendjet qe vërtetuar më e pabesueshmja. Kjo që kishte ndodhur, kishte vazhduar kryepeshkopi, kishte qenë diçka e keqe, shumë më e keqe dhe e rëndësishme në të keqen e saj, se ç'mund të mendohej. Ai ngriti zërin: vetëm mendjelehtët mund t'i kalonin lehtë gjëra të tilla. Stresi e ndjeu se po skuqej dhe u mat t'i "thoshte se askush s'mund ta akuzonte se e kishte kaluar lehtë ngjarjen, se, përkundrazi, ai kishte njoftuar menjëherë kancelerinë e princit dhe kishte bërë çmos për të hedhur dritë mbi enigmën e ngjarjes, por kryepeshkopi, sikur fia kishte kuptuar mendimin, vazhdoi:

— Une u njoftova qysh në fillim për ngjarjen dhe dhashë udhëzimet e duhura që ajo të mbyllej, megjithatë duhet të them se nuk e besova kurrsesi që ajo të përhapej në një mënyrë të tillë.

— Po, ajo është përhapur më tepër se ç'pritej, — foli për herë të pare Stresi. Përderisa kryepeshkopi e pranoi se as ai vetë nuk i kishte parashikuar rrjedhimet, Stresi e quajti të panevojshme të ndërhynte për fu mbrojtur.

— Për të hetuar përmasat e jehonës së saj, ndërmora këtë udhëtim të vështirë, — vazhdoi kryepeshkopi. — Dhe, për fat të keq, u binda se jehona është katastrofike.

Stresi pohoi me kokë.

— Për asgjë tjetër s'do të nisesha nëpër këtë kohë të keqe, — vazhdoi kryepeshkopi, pa ia hequr sytë zhbirues Stresit. — E kupton tani se sa rëndësi i jep kisha e shenjtë kësaj ngjarjeje?

— Po, hirësi, — tha Stresi. — Më thoni, ç'duhet të bëj?

Kryepeshkopi, që me sa duket e kishte llogaritur që , kjo pyetje të bëhej më vonë, qëndroi ca caste në hesh-

tje, si për të gëlltitur brenda vêtes ato që tani ishte e panevojshme të thuheshin. Stresit iu duk se ai po bëhej nervoz.

— Të varroset ngjarja, — tha ai me zë fare të qetë, — domethënë të varroset ajo pjesë e ngjarjes që s'duhet, që s'është e vërtetë, që është kundër kishës. Më kupton, kapiten? Të mohohet ringjallja e njeriut, të hidhet poshtë, të demaskohet, të ndalohet me çdo kusht.

— Ju kuptova, hirësi.

— Është e vështirë?

— Pa dyshim, — tha Stresi. — Une mund të ndaloj të flasë një mashtrues ose një shpifës, por si mund të ndaloj theshethemnajën njerëzore! Është mbi fuqitë e mia, hirësi.

Sytë e kryepeshkopit u përndritën ftohtë.

— Vajtojcat s'i ndaloj dot të ligjërojnë, — vazhdoi Stresi, — kurse thashethemeve...

— Vajtojcat t'i bësh ta ndërpresin vetë këngën, — e ndërpreu tjetri. — Kurse thashethemnajës t'i ndërrosh drejtimin.

— Në ç'mënyrë? — tha i qetë Stresi.

Ata u pane gjatë në sy.

Kapiten, — tha më në fund kryepeshkopi, — ti vetë beson se i vdekur i është ngritur nga varri?

— Jo, hirësi.

Stresit iu duk se tjetri mori frymë i lehtësuar. Si mund të mendonte se jam aq i trashë, sa të besoja një marrëzi të tillë? tha me vete.

— Atëherë ti beson se dikush e ka sjellë atë gruan e re për të cilën bëhet fjalë?

— Pa dyshim, hirësi.

— Atëherë vërtetoje një gjë të tillë, — tha kryepeshkopi, — dhe vajtojcat do ta lënë vetë këngën përgjysmë dhe thashether*naja do të ndërrojë vetë drejtim.

— Jam përpjekur, hirësi, — tha Stresi, — kam bërë çmos.

— Dhe asnjë përfundim?

— Pothuajse. Ka mjaft njerëz që nuk besojnë në

ringjalljen e të vdekurit, por ata megjithatë janë pakica, shumica beson të kundërtën.

— Atëherë beni që pakica të kthehet në shumicë.

— Kam bërë çmos, hirësi.

— Duhet bërë edhe më, kapiten. Dhe kjo arrihet vetëm me një mënyrë: të gjendet sjellësi i gruas së re, mashtruesi, dashnori apo aventurieri. Të kërkohet ime kembëngulje, me ngut, kudo. Të kthehet bota përmbys, gjersa të gjendet. Dhe, në qoftë se s'gjendet, të krijohet.

— Të krijohet?!

Midis syve të tyre kaloi një si shkreptimë e ftohtë.

— Domethënë gjithsesi të vërtetohet, — tha kryepeshkopi duke ulur sytë i pari. — Shumë gjëra në fillim duken si të pamundura, por pastaj diçka bëhet...

Zeri i kryepeshkopit nuk e kishte më tingëllimin e pare.

— Do të bëj çmos, hirësi. — tha Stresi.

U krijua një prej atyre heshtjeve, prej së cilave duket sikur s'di ku të futesh. Kryepeshkopi kishte ulur kokën mendueshëm. Kur nisi të fliste përsëri, zëri i kishte ndërruar plotësisht, saqë Stresi ngriti kokën papritur. Tani ai ishte zëri i trupit të lëmuar të tjetrit, i bute dhe i besueshëm, si ai trup.

— Dëgjo. kapiten, — tha kryepeshkopi, — le të flasim më haptas. — Ai mori frymë thellë përpara se të niste të fliste përsëri. — Le të flasim më haptas. Ti besoj e di se sa rëndësi u japin atje në qendër gjërave të tilla. Për çdo gjë mund të të falin në Kostandinopol, por, për çështje që kanë të bëjnë me parimet themelore të kishës së shenjtë, s'të bëjnë asnjë lëshim. Kam pare perandorë të masakruar, që i sillnin zvarrë nëpër hipodrom me sy të verbuar e gjuhë të prerë, vetëm e vetëm se kishin guxuar të mendonin se mund të ndryshonin diçka në ndonjë tezë të kishës. Ndoshta të kujtohet, para dy vjetësh, kur pas diskutimit të zjarrtë për seksin e engjëjve desh piasi një kasaphanë civile në kryeqytet.

Stresit diçka i kujtohej, por nuk u kishte dhënë ku-

rrë rëndësi psikozave të tilla histerike që shpërthenin herë pas here në kryeqytetin e perandorisë.

— Sidomos tani, — vazhdoi kryepeshkopi, — kur acarimi midis kishës sonë dhe kishës katolike ka arritur pikën më të lartë. Për një gjë të tillë tani të shkon koka. Më kupton, kapiten?

— Po. . . — ia bëri Stresi, me zë të pasigurt. — Po desha të di nëse ju e keni fjalën për ngjarjen për të cilen porsa folëm.

— Pikërisht, — tha kryepeshkopi. Zëri i tij nisi të forfcohej e të fitonte tingull përsëri. — Pikërisht për të.

Stresi nuk ia hoqi sytë.

— Flitet për ngritjen e dikujt nga varri, — vazhdoi kryepeshkopi. — Pra, për një ringjallje. E kuptoni ç'do të thotë kjo, kapiten?

— Ngritja e dikujt nga varri.... — përsëriti Stresi, — një thashethem i marrë.

— S'është aq e thjeshtë, — e ndërpreu kryepeshkopi. — Kjo është një herezi e lemerishme. Një kryeherezi.

— Po, — ia bëri Stresi, — në njëfarë mënyrë është pikërisht ashtu.

— Jo në njëfarë mënyrë, por është vetëm ashtu, — gati sa s'thirri kryepeshkopi. Zëri i tij kishte fituar plotësisht tingëllimin e rende të fillimit. Ai e afroi kokën edhe më përpara fytyrës së Stresit, saqë ky i fundit vetëm me forcën e vullnetit nuk lëvizi pak prapa. — Vetëm një është ngritur gjer më sot nga varri në këtë bote, Jezu Krishti, më kupton, kapiten?

— Ju kuptoj, hirësi, — tha Stresi.

— E pra, vetëm ai u ngrit nga vdekja për të kryer një mision të madh. Kurse ky, i vdekuri juaj, Kostandini, apo si e quajnë, ç'është valle ky që kërkoka të imitojë Jezunë? Ç'fuqi e ngriti atë nga bota e tejjetshme, ç'mesazh do t'i sillte ai që andej njerëzimit? A?

Stresi s'dinte ç'të thoshte.

— Asgjë, — thirri kryepeshkopi. — Krejtësisht asgjë. Prandaj e gjithë kjo është gënjeshtër dhe herezi. Është një sfidë kundër kishës së shenjtë dhe, si çdo sfidë, duhet të dënohet pa mëshirë.

Ai heshti një copë herë si për t'i lënë kohë Stresit të thithte gjithë atë rrebesh fjalësh.

— Pra, dëgjomë mire, kapiten. — Zëri nisi t'i zbutej prapë. — Në qoftë se këtë histori s'do ta mbytim qysh në djep, ajo do të marrë dhenë dhe atëherë do të jetë vonë. Do të jetë tepër vonë, më kupton?

Në mbasdite Stresi po kthehej nga Manastiri i Tre Kryqeve. Kali ecte pa ngut nëpër udhën e madhe dhe Stresit me po atë pangutësi i vinin ndër mend coperà nga biseda e gjatë me kryepeshkopin. Nesër duhet t'i hyj prapë që nga e para kësaj historié, tha me vete. Në të vërtetë asnjëherë s'kishte pushuar së marri me të, madje ndihmësin e kishte liruar nga çdo punë tjetër për të pasur mundësi të shfletonte qetësisht arkivin e Zonjës Même. Megjithatë, tani që në qendrën e principatës ishin shqetësuar seriozisht për ngjarjen, i duhej t'ia niste edhe një herë gjithçkaje. Do t'u niste një qarkore të re bujtinave e pikave të mbikëqyrjes së rrugëve, të premtonte ndoshta një shpërblim për këdo që do të ndihmonte në zbulimin e gjurmëve të mashtruesit, të niste një njeri gjer në viset e Boh emise, për të marrë vesh në vend se ç'flitej atje për ikjen e Doruntinës. Ky mendim i fundit e gjallëroi një copë herë. Si nuk i kishte shkuar më pare në mend një gjë e tillë? Ky ishte një nga veprimet e para që duhej të kishte bërë menjëherë pas ndodhisë. Po nejse, ia bëri pas pak me vete. Ka kohë.

Stresi ngriti kokën për të kuptuar ç'kohë ishte, por qielli vjeshtor ishte i mbyllur krejt. Shkurret ndanë rrugës lëviznin herë-herë nga era ç ftohtë, por kjo lëvizje

e shtonte edhe më shkretimin e fushës. Një Jezu Krisht ka bota, përsëriti Stresi me vete fjalët e kryepeshkopit. Dhe fill pas kësaj i shkoi nëpër mend ideja se nëpër këtë rrugë të gjatë mendohej se kishte lëvizur Kostandini. Fjalët e kryepeshkopit për të vdekurin kishin qenë plot përbuzje. Megjithëse edhe Kostandini, kur ishte gjallë, s'kishte pasur ndonjë nderim të veçantë për priftërinj-të. Stresi nuk e kishte njohur vetë, por nga hulumtimet në arkivin e shtëpisë ndihmësi i kishte raportuar disa të dhëna paraprake për figurën e tij. Sic dilte nga letrat e zonjës plakë, Kostandini ishte në përgjithësi kundër-shtues. Atij i pëlqenin idetë e reja, kapej me pasion pas tyre, duke i çuar nganjëherë gjer në skaj. Kështu kish-te ndodhur me punën e martesave afër e larg. Ai ishte kundër martesave të afërta dhe, ashtu r vrullshëm dhe i skajshëm sic qe, largësinë e krushqisë kishte qenë ga-ti ta conte gjer në fund të botes. Sic dilte nga letrat e zonjës plakë, Kostandini thoshte se martesat e largëta, që ki-shin qenë gjer atëherë një privilegj mbretërish e prin-ceshash, duhej të bëheshin një gjë e zakonshme për të gjithë. Largësia në martesë tregonte force dhe dinjitet dhe ai ngulte këmbë se raca fisnike e arbërve i kishte të gjitha cilësitë për të duruar provën e largësisë dhe dra-mat që mund të lindnin prej saj.

Jo vetëm për martesat, por për shumë gjëra të tje-ra Kostandini kishte mendimet e veta, të cilat vinin ndesh me të tjerët dhe zonja plakë disa herë kishte pa-sur telashe me autoritetet për shkak të tij. Stresit diçka i kujtohej për këtë. Por sidomos kjo kishte të bënte me kishën. Në arkiv kishte dy letra të peshkopit të krahi-nës, drejtuar Zonjës Même, ku ai i tërhiqte vëmendjen asaj për idetë e gabuara e disa herë fjalët therëse që Kostandini kishte folur ândej-këndej kundër kishës. Kishte edhe gjëra të tjera, më të rëndësishme se kjo, ki-shte thënë ndihmësi, por ai do të jepte një raport të ho-llësishëm për to vetëm në fuhd të hulumtimeve.

Stresit nuk i kishte bërë ndonjë përshtypje të ma-dhe kjo anë e figures së Kostandinit, ndoshta ngaqë

edhe ai vetë nuk kishte ndonjë nderim kushedi çfarë për fenë. Por kjo ishte diçka e përgjithshme midis funksionarëve të principatës. Dhe kjo kishte shkakun e vet. Lufta që vazhdonte qysh prej kohërave që s'mbaheshin mend midis katolicizmit e ortodoksizmit, e kishte dobësuar shumë fenë në principatat e Arbrit. Ato ndodheshin tamam në vijën e ndarjes së dy feve, kështu që ishte e natyrshme që për arsye të ndryshme, kryesisht politike dhe ekonomike, të kalonin herë në një fe, herë në tjetrën. Tani gjysma e tyre qenë katolikë, gjysma ortodoksë, por kjo nuk ishte një gjendje e kristalizuar, dhe të dyja kishat kishin shpresë t'i shkëputnin njëra-tjetrës zona të ndikimit. Stresi ishte i bindur se vetë princi s'çante kokën fort për punën e fesë. Midis aleatëve të tij të ngushtë kishte princa katolikë, ashtu sikurse midis armiqve të tij kishte ortodoksë. Në të vërtetë vetëm para gjysmë shekulli principata nga katolikë ishte kthyer në ortodoksë, dhe kisha e Romës nuk e kishte humbur shpresën që ta bënte përsëri katolikë.

Stresi, ashtu si shumica e funksionarëve, përpiqej të mos ngatërrohej në punët e fesë dhe urdhrat e saj nuk i merrte kurrë seriozisht. Ai ndoshta as që do të ishte paraqitur fare te kryepeshkopi, duke gjetur një shkak për këtë, sikur kohët e fundit princi, për arsye të mosacarimit me Bizantin, të mos kishte lëshuar një qarkore të rëndësishme, ku porositeshin të gjithë funksionarët e principatës të ishin të kujdesshëm me kishën. Në qarkore nënvizohej se ishin interesa të larta të shtetit që e diktonin këtë gjë, prandaj çdo qëndrim i kundërt do të dënohej.

Të gjitha këto Stresit i erdhën ndër mend copa-copa, ndërsa nuk i hiqte sytë nga shtrirja e zymtuar e fushës. Ftoma e tetorit e përshkonte tejpërtej hapësirën. Befas Stresi u drodh. Prapa një shkurreje, disa hapa larg rrugës, ai pa të zbardhonin" eshtrat e një kali. Ishte një anë e brinjëve dhe rrashti i kurrizit, kurse kafka s'dukej. O zot, ia bëri Stresi pak më tutje. Të thuash se ishte kali i tij.

Ai u mbështoll më fort me pelerinën, duke **u** përpjekur të hiqte nga mendja pamjen. Ndihej i pikëlluar, por me një lloj pikëllimi që s'e mundonte. Kufijtë e trishtimit ishin të bërë njësh me shtrirjen e fushës, sipër së cilës ndihej afrimi i dimrit. Ç'pate që u ngrite nga dheu. .. ç'mesazh doje të na sillje.. . Stresi u habit edhe vetë nga kjo pyetje, që **u** ngjit në forme psherëtime prej thellësive të tij. Tundi kokën si për të ardhur në vete, ai që kishte nënqeshur me ironi me të gjithë ata që e kishin besuar këtë. Stresi buzëqeshi hidhur. Ç'marrëzi, tha me vete dhe e shpoi barkun e kalit me mamuze. Ç'pasdite e ngrysur, mendoi pas pak. Po binte muzgu dhe Stresi nisi ta ngiste kalin me trokth. Gjersa arritî në katund, ai **u** përpoq ta hiqte mendjen nga çdo gjë që kishte lidhje me ngjarjen. Kur mbërriti, kishte rënë nata plotësîsht. Dritëzat e shtëpive rrezëllinin dobët aty-këtu. Ca lehje qensh ndiheshin herë më afër, herë më larg. Stresi e drejtoi kalin jo nga shtëpia e vet, por nëpër rrugën e madhe. Nuk e dinte as vetë pse e bënte këtë. Pas pak mbërriti te trualli përpara shtëpisë së Zonjës Même. Aty pranë s'kishte shtëpi të tjera. Ishte vetëm trualli i zymtë me drurët e mëdhenj, që në terr dukeshin edhe më të pjerrët se ç'ishin. Shtëpia e madhe e braktisur nxinte frikshëm. Stresi u afrua me kalë gjer te porta e mby-Uur së jashtmi, vështroi një copë herë dritaret që nxinin, pastaj e ktheu kalin. Por nuk bëri veçse pak udhë dhe e ndali kalin përsëri. Ishte tamam midis drurëve. Që nga porta e shtëpisë njeriu dallohej në njëfarë mënyrë, sado që s'kishte hënë. Nata e 11 tetorit kishte qenë pak a shumë e tillë: pa hënë, por jö e vrenjtur. Tamam te ky vend Doruntina duhej të ishte ndarë prej kalorësit të panjohur. Kur nëna kishte hapur portën, ai duhej të ishte duke u larguar, por kishte mundësi që ajo të kishte pare diçka që nga dritarja. Diçka që i shkaktoi ndoshta jgoditjen vdekjeprurëse... Stresi rrotulloi kalin në vend. Ç'zbulim kishte bërë valle zonja plakë në gjysmëterr? Që ai ishte biri i saj i vdekur që po largohej? (Doruntina ia kishte thënë që jashtë fjalët:

më solli im velia, Kostandini.) Që, përkundra^zi, ai nuk ishte biri i saj dhe vajza e gënjeu? Ndoshta, por kjo nuk e përligjte tronditjen. Që Doruntina me të panjohurin, në çastin e ndarjes qenë puthur për herë të fundit në terr. . . Mjaft, ia bëri Stresi dhe me një rrotullim të rrufeshëm e ktheu kalin nga rruga. Në çastin e fundit, ndërsa po largohej, me një lëvizje të beftë, si njeriu që kërkon të kapë në terr shikimin e dikujt që po e përgjon, ktheu edhe një herë kokën nga porta **e** mbyllur.

## *KAPITULLl I KATËRT*

Të nesërmen e kthimit nga ManastirT i Tre Kryqeve Stresi iu vu prapë punës për zbiüimin e énigmes së ngjarjes së Doruntinës. Hartoi një urdhër të ri më të hollësishëm se i pari, në të oilin jo vetëm jepeshin udhëzime se si të ndaloheshin në vend gjithë të dyshimtët, por premtohej edhe një shpërblim për atë që do të ndihmonte në kapjen e mashtruesit, me veprime të drejtpërdrejta, ose me anë të kallëzimit. Krahas kësaj Stresi i dha urdhër ndihmësit që të gjente se cilët njerëz kishin munguar në katund prej fundit të shtatorit gjer më 11

tetor dhe për secilin prej tyre pastaj të bënte hetime të fshehta. Ndërkaq Stresi caktoi njërin prej njerëzve të vet që të bëhej gati me ngut për t'u nisur në udhë të largët gjer në viset e Bohemisë, për të shqyrtuar në vend zhdukjen e Doruntinës prej shtëpisë së burrit.

Njeriu nuk ishte nisur akoma kur nga kanceleria e princit erdhi një urdhër i dytë, më këmbëngulës se i pari, që kërkonte sqarimin e çështjes në një kohë sa më të shkurtër. Stresi e kuptoi menjëherë që kryepeshkopi kishte bërë ndërhyrjet e duhura edhe te princi, nga ana tjetër princi, duke e ditur mungesën e zellit të nëpunësve të tij për të dëgjuar urdhrat e kishës, e kishte quajtur të nevojshme të ndërhynte përsëri. Në urdhër nënvizohej se gjendja e nderë politike e kohëve të fundit, kryesisht marrëdhëniet me Bizantin, kërkonin një urtësi dhe mirëkuptim nga ana e gjithë vartësve të princit.

Ndërkaq kryepeshkopi nuk po largohej nga Manastiri i Tre Kryqeve. Ç'ka që është ngulur aty e s'lëviz, mendonte herë pas here Stresi. Me siguri përgjon, skilja e vjetër.

Stresi sa vente bëhej më nervoz. Ndihmësi po mbaronte punë me arkivin. Sytë i ishin mbufatur nga leximi dhe vazhdimisht rrinte mendueshëm. Ke rënë në të thella, i thoshte Stresi për të bërë pak shaka midis dites së ngarkuar me punë. Kushedi ç'po na nxjerr nga ai arkiv. Në vend që të buzëqeshte, ndihmësi e shikonte me ca sy të çuditshëm, që dukej sikur thoshin: ti kujton se mund të bësh shaka, por une po nxjerr që andej diçka që do të të lërë me gojë hapur.

Nganjëherë, tek afrohej te dritarja për të çlodhur shikimin me largësinë e fushës, Stresi mendonte se mos e gjithë kjo ngjarje ka qenë krejt ndryshe nga ç'e përfytyronin ata dhe mos ky udhëtim makabër me kalorësin e panjohur s'ka qenë veçse pjellë e trurit të tronditur të Doruntinës. Në fund të fundit kalorësin s'e ka pare asnjeri dhe as nëna plakë, që hapi portën dhe që ishte dëshmitarja e vetme, nuk e pohoi një gjë të tillë. O zot,

ka mundësi që e gjithë kjo të jetë një gjë e paqenë, mendonte ai. Kishte mundësi që Doruntina në njëfarë mënyrë të ketë marrë vesh gjëmën që i kishte rënë shtëpisë së vet dhe, ashtu gjysmë e çmendur nga tronditja, të jetë nisur për në rrugë. Në atë gjendje sic ishte, ka mundësi që rrugën ta ketë bërë për një kohë të gjatë, me muaj, ndoshta me vite, kurse asaj i qe dukur se e kishte bërë brenda një nate. Ndryshe s'kishte si të shpjegoheshin ato tufa yjesh që rendnin nëpër qiell. Veç kësaj, prej një njeriu, të cilit dhjetë dite udhëtimi, që ishte së paku largësia e Bohemisë, i duken si një natë, mund të presësh që edhe njëqind dite t'i duken po aq. Dhe në përgjithësi prej një njeriu të tillë mund të presësh çdo fantazi.

Stresi përpiqej të suite ndër mend fytyrën e Doruntinës sic e pa herën e fundit, për të kujtuar në të shenjat e sëmundjes mendore, por nuk mundte kurrsesi. Ajo fytyrë i largohej gjithmonë përfytyrimit të tij. Atëherë ai përpiqej ta largonte mendimin nga kjo hamendje e fundit, sepse e ndiente që ajo i ftohtë çdo zeli për ta vazhduar hetimin. Së shpejti, thoshte me vete, së shpejti, pas kthimit nga Bohemia të të dërguarit të tij, do të sqarohej edhe kjo gjë.

Kishte një dite e gjysmë "që nëpunësi i tij qe nisur për në viset e Bohemisë, kur Stresin e lajmëruan se pikërisht që andej porsa kishin mbërritur njerëz nga familja e bürrit të Doruntinës. Në fillim u fol se kishte ardhur vetë i shoqi, por shpejt u fnor vesh se ishin dy kushërinj të pare të tij.

Stresi, pasi nisi një korrier për të kthyer nga udha njeriun që do të shkonte në Bohemi, u sul të takonte të porsaardhurit që kishin qëndruar në Bujtinën e Udhëkryqit.

Ata ishin dy burra të rinj, aq të ngjashëm me një-ri-tjetrin, saqë mu-nd t'i merrje për dy binjakë, megjithëse s'ishin ashtu. Ishin akoma të lodhur e të këputur nga rruga e gjatë, nuk kishin arritur as të laheshin e të ndërronin rrobat, kur mbërriti Stresi. Sytë e tij u ngulën së pari mbi flokët e pluhurosur të udhëtarëve, por në një mënyrë të tillë, të pazakontë, saqë njëri prej tyre, me një buzëqeshje fajtori, kaloi dorën nëpër ta, duke thënë diçka në një gjuhë krejtësisht të pakuptueshme.

— Ç'gjuhë flasin? — pyeti Stresi ndihmësin, që kishte mbërritur në bujtinë pak më pare se ai.

— Një djall e di, — u përgjigj ndihmësi, — më ngjan si një lloj gjermanishte e përzier me span j ishte. Dërgova një korrier në Manastirin e Vjetër të sjellë ndonjë nga murgjit që **dine** gjuhë të huaja. Së shpejti besoj se do të mbërrijë.

— Mezi u mora vesh me ta, me atë pak latinishte që di une, — tha bujtinari. — Por edhe ata për faqe të zezë e flasin.

— Ndoshta kanë nevojë të lahen dhe të marrin pak veten, — tha Stresi duke iu drejtuar bujtinarit. — U thuaj të venë lart po të duan, gjersa të vijë përkthyesi.

Bujtinari ia tha shatra-patra në latinisht fjalët e Stresit. Ata runden kokat në shenjë pohimi dhe njëri pas tjetrit u ngjitën nëpër shkallën e drunjtë që kërciste

sikur do të këputej. Ndërsa ngjiteshin, Stresi nuk i hiqte sytë nga rrobat e tyre të pluhurosura.

— Ç'thanë ndonjë gjë? — pyeti ai, kur shkallët e drunjta pushuan së kërcituri. — E dinin që Doruntina ka vdekur?

— E kanë marrë vesh qysh gjatë udhës, — u përgjigj ndihmësi, — vdekjen e saj e të nënës dhe pa dyshim diçka tjetër nga ngjarja.

Stresi nisi të vente e të vinte në kthinën e madhe të bujtinës, që shërbente si korridor. Të tjerët, ndihmësi, bujtinari dhe një njeri i tretë, ndiqnin në heshtje hapat e tij, pa guxuar të prishnin heshtjen. Si shumë po vonohet ky përkthyesi, tha Stresi dy-tri herë, megjithëse kishte kaluar fare pak kohë qysh nga ardhja e tij.

Murgu nga Manastiri i Vjetër erdhi pas gjysmë ore. Stresi dërgoi menjëherë bujtinarin që të thërriste të ardhurit. Ata zbritën njëri pas tjetrit nëpër shkallën e drunjtë, që Stresit iu duk se po kërciste përherë e më tepër. Të shkarkuar prej pjesës më të madhe të pluhurit, flokët e tyre dukeshin tepër të çelët.

— U thoni së une jam kapiteni Stres, — tha duke iu drejtuar murgut, — përgjegjës për mbrojtjen e rendit në zonën përreth. Besoj se ata kanë ardhur për të marrë vesh ç'ka ndodhur me Doruntinën, apo jo?

Murgu u foli të huajve, por ata vështruan njëri-tjetrin, pa kuptuar gjë.

— Në ç'gjuhë po u flet? — pyeti Stresi. ,

— Po provo j një gjuhë tjetër, — tha murgu, pa i kthyer përgjigje Stresit.

Ai foli përsëri diçka,. që i bëri dy të huajt të afronin kokat me atë vuajitjen e zakonshme në fytyrë, kur njeriu kupton fare pak nga ajo që i thonë. Po ndërkaq njëri prej tyre tha diçka dhe këtë herë ishte murgu ai që bëri ngërdheshjen e vuajtjes në fytyrë. Kjo vazhdoi njëfarë kohe nga të dy palet, gjersa murgu lëshoi më në fund ca fraza të gjata. të cilat bënë që dy të huajt të tundnin kokat gjithë gëzim.

— E gjeta më në fund, — tha murgu, — flasin një

gjermanishte të përzier me sllavishte. Besoj se do të merremi vesh.

Stresi nuk e zgjati më.

— Ju erdhët tamam në kohën e duhur, — tha ai. — Besoj se e keni marrë vesh ç'i ndodhi gruas së kushëririt tuaj, Doruntinës. Është një gjë që na hidhëroi të gjithë.

Fytyrat e të huajve u ngrysën menjëherë.

— Isha duke nisur një njeri për në viset tuaja, për të zbuluar të vërtetën e nisjes së saj që andej, kur ju erdhët, — vazhdoi Stresi. — Besoj se do të marrim vesh diçka prej jush, ashtu sic do të merrni vesh edhe ju diçka prej nesh. Besoj se zbulimi i së vërtetës na intereson njëlloj të dy palëve.

Dy të huajt tundën kokat në shenjë pohimi.

— Kur u nisëm, nes'dinim asgjë, — tha njëri prej tyre. — Dinim vetëm se gruaja e kushëririt tonë, Doruntina, kishte ikur papritur, në rrethana pak të çuditshme, me të vëllanë, Kostandinin.

Ai e ndërpreu të folurit, duke pritur që murgu të përkthente fjalët e tij. Tjetri nuk ia ndante ndërkaq sytë e tij të çelët.

— Rrugës për këtu, — vazhdoi i pari, — shumë më përpara se të afroheshim, morëm vesh se gruaja e kushëririt tonë kishte mbërritur vërtet në shtëpinë e prindërve, por vëllai, Kostandini, me të cilin, sipas saj, ajo ishte nisur, kishte tre vjet që s'jetonte më në këtë bote.

— Po, — tha Stresi, — është pikërisht ashtu.

— Rrugës gjithashtu morëm vesh për vdekjen e saj dhe të zonjës plakë dhe na erdhi shumë keq.

I huaji uli sytë. Pasoi një heshtje, gjatë së cilës Stresi u bëri shenjë bujtinarit dhe dy-tre kureshtarëve që qenë afruar, që të largoheshin.

— A ke ndonjë kthinë të mënjanuar këtu? — i thi-rd Stresi bujtinarit.

— Po, zoti kapiten, — U përgjigj ai. — Këtu prapa kam një vend të qetë. Ejani me mua.

Ata hynë njëri pas tjetrit në një kthinë të vogël, ku Stresi i ftoi të uleshin mbi ca stola prej druri të gdhendur.

— Kur u nisëm, ne kishim vetëm një qëllim, — vazhdoi njëri prej të ardhurve, — të sqaronim ikjen e saj, domethënë nga njëra anë të vërtetonim nëse ajo kishte ardhur vërtet në shtëpinë e prindërve dhe nga ana tjetër të mësonim shkakun e ikjes dhe a kishte ndonjë mendim që të mos kthehej më e të tjera e të tjera gjëra, që vetëkuptohen në historira të tilla, — Ndërsa murgu përkthente, i huaji nuk ia ndante sytë Stresit, si për të marrë vesh nëse kuptimi i fjalëve të tij arrinte i piote gjer te ai. — Sepse një ikje e tillë ju e kuptoni vetë, jep shkas për...

— Natyrisht, — tha Stresi, — ju kuptoj fare mire.

— Por tani na doli një çështje krejt tjetër, — vazhdoi i ardhuri, — i vëllai i, vdekur. I shoqi i Doruntinës, ' kushëriri ynë, s'di asgjë për këtë, dhe kjo ju e kuptoni se krijon një mister të ri. Në qoftë se vëllai i reuses ka tre vjet që ka vdekur, atëherë kush qe ai që e solli atë?

— Pikërisht, — tha Stresi, — kjo pyetje ka dite që bëhet jo vetëm prej me je, por prej shumë njerëzve.

Stresi hapi gojën për të vazhduar, por mendimi iu shkëput. Në mendje, kushedi pse, iu vizatuan vetëtimthi eshtrat e kalit që zbardhnin atë mbasdite midis fushës si të rëna rastësisht aty, nga një ankth.

— Kush e pa kalorësin? — pyeti ai.

— Ku? Ç'kalorës? — pyetën pothuajse në një gojë të huajt.

— Atë pra, që kujtohej se ishte vëllai që e mori me vete Doruntinën.

— Ah, po. Ishin ca gra që u ndodhën pak më larg. Ato thanë se kishin pare një kalorës pranë shtëpisë së kushëririt tonë dhe Doruntinën që po shpejtonte të hipte në kalin e tij. Veç kësaj ishte pusulla e saj.

— Ah, po, — ia bëri Stresi. — Ajo më foli për një pusullë. E keni pare ju atë?

— E kemi sjellë me vete, — tha i huaji tjetër, ai që kishte folur më pak.

— Si? E keni pusullën?

Stresi nuk u besoi veshëve, por ndërkaq i huaji po trazonte çantën e lëkurtë, prej së cilës nxori më në fund vërtet një pusullë. Stresi u përkul të shikonte.

— Shkrimi i saj, — ia bëri ndihmësi që pas supit të tij. — E njoh fare mire.

Stresi i kishte shqyer sytë mbi ato germa të mëdha të shkruara si prej një dore të pastërvitur. Fjalët ishin të pakuptueshme, në gjuhë të huaj. Njëra prej tyre, e fundit, ishte e shuar.

— Ç'është shkruar? — pyeti Stresi, duke e afruar kokën edhe më. Midis fjalëve kuptohej vetëm emri i vëllait, i shkruar në një mënyrë të ndryshme nga shqipja: Cöstanthin. Ç'thonë fjalët e tjera? — përsëriti pyetjen Stresi.

— Po iki me tim velia, Kostandinin, — përktheu murgu.

— Po fjala e shuar? v

— Do të thotë «në qoftë se».

— Pra, po iki me tim velia, Kostandinin. Në qoftë se... — përsëriti Stresi. — Ç'është kjo «në qoftë se» dhe perse ta ketë shuar?

Fshehja e së vërtetës? mendoi Stresi vetëtimthi. Një përpjekje e fundit për të zbuluar diçka? Ndërrimi i mendjes në çast? '

— Mund ta ketë pasur vështirë të vazhdonte të shpjegonte diçka tjetër në gjuhën e vendit, — tha murgu, pa i hequr sytë nga kartuçi. — Edhe fjalët e tjera janë plot gabime.

Askush nuk foli.

Mendimi i Stresit kishte ngecur në një pikë: Përpara syve kishte më në fund një dëshmi të vërtetë. Nga gjithë ai ankth, që dukej i mbështjellë në mjeguU, ja ku dilte më në fund një kartuç, me fjalë të shkruara nga dora e saj. Veç kësaj kalorësin e kishin pare gratë, pra edhe ai ishte i vërtetë.

— Në ç'datë ndodhi kjo? — pyeti ai. — E mbani mend?

— Me njëzet e nëntë shtator, — u përgjigj njëri prej tyre.

Ja pra, edhe koha po zhvishej më në fund nga mjegulla. Një natë tepër e gjatë, me tufa yjesh që rendnin nëpër qiell, kishte thënë Doruntina. Kurse ishte fjala për një udhëtim prej dymbëdhjetë ose, më saktë, prej trembëdhjetë ditësh.

Stresi e ndjeu veten të tronditur në një mënyrë të veçantë. Gjërat e prekshme e të vërteta, për të cilat porsa ishte njoftuar, pusulla e Doruntinës, kalorësi që e mori atë me vete dhe koha trembëdhjetëditëshe e udhëtimit, në vend që t'i jepnin një ndjenjë sigurie, s'i shkaktuan veçse një bosh të madh. Me sa dukej, fqinjërimi i tyre me irealen, në vend që ta dobësonte, e bënte këtë më të frikshme. Stresi s'dinte ç'të thoshte.

— Doni të shkoni në varreza? — pyeti ai më në fund.

— Natyrisht, natyrisht, — u përgjigjën në një gojë të huajt.

U nisën, grumbull sic ishin, më këmbë. Nga dritaret dhe nga verandat e shtëpive me dhjetëra sy ndiqnin ecjen e tyre drejt kishës. Rojtari i varrezës e kishte hapur që më pare portën e hekurt. Stresi hyri i pari, duke marrë coperà balte me thembrat e çizmeve. Të huajt vështronin hutueshëm rreshtat e varreve.

— Ja ku janë vëllezërit e saj, — tha Stresi, — duke u ndalur përpara rreshtit të varreve me gur të zi.— Ja dhe Zonja Même me Doruntinën, — vazhdoi ai, duke treguar dy grumbuj dheu, që kishin përsipër vetëm nga një kryq të përkohshëm druri.

Të ardhurit qëndruan një copë herë pa lëvizur me kokat të ulura. Flokët e tyre dukeshin tani të ngjashëm me dyllin e qirinjve që kishte pikuar anash konizmave.

— Ky është Kostandini.

Zëri i Stresit erdhi si nga larg. Rrasa e sipërme e varrit, e anuar pakëz djathtas, nuk ishte çuar akoma në

vend. Sytë e ndihmësit u mbërthyen në çast mbi fytyrën e Stresit, por nga shprehja e saj ai e kuptoi se nuk ishte e nevojshme të fliste për lëvizjen e gurëve të varrit. Rojtari i varrezave, që shoqëronte grupin duke qëndruar gjithmonë i mënjanuar, as ai nuk e hapi gojën.

— Ja, kështu, — ia bëri Stresi kur dolën prapë në rrugë. — Nga gjithë ajo shtëpi s'mbeti veçse një grumbull varresh.

— Shumë e trishtueshme, — tha njëri nga të huajt.

— Kurse ardhja e Doruntinës na shqetësoi të gjithë, — vazhdoi Stresi. — Ndoshta më tepër se ç'ju shqetësoi ju atje.

Një copë rrugë ata folën prapë për udhëtimin enigmatik të gruas së re. Një ikje në atë mënyrë, thanë ata, ishte gjithsesi e papërligjur.

— Mërzitej atje? — pyeti Stresi. — Desha të them se me siguri e merrte malli për njerëzit e vet.

— Natyrisht, — u përgjigj njëri prej tyre.

— Veç kësaj, gjuhën s'e kuptonte në fillim, dhe kjo me siguri i shtonte ndjenjën e vetmisë. Bëhej merak për të vetët?

— Shumë. Sidomos kohët e fundit.

Ishte një vetmi e tillë....

— Ah, sidomos kohët e fundit, — përsëriti Stresi.

— Po, kohët e fundit. Kishte një si ankth të vazhdueshëm, ngaqë askush s'po i vinte nga shtëpia.

— Një ankth, — ia bëri Stresi. — Kishte kërkuar të vinte vetë, me siguri.

— Po, disa herë. Im kushëri, burri i saj, i kishte thënë: Në qoftë se nuk vjen kush prej të tuve për të të pare, gjer në pranverë, do të të çoj une vetë atje.

— Ashtu?!

— Po. Në të vërtetë jo vetëm ajo, por të gjithë ne nisëm të dyshonim se diçka mund të kishte ndodhur këtu.

— Dhe, sic duket, ajo nuk deshi të priste pranverën, — tha Stresi.

— Po.

— Kur mori vesh ikjen, i shoqi, me siguri...

Të huajt pane njëri-tjetrin. •

— Natyrisht.' Gjithçka ishte tepër e çuditshme. Kishte ardhur për ta marrë vëllai, po si nuk u kthye qoftë edhe për pak kohë në shtëpi? Perse me kaq ngut, pa takuar kurrkënd? Vërtet kishte ndodhur një incident midis Kostandinit dhe kushëririt tonë, por kishte kaluar kaq kohë dhe...

— Ç'incident? — e ndërpreu Stresi.

— Ditën e dasmës, — u përgjigj ndihmësi me zë të ulët. — Zonja plakë e përmend në letrat e veta.

— Pra, pavarësisht nga incidenti, — vazhdoi i huaji, — ishte gjithsesi e pashpjegueshme sjellja e të vëllait, në qoftë se ai ishte vërtet vëllai.

— Më fami, — tha Stresi, — por desha të pyes, i shoqi dyshoi se nuk ishte i vëllai?

Ata përsëri pane njëri-tjetrin.

— Po, si të them, natyrisht që dyshoi. Dhe kuptohet që, në qoftë se nuk ishte vëllai, atëherë ishte dikush tjetër... Çdo gjë mund të ndodhë në këtë bote. Megjithëse këtë s'ia rrokte mendja askujt. Ata shkonin aq mire me njëri-tjetrin. Ajo vërtet ishte e brengosur, se ishte **e** huaj, dhe gjuhën s'e dinte, dhe, kryesorja, e merrte malli për të vetët, por prapëseprapë duheshin të dy.

— Megjithatë ajo ikje ashtu... — e ndërpreu tjetri.

— Po. Ta themi hapur, ikja linte shteg për dyshime. Ndaj edhe ne morëm këtë rrugë të gjatë me porosi të kushëririt tonë, burrit të saj, për të sqaruar gjithçka. Mirëpo këtu gjetëm një ngatërresë akoma më të madhe.

— Një ngatërresë... — ia bëri Stresi. — Kjo, në një farë mënyrë, është e vërtetë, megjithatë duhet thënë se Doruntina mbërriti vërtet te shtëpia e prindërve.

Ai i shqiptoi këto fjalë mengadalë, si njeriu që e ka të folurën të vështirë, kurse me vete tha: perse e mbron akoma?

— Ashtu është, — u përgjigj njëri prej të huajve. — Në njëfarë mënyrë, nga njëra anë, ne u qetësuam. Do-"untina mbërriti vërtet te shtëpia e prindërve, mirëpo

duhet thënë se këtu doli një enigmë e re: vëllai, me të cilin ajo gjoja e bëri këtë udhë, nuk rron prej kohësh. Atëherë del pyetja: kush e solli? Sepse dikush e solli, apo jo? Kalorësin e pane disa gra. Perse atëherë të gënjente?

Stresi uli kokën mendueshëm. Pellgjet e rrugës ishin plot gjethe të kalbëta. T'u thoshte atyre se të gji-( tha këto pyetje ai i kishte bërë më pare, iu duk e panevojshme. Dhe po aq e kotë iu duk t'u tregonte hamendjet e tij për një mashtrues. Më tepër se kurrë tani dyshonte në to.

— S'di ç'të them, — foli ai, duke ngritur supet. E ndiente veten të lodhur.

— As ne s'dimë ç'të themi, — tha njëri prej tyre, ai që kishte folur gjer atëherë më pak. — E gjithë kjo është kaq e trishtueshme... Do të nisemi që nesër, s'kemi ç'të bëjmë më këtu.

Stresi nuk u përgjigj.

Në të vërtetë s'kanë ç'të bëjnë më këtu, mendoi ai si i mpirë.

Të huajt u nisën të nesërmen. Stresit iu duk se mendja e tij nuk priste veç largimin e tyre, që të jepej qetësisht, ndoshta për herë të fundit, pas zbërthimit të historisë së Doruntinës. Tani ishte fare e qartë se dërgimi i dy kushërinjve, për të kontrolluar se sa të vërteta ishin fjalët e pusuliës së Doruntinës, tregonte s< i shoqi i saj kishte dyshuar në radhë të pare për nj< tradhti bashkëshortore. Dhe ndoshta kishte të drejtè' Ndoshta historia kishte qenë shumë më e thjeshtë s ç'mund të mendohej, sic qëllonte shpesh me ngjarjet *qi*

duke qenë në vetvete të thjeshta, si një vetëmbrojtje kundër zbulimit të thjeshtësisë së tyre, kanë cilësinë që të ngatërrojnë mendjet. Stresit iu duk se po e çmbështillte më në fund enigmën. Gjer atëherë kishte menduar gjithmonë për qenien e një mashtruesi, por, me sa duket, kishte qenë e kundërta. Askush nuk e kishte mashtruar Doruntinën, por përkundrazi, kishte qenë ajo që kishte mashtruar të shoqin, në radhë të pare, pastaj nënën dhe gjithë të tjerët. Na ka sjellë vërdallë të gjithë," mendoi Stresi me një pezm përzier me trishtim.

Dyshimi për mundësinë e gënjeshtrës së Doruntinës kishte nxjerrë kokë herë pas here, por ai qe shkrirë përsëri, i përpirë nga mjegulla që mbështillte ngjarjen. Dhe kjo ishte e kuptueshme për një ngjarje plot me të panjohura. Mjaftônte që Stresit t'i rikujtohej dyshimi i tij i vjetër, se ndoshta kalorësi dhe udhëtimi me kalë as që kishin qenë fare dhe se Doruntina kishte muaj e ndoshta vite që qe nisur për të mbërritur në shtëpi, pra mjaftônte t'i kujtohej hamendja për sëmundjen mendore të saj, që çdo arsyetim të vihej në dyshim. Mirëpo ardhja e të huajve nga Bohemia i kishte dhënë fund kësaj. Tani ishte një pusullë që ai e kishte pare vetë me sy, në atë pusullë flitej për ikjen e saj me dikë, kalorësin e kishin pare disa gra dhe, mbi të gjitha e gjithë kjo kishte një date, 29 shtator. Tani s'ke ku futesh, kishte thënë me vete Stresi, jo pa keqardhje. Kënaqësia që ndiente për zbulimin e misterit, ishte e vakët. I dashuruar ndoshta pas énigmes, do të dónte që ajo të mos prishej. Veç kësaj, e ndiente veten disi të tradhtuar.

Pra, e gjithë kjo, pavarësisht nga dekori i kobshëm, s'paskësh qenë veçse një aventure dashurie. Ky ishte thelbi i ngjarjes. Të tjerat s'ishin veçse gjëra të dores së dytë. Kishte pasur të drejtë gruaja e tij, e cila qysh në fillim e kishte pare ngjarjen si të tillë. Gratë kishin nganjëherë një nuhatje të veçantë për këso gjërash. Po, po, përsëriste me vete Stresi, si për t'i ngulitur vetvetes sa më thellë atë që mendonte. Një udhëtim me dashnorin, pavarësisht se me dashurinë dhe seksin qe për-

zier zia. Po ndoshta pikërisht ajo e bënte edhe më të fuqishme gjithçka. Ç'nuk do të jepja, të përsëritej edhe një herë ajo rrugë, kishte thënë ajo. Natyrisht, ia bëri Stresi me vete, natyrisht,. Doruntinë.

Nuk 'kishte ndonjë ndjenjë të keqe. ndaj saj, vetëm se ishte disi i lodhur. Mendja e tij, në fillim ngadalë pastaj përherë e më me këmbëngulje, nisi të vinte në lëvizje mekanizmin e saj të zakonshëm për rikrijimin e asaj që mund të kishte ndodhur. Herë-herë mendimi i tij shkonte te dy të huajt, që po largoheshin tani drejt qendrës së Evropës dhe që, me siguri, ashtu si ai, po bluanin në meridje ndodhinë. Ishte fare e qartë se ata flitnin tani me njëri--tjetrin shumë më haptas se ç'kishin folur këtu, kujtonin shenja që kishin vënë re edhe ata vetë, ose që i kishin dëgjuar nga të tjerët, për prirjen e nuses të huaj, Doruntinës, për ta tradhtuar të shoqin.

Dalngadalë Stresi po e plotësonte tablonë e ngjarjes. Pak kohë pas martesës Doruntina e kupton se nuk e do më të shoqin. Është mërzitur, është penduar për martesën. Brengën e saj e shton mosditja e gjuhës, vetmia, sidomos malli për njerëzit e vet. I kujtóhen pleqësimet e tyre të gjata për martesën e saj, lëkundjet, mendimet «pro»- dhe «kunder», dhe kjo ia shton edhe më tepër pikëUimin. Nga ana tjetër, askush s'po vjen nga vëllezërit për ta pare. Madje as Kostandini, që i kishte dhënë f jalën. Herë-herë e kap meraku se mos ka ndodhur ndonjë fatkeqësi, por e largon dyshimin, duke menduar se ajo s'ka një e dy, por nënië vëllezër, të gjithë në Iule të moshës. Më tepër beson që e kanë harruar. E larguan nga vetja të vetmen motër, e çuan prapa diellit dhe tani as që kujtohen për të. Mërzia e saj sa vete shtohet. Ajo shoqërohet me një ndjenjë armiqësore ndaj të shoqit. I duket se ai është shkaktar i të gjithave. Erdhi nga fundi i botes për të prishur jetën t saj. Brenga e vazhdueshme, mungesa e gëzimit, plekse me idenë e hakmarrjes ndaj tij. Të iki, ta braktis, po ku' Është fare e vetme, në mes të një kontinenti të huaj, nji grua e re njëzet e tre vjeçe. Në këto rrethana kuptohet q ngushëllimi i vetëm është ndonjë histori dashurie. Ndosh

ta e nis pa e kuptuar as vetë se si, për të mbushur diçka nga ajo zbrazëti. I jepet njeriut të pare që i vardiset. Ky mund të jetë ndonjë udhëtar (a s'është udha ajo me të ei-**len** lidhet tani e tut je çdo shpresë e saj?). Pa e menduar gjatë, vendos të ikë me të. Njëherë do që të ikë pa lajmë-ruar fare, pastaj, në çastin e fundit, ndoshta nga një keq-ardhje e fundit për të shoqin, nga një ndjenjë mirësjellje-je, (ajo ishte rritur në një familje ku këto gjëra çmoheshin shumë), vendos të lërë një pusuUë. Edhe këtu mund të ketë pasur lëkundje: fia tregojë të shoqit të vërtetën, apo jo? Ka mundësi që më tepër për arsye njerëzore, për të mos e plagosur në seder, sesa për ndonjë shkak tjetër, i shkruan në pusullë se po ikën me të vëllanë, Kostandinin. Aq më tepër që kjo ishte dhe e besueshme për shkak të besës që Kostandini i kishte dhënë se do të vente ta merrte në gëzime a hidhërime, besë që dihej tashmë nga të gjithë, duke përfshirë edhe të shoqin.

Dhe kështu, pa menduar, për të tjerat, ajo ikën me të dashurin. Kanë bërë apo s'kanë bërë plane për fu mar-tuar, s'ka rëndësi. Ka shpresë që më vonë mund të vijë në shtëpi bashkë me dashnorin, fua shpjegojë vëllezërve dhe nënës si ishte puna, fu tregojë brengën e saj, vermine (ish-te një vetmi e tillë....) dhe ndoshta ata, pasi ta dëgjojnë, mund fia falin aventurën. Dhe ajo mund të jetojë më në fund bashkë me burrin e saj të dytë pranë njerëzve të vet dhe të mos largohet më kurrë... kurrë...

Por të gjitha këto ajo i mendon turbull, pa shumë li-dhje. Tani për tani, e dhënë pas lumturisë së çastit, nuk dëshiron ta vrasë shumë mendjen për të ardhmen. Ka ko-hë, shohim e bëjmë gjer atëherë. Dhe bashkë me dashnorin kalojnë bujtinë më bujtinë, ( me siguri kanë shitur bi-zhutë e saj), të dehur nga lumturia.

Por lumturia është fare e shkurtër. Pikërisht në një nga këto bujtina ajo merr vesh, (sa lehtë është të marrësh vesh lajme në bujtinat e udhëve, në netët e gjata të vjesh-tës), pra, pikërisht në njërën prej tyre ajo merr vesh gjë-mën që i ka rënë familjes së saj. Ndoshta e merr vesh gji-thë hatanë që ka ndodhur, ndoshta pjesërisht, apo ndo-shta e merr me mend si mund të ketë ndodhur, pasi ka

dëgjuar në përgjithësi për ushtrinë e huaj, të sëmurë nga murtaja, që ka shkretuar gjysmën e Arbrit. Atëherë bëhet si e marrë, pendimi, tmerri, ankthi brerja e ndërgjegjes e bëjnë të humbasë drejtpeshimin. I lutet dashnorit ta ço-'ë në shtëpi menjëherë dhe ai pranon. Pra është ajo, Do-runtina, që e solli kalorësin e panjohur me vete, duke gje-tur me vështirësi rrugët shtet më shtet e principatë më principatë dhe jo ai.

Sa më shumë që i afrohen kufijve të Arbrit, aq më shpesh ajo mendon se si do t'i përgjigjet pyetjes «kush të solli?». Gjer tani nuk e ka vrarë shumë mendjen për kë-të. Të mbërrinte njëherë pranë shtëpisë, pastaj shihte e bënte. Tani shtëpia nuk është shumë larg. Duhet përli-gjur ardhja. Të thotë se e ka sjellë një i panjohur, pak ësh-të e besueshme. Të tregojë për dashnorin, s'mundet. Më pare e ka menduar këtë copa-copa, pa shumë logjikë, se-pse zia e bënte të parëndësishme pyetjen, kurse tani ajo sa vete merr peshë. Ndërsa mendja i rreket sa andej--këndej për të gjetur një rrugëzgjidhje, i kujtohet besa e Kostandinit dhe aty për aty vendos: do të thotë se e ka sjellë Kostandini, sipas **f** jalës që kishte dhënë. Kjo tregon se e di që Kostandini s'është në shtëpi, mungon, pra ka vdekur. Nuk e di akoma saktë se ç'përmasa ka gjëma që i ka rënë familjes, por vdekjen e tij e ka mësuar. Për të ka pyetur, **sic** duket, në mënyrë të vecantë. Pse? Është e kuptueshme që ai të zinte më shumë vend në mendimet e saj, sepse ai i kishte dhënë f jalën që do të vinte ta merrte. Në ditët pjot brengë të saj, atë priste të shfaqej te udha me pluhur.

Tani shtëpia është afër dhe ajo, edhe po të dojë, me . mendjen e saj të turbulluar s'ka më kohë të gjejë një gë-njeshtër tjetër. Pra, do të thotë se e solli i vdekuri. Dhe kështu, trokëllin më në fund te porta. I thotë dashnorit të rrijë mënjanë që të mos duket, ndoshta lë takim me të pas dy-tri ditësh. Nëna, nga brenda, bën pyetjen që pritej. Me kë erdhe? Doruntina i përgjigjet: Me Kostan-dinin. Nëna i thotë se ai ka vdekur, po Doruntina tani këtë e di. Prit të të puth edhe një herë, sa pa u hapur porta, i pëshpërit asaj i dashuri dhe e puth për herë të

fundit në gjysmëterr. Pikërisht këtë të puthur ka pare zonja plakë hga dritarja. Kjo e ka tmerruar. E ka besuar valle që biri i saj është ngritur nga varri për t'i sjellë vajzën? Më tepër ka mundësi që ai s'është biri i sàj, por një i panjohur. Por në të dyja rastet, edhe po të ketë kujtuar se i vdekuri puthet me Doruntinën, edhe po të ketë kujtuar se puthet me një të gjallë, tmerri i saj ka qenë i njëllojtë. Por ka mundësi që të ketë 'besuar këtë të fundit: të puthurën me një të panjohur. Pra, gënjeshtra e së bijës i është dukur e kobshme: midis zisë ajo bën qejf si një lavire, me shtegtarë të panjohur.

Atë që ka ndodhur midis nënës dhe së bijës, pas hapjes së portes, shpjegimet, mallkimet, të qarat, nuk i di askush.

Pastaj ngjarjet janë rrokullisur me shpejtësi. Doruntina merr vesh gjithë përmasat e drames, vetëkuptohet që lidhjet e saj me dashnorin humbasin, gjersa vjen fundi. Gabimi i Stresit qe se në urdhrin që u dërgoi qysh në fillim bujtinave dhe pikave të vrojtimit, i udhëzoi të përqendronin vëmendjen te kalorësit, (burrë e grua në një kalë, apo veç e veç), që vinin nga larg, kurse duhej kushtuar e njëjta vëmendje për çdo shtegtar të vetmuar që largohej drejt kufijve. Këtë ai e kishte riparuar në urdhrin e dytë dhe kishte akoma shpresë se i panjohuri mund të kapej, aq më tepër që njëfarë kohë ai duhej të kishte aëndruar i fshehur, duke pritur se ç'do të ndodhte. Por, edhe sikur të mos kapej, së pa'ku. të vërtetohej kalimi i tij, në mënyrë që të lajmëroheshin pastaj pricipatat dhe kontetë fqinje ku ndikimi i Bizantit qe i forte, për ta arrestuar kudo që të gjendej.

Përpara se të shkonte për drekë në shtëpi. Stresi pyeti edhe një herë ndihmësin se mos kishte ardhur ndonjë njoftim nga bujtinat. Ndihmësi tundi kokën në mënyrë mohuese. Stresi hodhi krahëve pelerinën dhe ishte duke dalë, kur ndihmësi i tha:

— Me arkivin mbarova punë plotësisht. Nesër, po të jeni i lire, mund t'ju bëj raportin tim.

— Ashtu? Po si duket puna?

Ndihmësi e vështroi me ngulm.

— Unë kam një mendim timin, — tha ai me zë të ulët, — krejt ndryshe nga të tjerët...

— Ashtu?! — ia bëri prapë Stresi dhe buzëqeshi, pa e vështruar tjetrin. — Mirupaîshim, — tha. — Nesër do të dëgjoj raportin tend.

Rrugën gjer në shtëpi ai e bëri pothuajse pa menduar asgjë. Disa herë i erdhën në mend dy të huajt që po kalëronin tani drejt Bohemisë, për ato që ata bluanin në kokë, dhe që në njëfarë mënyrë ai i kishte menduar më pare.

— E di? — i tha gruas, porsa hapi derën e shtëpisë. — Më duket se ti kishe të drejtë. Me ç'del, e gjithë ngjarja e Doruntinës s'paska qenë gjë tjetër, veçse një aventure dashurie.

— Ashtu?! — Nën ndriçimin e syve faqet e saj u përskuqën lehtë nga kënaqësia.

— Pas ardhjes së dy kushërinjve të burrit të saj gjithçka po bëhet e qartë, — vazhdoi ai, duke hequr pelerinën.

Ndërsa zinte vend pranë zjarrit, atij iu duk se nëpër shtëpi u bë njëlloj gjallërimi. Ishte një gjallërim, që, më tepër se me sy e me veshë, ndihej tërthorazi. Lëvizjet e zakonshme të së shoqes para drekës u bënë më të gjaUa, tringëllima e enëve gjithashtu, madje dhe aroma e gjellës sikur u bë më e këndshme. Ndërsa e shoqja po vinte pjatat në sofrën prej druri, në sytë e saj ai kapi një ndriçim mirënjohjeje, që po e zhdukte me shpejtësi gjithë atë ftohtësi të përmbajtur që kishte mbushur në një mënyrë të njëtrajtshme ditët e tyre të fundit. Pastaj, gjatë drekës, ai ndriçim i syve të saj u bë më i ëmbël e kuptimplotë dhe, kur në mbarim të drekës, ajo u tha fëmijëve të shkonin të flinin menjëherë, Stresi, me një dëshirë që rrallëherë e kishte provuar kohët e fundit, shkoi në dhomën e gjumit dhe e priti. Ajo hyri pas pak me po atë ndriçim nën qerpikët dhe me flokët e krehur rishtaz, dhe Stresi e kuptoi befas se në ditët e tyre të ardhshme shumë herë do të ndërhynte e vdekura, për të sjellë ose përmallim trupor, si këtë herë, ose, përkundrazi, ftohtësi.

Të qetësuar pas dashurisë, ata qëndruan gjatë në heshtje, duke vështruar herë tavanin prej druri të gdhen-

dur të dhomës, here dritaren, pas kanatit gjysmë të hapur të së cilës shihej qielli i vrenjtur i fundvjeshtës.

— Shiko një krillë, — tha ajo. — Une kujtoja se ato kishin ikur prej kohësh.

— Qëllon ndonjëherë, ndonjë e vonuar, — u përgjigj ai.

Atij sepse iu duk se biseda për Doruntinën, e ndërprerë qysh nga dreka, mund të rifillonte përsëri. Me një lëvizje të bute, duke i rreguHuar një tufë flokësh te tëmthat, ai mundi fia hiqte vështrimin së shoqes prej qiellit, i bindur se kështu e shmangte rifillimin e bisedës për të vdekurën.

Të nesërmen Stresi thirri ndihmësin për fi raportuar përfundimet që kishte nxjerrë ai nga shqyrtimi i arkivit të Vranajve. Ndihmësi kishte po atë pamje të shastisur, madje Stresit iu duk akoma më i zverdhur në fytyrë.

— Sic jua kam thënë edhe më pare dhe sic jua përsërita edhe dje, — filloi ai, — nga hulumtimi i arkivit une kam nxjerrë një përfundim që është krejt i ndryshëm nga ai që thuhet apo hamendësohet për ngjarjen enigmatike.

Nuk ma merrte mendja që një arkiv mund ta zbehë njeriun më tepër se ethet, mendoi Stresi.

—Madje shpjegimi që kam nxjerrë pas ngjarjes, është krejt i ndryshëm edhe në krahasim me atë që mendoni ju, — vazhdoi ndihmësi.

Stresi ngriti vetullat me habi.

— Po të dëgjoj, — tha ai, kur ndjeu që tjetri pati një :ast mëdyshjeje.

— Kjo nuk është një shpikja ime, — vazhdoi ndihnësi. — Kjo është një e vërtetë, të ci'lën e nxora nga shfle-

timi një për një i arkivit të Vranajve, sidomos nga letër-këmbirni i zonjës plakë me kontin Topia.

Ai hapi dosjen, duke nxjerrë prej saj një grumbull letrash të trasha, të zverdhura nga koha.

— E ç'del nga ato letra? — ndërhyri Stresi me një farë padurimi.

Ndihmësi mori frymë thellë.

— Zonja plakë herë pas here i shkruante mikut të saj të vjetër për halle apo gjëra fë tjera intime të familjes, duke kërkuar këshilla prej tij. Ajo e kishte zakon të ruante kopjet e letrave.

— E kuptoj, — tha Stresi. — Veçse bjeri më shkurt, të lutem.

— Po, — tha ndihmësi. — Do të përpiqem.

Ai mori prapë frymë thellë dhe fërkoi ballin.

— Në disa letra, e sidomos në njërën prej tyre, mjaft të hershme, Zonja Même bën fjalë për një ndjenjë, jo të natyrshme të djalit të saj, Kostandinit, ndaj së motrës, Doruntinës.

— Ashtu?! — ia bëri Stresi. — E ç'është kjo ndjenjë jo e natyrshme? A mund të ma sqarosh?

— Hollësirà në letër nuk ka, oor, po ta lidhim këtë me të tjera fakte nga letrat e mëvonshme, e sidomos me përgjigjen e kontit Topia, del e qartë se kemi të bëjmë me një prirje incesti të vëllait ndaj motrës. .

— Pa shih, pa shih! — ia bëri Stresi.

Balli i ndihmësit ishte mbushur me bulëza të vogla djerse, megjithatë, duke bërë sikur nuk e vinte re ironinë e shefit, ai vazhdoi:

— E vër te ta është që konti e ka kuptuar menjëherè për se bëhet fjalë dhe në përgjigjen e tij, — ndihmësi vur një letër përpara Stresit, — i thotë asaj të mos shqetësohet sepse këto janë gjëra kalimtare të moshës. Madje ai i tregon dy-tre shembuj të ngjashëm, në familjet që i njihte duke nënvizuar se kjo ndodhte sidomos në ato shtëpi ki vajzat janë të vetme, sic është rasti i Doruntinës së saj. J; si vazhdon pastaj : «Do vetëm pak vërnendje e kujdes, q kjo ndjenjë e çnatyruar paksa, të bëhet prapë normale. Si

doqoftë do të bisedojmë hollësisht për këtë porsa të takohemi».

Ndihmësi ngriti sytë nga letra për të pare përshtypjen që i kishte bërë ajo shefit, por Stresi i mbante sytë mbi syprinën e tçyezës, sipër së cilës gishtat e tij po trokitnin me nervozizëm.

— Më vonë kjo gjë nuk përmendet më në letrat e tyre, — vazhdoi ndihmësi. — Duket sikur, ashtu sic e ka parashikuar konti Topia, ndjenja e sëmurë e vëllait ndaj motrës i përket tashmë së kaluarës. Mirëpo në një letër tjetër, vite më vonë kjo, kur Doruntina ka arritur moshën e fejesës, zonja plakë i shkruan kontit se Kostandini bëhet xheloz ndaj çdo dhëndri të mundshëm. Xhelozia e tij është bërë shkak që të prishim disa krushqi, shkruan ajo.

— Po ajo, — ndërhyri Stresi, — Doruntina?

— S'ka asnjë fjalë për qëndrimin e saj.

— E pastaj?

— Më vonë, kur zonja plakë e njofton kontin për krushqinë e largët, që u bë më në fund për Doruntinën, i shkruan, midis të tjerash, se ajo dhe shumica e djemve të saj u lëkundën mjaft për këtë krushqi, për arsye të largësisë tepër të madhe, por këtë herë ishte Kostandini ai që u tregua, për çudi, tepër i zjarrtë që kjo krushqi të bëhej. Në ''etrën e urimit konti i shkruan midis të tjerash zonjës pîakë se qëndrimi i Kostandinit ndaj krushqisë së largët nuk është aspak i çuditshëm, përkundrazi, sipas atyre që kemi biseduar, shkruan ai, është e kuptueshme që Kostandinin ta bënte nervoz çdo krushqi e afërt, domethënë çdo burrë i njohur e konkret, dhe, përkundrazi, ta kënaqte një krushqi sa më e largët, domethënë një burrë i panjohur, mundësisht i huaj, sa më larg syve të tij. U bë mire që u përfundua kjo krushqi, i shkruan ai më poshtë, qoftë edhe për këtë arsye.

Ndihmësi trazoi një copë herë dosjen, duke kërkuar atje diçka. Stresi i mbante sytë të ngulur në një pikë mbi iysheme.

— Dhe së fundi kemi letrën ku zonja plakë i shkruan contit për dasmën dhe midis të tjerash për incidentin që idodhi atje, — vazhdoi ndihmësi.

— Ah, po, incidenti, — ia beri Stresi, si i përmendur nga një dremitje.

— Që incidenti nuk u vu re nga të tjerët, ose, edhe në qoftë se u vu re diçka, u quajt si një gjë e zakonshme në këso rastesh, kjo ndodhi per arsyen e thjeshtë se njerëzit nuk i dinin rrethanat për të cilat ju fola më lart. Kurse Zonja Même, që dinte gjithçka, e shpjegon atë drejt. Pasi i shkruan kontit se si Kostandini, pas ceremonisë së kurorëzimit në kishë, kishte qenë si i marrë, se si në kohën e përcjelljes së krushqve gjer te rruga e madhe ai e kishte shtyrë dhëndrin që i qe afruar nuses, duke i thënë «ajo është akoma imja, kupton, imja», zonja plakë i shkruan mikut të vjetër, se, lavdi zotit, ky ishte telashi i fundit që ajo pati, lidhur me çështjen për të cilën ai ishte në dijeni prej vitesh. — Ndihmësi u gëlltit, i lodhur sic duket nga të folurit. — Kaq del prej letrave, — vazhdoi ai. — Në dy--tri letrat e fundit, të shkruara pas fatkeqësisë, plaka përsërit shkretimin e saj, të mbeturit qyqe në bote dhe keqardhjen që e martoi vajzën aq larg. Tjetër gjë s'thotë. Kjo është e gjitha.

Pllakosi heshtja. Një copë herë u dëgjua trokitja e gishtave. të Stresit mbi drurin e tryezës.

— E ç'lidhje ka kjo me ngjarjen tonë?

Ndihmësi ngriti sytë.

— Ka lidhje, — u përgjigj ai. — Madje të drejtëpërdrejtë.

Stresi vazhdonte ta vështronte në mënyrë pyetëse.

— Besoj se jeni në një mendje me mua se prirja e inçestit të Kostandinit është një gjë e vërtetuar.

— Nuk çuditem, — tha Stresi, — gjëra që ngjasin.

— Gjithashtu besoj se e pranoni arsyetimin tim se ngulmimi për ta martuar motrën sa më larg tregon luftën e tij me vetveten për të kapërcyer ndjenjën e sëmurë ndaj saj. Pra, nga njëra anë, një burrë sa më larg syve të tij, nga ana tjetër, sa më larg mundësisë së inçestit.

— E qartë, — tha Stresi, — vazhdo.

— Incidenti tregon vuajtjen e tij të fundit sa qe gjallë.

— Sa qe gjallë?... — ia bëri Stresi.

— Po, — u përgjigj tjetri, duke ngritur, kushedi pse, zërin. — Sepse une kam bindjen se incesti i paplotësuar është një ndjenjë kaq e fuqishme, saqë s'ka mundësi ta shlyejë dot as vdekja.

— Hm, — ia bëri Stresi.

— Incesti i pakryer është diçka e mbijetshme, — vazhdoi ndihmësi. — Me martesën e motrës larg Kostandini kujtoi se shpëtoi prej inçestit. Por, sic do të shohim, jo largësia, por as vdekja s'të shpëton dot prej tij.

— Vazhdo, — tha Stresi ftohtë.

Ndihmësi u mëdysh një çast. Sytë e tij të ndriçuar së brendshmi e vësbtronin ngultazi Stresin, si për t'i marrë leje më pare për ato që do të thoshte.

— Vazhdo, — tha për herë të dytë Stresi.

Por ndihmësi po rrinte në mëdyshje.

— Mos do të thuash se ndjenja e inçestit të pakryer e ngriti të vdekurin nga varri? — pyeti Stresi me zë të akullt.

— Pikërisht, — gati sa s'thirri tjetri. — Udhëtimi i tyre makaber s'është veçse një udhëtim dasme.

— Mjaft! — thirri Stresi. — Ti je i çmendur.

— E dija që s'ishit në një mendje me mua, megjithatë mos më fyeni.

— I luajtur, — tha Stresi, — krejtësisht.

— Jo, une s'jam i luajtur, zoti shef. Ju jeni eprori im, keni të drejtë të më dënoni, të më hiqni nga puna, madje të më arrestoni, por jo të më fyeni. Une., une...

— Çfarë ti... ti..

— Une kam bindjen time, se e gjithë kjo histori per të eilen po vrasim mendjen ta zbërthejmë, s'është veçse një histori incesti, se nuk shpjegohen kurrsesi ndryshe veprimet e Kostandinit, se ajo që thuhetse ai ngulmoi ta martonte motrën larg, sepse pati një parandjenjë fatkeqësie dhe duke e çuar atë sa më larg kujtonte se e largonte nga goditja e fatkeqësisë, është, më falni, një marrëzi. Kostandini pati vërtet një parandjenjë kobi, por ky ishte kobi brenda tij, ky ishte rreziku i inçestit, dhe larg mundësisë

së inçestit deshi ta conte ai të motrën e jo larg kushedi çfarë lloj fatkeqësie...

Ndihmësi fliste me ngut, pa ajrin e nevojshëm të frymëmarrjes midis frazave, i trembur, sic duket, se nuk do ta kishte gjatë mundësinë e të folurit.

— Por, sic thashë, prej inçestit s'e shpëtoi dot as largësia, madje as vdekja. Dhe kështu, një natë me duhmë ai u ngrit nga varri për të kryer atë që gjithë jetën e kishte ëndërruar... Më lini të fias, ju lutem, mos më ndërpritni... U ngrit pra nga dheu atë natë.me duhmë të fetorit, rrasa e varrit iu bë kalë, ia shaloi atij dhe u nis të plotësonte ëndrrën kryesore të jetës së vet... Dhe kështu, ndodhi ky udhëtim i kobshëm dasme, bujtinë më bujtinë, ashtu sic thatë ju, por jo me një dashnor të gjallë, por me të vdekurin... Është pikërisht kjo hata që zbuloi nëna plakë para se të hapte portën. Ajo e pa vërtet Doruntinën të puthej me dikë, në gjysmëterr,' por ky s'ishte dashnori vagabond, sic kujtuat ju, por vëllai i vdekur... Ajo që zonja plakë e kishte pasur frikë gjithë jetën, ishte kryer. Ky ishte kobi që zbuloi ajo, dhe kjo e çoi në varr...

— I çmendur, — tha Stresi, por këtë herë me zë të ulët, sikur fia pëshpëriste ato fjalë vêtes. — Të ndaloj të flasësh më, — tha me qetësi.

Ndihmësi hapi gojën, po Stresi brofi befas në këmbë dhe, duke u përkulur mbi fytyrën e tjetrit, thirri:

— Të ndaloj të flasësh, kuptove? Ndryshe, do të të arrestoj në vend, qysh tani, more vesh?

Ndihmësi e la f jalën përgjysmë.

— Une, ç'kisha për të thënë, e thashë, — tha duke marrë frymë me zor, — tani po ju bindern;

— Ti je i sëmurë, — tha Stresi, — ti je vetë i sëmurë, o i mjerë.

Ai s'ia hiqte sytë fytyrës së zbehtë nga pagjumësia të ndihmësit dhe papritur ndjeu keqardhje për të.

— Faji është imi, që të ragarkova atë punën e arkivit. Një lexim kaq i shumtë për një njeri të pamësuar me libra...

Tjetri vështronte si në ethe.

— Shko tani, — tha Stresi me zë të zbutur. — Çlodhu

pak. Ti ke nevojë për qetësi, dëgjon? The ç'nuk the këtu, une po i hàrroj të gjitha, por me kusht që edhe ti t'i harr osh, kuptove? Shko tani.

Ndihmësi u ngrit dhe doli. Një copë herë Stresi ndoqi me sy ecjen e tij të lëkundur, me një si buzëqeshje të ngrirë ne fytyrë.

Duhet ta gjej sa më pare atë vagabond, tha me vete. Kryepeshkopi kishte të drejtë. I duhej vënë kapak sa më pare kësaj historié, ndryshe, mund të ndodhnin turbullira të paparashikuara.

Stresi nisi të ecte poshtë e përpjetë nëpër dhomë. Do të dendësonte kontrollet në të katër anët, do të vinte në lëvizje të gjithë njerëzit e shërbimit, të pezullonin çdo punë tjetër e të merreshin vetëm me këtë. Dy gurë bashkë s'do të linte, gjersa ta zgjidhte enigmën. Duhet ta gjej, thoshte me vete, sa më pare. Ndryshe, të gjithë do të çmendemi prej saj.

Pavarësisht nga përpjekjet e njerëzve të Stresit, si edhe të shërbenjësve të kishës, që sqaronin çdo **dite** në kishë besnikët, numri i njerëzve që besonin se Doruntinën e kishte sjellë dashnori i saj ishte tepër i vogël në krahasim me ata që ishin të bindur se atë e kishte sjellë i vdekur i.

Stresi _u mor vetë me shqyrtimin e listes së njerëzve që kishin munguar në katund midis fundit të shtatorit dhe **11** fetorit. Ideja se ndoshta Doruntinën mund ta kishte sjellë ndonjë nga shokët e Kostandinit, për të vënë në vend fjalën e dhënë të tij, i regëtinte herë pas here në mendje, por ajo i bëhej në çast e pabesueshme. Edhe kur i përgatitën listen e piote të mungonjësve dhe midis saj gjeti, ashtu sic dëshironte, katër nga shokët më të ngushtë të të ndje-

rit, prapëseprapë kjo ide nuk zuri vend në trurin e tij. A nuk kishte munguar ai vetë ngaqë ishte me shërbim pikërisht në ato dite? Veç kësaj, shokët e Kostandinit e vërtetuan shumë lehtë që kishin qenë që të katër në Lodrat e Mëdha që bëheshin çdo vit në principatën më veriore të Arbrit, madje dy prej tyre treguan edhe çmimet që kishin fituar atje.

Ndërkaq po afronin të dyzetat e vdekjes së nënës e të bijës, dhe vajtojcat me siguri do të këndonin prapë baladât e tyre ngjethëse, pa bërë asnjë ndryshim në to. E njihte mire kokëfortësinë e atyre plakave drënja. Në të shtatat, me gjithë f jalën që u kishte çuar ai, ato s'ndryshuan asgjë dhe po kështu kishte ndodhur gjatë katër të dielave të tjera pas vdekjes. Do të krrokasin edhe ca dite ato sorra, pastaj do të heshtin, kishte thënë prifti. Por Stresi nuk besonte shumë.

Një dite Stresi i pa tek po shkonin rresht te shtëpia e braktisur, për të bërë vajtimin e zakonshëm. Ai qëndroi përbri rrugës, i gjatë, i mbështjellë me pelerinën e errët, në jakën e së cilës ishte qepur shenja e nëpunësit të princit, një bri kaprolli i bardhë, kurse ato, të veshura krejt në të zeza, me fytyra të përpira qysh më pare nga vajtimi i ardhshëm, kaluan mospërfillese përpara tij. Stresi pati përshtypjen se e njohën, sepse në sytë e tyre iu duk se pa një dritëz ironie ndaj tij, prishësit të legjendës. Ideja se kishte hyrë në dyluftim me vajtojcat, iu duk se do t'i shkaktonte një të qeshur mu aty, përpara tyre, mirëpo, për çudi, ajo nuk i la veçse një ftohtësi ngjethëse.

Ndërkaq kryepeshkopi, për habinë e të gjithëve, vazhdonte të qëndronte në Manastirin e Tre Kryqeve, por Stresin nuk e nervozonte me kjo gjë. Krejt i përpirë nga ndjekja e vagabondit shëtitës, ai kishte harruar çdo gjë tjetër. Njoftimet që vinin nga bujtinat nuk jepnin ende asgjë të saktë. Qenë bërë tri-katër arrestarne në bazë të tyre, por të kapurit i kishin liruar prapë për mungesë provash. Priteshin lajme nga principatat dhe kontetë fqinje, sidomos të anës veriore, prej nga shkonte rruga për në Bohemi. Herë-herë Stresit i vinin dyshime dhe hamendësime

të reja për shpjegimin e ngjarjes, por ai i largonte ato sakaq.

Aiër mesit të nëntorit ra bora e pare, që, ndryshe nga borërat e tjera të vjeshtës, nuk shkriu, por e zbardhi anekënd token. Një mbasdite, tek po kthehej për në shtëpi, Stresi, pa e ditur as vetë pse, e ktheu kalin nëpër rrugën që conte në kishë. Zbriti pranë portes së jashtme të varrezës dhe, duke ecur përmes bores së pashkelur, hyri brenda. Në varrezë s'kishte njeri. Kryqet që dimin sipër shtresës së dëborës, dukeshin edhe më të zeza se ç'ishin. Ca zogj, po aq të zinj, vërtiteshin në anën e përtejme. Stresi eci një copë herë, gjersa iu duk se e gjeti më në fund grumbullin e varreve të Vranajve Ai u përkul, lexoi njërën nga pllakat dhe pa që s'kishte gabuar. Rreth e rrotull dëbora qe e pashkelur. Konizmat dukeshin të ngrira. Perse erdha këtu, mendoi Stresi dhe psherëtiu. E ndiente se paqja e varrezës po ngjitej edhe tek ai. Dhe bashkë me paqen ndiente t'i vinte një kthjelltësi e habitshme mendimi. Sytë po i lëbyreshin nga syprina e dëborës, por ai nuk po i hiqte që andej, sikur të kishte frikë se mos po i humbte ajo kthjelltësi. Dhe befas historia e Doruntinës iu duk e thjeshtë dhe e qartë, sa s'kishte ku të vente më. Ishte një copë truall nën dëborë, në të cilin ishin varrosur rresht një grumbull njerëzish, që e kishin dashur shumë--shumë njëri-tjetrin dhe që kishin premtuar t'i gjendeshin pranë shoqi-shoqit. I kishte munduar ndarja e gjatë, hapësira, një mail gërryes dhe vetmia e padurueshme (ishte një vetmi e tillë...). Kishin synuar drejt njëri-tjetrit, për t'u bashkuar në gjallje e në vdekje, në një jetëvdekje, apo vdekjejetë të përzier. Qenë përpjekur të thyenin ligjet që i mbajnë të mbërthyera qeniet e gjalla, për të mos kaluar nga vdekja në jetë, pra qenë përpjekur të thyenin ligjet e vdekjes, të arrinin të pamundurën, të bashkoheshin prapë; një çast kishin kujtuar se e kishin arritur atë, sic ndodh në ëndërr, kur të besohet se ke takuar njeriun e dashur të vdekur, por kjo s'është veçse një gënjim i shkurtër, (nuk e përqafoja dot, diçka më pengonte), dhe nëpër terr e hutim qenë ndarë prapë, i gjalli kishte ecur drejt shtëpisë, i ydekuri diejt varrit të vet, (ti ik përpara, se

unë kam pak punë në kishë), dhe pavarësisht se kjo s'kishte ndodhur, pavarësisht se Stresi s'e besonte kurrë ngritjen e të vdekurit nga varri, prapëseprapë, në njëfarë mënyrë, kjo kishte ndodhur. Qe shfaqur te cepi i rrugës kalorësi-vëlla që i kishte thënë motrës: «eja me mua». S'ka rëndësi vërtet, në mendimet e saj, apo në mendimet e të tjerëve, sepse, në fund të fundit, kjo ishte një histori që i kishte ndodhur pak a shumë gjithkujt, në çdo vend dhe në çdo kohë. Sepse për gjithkënd gjithmonë ka pasur një njeri për të cilin është ëndërruar të vijë nga larg, nga trojet e tejjetshme, të rrijë një copë herë me të, të udhëtojë mbi të njëjtin kalë, sepse gjithkush në këtë bote ka pasur një pengië mbetur për dikë që nuk është më në jetë, dhe që me vete ka thënë: të kthehet dhe një herë, ah, të kthehet dhe një herë, ta kap për qafe, (por diçka më pengonte ta përqafoja), sepse kurrë kjo s'bëhet dot në këtë tokë dhe as që do të bëhet kurrë, sa të jetë jeta, dhe ky është një nga pikëllimet më të mëdha të dheut, që do ta mbështjellë atë si mjegulla, gjer në shuarjen e tij....

Ja, kjo ishte e gjitha, përsëriti me vete Stresi. Gjithçka tjetër, hamendjet, hetimet, arsyetimet s'ishin veçse gënjeshtra të vogla, meskine dhe pa kuptim. Ai donte të rrinte dhe ca në lartësitë e lira të mendimit, por e ndiente se gracka e banaliteteve po e tërhiqte vazhdimisht poshtë, gjithë ngut, për ta zbrîtur sa më shpejt nga fluturimi. Dhe ai shpejtoi të ikte që andej, pa u rrëzuar akoma plotësisht. Ashtu i trallisur sic qe, si një somnambul iu afrua kalit, u hodh mbi të dhe me një galop të ngrirë u largua.

# *KAPITULLI I PESTE*

Ishte mbasdite e lagur, e mbytur e gjitha në një shi të shtruar, të ïmët, nga ato mbasditet në të cilat duket se nuk mund të ndodhë kurrë asgjë, kur Stresi që po dremiste i veshur, (ç'mund të bënte tjetër në një dite të tillë), ndjeu të shoqen që po e prekte bute te supi.

— Stres, po të kërkojnë.

Ai u përmend sakaq.

— Ç'është? - tha.-- Po flija?

— Po të kërkojnë, — përsëriti e shoqja, — ndihmësi yt bashkë me një tjetër.

— Ashtu? Thuaju se po vij.

Ndihmësi bashkë me një të panjohur, të dy me flokët të lagur quii, prisnin më këmbë, nën strehën e portes.

— Stres, u kap sjellësi i Doruntinës, — tha ndihmësi, me ta pare shefin e vet.

Stresi mbeti një grime me gojë hapur.

— Si është e mundur?

Ndihmësi pa me habi hutimin në fytyrën e shefit, në të cilën nuk u duk ndonjë gjurmë gëzimi, thuase nuk kishte javë të tëra që punonte për fia mbërritur kësaj dite.

— Më në fund u kap, — përsëriti ai, me një dyshim të fundit se mos tjetri nuk e kishte kuptuar mire për se bëhej fjalë.

Stresi vazhdonte fi shikonte hetueshëm të dy. Në të vërtetë i kishte kuptuar fare mire fjalët e tij. Ajo që s'po e kuptonte ishte nëse lajmi po i shkaktonte gëzim apo jo.

— Po si? — pyeti. — Si ndodhi kështu papritur?

— Papritur? — ia bëri ndihmësi.

— Desha të them, ajo që dukej aq e pabesueshme...

Ç'po fias kështu? tha me vete. Tani po e kuptonte se qe hutuar vërtet. Me sa duket, krahas dëshirës që të gjendej dashnori i hamendësuar, ishte fshehur një dëshirë tjetër, që ai të mos gjendej kurrë. Tani ai e vuri re të panjohurin dhe, pa e kuptuar as vetë pse, iu drejtua atij.

— Po si u kap? Ku?

— Po e sjellin, — u përgjigj ndihmësi. — Pa u ngrysur dita, do të jetë këtu. Ky është korrieri që solli lajmin, si edhe një raport.

I panjohuri futi dorën nën astarin e gozhupit të tij, për të nxjerrë që andej një letër të mbështjellë.

— Qenka kapur në kontenë fqinje, në një bujtinë që quhet «Bujtina e dy Robertëve», — tha ndhmësi.

— Aha.

— Ja rap.. . raporti, — tha i pan j oh uri, që i mbahej goja.

Stresi ia mori nga dora me një lëvizje të beftë. Dal-ngadalë ajo ndjesi e papërcaktuar midis hidhërimit dhe keqardhjes për mbarimin e énigmes u mbyt nga valet e para të një gëzimi të ftohtë. E hapi raportin dhe, duke u kthyer nga ajo anë, prej nga vinte më mire ndriçimi i dites, lexoi rreshtat e mbushur me një shkrim që të kuj-tonte një grumbull gjilpërash të derdhura me zemërim;

«Po ju dërgojmë raportin per kapjen e vagabondit që dyshohet se është mashtruesi dhe sjellësi i Dorunti-në Vranajt. Të dhënat që përmban ky raport, janë nxje-rrë nga të dhënat që iu dorëzuan autoriteteve tona, bash-kë me vagabondin në fjalë, prej autoriteteve të kontesë fqinje, të cilët mundën ta kapnin atë në trevat e tyre, sipas lutjes dhe kërkesës së autoriteteve tona.

Vagabondi u kap më datën e katërmbëdhjetë nënto-rit, në bujtinën e rrugës së madhe, që quhet «Bujtina e dy Robertëve»-. Në të vërtetë ai qe sjellë në bujtinë një dite më pare, krejtësisht pa ndjenja, prej dy katundarë-ve, të cilët e kishin gjetur të shtrirë në rrugë prej ethe-ve dhe duke folur për cart. Pam ja e tij e dyshim të, dhe sidomos të folurit e tij përçart, zgjoi menjëherë dyshi-min e të zotit të bujtinës dhe të klientëve të tjerë. Fja-lët e përçartjes ishin pak a shumë këto: «S'ka pse të ngutemi kaq. Ç'do t'i themi nënës. Mbahu fort, s'shpej-toj dot më, është terr, më kupton, s'shihet asgjë. Kështu t'i thuash, po të pyeti kush të solli. Mos ki frikë, asnjë nga vëllezërit s'është më gjallë.»

Bujtinari lajmëroi autoritetet e vendit, të cilët, pasi dëgjuan dëshminë e tij dhe të klientëve, vendosën ta arrestonin endacakun dhe sipas kërkesës sonë të na e dorëzonin menjëherë. Sipas udhëzimeve të ardhura qysh më pare nga qendra, une e nisa atë menjëherë për te ju, por mendova që do të ishte e dobishme t'ju nisja njëko-hësisht këto të dhëna me një korrier të shpejtë, në më-nyrë që ju të jeni në dijeni të çështjes, në qoftë se do ta

quanit të nevojshme ta merrnit menjëherë në pyetje të arrestuarin.

Përshëndetje. Kapiteni Stanish, i krahinës kufitare.»

Stresi ngriti kokën nga raporti dhe një copë herë vështroi ndihmësin e vet, pastaj korrierin. Pra, ishte tamam ashtu sic e kishte parashikuar: ikja me një endacak-dashnor. Hollësirat do t'i merrte vesh së shpejti nga goja e të arrestuarit. ,

— Kur mbërrijnë? — pyeti ai, duke iu drejtuar korrierit.

— Pas dy orësh, e shu.. .shumta tri.

Vetëm tani Stresi vuri re cizmet e tij të spërkatura me balte gjer në gjunjë. Ai mori frymë thellë. Mendimet e tri ditëve më pare në varreza, në dëborë, iu dukën tej çdo mase të largëta.

— Më prisni sa të marr pelerinën, — tha ai.

Hyri brenda dhe, ndërsa vishte pelerinën e gjatë, i tha së shoqes:

— Sjellësi i Doruntinës u kap.

— Vërtet? — ia bëri, ajo, pa arritur dot fia shihte fytyrën, sepse mënga e pelerines, si një krah i madh shpendi të zi, u valavit midis tyre, duke ndërprerë kryqëzimin e shikimeve.

Ajo doli te porta fill pas largimit të tyre dhe një copë herë i ndoqi me sy tek ecnin nëpër shi, Stresi përpara dhe dy të tjerët pas.

Kishte më tepër se dy orë që ata prisnin mbërritjen e karrocës që do të sillte të arrestuarin. Dërrasat e dyshemesë kërcitnin ankueshëm nën çizmet e Stresit, që

çapitej poshtë e përpjetë nëpër dhomë, nga tryeza te dritarja, sipas zakonit të tij të vjeter. Ndihmësi nuk guxonte të prishte heshtjen, ndërsa korrieri, i lëshuar mbi një ndenjëse druri, gërhiste. Nga rrobat e tij të qullura vinte një erë lagështire.

Bënte ç'bënte, Stresi ndalonte te dritarja dhe, ndërsa vështronte shtrirjen e fushës, përmes së cilës priste të shfaqej karroca, ndiente se si mendja e tij përgjumej dalngadalë. Ishte po ai shi i shtruar e monoton i mëngjesit, nën njëtrajtshmërinë e të cilit s'të besohej se mund të mbërrinte kush nga asnjë lloj drejtimi.

Stresi preku me dore letrën e ashpër të raportit, si për t'u bindur se njeriu që priste do të vinte vërtet. S'shpejtojmë dot më, është terr, më kupton, përsëriti ai fjalët e përçartjes. Mos ki frikë, asnjë nga vëllezërit s'është më gjallë.

Është ai, tha Stresi me vete. S'kishte asnjë dyshim që ishte ai. Dhe tamam i tillë, sic e kishte parashikuar. Ndër mend i erdhi prapë ai çasti në dëborë, te varreza, kur të gjitha këto i qenë dukur gënjeshtra. E pra, s'paskësh qenë ashtu, tha me vete, pa i hequr eytë nga hapësirae ftohtë. Tani fusha shtrihej e pamatë nën shiun e hirtë dhe madje ajo vetë, dëbora, qe shkrirë apo qe ter hequr larg, pa lënë asnjë gjurmë asgjëkund, si për fia lehtësuar harrimin **e** asaj që kishte menduar atë dite.

Muzgu po dendësohej. Në të dyja anët e rrugës dukeshin njerëz të rrallë, që me siguri prisnin ardhjen **e** karrocës. Me sa duket, fjala kishte arritur të hapej.

Te qoshja e tij korrieri lëshoi një si rënkim në gjumë. Sipas fjalëve të tij, tani duhej të kishin mbërritur, mendoi Stresi. Sytë e ndihmësit dukeshin të mekur. Qysh nga ajo dite nuk ia kishte përmendur më atë punën e inçestit. Tani me siguri i vinte turp.

Korrieri lëshoi një ngulçim tjetër dhe hapi sytë. Ata ishin si sytë e një të lajthituri.

— Ç'është kështu? — ia bëri ai. — A erdhën?

Askush nuk u përgjigj. Stresi qëndroi ndoshta per të njëqindtën herë te dritarja. Fushëtira ishte errur tani aq shumë, sa ishte vështirë të dalloje gjësendi në të. Dhe vërtet, kur pas njëfarë kohe karr oca mbërriti, af rimin e saj ai e zbuloi së pari nga një zhurmë e largët zërash dhe pastaj nga kërkëllima e rrotave në rrugë.

— O zot, më në fund mbërritën, — tha ndihmësi dhe e tundi nga supi korrierin.

Stresi zbriti shkallët me ngut. Ndihmësi dhe korrieri i ranë pas. Kur ata dolën te porta, karroca ishte duke u afruar. Ca njerëz e ndiqnin pas nëpër terr. Tutje ndihej se po vinin të tjerë. Karroca më në fund ndaloi dhe prej saj zbriti një njeri me uniformen e nëpunësit të princit.

— Kush është këtu kapiteni Stres? — pyeti ai.

— Une, — tha Stresi.

— Besoj se jeni në dijeni për. ..

— Po, — e ndërpreu Stresi. — Jam në dijeni për gjithçka.

Njeriu me uniforme u duk se do të shtonte diçka tjetër, por pastaj u kthye nga karroca, futi kokën te dritarja e saj dhe diçka foli me ata që ishin brenda.

— Bëni dritë, — tha dikush.

U hap përsëri dera e karrocës dhe prej saj dolën në fillim një paie këmbë me çizme, pastaj një paie këmbë të dyta, krejt të llangosura me balte. Kur pas këmbëve dolën trupat e njerëzve, u pa ,se njeriu me këmbë të llangosura ishte i lidhur.

— Ai, ai, — pëshpëritën perreth njerëzit që kishin arritur të grumbulloheshin.

Në dritën luhatëse të fenerit nuk u duk veçse gjysma e fytyrës së të lidhurit, e llangosur, kushedi pse, me balte edhe ajo. Dy prej njerëzve të Stresit e morën në dorëzim prej sjellësve, duke e kapur, ashtu si të parët, nga krahët.^I lidhuri s'bëri asnjë kundërshtim.

— Në bodrum, — tha Stresi me një zë të thatë. —

Ju ç'do të beni? — iu drejtua njeriut me uniforme, që, me sa dukej, kryesonte grupin e vogël.

— Ne do të nisemi menjëherë andej nga erdhëm, — u përgjigj tjetri.

— Ti do të ikësh me ta? — iu drejtua Stresi korrierit.

— Po, zotni.

Stresi qëndroi një copë herë më këmbë, gjersa karroca u nis, pastaj u kthye të hynte në ndërtesë. Në çastin e fundit ndaloi te porta. Në gjysmëterr ndihej prania e njerëzve. Që larg dëgjoheshin hapat e dikujt që po vinte me vrap.

— Ç'prisni akoma? — tha Stresi me zë të bute. — Shkoni më mire të flini, njerëz të mire. Ne e kemi për detyrë të rrimë pa gjumë, po juve, ç'ju duhet juve?

Nga gjysmëterri s'erdhi asnjë përgjigje. Drita e fenerit u luhat një çast si e llahtarisur mbi ato fytyra që u dukën të verdha e plot mundim, pastaj i là në errësirë.

— Natën e mire, — tha Stresi dhe u fut brenda, duke ecur pas ndihmësit, që po i printe me fener në dore poshtë shkallëve të bodrumit. Era e lagështirës e zuri në fyt. Dhe papritur e ndjeu se ishte i tronditur.

Ndihmësi shtyu derën e hekurt të bodrumit duke u mënjanuar, që Stresi të hynte i pari. I arrestuari qe plandosur mbi një tog kashte, me kokën të mbështetur mbi duart e pranguara. Ai e ngriti kokën kur ndjeu praninë e njerëzve. Nën dritën e fenerit Stresi pa një fytyrë, që, megjithëse e ndragur nga balta apo goditjet, dukej akoma e bukur. Sytë e S/tresit shkuan padashur te buzët e tij, dhe ato buzë njerëzore, të çara në një cep nga ethet, të mbetura çuditërisht të huaja për këto pranga, roja e urdhra, i kujtuan Stresit më qartë se çdo gjë, se përpara tij ishte njeriu që kishte bërë dashur i me Doruntinën.

— 'Ç'je ti? — pyeti Stresi me zë të akullt.

Sytë e të arrestuarit e vështruan që poshtë. Ashtu si buzët, ata ishin të huaj aty. Tamam sy prej joshësi, mendoi Stresi.

— Shtegtar jam, zoti zyrtar, — u përgjigj ai. — Shi-

tes ambulant ikonash. Më arrestuan, nuk e di pse, të sëmurë rende. Une do të ankohem...

Fliste një shqipe të thyer, por të saktë. Sic duket, e kishte mësuar për nevoja të punës që bënte, në qoftë se ishte vërtet shitës ikonash.

— Perse të arrestuan?

— Për një grua që as e njoh, as e kam pare kurrë. Një farë Doruntinë. Ke udhëtuar në një kalë me të, thonë, e ke sjellë nga larg e ku di une ç'marrëzira.

— Ke udhëtuar vërtet me ndonjë grua, apo, që të jem më i saktë, ke sjellë ndonjë grua nga larg? — pyeti Stresi.

— Jo, zoti zyrtar. Me asnjë grua s'kam udhëtuar. Së paku ka disa vjet.

— Para një muaji, — tha Stresi.

— Jo. Kurrsesi!

— Mendohu mire, — tha Stresi.

— S'kam ç'mendohem, — tha me zë të tingëllueshëm i lidhuri. — Më vjen keq që edhe ju po bashkoheni me marrëzinë e përgjithshme, zoti zyrtar. Une jam njeri i ndershëm. Më arrestuan kur gjendesha i shtrirë për vdekje ndanë udhës. Kjo është çnjerëzore! Të vish në vete nga sëmundja dhe, në vend të kesh një ndihmë e një përkujdesje, e shikon që je i lidhur me pranga. Kjo është çmenduri.

— Une s'jam i çmendur, — tha Stresi. — Besoj se do të kesh rast të bindesh për të kundërtën.

— Po kjo që bëni është çmenduri, — vazhdoi i lidhuri me atë zë të lartë. — Së paku të më bëni një akuzë për të qenë, së paku të më thoni se kam grabitur, ose kam vrarë dikë. Kurse ju më thoni: ke udhëtuar me një grua mbi kalë. Sikur kjo të ishte një krim! Kot që nuk e pohova qysh në fillim që të kënaqeshit të gjithë: po, kam udhëtuar vërtet me një grua mbi kalë. E çë pastaj? Ç'del nga kjo? Po une jam njeri i ndershëm dhe nuk e bëra këtë, sepse s'jam mësuar të gënjej. Une do të ankohem për këtë gjë ku të mund. Gjer te princi juaj. Dhe, po qe nevoja, edhe më lart akoma, gjer në Kostandinopojë.

Stresi e vështroi me ngulm. I lidhuri e përballoi vështrimin e tij.

— E megjithatë une po të përsërit po atë pyetje që ty të duket e çmendur dhe pa kuptim, — tha Stresi. — Kjo është hera e fundit dhe prandaj mendohu mire para se të përgjigjesh. Ke sjellë ti një grua të re me emrin Doruntinë Vranaj, nga Bohemia, ose nga ndonjë vis tjetër i largët, gjer këtu?

— Jo, — u përgjigj prerë i lidhuri.

Atëherë mjerë ti, — tha Stresi pa e vështruar. — Vëreni në torture, — iu drejtua ai të tjerëve.

Sytë e të lidhurit u cakarritën nga tmerri. Ai hapi gojën të fliste ose të thërriste, por Stresi doli furishëm nga bodrumi. Duke ngjitur shkallët, pas njërit prej rojave që i bënte dritë, ai shpejtoi hapat, për të mos dëgjuar klithmat e të arrestuarit.

Pas pak, i vetëm fare, po ecte drejt shtëpisë. Shiu kishte pushuar, po udha ishte gjithë pellgje. Çizmet e tij shkelnin shkujdesshëm mbi to. S'dukej asgjë. Është terr, më kupton, përsëriti ai fjalët e endacakut.

lu bë se nga larg dëgjoi një zë, por ishin lehjet **e** qenve, që fikeshin dalngadalë, si në forme rrathësh, përherë e më të largët, në shtrirjen e natës.

Nata duhet të jetë me mjegull, mendoi ai. Përndryshe s'kishte si të shpjegohej një terr i tillë. Të këllet tjetri gishtat në sy. Stresit iu bë se prapë e dëgjoi atë zërin e mëparshëm. Madje dhe një zhurmë të mbytur hapash. Ai « ngjeth dhe ktheu kokën. Tutje dalloi dritën e një feneri që valavitej në një largësi të papërcaktuar. Figura e dikujt, e shpërbërë nga ajo dritëz e zbehtë, hallakatej atje tej. Stresi qëndroi në vend. Feneri dhe pellgjet, që dukeshin si të zgjuara nga një gjumë i frikshëm prej tij, ishin akoma larg, kur Stresi dëgjoi zërin e pare. Ai vuri dorën te veshi si hinkë, për të dalluar fjalët. Ishin ca «ho», apo «oh», që s'po i merrte vesh mire. Më në fund, kur njeriu me fener qe afruaf edile më, Stresi i thirri:

. - Ç'është?

— E pohoi, — thirri tjetri që larg, me një zë të ndërprerë nga ngutja. — E pohoi.

E pohoi, përsëriti Stresi me vete. Ja, pra, ç'ishte ajo fjalë që i qe dukur si «ho» apo «oh». E pohoi.

Stresi, i mbetur në vend, priti gjersa korrieri mbërriti pranë tij. Ai merrte frymë me zor. ..

— E pohoi, lavdi zotit, — tha ai, duke zgjatur fenerin përpara, si për t'i bërë më të kuptueshme fjalët e tij. — Sapo pa veglat e tortures, e pohoi menjëherë.

Stresi e vështronte atë si i mpirë.

— Do të ktheheni që t'ju shoqëroj me fener? — pyeti korrieri. — Do ta merrni në pyetje?

Stresi nuk u përgjigj. Në të vërtetë rregullat ishin pikërisht ashtu. Të merrej në pyetje **j** arrestuari menjëherë pas pohimit, i dërrmuar sic qe, pa i lënë kohë të mblidhte veten. Dhe ishte natë, koha më e përshtatshme për një gjë të tillë.

Njeriu me fener priste dy hapa larg. Dëgjohej frymëmarrja e tij e mundimshme.

Të mos e lë të mbledhë veten, mendoi Stresi. Natyrisht, të mos e linte të çlodhej asnjë orë, asnjë çast. Të mos e linte të mblidhte veten endacaku... Ashtu është, tha me vete, ashtu është për të, por për mua, si është më mire për mua? A s'kam une vetë nevojë të mbledh veten?

Dhe befas e kuptoi se marrja në pyetje do të ishte ndoshta më e mundimshme për atë vetë, sesa për të arrestuarin.

— Jo, — tha ai. — Nuk do ta marr sonte në pyetje. Kam nevojë të çlodhem, — dhe i ktheu krahët njeriut me fener.

Të nesërmen në mëngjes, kur Stresi, i shoqëruar nga ndihmësi, zbriti në bodrum, i burgosuri kishte në fytyrë një si buzëqeshje fajtori.

— Në të vërtetë do të kisha bërë mire ta kisha pohuar qysh në fillim, — tha ai, pa pritur që Stresi t'i drejtonte ndonjë pyetje. — Dhe ndoshta kështu do të kishte ndodhur, se, në fund të fundit, asnjë të keqe s'kam bërë dhe askush s'është dënuar gjer më sot se paska udhëtuar, ose qenka endur andej-këndej me një grua. Pra, do ta kisha treguar ndoshta qysh në fillim të vërtetën dhe me siguri do të kisha shpëtuar nga telashet dhe tani s'do të gjendesha në këtë birucë, por në shtëpinë time, ku më presin. Mirëpo qëlloi kështu, që une, padashur dhe fare rastësisht, hyra në këtë qerthull gënjeshtre, prej të cilit s'po dilja dot. Sepse, sic qëllon nganjëherë me njeriun që, pasi ka thënë një gënjeshtër të vogël të padëmshme, në vend që të tërhiqet prej saj në kohën e duhur, thellohet më shumë, duke e pasuar me gënjeshtra të tjera të vogla, ashtu dhe une kujtoja se mund të shkëputesha nga kjo histori e mërzitshme, duke sajuar ca gjëra të paqena, që, në vend që të më çlironin prej gënjeshtrës së pare, më zhytën thellë e më thellë në të. Por, me sa duket, shkak për këtë ngatërresë që i nxora vêtes, u bë buja e madhe që shkaktoi udhëtimi i gruas së re. Pra, une do ta tregoja me siguri qysh në fillim ç'kishte ndodhur, sepse, në fund të fundit, sic ju thashë, s'kisha bërë ndonjë krim, sikur të mos ndieja befas se ardhja e asaj gruas së re, që solla une, bëri, për habinë time, një bujë aq të madhe dhe trazoi aq shumë gjithçka, saqë mua m'u duk vetja si ai kalamani që ka lëvizur një send, i cili për të rriturit përbën diçka të tmerrshme. Pra, në mëngjesin e asaj dite, (do t'jua tregoj më vonë gjithçka me hollësi), kur pashë se ardhja e grua? së re përbënte diçka tepër, tepër.. .s'di si ta them, tej mase tronditëse për të gjithë, e aq më tepër kur të gjithë s'bënin gjë tjetër, veçse pyesnin si në ethe: «me kë erdhi», «kush e solli», ndjenja e vetëmbrojtjes më tha të hiqesha sa më pare mënjanë, të zhdukesha pa lënë gjurmë nga kjo histori, ku une isha krejt i rastësishëm. Dhe ashtu u përpoqa të bëja. Po nejse. Po jua tregoj më mire qysh nga e para, si nisi kjo histori. Besoj se ju dë-

shironi të dini gjithçka fill e për pe, apo jo, zoti zyrtar?

Stresi rrinte si i ngurosur pas tryezës prej druri të pagdhendur.

— Të dëgjoj, — tha ai. — Trego gjithçka që mendon se duhet treguar.

U duk sikur i burgosuri u shqetësua pak nga moskokëçarja e Stresit.

— Une nuk e di, është hera e pare që merrem në pyetje, por, me sa kam dëgjuar, në këso rastesh bëhen pyetje prej hetuesit dhe pas tyre vijnë përgjigjet, apo jo? Kurse ju...

— Fol vetë, — tha Stresi. — Une po të dëgjoj.

I burgosuri lëvizi mbi togun prej kashte.

— Të pengojnë prangat? — tha Stresi. — Do të t'i zgjidh?

— Po. Po të kishte mundësi.

Stresi i bëri shenjë ndihmësit ta zgjidhte.

—Falemnderit, — tha i burgosuri.

Me duar të zgjidhura, u duk se e humbi edhe më shumë sigurinë, ngriti dhe një herë sytë, me një shpresë të fundit se Stresi do ta pyeste për diçka, por, kur e pa se kjo ishte një shpresë e kotë, nisi të fliste vetë, me zë të ulët e pa gjallërinë e mëparshme.

— Une, sic ju thashë dje, jam shitës ambulant ikonash dhe është pikërisht kjo punë që më dha mundësi të njihem me gruan e re, për të cilën bëhet fjalë. Jam nga Malta, por kohën më të madhe të vitit e kaloj nëpër rrugët e Ballkanit dhe të një pjese të Evropës, duke shitur ikona. Në qoftë se them hollësira të panevojshme, ju lutem të më ndërpritni, sepse, sic ju thashë, është hera e pare që merrem në pyetje dhe këto rregulla nuk i di. Pra, merrem me shitje ikonash, dhe ju e merrni me mend se sa të prirura janë gratë për këso blerjesh. Kështu, një dite u njoha me atë, Doruntinën, sic quhej. Më tha se ishte e huaj atje, në Bohemi, e ardhur nuse nga Arbri, dhe, kur une i thashë se kisha kaluar para ca kohësh pranë kufijve të Arbrit, desh i ra të fikët prej tronditjes. Ti je i pari njeri që takoj, më tha, që vjen që

andej. Më pyeti: Mos di gjë ç'bëhet atje, ç'ka ndodhur, perse nuk vjen asnjë nga njerëzit e mi të më shikojë? Kisha dëgjuar për një luftë apo për një murtajë, me një fjalë për diçka të keqe që kishte ndodhur këtu dhe, pasi ia thashë, për ta qetësuar, shtova se kjo kishte kohë që kishte ndodhur, gati tre vjet më pare. Atëherë ajo klithi e tha: Po une aq kohë kam që s'kam asnjë lajm prej andej. E mjera, diç do të ketë ndodhur. Dhe ashtu e tronditur **sic** ishte, përmes ngulçit dhe lotve, Tnë tregoi se si kishte vajtur nuse para tre vjetësh atje në Bohemi, se si nëna dhe vëllezërit s'kishin dashur ta martonin kaq larg, por kishte ngulur këmbë për këtë njëri prej vëllezërve, Kostandini, kështu quhej ai; si ky i kishte dhënë nënës fjalën, *besën,* sic i thonë kohët e fundit shqiptarët fjalës së dhënë, fjalë që une nuk e dija dhe e dëgjova për herë të pare prej saj, pra **i** kishte dhënë *besën* se do fia suite motrën nga larg, sa herë që të donte ajo; si kishin kaluar jave e muaj, e pastaj vite, dhe asnjeri nga shtëpia e saj, madje as vetë besëtari, Kostandini, s'vinte që s'vinte për ta pare; si atë e kishte marrë një mail i padurueshëm, si e mundonte vetmia, aty midis të huajve dhe bashkë me mallin e vetminë shtohej herë pas here ankthi se mos kishte ndodhur ndonjë gjëmë atje në shtëpi. Kurse, kur mori vesh nga une për luftën apo për murtajën, ishte e sigurt se. diçka e keqe kishte ndodhur, se parandjenja nuk e kishte gabuar dhe më tha se donte të nisej vetë për në shtëpi, por ç'**fi** bënte të shoqit, i cili, megjithëse i kishte premtuar ta suite vetë, meqë vëllezërit s'po kujtoheshin, i dhënë pas punëve, thoshte se nuk gjente dot kohë për një udhëtim kaq të gjatë.

Duke e dëgjuar të fliste, e bukur sic qe dhe, sic dukej, akoma më e bukur prej lotve, papritur më lindi dëshërimi për të dhe, i shtyrë prej tij, pa e menduar gjatë, i thashë se, po të donte, mund ta sillja une gjer në shtëpi. Ngaqë shtegtimet e gjata ishin gjëja më e zakonshme në jetën time, une ia thashë këtë me po atë thjeshtësi që i thuhej dikujt për ta çuar gjer në qytetin fqinje,

por asaj kjo iu duk një ide e marrëzishme. Ishte e kuptueshme që në fillim asaj t'i dukej diçka e marrëzishme, megjithatë pikërisht nga zjarrmia me të eilen ajo nisi ta kundërshtonte këtë ide, mua më lindi shpresa për të kundërtën, ngaqë m'u duk se ajo e bënte këtë gjë jo aq për të më mbushur mendjen mua, që kjo ishte diçka e marrëzishme, por për t'i mbushur mendjen vêtes. Dhe sa më shumë që ajo thoshte: ju jeni i marrë dhe akoma më e marrë jam une që po ju dëgjoj, mua aq më tepër më shtohej dëshira për të, bashkë me shpresën se ajo do ta pranonte. Kështu që, kur ditën e nesërme, pas një nate pa gjumë dhe krejt e zbehtë, me zë të pafuqishëm ajo më tha se, në qoftë se pranonte të vinte me mua, si do ta përligjte këtë gjë përpara të shoqit, une thashë me yete: e fitova. Isha i bindur se kryesorja ishte të nisesha njëherë me të, vetëm për vetëm, nëpër udhët e Evropës, pastaj të bëhej ç'të bëhej. Gjithçka tjetër më dukej e parëndësishme. I thashë të vinte pa lejen e tij, meqenëse ai ishte bërë vetë shkaktar për një sjellje të tillë. Në fund të fundit, a nuk më tha vetë se ai i kishte premtuar ta sillte në shtëpi, po s'e linin punët? Pra, le të nisej dhe ajo pa e lajmëruar. Po si, si? pyeste ajo me padurim. Si të përligjem pastaj përpara tij? Me një të panjohur, vetëm. Dhe u skuq. Sigurisht, i thashë, që s'ke për-t'i thënë se ike me një të panjohur, aspak, na ruajtë zoti. Po atëherë si? tha ajo. Dhe une i thashë: E kam mendur dhe këtë, lëri një pusullë që të erdhi vëllai dhe të mori me ngut ngaqë në shtëpi ka ndodhur një fatkeqësi. Ç'fatkeqësi? Më ndërpreu ajo. Ti e di, i huaj, po nuk e thua. Ah, im velia s'rron më, ndryshe, do të vinte të më shikonte.

Kaluan dy dite të tjera me këto lëkundje. Kisha frikë se do të bija në sy dhe u përpoqa ta takoja më fshehtazi. Dëshira për të ikur me të m'u bë e papërmbajtshme. Dhe më në fund ajo pranoi. Ishte një mbasdite vonë, krejt e zymtë, kur ajo vrapoi te udhëkryqi, ku i kisha thënë se po e prisja për herë të fundit, hipi mbi vithet e kalit pas meje, dhe u nisëm të dy pa folur

asnjë fjalë. Udhëtuam aq sa menduam se kishim shkuar mjaft larg për të humbur odo gjurmë. Fjetëm në një bujtinë të humbur dhe të nesërmen që pa gdhirë u nisëm përsëri për udhë. Është e tepërt t'ju them se ajo ishte vazhdimisht në ankth. E qetësoja sa mundja dhe iknim larg. Kështu kaloi nata e dytë, në një bujtinë tjetër, akoma më të humbur se e para, në një krahinë që s'i di as emrin. Nuk po ju tregoj hollësira për përpjekjet e mia që ajo të pranonte të bëhej dashnorja ime. Krenariä dhe sidomos ankthi i vazhdueshëm e pengonin. Por une i përdora të gjitha rnjetet, duke nisur nga lutjet e zjarrta, gjer te kërcënimi se do ta braktisja e ta lija vetëm midis rrafshirave të Evropës. Kështu që më në fund natën e katërt ajo u bë imja. Ishte një deh je kaq e madhe për mua, saqë në mëngjesin e dites së nesërme, krejt i trullosur, nuk kuptoja ku ishim dhe për ku shkonim.. . Në qoftë se po ju them hollësira të panevojshme, ju lutem të më ndërpritni. Kaluam kështu ca dite dhe ca net të çuditshme. Flinim bujtinave ku na zinte hera, pastaj iknim larg. Për të përballuar shpenzimet, shitëm disa nga stolitë e saj. Une doja që ky udhëtim të zgjatej në pambarim, ajo shpejtonte. Sa më shumë u afroheshim kufijve të Arbrit, aq më tepër shtohej ankthi i saj. Ç'ka ndodhur valle atje, thoshte herë pas here. Ç'ishte ajo luftë, ç'ishte ajo murtajë? Pyetëm disa herë nëpër bujtina, por përgjigjet ishin të turbullta. Kishim dëgjuar për një luftë të madhe në viset e Arbrit, por disa ngatërronin kohan e saj, disa thoshin se nuk ishte luftë, po murtajë, të tjerë thoshin se kjo kishte ndodhur jo në Arbër, por më tutje. Kështu ishin përgjigjet, por, sa më tepër u afroheshim kufijve të Arbrit, aq më shumë ato qartësoheshin. Që ajo të mos dëgjonte, përpiqesha të merrja vesh ndonjë gjë kur ajo pushonte në dhomë. Tani të gjithë e dinin atë luftë e atë murtajë, që kishin qenë të pleksura bashkë e që kishin bërë kërdinë mbi mashkullimin e krejt Arbrit. Pasi hymë në principatat veriore të vendit, filluam t'u shmangeshim rrugëve dhe bujtinave kryesore dhe përpiqeshim të udhëtonim krye-

sisht natën. Tani kishim arritur në principatat fqinje, dhe ajo nuk donte kurrsesi të tërhiqte vëmendjen e të tjerëve. Ecnim djerrinave, udhë e pa udhë. Bënim dashuri ku të mundnim. Në një nga bujtinat e rralla ku u detyruam të futeshim për shkak të kohës së keqe, une mësova të vërtetën e kobshme për familjen e saj. Për zinë e asaj familjeje të dëgjuar bisedohej kudo. Kishin vdekur gjithë vëllezërit e saj. Kishte vdekur edhe Kostandini, ai që i kishte premtuar ta sillte. Bujtinari dinte gjithçka. Frika se mos njiheshim, nisi të më kapullonte tani edhe mua. Sa më shumë që i afroheshim shtëpisë së saj, aq më tepër vritnim mendjen se si do ta përligjte ajo ardhjen e saj. Ajo që kujtonte se vëllezërit i kishte gjalie, tmerrohej më tepër se ç'duhej, kurse mua, që e dija të vërtetën, puna më dukej më e thjeshtë. Sidoqoftë ishte më lehtë të përgjigjeshe përpara një nëne plakë, të shushatur nga zia, sesa përpara nëntë vëllezërve.

Shqetësimi se si do t'ua shpjegonte vëllezërve dhe nënës ardhjen e saj, sa vente bëhej i lemerishëm. Si do të thoshte kur ta pyesnin «kush të solli?»? Të tregonte të vërtetën? Të gënjente? Po si?

Atëherë u detyrova t'i tregoja një pjesë të së vërtetës, domethënë një pjesë të gjëmës. I thashë, midis të tjerash, se vëllai i saj, Kostandini, ai që i kishte dhënë f jalën se do ta sillte në shtëpi, kishte vdekur bashkë me një pjesë të vëllezërve.

Kuptohet që u bë si e çmendur nga dëshpërimi, por as kapitja e rrugës, as brenga nukiahoqën dot shqetësimin se si do ta shpjegonte këtë ardhje të beftë. Ideja për ta shpjeguar udhëtimin e saj me ndihmën e një ndërhyrjeje të mbinatyrshme më lindi mua. E vrava sa e vrava mendjen dhe nuk munda të gjeja një tjetër shpjegim. S'ke ç'i bën, i thashë, do të përdorësh të njëjtën gënjeshtër që përdore me tët shoq, do të thuash që të solli Kostandini, rrugë tjetër s'ke. Po tim shoq e gënjeva se ai e dinte vëllanë të gjallë, m'u përgjigj ajo, si do të them të njëtën gjë për të vdekurin? Tani është më lehtë, i thashë une, pikërisht ngaqë është i vdekur. Do të thuash

se të solli yt velia, le ta kuptojnë si të duan, domethënë le ta kuptojnë se të solli fantazma e tij. Në fund të fundit, a s'të ka premtuar se gjallë a vdekur do të të sillte në shtëpi? Të gjithë e dine premtimin e tij dhe do të të besojnë.

Për mua që e dija se kishte mbetur gjallë vetëm nëna, më dukej më e thjeshtë puna, kurse ajo, që i dinte gjallë së paku gjysmën e vëllezërve, fare pak shpresë kishte se do ta besonin. Mirëpo, donte apo nuk donte, ishte e detyruar të pajtohej me mua. Rrugë tjetër- s'kishte. S'kishte as kohë për të gjetur diçka më të besueshme, dhe kryesorja që se mendjet tona e kishin humbur tani kthjelltësinë.

Kështu, erdhi nata e fundit, nata e njëmbëdhjetë tetorit, në mos gaboj, kur ne, duke lëvizur po aq fshehtazi sa fantazmat, iu afruam shtëpisë. Nuk po zgjatem me tronditjen e saj, që kalonte tani çdo kufi. Kishte kaluar mesnata. Ashtu sic kishim vendosur, une qëndrova mënjanë, fshehur në gjysmëterr, kurse ajo duhej të nisej drejt portes. Mirëpo nuk ishte në gjendje të ecte. Atëherë u detyrova ta mbaja për krahu gjer te porta, ku me dore të dridhur trokëlliti, ose, që të jem më i saktë, vetëm sa e vuri dorën mbi trokitësen, se në të vërtetë isha une që trokëllita duke lëvizur të sajën, që ishte e ftohur si dore kufome. Une desha të shkëputesha në çast, por ajo, ashtu e llahtarisur sic ish, s'ma lëshonte dorën. Me tjetrën i përkëdhela flokët për herë të fundit për ta qetësuar, por në atë çast kërciti porta e brendshme dhe, lavdi zotit, ajo jo vetëm ma lëshoi dorën, por më shtyu si e tromaksur. Dëgjova zërin. e plakës nga brenda -«Kush je?», pastaj përgjigjen e saj «Hape, nënë, jam Doruntina», dhe prapë zërin e plakës «Si the?». Isha duke u larguar dhe fjalët e tjera nuk i dallova qartë, aq më tepër që, sa vente, ato bëheshin më të mbytura dhe me ca si klithma në mes.

U largova udhës së madhe gjer në vendin ku kisha lënë kalin dhe, pasi i hipa, eca një copë herë për të gjetur ndonjë skutë ku të kaloja natën. E kishim lënë të ta-

koheshim fshehtazi, pas dy ditësh, por qysh atë çast e ndieja se kjo s'kishte për të ndodhur më. Të nesërmen dhe ditët e tjera të mëvonshme, duke pare turbullirën e madhe që kishte shkaktuar ardhja e saj, jo vetëm u binda se s'kisha për ta takuar më, por e mblodha mendjen të zhdukesha një orë e më pare që këndej. Ndërkohë mora vesh për udhëzimet e dhëna prej jush dhe tani po më bëhej gjithmonë më e besueshme se, duke e sjellë atë grua, une kisha kryer një sakrilegj, i cili, megjithëse mbetej **par** mua i pakuptueshëm, mund të më kushtonte shtrenjtë. Doja të zhdukesha një orë e më pare, po në ç'tmënyrë? Të gjitha bujtinat dhe pikat e kalimit ishin urdhëruar të më kapnin porsa të më diktonin. Njëherë mendova të dorëzohesha vetë e të tregoja: une e solla atë grua, më ndjeni, në qoftë se kam bërë ndonjë gjë të keqe, por, dhe në e kam bërë, nuk e kam ditur. Mirëpo pastaj ndërrova mendje. Ç'reië duhet, thashë me vete. Me pak kujdes mund t'u vidhem ngatërresave dhe të shpëtoj nga kjo histori. Kisha një parandjenjë se ditët e mjaltit me gruan e re do të më ktheheshin në helm. Nisa të lëvizja me kujdes, larg udhëve dhe bujtinave dhe kryesisht natën. Kujtoja se, sa të kapërceja kufirin e principatës suaj, do të gjendesha jashtë rrezikut. Nuk e dija se lajmërimi për mua kishte shkuar edhe në principatat dhe kontetë fqinje. Dhe pikërisht atje e pssova. U ftoha duke kaluar një lumë me një emër të keq, «Ujana e Keqe», kështu më duket se quhej, pastaj s'mbaj mend mire se ç'ndodhi. Kisha ethe dhe zjarrmi të madhe dhe s'më kujtohet më asgjë, veç çastit kur u përmenda i lidhur këmbë e duar në një bujtinë. Ja, kjo qe e gjitha, zoti shef. Nuk e di nëse e shpjegova çdo gjë ashtu sic duhet, por ju mund të më pyesni për çfarëdo lloj hollësie dhe une do t'ju përgjigjem fije e për pe, zoti shef. Më vjen keq që në fillim u solla ashtu sic nuk duhej të sillesha, por besoj se ju e kuptoni gjendjen time, zoti shef. Une dojë bëj çmos që ta shlyej sjelljen time të padenjë të fillimit, duke treguar gjithçka veç të më pyesni, zoti shef.

Ai heshti më në fund dhe sytë i mbetën një grime të palëvizur, nën shikimin e Stresit. Ndihej menjëherë që qiellzën e kishte të tharë, po nuk guxonte të kërkonte ujë. Stresi qëndroi për një kohë shumë të gjatë ashtu. Pastaj, kur buzët e tij lëvizën për të folur, fytyrën e të burgosurit e përshkoi një vetëtimë nënqeshjeje.

— Kjo është e vërteta? — pyeti Stresi.

— Po, zoti shef. Krejt e vërteta.

— A?!

— Krejt e vërteta, zoti shef.

Stresi u ngrit dhe ngadalë, sikur qafën ta kishte prej druri, ktheu kokën nga ndihmësi dhe dy rojat.

— Vëreni në torture, — urdhëroi.

Jo vetëm sytë e të burgosurit, por fytyrat e të tre njerëzve të tij shtangën nga habia.

— Në torture? — pyeti ndihmësi me zë të ulët, i sigurt se nuk kishte dëgj.uar mire.

— Po, — tha Stresi me zë të akullt, — në torture. Dhe mos më shikoni me ata sy. Une di ç'bëj.

Me një lëvizje të vrullshme ai u kthye të dilte, në kohën që pas shpinës së tij i burgosuri nisi të klithte:

— O zoti shef, zoti shef, ç'është kjo? O zot i madh, ç'është kështu! Pse, pse...

Stresi i ngjiti shkallët me shpejtësi, megjithatë arriti të dëgjonte tringëllimin e prangave që po mbërtheheshin dhe klithmat e tjera, që, megjithëse dëgjoheshin më mbytur, ishin më ngjethëse e më të përvajshme.

Stresi u ngjit në zyrën e tij, mori plumbçin dhe nisi të shkruante një raport për kancelerinë e princit.

•«Raport për kapjen e sjellësit të Doruntinë Vranajt. Dje në mbrëmje, prej kapitenit të kufirit Stanish, m'u dërgua njeriu që dyshohej se ishte sjellësi i Doruntinë Vranajt. Në pyetjen e pare, të bërë prej meje, nuk tregoi asgjë dhe mohoi të ketë njohur një grua me këtë emër e aq më pak të ketë udhëtuar me të. Pastaj, nën kërcënimin e tortures pohoi gjithçka, duke zbuluar më në fund enigmën e kësaj ngjarjeje. Ajo ka ndodhur kështu: Në fund të shtatorit të këtij viti, i ndodhur në Bohe-

mi gjatë një shtegtimi të zakonshëm për shitje ikonash njeriu për të cilin bëhet fjalë, pasi e ka njohur rastësisht D.V. dhe pasi ka dëgjuar ankimet dhe ankthet e saj lidhur me familjen që e kishte larg, i ka premtuar ta sjellë në shtëpi. I ka mbushur mendjen të gënjejë të shoqin, duke i lënë një pusullë se gjoja po ikën me të vëllanë, Kostandinin, dhe janë larguar kështu që të dy nga Bohemia. Rrugës ka krijuar marrëdhënie dashurie me të. Në mbarim të udhëtimit të mundimshëm, pasi i ka treguar se vëllai i saj Kostandini ka kohë që është i vdekur, në mungesë të gjetjes së një gënjeshtre tjetër për të përligjur këtë udhëtim me një të panjohur, i ka mbushur mendjen D.V. t'i thotë s'ëmës se e ka sjellë fantazma e vëllait të vdekur, sipas premtimit që i kishte bërë në gjallje. Pas kësaj, i trembur, është përpjekur të ikë pa rënë në sy, gjersa është kapur, në rrethana që me siguri dihen prej jush, në kontenë fqinje, në një bujtinë që quhet «Bujtina e dy Robertëve». Me urdhrin tim ndodhet tani në një veçim të piote. Pres udhëzime prej jush për veprime të mëtejshme.

Kapiteni Stres»

Për torturën, që porsa kishte nisur. poshtë, nën këmbët e tij, Stresi nuk shkroi asnjë fjalë. E mbylli letrën me kujdes, e vulosi me dyllë dhe e nisi menjëherë për në kryeqytetin e principatës. Një letër pak a shumë të njëjtë nisi për në Manastirin e Tre Kryqeve me shënimin që, në qoftë se kryepeshkopi qe larguar për në qendër, letra të çohej atje.

# *KAPITULLI I GJASHTË*

Ra prapë dëborë, por e ndryshme nga e para, si më e afërt për njerëzit. Ç'ishte për t'u zbardhur, u zbardh, dhe ç'ishte për të mbetur e zezë, mbeti ashtu. Strehët lëshuan krongjijtë e pare të akullit, një pjesë e rrëkeve ngrinë si zakonisht dhe cipëza e akullit ishte aq e që-ndrueshme, sa për të mbajtur vetëm peshën e zogjve. U duk menjëherë që ky ishte nga ata dimra që i shikonin dheut.

Nën pullazet e rënduara nga bora, si asnjëherë tjeter, flitej për Doruntinën. Të gjithë e dinin tani kapjer e sjellësit të saj dhe dinin disa grimca nga ato që ai kishte rrëfyer, por ato ishin të mjaftueshme për të mbushur botën me fjalë, sic mjaftônte një grusht grurë për të mbjellë një are me të.

Gjithë ato dite korrierë të shumtë erdhën nga qendra në krahinë dhe po aq të tjerë u nisën prej krahinës për në qendër. Thuhej se po përgatitej një mbledhje e madhe për të davaritur një herë e mire gjithë atë mjegull e trazim shpirtëror që krijoi historia e paqenë- e ngritjes nga varri të vëllait të vdekur. Me sa dihej, Stresi po përgatiste raportin e hollësishëm që do të mbahej atje. Të burgosurin e kishte vënë në një veçim të plote, në një vend që s'e dinte askush, duke e ruajtur me xhelozi nga çdo sy apo vesh i huaj.

Ato coperà rrëfimesh të të burgosurit, që kishin mundur të dilnin jashtë, udhëtonin tani gjithmonë e me larg të bartura nga goja në gojë, midis avullit të frymëmarrjes, që sajohej nga ngrica, iknin nëpër karroca, udhë më udhë e bujtinë më bujtinë. Megjithëse, për shkak të së ftohtës njerëzit lëviznin më pak, për çudi, thashethemnaja vraponte po aq shpejt, sa edhe në kohë të ngrohtë. Madje dukej sikur, e mpirë midis së ftohtës dimërore, ashtu e kristaltë dhe rrezëllore si ish, ndryshe nga thashethemnajat e verës, ajo udhëtonte tani më e sigurt, pa u rrezikuar të përçudnohej si ato nga zagushia, trullosja e mendjeve dhe shkurdisja e nervave. Megjithatë kjo s'do të thoshte aspak se ajo nuk ndryshohej, fryhej, merrte dritë apo murrëtohej çdo dite gjatë përhapjes së saj. Dhe, sikur të mos mjaftoheshin me këtë, njerëzit thoshin: Po prit, ka edhe gjëra të tjera akoma më të ngatërruara. O zot, ç'do të na dëgjojnë veshët, psherëtinin të tjerët ndërsa largoheshin.

Të gjithë prisnin mbledhjen e madhe ku do të shkoqitej një për një kjo histori. Flitej se në të do të vinin shumë fisnikë nga gjithë principatat, madje edhe nga principatat e tjera të Arbrit. Kishte zëra që thoshin se

do të ishte i pranishëm vetë princi. Të tjerë zëra pëshpëritnin se do të vinin në mbledhje funksionarë të lartë të kishës, që nga Bizanti, madje disa, më të rrallë natyrisht, thoshin se mund të merrte udhën e të vinte vetë Patriarku.

Sep#e, ndryshe nga ç'mendohej gjer tani, puna paskësh shkuar tepër larg. Ka shkuar lajmi gjer në kryeqytetin botëror të fesë ortodoksë, në Kostandinopojë, dhe dihet se atje për këto gjëra s'të falin kurrë. Janë shqetësuar zyrtarët e lartë të fesë, madje thonë se edhe vetë perandori e ka marrë vesh dhe ka qëndruar një natë pa gjumë. Sepse puna paskssh qenë shumë më e thellë se ç'qe dukur në fillim. S'ishte puna se u shfaq apo nuk u shfaq një fantazmë, apo një shpifje e këtij lloji, nga ato që feja i ka ndëshkuar e do t'i ndëshkojë përherë në turrën e druve. Jo, këtu bëhej fjalë për diçka shumë më të madhe, diçka që, larg qoftë, trondiste themelet e fesë ortodoksë. Ishte. fjala për ardhjen e një «Krishti të Ri», pupu, ule zërin, më kupton, për një Krisht, të Ri, sepse vetëm një njeri gjer më sot është ngritur nga varri, Jezu Krishti, kurse këtu desh u bë një profanim i pafalshëm: u dyshua në gjoja ringjalljen e dikujt tjetër, pra në botën me dy Krishtër, sepse, në qoftë se sot do të pranosh që dikush tjetër bën atë që mundi të bënte Jezui, nesër do të pranosh që ky dikush të jetë rival i tij, larg qoftë.

Jo më kot Roma armike i kishte hapur veshët dhe përgjonte si do t'i vente filli kësaj historié. Me siguri murgiit katolikë i kanë fryrë më shumë se të gjithë kësaj përralle të ringjalljes së Kostandinit, në mënyrë që të gjenin rastin t'i jepnin një goditje vdekjeprurëse fesë ortodoksë duke e akuzuar për *dykrishteri,* pra për një herezi të mynxyrshme. Kështu aë puna paskësh vajtur thellë e më thellë, gjersa bëhej fjalë për një luftë botërore fesh. Madje kishte pëshpërima se mashtruesi që kishte sjellë Doruntinën, nuk ishte veçse një agjent i kishës së Romës, i ngarkuar me këtë mision. Të tjerë shkonin edhe më larg: flitej se edhe Doruntina vetë ki-

shte rënë në grackën e katolikëve, duke pranuar t'u shërbente. Zot i madh, ç'po dëgjojmë, ia bënin njerëzit. Ja si paskëshin qenë pleksur punët. Por kisha ortodoksë e Bizantit, ajo që për këso shkeljesh nuk kishte kursyer as patriarkë, as perandorë, e kishte kapur më në fund fillin e ngatërresës dhe së shpejti do të sqaronte gjithçka. Armiqtë e saj do të mbeteshin me gisht në gojë.

Kështu flitnin një pjesë e njerëzve. Të tjerë tundnin kokën gjatë. Jo se ishin në kundërshtim me ato që thoshin të parët, po sepse dyshonin se mos kjo thashethemnajë për ngritjen e Kostandinit nga varri, më tepër se me punë intrigash e rivalitetesh midis dy feve kryesore të botes, kishte të bënte me një trazim misterioz, që turbullon herë pas here si një duhimë shpirtrat njerëzore, i bën të humbasin drejtpeshimin, të trallisen, duke synuar, ashtu të turbullt e të verbër, drejt tejjetshmërisë apo tejvdekjes, sepse jeta dhe vdekja, sipas tyre, e mbështjellin palë-palë njeriun pambarimisht, dhe, ashtu sic kishte vdekje brenda jetës, po ashtu kishte jetë brenda vdekjes dhe pastai kishte prapë jetë brenda vdekjes që ndodhej midis jetës, apo vdekje tjetër, midis jetës brenda vdekjes e kështu me radhë gjer në pafundësi. . . Mjaft, thoshin të parët, na e bëtë kokën lëmsh me këto tryelime, nuk mund të flitni më qartë? Dhe atëherë ata përpiqeshin të flitnin me qartë, duke shpejtuar të folurën, ngaqë e ndienin se miegullina do t'ua mbulonte prapë arsyetimin. Pra, rifillonin ata, mbase kjo ngritje e paqenë nga varri e Kostandinit s'kishte të bënte fare me të, dhe io aty, te varri, te kisha u ngjiz ky gënjim, nor në vetë brendësinë e njerëzve, të cilëve u erdhi, me sa duket, koha e dëshirës që të tërboheshin në përzierjen e jetës dhe të vdekjes, ashtu sic u vjen herë pas here marrëzia e përbashket. Pra lindi kjo dëshirë te njëri këtu, te nie-, ri atje dhe, si një epidemi që e shpërndan duhma e erës, i molepsi të gjithë. gjersa u shndërrua në një dëshirë për të rendur të gjithë në një orgji të përbashket, të gjallë e të vdekur, si mos o zot. Mirëpo njerëzit, mendjeshkurtër sic ishin, nuk e mendonin se ç'gjë të lemerishme

ndillnin, sepse vërtet të gjithë i merr malli për t'i rikthyer edhe një herë të vdekurit, por kjo është vetëm për pak kohë dhe gjithmonë pas një mjegulle, (diçka më pengonte ta përqafoja, kishte thënë Doruntina). Po provo t'i shikoje të vinin e të uleshin këmbëkryq midis nesh dhe do të shikoje se ç'tmerr do të ishte. Nganjëherë nuk merresh dot vesh me një plak nëntëdhjetëvjecar, po mendo si mund ta bëje këtë me një nëntëqindvjeçar. Ndaj dhe për Kostandinin, apo për këdo tjetër që do të ndillej të vinte në jetë, kjo do të ishte vetëm për pak kohë, (ti ik, se une kam pak punë në kishë), sepse jeta e tij prej të vdekuri atje e kishte vendin, në varr. Ka pasur një kohë kur thuhej se të gjallë e të vdekur'jetonin bashkë, përzier njerëz e hyjni, madje qëllonte që edhe maitoheshin midis tyre, duke pjellë qenie të përziera, por kjo ishte një kohë barbare që s'kthehej më.

Të tjerë që i dëgjonin këto arsyetime dhe që u pëlqente t'i mendonin gjërat më thjesht, thoshin se, po të ishte puna për një dëshirë ringjalljeje, s'ishte nevoja t'i mbushnin mendjen vêtes dhe të tjerëve nëse ringjallja ishte e mire apo e keqe, sepse ajo ishte diçka që s'vare j prej tyre. Në fund të fundit, ditën e apokalipsisit do ta vendosë zoti, thoshin ata, dhe për të s'mund të japë mendime askush dhe aq më pak të japë shenjën dikush, përveç atij vetë. Pikërisht këtu qëndronte e keqja e thashethemes per ngritjen e Kostandinit nga varri, përgjigjeshin të tjerë njerëz. Është marrë kjo ngritje si një shenjë, si një sin j al, që apokalipsisi mund të fillojë pa urdhrin e zotit. Këtë akuzë kërkon t'i bëjë kisha e Romës kishës sonë ortodoksë: ti ke lejuar gënjeshtrën për shpalljen e apokalipsisit. Po tani të gjitha këto do të viheshin në vend. Kisha e Bizantit s'qe kapur në befasi. Stresi e kishte zbuluar më në fund gënjeshtrën e madhe dhe së shpejti tërë vendi, për të mos thënë tërë bota, nga Roma në Kostandinopojë, do të njoftohej për të. Stresi me siguri do të dekorohej.

Ja, drita në shtëpinë e tij shuhej e fundit. Me siguri përgatiste gjer vonë raportin që do të mbante. Ku-

shedi ç'do të na dëgjojnë veshët, thoshin prapë njerëtzit.

Të gjithë s'kishin në gojë veçse zbulimin e mashtrimit të Doruntinës. Vetëm vajtojcat vazhdonin të mos hdryshonin asgjë në ligjet e tyre. Erdhi dita e të vdekurve, të gjithë bënë vizitat e zakonshme në varre, dhe ato i qanë Vranajt me po ato vargje, sic i kishin qarë herët e fundit.



*Kostandin, të ardhtë gjëma,*
*Ku e ke besën që raê dhe?*
*Besa jote nën dhé.*

Stresi buzëqeshte në një mënyrë enigmatike • kur ia tregonin. Kohët e fundit ai qe zbehur në fytyrë.

— Ç'është besa sipas jush? — pyeste ai shokët e Kostandinit, me të cilët i pëlqente të rrinte kohët e fundit.

Ata vështronin njëri-tjetrin. Ishin katër djem: Shpendi, Milosaoja dhe dy djemtë e Radhenjve. Pothuajse çdo mbasdite Stresi shkonte t'i gjente te Bujtina e Re, ku ata e kishin zakon të rrinin qysh nga koha kur Kostandini qe gjallë. Njerëzit që e shikonin Stresin midis tyre, tundnin kokën habitshëm. Disa thoshin se rrinte me ta për arsye pune, disa, përkundrazi, thoshin se rrinte kot, për të kaluar kohën. E ka mbaruar raportin, thoshin, dhe tani po çlodhet. Kurse të tjerë ngrinin supet. Ku mund ta dish perse rri me ta. Është i thellë Stresi, pus. Asnjëherë s'mund ta dish perse e bën një gjë dhe perse s'e bën një tjetër.

— Pra, ç'është besa, sipas jush, ose, më mire, sipas atij, Kostandinit?

Katër shokët, ata që ishin trishtuar më tepër se kushdo nga vdekja e Kostandinit, që e kishin pasur atë më tepër se velia, që edhe tani pas tre vjetësh nuk e hiqnin nga goja dhe nga mendimet, aq sa kishte shumë njerëz, që gjysmë me shaka gjysmë seriozisht i quanin -«dishepujt e Kostandinit», vështruan për së dyti njëri-tjetrin. Perse e bënte Stresi këtë pyetje?

Ata nuk e kishin pranuar lehtë shoqërimin me kapitenin. Kishin pasur përherë një ftohtësi ndaj tij, qysh në gjallje të Kostandinit, por kohët e fundit, qyshse Stresi kish nisur të merrej me zbulimin e misterit të ardhjes së Doruntinës, ftohtësia erdh e u bë e akullt, gjer në kufijtë e armiqësisë. Përpjekjet e para të Stresit për t'u afruar me ta hasën në fillim në këtë armiqësi. Mirëpo pastaj, për çudi, e ndërruan krejt qëndrimin dhe e pranuan shoqërimin e kapitenit. S'janë të paktë edhe ata, thoshin njerëzit të dielave në kishë, janë të mençëm këta djemtë e sotëm.

— Kjo është një fjalë e përdorur edhe më pare, — vazhdonte Stresi, — por kuptimi që i jepet kohët e fundit është pothuajse i ri. Une e kam ndeshur disa herë në gjyqësitë.

Ata rrinin menduashëm. Në mbasditet dhe mbrëmjet, që Kostandini ua kishte lënë tani shkretë, kishin folur atëherë me zjarr për shumë gjëra, por biseda për besën kishte qenë një nga më të dashurat. Dhe jo më ko t. Ajo lidhej vetvetiu me të tjerat, ishte në njëfarë mënyrë strumbullari i tyre.

Pas paralajmërimit të peshkopit, dërguar familjeve të tyre, atëherë kur Kostandini ishte akoma gjallë, ata kishin nisur të ishin të kujdesshëm me të tjerët, por tani, ç'do t'u bënin tani që Kostandini, i adhuruari i tyre, s'ishte më? Veç kësaj, Stresi, me sa dukej, kishte dijeni për mendimet e tyre dhe, përderisa kishte dijeni, le t'i dëgjonte ato gjer në fund. Në fund të fundit ata nuk trembeshin prej tyre, ata druheshin vetëm nga shpifjet dhe shtrembërimet, kurse ato, mendimet, do të ishin gati t'i shpallnin përpara të gjithëve, po t'u jepej mundësia.

— Ç'mendonte Kostandini për besën? — u përgjigj Milosaoja. — Kjo është e lidhur me mendimet e tjera të tij. Është vështirë të kuptohet pa ato.

Dhe ata nisën t'i shpjegonin Stresit fili e për pe gjithçka.

Kostandini, sic besohej se e dinte zoti shef, ishte

një kundërshtues në përgjithësi, një *kontestator,* ashtu si edhe ata. Ai ishte kundër ligjeve, institucioneve, dekreteve, burgjeve, policisë dhe gjyqeve. Ai thoshte: të gjitha këto janë ligje të detyrueshme, që bien mbi njeriun nga jashtë, si breshri, prandaj duhet -të zhduken e të zëvendësohen me ligje të tjera, të brendshme, që të jene në vetë njeriun. Dhe me këtë nuk kupton te diçka thjesht shpirtërore, që lidhej vetëm me ndërgjegjen, jo, s'ishte kaq ëndërrimtar sa të besonte se njerëzimi mund të qeverisej vetëm me ndërgjegje. Ajo që mendonte ai, ishte diçka e kapshme, diçka, farën e së cilës ai e kishte gjetur të shpërndarë kohët e fundit aty^këtu në jetën e arbëreshëve dhe për të cilën ai thoshte se duhej të zhvillohej, të nxitej për t'u ngritur në sistem. Ishte fjala për një sistem, ku askush të mos ketë nevojë për ligje të dekretuara, për gjyqe, burgje dhe polici. Natyrisht që edhe në këtë rend do të kishte drama, vrasje dhe dhunë, por njeriu do të dënonte të tjerët dhe do të dënohej prej të tjerëve, i padetyruar prej ligjeve. Ai do të vriste apo do të lejonte të vritej, do të vetëburgosej, apo do të dilte prej burgut kur ta quante të nevojshme.

Po si mund të mendohet një rend i tillë, pyeste Stresi. A nuk ishte diçka që përfundonte prapë te ndërgjegjja dhe që ata vetë e quanin një ëndërrim?

Ata përgjigjeshin se në një bote të tillë institucionet do të zëvendësoheshin nga institucione të tjera, të padukshme, të paprekshme, por jo si diçka ëndërruese, fushë me Iule, e të tilla, por të zymta e tragjike, pra, po aq me peshë si të parat^ në mos më tepër. Vetëm se këto do të jenë brenda njeri ut, jo si një vrasje ndërgjegjeje apo diçka e këtij lloji, por një gjë e përcaktuar mire, një ide, një bind je, një urdhër i pranuar e i njohur prej të gjithëve, por i kryer prej secilit sipas vullnetit të vet. Pra ishte diçka brenda njeriut, por jo e fshehtë, po e ditur prej të gjithëve, njëlloj sikur gjoksi i njeriut të ishte i tejdukshëm dhe brenga, drama, vendimi apo lëkundjet e tij, madhështia apo mjerimi i tij, të shiheshin prej të gjithëve. Ja, të tilla do të ishin këto nyje ku

do të mbësbtetej ky rend. Besa ishte një prej tyre, ndoshta më e rëndësishmja.

Ishte akoma e rrallë. Ishte e papërcaktuar mire, naziqe, si një Iule e egër, që kishte nevojë për kultivim. Dhe për të lehtësuar shpjegimin, ata i kujtuan Stresit një ngjarje që kishte ndodhur vite më pare, kur Kostandini qe gjallë, në një katund jo shumë larg prej andej, ku një njeri kishte vrarë mikun e ftuar në shtëpi. Stresi e dinte. Atje qe përdorur fjala «e preu në besë». Gjithë katundi, të vegjël e të mëdhenj kishin pësuar një tronditje të rende. Dhe vendosën bashkërisht që kurrë të mos ndodhte një kob i tillë. Madje shkuan më larg: vendosën që kushdo që të kalonte në katundin e tyre, i njohur a i panjohur, ishte në besë, pra ishte i shpallur e i mbrojtur si mik, i hapej dera në odo orë të dites e të natës, i jepej të hante dhe ishte i paprekshëm. Taïïeshin në tregun e krahinës: doni të hani një darkë falas? Kaloni nëpër atë katund dhe trokitni në cilën porte të doni dhe do të shikoni si do t'ju nderojnë, madje do t'ju oërcjellin gjer jashtë fshatit, sikur të ishit ndonjë peshkop. Por ata nuk pyetën nga talljet, madje shkuan më larg, i kërkuan princit dhe morën leje prej tij t'i dënonin vetë besëprerësit. Kështu që në atë katund nuk del i gjallë po preve besën. Një tjetër katund, shumë larg që këndej, kërkoi prej princit të njëjtën gjë, por princi, i trembur se mos kjo po përhapej. nuk ua dha lejen. Ja, kjo ishte besa, dhe kështu fliste Kostandini. Ai e quante besën një nga gjërat më sublime dhe kishte mendimin se, kur aio, si dhe të tjera ligje të ngjashme me të, do të përhapeshin e do të merrnin në dorëzim të gjitha fushat e jetës, atëherë ligjet e jashtme, bashkë me institucionet e tvre, do të binin vetvetiu, sic bie lëkura e vjetër e_gjarprit. 1

Kështu fliste Kostandini në ato mbasditet e tyre të paharrueshme te Bujtina e Re. Ja, une do t'i jap besën nënës, se do t'i sjell Doruntinën nga shtëpia e burrit në çdo çast që të dojë ajo dhe, sido në të ndodhë, edhe i shtrirë po të jem nga sëmundja, edhe me gjysmë shpirt,

edhe me një dore, me një këmbë, apo pa sy, madje edhe. . .une nuk e shkel besën.

— Madje edhe. . . — përsëriti Stresi. — Mos do je të thoshe -«madje edhe i vdekur.. ,», Milosao?

— Ndoshta, — u përgjigj djaloshi në mënyrë të turbullt, duke vështruar përjashta.

— Po si?- — pyeti Stresi. — Ai ishte i mençëm, ai nuk besonte në veprimet e fantazmave, une kam një raport prej peshkopit, ku thuhet se si ai, bashkë me ju, ditën e pashkëve keni qeshur me besimin e njerëzve për ringjalljen e Krishtit. Atëherë si është e mundur që ai të besonte se mund të ngrihej vetë nga vdekja?

Ata vështruan njëri-tjetrin, duke fikur midis tyre një buzëqeshje të përbashket.

— Ju keni të drejtë, zoti shef, përderisa flitni për botën e sotme, të zakonshmen, por s'duhet të harroni se ai, ne të gjithë, në fjalët dhe mendimet tona kishim parasysh një bote tjetër, me një permase të re, më kuptoni, një bote *me besë.* Në këtë bote gjithçka mund të ndodhte ndryshe.

— Megjithatë ju jetonit ndërkaq në botën tonë, të zakonshmen, — tha Stresi.

— Po. Por një pjesë e qenies sonë, pjesa më e mire ndoshta, ishte në tjetrën.

— Në tjetrën. .. — ia bëri Stresi ngadalë. Ishte radha e tij tani të fikte një buzëqeshje vetëm për vetëm.

Ata nuk e vunë re ose bënë sikur nuk e vunë re atë buzëqeshje dhe vazhduan t'i flitnin atij për mendimet e tjera të Kostandinit, për arsyet perse duhej bërë ky rindërtim në strukturen e jetës së Arbrit, arsye që lidheshin me stuhitë vigane që shihte ai në horizont, me pozitën e vetë Arbrit, shtrënguar si në dare midis dy fève, të Romës e të Bizantit, dhe midis dy botëve, Perëndimit dhe Lindjes. Prej përplasjes së tyre s'priteshin veçse tallaze të lemerishme, për përballimin e të cilave Arbri duhej të krijonte mënyra mbrojtjeje. Ai duhej të krijonte struktura më të qëndrueshme se ligjet dhe insti tucionet «e jashtme», struktura të përjetshme e uni-

versale brenda për brenda njeriut, te paprekshme e të padukshme, pra të pashkatërrueshme. Me një fjalë, Arbri duhej te ndryshonte ligjet e veta, zyrat, burgjet, gjyqet e gjithçka tjetër, t'i bënte të tilla në mënyrë që të mund t'i merrte ato nga bota e jashtme e t'i strehonte brenda njerëzve kur te afrohej stuhia. Ai duhej ta bënte këtë, ndryshe do të fshihej nga faqja e dheut. Kështu fliste Kostandini. Dhe ai mendonte që kjo strukture e re do të fillonte nga besa.

— Ishte e rende, natyrisht, e padurueshme disfata e Kostandinit, shkelja e besès, apo jo? — pyeti Stresi.

— Po, natyrisht, ishte e rende. .. Sidomos pas mallkimit të nënës. .. Veçse kjo nuk ishte një disfate, zoti Stres. .. Ai arriti ta mbante besën. . . Pak me vonesë, sigurisht. . . vonesë e shkaktuar prej një arsyeje madhore .. .vdekjes. . .megjithatë ai e mbajti. ..

— Po Doruntinën nuk e solli ai, — tha Stresi, — ju e dini këtë po aq mire sa une.

— Per ju ndoshta nuk e solli ai. Për ne është ndryshe.

— E vërteta është një për të gjithë. Doruntinën mund ta ketë sjellë kushdo, por vetëm jo ai.

— Doruntinën e solli ai...

— Atëherë une ju pyes: besoni ju në ngritjen e njeriut nga varri?

— Kjo është diçka e dores së dytë... S'ka lidhje me thelbin e çështjes.

— Si s'ka? Në qoftë se ju s'pranoni ringjalljen e njeriut, si mund të ngulni këmbë për udhëtimin e tij me të motrën?

— O, s'ka asnjë lidhje, zoti Stres.. . Është diçka e dores së dytë. Kryesorja është që Doruntinën e solli ai.

— Ndoshta është puna e dy botëve, që ne nuk po merremi vesh, — tha Stresi, — ç'është gënjeshtër në njërën, mund të jetë e vërtetë në tjetrën, apo jo?

— Ndoshta.. .ndoshta...

Ndërkaq trazioni i përgjithshëm në vigjiljen e mbledhjes së madhe vazhdonte. Si gjethet e verdha përpara stuhisë, vraponin, rrotulloheshin në erë, binin e ngriheshin përsëri fjalë, pandehma, parandjenja e lajme të pabesueshme. Kofrierët nga qendra në krahinë e nga krahina drejt qendrës sa vente dendësoheshin. Askush s'e dinte ditën e saktë të mbledhjes, dinin vetëm që ajo sa vente afrohej.

# *KAPITULLI I SHTATË*

Për shkak të oborrit të tij të brendshëm, që ishte aq i gjerë sa mund të nxinte rreth dy mijë vetë, Manastiri i Vjetër qe caktuar si vendi ku do të bëhej mbledhja e madhe. Dite me radhë zdrukthëtarët punuan për të ngritur ca tribuna prej druri për të ftuarit, të mbuluara me tenda në rast se do të binte shi, si edhe një platformë prej nga do të fliste Stresi.

Mbledhja do të bëhej të dielën e pare të dhjetorit, por qysh nga mesi i javës pjesa më e madhe e bujtinave të krahinës, sidomos ato që ndodheshin më pranë Manastirit të Vjetër, si dhe gjithë bujtinat e Udhës së Madhe, qenë mbushur plot. Kishin mbërritur ose ishin në mbërritje e sipër të ftuar laikë e fetarë nga të gjitha anët

e principatës si dhe të ftuar të tjerë nga principatat, kontetë e dukatat fqinje. Priteshin të ftuarit nga principatat më të largëta, si dhe të dërguarit e Patrikanës së shenjtë nga qendra e perandorisë.

Gjithë ato dite, duke pare karrocat e të ardhurve, që venin e vinin nëpër Udhën e Madhe, shumica me emblema të vizatuara mbi dyert, si edhe të zotët që rrinin brenda tyre, të veshur edhe ata me veshje ngjyra-ngjyra dhe shpesh me emblema të qepura sipër veshjeve, të njëjta me ato të karrocave, njerëzit mësuan për oborret princërore, ceremonitë, gradat dhe hierarkitë fetare e laike më shumë se gjatë gjithë jetës së tyre. Vetëm atëherë ata kuptuan me të vërtetë se ç'përmasa dhe ç'rëndësi kolosale paskësh pasur ajo histori, që në krye qe dukur si një histori thjesht fantazmash në atë mesnatën e 11 tetorit. Një dite përpara Stresi shkoi në Manastirin e Vjetër për të pare vendin e mbledhjes. Përgatitjet kishin mbaruar plotësisht, zdrukthëtarët kishin mbledhur veglat e qenë larguar, një shi i hollë kishte lagur ato shkallë të tribunave që nuk qenë mbuluar nga tendat. Stresi shkoi te platforma e drurtë, prej nga do të fliste dhe një copë herë qëndroi më këmbë aty, me sytë të ngulur në shkallët boshe të tribunave.

Ai nuk i hoqi sytë prej tyre një kohë të gjatë, gjersa papritmas koka e tij u kthye nga e djathta, pastaj nga e majta, me një mënyrë të tillë sikur andej t'i kishte thirrur dikush, apo sikur të kishte dëgjuar befas klithma e ulërima. Një buzëqeshje e hidhur u vizatua në fytyrën e tij, pastaj me hapa të ngadaltë ai u largua që andej.

U gdhi më në fund dita e shumëpritur e mbledhjes së madhe. Ishte një dite e ftohtë, nga ato që, kur kujtohesh se është e diel, të duken edhe më të ftohta. Rete e

larta rrinin të palëvizshme, si të ankomara në qendrën e qiellit. Oborri i brendshëm i manastirit, me përjashtim të tribunave të rezervuara për zyrtarët e lartë dhe të ftuarit nga principatat e tjera dhe nga Kostandinopoli, qe mbushur qysh herët në mëngjes, dhe turmave të vonuara s'u mbetej gjë tjetër veçse të zinin vend përjashta, në djerrinën e gjerë jashtë mureve, me shpresë se edhe ata do të merrnin vesh diçka. Patjetër që do të merrnin vesh diçka, madje shumë shpejt, përderisa ata ishin barrjera e pare përmes së cilës do të kalonin lajmet, për të mbushur pastaj valë-valë tërë botën.

Të mbështjellë shumica me guna të dhirta ngjyrë hiri, për t'u mbrojtur nga të ftohtët e sidomos nga shiu, ata vështronin vargun e kuajve e të karrocave që mbërrinin njëra pas tjetrës dhe prej të cilave zbritnin të ftuarit. Tribunat në oborrin e brendshëm po mbusheshin dalngadalë. Të fundit zunë vend në to i dërguari personal i princit, delegatët nga Bizanti, të shoqëruar nga kryepeshkopi i principatës, si edhe Stresi, uniforma e të cilit, e zezë, me brirët e bardhë të kaprollit sipër saj, e tregonte jo vetëm më të gjatë, por edhe më të zbehtë.

Kryepeshkopi u shkëput nga grupi i të ftuarve dhe eci drejt platformës, për të hapur, sic duket, mbledhjen. Shumë zëra thanë «qetësi!», «qetësi!», gjersa qetësia nisi të shtrohej dalngadalë në oborrin e madh. Dhe vetëm kur ajo u bë pak a shumë e piote, u dëgjua një zhaurimë, që gjer atëherë nuk ishte ndier. Ishin turmat jashtë mureve të manastirit.

Zëri i kryepeshkopit përpiqej të ishte i forte e i kumbueshëm, por atij i mungonte kupola e katedrales, nën të cilën qe mësuar për të qenë i tillë. Ai nisi të bëhej nervoz për pamjaftueshmërinë e zërit të vet, u kollit, pastroi fytin, por zëri zhvlerësohej në një mënyrë të pamëshirshme prej hapësirës së oborrit, muret e të cilit do të ndihmonin ndoshta disi për t'i krijuar njëfarë jehone atij zëri, sikur të mos ishin aq të ulëta. Megjithatë kryepeshkopi vazhdoi të fliste. Ai foli shkurt për

qëUimin e kësaj mbledhjeje të gjerë, e cila u thirr për të sqaruar mashtrimin e madh, që, për fat të keq, u ngjiz së pari në këtë katund në lidhje me të ashtuquajturën «ngritjen e dikujt nga varri dhe udhëtimin e tij me një të gjallë» (ai theksoi fjalët «dikujt», «me një» që të binte, sic duket, në sy se ai s'denjonte t'u përmendte as emrat Kostandinit e Doruntinës), për jehonën e këtij mashtrimi anembanë principatës, përtej kufijve të saj e madje përtej kufijve të Arbrit, për katastrofat e papërfytyrueshme që mund të shkaktojnë herezi të tilla në qoftë se lihen të gjëllojnë lirisht, dhe së fundi për përpjekjet e kishës së Romës për ta shfrytëzuar këtë herezi kundër kishës së shenjtë bizantine dhe masat e kësaj të fundit për t'i çjerrë maskën kësaj gënjeshtre.

— Dhe tani f jialën po ia jap kapitenit Stres, — vazhdoi ai, — që u ngarkua me hetimin e kësaj ngjarjeje dhe që do të mbajë një raport të hollësishëm për gjithë rrjedhën e saj. Ai do të sqarojë këtu një për një e pikë për pikë si u sajua ky mashtrim i madh, kush fshihej pas të ashtuquajturit i vdekur që gjoja u ngrit nga varri, ç'ishte në të vërtetë i ashtuquajturi udhëtim i motrës me vëllanë e vdekur, ç'ndodhi më vonë dhe si u zbulua e gjithë kjo. '

Një mërmërimë e fuqishme mbuloi fjalët e tij të fundit, në kohën që Stresi u shkëput nga vendi dhe eci drejt platformës.

Ai ngriti kokën, vështroi turmën e pambarim dhe priti gjersa mbi të të binte shtresa e pare e heshtjes. Frazat e para i shqiptoi me një zë që iu duk fare i ulët ne fillim, por që erdhi duke u dëgjuar më kumbueshëm sa më shumë që heshtja thellohej. Ai parashtroi në mënyrë kronologjike atë që kishte ndodhur natën e 11 tetorit e më pas, tregoi për mbërritjen e Doruntinës, për pohiniin e saj se erdhi me vëllanë e vdekur, për dyshimet e tij se mos një mashtrues ishte futur në këtë mes për të gënjyer Doruntinën, se mos Doruntina kishte gënjyer nënën dhe atë vetë, Stresin, se mos të dy ata, Doruntina dhe sjellësi i saj i panjohur, kishin kurdisur një mash-

trim të përbashket, se mos ishte diçka tjetër, punë hakmarrjeje e vonë, larje llogarie apo çështje testamenti. Ai tregoi pastaj për masat e marra për zbulimin e së vërtetës, për hulumtimin e arkivit të familjes, për kontrollet në bujtinat e pikat e kalimit si dhe për dështimin e gjithë përpjekjeve për të ndriçuar diçka në këtë mister. Pastaj Stresi foli për përhapjen e thashethemeve të para, për vajtojcat dhe për dyshimet e tjera se mos Doruntina kishte qenë e çmendur, dhe udhëtimi i saj me vëliane s'kishte qenë veçse fryt i fantazisë së sëmurë. Mirëpo, vazhdoi ai, erdhën të dërguar nga familja e burrit dhe kështu u vërtetua që ky udhëtim qe bërë vërtet dhe që kalorësi që e kishte marrë atë mbi kalë, ishte pare vërtet me sy. Stresi tregoi pastaj për masat e reja që ai dhe zyrtarët e tjerë të principatës u detyruan të merrnin për t'i dhënë fund shpjegimit të këtij misteri, masa që çuan më në fund në kapjen e mashtruesit, domethënë të atij që kishte luajtur rolin e vëUait të vdekur, në «Bujtinën e dy Robertëve», në kontenë fqinje.

— Këtë njeri une e mora vetë në pyetje, — vazhdoi ai. — Në fillim e mohoi që e njihte Doruntinën. Ai mohoi gjithçka dhe vetëm kur une dhashë urdhër ta vinin në tortura, tregoi të vërtetën. Dhe ja e vërteta sipas tij.

Stresi vazhdoi të fliste për rrëfimin e të burgosurit. Një mërmërimë lehtësimi shoqëronte tani fjalët e tij. Dukej sikur të gjithë kishin pasur nevojë që ajo histori e rende, gjer tani makabre, të freskohej, si nga një puhizë e lehtë, nga rrëfimi i aventures dashurore të endacakut. Mërmërima kaloi valë-valë përtej mureve të manastirit, përjashta te sheshi, ashtu sic kishte kapërcyer heshtja, rrëqethja dhe tmerri.

— Këtë pohoi ai, — tha Stresi duke e ngritur zërin. Ai pushoi një çast për të pritur rivendosjen e qetësisë së mëparshme. — Këtë pohoi i burgosuri, — vazhdoi Stresi. — Ishte mesnatë.. .

Qetësia nisi të thellohej, por mërmërima që vinte nga radhët e fundit, sidomos nga përjashta, ishte akoma e ndjeshme.

— Ishte mesnatë kur ai mbaroi rrëfimin e tij dhe atëherë une.. . — Stresi bëri edhe një pushim tjetër, me një përpjekje të fundit për ta shtrirë sa më larg qilimin e heshtjes. — Atëherë une, për habinë e ndihmësve të mi, urdhërova ta vinin prapë në torture.

Sytë e Stresit i përshkoi një ndriçim squfuror. Ai vështroi një çast fytyrat e topitura të njerëzve, fytyrat e tjera, të ngrysura, te tribunat dhe hapi gojën të vazhdonte fjalën vetëm në kohën kur iu duk se kishte nxjerrë nga ajo turmë e madhe rezervën e skajshme të heshtjes.

— Une e vura atë në torture, sepse dyshova në rrëfimin e tij.

Atij iu duk se ndjeu një si tërmet të ngadalshëm, megjithëse ishte akoma heshtje, njëlloj si më pare. Tani jepi, tha me vete krejt i mpirë. Shkatërro gjithçka.

— Shtatë dite ai i duroi torturât, gjersa ditën e tetë pohoi të vërtetën. Domethënë pohoi se gjithçka që kishte thënë gjer atëherë, kishte qenë e gënjeshtër.

Tërmeti, lëkundjen e të cilit ai e kishte ndier i pari, kishte qenë vërtet, përderisa tani erdhi zhurma e tij, një mërmërimë e mbytur, pak me vonesë vërtet, si oshëtima e çdo tërmeti, por tepër e fuqishme. Vetëtimthi hodhi sytë nga e djathta, pastaj nga e majta, andej nga priste klithmat dhe ulërimat, por atje qe akoma shurdhëri. Vetëm fytyrat e mpira ishin nxirë krejt.

— Ishte gënjeshtër e piote, — vazhdoi Stresi, i habitur që ata s'po e ndërpritnin akoma. — Ky njeri nuk e kishte njqhur kurrë Doruntinën, nuk kishte folur kurrë me të, nuk kishte udhëtuar, nuk kishte bërë dashuri me të dhe aq më pak e kishte sjellë atë natën e njëmbëdhjetë tetorit në shtëpinë e saj. Ky njeri ka qenë i paguar për të sajuar një mashtrim të tillë.

Stresi ngriti kokën, duke pritur diçka, që as vetë s'dinte ç'mund të ishte.

— Po, i paguar, — vazhdoi, — sic e pohoi ai vetë, nga njerëz, emrat e të cilëve nuk do t'i përmend këtu.

Stresi bëri prapë një pushim të shkurtër. Heshtja

që shtrihéj tarii përpara tij i ngjante më tepër një shuar-jeje.

— Ky mashtrues e luajti shkëlqyeshëm rolin e tij në fillim, tour mohoi se e njihte Doruntinën, dhe po aq shkëlqyeshëm më pas, kur pohoi se e kishte sjellë atë, — vazhdoi Stresi. — Por, sic ndodh shpesh me mash-truesit e mëdhenj, të cilët tradhtohen nga gjërat e vo-gla, dhe atë e tradhtoi një vogëlsi. Ky mashtrues pra, ky sjellës i rremë i Doruntinës. . .

— Atëherë kush e solli atë grua? — ulëriu nga ve-ndi kryepeshkopi. — I vdekuri?

Stresi ktheu kokën andej.

— Kush e solli Doruntinën? Une do t'ju përgjigjem për këtë, përderisa e kam marrë përsipër këtë pubë. Kini durian, hirësi. Kini durim, njerëz bujarë.

Stresi u mbush me frymë. Atij iu duk se ajri i gji-thë pësoi lëkundje, ngaqë edhe qindna mushkëri të tjera thithën ajër në të njëjtën kohë me të. 'Vështrimi i tij kaloi përsëri ngadalë nga sheshi i mbushur plot, te shka-llët e tribunave, në këmbët e të cilave rojat rrinin me duar të kryqëzuara.

— E dija që do të bëhej kjo pyetje, — foli Stresi, — prandaj u përgatita me seriozitet për t'ju përgjigjur. — Ai bëri prapë një pushim. — Po, me shumë seriozitet u përgatita për këtë pyetje. Anketa ime e hollësishme për të porsa është mbyllur, dosja ime është e piote, ashtu si edhe bindja ime. Une jam gati t'i përgjigjem kësaj pyet-jeje, njerëz bujarë, pyetjes se kush e solli Doruntinën.

Stresi bëri përsëri një pushim të shkurtër, gjatë të cilit e ktheu kokën nga të gjitha drejtimet, sikur të don-te që të vërtetën ta dërgonte më pare me sytë e vet dhe pastaj me gojë. — Doruntinën e solli Kostandini.

Stresi u tendos, sikur të priste mërmërimën, qesh-jet, fjalët «po ju keni dy muaj që po na mbushni me-ndjen për të kundërtën», talljet, klithmat dhe zallahinë, por nga mizëria e njerëzve s'erdhi asgjë e tillë.

— Doruntinën e solli Kostandini, — tha prapë Stresi,

si të kishte frikë se mos ata nuk e kishin dëgjuar mire. Por heshtja vazhdoi dhe ai e kuptoi se ndoshta nuk kishte pasur aq shumë nevojë për. një heshtje kaq të madhe. Është tepër e lodhshme e gjithë kjo, mendoi ngrirazi. Mori frymë thellë aq sa gjoksi i dhembi dhe vazhdoi:

— Une do t'jua shpjegoj gjithçka, ashtu sic ju premtova, njerëz bujarë dhe ju, zotërinj fisnikë të ftuar. Ju lutem vetëm të kini durian të më dëgjoni dhe une do t'jua shpjegoj gjithçka.

Veç të ruaj kthjelltësinë e mendimit, mendoi Stresi. Asgjë tjetër s'i duhej tani për tani.

— Ju të gjithë keni dëgjuar besoj që më pare dhe, në qoftë se jo që më pare, së paku në kohën që u nisët për këtu,.apo në kohën që mbërritët këtu, për dasmën e çuditshme të Doruntinë Vranajt, dasmë, që u bë shkak për këtë histori. Ju keni dëgjuar besoj se kjo krushqi e largët, e para e.një largësie të tillë, nuk do të bëhej, në, qoftë se Kostandini, njëri prej vëllezërve të nuses, nuk do t'i jepte besën nënës se do fia sillte Doruntinën sa herë që të lipsej, në gaz apo në zi. Dhe ju e dini pastaj se sa shpejt erdhi koha e zisë për Vranajt dhe për Arbrin, por Doruntinën nuk e solli dot askush, sepse dhënësi i besës, Kostandini, kishte vdekur. Ju keni dëgjuar për mallkimin që Zonja Même i bëri të birit për shkeljen e besës dhe e dini pastaj se si tri javë pas këtij mallkimi Doruntina erdhi më në fund në shtëpi. Ja perse une e shpall dhe e rishpall se Doruntinën nuk e solli askush tjetër, veçse vëllai i saj, Kostandini, fjala e dhënë e tij, besa e tij. Asnjë shpjegim tjetër s'ka dhe s'mund të ketë ky udhëtim. S'ka rëndësi, u ngrit apo s'u ngrit i vdekuri nga varri, për ta kryer vetë atë që duhej të kryente, s'ka iëndësi pili qe kalorësi dhe c'k&lë shaloi ai atë natë të errët kur u nis, ç'krahë mbanin frerin, ç'këmbë shkelnin yzengjitë dhe mbi flokët e kujt binte pluhuri i udhës. Secili nga ne ka pjesën e vet në këtë udhëtim, sepse besa e Kostandinit, ajo që e solli Doruntinën, ka mbirë këtu, midis nesh. Ndaj, për të qenë më i

saktë, do të thosha se Doruntinën, duke e sjellë Kostandini, e soUëm ne të gjithë, une, ju, të vdekurit tanë që pushojnë atje te kisha. — Stresi u gëlltit. — Nuk kam mharuar akoma, njerëz bujarë. Do të desha t'ju flisja juve, e sidomos të ftuarve që kanë ardhur këtu nga larg, se ç'është kjo force sublime, që është në gjendje të thyejë ligjet e vdekjes.

Stresi **u** gëlltit përsëri. Pështyma po i thahej dhe tani ai bënte një përpjekje të mundimshme për të ngjizur fjalët. Megjithatë vazhdoi të fliste. Ai foli për besën dhe për përhapjen e saj midis arbëreshëve. Ndërsa fliste, pa se dikush nga turma po drejtohej drejt tij, duke mbajtur në dore diçka të rende, ndoshta një gur. Kaq shpejt filluan, mendoi, dhe bërryli i preku dorezën e shipatës nën pèlerine. Por, kur njeriu u afrua edhe më, Stresi pa se ai ishte djali i Radhënjve dhe në dore nuk mbante gurë për të goditur, por një shtambë me ujë.

Stresi i buzëqeshi, e mori shtambën prej dores së tij dhe piu.

— Dhe tani do të përpiqem të shpjegoj se ç'shtoaqe e lindën dhe po e përhapin midis nesh këtë ligj të ri shpirtëror, — vazhdoi Stresi. Ai foli shkurt për gjendjen e rende në bote, për të ardhmen e turbullt plot re të zeza, shkaktuar nga fërkimet midis perandorive të mëdha e midis feve, për komplotet, kurthet e pabesitë që gëlonin anembanë, për pozitën e Arbrit midis këtij oqeani plot rrebeshe e dallgë të mëdha.

— Odo popull, përballë rrezikut, mpreh mjetet mbrojtëse dhe, kryesorja, krijon mjete të reja. Duhet të jesh dritëshkurtër që të mos kuptosh se Arbri ndodhet përpara dramave të mëdha. Herët a vonë ato do të mbërrijnë në kufijtë e tij, në mos kanë mbërritur. Atëherë del pyetja: në këto kushte të reja të keqësimit të klimës së përgjithshme në bote, në këtë kohë provash, krimesh e pabesish të lemerishme, ç'fytyrë do të ketë njeriu i Arbrit? Do të njëjësohet ai me të keqen, apo do t'i vihet përballë asaj? Me një fjalë, do të sMytyrohet për t'iu përshtatur maskave të kohës, në mënyrë që të sigurojë

mbijetesën e vet, apo do ta ruajë fytyrën të pandryshueshme, duke rrezikuar të tërheqë mbi vete zemërimin e kohës? Për Arbrin po afrohet çasti i proves, i zgjedhjes midis dy fytyrave. Dhe, në qoftë se populli i Arbrit ka filluar të përpunojë në thellësitë e tij struktura të tilla sublime, sic është besa, kjo tregon se Arbri është duke e bërë zgjedhjen e vet. Këtë mesazh u ngrit për t'i sjellë Arbrit dhe gjithë botes, nga fundi i gropës ku qe shtrirë, Kostandini.

Stresi përfshiu edhe një herë me sy turmën e madhe të dëgjuesve përpara tij, pastaj tribunat nga e djathta dhe nga e majta.

— Por ky mesazh nuk është i lehtë për ta pranuar, — vazhdoi ai. — Ai do të kërkojë flijime të rënda brez pas brezi. Më i rende se kryqi i Krishtit do të jetë ai. Dhe tani që fjalës skne po i vjen fundi, — Stresi u kthye nga tribuna ku rrinin të dërguarit e princit, — desha të shtoj se, me qenë se ato që thashë nuk i përshtaten, ose, së paku *tani për tani* nuk i përshtaten detyrës sime, une qysh në këtë cast jap dorëheqjen nga kjo detyrë.

Me dorën e djathtë Stresi preku shenjën me brirët e bardhë të kaprollit, të qepur në anën e majtë të pelerines së tij, pastaj, me një lëvizje të shpejtë, e shkuli atë dhe e la të binte përdhé.

Pa thënë asgjë tjetër, zbriti shkallët e drunjta dhe, pa kthyer kokën nga askush, eci mes për mes turmës, e cila i hapte udhën me nderim, frikë dhe tmerr të përzier bashkë.

Qysh nga ajo dite Stresi nuk u pa më asgjëkund. As ndiïLmësit e tij, as njerëzit e tjerë të afërt, madje as gruaja, nuk dinin ose nuk jepnin shpjegim se ku ndodhej.

Te Manastiri i Vjetër u zbërthyen një nga një tribunat dhe platforma prej druri, hamejtë i hoqën dërrasat dhe trarët, dhe te oborri i brendshëm s'mbeti më asnjë shenjë prej tyre, megjithatë nga fjalët që u thanë atje prej Stresit, nuk u harrua asnjë. Ato kalonin gojë më gojë e katund më katund me një shpejtësi të pabesueshme. Pëshpërima se Stresi qe arrestuar për shkak të fjalimit u vërtetua shumë shpejt se s'qe e vërtetë. Thoshin se e kishin pare diku; në mos e kishin pare, kishin dëgjuar trokun e njohur të kalit të tij. Të tjerë ngulnin këmbë se e kishin pare në Udhën e Madhe të Veriut dhe ishin të sigurt se ishte ai, megjithëse ishte muzg dhe shtresa e pare e pluhurit kishte arritur t'i binte mbi leshra. Ku mund ta dish, ku mund ta dish, thoshin njerëzit. Ku nuk të vete mendja, o zot. Dhe me një zë të dridhëruar, sic i ndodh njeriut kur ngjethet nga të ftohtët, dikush vazhdonte: Nganjëherë më vete mendja se mos ai vetë e ka sjellë Doruntinën. Shih, shih, ia bënte tjetri, luaj vendit, o njeri.

E pse çuditesh, thoshte i pari, qysh nga dita që ajo u kthye, une s'çuditem më nga asgjë.

Dhe tamam atëherë ngjau diçka që në çdo kohë mund të besohej se mund të ndodhte, po kurrsesi në ato dite: një vajzë nga katundi e nisën nuse larg. Të gjithë mbetën gojëhapur kur dëgjuan për këtë Doruntinë të re, tamam në kohën kur besohej se ideja e martesave larg kishte marrë një goditje fatale. Kujtuan se pas ngjarjeve ngjethëse që porsa kishin ndodhur, familja e vajzës do ta prishte fejesën e bërë qysh më pare, ose, së paku, do ta shtynte për një kohë tjetër, mirëpo nuk ndodhi ashtu. Dasma u bë ditën e caktuar, erdhën krushqit nga vendi i tyre, për të cilin disa thoshin se ishte gjashtë e disa tetë dite larg, dhe, si hëngrën, pine e kënduan, e morën me vete nusen e re. Nga kisha gjer te udhëkryqi i madh e percoli! pothuajse krejt katundi, si dikur Doruntinën e shkretë, dhe, tek e pane nusen ashtu të bukur e mjegullore pas vellos së bardhë, me siguri

shumë njerëz mendonin se ç'fantazmë do ta sillte valle ndonjë natë të errët gjer te pragu i shtëpisë. Mirëpo ajo, hipur mbi kalin e bardhë, s'jepte asnjë shenjë tmerri për atë që mund të ndodhte. Dhe njerëzit, tek e ndiqnin me sy, tundnin kokat dhe thoshin: Po ndoshta u pëlqejnë këto gjëra këtyre nuseve të sotme. o zot i madh. U pëlqen ndoshta të udhëtojnë në krahë hijash nëpër terr e asgjë.

Tetor 1979

# *KAPITULLI I PARE*

Sa herë që ndiente ftohtë nga këmbët, ai lëvizte pak gjunjët dhe atëherë diku poshtë" vêtes dëgjonte guralecët që zhurmonin ankueshëm. Në të vërtetë ankesa ishte brenda tij. Asnjëherë në jetë nuk i kishte qëlluar të rrinte kështu pa lëvizur, një kohë kaq të gjatë, prapa një ledhi, tek udha e madhe, duke pritur të kalonte dikush.

Dita po thyhej. I trembur, gati me alarm, ai afroi syrin te pushka për të vështruar shënjestrën. Pas pak do të fillonte të ngrysej dhe shënjestra do të mjegullohej. Ai do të kalojë me siguri pa u errur shenji i pushkës, i kishte thënë i ati. Vetëm ki durim dhe prit.

Lëvizi ngadalë tytën, duke e kaluar shënjestrën e saj mbi ca coperà bore të pashkrira mire, përtej rrugës. Prozhmi matanë qe i mbuluar aty-këtu me shegë të egra. Për të njëqindtën herë atij i kaloi nëpër mend ideja se kjo ishte një dite e jashtëzakonshme e jetës së tij. Shënjestra e pushkëi lëvizi përsëri mbrapsht, nga sheget e egra te copërat e pashkrira të dëborës. Ajo që ai e quajti me mend je dite e jashtëzakonshme e tij, nuk ishte tani veçse ky grumbull pllangash dëbore e këto shegë të egra, që dukej sikur prisnin aty qysh nga mesdita për të pare se ç'do të bënte ai.

Edhe pak dhe do të erret, mendoi, dhe une nuk do të shënoj dot. Në të vërtetë ai donte që mbrëmja të binte sa më pare dhe pas saj të rrokullisej nata dhe ai të ikte me vrap nga kjo pritë e nëmur. Por dita shtyhej shumë ngadalë dhe ai duhej të priste akoma. Megjithëse ishte prita e dytë për gjakmarrje në jetën e tij, njeriu që duhej të vriste ishte po ai i prîtes së pare, kështu që edhe kjo pritë ishte si vazhdimi i saj.

Te këmbët ndjeu prapë ftohtë dhe prapë lëvizi gjunjët, si për ta ndaluar të ftohtën të ngjitej lart. Megjithatë e ftohta ishte ngjitur prej kohësh në barkun e tij, në gjoks e gjer në kokë. Madje në kokë ajo dukej sikur e kishte ngrirë trurin copa-copa, si ato copërat e dëborës matanë udhës.

Ai s'ishte në gjendje të mendonte asgjë të piote e me lidhje logjike. Kishte vetëm një ndjenjë armiqësore - ndaj shegëve të egra dhe pllangave të dëborës dhe herë--herë i dukej se, po të mos ishin ato, ai do ta kishte braktisur prej kohësh vendin e pritës. Mirëpo ato ishin aty, dëshmitare të palëvizshme, dhe ai s'ikte dot.

Te bërryli i udhës, për të njëqindtën herë gjatë asaj pasditeje^ u shfaq njeriu që duhej të vdiste. Ai ecte me hapa të shkurtër, me tytën e pushkës që i dilte në të djathtë të qafës, krejt e zezë. Njeriu i pritës u drodh: ky nuk ishte më përfytyrimi i tij. I prituri vinte vërtet.

Ashtu si qindra herët e tjera, Gjorgu drejtoi tytën e pushkës nga njeriu që po vinte dhe futi në shënjestër kokën e tij. Një çast koka u duk sikur bëri naze, s'donte

që s'donte "të futej atje, madje Gjorgut iu duk sikur në çastin e fundit buzëqeshi me ironi. Gjashtë muaj më pare i kishte ndodhur e njëjta gjë, dhe ai, për të mos ia shëmtuar fytyrën viktimës, (se nga i erdhi një keqardhje e tillë në çastin e fundit), e kishte ulur shënjestrën më poshtë, dhe kjo qe arsyeja që s'e kishte vrarë dot, vetëm e kishte plagosur në qafë.

I prituri po afrohej. Vetëm të mos e plagos, mendoi Gjorgu në forme lutjeje. Gjobën e plagosjes së pare mezi e kishin shlyer dhe një plagosje e dytë do t'i shkatërronte ekonomikisht. Kurse vrasja s'kërkonte as* gjë.

I prituri po afrohej. Më mire të më shkojë plumbi dëm, se ta plagos, mendoi ai. Si qindra herët e tjera të përfytyrimit, përpara se ta qëllonte, Gjorgu, ashtu sic e kërkonte zakoni, i foli njeriut që po vinte. As në atë çast, as më vonë ai nuk e kuptoi nëse i foli me zë, apo zëri nuk i doli. E vërteta ishte që viktima ktheu kokën befasisht. Gjorgu pa vetëm një lëvizje të shkurtër të krahut, që, sic dukej, donte të hiqte nga supi pushkën, dhe në atë çast shtiu. Ai ngriti sytë menjëherë nga pushka dhe gati i habitur po shikonte se ç'po ndodhte. I vdekuri (njeriu ishte akoma në këmbë, por Gjorgu ishte ,i bindur se kishte vdekur), bëri dhe një gjysmë hapi përpara, pushka i ra anash dhe fill pas saj, në anën e kundërt të saj, ra ai vetë.

Gjorgu doli nga prita dhe eci drejt të vrarit. Rruga ishte krejtësisht bosh. Ishin vetëm hapat e tij që gjëmionin mbi të. I vdekuri kishte rënë përmbys. Gjorgu u përkul mbi të dhe i vüri dorën mbi njërin sup, si për ta zgjuar. Ç'po bëj? mendoi. Dora përsëri preku supin é të vrarit, sikur t'i thoshte të kthehej prapë në jetë. Perse e bëj këtë, tha me vete. Dhe në çast e kuptoi se nuk ishte përkulur mbi të vrarin për ta përmendur nga gjumi i vdekjes, por për ta kthyer mbarë. Jo, ai donte vetëm ta kthente trupin mbarë, ashtu sic e kërkonte zakoni. Shegët e egra dhe pllangat e pashkrira të dëborës ishin akoma diku aty rrotull dhe shikonin çdo gjë.

U ngrit më këmbë dhe u mat të ikte, por në çast iu

' kujtua se duhej t'ia mbështeste edhe pushkën te koka.

Të gjitha këto i bëri si në ëndërr. I vinte për të vjellë dhe dy-tri herë tha me vete: më ka zënë gjaku. Ca caste më vonë e gjeti veten duke ikur gati me vrap në-, për rrugën e shkretë.

Po binte muzgu. Dy-tri herë ktheu kokën mbrapa, pa e ditur as vetë pse. Rruga vazhdonte të ishte fare bosh. Ajo zgjatej tutje, midis prozhmeve dhe kaçubave. mes për mes dites që po mbaronte.

Diku përpara ai ndjeu zile mushkash dhe pas tyre zëra njerëzorë. Një grumbull njerëzish po vinte drejt tij nëpër rrugën e madhe. Herë ngjanin si mysafirë, herë si malësorë që ktheheshin nga tregu. Ai u gjet përballë tyre më pare. se ç'e mendonte. Midis burrave kishte nuse të reja dhe fëmijë.

Ata i thanë «mirëmbrëma» dhe ai mbajti këmbët. Përpara se t'u fliste, bëri një shenjë me dore në drejtimin e kundërt nga kishte ardhur.

— Atje, te bërryli i Udhës së Madhe, kam vrarë një njeri, — tha me një zë pothuajse të ngjirur. — Ktheje-ni mbarë dhe vendosjani pushkën te koka, o njerëz të mire.

Në grumbullin e rrugëtarëve u bë një çast heshtje.

— Të ka zënë gjaku? — pyeti një zë.

Ai nuk u përgjigj. Zëri diçka e këshilloi, sic duket, kundër zënies së gjakut, por ai nuk e dëgjoi. Kishte nisur të ecte përsëri. Tani që u tha atyre ta kthenin të vrarin mbarë, e ndjeu veten disi të lehtësuar. Kurrsesi s'i kujtohej, e kishte kthyer apo nuk e kishte kthyer trupin. Kanuni e parashikonte tronditjen nga vrasja dhe e lejonte të porositje kalimtarët për të bërë atë që ti nuk e bëre dot. Kurse, po ta lije të vrarin përmbys dhe me pushkën tutje, ky ishte një turp që s'falej.

Akoma nuk ishte ngrysur kur hyri në fshat. Ishte ende dita e tij e jashtëzakonshme. Porta e kullës ishte gjysmë e hapur. Ai e shtyu me sup dhe hyri.

— Ë? — pyeti dikush nga brenda.

Ai bëri «po» me kokë.

— Kur?

— Pak përpara.

Ai ndjeu hapat e tyre që po zbritnin nëpër shkallët e drunjta.

— I ke duart me gjak, — tha babai, — shko t'i lash.

Gjorgu i shikoi i habitur duart.

— Sic duket, kur e kam kthyer mbarë, — tha.

Kot ishte bërë merak gjatë rrugës për kthimin e trupit. Mjaftônte të shikonte duart për t'u kujtuar se gjithçka e kishte bërë ashtu sic duhej.

Në kullë ndihej era e kafesë së pjekur. Për çudi, i vinte gjumë. Madje dy herë rresht gogësiu. Te supi i majtë i tij sytë e ndritur të motrës së vogël i dukeshin të largët, si dy yje prapa një bregoreje.

— Po tani? — tha papritur, pa iu drejtuar askujt.

-i Duhet lajmëruar morti në fshat, — u përgjigj i ati. Vetëm tani Gjorgu vuri re se ai po mbathte opingat.

Ishte duke pire kafenë që ia poqi e ëma, kur dëgjoi zërin e pare përjashta:

— Gjorgu i Berishajve shtiu mbi Zef Kryeqyqen.

Zëri kishte një tingull të veçantë, diçka midis **Ze**rit të kasnecit që shpall një dekret qeveritar dhe një psalmi të vjetër.

Ky zë jonjerëzor sikur e zgjoi një çast nga përgjumja. lu duk sikur emri i tij kishte dalë nga qenia e tij, nga. lëkura dhe brinjët dhe po ndehej përjashta mizorisht. Ishte hera e pare që i ndodhte një gjë e tillë. Gjorgu i Berishajve, përsëriti me vete zërin e kasnecit të pamëshirshëm. Ai ishte njëzet e g jashtë vjeç dhe për herë të pare emri i tij po hynte në fundamentin e jetës.

Jashtë kasnecët e vdekjes po ia kalonin njëri-tjetrit, si mbi f latra, emrin e tij.

Pas gjysmë ore trupin e të vrarit e sollen në katund. Sipas zakonit, e kishin vendosur mbi katër degë ahu. Kishte akoma një shpresë të vakët se ndoshta ende nuk kishte dhënë shpirt.

I ati i të vrarit priste më këmbë te porta e kullës. Kur njerëzit që po e sillnin trupin ishin akoma dyzet hapa larg, ai i pyeti:

— Ç'më keni sjellë? Plage apo mort?

Përgjigjja qe e shkurtër, e prerë:

— Mort.

Gjuha e tij e kërkoi pështymën thellë, shumë thellë, në shpellën e gojës. Megjithatë arriti t'i ngjizte fjalët:

— Futeni brenda të vdekurin dhe shpërndajeni mortin në fshat e nëpër vëllazëri.

Zilet e bagëtive që po ktheheshin në fshatin Brezftoht, tingulli i këmbanës së mbrëmjes dhe gjithë zhurmat e tjera të ndajnatës, dukej sikur kishin sipër vêtes lajmin e porsashpallur të vdekjes.

Në rrugët dhe tragat e katundit kishte një gjallëri jo të zakonshme. Ca flakadanë që dukeshin akoma të ftohtë, ngaqë drita s'kishte firuar plotësisht, valëviteshin diku, te mënga e fshatit. Përpara shtëpisë së të vrarit hynin e dilnin njerëz. Te shtëpia e vrasësit gjithashtu. Të tjerë njerëz, dy nga dy e tre nga tre, niseshin për diku, ose ktheheshin nga diku.

Nga dritaret e kullave të veçuara këmbeheshin lajmet e fundit:

— Gjorg Berisha vrau Zef Kryeqyqen, e morët vesh?

— Gjorgu i Berishajve lau gjakun e të vëllait.

. —• A do ta kërkojnë Berishajt besën njëzetekatërorëshe?

— Me siguri, po.

Nga dritaret e kullave dukej krejt lëvizja në rrugët e katundit. Tani muzgu kishte rënë plotësisht. Drita e flakadanëve sa vente bëhej më e rende, sikur mpiksej. Dalngadalë ajo po merrte një ngjyrë të kuqe të mbyllur, si magmë vullkani e porsadalë nga një thellësi misterioze. Përshkënditjet e saj spërkatnin përreth parandjenja e stërkala gjaku të ardhmë.

Ja, katër burra, midis tyre një plak, po ecnin drejt shtëpisë së të vrarit.

— Ndërmjetësit po shkojnë të kërkojnë besën njëzetekatërorëshe për Berishajt, — thoshte dikush nga një dritare.

— Do ta japin valle?

— Me siguri do ta japin.

Megjithatë gjithë fisi i Berishajve po merrte masat e mbrojtjes. Aty-këtu dëgjoheshin zëra: Murrash, eja shpejt në shtëpi. Cen, mbyïïe portën. Ku është Prenga?

Po mbylleshin portât e shtëpive të gjithë farefisnisë, të afërtat dhe të largëtat, sepse ishte koha e rrezikshme fill pas vrasjes, kur familja e të vrarit nuk kishte dhënë akoma asnjërën prej besave, kështu që Kryeqyqët, akoma të verbuar nga gjaku i porsàderdhur, e kishin të lejuar nga kanuni të shtinin e të merrnin hak mbi cilindo pjesëtar të fisit të Berishajve.

Nga dritaret e kullave të gjithë prisnin dal j en e der*-gates prej shtëpisë së të vrarit. Do ta japin valle besën? — pyesnin gratë aty-këtu.

Më në fund katër ndërmjetësit dolën. Biseda kishte qenë e shkurtër. Nga ecja e tyre nuk kuptohej asgjë, megjithatë një zë e shpërndau pas pak lajmin.

— Familja e Kryeqyqëve e çeli besën.

Të gjithë e kuptonin se ishte fjala për besën e vogël, njëzetekatërorëshen. Kurse besën e madhe, tridhjetëditëshen, akoma s'e përmendte kush, sepse atë nuk mund ta kërkonte familja, por katundi dhe, veç kësaj, ajo mund të kërkohej vetëm pas varrimit të të vrarit.

Zërat fluturonin nga kulla në kullë:

— Familja e Kryeqyqëve e çeli besën.

— E çelën besën Kryeqyqët.

— Shyqyr. Së paku njëzet e katër orë s'ka për t'u derdhur më gjak, — psherëtiu një zë i ngjirur pas një kanati.

Ceremonia e përmortshme u bë të nesërmen në mes-ditë. Gjëmëtarët erdhën nga larg, duke grisur fytyrat e duke shkulur flokët sipas zakonit. Varreza e vjetër te kisha u mbush plot me xhoket e zeza të kësolltarëve. Pas varrimit grumbulli i përzishëm u kthye te kulla e Kryeqyqëve. Gjorgu ishte midis tyre. Ai në fillim nuk donte të shkonte, por i ati kishte ngulur këmbë. Kështu e kërkon kanuni, i kishte thënë ai, ti duhet të shkosh në varrim, madje duhet të shkosh edhe në drekën e mortit. Po une jam gjakësi, kishte thënë Gjorgu, une e vrava atë, perse duhet të shkoj atje? Pikërisht se ti je vrasësi, duhet të shkosh, ia kishte prerë i ati. Gjithkush mund të mungojë sot në varrim, ose në drekën e mortit, po vetëm ti s'mund të-mungosh, Po pse, kishte kundërshtuar për herë të fundit Gjorgu. Perse duhet ta bëj këtë? I ati e kishte pare me sy të zgurdulluar dhe Gjorgu nuk kishte folur më.

Ai ecte tani midis kësolltarëve, i zbehtë, me hapa të lëkundur, duke ndiflr anash shikimet e njerëzve, që vetëm sa e fshiknin, për të ikur tutje, nëpër mjegull. Shumica e atyre njerëzve ishin nga fisi i të vrarit. Për kushedi të satën herë ai rënkoi me vete: perse duhet të jem këtu!

Sytë e tyre ishin pa urne jt je, të ftohtë, si kjo dite marsi, ashtu sic kishte qenë ai, i ftohtë e pa urrejtje

një **dite** më pare, në pritë. Tani varri **i** porsahapur, kryqet prej guri e prej druri, shumica të vithisur anash, tingujt e pikëllueshëm të këmbanës, të gjitha këto kishin atë **dite** një lidhje të drejtpërdrejtë me të. Fytyrat e gjëmëtarëve, me ato çjerrjet e frikshme që linin thonjtë e tyre nëpër to, (o zot, kur kishin arritur t'i rritnin thonjtë brenda njëzet e katër orëve, mendoi ai), flokët e shkulur egërsisht, sytë e mufatur, hapat monotone **që** e rrethonin nga të gjitha anët, gjithë kjo strukture vdekjeje qe krijuar prej tij. Dhe, sikur të mos mjaftônte kjo, ai ishte i detyruar të ecte midis saj, ngadalë, përzishëm, ashtu si ata.

Vijat e tirqve të tyre ishin fare pranë vijave **të** tirqve të tij, gjarpërinj të zinj me kokat plot helm, që ishin gati të kafshoheshin. Në ecje e sipër ato gati sa nuk prekeshin. Por ai ishte krejtësisht i qetë. Ishte i mbrojtur nga besa njëzetekatërorëshe më mire se nga çdo frëngji kulle apo kështjelle. Tytat e pushkëve të tyre çoheshin drejt mbi xhoket e zeza, por tani për tani ato s'kishin të drejtë të shtinin mbi të. Nesër, pasnesër... ndoshta. Kurse, po të kërkonte katundi besën tridhjetëditëshe për të, atëherë do të kishte edhe katër javë jetë të qetë. Pastaj...

Një tytë maliheri, bënte ç'bënte, lëkundej si për **t**'u dalluar midis të tjerave, disa hapa përpara. Një tytë e shkurtër, shurdhane, ishte nga e majta. Të tjera tyta përreth. Cila prej tyre do të... Në ndërgjegjen e tij fjalët «do të më vrasë mua», në çastin e fundit, si për **t**'u lehtësuar pak, u shndërruan në «do të shtjerë mbi mua».

Rruga nga varreza gjer te shtëpia e të vrarit dukej e pafund. Dhe përpara ishte dreka e mortit, ku atë e priste një provë akoma më e vështirë. Do të ulej në sofër bashkë me fisin e të vrarit, do **t'i** vinin bukë e do **t'i** hidhnin gjellë, do t'i vinin lugët e pirunët përpara dhe ai duhej të hante.

Dy-tri herë **i** shkrepi në kokë të dilte nga kjo gjendje pa kuptim, të ikte me vrap nga ky grumbull kësolltarësh, le ta shanin, le ta tallnin, le të thoshin se ai shkeli zakonet qindravjeçare, madje le **t**'i shtinin pas shpine po **të** donin, vetëm të ikte, **të** ikte. Mirëpo ai e dinte se nuk do

të ikte dot kurrë. Ashtu sic nuk kishte ikur nga prita një dite më pare. Ashtu sic nuk kishte ikur dot gjyshi, stër-gjyshi, katragjyshi i tij, pesëdhjetë, pesëqind, një mijë vjet më pare.

Ja, kulla e të vrarit po afrohej. Në dritaret e ngush-ta sipër qemerit të portes kishin vënë coha të zeza. Oh, ku do të futem, rënkoi ai me vete dhe, megjithëse qemeri i portes së ulët të kullës ishte akoma njëqind hapa larg, ai e uli kokën qysh më pare, që të mos e përplaste në harkun e saj të gurtë.

Dreka e mortit u bë sipas të gjitha rregullave. Gjatë gjithë kohës Gjorgu mendonte drekën e mortit të tij. Cili prej aty re do të shkonte atje, ashtu sic kishte ardhur sot ai këtu, ashtu sic kishte shkuar babai i tij dhe gjyshi dhe katragjyshi, gjatë qindra e qindra vjetëve të brez-nive njerëzore.

Gjëmëtarët i kishin akoma fytyrat të çjerra e të gjakosura. Zakoni e kërkonte që ata të mos i lanin fy-tyrat as në katundin ku kishte ndodhur vdekja e as udhës. Mund t'i lanin vetëm kur të mbërrinin në fshat-rat e tyre.

Me ato vija të çjerra në faqe e në balle ata duke-shin si me maska. Gjorgu mendonte se si do të duke-shin valle pas çjerrjeve të gjëmës njerëzit e fisit të tij. Tani atij i dukej se gjithë jeta e breznisë së tyre njerë-zore nuk ishte veçse një drekë morti e pambarim, ku herë njëra paie shkonte te tjera e herë vinte pala tjetër tek ajo. Dhe secila paie, përpara se të nisej për në gosti, vinte në fytyrë maskën e përgjakur.

Mbasdite, pas drekës së mortit, në katund nisi prapë ecejaka e pazakonshme. Pas disa orësh mbaronte besa **e**

vogël njëzetekatërorëshe për Gjorg Berishën dhe qysh tani pleqnarët e katundït po bëheshin gati të paraqiteshin, sipas të gjitha rregullave, te kulla e Kryeqyqëve, për të kërkuar për Gjorgun, në emër të fshatit, besën e madhe, tridhjetëditëshen.-^

Nëpër pragjet e kullave, në katet e dyta, ku banonin gratë, dhe në sheshet e fshatit bisedohej vetëm për këtë. Ishte vrasja e pare për gjakmarrje e kesaj pranvere dhe ishte e natyrshme që të flitej imtësisht për gjithçka që kishte lidhje me të. Kjo kishte qenë një vrasje e bërë sipas të gjitha rregullave, dhe varrimi, dhe dreka e mortit, dhe besa njëzetekatërorëshe, dhe gjithçka tjetër ishte bërë sipas kanunit të moçëm. Kështu që edhe besa tridhjetëditëshe që pleqnarët bëheshin gati të kërkonin te Kryeqyqët, do të jepej me siguri.

Ndërkaq, ndërsa bisedoheshin të gjitha këto, në pritje të lajmeve të fundit lidhur me besën tridhjetëditëshe, njerëzit kujtonin ngjarje dhe raste kur ishin shkelur rregullat e kanunit, në kohë të moçme dhe të reja, në katundin e tyre dhe në krahinën përreth, madje dhe.në krahinat e largëta, gjer ku shtrihej ky rrafsh i pambarim. Ata kujtonin shkelësit e kanunit si dhe ndëshkimet e egra kundër tyre. Kujtoheshin njerëz të veçantë, të dënuar nga vetë familjet e tyre, familje të tëra të dënuara prej katundit dhe madje katunde të tëra, të lojtura mendsh, të dënuara prej një grupi katundesh të tjera, ose prej Flamurit, **sic** quhej. Por, shyqyr, thoshin ata përmes një psherëtime lehtësimi. Në fshatin e tyre kishte kohë që nuk kishin ndodhur turpëri të tilla. Gjithçka ishte bërë sipas rregullave të vjetra, dhe prej kohësh askujt nuk **i** kishte kërcyer në kokë t'i thyente ato. Edhe gjaku **i** fundit qe derdhur sipas zakonit, dhe Gjorgu **i** Berishajve, gjakësi, megjithëse djalë **i** ri, e kishte mbajtur veten mire, si gjatë varrimit të hasmit të tij, si gjatë drekës së mortit. Me siguri Kryeqyqët do ta jepnin besën tridhjetëditëshe për të. Aq më tepër që kjo lloj bese, ashtu sic nxirret prej katundit, ashtu edhe mund të kë-

putet po prej tij, në qoftë se gjakësi, duke përfituar nga favori i përkohshëm që i bëhet, i kërcen në krye ta përdorë këtë duke bredhur e duke u mburrur nëpër katund për vrasjen. Po jo, Gjorgu i Berishajve s'ishte i tillë. Përkundrazi, për të kishin thënë gjithmonë se ishte tepër i mbyllur e i mendueshëm, kështu që nga kushdo mund të priste njeriu marrëzira të tilla, por kurrsesi prej tij.

Besa e madhe u dha prej Kryeqyqëve mbasdite vonë, pak kohë përpara se të mbaronte afati i së voglës. Një nga pleqtë e katundit, që kishte qenë te Kryeqyqët, erdhi në kullën e Berishajve dhe njoftoi për dhënien e besës tridhjetëditëshe, duke përsëritur me këtë rast këshillat e nevojshme se si Gjorgu nuk duhej ta shpërdoronte atë etj., etj.

Pas ikjes së përfaqësuesit, Gjorgu vazhdoi të rrinte si i mpirë në njërën nga qoshet e kullës. I mbeteshin akoma tridhjetë dite jetë pa rrezik. Pastaj qenien e tij do ta mbështillte nga të gjitha anët pusia e vdekjes. Si lakuriqi i natës, ai do të lëvizte vetëm nëpër terr, i trembur nga dielli, nga hëna e piote dhe nga flakadanët.

Tridhjetë dite, tha ai me vete. E shtimja e pushkës aty te ledhi i udhës së madhe e kishte ndarë befas jetën e tij në dy pjesë: në pjesën njëzetegjashtëvjeçare të deritanishme dhe në pjesën tridhjetëditore, që po i fiUonte sot, shtatëmbëdhjetë mars gjer më shtatëmbëdhjetë prill. Më tutje ishte jeta e lakuriqit të natës, që ai qysh tani nuk e llogariste më.

Me bisht të syrit Gjorgu vështronte copën e pejzazhit që dukej përtej dritares së ngushtë. Jashtë ishte

marsi, gjysmë i qeshur, gjysmë i akullt, me atë dritën e rrezikshme alpine, që e ka vetëm ai. Dhe pastaj do të vinte prilli, ose më mire vetëm gjysma e tij e pare. Gjorgu ndjeu një ligështim në pjesën e majtë të gjoksit. Prilli qysh tani po i vishej me një dhembje të kaltëreme... Ah, po atij pak a shumë kështu i qe dukur përherë prilli, një muaj kur diçka nuk përmbushet. Prilli i dashurisë, sic thoshin këngët. Prilli i pambaruar i tij... E megjithatë më mire që qëlloi kështu, mendoi ai, pa e ditur as vetë se çfarë ishte ajo që qëlloi më mire kështu, marrja e gjakut të vëllait, apo koha e gjakmarrjes.

Kishte yetëm gjysmë orë që i ishte dhënë besa tridhjetëditëshe, dhe ai gati po mësohej me idenë se jeta e tij ishte ndarë në dy copa. Madje tani i dukej se ajo kishte qenë gjithmonë kështu: njëra copë e gjatë, njëzet e g jashtë vjet, një jetë e ngadaltë, e ngadaltë gjer në mërzi, njëzet e g jashtë marse e prille e po aq dimra e vera, kurse copa tjetër, e shkurtra, katërjavore, e vrullshmja, e shpejta si një ortek, vetëm me një gjysmë mars e gjysmë prill, si dy gjysma dege të thyera plot rrezëllimë bryme.

Ç'do të bënte në këto tridhjetë dite që i mbeteshin? Zakonisht në kohën e besës së madhe njerëzit shpejtonin të kryenin atë që s'kishin kryer dot gjatë pjesës tjetër të jetës. Dhe, në qoftë se s'u kishte mbetur ndonjë gjë e madhe për të bërë, atëherë shpejtonin të kryenin punët e zakonshme. Po të ishte stinë mbjelljesh, shpejtonin të mbaronin mbjelljet, po të ishte kohë korrjesh, mblidhnin duajt dhe, në qoftë se nuk ishte as njëra as tjetra, atëherë bënin gjëra akoma më të zakonshme, si rregullimi i çatisë, e, po të mos qe nevoja për këtë, atëherë dilnin thjesht nëpër bjeshkë, për të pare edhe një herë fluturimin e krillave, apo brymën e pare në tetor. Të pamartuarit martoheshin zakonisht në këtë kohë, po Gjorgu nuk do të martohej. E fejuara e tij, prej një flamuri të largët, që ai nuk e kishte pare kurrë, ishte sëmurur e kishte vdekur një vit më pare, dhe ai nuk ishte fejuar më.

Pa i hequr sytë nga ajo copë e pam j es që po mje-

gullohej përjashta, ai po mendonte se c'do të bënte me këto tridhjetë dite që i mbetëshin. Njëherë iu dukën pak, tepër pak, një vrundull kohe, gjatë së cilës nuk do të arrinte të bënte asgjë, por pas disa minutash ato tridhjetë dite iu dukën tmerrësisht shumë, dite të gjata **e** krejt të panevojshme.

Shtatëmbëdhjetë mars, mërmëriti ai me vete. Njëzet e një mars. Njëzet e tetë mars. Katër prill. Njëmbëdhjetë prill. Shtatëmbëdhjetë prill. Tetëmbëdhjetë.... prillmort. E kështu me radhèj: prillmort, prillmort due maj asnjëherë. Askurrë maj.

Ishte duke mërmëritur kështu nëpër dhëmbë data të ndryshme, herë të prillit, herë të marsit, kur ndjeu hapat e të atit që po zbriste. nga kati i sipërm i kullës. Në dore mbante një qese pëlhure të dyllosur.

— Gjorg, ja ku i ke pesëqind groshët e gjakut, — tha ai, duke i zgjatur qesen.

Gjorgu e shikoi me sy të çakërritur, duke i fshehur duart pas shpinës, si për t'i pasur sa më larg asaj qeseje të nëmur.

— Çfarë? — ia bëri me zë të shuar. — Pse?

I ati e vështroi pak habitshëm.

— Si pse? Harrove se duhet paguar taksa e gjakut?

— Ah, — ia bëri Gjorgu, me një farë lehtësimi. — Ah, po. i

Qesja ishte akoma e nderur para tij dhe ai lëvizi duart drejt saj.

— Pasnesër duhet të nisesh për në kullën **e** Oroshit, — vazhdoi i ati. — Të duhet një dite rrugë gjersa të arrish atje.

Gjorgu s'kishte asnjë dëshirë të shkonte askund.

— A s'pret kjo punë, babë? A duhet paguar menjëherë?

— Po, bir. Kjo punë s'pret. Taksa e gjakut duhet paguar fill pas derdhjes së gjakut.

Qesja ishte tani në dorën e djathtë të Gjorgut. Ajo ishte e rende. Kursime stinësh të tëra ishin grumbulluar atje, javë pas jave e muaj pas muajsh, në prit je të gjakmarrjes.

— Pasnesër, — përsëriti i ati, — te kulla e Oroshit.

i Ai qe afruar te dritarja dhe diçka vështronte përjashta me vëmendje. Nga cepat e syve i buiste një dritë çlodhëse.

— Eja këtu, — i tha të birit me zë të bute.

Gjorgu u afrua.

Poshtë, në oborr të kullës, te teli i rrobave qe nderur një këmishë e vetme.

— Këmisha e tët vëTH. — tha gati me pëshpërimë i ati. — Këmisha e MëhilliL

Gjorgu nuk i hiqte sytë që andej. E bardhë, ajo fërgëllonte në erë, valëzohej, gufmohej hareshëm sipër telit.

Pas një viti e gjysmë, qysh nga dita e vrasjes së vëllait, nëna e kishte larë më në fund këmishën, që fatkeqi e kishte të veshur atë dite. Për një vit e gjysmë rresht ajo, ashtu e përgjakur sic qe, kishte qëndruar e varur, sic e kërkonte kanuni, në katin e sipërm të kullës, duke pritur që të lahej vetëm pas marrjes së gjakut. Thoshin se, kur njollat e gjakut mbi këmishë nisnin të zverdheshin, kjo ishte shenjë e sigurt se i vrari po shqetësohej që s'po i merrej gjaku. Barometer i pagabueshëm, këmisha tregonte nëse po bëhej vonë apo jo për shpagim. Me anë të saj, që nga thellësia e dheut ku qe shtrirë, i vdekuri dërgonte sinjalet e tij.

Sa herë, në orët e vetmisë Gjorgu qe ngjitur në atë kat të shkretë për të pare këmishën. Gjaku zverdhej e zverdhej gjithmonë. Kjo do të thoshte se i vdekuri s'gjente qetësi. Sa herë Gjorgu e kishte pare në ëndërr atë këmishë midis ujit dhe shkumës së sapunit, duke u larë, duke u zbardhur e duke farfuritur si qielli pranveror. Por në mëngjes ajo ishte prapë atje, plot njolla të kuqërremta gjaku të tharë.

Dhe ja, tani këmisha ndehej më në fund sipër telit. Por nga kjo Gjorgu, për çudi, nuk ndiente ndonjë lehtësim.

Ndërkaq, si një flamur i ri që ngrihet pas uljes sè flamurit të vjetër, në katin e sipërm të kullës së Krye-qyqëve qe varur këmisha e përgjakur e të porsavrarit.

Stinët e ftohta apo të nxehta do të ndikonin mbi ngjyrën e gjakut të tharë, lloji i pëlhurës së këmishës gjithashtu, por asnjeri nuk do të donte të dinte për to, dhe të gjitha ndryshimet nuk do të merreshin veçse si mesazhe misterioze, të cilave nuk mund t'u kundër-shtonte askush.

## *KAPITULLI I DYTË*

Kishte disa orë që Gjorgu po udhëtonte nëpër rrafshnaltë, e megjithatë asnjë shenjë e afrimit të kullës së Oroshit nuk po dukej.

Nën shiun e imët bokërimat pa emra, ose me emra që ai s'i dinte, zbuloheshin njëra pas tjetrës të zhveshura e plot pikëllim. Prapa bokërimave mezi shquheshin malet, po mjegullat ishin të tilla, saqë më tepër do të besoje se pas vellos së tyre ishte pasqyrimi i zbehtë, i shumëfishuar si në mirazh, i një mali të vetëm, sesa një grumbull masivësh të vërtetë, njëri më i madh se tjetri.

Mjegulla i kishte bërë ata si të palëndët, por, për çudi, tê tillë ata dukeshin akoma më shtypës sesa në kohë të mire, atëherë kur u dalloheshin qartë shkëmbinjtë dhe rrëpirat.

Zhurma e guriçkave të rrugës nën thundrat e opingave të Gjorgut ishte e shurdhër. Fshatrat ishin të rralla ndanë udhës, dhe akoma më të rralla qendrat e banimit të nënprefekturave apo bujtinat. Por edhe sikur ato të ishin të shpeshta, Gjorgu nuk kishte ndër mend të ndalej asgjëkund. Ai duhej të arrinte patjetër në mbarim të dites, qoftë edhe në mbrëmje vonë, në kullën e Oroshit, në mënyrë që të nesërmen të mund të kthehej mbrapsht në katundin e vet.

Udha, në pjesën më të madhe të saj, ishte pothuajse e shkretë. Aty-këtu shfaqeshin, midis mjegullës, malësorë të vetmuar, që ashtu si ai, udhëtonin për diku. Në largësi, ata, ashtu si gjithçka tjetër në një dite të tillë mjegullore, dukeshin të paemër e të palëndët.

Qendrat e banuara ishin po aq të heshtura sa udha. Shtëpitë çoheshin të rralla aty-këtu me nga një tym hutaq sipër çative të pjerrëta. Shtëpi quhet një kullë, një kasolle, a gjithçka tjetër, mjaft që të ketë çaranin e vatrës e të qesë tym. Nuk e kuptoi as vetë perse iu përsërit në ndërgjegie ky përcaktim i kanunit për shtëpinë, që ai e kishte ditur qysh në fëmijëri. Në shtëpi s'hyhet pa thirrë e pa u përgjegjë kush... Po une s'kam ndër mend të trokas e të hyj gjëkund, thirri ai me vete ankueshëm.

Shiu nuk po pushonte. Udhës, për të treten herë, ai ndeshi një rresht malësorësh që ecnin njëri' pas tjetrit me nga një thes miser në krahë. Nën peshën e thesit shpinat e tyre dukeshin të kërrusura më tepër se ç'duhej. Ndoshta për shkak se misri është i lagur, mendoi ai. I kishte qëlluar një herë të conte një thes miser nëpër shi nga depoja e nënprefekturës gjer në katund.

Malësorët e ngarkuar ngelën diku mbrapa dhe ai u gjet prapë i vetëm midis udhës së madhe. Shenjat e kufijve të saj herë dalloheshin më qartë, herë më humbët nga të dyja anët. Ujërat dhe vithisja e tokës e kishin

ngushtuar udhën aty-këtu. Ajo duhet të jetë e gjerë sa shtiza e flamurit, tha ai me vete për të dytën herë, dhe në çast e kuptoi se kishte kohë, që, megjithëse nuk dëshironte, po i sillte ndër mend përcaktimet e kanunit për udhën. Në udhë kalon njeriu, kalon dhe bagëtia, kalon i gjalli, kalon dhe i vdekuri.

Ai buzëqeshi me vete. Sido që të bënte, nuk shpëtonte dot prej përcaktimeve të tij. Ishte e kotë të gënjente veten. Ai ishte më i fuqishëm se ç'dukej. Ishte i shtrirë kudo, zvarrisej nëpër tokë, në kufij arash, futej në themele shtëpish, nëpër varre, kisha, rrugë, tregje, dasma, ngjitej gjer në kullotat alpine, madje edhe më lart, gjer në qiellin vetë, prej nga zbriste në forme shiu, për të mbushur vijat e ujit, për të cilat bëheshin një **e** treta e vrasjeve.

Në fillim, kur për herë të pare iu bë e qartë se ai duhej të vriste një njeri, Gjorgu kishte sjellë e ris j elle ndër mend gjithë atë pjesë të kanunit që kishte të bënte me rreguliat e vrasjes. Të mos harroj t'i fias përpara se të shtie, thoshte ai. Kjo është e para gjë kryesore. Të mos harroj fia kthej trupin mbarë dhe fia mbështet armën te kryet. Kjo është e dyta gjë kryesore. Të tjerat janë të thjeshta, shumë më të thjeshta.

Mirëpo rreguliat e vrasjes ishin vetëm një pjesë **e** vogël e kanunit, hyrja e tij. Me kalimin e javëve dhe të muajve Gjorgu e kishte kuptuar se pjesa tjetër **e** tij, ajo e zakonshmja, e papërlyera me gjak, ishte e lidhur pazgjidhshmërisht me pjesën e përgjakur, dhe askush nuk e dinte mire kufirin ku mbaronte njëra **e** ku fillonte tjetra, dhe gjithçka ishte krijuar në një mënyrë të tillë, që ato pillnin njëra-tjetrën, e papërgjakura pillte të përgjakurën dhe e përgjakura të papërgjakurën e kështu gjithmonë, nga koha në kohë e nga brezi në brez.

Që larg Gjorgu pa të vinin një karvan njerëzish mbi kuaj. Kur u afruan dhe pak, ai dalloi midis tyre nusen dhe e kuptoi se karvanarët ishin krushq. Ishin të gjithë të lagur e të lodhur dhe vetëm zilkat e kuajve tringëllinin gëzueshëm në atë ecje.

Gjorgu bëri mënjanë për t'i hapur rrugë karvanit. Krushqit, ashtu si ai, i mbanin armët me tytat poshtë, për të mos iu lagur nga shiu. Ndërsa ndiqte me sy dengjet e shumëngjyrta, brenda të cilëve ishte vendosur, me siguri, paja e nuses, ai mendonte se valle në ç'kënd të tyre, në ç'kuti, në ç'xhep, në ç'xhamadan të qëndisur ishte vendosur prej prindërve të vajzës «fisheku i pajës», me të cilin, sipas kanunit, dhëndri kishte të drejtë të vriste nusen, në qoftë se ajo përpiqej të ikte prej tij. Ky mendica atij iu pleks me kujtimin e së fejuarës, me të cilën nuk u martua dot për shkak të sëmundjes së saj të gjatë. Gjithsaherë shikonte krushq, atij i kujtohej ajo, por këtë herë, për çudi, krahas dhembjes pati një ndjenjë 'ngushëllimi: ndoshta ishte më mire që kishte ndodhur kështu. Ndoshta ishte më mire që ajo, duke qenë vajzë, kishte ikur e para atje ku edhe ai do të shkonte pas ca kohe, në vend që të mbetej vejushë në një jetë të gjatë e të mërzitshme këndej. Dhe, sa për atë «fishekun në pajë», që çdo prind e ndiente për detyrë fia conte dhëndrit për fia bërë më të lehtë vrasjen e vajzës, atë fishek ai do ta kishte flakur me siguri në humnerë që natën e pare të martesës. Apo ndoshta i dukej kështu tani që ajo nuk ishte, dhe ideja për' të vrarë dikë që s'është më, ishte njëlloj e largët si mundësia për fu matur me një hije.

Krushqit qenë zhdukur nga pamja më pare se mendja e tij të kishte mbaruar së marruri me ta. Ai i përfytyroi edhe një copë herë se si ecnin rrugës sipas të gjitha rregullave të kanunit me krushkaparin në krye, me të vetmin ndrysbjm se tani, në vend të nuses, ai kishte vendosur nën duvak ish-të fejuarën e vet. Dita e martesës nuk shtyhet kurrë, thoshte kanuni. Krushqit do të shkojnë, edhe sikur nus ja të jetë duke vdekur, zhargas e rrëshqanthi do ta çojnë në shtëpi të dhëndrit. Gjorgu i kishte dëgjuar të përsëriteshin shpesh këto fjalë, gjatë kohës së sëmundjes të së fejuarës, kur në kullën e tyre binte fjala për afrimin e afatit të dasmës. Krushqve s'u ndalet udha, edhe sikur të kesh të vdekur

në shtëpi. I vdekuri në shtëpi, krushqit do të nisen. Nusja hyn në shtëpi, i vdekuri del shtëpie. Andej të vajtohet, këndej të këndohet.

Të gjitha këto, duke i kaluar përdhunshëm nëpër mend, e lodhën, dhe një copë rrugë të gjatë ai u për-poq ta bënte pa menduar asgjë. Nga të dyja anët e rru-gës ishin ca djerrina të gjata, pastaj prapë bokërima pa emër, gjithë gurë të vegjël. Diku nga e djathta u shfaq një mulli që punonte me ujë, më tutje një kope dhensh, një kishë dhe pranë saj varreza. Ai kaloi përbri tyre pa kthyer as kokën, por kjo nuk e ndihmoi dot që të mos i vinin ndër mend ato pjesë të kanunit që kishin lidhje me mullirin, kopenë e dhenve, kishën dhe varret. Prifti s'bie në gjak. Në varre të një vëllazërie e fisi s'mund të futet varr i huaj.

Ai deshi të thoshte me vete «mjaft», por nuk e pati atë guxim. E vari kokën dhe vazhdoi të ecte me po atë hap. Larg dukej çatia e një hani, më tutje ngrihej një kuvend murgeshash, dhe prapë një kope dhensh, më tutje një tym dhe ndoshta një qendër banimi, dhe për të gjitha ato kishte rregulla qindravjeçare. Prej tyre s'kishe ku të futeshe. Atyre s'u shpëtonte dot askurrë askush. Megjithëse... prifti s'bie në gjak, përsëriti ai me vete një nga thëniet më të njohura të kanunit. Ai e mendoi atë ndërsa ecte nëpër atë pjesë të rrugës, nga ku dukej më mire kuvendi i murgeshave, dhe mendimi se vetëm po të ishte prift nuk do të kishte të bënte me kanunin, iu përzie me murgeshat, me marrëdhëniet që flitej se kishte midis tyre e priftërinjve të rinj dhe me mundësinë e një lidhjeje të tillë, të atij vetë me një murgeshë, por në çast i shkreptiu në mend je se ato i kishin flokët të qethur dhe gjithçka iu prish në përfy-tyrim dhe ai e hoqi mendjen andej. Pra vetëm po të ishte prift mund të mos kishte të bënte me kanunin, mendoi ai. Megjithëse edhe prifti ishte i përzier me nenet e tje-ra të kanunit. Në të vërtetë ai s'kishte të bënte vetëm me pjesën vdekësore të tij.

Një copë herë mendja iu duk sikur i ngriu te pjesa e përgjakshme e kanunit. Në të vërtetë ajo ishte edhe

thelbi i tij. Kështu që ngushëllimi se gjithë bota ishte lidhur me zinxhirët e kanunit ishte i kotë. Në të vërtetë, jo vetëm prifti, por një pjesë e madhe e njerëzve ishin jashtë pjesës së përgjakshme të tij. Këtë ai e kishte menduar njëfarësoj edhe herë tjetër. Bota ishte ndarë në dy pjesë: në pjesën që kishte për të dhënë ose për të marrë gjak dhe në pjesën tjetër, që ndodhej jashtë gjakmarrjes.

Jashtë gjakmarrjes... Ai gati sa nuk lëshoi një psherëtimë. Si jshte valle jeta në ato familje? Si zgjoheshin njerëzit mëngjeseve dhe si binin të flinin mbrëmjeve? Atij kjo i dukej gjithsesi e pabesueshme, po aq e largët ndoshta sa jeta e zogjve. E megjithatë shtëpi të tilla kishte. Në fund të fundit, kështu kishte qenë edhe shtëpia e tij, para shtatëdhjetë vjetësh, gjer në atë natën e ngrysur të vjeshtës së dytë, kur në derën e saj trokiti një njeri.

Ai e kishte dëgjuar nga baba, dhe baba e kishte dëgjuar prej babës së vet historinë e armiqësisë së tyre me familjen e Kryeqyqëve. Kjo ishte një histori e zakonshme me njëzet e dy varre nga secila paie, gjithsej dyzet e katër varre, me fjalë të shkurtra, të thëna para vdekjes, por më tepër me heshtje, se me fjalë, vetëm me ngulç, me grahmë të rende, përmes së cilës s'del dot amaneti i fundit, me tri këngë të një lahutari, njëra prej të cilave ishte shuar më pas, me një varr femre të vrarë gabimisht dhe të larë me gjbbë. sipas të gjitha rregullave, me mbyllje të burrave të të dyja palëve në kullën e ngujimit, me një përpjekje pajtimi të gjakut, që kishte dështuar në çastin e fundit, me një vrasje në dasmë, me dhënie bese të vogël e bese të madhe, me drekë të mortit, me thirrje «filani i Berishajve shtiu mbi filanin e Kryeqyqëve», ose anasjelltas, me flakadanë, ecejake nëpër katund, e kështu me radhë gjer te mbasditja e shtatëmbëdhjetë marsit, kur, për t'u futur në vallen makabre, i kishte ardhur radha Gjorgut.

Dhe e gjithë kjo kishte filluar shtatëdhjetë vjet më pare, në atë natë të ftohtë tetori, kur në derën e kullës së tyre kishte trokëllitur një njeri. Ç'ishte valle ai njeri? — kishte pyetur Gjorgu i vogël, kur e kishte dë-

gjuar për herë të pare historinë e asaj trokitjeje. Kjo pyetje ishte bërë shumë herë në kullën e tyre, atëherë dhe më vonë, dhe askush nuk i kishte dhënë dot përgjigje. Sepse askurrë askush nuk e mori dot vesh se cili ishte ai njeri. Madje tani Gjorgut herë-herë nuk i besohej që në portën e tyre të kishte trokëllitur vërtet një njeri. Do të besonte më lehtë që ajo ishte trokëllitja e një fantazme, e faut vetë, sesa e një shtegtari të panjohur.

Njeriu, pas trokitjes, kishte bërë zë nga porta dhe kishte kërkuar strehë për të kaluar natën. I zoti i shtëpisë, gjyshi i Gjorgut, i kishte hapur derën dhe e kishte futur brenda të panjohurin. E kishin pritur sipas zakonit, i kishin dhënë të hante, e kishin vënë të flinte dhe në mëngjes herët, prapë sipas zakonit, një njeri nga familja, vëllai i vogël i gjyshit, e kishte përcjellë mysafirin e panjohur gjer në kufi të fshatit. Atje, porsa ishte ndarë me të, ishte dëgjuar një krismë dhe i panjohuri kishte rene i vdekur përdhe. Ishte vrarë mu në kufi të trojeve të fshatit. Dhe, sipas kanunit, në qoftë se ti e përcolle mikun dhe miku u vra në sytë e tu, gjaku i tij bie mbi ty. Në qoftë se e përcolle, i ktheve shpinën dhe në atë çast miku u vra, ti je i larë nga gjaku. Përcjellësi kishte kthyer shpinën kur miku u vra, pra i vrari nuk binte mbi të. Mirëpo këtë nuk e kishte pare askush. Ishte akoma mëngjes herët dhe rreth e rrotull s'kishte asnjeri për të vërtetuar se në çastin që mysafiri u godit, përcjellësi kishte kthyer shpinën. E megjithatë do t'i besohej fjalës së tij, sepse kanuni i besonte fjalës, pra, do të besohej se përcjellësi qe ndarë me mikun dhe i kishte kthyer shpinën në çastin e vrasjes, sikur këtu të mos dilte një pengesë. Dhe pengesë qe drejtimi në të cilin kishte rënë trupi i të vrarit. Komisioni de ishte krijuar menjëherë për të përcaktuar se rëndonte apo nuk rëndonte gjaku i bujtësit të panjohur mbi shtëpinë e Berishajve, shqyrtoi me imtësi gjithçka dhe erdhi në përfundimin se gjaku i rëndonte Berishajve. I panjohuri kishte rënë përmbys me fytyrë nga katundi, pra, sipas kanunit, familja e Berishajve, që

i kishte dhënë bukë dhe strehë dhe që kishte pasur për detyrë ta mbronte të panjohurin gjersa të dilte nga tre—jet e fshatit, duhej tani t'i merrte gjakun.

Burrat e Berishajve qenë kthyer të heshtur nga prozhmja ku komisioni ishte vërtitur me orë të tëra rreth kufomës, dhe që nga dritaret e kullës gratë kishin kuptuar gjithçka. Të zverdhura dyllë, ato kishin dëgjuar fjalët e tyre të shkurtra, qenë zverdhur akoma dhe më, por nga goja e tyre nuk kishte dalë asnjë mallkim për bujtësin e panjohur, i cili kishte sjellë vdekjen në kullën e tyre, sepse miku ishte i shenjtë dhe, sipas kanunit, shtëpia e malësorit, përpara se të ishte e njerëzve të shtëpisë, ishte e zotit dhe e mikut.

Po atë dite fetori u mor vesh se kush kishte shtirë mbi shtegtarin e panjohur. Gjakësi ishte një djalë i ri nga familja e Kryeqyqëve, i cili e përgjonte prej kohësh viktimën për ta ,vrarë, për shkak të një fyerjeje që ai i kishte bërë atij, diku në një kafene, përpara një gruaje, edhe ajo e panjohur.

Dhe kështu, në mbarim të asaj dite fetori Berishajt u ngrysën në gjak me Kryeqyqët. Fisi i Gjorgut, i qetë gjer atëherë, qe futur më në fund në mekanizmin e madh të gjakmarrjes. Dyzet e katër varre gjer tani dhe kushedi sa varre akoma përpara, dhe të gjitha për shkak të asaj trokëllime të pakuptim në atë natë vjeshte.

Shumë herë, në orët e vetmisë, atëherë kur truri i punonte më lirshëm, Gjorgu ishte përpjekur të merrte me mend se si do të kishte rrjedhur valle jeta e fisit të tij, në qoftë se ai bu j tes i vonuar nuk do të trokiste në derën e kullës së tyre, por një porte më tutje, te kulla fqinje. Atëherë, oh, atëherë (dhe *hé* këtë pikë legjendat i dukeshin Gjorgut aq të natyrsbme), nga ato dyzet e katër varre do të lëviznin rrasat e renda të gurëve dhe do të ngriheshin dyzet e katër të vdekurit, do të shkundnin baltën nga fytyra dhe do të ktheheshin prapë midis të gjallëve, dhe bashkë me ta do të vinin fëmijët që nuk arritën të lindnin, dhe pastaj vocërrakët e tyre e kështu me radhë, dhe gjithçka do të ishte ndryshe, ndryshe.

Dhe kjo e gjitha do të ndodhte në qoftë se i panjohuri nuk do të ndalonte pikërisht përpara portes së tyre, por pak më tutje. Pak më tutje... Mirëpo ai kishte ndalur pikërisht atje, dhe këtë nuk e lëvizte dot më askush, ashtu sic nuk e ndryshonte dot askush drejtimin në të cilin kishte rënë trupi i viktimës pas vrasjes dhe sic nuk ndryshoheshin dot kurrë rreguliat e kanunit të moçëm. Pa atë trokëllimë gjithçka do të ishte aq ndryshe, saqë ai nganjëherë kishte frikë ta mendonte, madje e qetësonte veten duke thënë se ndoshta duhej pikërisht të ndodhte kështu, se jeta, jashtë qerthullit të gjakmarrjes, do të ishte ndoshta vërtet më e qetë, por kushedi, pikërisht për këtë arsye ajo mund të ishte edhe më e mërzitshme dhe pa kuptim. Ai përpiqej të sillte ndër mend familje që ishin jashtë gjakmarrjes dhe nuk g j ente në to ndonjë shenjë të veçantë lumturie. Madje i dukej se, të mënjanuara prej këtij kërcënimi, ato thuase nuk e dinin çmimin e jetës dhe jetonin më keq. Kurse në shtëpitë ku kishte hyrë gjaku, kishte një tjetër rrjedhje ditësh dhe stinësh, një si dridhje të brendshme, dhe njerëzit dukeshin si më të bukur, dhe vajzat e donin më shumë mashkullimin e tyre. Ja, ato dy murgeshat që kaluan pak më pare përbri tij, porsa i pane rubin e zi të qepur në mëngën e djathtë, që tregonte se ai ishte një njeri që kishte për të marrë apo për të dhënë gjak, pra që kërkonte ose kërkohej prej vdekjes, e vështruan menjëherë në një mënyrë të çuditshme. Por kryesorja nuk ishte kjo. Kryesorja ishte ajo që po ndodhte brenda tij. Dhe ajo që po ndodhte atje, ishte e bukur dhe e frikshme njëkohësisht. Ai as vetës'dinte ta thoshte se ç'po ndodhte atje. I dukej se zemra i kishte dalë përtej brinjëve, qe shtrirë gjerë e gjatë përreth dhe ashtu e përhapur sic qe, piagose j lehtë nga çdo gjë, gëzohej dhe hidhërohej fare lehtë, fyhej, dhembte, lumturohej, shkretohej nga një gjë e vogël ose e madhe, qoftë kjo flutur, gjeth, dëborë e paanë, apo shi i mërzitshëm si ky i sotmi. Të gjitha binin drejt e mbi të, qiej të tërë zbrazeshin dhe ajo i mbante të gjitha, madje mund të mbante edhe më.

Kishte disa orë që ecte pa pushim dhe i dukej se nuk po ndiente lodhje, përveç një mpirje te gjunjët. Vazhdonte të curiste shi, por pikat ishin më të rralla, sikur dikush të kishte bërë një tëharrje në rrënjët e re ve. Gjorgu ishte i sigurt se kishte dalë nga krahina e tij dhe ecte nëpër një krahinë tjetër. Pamja ishte pothuajse po ajo: maie që ngriheshin prapa supit të njëri-tjetrit me një kureshtje të ngrirë dhe katundthe që ngjanin si të pagojë. Përballë tij po vinte një grup i vogël malësorësh dhe ai pyeti se a ishte larg kulla e Oroshit dhe a ishte në rrugë të drejtë për atje. Ata i thanë se rrugën e kishte mire, por, në qoftë se donte të mbërrinte atje pa rënë nata, duhej të shpejtonte. Ndërsa i flisnin, ata shikonin me bisht të syrit shiritin e zi të mëngës së tij dhe, sic duket, për shkak të atij shiriti, i përsëritën dhe një herë se duhej të shpejtonte.

Do të shpej to j, do të shpej to j, tha me vete Gjorgu me një farë hakërrimi. Mos u bëni merak, do të arrij ta paguaj taksën pa rënë nata. Pa e kuptuar as vetë pse, për shkak të hakërrimit të befasishëm, apo thjesht për të vënë në vend këshillën e udhëtarëve të panjohur, ai kishte shpejtuar vërtet hapat.

Tani ishte vetëm "fare në rrugë, nëpër një pllajë të ngushtë, plot gjurmë rrëkesh të vjetra që, kushedi pse, nuk ngjalleshin më as në një dite të tillë shiu. Gjithçka përreth ishte e shkretë dhe e lënë djerr. Atij iu duk se dëgjoi hungërimën e një bubullime të largët dhe ngriti kokën. Një avion -i vetmuar fluturonte ngadalë midis reve. Një copë herë, krejt i mrekulluar, ai ndoqi me sy i'luturimin e tij. E kishte dëgjuar se mbi krahinën fqinje

kalon te një herë në jave aeroplani i pasagjerëve, që lidhte Tiranën me një shtet të huaj, tutje në Evropë, mirëpo nuk e kishte pare kurrë.

Kur avioni u zhduk midis re ve, Gjorgu ndjeu një dhembje në qafë dhe vetëm atëherë e kuptoi se ai e kishte ndjekur një copë herë të gjatë fluturimin e tij. Avioni la prapa vêtes një boshësi të madhe dhe Gjorgu padashur psherëtiu. Ai ndjeu befas uri. Kërkoi me sy rreth e rrotull ndonjë trung peme apo ndonjë gur ku mund të ulej për të ngrënë copën e bukës dhe gjizën që kishte marrë me vete për rrugë, por nga të dyja anët e rrugës ishte vetëm djerrina me gjurmët e rrëkeve dhe asgjë tjetër. Të eci dhe pak, tha me vete.

Dhe vërtet, pas një gjysmë ore dalloi që larg çatinë e një hani. E bëri gati me vrap rrugën gjer te porta e tij, qëndroi një grime te pragu, pastaj hyri brenda. Ky ishte një han i zakonshëm, si gjithë bujtinat e malësisë, me pullaz shumë të pjerrët për të rrëshqitur dëbora, me erë kashte, me kthinë të madhe të përbashket dhe pa tabelë._Anash një tryezë të gjatë prej dru lisi plot shenja të djegurash, mbi ca ndenjëse të gdhendura po prej dru lisi, ishin ulur ca bujtës. Dy prej tyre kishin përpara nga një vorbë me fasule dhe po hanin me shpejtësi. Një tjetër kishte vënë kokën midis duarve dhe vështronte dhogat e tryezës me ca sy të humbët.

Ndërsa po ulej në një nga ndenjëset boshe, Gjorgu ndjeu tytën e pushkës t'i prekte dyshemenë dhe e hoqi armën nga supi. Ai e vuri atë midis gjunjëve, pastaj, me një lëvizje të qafës, rrëzoi mbi shpinë kapuçin e qullur të xhokes. Pas kurrizit ndjeu praninë e njerëzve të tjerë dhe vetëm atëherë vuri re se në të dyja anët e shkallës që të conte në katin e dytë, të ulur mbi lëkurçe të zeza dhe mbi torba prej leshi, rrinin malësorë të tjerë. Disa prej tyre, ashtu të mbështetur sic qenë pas mûrit, hanin bukë misri me gjizë. Gjorgu u mat të ngrihej nga tryeza dhe ashtu si ata të nxirrte nga torba buken dhe gjizën e vet, por në atë çast era e fasuleve i ngacmoi hundc'n dhe ai ndjeu një dëshirë të papërmbajtshme për të ngrë-

në një pjatë fasule të nxehta. I ati i kishte dhënë një grosh, për ta pasur për çdo rast gjatë udhës, por Gjorgu vetë nuk e kishte të qartë nëse mund ta prishte vërtet groshin, apo duhej ta kthente në shtëpi të pathyer. Ndërkaq hanxhiu, që Gjorgu gjer atëherë nuk e kishte vënë re, se nga mbiu përpara tij.

— Për në kullën e Oroshit? — pyeti ai. — Nga vjen?

— Nga Brezftohti.

— Atëherë duhet të kesh uri. Do gjësendi?

Ishte një hanxhi i hollë e shtrembanik, pa dyshim hileqar, mendoi Gjorgu, sepse, ndërsa po i thoshte *«do* gjësendi», në vend që ta vështronte në sy, i shikonte shenjën e zezë në mëngë, sikur t'i thoshte: ti që po shkon të paguash pesëqind groshë për vrasjen që ke bërë, s'bëhet kiameti po t'i prishësh nja dy në hanin tim.

— Do gjësendi? — përsëriti pyetjen hanxhiu, duke i hequr më në fund sytë nga mënga e Gjorgut, por pa i përqendruar mbi fytyrën e tij, por diku anash, në krahun e kundërt.

— Një tas fasule, — tha Gjorgu. — Sa kushton? Buken e kam vetë.

Ai e ndjeu që po skuqej, por ishte. i detyruar ta bënte pyetjen. Për asgjë në bote nuk do të cenonte parët e taksës së gjakut.

— Një çerek groshi, — tha hanxhiu.

Gjorgu mori frymë i lehtësuar. Hanxhiu i ktheu shpinën dhe, kur erdhi prapë me tasin e drunjtë të fasuleve në dore, ndërsa po ia vinte atë përpara, Gjorgu vuri re se ai ishte i vëngër. Si për të harruar gjithçka, Gjorgu uli kokën mbi tasin e fasuleve dhe nisi të hante me shpejtësi.

— Do një kafe? — i tha hanxhiu, kur erdhi të merrte tasin bosh.

Gjorgu e pa në sy si i trullosur. Sytë e tij dukej sikur thoshin: mos më merr më qafë, o bujtinar. Une kam vërtet pesëqind groshë në qese, por më mire do të jepja kokën (o zot, tha ai me vete, po koka ime pikërisht kaq do të kushtojë pas... tridhjetë ditësh, madje jo pas tridhjetë, por njëzet e tetë ditësh), pra më mire do të jepja...

para kohe... kokën, sesa një grosh nga qesja e kullës së Oroshit. Por hanxhiu, sikur ta kishte kuptuar ç'bluante në mend je, shtoi:

— Është fare lire, dhjetë qindarka.

Gjorgu bëri «po»- me kokë, me një farë padurimi. Hanxhiu, duke lëvizur shtrembtazi midis ndenjëseve dhe tryezës, diçka hoqi prej saj, diçka solli, pastaj u zhduk përsëri për të ardhur më në fund me filxhanin **e** kafesë në dore.

Gjorgu ishte akoma duke rufisur kafenë, kur në han hyri një grumbull i vogël burrash. Nga trazimi që shkaktoi hyrja e tyre, nga kthimi i kokave të njerëzve dhe nga mënyra se si hanxhiu shtrembaluq u doli përpara, ai e kuptoi se të porsaardhurit duhej të ishin njerëz të njohur në krahinë. Njëri prej tyre, ai që ecte midis, ishte një burrë jashtëzakonisht i shkurtër, me një fytyrë të ftohtë, të bardhë. Pas tij ecte një njeri veshur qytetarçe në një mënyrë krejt të çuditshme, me një xhaketë me katrorë dhe me pantallona-qillota të futura në çizme. I treti kishte një fytyrë nga ato që mospërfillja duket sikur ua rrumbullakos tiparet, dhe sytë ua bën si të ujshëm. Megjithatë u kuptua menjëherë, se vëmendja **e** të gjithëve u përqendrua te burri i shkurtër.

«Ali Binaku, Ali Binaku», dëgjoi Gjorgu të pëshpëritej përreth. Ai vetë shqeu sytë, sikur të mos e besonte se ndodhej në një han me shkoqitësin e famshëm të kanunit, emrin e të cilit e kishte dëgjuar qysh në vegjëli.

Hanxhiu, duke lëvizur shtrembtazi, i priu grupit të vogël në kthinën fqinje, të caktuar, me sa duket, për bujtësit më të nderuar.

Njeriu i shkurtër shqiptoi nëpër dhëmbë një përshëndetje për të gjithë dhe, pa kthyer kokën as djathtas as majtas, eci pas hanxhiut. Ndihej menjëherë që ai ishte i ndërgjegjshëm për famën e vet, mirëpo kjo, për çudi, nuk i shoqërohej me ndonjë shenjë kapadaillëku, gjë e zakonshme sidomos për njerëzit e shkurtër, kur bëhen të famshëm. përkundrazi, në lëvizjet e tij, në fytyrën, e sidomos në sytë, kishte një lodhje të qetë.

Të porsaardhurit ishin zhdukur në kthinën tjetër, por përreth vazhdonin pëshpërimat për ta. Gjorgu e kishte mbaruar së piri kafenë, megjithatë, megjithëse e dinte se kohën e kishte të çmuar, i pëlqente të rrinte e të dëgjonte ato që thuheshin përskaj tij. Perse kishte ardhur valle Ali Binaku? Me siguri për ndonjë pleqësi të ngatërruar. Zaten ai gjithë jetën me këto punë ishte marrë. E thërritnin nga krahina në krahinë e nga flamuri në flamur, për të dhënë mendimin e vet në gjyqësi të vështira, kur pleqnarët ndaheshin në mendime përsa i përket shkoqitjes së kanunit. Midis qindra shkoqitësve, nëpër gjithë rrafshin e pafund të malësisë, nuk kishte më tepër se dhjetë a dymbëdhjetë të famshëm si Ali Binaku. Kështu që ai* nuk shfaqej kot së koti asgjëkund. Edhe këtë herë thoshin se po vinte për një ndarje kufijsh, që do të bëhej ato dite, madje qysh të nesërmen, në flamurin fqinje. Po ai tjetri, syçelëti, kush qe? Vërtet kush ishte ai tjetri? Thoshin se ishte një mjek, që Ali Binaku e merrte shpesh me vete në raste të veçanta, sidomos kur ishte fjala për numërimin e plagëve, demi i të cilave shlyhej me gjobë. Po, në qoftë se ishte kështu, atëherë Ali Binaku nuk kishte ardhur për ndarje kufijsh, por për ndonjë çështje tjetër, sepse dihej që në ndarjen e kufijve mjeku s'ka asnjë punë. Vërtet, ndoshta ishte marrë vesh gabim arsyeja e ardhjes. Disa thoshin se kishte ardhur vërtet për një rast tjetër, tepër të ngatërruar, që kishte ndodhur ca dite më pare në katundin matanë pllajës. Gjatë një grindjeje me të shtëna armësh kishte vdekur një grua, e cila u gjet midis grindësve. Gruaja kishte qenë shtatzënë, me fëmijë mashkull, sic qe vërtetuar pas hapjes. Pleqtë e katundit e kishin vështirë, sic duket, të vendosnin se mbi kë rëndonte gjaku i fëmijës. Ndoshta Ali Binaku kishte ardhur pikërisht për këtë gjyq.

Po ai tjetri, ai që ishte veshur si karnaval, ç'ishte ai? — pyesnin të tjerët. Dhe gjendej dikush që jepte përgjigje për të gjitha. Ai ishte një farë nëpunësi, që merrej me matjen e tokave, madje edhe emrin se si e kishte, një dreq emri: as kovaç, as mullis, as rrogtar, por me

«metër», kupton, një dreq emri që s'e thua dot pa pasur frikë mos të të shtrembërohet goja, gjeo,gjeo,gje... Hë, se m'u kujtua: *gjeometër.*

O, po atëherë qenka tamam punë kufijsh, gjersa paska ardhur ky, gjeometri, sic i thua ti.

Gjorgu kishte qejf të dëgjonte akoma, aq më tepër që parandihej se në han do të tregoheshin histori të tjera, mirëpo, po të vonohej edhe pak, ai mund të mos arrinte dot të mbërrinte në kullë. U ngrit befasisht, për të mos i lënë vêtes kohë të mëdyshej, pagoi fasulet dhe kafenë dhe u mat të dilte, por në çastin e fundit u kujtua të pyeste edhe një herë për rrugën.

— Do të ecësh drejt rrugës së madhe, — i tha hanxhiu, — pastaj, kur të arrish te Varret e Krushqve, atje ku rruga ndahet më dysh, ki kujdes që të marrësh krahun e djathtë e jo të majtin. Më kupton, krahun e djathtë.

Kur Gjorgu doli përjashta, shiu ishte rralluar edhe më, po ajri ishte krejt i lagësht. Dita ishte po aq e vrenjtur sa në mëngjes dhe, ashtu si atyre grave që nuk u kuptohet mosha, asaj nuk i kuptoheshin orët.

Gjorgu ecte duke u përpjekur të mos mendonte asgjë. Rruga zgjatej pafundësisht nëpër një zallinë ngjyrë hiri. Kur vështrimi i tij ndeshi disa varre gjysmë të vithisura ndanë saj, ai tha me vete: këto duhet të jenë Varret e Krushqve. Mirëpo rruga s'ndahej më dysh dhe ai e mori me mend se Varret e Krifthqve duhej të ishin më tutje. Dhe ishte vërtet ashtu. Pas një çerek ore ata i dolën përpara, po aq të vithisur sa edhe të parët, por më të trishtuar dhe krejt të mbuluar me myshk. Duke kaluar përbri tyre, ai ishte gati të besonte se karvani i krushqve që kishte takuar në mëngjes, nuk kishte bërë gjë tje-

ter, véçse ishte rrotulluar, kishte ndërruâr rrugë, për të ardhur e për t'u futur në këto varre, që duhej të ishin banesa e tij e përhershme.

Ai mori degëzimin e djathtë të rrugës, sic e kishte këshilluar hanxhiu dhe, ndërsa largohej, mezi e mbajti veten për të mos kthyer kokën që të shih te edhe një herë varret e vjetra. Një copë herë ia doli të ecte pa asnjë mendim në kokë, me një ndjesi të çuditshme harmonizimi me gungat e maleve e të mjegullës që i vërtiteshin në një valle të ngadaltë përreth. Nuk e kuptoi as vetë se sa vazhdoi kjo lëvizje e mpirë. Ai do të donte - që ajo të mos kishte fund, mirëpo përpara i doli diçka, që e shkëputi me shpejtësi nga gurët dhe mjegulla. Ishte gërmadha e një shtëpie.

Ndërsa ecte përbri saj, vështronte me bisht të syrit grumbullin e gurëve, ku shenjat e djegies ishin fshirë prej kohësh prej shiut dhe erës, duke lënë në vend të tyre një gri të sëmurë, prej spikamës të së cilës dukej sikur mund ta nxirrje më lehtë një ngulç, të mbledhur prej kohësh në gjoks.

Gjorgu eci sa eci, me bishtin e syrit të ngulur mbi gërmadhën, kur befas, me një kërcim të shpejtë, kapërceu hendekun e cekët ndanë udhës dhe me dy-tri hedhje u gjend pranë rrënojës. Një grime qëndroi i palëvizur pranë saj, pastaj, si ai njeriu që, kur gjendet para një trupi kërkon të marrë vesh nga ç'plagë a nga ç'mjet është goditur i vrari, ai bëri dy-tre hapa gjer te njëri nga cepat e shtëpisë. U përkul mbi 'të, mënjanoi me këmbë ca gurë, pastaj shkoi me radhë te tre cepat e tjerë dhe, kur pa se gurët e themeleve në të katër cepat ishin të shkulur, e kuptoi se ndodhej përpara rrënojës së një shtëpie besëprerëse. Kishte dëgjuar se kështu u shkuleshin gurët pas djegies shtëpive ku kryhej krimi më i madh për kanunin: prerja e nîikut në besë.

Gjorgut iu kujtua se si vite më pare në katundin e tij ishte ndëshkuar një prerje në besë. Vrasësi ishte grirë katundisht, duke shkuar gjakhupës. Shtëpia ku miku u pre, pavarësisht se njerëzit e saj nuk ishin fajtorë, u dogj. Vetë i zoti i saj printe me urë e me sëpatë, duke

klithur sipas zakonit: «I marrsha të ligat katundit dhe flamurit». Pas tij, me urë e me sëpata në duar, vinte gjithë fshati. Pas kësaj, të zotit të shtëpisë, për vite me radhë gjithçka duhej t'i jepej me dore të majtë e për nën gju, për t'i kujtuar se duhej të paguante mikun. Sepse dihej që baba, vëllai, madje edhe fëmija i vrarë mund të faleshin, por miku i premë, kurrë.

Ç'pabesi mund të jetë bërë valle në këtë shtëpi, mendoi ai, duke shtyrë me këmbë dy-tre gurë. Zhurma e tyre ishte e shurdhët. Hodhi sytë përreth për të pare shtëpitë e tjera të fshatit, por nuk pa gjë, veçse një rrënojë tjetër, njëzet hapa larg. Ç'është kështu? tha me vete. Pa ditur as vetë pse, u sul për te gërmadha tjetër, iu vërtit cepave të saj dhe hetoi të njëjtën gjë. Gurët e themeleve ishin shkulur në të gjitha qoshet. Është e mundur që të jetë ndëshkuar një katund i tërë? mendoi. Kur ndeshi më tutje rrënojën e trete, u bind se ishte pikërisht ashtu. Diçka kishte dëgjuar, vite më pare, për një katund besëshkelës, në një krahinë të largët, të ndëshkuar prej flamurit. Ishte vrarë një ndërmjetës në një grindje kufijsh midis dy fshatrave. Mikun e prerë në besë flamuri e lypi nga katundi ku ai u vra dhe, meqenëse katundi doli mendsh e nuk e lau gjakun, u mor vendim për zhbërjen e tij.

Me hedhje të lehta një copë herë të gjatë, Gjorgu u vërtit si hije nga rrënoja në rrënojë. Ç'qe valle ai njeri që me vdekjen e vet kishte marrë pas një katund të tërë? Shurdhëria e rrënojave ishte e dhimbshme. Një zog, që Gjorgu e dinte se klithte vetëm natën, ia bënte -«or», «or». Gjorgut iu kujtua se'po i bëhej vonë për të mbërritur në kullë dhe kërkoi me sy udhën e madhe. Klithma e zogut u dëgjua edhe një herë, fare larg, tamam në kohën që ai pyeti edhe një herë veten se kush kishte qenë valle njeriu që u pre në besë në këtë katund fatzi. Zogu, si për t'i dhënë përgjigje, ia bëri prapë «or», «or», dhe atij iu dëgjua sikur ai tha emrin e tij. «Gjorg», «Gjorg». Buzëqeshi me vete sikur t'i thoshte: «tani po flet budallallëqe» dhe u drejtua nga udha.

Pas pak, kur ishte përsëri në rrugë, si për të shkarkuar

një pjesë të ndjenjës së rende që i la katundi i zhdukur, ai u përpoq të sillte ndër mend ndëshkimet më të lehta të kanunit. Prerja e mikut ishte e rralle dhe rrjedhimisht të rralla ishin djegiet e shtëpive e aq më pak shkulja e fshatrave të tëra. Atij iu kujtua se për faje më pak të renda vihej në zbatim dëbimi prej flamurit me rob e me robi.

Gjorgu ndiente se si, bashkë me dyndjen e ndëshkimeve, shpejtoheshin edhe hapat e tij, thuase ashtu do të mund të shpëtonte prej tyre. Ndëshkimet ishin të shumta: Veçimi ose *lëçitja,* sic quhej në kanun, kur njeriu veçohej përjetë prej të gjithëve. (I ndarë për mort, për dasmë e për mieli hua). Lënia e tokave djerr, shoqëruar me prerjen e drurëve të kopshtit. Lënia pa ngrënë (në familje). Heqja e armëve të krahut a të brezit për një apo dy javë. Lidhja dhe burgosja në shtëpi. Rrëzimi i të zotit apo së zonjës së shtëpisë prej gjindjes së familjes.

Veçanërisht prej mundësisë së ndëshkimit brenda në familje ai ishte sfilitur shpirtërisht për një kohë të gjatë. Dhe kjo kishte ndodhur gjatë kohës kur atij i kishte ardhur radha për të marrë gjakun e vëllait.

Atij nuk i hiqej nga mendja ai mëngjes i ngrirë janari, kur i ati e thirri në dhomën e miqve, në katin e sipërm të kullës, për të biseduar me të kokë më kokë. Ishte një mëngjes jashtëzakonisht i kthjellët, qielli dhe dëbora që kishte rënë të lëbyrnin sytë, gjithçka ishte e qelqtë e rrezëlluese, saqë të besohej se bota e tërë mund të rrëshqiste e të thërrmohej në miliona coperà për shkak të çmendurisë së saj kristaline. Pikërisht në një mëngjes të tillë i ati i kujtoi atij detyrën. Gjorgu rrinte pranë dritares dhe dëgjonte të atin që fliste për gjakun. Bota e tërë u bë pllanga-pllanga prej tij. Ai skuqte mbi dëborën e bardhë, pellgjet e tij zmadhoheshin e ngrinin edhe ato kudo. Pastaj e kuptoi se skuqja ishte në sytë e tij. E dëgjoi kokulur të atin, pa i thënë asgjë. Dhe për herë të pare në ditët që erdhën më pas, Gjorgut pa e ditur as vetë pse, iu renditën ndër mend të gjitha ndëshkimet që mund të merrte njeriu i pabindur në familje. S'donte

t'ia pohonte as vêtes që s'kishte dëshirë të vriste një njeri. Urrejtja që i ati u përpoq t'i rindizte në gjoks për Krye-qyqët, në atë mëngjes janari, dukej sikur shuhej ndërkaq nga ndriçimi i dites. Gjorgu atëherë nuk e kuptonte se një nga arsyet që zjarri i urrejtjes nuk ndizej dot, ishte se vetë zjarrvënësi, i ati, ishte akull i ftohtë. Me sa dukej, urrejtja ishte ftohur dalngadalë qyshkur, në vitet e-hak-marrjes së gjatë, apo ndoshta ajo s'kishte qenë kurrë. I ati fliste dhe Gjorgu me frikë, gati me tmerr, e ndiente se nuk ishte i aftë të urrente viktimën e ardhshme. Dhe kur në ditët e pastajme mendja e tij vente nga vente dhe kthehej te radha e ndëshkimeve që mund të pësonte në shtëpi njeriu i pabindur, ai nisi të kuptonte se po përgatitej shpirtërisht për të mos derdhur gjak. Dhe po në atë kohë e kuptoi se sa i kotë ishte vrapimi i mendjes së tij pas ndëshkimeve në familje. Ai, ashtu si të gjithë, e dinte mire se për mosmarrjen e gjakut kishte ndëshkime të tjera, shumë më të rënda.

Në bisedën e tyre të dytë për çështjen e gjakut toni i të atit ishte më i zymtë. Edhe dita ishte ndryshe, një dite e qullët në një mënyrë të mjerë, pa shi, madje pa mjegull, për të mos kujtuar vetëtimat, që do të ishin luks i madh për atë qiell varfanjak. Gjorgu përpiqej t'i shmangej vështrimit të të atit, por më në fund sytë e tij ranë si në grackë.

— Shikoje këmishën, — tha tjetri, duke bërë me kokë nga këmisha e varur në murin përballë.

Gjorgu ktheu kokën andej. lu duk se damarët e qafës i kërcitën sikur t'i kishin zënë ndryshk.

— Gjaku -po zverdhet në të, — tha i ati. — I vdekuri kërkon shpagim.

Gjaku vërtet ishte zverdhur mbi këmishë. Më tepër se zverdhim, ajo ishte një ngjyrë ndryshku, si ajo që lëshojnë tubat e një cezme të papërdorur prej kohësh.

— Ti po vonon shumë, Gjorg, — vazhdoi i ati. — Nderi ynë, por sidomos yti...

Dy gisht nder në Iule të ballit na i ka qitë i madhi zot. Me qindra e qindra herë. Gjorgu kishte përsëritur me vete, në javët e pastajme, fjalët e kanunit, që i ati ia

tha atë dite. Fytyrën e vruguar në daç laje, në daç zezoje dhe më. Je i lire të mbash burrërinë tende, je i lire të zhburrërohesh.

Jam valle i lire? pyeste ai veten më vonë, kur ngjitej i vetëm në katin e sipërm të kullës për t'u menduar. Ndëshkimet që mund t'i bënte i ati për faje të ndryshme s'ishin asgjë përpara rrezikut të humbjes së nderit.

Dy gisht nder në Iule të ballit... Ai prekte ballin me dore, si për të gjetur vendin e saktë ku mund të ishte nderi. E pse pikërisht këtu? kishte thënë me vete. Ishte një frazë që përcillej gojë më gojë, pa u kapërdirë kurrë plotësisht. Tani ai e kishte zbërthyer më në fund kuptimin e saj të vërtetë. Nderi e kishte selinë e vet në Iule të ballit, pra në qendër të ballit, sepse ai ishte vendi ku mund të godiste plumbi yt kokën e tjetrit, ose plumbi i tjetrit kokën tende. Pushkë të bukur paska qitë, thoshin pleqtë kur dikush e godiste hasmin balle për balle dhe në kokë. Ose, pushkë të pabukur, kur plumbi shponte stomakun ose këllqet, për të mos përmendur shpinën.

Gjithsaherë Gjorgu ngjitej në katin e sipërm të kullës për të pare këmishën e Mëhillit, i dukej sikur balli po i digjte. Shenjat e gjakut mbi pëlhurë sa vente çngjyroseshin edhe më. Do të ngrohej moti dhe ato do të zverdheshin fare. Atëherë mund të fillonin fia jepnin filxhanin e kafes për nën gju. Kjo do të thoshte se ai do të ishte i vdekur për kanunin.

Të gjitha rrugët ishin mbyllur për të. As durimi i ndëshkimeve, asnjë lloj flije tjetër nuk e shpëtonte dot. Kafja nën gju, që e tmerronte Gjorgun më shumë se çdo gjë tjetër, e priste diku përpara. Të gjitha portât ishin të mbyllura për të, përveç njërës. I koritburi e ka derën të çelur për nga kanuni, thuhej në kanun. E vetmja derë e çelur për të ishte vrasja e dikujt nga fisi i Kryeqyqëve. Dhe kështu. pranverën e vitit që shkoi, ai vendosi të shkonte në pritë.

Gjithçka në shtëpinë e tij u gjallërua. Shurdhëria që e rrethonte u mbush befas me mu^ikë. Edhe muret rreth tij dukej sikur u zbutën.

Ai do ta kishte kryer vrasjen qysh atëherë dhe tani

do të ishte i qetë, i mbyllur në kullën e ngujimit, apo akoma më i qetë, nën tokë, sikur të mos ndodhte diçka. Nga një flamur i largët kishte ardhur papritur një teze e tyre, e martuar atje. E shqetësuar, tërë brenga, kishte kapërcyer shtatë a tetë maie dhe po aq krahina, për të ndaluar derdhjen e gjakut. Gjorgu është mashkulli i fundit i familjes pas të atit, tha ajo. Ja, do ta vrasin Gjorgun, pastaj do të vdesë një nga Kryeqyqët, pastaj do t'i vijë radha babës, dhe familja e Berishajve do të shuhet. Mos e bëni këtë, tha ajo, mos e thani lisin. Kërkoni pajtimin e gjakut.

Në fillim as që deshën ta dëgjonin, pastaj heshthin, ndërsa ajo fliste dhe më në fund erdhi një kohë boshe, që s'ishin as në një mendje me të, po as kundër. Ishin thjesht të lodhur. Kurse tezja nuk lodhej. Dite për dite e natë për natë, duke bujtur herë në një kullë, herë në tjetrën, nëpër kushërinj e vëllazëri, ajo e arri ti më në fund të vetën: pas shtatëdhjetë vjet vdekjesh dhe zie, Berishajt vendosën të kërkonin pajtim gjaku me Kryeqyqët.

Kërkesa për pajtim të gjakut, aq e rrallë në malesi, bëri bujë në katund, madje edhe në flamur. U morën të gjitha masat që gjithçka të kryhej sipas rregullave të përpikta të kanunit. Ndërmjetësit e pajtimit, bashkë me ca shokë e dashamirës të Berishajve, që në këtë rast quheshin «të zotët e gjakut», i shkuan gjakësit, pra Kryeqyqëve, për të ngrënë bukën e gjakut të pajtuar. Sipas zakonit, ata hëngrën drekë së bashku me vrasësin dhe caktuan çmimin e gjakut që duhej të paguanin Kryeqyqët. Pas kësaj mbetej vetëm që i ati i Gjorgut, pra i zoti i gjakut, me sqepar e daltë të skaliste një kryq te dera e vrasësit, të pinin një pikë gjak të shoshoqit dhe të quheshin të pajtuar për jetë. Mirëpo ai çast nuk erdhi Tcurrë, sepse një xhaxha plak u bë shkak që të prishej gjithçka. Dhe kjo ndodhi kur pas drekës, ndërsa njerëzit, sipas zakonit, hynin në çdo dhomë të kullës dhe përplasnin këmbët për të treguar se hija e gjakut do të dëbohej nga çdo kënd i shtëpisë, xhaxhai plak i Gjorgut thirri befas: jo. Ishte një plak i qetë, që s'ishte ndier kurrë në fisin

e tyre dhe prej tij më pak se prej kujtdo pritej një gjë e tillë. Të gjithë ngrinë në vend, dhe sytë, dhe qafat, dhe këmbët që qenë ngritur për t'u përplasur me force në dysheme, u ulën shurdhtazi si në pambuk. Jo, tha prapë xhaxhai plak. Atëherë prifti që ndodhej atje, si ndërmjetësi kryesor i pajtimit, bëri një shenjë me dore. «Atëherë gjaku vazhdon», tha ai.

Gjorgu, që gjatë kësaj kohe kishte mbetur si jashtë vëmendjes, u gjend përsëri në qendër të saj. Bashkë me ankthin e vjetër, prej të cilit përkohësisht kishte shpëtuar, ai provoi edhe një ndjesi kënaqësie. Me sa duket ishte pikërisht kënaqësia që rifitoi vëmendjen e humbur. Tani i dukej se nuk ishte në gjendje të kuptonte se cila jetë ishte më e mire, ajo e qeta, e mbuluar me një tis harrese dhe jashtë makinës së gjakut, apo tjetra, e rrezikuara, por me një sbkreptimë zie, që e karfoste tejpërtej si tegel i dridhshëm. I kishte provuar që të dyja dhe po t'i thoshin tani: zgjidh njërën prej tyre, Gjorg, ai me siguri do të mbetej në mëdyshje. Ndoshta duheshin vite për t'u mësuar me paqen, ashtu sic ishin dashur ndoshta po aq vite për t'u mësuar me humbjen. Mekanizmi i gjakut ishte i tillë që, edhe kur të lëshonte së jashtmi, të mbante të lidhur shpirtërisht për një kohë të gjatë.

Në ditët pas dështimit të pajtimit, kur në qiellin e tij gjer atëherë bosh u dyndën prapë rete e rrezikut, Gjorgu disa herë kishte pyetur veten: valle ishte më mire apo më keq që u bë kjo përpjekje pajtimi? Ai nuk ishte në gjendje të përgjigjej. Ishte më mire sepse i dha atij edhe një vit tjetër jetë të lire, por, nga ana tjetër, ishte më keq sepse tani do t'i duhej të mësohej rishtazi me atë jetë që ishte çmësuar: idenë për të vrarë dikë. Së shpejti ai duhej të bëhej një *doreras,* sic quheshin në kanun ata që shtinin për vrasje. *Dorërasët* ishin një lloj pararoje e fisit, ata që vrisnin, por edhe që flijoheshin të parët gjatë hakmarrjes. Kur fisit kundërshtar i vinte radha për të marrë gjakun, ai lakmonte të vriste pikërisht *dorërasin* e fisit tjetër. Vetëm në rast pamundësie, në vend të tij vritej një mashkull tjetër. Gjatë shtatëdhjetë vjetëve të armiqësisë me Kryeqyqët, familja e Berishajve kishte pasur një-

zet e dy *dorërasë,* shumica e të cilëve ishin grirë më vonë nga plumbi. *Ûorërasët* ishin lulja e një fisi, palca dhe kujtesa e tij kryesore. Shumë gjëra harroheshin në jetën e fisit, njerëz dhe ngjarje mbuloheshin me pluhur, vetëm *dorërasët,* flakëzat e vogla të pashuara mbi tumulet e fisit, s'harroheshin kurrë.

Erdhi vera dhe kaloi, e shkurtër si asnjë herë tjetër. Berishajt shpejtonin të mbaronin punët e bujqësisë, në mënyrë që pas vrasjes së ardhshme të mund të mbylleshin në kullë. Gjorgu ishte qetësisht i pikëlluar. Kishte një gjendje shpirtërore si përpara dhëndërisë.

Në fund të vjeshtës së dytë ai shtiu më në fund mbi Zefin e Kryeqyqëve, por nuk e vrau dot, vetëm e piagosi në nofull. Erdhën mjekët e kanunit, që merreshin me caktimin e gjobës që duhej të paguante njeriu në rast se plagoste dikë dhe, meqenëse plagos ja ishte në kokë, e çmuan atë me një gjobë prej tri qesesh groshë ose baraz me gjysmë gjaku. Kjo do të thoshte se Berishajt mund të zgjidhnin një nga të dyja: ose të paguanin gjobën, ose ta quanin plagosjen sa një gjysmë gjaku. Në rastin e fundit, pra, në qoftë se Berishajt nuk paguanin gjobën, por e futnin plagosjen në llogarinë e gjakut, ata nuk kishin të drejtë më të vrisnin një njeri nga Kryeqyqët, sepse gjysma e gjakut ishte larë. Ata kishin të drejtë vetëm të plagosnin një njeri.

Natyrisht që Berishajt nuk pranuan ta quanin plagosjen si gjysmë gjaku. Megjithëse gjoba ishte e rende, ata mblodhën një pjesë të kursimeve dhe e shlyen atë, kështu që llogaria e gjakut mbeti e paprekur.

Gjatë gjithë kohës që vazhdoi historia e gjobës për plagosje, sytë e të atit të Gjorgut ishin vazhdimisht si të përqarë nga një përbuzje zemërimi dhe helmi. Ata sy dukej sikur i thoshin Gjorgut: nuk mjafton që e shtyve marrjen e gjakut kaq vonë, por tani po na shkatërron dhe ekonominë e shtëpisë.

Gjorgu e ndiente dhe vetë se e gjithë kio kishte ndodhur për shkak të pavendosmërisë së tij të vjetër, që e bëri t'i **dEàdhej** dora në sekondën e fundit dhe të shënonte gabimisht. Në të vërtetë Gjorgu s'ishte në gjendje

as vetë të kuptonte më vonë, se iu drodh dora vërtet në çastin e shënimit, apo e uli vetë shënjesfrën nga balli i viktimës, në pjesën e poshtme të fytyrës.

Pas kësaj ngjarjeje erdhi një periudhë mpirjeje. Jeta u duk sikur qëndroi në vend. I plagosuri prej Gjorgut për një kohë të gjatë lëngoi në shtëpi. Thoshin se plumbi i kishte thyer nofullën, se plaga i qe mahisur. Dimri ishte i gjatë dhe i mërzitshëm si asnjëherë tjetër. Mbi dëborën e urtë (pleqtë thoshin se rrallë mbahej mend një dëborë kaq e shtruar, që s'krijonte asgjëkund asnjë ortek) fishkëllente ultazi një erë po aq e pandryshueshme sa ajo. Zefi i Kryeqyqëve, qëllimi i vetëm i jetës së Gjorgut, vazhdonte të lëngonte në shtrat, kështu që Gjorgut i dukej vetja si një i papunë, që vërtitet kot rreth e rrotull.

Vërtet ishte një dimër që dukej sikur s'do të kishte mbarim. Dhe tamam në kohën kur thanë se i plagosuri po shërohej, u sëmur Gjorgu. Do ta duronte me shpirt në dhëmbë çdo lëngatë, në mënyrë që të mos zinte shtratin pa kryer vrasjen, mirëpo ishte krejtësisht e pamundur. U zverdh si dylli, duroi sa duroi më këmbë, pastaj u shtri. Dy muaj rresht qëndroi në shtrat, tamam në kohën që Zefi i Kryeqyqëve, duke përfituar nga sëmundja e tij, kishte nisur të dilte lirisht nëpër katund. Që nga këndi ku ishte i shtrirë në katin e dytë të kullës, Gjorgu vështronte atë copë pamje që i lejonte dritarja dhe pothuajse nuk mendonte asgjë. Ishte krejt i trullosur nga sëmundja e gjatë. Matanë dritares ishte bota e zbardhur nga dëbora, me të cilën, përveç një vrasjeje, tani nuk e lidhte më asgjë. Prej kohësh ishte bërë i huaj, madje i tepërt në atë bote dhe, në qoftë se atje përjashta e prisnin akoma, kjo ndodhte veç për shkak të asaj vrasjeje.

Me orë të tëra ai vështronte tokën e mbuluar me dëborë, me ca sy mospërfillës, sikur të thoshte: do të vij, do të vij së shpejti, ta derdh atë grusht gjak. Dhe kaq shumë nuk i ndahej ky mendim, saqë kishte caste që i dukej se po e shihte vërtet njollën e vogël të kuqe, që ia hapte mes për mes gjithshkafjes së zbardhur.

Në ditët e para të marsit e ndjeu veten pak më mire dhe javën e dytë të marsit u ngrit. Këmbët i kishte akoma

të dobëta kur doli përjashta. Askush nuk e mendonte se ashtu i trullosur sic ish nga sëmundja, me fytyrën të bardhë si pëlhurë, ai po nisej për në pritë. Kjo ishte ndoshta edhe arsyeja që Zefi i Kryeqyqëve, duke e ditur akoma të sëmurë armikun e tij, qe kapur në befasi.

Shiu rrallohej herë pas here aq sa dukej se do të mente, por tamam në çastin e fundit niste të curiste përsëri. Duhej të ishte mbasdite, por Gjorgu i ndiente këmbët të mpira. Ishte po ajo dite gri, vetëm krahina ishte tjetër. Dhe këtë Gjorgu e kuptoi nga ndryshimi i veshjes së malësorëve, që takonte përballë. Katundthet i mënjanoheshin përherë e më tepër rrugës së madhe. Aty-këtu, në largësi mezi dallohej ndriçimi i zbehtë i bronzit të ndonjë këmbane. Pastaj me kilométra të tërë ishte prapë boshësi.

Përballë tij kalimtarët ishin përherë e më të rrallë. Gjorgu pyeti përsëri për kullën e Oroshit dhe njëherë i thanë se ajo ishte tashmë afër, kurse më tutje, kur ai priste që ajo të qe afruar vërtet, i thanë se kulla ishte ende tepër larg. Dhe të dy herët kalimtarët treguan me dore të njëjtin drejtim, ku nuk dukej veçse mjegullinë.

Dy-tri herë Gjorgut iu duk se po binte mbrëmja, por nuk ishte ashtu. Vazhdonte të ishte po ajo mbasdite pa mbarim ku katundet i mënjanoheshin rrugës, sikur të donin t'i fshiheshin për jetë asaj dhe gjithë botes. Ai pyeti prapë për kullën dhe i thanë se tashmë ajo ishte afër. Madje kalimtari i fundit ia bëri edhe me dore në drejtimin që duhej të ishte i saj.

— A mbërrij para mbrëmjes? — pyeti Gjorgu.

— Besa, po, — tha malësori. — Tamam në mbrëmje ke për të mbërritur.

Gjorgu u vu prapë të ecte. Ai ndihej krejtësisht i lor

dhur dhe herë ishte gati të besonte se ishte mbrëmja aio që vononte të binte, duke e larguar kështu kullën, herë i dukej se, përkundrazi, ishte largësia e kullës që e mbante mbrëmjen pezull në erë, pa e lënë të rrëzohej mbi dhé.

Njëherë iu duk se dalloi siluetën e sa.) midis mjegullës, por ngrehina e zymtë s'ishte veçse një kuvend murgeshash, si ai që kishte pare në paraditen e kësaj dite të gjatë. Pas një copë rruge pati prapë ndjesinë që po i afrohej kullës, madje iu duk se e dalloi më në fund qartë, në krye të një shkarrëzime. por, kur eci edhe ca, e kuptoi se ajo që pa nuk ishte kulla e Oroshit, s'ishte as ngrehinë e çfarëdoshme, por një copë mjegull, veç më e zezë se të tjerat.

Shpresa se më në fund po i avitej kullës, iu davarit krejt, kur u gjend prapë i vetëm në rrugën e madhe. Zbrazëtinë nga të dy anët e saj e shtonin edhe më ca shkurre të shkurtra, të mbira aty si me qëllim të keq. Ç'është kështu. mendoi Gjorgu. Tani s'dukeshin më as katunde, qoftë edhe të mënjanuara. dhe më e keqja ishte se dukei sikur ato s'do të shfaqeshin më kurrkund.

Ndërsa ecte, herë-herë ngrinte kokën për ta kërkuar kullën në njërin nga horizontet dhe pranë iu duk se e pa. por nuk besonte më. Qysh nga fëmijëria kishte dëgjuar për kullën princërore, e cila prej shekujsh vigiilonte që të mos shkelej kanuni, por prapëseprapë nuk e dinte oamjen e saj, ashtu sic nuk dinte asgjë tjetër për të. Banorët e Rrafshit e thërritnin thiesht Orok, por. kur tregonin për të, prej tregimeve të tyre ishte e namundur të kuotoje se ç'pamie kishte ajo. Edhe tani aë Gjorgu po e shihte që larg, pa e besuar se oe aio. nuk ishte në giendie të kuptonte se si e kishte pamien. Rilueta e sai. në miegull. nuk dukej as e lartë, as e ulët dhe nganjëherë ngiante e shtrirë e nganjëherë e mbledhur. Njëherë Giorgut iu duk se kjo ndodhte nsaaë rruea ngjitej duke u lakuar vazhdimisht dhe për shkak të kësai pam ja ndërronte. Por edhe kur u afrua më pranë, asgië nuk u qartësua. Ishte pothuajse i sigurt që ishte ajo. sic ishte i sigurt që nuk qe. Herë i dukej sikur **kishte** një çati mbi

disa ngrehina të ndryshme e herë sikur kishte disa çati mbi të njëjtën ngrehinë. Sa më shumë që afrohej, aq më tepër ndryshonte pamja. Tani i dukej se midis disa kullave kishte një si kullë kryesore. Gjithçka tjetër ishte si shtesë rrotull saj. Por eci dhe pak dhe kulla kryesore u zhduk e nuk dukeshin veçse shtesat përreth. Madje dhe ato nisën të shpërbëheshin dhe, kur u afrua edhe ca, vuri re se ato s'ishin aspak kulla, por ca si banesa, madje një pjesë nuk ishin as banesa, por më tepër u ngjanin hajateve gjysmë të braktisura. Përreth s'ndihej asnjë frymë e gjallë. Mos kam ardhur gabimisht? tha ai me vete. Po në atë çast përballë tij se nga mbiu një njeri.

— Taksë e mortit? — pyeti ai, duke vështruar rrëshqitazi mëngën e djathtë të Gjorgut dhe, pa pritur përgjigje, tregoi me dore në drejtim të njërit prej hajateve.

Gjorgu u drejtua andej. Këmbët i dukej se nuk do ta mbanin dot më. Përpara tij ishte një derë prej'druri, tepër e vjetër. Ai ktheu kokën pas si për të pyetur njeiriun që i kishte folur, se a duhej të hynte nëpër atë derë, po njeriu se nga ishte zhdukur. Ai e vështroi një grime derën, para se të vendoste të trokiste në të. Druri i saj ishte i brejtur kudo dhe midis asaj brejtjeje dukeshin gjithfarë koka gozhdësh e coperà hekurash të ngulur aty kot së koti, shumica shtrembtazi dhe pa ndonjë kuptim. Ndryshku i tyre ishte bërë njësh me vjetërsinë e drurit, ashtu si ca thonj të vjetër në një dore plaku.

Gjorgu ngriti dorën për të trokitur, por në atë çast vuri re se mbi atë derë, ku ishin ngulur e ngjitur gjithfarë hekurishtesh, nuk kishte trokitëse. Madje nuk kishte asnjë gjurmë brave. Vetëm atëherë vuri re se dera s'ishte plotësisht e mbyllur. Atëherë Gjorgu bëri diçka që nuk e kishte bërë kurrë gjatë gjithë jetës së tij: shtyu një derë, pa thirrur së pari «o i zoti i shtëpisë».

Brenda ishte gjysmë terr. Në fillim atij iu duk se hajati ishte bosh, por pastaj, në njërën nga qoshet dalloi një zjarr. Ky ishte një zjarr i zymtë, ku ndihej menjëherë druri i lagët, që më shumë bënte tym se flakë. « Përpara se të shquante njerëzit, ai ndjeu erën e shajakut të lagët të xhokeve, pastaj i pa dhe ata vetë, disa të ulur

mbi ndenjëse prej druri, disa të kruspullosur qosheve.

U platit dhe ai në një qoshe, duke e vënë pushkën midis gjunjëve. Sytë po i mësoheshin dalngadalë me gjysmëterrin. Athëtira e tymit po i hidhëronte grykën. Ai mundi të dallonte shiritat e zinj në mëngët e tyre dhe e kuptoi se, ashtu si ai, të gjithë ata ishin pagues të taksës së mortit. Ishin gjithsej katër vetë. Pas pak vuri re se ishin pese. Por nuk kaloi as një çerek ore dhe përsëri iu duk se ishin katër. I pesti, që në fillim s'e kishte shquar dot dhe pastaj i qe dukur si i pesti, nuk ishte veçse një trung i mbështetur, kushedi pse, te qoshja më e errët.

— Nga je? — e pyeti njeriu që ishte përbri tij.

Gjorgu i tha emrin e katundit.

Jashtë kishte rënë mbrëmja. Gjorgut iu duk se ajo ra papritur, porsa ai kapërceu pragun e hajatit, ashtu si ajo gërmadha që rrëzohet pas shpinës sate, porsa M largohesh prej hïjes së saj.

— Ti s'paske qenë dhe aq larg, — i tha njeriu përbri.% — Mua m'u desh të bëja dy dite e gjysmë rrugë pa pushim.

Gjorgu s'dinte ç'të thoshte.

Hyri dikush, duke shtyrë derën që kuisi vajtueshëm. Ai mbante në duar një krah dru, që ia hodhi zjarrit. Drutë ishin të lagët dhe ai pak ndriçim që fërgëllonte përreth u shua. Por pas një grime njeriu, që dukej si ulok, ndezi një llambë vajguri, që e vari mbi njërën prej gozhdëve të shumta të ngulura në mur. Drita e verdhë e llambës, e dobësuar nga bloza që kishte zënë qelqi i saj, u përpoq më kot të arrinte gjer në skutat më të largëta të hajatit.

Askush nuk po fliste. Njeriu doli dhe hyri një tjetër. Ky i ngjante të parit, veçse në duar s'kishte asgjë. I vështroi të gjithë sikur t'i numëronte (dy-tri herë ktheu sytë nga trungu, si për t'u bindur^se ai nuk ishte njeri) dhe doli. Pas pak u duk prapë me një vorbe në duar. Pas i vinte një tjetër që mbante ca kupa druri dhe dy bukë misri. Ky i dyti i vuri secilit nga një kupë dhe nga një copë »büke përpara, kurse tjetri u hodhi fasule me lëng nga vorba.

— Ti pate fat, — i tha fqinji Gjorgut. — Erdhe tamam

kur jepet buka. Ndryshe do të mbeteshe gjer nesër në drekë pa ngrënë.

— Une kisha pak bukë e gjizë me vete, — tha Gjorgu.

— Pse? — tha tjetri. — Kulla jep bukë dy herë ditën për paguesit e mortit.

— Une nuk e dija, — tha Gjorgu, duke futur në gojë një kafshatë të madhe büke. Misërnikja ishte e forte, por ai qe shumë i uritur.

Gjorgu ndjeu një gjë metalike që i ra në prehër. Ishte paketa e duhanit të fqinjit të tij.

— Ndize një duhan, — i tha.

— Sa kohë ke që prêt këtu? — pyeti Gjorgu.

— Qysh në mesditë.

Gjorgu nuk tha asgjë, megjithatë tjetri u duk sikur e ndjeu habinë e tij.

— Pse çuditesh? Ka njerëz që presin qysh dje.

— Ashtu?! — ia bëri Gjorgu. — Kurse une kujtoja se sonte do të dorëzoja paret dhe nesër do të nisesha për në katund.

— O, jo, — tha tjetri. — Do të kesh fat në qoftë se paguan nesër në mbrëmje. Përndryshe mund të presësh edhe dy dite, madje edhe tri.

— Edhe tri? Si është e mundur?

— Kulla nuk ngutet kurrë të marrë paret e gjakut.

Dera e hajatit kërciti dhe hyri prapë njeriu që kishte sjellë vorbën me fasule. Ai mblodhi kupat boshe, trazoi në kalirn e sipër zjarrin dhe doli. Gjorgu e ndoqi me sy.

— Shërbyes të princit janë këta? — pyeti ai me zë të ulët fqinjin e tij.

Tjetri ngriti supet.

— S'di ç'të them. Me sa di une, ata janë gjysmë kushërinj, gjysmë shërbëtorë.

— Ashtu?!

— A i pe ndërtesat rreth e rrotull? Në to banojnë shumë familje që kanë lidhje fisnore me kapedanin. Po, duke qenë kushërinj të tij, ata janë njëkohësisht roja dhe nëpunës. Nuk ua pe veshjet si i kishin? As malësorë as qytetarë.

— Ke të drejtë, — tha Gjorgu, — ashtu dukeshin.

— Dridhe dhe një duhan, — tha tjetri.

— Falemnderit, — tha Gjorgu, — une e pi rrallë.

— Kur e ke bërë vrasjen? .

— Pardje.

Që jashtë dëgjohej shiu që curiste.

— S'dashka të dalë ky dimër.

— Po, — ia bëri Gjorgu. — Si shumë u zgjat.

Larg, nga thellësia e grumbullit të ndërtesave, ndoshta nga vetë kulla kryesore, u dëgjua një rrapëllimë porte. Ishte një mbyllje, ndoshta hapje kanatesh të rende, kërkëllima e së cilës vazhdoi një copë herë të gjatë. Fill pas saj u dëgjua një si klithmë shpendi, që mund të ishte njëkohësisht britmë roje, përshëndetje, apo ndarje me mikun. Gjorgu u platit edhe më në qoshen e vet. Gjithsesi nuk i besohej se ndodhej në Orok.

Kuisja e derës e përshkonte kryq e tërthor dremitjen e tij. Për të treten herë Gjorgu hapi sytë dhe pa ulokun që po hynte me një krah dru në duar. Pasi hodhi drutë në zjarr, ai ngriti fitilin e llambës me vajguri. Drutë pikonin ujë dhe nga kjo kuptohej se jashtë shiu nuk kishte pushuar.

Nën dritën e llambës Gjorgu vuri re se asnjeri nga njerëzit nuk po flinte. Ai kishte ftohtë në kurriz, por diçka e pengonte t'i afrohej zjarrit. Veç kësaj, i dukej se ai zjarr nuk të ngrohte. Ndriçimet e tij të pasigurta, të hallakatura e si të arnuara vende-vende me pllanga të zeza, e bënin edhe më të rende heshtjen e prïtësve.

Dy-tri herë Gjorgut i shkoi nëpër mend se të tërë ata ishin vrasës dhe të tërë kishin nga një histori. Por histori të ishin të kyçura thellë brenda tyre. Jo më kot gojët dhe sidomos nofullat e tyre, nën ndriçimin e zjarrit, të kujtonin ca forma bravash të vjetra. Gjatë gjithë udhëtimit për këtu Gjorgu ishte i tmerruar nga mendimi se dikush mund ta pyeste për historinë e tij. Kulmin e druajtjes e provoi kur hyri në këtë hajat, megjithëse, me të hyrë, diçka e siguroi se ndodhej jashtë rrezikut. Këtë siguri e jepte ndoshta qëndrimi i ngrirë i atyre që ishin atje, apo ndoshta trungu, të cilin çdo i porsaardhur e merrte në fillim për njeri. e pastaj për trung, apo, përkundrazi, e merrte për trung në fillim, pastaj qeshte me vete, duke e marrë për njeri, gjersa e kuptonte se ishte vërtet trung. Tani Gjorgu gati-gati e besonte se ai trung ishte lënë aty tamam me atë qëllim.

Drutë e lagët, të porsahedhur prej ulokut, kërcitnin në zjarr. Gjorgu mori frymë thellë. Nata jashtë me siguri ishte nxirë edhe më. Diku murlani fishkëllinte ultazi mbi tokë. Ai, për çudi. ndjeu nevojën të tregonte diçka. Por nuk e habiti kjo. se sa diçka tjetër. Gjorgut iu duk se format e. nofullave të njerëzve përreth po ndryshonin dalngadalë. Ashtu si demave që në netët e ftohta u vjen ushqimi në grykë për ta ripërtypur, ashtu edhe historitë ishin ngjitur në grykët e tyre. Dhe ato nisën të pikonin. Sa dite ke në gjak? Katër. Po ti?

Dalngadalë historitë nisën të dilnin prej atyre veshjeve prej shajaku si bubuzharë të zinj, vërtiteshin heshturazi përreth, përziheshin me njëra-tjetrën. Ç'do të bësh me besën tridhjetëditëshe?

C'do të bëj? mendoi Gjorgu. Asgjë.

Herë-herë i dukej se do të rrinte i mbërthyer përjetë te ai hajat i lagësht, pranë atij zjarri, që më shumë

të ngjethte, se të ngrohte, ngaqë nuk ndizej kurrë plotësisht, dhe pranë atyre bubuzharëve të zinj, që vërtiteshin nëpër dysheme.

Kur do ta thërritnin valle për fia marrë taksën? Gjatë gjithë kohës që ai ishte aty, vetëm njërin prej tyre kishin pranuar. Vërtet mund të priste atje dite te tëra? Po sikur të kalonte java e të mos e thërritnin? Po sikur të mos e pranonin fare?

U hap dera dhe hyri një njeri. Dukej menjëherë që vinte nga larg. Zjarri i hodhi dy-tri flakërima përbuzjeje, sa për ta dalluar që ishte llangosur gjithë balte e ujë dhe e la ndërkaq në gjysmëterr, ashtu si gjithë të tjerët.

I hutuar, ai eci drejt një qoshëze dhe zuri vend aty, përbri trungut. Gjorgu e ndiqte me bisht të syrit, sikur të donte të dinte se si ishte dukur ai vetë kur kishte hyrë këtu para disa orësh. Njeriu uli kapuçin dhe mbështeti mjekrën mbi gjunjë. Dukej menjëherë që historinë e kishte thellë, akoma shumë larg fytit. Ndoshta ajo s'kishte hyrë akoma as në qenien e tij, por kishte mbetur jashtë, te duart e kallkanosura, me të cilat porsa kishte bërë vrasjen. Ai i lëvizte ato me një mënyrë nervoze sipër gjunjëve.

# KAPITULLI I TRETE

Karroca vazhdonte të ngjitej me lehtësi nëpër rrugën malore. Ajo ishte me rrota prej gome, e tipit llandon, nga ato që përdoreshin zakonisht në kryeqytet për shëtitje, ose si taksi dhe që jo vetëm ndenjëset i kishin të veshura me kadife të zezë, por, në përgjithësi, në tërë formen e tyre kishin diçka të kadifenjtë. Ndoshta pikërisht për këtë arsye ecja e saj nëpër rrugën e vështirë malore ngjan-te shumë më e bute se ç'pritej dhe do të dukej ndoshta edhe më e bute, po të mos ishin trokëllimat e potkonjve dhe ngulçimat e kuajve, të cilat veshja prej kadifeje s'ki-shte si t'i pakësonte.

Pa ia lëshuar dorën së shoqes, Besian Vorpsi afroi fytyrën te xhami i dritares, si për t'u bindur se qyteti i vogël prej të cilit ata ishin nisur para gjysmë ore, i fundit qytet në këmbët e rrafshnaltës së madhe të Veriut, ishte zhdukur më në fund nga pamja. Tani përpara dhe anash tyre ishte një ultësirë e pjerrët, një truall disi i çudit-shëm, as fushë, as mal, as pllajë. Malet s'kishin filluar akoma, por hi ja e tyre ndihej qyshkur dhe dukej se ishte pikërisht ajo hije që, duke mos e pranuar në botën e ma-leve, e pengonte megjithatë këtë truall të quhej ultësirë. Kështu që, i midiste, ai truall ishte djerr dhe pothuajse i pabanuar.

Herë pas here pikëzat e vogla të shiut të imët bulë-zonin mbi xhamat e karrocës.

— Bjeshkët e Nëmura, — tha ai me zë të ulët, pak të dridhshëm, sic mund të thuhet emri i diçkaje, shfaqjen e së cilës e prêt prej një kohe tepër të gjatë. Ai e ndjeu se kv emër shkaktoi tek e shoqja një ngjethje solemne dhe iu bë qejfi.

Ajo afroi kokën nga ana e tij për të pare, dhe ai ndjeu aromën e mire të aafës së saj.

— Ku?

Ai bëri me kokë përpara, pastaj tregoi me dore andej, por në drejtimin që tregonte dora e tij ajo nuk pa gjë tje-tër. vecse një pështjellim mjegullash.

— S'duket asgjë e qartë, — shpjegoi ai. — Jemi akoma tener larg.

Aio e la përsëri dorën e saj mbi të tiiën dhe u mbështet nas ndenjëses. Nga lëkundjet e karrocës. gazeta që e kishin blerë pak para nisjes, në qytetin e vogël. dhe që shkruan-te në faqen e pare për ta. rrëshoiti e ra poshtë. por psniëri prei tyre nuk u përkul ta ngrinte. Aio buzëaeshi nërhumbshëm, duke risiellë ndër mend titullin e shkrimït, kusMuar udhëtimit të tvre. «Një sensacion i këndshëm: SVikrimtari Besian Vorosi me gruan e tii të re. Dianen, ve-ndosën ta bëinë muaiin e mialtit në Rrafshin e Veriut!»

Më poshtë shkrimi ishte pakëz i turbullt. Nuk kuo-**toViPi** mire nëse autori i shkrimït, nie farë A.G. (të ishte valle i njohuri i tyre i përbashket Adrian Guma?), **e**

miratonte, apo kishte një farë qesëndisje të lehtë ndaj këtij udhëtimi.

Asaj vetë ideja e udhëtimit i ishte dukur krejt e jashtëzakonshme, kur e kishte dëgjuar së pari prej gojës së tij, dy javë përpara martesës. Po ti mos u habit aspak, i kishin thënë shoqet. Përderisa po martohesh me një njeri të jashtëzakonshëm, prej tij s'ke për të dëgjuar veçse gjëra të çuditshme. Në fund të fundit, s'mund të të themi gjë tjetër veçse: e lumja ti.

Në të vërtetë ajo ndihej e lumtur. Gjithë ato dite para dasmës, në rrethet gjysmë mondane, gjysmë artistike të Tiranës, nuk flitej veçse për udhëtimin e tyre të ardhshëm. Shumica entuziazmoheshin: ti do të shkosh nga bota reale drejt e në botën e legjendave, midis eposit të mirëfilltë, që rrallë e gjen akoma të gjallë mbi fytyrë të rruzuUit tokësor. Dhe vijonin fjalët për zanat e shtojzovallet, për rapsodët, homerikët e fundit të botes, dhe për kanunin e tmerrshëm, por madhështor si asgjë tjetër. Të tjerët ngrinin supet për këtë trill, duke u përpjekur ta shfaqnin sa më lehtë mosbesimin e tyre, i cili lidhej gjithsesi me çështje komoditeti, aq më tepër që ishte fjala për një udhëtim pasmartesor, pra me diçka delikate, kurse në Alpe ishte akoma ftohtë dhe kuUat epike ishin të gurta. Kurse më të rallë qenë ata që i dëgjonin të gjitha me një farë qesëndie të lehtë, sikur të thoshin: shkoni, shkoni në Veri, midis shtojzovalleve, ndoshta do t'ju bëjë mire të dyve, sidomos Besian Vorpsit.

Dhe ja tani ata po rendnin drejt Rrafshit të zymtë verior. Ai Rrafsh, për të cilin ajo kishte lexuar dhe dëgjuar aq shumë kur studionte në Institutin e vajza ve «Nëna Mbretneshë» e sidomos më pas, gjatë kohës së fejesës me Besian Vorpsin, edhe e tërhiqte, edhe e trembte. Në të vërtetë, nga ato që kishte lexuar e dëgjuar për të, madje edhe nga vetë shkrimet e Besianit, ajo e kishte pasur të vështirë të kuptonte se si ishte jeta atje lart, prapa mjegullave të përjetshme. Asaj i dukej se çdo gjë që thuhej për Rrafshin, merrte aty për aty një kuptim të dyfishtë, mjegullor. Besian Vorpsi kishte shkruar për Veriun tregime gjysmë tragjike, gjysmë filozofike, të cilat

ishin pritur në shtyp po ashtu, në mënyrë të dyfishtë: disa i kishin përshëndetur si perla, të tjerë i kishin kritikuar për mungesë realizmi. Dy-tri herë Dianes i kishte shkuar nëpër mend se ndoshta jo aq për t'i treguar asaj kureshtitë e Veriut, sesa për të verifikuar diçka brenda vetvetes, i shoqi e kishte ndërmarrë atë shtegtim të jashtëzakonshëm. Mirëpo e kishte hedhur poshtë këtë hamendje, duke menduar se, po të ishte ashtu, ai mund ta kishte ndërmarrë atë udhëtim shumë kohë më pare dhe, veç kësaj, vetëm.

Ja tani shikonte vjedhurazi profilin e tij dhe nga tendosja e mollëzave dhe mënyra se si ai vështronte jashtë xhamit të karrocës, kuptohej menjëherë që mezi e fshihte një farë padurimi. Diana e kuptonte fare mire perse ai ishte si në një gjendje pritjeje të vazhdueshme. Me siguri atij i dukej se gjithë ajo bote gjysmë fantastike, gjysmë epike, për të cilën i kishte folur dite të tëra, po vononte të shfaqej. Jashtë, përbri karrocës, vazhdonte të shpalosej djerrina e gjatë, e pabanuar, mbi guriçkat e panumërta ngjyrë-kafe të zbehtë të së cilës binte më mediokri i shirave të botes. Ai ka frikë se mos une filloj të zhgënjehem, mendoi ajo dhe dy--tri herë u mat t'i thoshte: po ti mos u mërzit, Besian, ne s'kemi veçse një orë që udhëtojmë dhe veç kësaj une s'jam as aq e padurueshme, as aq naive, saqë të kujtoj se gjithë kureshtitë e Veriut do të na dalin përpara befasisht. Mirëpo nuk ia tha këto fjalë, vetëm u mjaftua që me një lëvizje të natyrshme të mbështeste kokën mbi supin e tij. Intuita i tha se kjo ishte më qetësuese se të gjitha fjalët dhe një kohë të gjatë qëndroi ashtu, duke pare me bisht të syrit se si flokët e saj ngjyrë gështenje të çelët lëkundeshin mbi supin e tij sipas ecjes së karrocës.

Ishte duke qëndruar kështu në prag të dremitjes, kur ndjeu se trupi i tij lëvizi.

— Diane, shiko, — tha me zë të ulët, duke i kapur dorën.

Larg, në anë të rrugës, dukeshin ca silueta të zeza.

— Malësorë? — pyeti ajo.

— Po.

Sa më shumë që karroca afrohej, siluetat bëheshin më të gjata. Ata të dy i kishin fytyrat pothuajse të ngjitura me xhamin dhe ajo dy-tri herë fshiu avullin e krijuar prej hukatjes së tyre në të.

— Ç'kanë ashtu në duar, cadra? — pyeti ajo, por me zë fare të ulët, kur karroca ishte jo më shumë se pesëdhjetë hapa larg nga malësorët.

— Ashtu duket, — ia bëri ai nëpër dhëmbë. — Hm, nga dolën këto cadra?

Karroca kaloi më në fund përbri malësorëve. që e ndoqën me sy. Ai ktheu kokën pas, si për t'u bindur që ato rrangalla që mbanin malësorët në duar, ishin vërtet cadra të vjetra, me tela të shqyer dhe me pëlhurën të bërë leckë.

—S'kisha pare ndonjëherë malësor me çadër, — shkrofëtiu ai nëpër dhëmbë. Diana gjithashtu ishte e befasuar, por nuk e shfaqi habinë e saj, për të mos e bërë nervoz të shoqin.

Kur më tutje ata pane një grumbull tjetër malësorësh, dy prej të cilëve ishin të ngarkuar me nga një thes. ajo bëri sikur nuk i pa. Besian Vorpsi i ndoqi një copë herë me sy.

— Miser, — tha ai më në fund, por Diana nuk iu përgjigj. Ajo mbështeti përsëri kokën mbi supin e tij, dhe flokët nisën t'i shpërndaheshin e t'i rishpërndaheshin prapë butësisht sipas lëkundjeve të karrocës.

Tani ishte ai që vigjilonte rrugën, dhe ajo u përpoq ta conte mendjen në gjëra më të gëzueshme. Në fund të fundit, s'ishte ndonjë hâta e madhe në qoftë se një malësor kreshnik ngarkon në krahë një thes miser, ose mban në dore një çadër shkatarraqe për t'u mbrojtur nga shiu. A nuk kishte pare ajo me dhjetëra malësorë, që mbushnin rrugët e qyteteve, në prag të dimrit, me nga një sëpatë në krahë dh'e me britmën e pikëlluar «dru me pre», që më shumë se një zë njerëzor ngjante me një klithmë shpendi? Por Besiani i kishte thënë se ata nuk ishin përfaqësues të vërtetë të malësisë. Duke ikur për arsye të ndryshme nga zona epike, si drurët që shku-

len nga tabani i vet, ata vetëçheroizoheshin dhe i humbnin cilësitë e tyre të mirëfillta. Malësorët e vërtetë janë atje në Rrafsh, i kishte thënë ai një natë, duke bërë me dore në një drejtim që më tepër tregonte lartësinë qiellore, sesa ndonjë pikë të horizontit, thua se Rrafshi verior ndodhej në qiell e jo në tokë.

Tani, i mbështetur pas dritares, ai nuk ia hiqte sytë djerrinës, i tmerruar ndoshta se mos e shoqja i bënte pyetjen: valle këta udhëtarë mjeranë, me ato cadra skeletike në duar, apo me shpina të kërrusura nën thesin me miser, ishin kreshnikët e mirëfilltë të bjeshkëve? Por Diana, edhe sikur të zhgënjehej plotësisht nga gjithçka, kurrë nuk kishte ndër mend fia bënte atë pyetje.

Ashtu, e mbështetur sic qe pas tij, me sytë që herë--herë i puliteshin nga lëkundja, si një mbrojtje nga pikëllimi që të zgjonte kjo djerrinë shterpë, ajo sillte ndër mend coperà nga kujtimet e saj me Besian Vorpsin, në ditët e njohjes së tyre dhe në javët e para të fejesës. Gështenjat përbri bulevardit të madh, dyert e kafeneve, vezullimin e unazave gjatë përqafimit, stolat në park me gjethet e rëna të vjeshtës përsipër dhe dhjetëra gjëra të tjera ajo i hidhte pa kursim mbi atë djerrinë të pafund, me shpresë se mund ta popullonte disi shkretimin e saj. Por djerrina ishte e pandryshueshme. Lakuriqësia e sai e lagësht ishte gati të gllabëronte për një grime jo vetëm kreit rezervën e lumturisë së saj. por ndoshta grambuj lumturish të brezave të tërë njerëzorë. Diana s'kishte pare kurrë në ietë një yrt të tillë. Jo më kot këtu nisnin Bjeshkët e Nëmura.

Nffa gjendja e gjysmëpërgjumjes e nxori një lëvizje e supi.t dhe pastaj zëri i tii i kujdesshëm: •

— Diane, shiko një kishë.

Ajo u afrua te xhami dhe sytë e saj e kapën menjëherë krvoin mbi këmbanaren e gurtë të kishës. Kisha ishte mbi m'ë lartësi shkëmbore dhe, ngaqë rruga kalonte tepër poshtë në krahasim me të, apo ndoshta për shkak të grise së oiellit, krvoi i zi dukej sikur lëvizte kërcënueshëm midis reve. Kisha ishte akoma larg, por, kur u afruan dhe pak, ata dalluan këmbanën, përndritja e zbehtë, verdha-

me e bronzit të së cilës shpërndahej si një nënqeshje nën atë kërcënim të zi kryqor.

— Sa bukur! — tha Diana.

Ai bëri «po» me kokë, pa folur.- Në të vërtetë zymtia e kryqit dhe nënqeshja zbutëse e kambanës valviteshin mbi çdo gjë, dhe duhej të dukeshin shumë milje përreth, përherë së bashku e të pandara.

— Ja dhe kullat malësore, — tha ai.

Ajo i shkëputi sytë me zor nga kisha për të kërkuar kullat.

— Ku? Ku?

— Ja, atje, në faqen e bregores, — tregoi ai me dore, — Ja një më tutje, në bregun tjetër.

— Ah, po.

Ai u gjallërua papritur dhe sytë e tij kërkonin me etje në horizont.

— Malësore, — tha ajo, duke treguar me dore nga xhami i përparmë, përtej shpinës së karrocierit.

Malësorët vinin në drejtim të tyre, por ata ishin tepër larg dhe akoma s'dalloheshin qartë.

— Këtu pranë duhet të jetë ndonjë katund i madh.

Karroca po u afrohej malësorëve dhe Diana ndjeu gjithë tendosjen e tij te xhami i avulluar i dritares.

— Janë me pushkë në krahë, — tha ajo.

— Po, — u përgjigj ai, disi i lehtësuar, pa e hequr kokën nga xhami. Sytë e tij dukej se kërkonin diçka tjetër. Malësorët nuk ishin më shumë se njëzet hapa larg.

— Ja, — thirri ai më në fund, duke e tërhequr Dianen me force nga supet. — Ja rubi i zi në mëngën e djathtë. E sheh?

— Po, po, — ia bëri ajo.

— Ja dhe një tjetër me shenjën e vdekjes. Ja dhe i treti.

Nga gëzimi, atij i qe çrregulluar frymëmarrja.

— Sa e tmerrshme! — i shpëtoi asaj padashur.

— Si?

— Desha të thosha sa e bukur dhe sa e tmerrshme njëkohësisht.

— Ashtu është, një bukùri e tmerrshme, një tmerr i bukur, quaje si të duash.

Ai u kthye befasisht drejt saj, me një dritë të çuditshme në sy, sikur t'i thoshte: dhe ti nuk besoje në të gjitha këto. Mirëpo në të vërtetë ajo s'i kishte shfaqur kurrë një dyshim të tillë.

Karroca i kishte lënë pas malësorët dhe Besiani ishte mbështetur në ndenjëse me një buzëqeshje lodruese në fytyrë.

— Po i afrohemi zones së hijes, — tha ai, sikur të fliste me vete, — atje ku rreguliat e vdekjes sundojnë mbi ato të jetës.

— Po si dallohen ata që kanë për të marrë gjak, nga ata që kanë për të dhënë gjak? — pyeti ajo. — Rubi i zi është i njëllojtë për të gjithë, apo jo?

' — Po, ai është i njëllojtë. Vula e vdekjes është një, si për ata që e kërkojnë vdekjen, si për ata që kërkohen prej saj.

— E tmerrshme! — ia bëri ajo.

— Asgjëkund në bote nuk ka një vend ku mund të takosh nëpër rrugë njerëz, që, ashtu si ata drurët **e** pyllit, të cilët shënohen për t'u prerë, të mbajnë mbi vete shenjën e vdekjes.

Ajo e vështroi me butësi. Sytë e tij ishin të ndezur që brenda, me atë lloj ndriçimi që vjen pas një pritjeje lodhëse. Tani malësorët, me ato cadra të shkallmuara qesharake dhe me thasët banale të misrit sipër kurrizit, dukej sikur s'kishin ekzistuar kurrë.

— Ja, prapë malësore, — tha ai.

Këtë herë rubin e zi mbi mëngën e njërit e pa **e** para ajo.

— Po, tani mund të them se hymë tamam në mbretërinë **e** vdekjes, — tha Besiani, duke mos i hequr sytë nga xhami. Jashtë shiu vazhdonte të binte si më pare, i hollë dhe si i përzier me mjegull.

Diane Vorpsi padashur lëshoi një psherëtimë të thellë.

— Po, — tha ai, — hymë në mbretërinë e vdekjes, si Ulisi, veçse Ulisi zbriti poshtë për të mbërritur atje kurse ne po ngjitemi lart.

Ajo dëgjonte pa ia hequr sytë. Ai kishte mbështetur ballin te xhami, që ishte krejt i avulluar nga hukatja. Prapa qelqit bota dukej e shfytyruar.

— Vërtiten rrugëve me atë rub të zi në mëngë, si shpirtra nëpër mjegull, — tha ai.

Ajo dëgjonte si e nemitur. Sa herë para nisjes kishin biseduar për të gjitha këto, por tani fjalët e tij merrnin një tingëllim të ri. Prapa tyre, si kuadrot e një filmi prapa subtitrave shpjegues, pejzazhi ngjante dhe më i zymtë. Ajo deshi të pyeste se a do të takonin valle edhe njerëz që ecnin me qefin në kokë, sic i kishte shpjeguar ai dikur, por diçka e pengoi për ta bërë këtë pyetje. Ndoshta ishte një lloj frike naive, se, duke e bërë pyetjen, ata do të kujtoheshin të shfaqeshin vërtet, gjë që ajo nuk e donte.

Tani karrocä« ishte larguar mjaft dhe katundi nuk dukej më. Vetëm kryqi i kishës lëkundej ngadalë në skajin e horizontit, pakëz i shtrembëruar mënjanë, si ato kryqet mbi varre, thua se edhe qielli qe vithisur pak, sic vithisej dheu i varrezave.

— Ja një murane, — tha ai, duke treguar me dore anën e rrugës.

Ajo u zgjat për të pare më mire. Ishte një grumbull gurësh pak më të çelët se të zakonshmit, vendosur si pa kujdes njëri mbi tjetrin. Asaj iu duk se, po të mos ishte dite shiu, ata nuk do të ngjanin aq të pikëlluar. la tha atij këtë mendim, por ai buzëqeshi duke tundur kokën në mënyrë kundërshtuese.

— Muranat janë përherë të pikëlluara, — tha ai. — Madje, sa më e bukur të jetë pamja përreth, aq më të trishtme duken ato.

— Ndoshta, — u përgjigj ajo.

— Une kam pare lloj-lloj varresh e varrezash, me gjithfarë shenjash e simbolesh përsipër, — vazhdoi ai, por varr më të vërtetë se murana e thjeshtë që ngrënë malësorët tanë, pikërisht te vertdi ku njeriu vritet, është e pamundur të gjendet.

— Po, — tha ajo. — Është tepër e pikëllueshme pamja e saj.

— Edhe emrin e ka të tillë, të zhveshur, të gurtë, vetëm dhembje dhe asgjë tjetër zbutëse, murane, apo jo?

Ajo bëri -«po»- me kokë dhe prapë psherëtiu. Ai, i rigjallëruar nga fjalët e veta, vazhdoi të fliste. I foli për absurden e jetës dhe për realitetin e vdekjes në Veri, për njeriun verior, që vlerësohet apo zhvlerësohet kryesisht nga raportet që krijon me vdekjen dhe për urimin e tmerrshëm që bëjnë malësorët kur lind një foshnjë: «me jetë të gjatë e ta vraftë pushka», gjë që tregonte se vdekja e natyrshme prej sëmundjeve apo pleqërisë ishte e turpshme për njeriun e bjeshkës dhe, më në fund, për synimet e malësorit në jetë, i cili nuk ka qëllim tjetër, veçse të grumbullqjë aq nder në jetë, saqë t'i mjaftojë si kapital për t'i ngritur një monument pas vdekjes.

— I kam dëgjuar ca këngë për të vrarët, — tha ajo. — Janë njëlloj si muranat e tyre.

— Ashtu është. Të rëndojnë mu këtu si një grumbull gurësh. Zaten edhe këngët, dhe muranat janë të ngritura sipas të njëjtit koncept.

Diane Vorpsi mezi e mbajti një psherëtimë tjetër. Diçka i humnerohej herë pas here brenda vêtes. Ai, sikur ta ndiente atë zgavër që i krijohej asaj, shpejtoi t'i thoshte se, megjithatë, e gjithë kjo, duke qenë padyshim e trishtuar, ishte njëkohësisht e madhërishme. Ai u përpoq t'i shpjegonte asaj se, në fund të fundit, permasa e vdekjes i jepte diçka eterne jetës së njeriut tonë verior, sepse një permase e tillë, e pambarim, e paskaj, e ndihmonte atë të ngrihej mbi vogëlsitë dhe meskinitetet e jetës.

— Të matësh ditët e jetës me metrin e vdekjes, është, në radhë të pare, një dhunti, — tha ai, — apo jo?

Ajo buzëqeshi duke ngritur supet.

— I tillë është kanuni, sidomos pjesa e tij mortore, — vazhdoi Besiani. — Ty të kujtohet?

— Po, — tha ajo, — më kujtohet fare mire.

— Një kushtetutë e vërtetë e vdekjes, — tha ai, duke u khyer befasisht nga ajo. — Për të flasin shumë dhe gjithfarë gjërash, megjithatë, sado i egër dhe i pamëshirshëm të jetë ai, për një gjë jam i bindur: kjo është një nga kushtetutat më monumentale të lindura mbi fyty-

rë të globit tokësor, dhe ne shqiptarët duhet të jemi krenarë që e pollëm atë-.

Ai priti sic duket që ajo të thoshte diçka, pro ose kundër, por ajo nuk shqiptoi asnjë fjalë, vetëm sytë e saj qëndruan mbi sytë e tij, butësisht si edhe më pare.

— Po, duhet të jemi tamam ashtu, krenarë, — vazhdoi ai. — Rrafshi është i vetmi rajon në Evropë, që, duke qenë pjesë e një shteti modem, e përsëris, pjesë e një shteti modem evropian dhe jo një vendbanim tribush primitive, i ka flakur ligjet, strukturat juridike, policinë, gjyqet, me një fjalë, krejt organizmat shtetërore; i ka flakur, më kupton, i ka pasur dikur dhe i ka flakur për t'i zëvendësuar me ligje të tjera, morale, të cilat jarie kaq të piota, saqë i kanë detyruar administratat e huaja të pushtimit dhe më vonë administratën e vetë shtetit të pavarur shqiptar, t'i njohë ato dhe ta lënë kështu Rrafshin, domethënë gati gjysmën e mbretërisë jashtë kontrollit të shtetit.

Vështrimi i Dianes ndiqte herë lëvizjet e buzëve, herë sytë e të shoqit.

— Dhe kjo histori është e vjetër jashtëzakonisht, — vazhdoi ai. — Sepse ka nisur të ngjizet qysh atëherë kur Kostandini i balades u ngrit nga varri për të mbajtur besën. Të ka shkuar ndër mend, kur e keni bërë atë balade në shkollë, se besa, që përmendet atje, është një nga gurët e pare të theme!it të kësai ngrehine sa të llahtarshme aq edhe të madhërishme? Sepse kanuni s'është vetëm kushtetutë, — vazhdoi ai i ndezur. — Ai është një mit kolosal në forme kushtetutë. Një pasuri botërore, përpara së cilës ligjet e Hamurabit. aDO ç'janë ato andei tutje, ngjajnë si lodra fëmijësh. Më kuDton? Ndaj për të nuk mund të pyetet është i mire ano i keq, sic pvesin për gjerat kalamajtë. Si çdo gjë e madhërishme, kanuni është përtei mirësisë apo ligësisë. Ai është përtej...

Ajo ndjeu t'i skuqeshin faqet nga fyerja. Një muaj më pare ishte pikërisht ajo që ia kishte bërë një pyetje të tillë: është i mire apo i keq kanuni? Atëherë ai i kishte buzëqeshur, pa i thënë asgjë, kurse tani...

— S'ka nevojë për ironi, — e ndërpreu ajo, duke u larguar sa mundi në skajin tjetër të ndenjëses.

- Çfarë?

U deshën disa minuta sa të merreshin vesh se për se ishte fjala. Ai qeshi me zë të lartë, iu betua se s'kishte thënë asgjë me qëllim, madje se nuk e mbante mend fare pyetjen e saj të dikurshme dhe më në fund i kërkoi një mijë ndjesa.

Kjo ngjarje e vogël u duk sikur çliroi diçka të gjallë brenda karrocës. Ata u përqafuan një copë herë, i përkëdhelën flokët njëri-tjetrit, pastaj ajo hapi çantën, nxori që andej pasqyrëzën dhe pa se mos i kishte ikur i kuqi i lehtë prej buzëve. Këto lëvizje të njohura të saj sollen pas vêtes coperà bisedash për shtëpinë, të njohurit e tyre dhe për Tiranën, prej së cilës befas asaj iu duk se kishte shumë kohë që ishin larguar. Edhe kur folën prapë për kanunin, biseda nuk ishte më e ftohtë dhe e tendosur si një teh shpate të vjetër, por më e natyrshme. Kjo vinte ndoshta ngaqë biseda u vërtit kryesisht rreth pjesëve të kanunit që i përkitnin jetës së përditshme. Kur ai, në prag të fejesës, i kishte dhuruar botimin luksoz të kanunit, pikërisht këto pjesë ajo i kishte lexuar më pa kujdes dhe shumë formulime që ai i përmendte tani, asaj mezi i kujtoheshin.

Herë-herë ata ktheheshin prapë në rrugët e kryeqytetit dhe te të njohurit e përbashket, por mjaftônte që në horizont të dukej një mulli, një kope dhensh apo një udhëtar i vetmuar, që ai të kujtonte nenet e kanunit për ta.

— Kanuni është total, — tha mjëherë ai, — dhe s'ka asnjë sferë të jetës ekonomike apo morale që të mos e përfshijë.

Pak para mesditës ata ndeshën një karvan krushqish, dhe ai i shpjegoi ecjen e tyre në rresht sipas rregullave krejt të ngurta, shkelja e të cilave mund ta ktherete dasmën në zi. Ja krushkapari, thoshte ai, ja, në fund të karvanit, i ati apo vëllai i nuses me kalë për dore.

Diana, me faqen të ngjeshur pas xhamit, krejt e mrekulluar, nuk i shkëpuste dot sytë nga kostumet popullore të grave. Sa të bukura, oh, sa të bukura, thoshte herë pas here me vete, ndërsa ai, i mbështetur pas saj,

me një zë nanuritës i pëshpëriste te veshi paragrafet e kanunit për krushqit: Dita e martesës nuk shtyhet kurrë. Krushqit do të shkojnë, edhe sikur nusja të jetë duke vdekur, zhargas e rrëshqanash do ta çojnë në shtëpi të dhëndrit. I vdekuri në shtëpi, krushqit do të nisen. Nusja hyn në shtëpi, i vdekuri del shtëpie. Andej të vajtohet, këndej të këndohet.

Kur krushqit mbetën pas, ata të dy folën për «fishekun me t'iumtë dora», që, sipas zakonit, i jepej dhëndrit prej familjes së nuses, në mënyrë që ta përdorte kundër saj, po qe se ajo e tradhtonte, dhe që të dy, duke qeshur e duke bërë shaka se ç'mund të ndodhte në qoftë se ajo ose ai e shkelnin besnikërinë bashkëshortore, e ngacmuan e i shkulën veshin njëri-tjetrit në forme qortimi duke i thënë «t'iumtë dora!»

— Ti je fëmijë, —i i tha Besiani pas vrullit të pare të haresë dhe asaj iu duk se ai kishte një farë keqardhjeje që ata bënin shaka me kanunin, dhe këtë ai nuk e bënte veçse për t'i krijuar një kënaqësi asaj.

Me kanunin s'bëhet shaka, ,iu kujtua fraza e dikujt, por sakaq e hoqi mendjen prej andej. lu desh dy-tri herë të vështronte përjashta që vrulli i gëzimit t'i binte. Pejzazhi kishte ndërruar, qielli ishte bërë më i gjerë, po pikërisht kjo gjerësi e kishte bërë edhe më shtypëse qendrën e tij. Asaj iu duk se pa një zog dhe gati sa s'klithi «një zog», sikur të shihte një shenjë zbutjeje, apo marrëveshjeje midis atij qielli. por ajo që pa, nuk ishte veçse një kryq tjetër, i anuar pak ashtu si kryqi i pare, midis vithisjes së mjegullës. Në thellësi duhet të jenë kuvendet e françeskanëve, mendoi ajo, dhe akoma më tutje ato të murgeshave.

Karroca vazhdonte të ecte me një lëkundje të lehtë, të njëtrajtshme. Herë-herë në prag të dremitjes ajo dëgjonte zërin e tij, që dukej sikur i vinte nga larg dhe_ i veshur me një oshëtimë shpelle. Ai vazhdonte t'i kujtonte nene të ndryshme të kanunit, kryesisht ato që kishin të bënin me jetën **e** përditshme. Po i fliste për rreguliat,e mikpritjes dhe në përgjithësi i rikujtonte asaj të gjitha nenet që kishin të bënin me mikun, i cili ishte për shqip-

tarin diçka absolute, e pakrahasueshme me asgjë tjetër. Të kujtohet përcaktimi i shtëpisë në kanun? thoshte ai. Shtëpia e shqiptarit është e zotit dhe e mikut. E zotit dhe e mikut, më kupton? Pra, përpara se të jetë e vetë pronarit, ajo është e mikut. Miku është kategoria më e lartë etike në jetën e shqiptarit, vazhdonte ai. Është diçka që ngrihet mbi lidhjet e gjakut. Gjaku i babës dhe i djalit mund të falet, i mikut kurrë.

Ai kthehej e rikthehej te rreguliat e mifcpritjes, por ashtu gjysmë e fjetur sic ishte, ajo e ndiente se nenet e vjetra, duke u rrotulluar me gërvimë, si dhëmbëzat e ndryshkura të një mekanizmi, nga pjesa e përditshme paqësore po i afroheshin pjesës mortore të kanunit. Sido që ta vërtitje bisedèn për kanunin, ajo do të të sillte që do të të sillte atje. Ja, tani, me atë zë plot jehona shpelle, ai po i tregonte një ngjarje tipike kanunore. Ajo vazhdonte t'i mbante sytë mbyllur, duke u përpjekur të mos dilte nga gjendja gjysmë dremitëse, sepse e ndiente se vetëm kështu zëri i tij do të vazhdonte ta ruante atë jehonë largësie. Ai zë po i tregonte për një udhëtar që po kalonte i vetëm në muzg, në një rrëzë bjeshke. Udhëtari kishte për të dhënë një gjak dhe prej kohësh ruhej nga gjakmarrësit. Dhe befas, aty në udhën e madhe, në atë orë të muzgut atë e kapi një ankth e një parandjenjë e keqe. Përreth ishte shkretim i piote, s'dukej as shtëpi, as frymë e gjallë njeriu, ku mund të futej ose të dorëzohej si mik. Ishte vetëm një kope dhish, por edhe ajo pa bari. Dhe atëherë, për të trimëruar sado pak veten, apo ndoshta për të mos mbaruar jetën pa një shenjë, njeriu i thirri tri herë bariut të tufës. Asnjë zë nuk iu përgjigj. Atëherë ai i thirri cjapit të këmborës: O cjap i këmborës, i thuaj tët zoti se, po më gjeti gjë pa kaluar aafën e kodrës përtej, ta dijë se i jam prerë mik. Dhe, sikur ta dinte, pak hapa më tutje, njeriun e qëlluan dhe e vranë.

Diana hapi sytë.

— E pastaj, — pyeti ajo, — ç'ndodhi pastaj?

Besian Vorpsi buzëqeshi hidhur:

— Një bari, fqinje me bariun e kopesë, i dëgjoi fjalët e fundit të viktimës dhe i tha fqinjit të vet. Dhe u ngrit

ky i fundit, që as e njihte, as e kishte pare dhe as e kishte dëgjuar kurrë emrin e të vrarit, u ngrit pra ky bari, la tufën, familjen e çdo punë tjetër e, duke shkuar të marrë hakun e njeriut të panjohur që iu pre mik në besë të tij, u fut në qerthullin e gjakmarrjes.

— E tmerrshme, — tha Diana. — Po kjo është absurde. Kjo është fatale.

— Është e vërtetë, — tha ai. — Është dhe e tmerrshme, dhe absurde, dhe fatale, si të gjitha gjërat e mëdha.

— Si gjithë gjërat e mëdha, — përsëriti ajo, duke u strukur përsëri në qoshen e vet. Kishte ftohtë. Sytë e saj vështronin përhumbshëm hapësirën e shqyer midis dy maleve, sikur të kërkonin midis grise së saj sfinksore shpjegimin e énigmes.

— Sepse miku për shqiptarin është gjysmë perëndi, — tha Besian Vorpsi, sikur ta ndiente pyetjen e saj të pashprehur.

Diana mbylli sytë përgjysmë, në mënyrë që fjalët e tij të mos i vinin aq të zhveshura. Ai e uli zërin edhe më, ashtu si më pare, dhe zëri i rifitoi jehonën më shpejt se ç'priste ajo.

— Sepse, sic kam dëgjuar njëherë, — vazhdoi ai, — ndërsa shumë popuj i kanë rezervuar malet për hyjnitë, malësorët tanë, duke qenë se i kanë ato të vetmet troje banimi, kanë qenë të detyruar që ose t'i dëbojnë hyjnitë që andej, ose t'i përshtatin sipas vêtes, në mënyrë që të mund të jetojnë të përzier me ta. Më kupton, Diane? Kështu shpjegohet kjo bote gjysmë reale, gjysmë fantastike në Rrafsh si në kohërat homerike. Dhe kështu shpjegohet krijimi i gjysmë-hyjnive të tilla, sic është «miku».

Ai pushoi një grime, duke i vënë veshin, kushedi pse, zhurmës së rrotave që fërkoheshin pas rrugës.

— Miku është tamam gjysmë perëndi, — vazhdoi pas pak, — dhe fakti që çdo njeri i zakonshëm mund të ngrihet befas në lartësinë e mikut, nuk e zbeh, përkundrazi, e thekson më shumë divinitetin e tij. Fakti që ky divinitet fitohet befasisht dhe rastësisht, brenda një mbrëmjeje, vetëm me një të trokitur në porte, e bën atë edhe më të vërtetë. Qysh në çastin që udhëtari më i zakon-

shëm, me opinga dhe trastë në krahë, troket në porte dhe të dorëzohet mik, ai brenda sekondës shndërrohet në njëri të jashtëzakonshëm, sovran i paprekshëm, ligjvënës, dritë e botes. Pikërisht kjo befasi. e shndërrimit është tamam në shijen e jetës së hyjnive. A nuk shfaqeshin befasisht, në mënyrën më të papritur, hyjnitë e grekëve të vjetër? Ja, kështu shfaqet miku te porta e shqiptarit. Dhe, si gjithë hyjnitë, ai është plot enigmë dhe vjen drejt e nga mbretëria e faut, apo fatalitetit, qua je si ta duash. Trokitja e tij është e tillë, saqë breza të tërë njerëzorë mund të vazhdojnë të jetojnë ose të shuhen nga kjo bote për shkak të saj. Ja, ky është miku.

— Ky është një tmerr, — tha ajo.

Ai bëri sikur nuk e dëgjoi, vetëm qeshi, por me një qeshje të ftohtë, nga ato që i rrinë larg përmbajtjes së një bisede.

— Prandaj prerja e mikut në besë është për shqiptarin gjëma më e madhe, — vazhdoi ai, — një fund i vërtetë i botes.

Ajo vështroi nga xhami dhe iu duk se ishte vështirë të gjeje në bote një vend më të përshtatshëm sesa këto bjeshkë, për të përfytyruar fundin e botes.

— Disa vite më pare ka ndodhur këndej rrotull një ngjarje, që për cilindo do të ishte e habitshme, por jo për malësorin, — tha Besian Vorpsi, duke i vënë Dianes dorën mbi sup. Dora e tij asaj iu duk e rende si asnjëherë tjetër. — Po, një ngjarje vërtet ngjethëse.

Po perse nuk e tregon? pyeti ajo vetveten, kur iu duk se kaloi mjaft kohë dhe ai s'po niste të tregonte asgjë. Në të vërtetë ajo as vetë nuk ishte në gjendje të kuptonte, donte apo nuk donte të dügjonte një ngjarje tjetër ngjethëse.

— Kishte ndodhur një vrasje, — vazhdoi befas ai, — dhe jo në pritë, por në mes të tregut.

Me bisht të syrit Diana ndiqte cepat e buzëve të tij tek lëviznin për të krijuar fjalët. Ai tregonte se si vrasja kishte ndodhur në mes të dites, midis zhurmërisë së tregut, dhe vëllezërit e viktimës, që ishin ndodhur aty, qenë vënë në ndjekje të gjakësit, sepse ishin orët e para pas

vdekjes, kur s'ishte kërkuar akoma besa, dhe gjaku mund të -merrej. aty, për aty. Pra gjakësi arriti t'i shpëtonte aty për aty ndjekjes, por ndërkaq gjithë fisi i të vrarit qe ngritur më këmbë dhe po e kërkonin kudo. Po binte mbrëmja dhe gjakësi, që kishte ardhur nga një katund tjetër dhe nuk e njihte mire vendin, i trembur se do ta zbulonin, trokiti në portën e pare që i doli përpara dhe kërkoi besë. Sipas zakonit, i zoti i shtëpisë e priti dhe i dha besë të panjohurit.

— Dhe e merr me mend se cila ishte kjo shtëpi ku ai u dorëzua mik? — tha Besiani, me gojën fare pranë qafës së saj.

Diana ktheu kokën vrulltazi. Sytë e saj ishin të mëdhenj e të palëvizshëm.

— Ishte shtëpia e viktimës.

— Ah, — ia bëri ajo, — sikur ta dija. E pastaj? Ç'ndodhi pastaj?

Besiani mori frymë thellë. Ai tregoi se në fillim asnjëra pale nuk e mori me mend të vërtetën. Gjakësi e kuptoi se në shtëpinë ku kishte hyrë si mik, porsa kishte ndodhur një fatkeqësi, po kurrsesi s'e mori me mend se shkaktari î saj ishte ai vetë. Nga ana tjetër, i zoti i shtëpisë, pavarësisht nga dhembja e humbjes së djalit, e priti sipas zakonit mikun, duke e kuptuar se ai posa kishte vrarë dikë dhe ndiqej, por pa e ditur se kishte vrarë pikërisht të birin e tij.

— Dhe kështu, ata qëndruan pranë vatrës duke ngrënë bukë të dy e duke pire kafe. I vdekuri, sipas.zakonit, ishte në dhomë tjetër.

Diana hapi gojën për të thënë diçka, por e ndjeu se nuk do të përsëriste veçse fjalët «absurditet» dhe «fatalitet», prandaj nuk shqiptoi asgjë.

— Por në mbrëmje vonë, të lodhur e të këputur nga ndjekja, në kullë u kthyen të vëllezërit e viktimës, — vazhdoi Besiani, — dhe ata, porsa hynë dhe e pane mikun te vatra, e njohën që ai ishte gjakësi.

Besiani ktheu fytyrën nga ajo për të pare efektin e fjalëve të tij.

— Mos u tremb, — tha ai. — Nuk ndodhi asgjë.

— Si?!

— Po, asgjë. Në fillim, në vrull të zemërimit, vëllezërit nxorën armët, por u desh vetëm një fjalë e plakut, që ata të urtësoheshin në çast. Besoj ti e merr me mend ç'ishte ajo fjalë, — vazhdoi ai.

Ajo tundi kokën gjithë vuajtje.

— «Ai është mik, mos e prekni», këto qenë fjalët e plakut.

— E pastaj? — ia bëri ajo. — Ç'u bë pastaj?

— Pastaj ata qëndruan me armikun — mik aq kohë sa e lyipte zakoni. E mbajtën me muhabet. E vunë për të fjetur dhe në mëngjes e përcollën shëndoshë e mire gjer në kufi të fshatit.

Diana kishte vënë dy gishtat midis vetullave, sikur të hiqte andej diçka.

— Ja, ky është miku.

Besiani e tha këtë frazë midis dy heshtjeve, ashtu sic vendoset në një hapësirë boshe diçka që njeriu dëshiron të bjerë në sy. Ai priti që Diana të thoshte «ky është tmerr», ashtu si herën e pare, ose të thoshte diçka tjetër, por ajo nuk foli asgjë. Vetëm gishtat vazhdonte t'i mbante midis ballit, atje ku bashkohen vetullat, sikur të mos e gjente dot atë që donte të shkulte që andej.

Që jashtë vinin mbyturazi ngulçima e kuajve të karrocës dhe vërshëllimat e herëpashershme të karrocierit. Të përzier me to, Diane Vorpsi dëgjonte zërin e të shoqit, që, kushedi pse, ishte bërë përsëri i ulët e i ngadaltë.

— Dhe tani vjen pyetja: perse shqiptari e ka krijuar këtë gjë? — thoshte ai.

Ai fliste duke e mbajtur kokën e tij fare pranë supit të saj, thuase kërkonte edhe një mendim të saj për të gjitha pyetjet apo hàmendjet që thoshte, megjithëse ritmika e të folurit të tij ishte e tillë që nuk linte boshllëqe për ndonjë ndërhyrje të saj. Ai vazhdonte të pyeste, (vetveten, Dianen, apo dikë tjetër, kjo nuk kuptohej mire), pra ai vazhdonte të shtronte pyetjen se cila ishte valle arsyeja që shqiptari e kishte krijuar institucionin e mikut, duke e ngritur atë mbi të gjitha lidhjet e tjera njerëzore, madje mbi ato të gjakut.

— Përgjigj ja duhet kërkuar ndoshta në vetë karakterin demokratik të këtij institucioni, — arsyetonte ai. — Çdo njeri i zakonshëm, në çdo **dite** apo natë të zakonshme, mund të ngrihet gjer në lartësinë sublime të mikut. Pra, rruga drejt këtij hyjnizimi të përkohshëm është e hapur kurdo dhe për këdo. Apo jo, Diane?

— Po, — tha ajo fare ultazi, pa e hequr dorën nga balli.

Ai lëvizi në ndenjëse në një mënyrë të tillë, thuase bashkë me kërkimin e një qëndrimi më të rehatshëm të trupit do të gjente njëkohësisht edhe fjalët e përshtatshme për të thënë atë që donte.

— Pra përderisa skeptrin e mikut mund ta marrë kushdo, — vazhdoi Besiani, — dhe, përderisa ky skeptër për shqiptarin është më i lartë se çdo skeptër sovrani, perse të mos mendojmë se në jetën plot rreziqe dhe varfëri të shqiptarit, të qenit mik, qoftë edhe për njëzet e katër orë, qoftë edhe për katër orë, është një lloj çlodhjeje, një harrim, një armëpushim, një shtyrje afati, e pse jo, një ikje nga jeta e përditshme drejt një realiteti divin.

Ai pushoi si në pritje dhe ajo, ngaqë e ndjeu se duhej t'i thoshte diçka, e pati më lehtë t'i mbështeste përsëri kokën te supi, sesa t'i fliste.

Aroma e njohur e flokëve të së shoqes ia plogështoi një çast rrjedhën e mendimeve. Si blerimi që më mire se çdo gjë tjetër jepte idenë e pranverës, apo si dëbora që jepte dimrin, ashtu ajo floknajë ngjyrë gështenjë, e rënë mbi supin e tij, jepte lumturine. Mendimi se ai ishte një njeri i lumtur, vetëtoi në ndërgjegjen e tij të zbehtë midis kadifesë së karrocës, që i jepte atij mendimi gjithë lodhjen dhe fshehtësinë e gjërave luksoze.

— Ti je e lodhur, Diane? — pyeti ai.

— Pak, Besian.

Ai i vuri krahun mbi supe dhe e shtrëngoi lehtë pas vêtes, duke thithur aromën e lehtë. të këndshme, që trupi i saj prej gruaje të porsamartuar e dha me kursim si çdo gjë të shtrenjtë.

— Ja, edhe pak dhe do të arrijmë

Pa e hequr krahun prej saj, ai përkuli kokën te xhami i karrocës, për të pare përjashta.

— Një orë, e shumta një orë e gjysmë dhe do të mbërrijmë, — përsëriti ai.

Pas xhamit dukej bjeshka e përthyer, me mbasditen e marsit, gjithë shi sipër saj.

— Ç'krahinë është kjo?

Ai vështroi përjashta, por nuk u përgjigj, vetëm ngriti supet për të thënë: nuk e di. Asaj iu kujtuan prapë ditët para nisjes, (ato dite që tani i dukeshin të prera jo nga ky mars, por nga një mars tjetër, i largët si yjtë). të mbushura plot fjalë, të qeshura, shakara, frikëra, zilira, për -«aventurën e tyre veriore», sic e kishte ouajtur Adrian Guma. të cilin ß kishin takuar në poste, kur po bëheshin gati t'i dërgonin telegramin mikut që do t'i priste në Veri. Nie telegram një banori të Rrafshit? kishte thirrur ai. Po kio është njëlloj sikur të përpiqesh t'u bësh një telegram zogjve apo bubullimave. Ata kishin qeshur atëherë të tre së bashku dhe përmes shakave Adrian Guma vazhdonte të thoshte: keni me të vërtetë një adresë? Më falni, po s'më besohet.

— Ja edhe pak dhe do të mbërrijmë, — tha për herë të tretë Besiani, duke u përkulur te xhami. Ajo habitej se si e kuptonte ai që po afroheshin, nga ajo rrugë ku nuk kishte as tabela dhe as gurë kilometrikë. Kurse ai mendonte se s'ishte e rastit që ishte hapur biseda për mikpritien dhe mikun. tamam në kohën që atapo i afroheshin oërherë e më tepër. bashkë me muzgun, kullës ku do të flinin atë natë.

— Edhe pak dhe ne do ta vëmë sonte kurorën e mikut, — i tha ai me pëshpërimë, duke prekur me buzë mollëzën e sai të djathtë. Ajo bëri nie lëvizje të kokës dreit tij. Megjithëse frymëmarria iu shpeshua si në çastnt e afrimit të tyre intim, ajo nuk përfundoi veçse në një psherëtimë.

— C'ke? - i tha ai.

— Asgjë, — u përgjigj ajo qetësisht. — Kam vetëm pak frikë. •

— Vërtet? — qeshi ai. — Po si është e mundur?

— Nuk e di.

Ai tundi kokën me vete një copë herë, sikur e qeshura të ishte një flakë shkrepëseje përpara fytyrës së tij dhe ai përpiqej ta shuante.

— Atëherë, ja ku ta them, Diane, megjithëse ndodhemi në zonën e vdekjes, të jesh e sigurt se kurrë ndonjë..erë në jetën tende s'ke qenë kaq e mbrojtur sesa sonte, jo vetëm nga fatkeqësitë, por nga fyerja më e vogël. Sepse asnjë çift mbretëror nuk ka pasur ndonjëherë rojë më të devotshme, të gatshme për t'u flijuar, me të tashme e me të ardhme, sic do të kemi ne sonte. A nuk të jep siguri kjo gjë?

— S'e kisha fjalën atje, — tha Diana, duke lëvizur në ndenjëse. — Frika ime është e një lloji tjetër, as vetë s'di si ta them. Ti pak më pare përmende fjalët hyjni, fat dhe fatalitet. Të gjitha këto janë të bukura, por ato njëkohësisht të trembin. Une s'dua t'i shkaktoj fatkeqësi askujt.

— O, — ia bëri ai gëzueshëm. — Si çdo sovran, kurora edhe të tërheq, edhe të tremb. Por mua kjo më duket e kuptueshme, sepse, në fund të fundit, çdo kurorë ka me vete edhe shkëlqimin, edhe helmin.

— Mjaft, Besian, — tha ajo me zë të bute. — Mos u tall.

— Une nuk tallem, — tha ai po me atë shkujdesje ngazëlluese. — Une vetë provoj të njëjtën ndjenjë si dhe ti. Miku, besa dhe gjaku janë si nyjet e tragjedisë antike dhe, të hysh në mekanizmin e tyre, do të thotë të pranosh mundësinë e tragjedisë. Megjithatë ne s'kemi pse të trembemi, Diane. Në mëngjes ne do ta heqim përsëri kurorën dhe do të çlodhemi prej barres së saj, gjer në mbrëmjen tjetër.

Ai ndjeu gishtat e saj ta përkëdhelnin në qafë dhe e mbështeti kokën mbi flokët e saj. Si do të flemë atje, tha ajo me vete, bashkë apo veç e veç, kurse me zë pyeti:

— A është akoma larg?

Besian Vorpsi hapi pak derën e karrocës, për të pyetur karrocierin, qenien e të cilit ata pothuajse e kishin

harruar. Bashkë me përgjigjen në karrocë hyri një vrundull ajri i ftohtë.

— Po afrohemi, — tha Besiani.

— Br, sa ftohtë, — ia bëri ajo.

Jashtë mbasditja, që gjer atëherë dukej sikur s'do të mbaronte kurrë, po jepte shenjat e para të ikjes. Gulçimat e kuajve dëgjoheshin tani më fort dhe Diana përfytyronte shkumën që u dilte nga goja, ndërsa tërhiqnin karrocën drejt kullës së panjohur ku do të bujtnin.

Muzgu nuk kishte rënë akoma mire kur karroca ndaloi dhe ata zbritën. Pas troshitjes së gjatë, bota dukej e shurdhët dhe e ngrirë krejt. Karrocieri tregonte me dore njërën nga kullat që çoheshin matanë rrugës, por atyre, ngaqë i kishin këmbët të mpira, u vinte çudi se si do të mbërrinin gjer atje.

Një copë herë u vërtitën rreth karrocës, hynë e dolën në të, duke u marrë herë me çantat e udhëtimit e herë me valixhet, gjersa u nisën më në fund drejt kullës, kortezh i çuditshëm, ata të dy përpara, të zënë përkrahu dhe pas tyre, me valixhet prej lëkure në duar, karrocieri.

Kur iu afruan kullës, Besiani u shkëput nga e shoqja dhe me hapa që asaj i dukeshin krejt të pasigurt, iu avit ngrehinës së gurtë. Porta e ngushtë ishte e mbyllur, dritarezat pa jetë dhe asaj vetëtimthi i kaloi nëpër mend pyetja: e kanë marrë valle telegramin tonë?

Ndërkaq Besiani kishte ndaluar pranë kullës dhe po ngrinte kokën për të thirrur, sic duket, sipas zakonit: «a prêt miq, o i zoti i shtëpisë?!» Në një rrethanë tjetër Diana do të qeshte me të madhe, duke e pare të shoqin në rolin e mysafirit malësor, por tani diçka e pengonte. Ishte mbase hija e kullës, (guri e ka hijen të rende, thoshin pleqtë), që i peshonte mbi mushkëri.

Besian Vorpsi për të dytën herë ngriti kokën dhe befas trupi i tij iu duk asaj i vogël e i pambrojtur, në rrëzë të atij muri të ftohtë mijëvjeçar, të cilit ai po bëhej gati t'i bëzante.

Mesnata kishte kaluar prej kohësh, por Dianen s'po e zinte gjumi. Ajo rrotullohej pa pushim nën dy velenxat e leshta, prej të cilave herë i dukej se kishte vapë e herë ftohtë. I kishin shtruar drejt e në dyshemenë prej dërrase, në katin e dytë të kullës, krahas nuseve dhe vajzave. Besiani flinte lart në katin e trete, në dhomën e miqve. Me siguri dhe atë nuk e zinte gjumi.

Poshtë, nën dysheme, dëgjohej bërlykja e një kau. Kur e kishte ndier në fillim, ajo qe tmerruar, por njëra nga nuset, ajo që ishte shtrirë përbri saj, i kishte thênë me zë të ulët: mos u tremb, është Kazili. Nga mësimi i zoologjisë i qe kujtuar se kështu e ripërtypnin lopët ushqimin e ngrënë gjatë dites dhe ishte qetësuar. Por kjo nuk e kishte ndrhmuar që ta zinte gjumi.

Ndër mend i dyndeshin në mënyrë të çrregullt dhe pa këmbëngulje gjithfarë copëza mendimesh apo bisedash, të dëgjuara dikur apo disa orë më pare. Njëherë iu duk se shkaku i pagjumësisë së saj ishte pikërisht dyndja e tyre e çrregullt dhe u përpoq t'i sistemonte ato njëfarësoj. Por kjo ishte tepër e vështirë. Sa arrinte të shtronte njërën linjë të mendimit, tjetra egërsohej në çast, duke dalë jashtë shtratit të vet. Një copë herë u përpoq ta përqëndronte mendjen te plani i tyre i udhëtimit, ashtu sic ia kishte shpjeguar Besiani para nisjes. Nisi të llogariste ditët që do të qëndronin në malesi, kullat e ndryshme ku do të bujtnin, disa prej të cilave ishin për të plot të panjohura, si 'kulla e Oroshit, në të cilën do të bujtnin të nesërmen dhe ku do t'i priste kryezoti i mistershëm i Rrafshit verior. Diana donte të merrte me mend se si mund të ishin të gjitha ato, por pikërisht aty mendimi iu shthur përsëri. Ajo vuri dorën në tëmtha, si për të ngadalësuar rrahjen

e tyre të shpeshtë, që asaj i dukej se kishte lidhje me acarimin e trurit, por pas disa çastesh iu duk se shtrëngimi i tyre e shtonte shthurrjen. I hoqi duart që andej dhe një copë herë e la mendimin të hargalisej nga të donte. Mirëpo kjo ishte e padurueshme. Duhet të mendoj diçka gjithsesi të rregullt, tha me vete. Dhe nisi të sillte ndër mend gjithçka që ishte biseduar pak orë më pare, në dhomën e miqve. Do t'i risjell të gjitha, mendoi, si kau që bërlyket poshtë në katua. Besianit do t'i pëlqente me siguri një krahasîm i tillë. Ai ishte treguar mjaft i dashur me të atje lart në dhomën e miqve. I kishte shpjeguar asaj gjithçka, duke i marrë më pare leje për këtë të zotit të shtëpisë. Sepse në dhomën e miqve, apo në dhomën e burrave, sic quhej ndryshe, nuk lejohej pëshpërima apo të folurit në vesh. Atje, sic i kishte shpjeguar Besiani, fliteshin vetëm «fjalë burrash», nuk lejoheshin thashethemet, nuk kishte fraza apo mendime të mbetura pezull, çdo bisedë miratone j me fjalët «mire e ke«-, apo «të lumtë goja». Ja, vër veshin në ato që thonë, i pëshpëriste Besiani. Dhe ajo i vinte veshin bisedës dhe ishte vërtet ashtu sic e shpjegonte ai. Përderisa shtëpia e shqiptarit është një kështjellë, mê kuptimin e mirëfilltë të fjalës, i shpjegonte ai, dhe përderisa ndërtimi i brendshëm i familjes, sipas kanunit, të kujton një strukture të vogël shtetërore, është e kuptueshme, që edhe biseda e shqiptarit të jetë e stilit etatist. Pastaj, gjatë darkës Besiani ishte kthyer prapë te biseda e preferuar për mikun dhe mikpritjen, duke i shpjeguar asaj, **SQ**. fenomeni «mik», si çdo fenomen i madh, krahas anës sublime kishte anën e tij absurde. Ne jemi sonte këtu të plotfuqishëm si hyjnitë, i kishte thënë ai, ne mund të bëjmë çdo marrëzi, madje mund të vrasim dikë dhe për gjithçka e merr fajin i zoti i shtëpisë, sepse ai na dha bukë, (buka m'u gjet për dreq, thotë kanuni), por ka megjithatë një kufi edhe për ne. hyjnitë. Dhe e di cili është k^ifiri? Neve, që mund të bëjmë gjithçka, madje edhe vrasje, s'na lejohen dy gjëra: e para, të fshijmë me kafshatë pjatën, e dyta. të prekim vegshin e vatrës. Diana mezi e kishte mbajtur të qeshurën. Po kjo është komike, kishte thënë ajo nëpër dhëmbë, kjo

është përtej komikes. Ashtu është, i qe përgjigjur ai, megjithatë kjo është e vërtetë. Në qoftë se une do ta bëja sonte një gjë të tillë, i zoti i shtëpisë do të ngrihej në çast, do t'i afrohej dritares dhe me një kujë të tmerrshme do të lajmëronte fshatin se tryeza e tij u fye prej mikut. Dhe që në atë çast miku kthehet në armik për vdekje. Po pse, pyeste Diana, pse të jetë kështu. Besiani ngrinte supet. Nuk e di, thoshte, s'di ç'të them. Ndoshta është dialektika e gjërave ajo që dukurive të madhërishme u vë përbrenda një cen, jo për t'i zhvleftësuar ato, por për t'i bërë më të vërteta. Kështu fliste Besiani, ndërsa ajo me bisht të syrit vështronte përreth, duke u matur dy--tri herë t'i thoshte: të madhërishme vërtet janë këto gjëra, por a nuk mund të kishte pakëz më shumë pastërti? Në fund të fundit, kush ti i pare që një ferner të mund të krahasohej me një zane mali duhej një *salle de bain*, apo jo? Por Diana nuk ia kishte thënë këto fjalë, jo se nuk kishte pasur guxim, por nga keqardhja, për të mos i prishur atij fantazinë. JNë të vërtetë këto ishin nga të rrallat fjalë që ajo i kishte menduar, pa ia thënë. Në përgjithësi ajo i thoshte gjithçka që mendonte dhe ai e dinte këtë gjë, ndaj nuk ia merrte kurrë për keq, në qoftë se ajo i thoshte ndonjëherë ndonjë gjë plagosëse, sepse, në fund të fundit, kjo ishte një taksë për sinqeritetin e saj.

Diana u rrotullua ndoshta për të njëqindtën herë në krahun tjetër. Pra, pështjellimi i mendimeve në kokën e saj nuk kishte nisur pas renies për gjumë, por qysh atje, në dhomën e miqve. Megjithëse ajo përpiqej t'i vinte veshin gjithçka je që thuhej. qysh atje mendja e saj nisi të fluturonte degë më degë. Tani, ndërsa bërlykej, (ajo buzëqeshi me vete për të dytën herë), ajo ndiente herë afrimin e trembshëm të gjumit, herë ikjen e tij nga një kërcitje dyshemeje apo nga një pickim. Një herë rënkoi «perse më solle këtu», duke u habitur dhe vetë për ngulçimën e saj, sepse ishte akoma zgjuar për të dëgjuar zërin e vet, megjithëse jo aq sa të kuptonte fjalët. Tani gjumi i shpalosej përpara në formen e djerrines së mëngjesit, midis së cilës kishte plot pjata që nuk duhej të fshiheshin kurrsesi me kafshatë, dhe ajo bente pikërisht atë që nuk

duhej ta bënte, zgjaste dorën drejt tyre, prandaj dhe gjithçka trandej rënkueshëm.

Kjo është torture, mendoi ajo dhe hapi sytë. Përballë saj, midis mûrit të errët dalloi një katror të ndriçuar dobët. Për një kohë të gjatë, si e magjepsur, ajo mbajti sytë mbi atë copëz hiroshe. Ku kishte qenë ky katror, perse nuk **e** kishte vënë ré më pare? Jashtë, sic duket, po gdhin-, te. Diana nuk ishte në gjendje t'i hiqte sytë nga dritarja e ngushtë. Midis territ të mundimshëm të dhomës ai copë ag akoma i zbehtë ishte si një mesazh shpëtimi. Diana e ndiente se si nën efektin e tij qetësues ajo po çlirohej me shpejtësi nga ankthet. Në atë katror të hirtë drite përfaqësoheshin shumë mëngjese, ndryshe ai nuk kishte si të ishte aq esëll, i qetë dhe mospërfillës ndaj tmêrreve të natës. Nën ndërhyrjen e tij Dianen e zuri gjumi shumë shpejt.

Karroca ecte përsëri nëpër një rrugë malore. Dita ishte e hirtë me një horizont shurdh. që mbyllej në largësitë alpine. Përcjellësit sapo ishin kthyer mbrapsht, dhe ata të dy, me gjurmët e lodhjes në fytyrë nga nata e kaluar, të shkurorëzuar nga kurora e mikut, ishin gjendur përsëri vetëm mbi ndenjësen e kadifenjtë.

— Si fjete? — e pyeti ai. — Të zuri gjumi?

— Disi. Afër mëngjesit.

— Edhe une pothuajse s'kam fjetur.

— E mora me mend.

Besiani i zuri dorën dhe ia mbajti në të tijën. Ishte nata e pare pas martesës që kishin fjetur të ndarë. Me bisht të syrit ai vështroi një grime profilin e saj. Diana iu duk e zbehtë. Ai deshi ta përqafonte, po sepse u druajt.

Një copë herë i mbajti sytë në dritarezën e karrocës,

pastaj, pa e kthyer kokën, vështroi prapë vjedhurazi profilin e së shoqes. Më tepër se e zbehtë, ajo fytyrë iu duk e ftohtë. Dora e saj rrinte e plogët në dorën e tij. Me vete ai pyeti «ç'ke?», por me fjalë nuk tha asgjë. Një alarm i dobët i binte diku thellë, shumë thellë, përbrenda qenies së tij.

Ndoshta ishte shumë ta quante ftohtësi. Ishte më tepër një mënjanim, apo faza e pare e njëfarë tëhuajzimi, në mund të përdorej një fjalë e tillë.

Karroca lëkundej ritmikisht, dhe ai mendoi se ndoshta nuk ishte asnjëra nga të dyja. Sigurisht, tha me vete, asnjëra. Ishte diçka më e thjeshtë. Ishte thjesht doza e largësisë, apo e yllëzimit, në mund të quhej kështu, që ka çdo njeri dhe që, në fund të fundit, përbën një nga sekretet e tërheqjes së tij. Pra, ishte kjo dozë e qiellzimit, që ishte rritur paksa këtë mëngjes te Diana dhe që atij i bënte përshtypje ngaqë ishte mësuar ta ndiente atë përherë të afërt e të kuptueshme.

Ndriçimi i hirtë i dites futej me kursim brenda karrocës dhe, sikur të mos mjaftônte kjo, vesh ja prej kadifeje, thithte pjesën e vet, duke e zymtuar edhe më. Besian Vorpsi mendonte se po provonte humbjen në fazën e saj të pare, atëherë kur nuk kuptohet mire në është e hidhur apo e ëmbël shija e saj. Sepse ai e quante veten aq fin, saqë të dinte të gjente humbjen aty ku të tjerët shihnin akoma fitoren.

Ai buzëqeshi me vete dhe nga kjo kuptoi se s'ishte aspak i trishtuar^. Në fund të fundit, me siguri ashtu pakëz i largët i qe dukur përherë ai asaj, dhe s'kishte asgjë të keqe në qoftë se edhe ajo merrte pak largësi. Madje kështu do t'i dukej edhe më e dëshirueshme.

Besiani e kapi veten duke marrë frymë thellë. Do të vinin dite të tjera në jetën e tij, herë njëri, herë tjetri do të enigmatizoheshin përkohësisht dhe me siguri ai do të rifitonte prapë gjendjen e pare.

O zot, po ç'pozitë kam humbur që më duhet ta rifitoj? qeshi me vete. E qeshura, ngaqë nuk u shfaq mbi asnjë pjesë të lëkurës së tij, u rrokullis përbrenda me një zhurmë të mbytur. Dhe, si për t'u bindur për budallallë-

kun e harnend jeve të tij, për të katërtën herë vështroi vjedhurazi fytyrën e së shoqes, me shpresë që të gjente vërtetimin e së kundërtës në të. Mirëpo fytyra e bukur e Diane Vorpsit nuk jepte asgjë.

Kishin mjaft orë që udhëtonin, kur karroca ndaloi ndanë rrugës. Pa pasur kohë të pyetnin perse ndaluan, ata pane karrocierin të zbriste dhe t'i afrohej dritarezës, nga ana e Besianit. Ai hapi derën dhe tha se këtu ishte një vend ku mund të hanin drekë.

Vetëm atëherë ata vunë re se kishin ndaluar përpara një ndërtese me kulm të pjerrët, që duhej të ishte han.

— Gjer në kullën e Ofoshit ka edhe katër-pesë orë rrugë, — po i shpjegonte karrocieri Besianit, — dhe për të ngrënë drekë, s'besoj se gjejmë ndonjë vend tjetër për të qenë. Veç kësaj, edhe kuajt kanë nevojë të çlodhen pak.

Pa thënë asgjë, Besiani zbriti i pari dhe i dha dorën së shoqes, për ta ndihmuar të zbriste dhe ajo. Me një kërcim të lehtë Diana u hodh në tokë. Pa e hequr dorën nga krahu i të shoqit, ajo vështroi në drejtim të hanit. Tre-katër njerëz kishin arritur të dilnin që brenda dhe po vështronin gjithë kureshtje të porsaardhurit. Një tjetër, që doli i fundit nga porta e bujtinës, u afrua me një ecje shtrembaluqe.

— Urdhëroni, zotërinj, — tha ai.

Kuptohej menjëherë që ishte bujtinari dhe karrocieri e pyeti se a hahej drekë në hanin e tij dhe a kishte gjithashtu ushqim për kuajt.

— Posi, posi. Hyni, ju lutem, — u përgjigj i zoti i hanit, duke treguar me dore nga porta, kurse me sy

një pjesë të mûrit, ku nuk kishte as porte, as ndonjë vend tjetër hyrjeje. — Urdhëroni, zotërinj. Mire se erdhët!

Diana po e shikonte me habi, por Besiani i pëshpëriti: Është i vëngër.

Ndërsa ecnin drejt portes, hanxhiu u dilte udhëtarëve herë në njërin krah, herë në tjetrin. Në lëvizjet e gjymtyrëve të tij të shtrembra, krahas gjallërisë për bujtësit, kishte dhe njëfarë shqetësimi.

— Kam një kthinë të veçantë, — shpjegonte ai, — megjithëse tryeza e saj sot është e zënë, por une do të rregulloj një tryezë tjetër për ju. Ali Binaku me ndihmësit e tij ka tri dite që ka bujtur këtu, — shtoi me krenari. — Si thatë? Ali Binaku, ai vetë. Nuk e njihni?

Besiani ngriti supet.

— Ju vini nga Shkodra? Jo? Nga Tirana. Ah, sigurisht me këtë karrocë. Do të flini sonte këtu?

— Jo, ne udhëtojmë për në kullën e Oroshit.

— Ah, po. E mora me mend. Kam dy vjet që nuk kam pare një karrocë të tillë. Jeni fis i princit?

— Jo. Mysafirë të tij.

Ndërsa kalonin përmes kthinës së madhe të hanit drejt dhomës së veçantë, Diana ndjeu vështrimet e bujtësve, një pjesë e të cilëve hanin drekë në një tryezë të gjatë e të piste me dru lisi, kurse të tjerët rrinin qosheve, të ulur mbi trastat e zeza prej shajaku. Dy a tre prej tyre, që ishin ulur drejt e në tokë, lëvizën pak, për të lënë grupin e vogël të kalonte.

— Këto tri ditët e fundit kemi pasur pak rrëmujë në han, për shkak të një ndarjeje kufijsh që bëhet këtu afër.

— Një ndarje kufijsh? — pyeti Besiani.

— Si urdhëron, — tha bujtinari, duke shtyrë me njërën dore një derë gjysmë të shkalafitur. — Ndaj ka ardhur dhe Ali Binaku me- ndihmësit e vet.

Ai i tha fjalët e fundit me zë të ulët, tamam në kohën që të porsaardhurit nga Tirana kapërcyen pragun e kthinës së veçantë.

— Ja ku janë, — pëshpëriti hanxhiu, duke bërë me kokë nga qoshja boshe e kthinës. Por ata të dy, të mësuar tani me sytë e tij të vëngër, vështruan në drejtimin tjetër,

atje ku, të ulur në një tryezë prej dru lisi, por më të vogël e pak më të pastër se tryeza e kthinës kryesore, po hanin drekë tre njerëz.

— Ja, tani po ju sjell tryezën tuaj, — tha hanxhiu dhe u zhduk në çast. Dy prej tre drekuesve vështruan në drejtim të bujtësve, kurse i treti vazhdonte të hante, pa ngritur sytë. Që jashtë nisi të dëgjohej një rrapëllimë e çrregullt, e ndërprerë nga goditje të shkurtra, që, sa vente, afrohej dhe, më në fund, te dera e kthinës ata pane të futeshin në fillim dy këmbë tryezë, pastaj një pjesë e trupit të hanxhiut dhe pas pak krejt tryeza dhe hanxhiu, të shtrembër e të pleksur bashkë, midis ofshamave dhe mallkimeve të këtij të fundit.

Hanxhiu e lëshoi më në fund tryezën përtokë dhe doli përsëri për të sjellë ca ndenjëse druri.

— Uluni, zotni, — tha duke i vendosur ndenjëset pranë tryezës. — Uluni, zonjë. Ç'urdhëroni të hani?

Besiani pyeti se çfarë kishte dhe Diana tha se donte vetëm dy vezë të skuqura dhe pak djathë. Hanxhiu për çdo gjë thoshte «si urdhëroni» dhe një copë herë erdhi vërdallë plot telashe nëpër kthinën e ngushtë, për t'u shërbyer mysafirëve të rinj, por pa harruar të vjetrit. Dukej menjëherë se gjithë qenia e tij ishte në një mundim të madh ndërsa vërtitej midis dy grupeve të bujtësve të shquar, pa e kuptuar dot se cilët ishin më të rëndësishmit. Nga mëdyshja dukej se po shtrembërohej edhe më, dhe herë-herë ngjante sikur një pjesë e gjymtyrëve të tij synonte drejt njërit grup, kurse pjesa tjetër drejt tjetrit.

— Kushedi për kë po na marrin, — tha Diana.

Besiani, pa e ngritur kokën, vështronte pjerrtazi tre burrat që hanin drekë. Ndërsa po përkulej për të fshirë diçka me leckë mbi tryezën e tyre, kuptohej menjëherë që hanxhiu po u jepte atyre të dhëna për të porsambërriturit nga Tirana. Njëri prej tyre, ai më i shkurtri, bënte sikur nuk dëgjonte ose nuk dëgjonte. vërtet. Tjetri vështronte hutueshëm me ca sy të çelët, që dukeshin se ishin tamam në vendin e tyre mbi fytyrën e tij të flashkët moskokëçarëse. I treti, veshur me një xhaketë me ka-

trorë, nuk ia hiqte sytë Dianes. Kuptohej menjëherë që kishte pire.

— Ku bëhet nda"rja e kufijve? — pyeti Besiani, kur bujtinari solli vezët e skuqura të Dianes.

— Te Shtegu i Ujkut, zotni, — iu përgjigj bujtinari. — Gjysmë orë larg që këndej. Po, në qoftë se zotnia dëshiron të shkojë, me karrocë është më pak.

— A shkojmë, Diane? — tha Besiani. — Duhet të jetë një gjë e pazakonshme.

— Si të duash, — tha ajo.

— A ka pasur sherr të vjetër për këta kufij, — iu kthye Besiani bujtinarit. — A ka pasur vrasje?

Hanxhiu lëshoi një vërshëllimë.

— Po si jo, zotni. Është një rrip toke që s'kërkon • veç mort. Pëllëmbë e murane qysh nga kohët që s'mbahen mend.

— Duhet të shkojmë patjetër, — tha Besiani.

— Si të duash, — përsëriti e shoqja.

— Tri herë ka ardhur gjer më sot Ali Binaku dhe prapë sherri dhe gjaku s'janë mehur, — vazhdoi bujtinari.

Në atë kohë burri i shkurtër nga tryeza tjetër u ngrit. Nga mënyra se si fill pas tij u ngritën dy të tjerët, Besiani kuptoi se ai duhej të ishte Ali Binaku.

Ai bëri një përshëndetje me kokë, pa vështruar askënd dhe doli i pari. Dy të tjerët i ranë pas. Ai me xhaketë me katrorë doli i fundit, duke përpirë edhe një herë Dianen me sytë e skuqur nga pija.

— Ç'tip i pështirë, — ia bëri Diana.

Besiani bëri një lëvizje me duar.

— Ndoshta s'i duhet vënë faj. — tha. — kushedi sa kohë ka që vërtitet në maie pa gra, pa dëfrim. Me sa duket nga veshja, është nga qyteti.

— Megjithatë mund t'i përmbaië pak ata sv gjithë lyre, — tha Diana duke shtyrë pjatën, në të cilën njëra nga vezët ishte e paprekur.

Besiani thirri bujtinarin për të paguar.

— Në qoftë se zotnia me zonjën dëshiroinë të shkoinë te Shtegu i Ujkut, tani sapo u nisën për atie Ali Binaku me ndihmësit e vet. Mund të ndiqni rrugën me karrocë

pas kuaj ve të tyre. Përndryshe, në qoftë se doni ndonjë shoqërues...

— Po shkojmë pas kuajve të tyre, — tha Besiani.

Karrocieri ishte duke pire kafe në kthinën e madhe kur ata dolën. Ai u ngrit menjëherë dhe eci pas tyre. Besiani pa orën.

— Kemi së paku dy orë kohë të tepërt për të pare një ndarje kufijsh, apo jo?

Karrocieri tundi kokën me mëdyshje.

— S'di si të them, zotni. Rruga gjer në Orosh është e gjatë. Megjithatë, në qoftë se ju dëshironi...

— Mjafton që në kullën e Oroshit të mbërrijmë në mbrëmje, — vazhdoi Besiani. — Tani është pothuajse mesditë dhe ne kemi përpara mjaft kohë. Është një rast i rrallë që s'duhet humbur, — iu kthye ai Dianes.

Ajo kishte ngritur jakën prej gëzofi të palltos dhe priste më këmbë ç'do të vendosnin ata.

Pas dhjetë minutash karroca e tyre i arriti kuajt e grupit të vogël të Ali Binakut. Ata bënë mënjanë për të lënë karrocën të kalonte dhe u desh një copë herë që karrocieri t'u shpjegonte se karroca do të ecte pas tyre, meqenëse nuk e dinte rrugën për te Shtegu i Ujkut. Gjatë gjithë kësaj kohe Diana rrinte e zhytur në thellësi të ndenjëses, në mënyrë që sytë e bezdisshëm të njeriut me xjiaketë me katrorë, kali i të cilit dilte herë nga e djathta, herë nga e majta e karrocës, të mos e gjenin dot.

Shtegu i Ujkut ishte më larg se ç'tha hanxhiu. Që nga larg ata pane një pllajë të hapët, sipër së cilës njerëzit që lëviznin dukeshin si njollëza të zeza. Ndërsa i afroheshin vendit, Besian Vorpsi po përpiqej të kujtonte ç'thoshte kanuni për kufijtë. Diana e dëgjonte e qetë. Eshtrat e varrit dhe guri i kufirit nuk lozin kurrë, thoshte ai. Po e ngatërroi kush kuf irin dhe për këtë arsye ndodh vrasje, atëherë fajtori grihet katundisht.

— Mos po verni të shohim ndonjë pushkatim? — tha Diana ankueshëm. — Edhe kjo na duhej.

Besiani buzëqeshi.

— Mos ki frikë. Kjo duhet të jetë ndonjë zgjidhje paqësore, meqenëse kanë ftuar atë, si e quajnë, Ah Binakun.

— Dukej njeri shumë serioz, — tha Diana. — Kurse njëri nga ndihmësit, ai me atë xhaketë si klloun, është aq i pështirë.

— Ç'ia vë re, — tha Besiani.

Ai i mbante sytë përpara, sikur nuk i durohej sa të mbërrinin në pllajë.

— Vendosja e gurëve të kufirit është një procès madhështor, — tha ai, pa i shkëputur sytë nga largësia. — Nuk e di nëse sot do të kemi fatin të shohim pikërisht një gjë të tillë. Ah, shiko një murane.

— Ku?

— Ja, atje, pas kaçubës. Djathtas...

— Po, po, — ia bëri Diana.

— Ja një tjetër.

— Po, po. E shoh. Ja dhe më tutje një tjetër.

— Janë muranat për të cilat na foli hanxhiu, — tha Besiani. — Ato shërbejnë si kufij natyrorë midis arave ose pronave.

—Ja një tjetër, — tha Diana.

— Kështu thuhet në kanun, — vazhdoi Besiani. — Kur ndodh vrasja mu në kohë të grindjes për kufirin, aty ku ngulen muranat, aty mbetet dhe kufiri.

Diana e mbante kokën vazhdimisht te xhami i dritares.

— Muranën që bëhet kufi, s'e luan askush në jetë të jetëve, — vazhdoi Besiani, — se, sic thuhet në kanun, u mor me gjak e me kokë të lënë.

— Sa shumë shkaqe për të vdekur, — tha Diana. Ajo - i shqiptoi ato fjalë fare pranë xhamit, kështu që ai u vesh sakaq me avull sikur të donte të bënte një shkëputje midis saj dhe peizazhit.

Përpara tyre tre kalorësit kishin ndalur dhe po zbritnin nga kuajt.- Karroca qëndroi disa hapa larg. Me të zbritur prej saj, ata e ndien përnjëherësh vëmendjen e përgjithshme. Përreth kishte burra, gra dhe shumë fëmijë.

— Ka fëmijë, e shikon? — i tha Besiani Dianes. — Ngulja e kufijve është e vetmja ngjarje e rëndësishme në jetën e malësorit ku thirren fëmijët, dhe kjo bëhet me qëllim që kufiri të mbahet mend.

Ata vazhduan të flisnin një copë herë me njëri-tjetrin, sepse kështu u dukej se e përballonin më natyrshëm kureshtinë e malësorëve. Me bisht të syrit Diana vështronte grate e reja, xhubletat e zeza të të cilave lëkundeshin valë-valë pas çdo lëvizjeje. Të gjitha i kishin flokët të lyer me bojë të zezë, të prerë sipas një modeli të njëjtë: baluke mbi balle dhe flokë të drejtë në të dyja anët, që të kujtonin perden e një skene teatri. Ato vështronin që larg çiftin e të porsaardhurve, duke u përpjekur ta fshihnin kërshërinë.

— Ke ftohtë? — e pyeti Besiani të shoqen.

— Pak.

Në të vërtetë pllaja ishte e ftohtë, dhe kaltërimi i Alpeve rreth e rrotull dukej sikur e ftohtë edhe më grinë e saj.

— Sa mire që s'po bie shi, — tha Besiani.

— Shi?! — u habit ajo. Për një çast iu duk se shiu ishte njëlloj varfanjaku, i papranueshëm midis këtij luksi dimri alpin.

Midis pllajës Ali Binaku me ndihmësit e vet diçka po bisedonin me një grumbull burrash.

— Shkojmë atje, — tha Besiani. — Diçka do të marrim vesh.

Ata ecën ngadalë midis njerëzve të shpërndarë atykëtu, duke dëgjuar coperà pëshpërimash, të cilat, ca ngaqë fliteshin nëpër dhëmbë e ca nga dialekti malor, pothuajse nuk kuptoheshin. Ata kuptuan vetëm fjalët «princeshë» dhe «motra e mbretit», dhe Diana për herë të pare gjatë atij mëngjesi deshi të qeshte me të madhe.

— E dëgjove? — i tha ajo Besianit. — Po më marrin për princeshë.

I gëzuar që ajo po gjallërohej, ai i shtrëngoi krahun.

— Të iku pak lodhja?

— Po, — ia bëri ajo. — Këtu është bukur.

Pa e ndier dhe vetë, ata i ishin afruar grupit të Ali Binakut. Njohja e tyre u bë vetvetiu, midis grumbullit të malësorëve, që dukej sikur i shtynte drejt njëri-tjetrit të dy grupet e të ardhurve. Besiani tha kush ishte dhe nga vinte dhe të njëjtën gjë bëri Ali Binaku, për habinë e malësorëve, që e dinin atë të njohur në tërë rruzullin to-

kësor. Ndërsa ata bisedonin, rreth tyré njerëzit u shtuan edhe më, duke mos i hequr sytë prej tyre, sidomos prej Dianes.

— Bujtinari na tha se në këtë pllajë kanë ndodhur shpesh grindje për kufij, — tha Besiani.

— Po, — u përgjigj Ali Binaku. Ai fliste me zë të ulët, me një mënyrë monotone, pa asnjë shenjë pasioni, gjë që ia kishte mësuar ndoshta vetë puna e tij si shkoqitës kanuni. — Besoj se i patë muranat në të dyja anët e rrugës.

Besiani me Dianen bënë të dy «po» me kokë.

— Gjithë ato vdekje dhe prapë çështja nuk është zgjidhur? — tha Diana.

Ali Binaku e vështroi qetësisht. Pas vështrimeve kureshtare të turmës që i rrethonte dhe sidomos pas vështrimit të ndezur të xhaketëkatrorshit, që u prezantua si gjeometër, sytë e Ali Binakut iu dukën Dianes si sy statujash klasike.

— Nuk bëhet më sherr për atë pjesë të kufirit të vendosur me gjak, — tha ai. — Ajo pjesë është ngulitur një herë e përgjithmonë mbi fytyrë të dheut. Është pikërisht kjo pjesa tjetër që shkakton grindje, — dhe ai tregoi me dore në një drejtim të pllajës.

— Pjesa e papërgjakur? — tha Diana.

— Pikërisht, zonjë. Ka shumë e shumë vite që nuk po shuhet sherri midis dy katundeve për këtë kullotë.

— Po valle a është e domosdoshme prania e vdekjes, që kufiri të jetë i qëndrueshëm? — e ndërpreu Diana, e habitur dhe vetë për ndërhyrjen e sidomos për tonin e saj, ku nuk ishte vështirë të dallo je përzierjen e një lloj proteste me ironinë.

Ali Binaku buzëqeshi ftohtë.

— Po ne prandaj jemi këtu, zonjë, që të mos lejojmë vdekjen.

Besiani, në mënyrë pyetëse, sikur të thoshte «ç'pate kështu?», i nguli sytë së shoqes. Në sytë e saj atij iu duk se pa një shkarkim të shkurtër, të panjohur. Me njëfarë ngutjeje, si për të shlyer kujtimin e incidentit të vogël, ai e pyeti Ali Binakun për diçka, po pa u përqéndruar dot për të dëgjuar përgjigjen.

Përreth të gjithë ndiqnin me sy grupin e vogël të bashkëbiseduesve. Vetëm ca pleq rrinin mënjanë, të ulur mbi ca gurë të mëdhenj, krejt mospërfillës për gjithçka.

Ali Binaku vazhdonte të fliste ngadalshëm dhe vetëm pas një minute Besiani e kuptoi që e kishte pyetur pikërisht për diçka që ndoshta nuk do të ishte mire ta pyeste, për vrasjet që shkaktoheshin në grindje e sipër për kufijtë.

— Po qe se i vrari nuk rrëzohet prej pushkë, por i jep zemër vêtes e shtyhet, ku duke u çuar **e** ku duke u rrëzuar, rrëshqanthi, drejt kufirit të huaj, sado thellë të hyjë, aty ku rrëzohet e i lodhur prej plagëve vdes, aty i vihet murana, e ajo murane, edhe pse në tokë të huaj, mbetet përgjithmonë.

S'ishte vetëm pamja, por edhe sintaksa e të folurit të Ali Binakut kishte diçka të ftohtë e jashtë së folmes së përditshme.

— E po u vranë dy vetë flakë për flakë? — pyeti Besiani.

Ah Binaku ngriti sytë. Dianes iu duk se irallë kishte takuar një njeri kaq të shkurtër, autoriteti i të cilit të mos prekej aspak prej shkurtësisë.

— Po të vriten dy vetë flakë për flakë e larg njëritjetrit, kufiri mbetet tek ra secili e hapësira midis quhet tokë e askujt

— Tokë e askujt, — përsëriti Diana. — Tamam si midis shteteve.

— Është ajo që biseduam mbrëmë, — i tha Besiani. — Jo vetëm në stilin e të folurit, por në gjithë mendësinë dhe veprimet e banorit të Rrafshit ka diçka etatiste.

— E kur' s'ka qenë pushka? — pyeti Besiani. — Kanuni është më i vjetër se armët e zjarrit, apo jo?

— Shumë më i vjetër, sigurisht.

— Atëherë përdorej rrasa e gurit, apo jo?

— Po, — tha Ali Binaku. — Kur s'ka qenë pushka, përdorej gurapeshi. Në rastin e grindjes midis dy familjeve, dy katundeve, apo dy flamurëve, caktoheshin nga të dy palet mbartësit e gurapeshit. Kush shtyhej më larg me rrasën e gurit në krahë, ai fitonte.

*• Po sot ç'do të bëhet? — pyeti Besiani.

— Sot do të bëhet një rivërtetim kufijsh.

Ali Binaku rrotulloi vështrimin midis turmës së shpërndarë, gjersa sytë e tij u ndalën në grupin e vogël të pleqve.

— Janë thirrur pleq të moçëm nga flamuri për të dëshmuar vijën e vjetër të kufijve të kullotës.

Besiani me Dianen kthyen sytë nga ajo anë ku pleqtë vazhdonin të rrinin të ulur mbi gurët e mëdhenj, si ata aktorët që presin të futen në roi. Dukeshin aq të moçëm, saqë herë-herë me siguri harronin perse ishin aty.

— Do të fillojë shpejt? — pyeti Besiani.

Ali Binaku nxori një orë me zinxhir nga xhepi i vogël i jelekut.

— Po, — ia bëri ai. — Besoj se do të fillojë shumë shpejt.

— Do të qëndrojmë? — pyeti Besiani me zë të ulët Dianen.

. — Si të duash, — tha aio.

Sytë e malësorëve, sidomos të grave e fëmijëve, ndiqnin çdo lëvizje të tyre, por tani ata u mësuan disi me këtë gjë. Diana kishte kujdes vetëm që t'u shmangej svve gjysmë të dehur të gjeometrit. Që të dy, ai bashkë me ndihmësin tjetër, që u prezantua në han si mjek, i shkonin prapa hap pas hapi Ali Binakut, megjithëse ky i fundit nuk u drejtohej asnjëherë për asgjë, thuase nuk kishte asnjë punë me ta.

Nga nie zhvendosje disi e sihqetësuar e njerëzve ndihej menjëherë që po afronte ora e ceremonisë. Pasi u ndanë prej tyre, Ali Binaku me ndihmësit e vet shkonin e vinin nga njëri gruo i njerëzve te tjetri. Vetëm tani, pas zhvendosjes së njerëzve, Besiani me Dianen vunë re gurët e kufirit të vjetër, që e përshkonin tejpërtej pllajën.

Befas u duk se mbi pllaië plîakosi një atmosfere prîtieje. Diana i vuri krahun Besianit dhe u mbështet e giitha pas tij.

— Po sikur të ndodhë gjë? — tha ajo.

— Cfarë?

— Gjithë malësorët janë me pushkë, nuk i shikon?

Ai e shikoi ngultazi dhe vetëtimthi i shkoi ndër mend t'i thoshte: kurse ti, vetëm se pe nja dy malësore me cadra shkatarraqe, kujtove se mund të talleshe me Rrafshin. Tani e ndien rrezikun, eh? Mirëpo në çast iu kujtua se ajo nuk kishte thënë asgjë për cadrât dhe gjithçka ai e kishte bluar në kokë të vet.

— Të ndodhë ndonjë vrasje? — ia bëri ai. — Nuk e besoj.

Në të vërtetë gjithë malësorët ishin të armatosur dhe mbi pllajë rëndonte një alarm i ngrirë. Aty-këtu mbi men**get** e tyre dukej rubi i zi. Diana u mbështet akoma më shtrëngueshëm pas të shoqit.

— Së shpejti do të fillojë, — tha ai, duke mos i hequr sytë nga pleqtë e moçëm, të cilët ishin ngritur tani më këmbë.

Diana e ndiente veten çuditërisht të zbrazët. Rastësisht në një nga rrotullimet e shikimit sytë e saj kapën karrocën. E ndalur në anë të pllajës, e zezë, me format e spërdredhura rokoko të dyerve dhe kupesë, me kadifenë e saj prej llozhe koncerti, ajo rrinte aty mënjanë krejt e huaj në sfondin gri alpin. Ajo deshi fia tundte krahun Besianit, për fi thënë «shiko karrocën»-, por në atë çast ai pëshpëriti:

— Po fillon.

Nga grupi i pleqve qe shkëputur njëri prej tyre dhe po bëhej gati për diçka.

— Të afrohemi edhe pak, — tha Besiani dhe e tërhoqi për dore. — Sic duket, këtë plak kanë zgjedhur të dy palet e grindësve për të shënuar kufirin.

Plaku i veçuar nga të tjerët bëri disa hapa, pastai qëndroi përpara një guri dhe një plisi dheu të freskët. Në pllajë u bë njëfarë heshtie, apo u duk kështu, sepse në të vërtetë zhurmëria njerëzore ishte shumë më e paktë se oshëtima e vazhdueshme e bjeshkës, kështu që heshtjen nuk kishte fuqi ta vendoste elementi njerëzor. Megjithatë ajo u ndje.

Plaku u përkul. kapi me të dy duart gurin dhe e vuri
* mbi **SUD**. Dikush tjetër i vuri mbi të njëjtin sup edhe plisin e dheut. Fytyra e plakut, e thatë, me ca pllanga

të hirta neper të, ishte e palëvizur. Atëherë midis heshtjes një zë i tingullt, me një kumbim bronzi që s'u kuptua nga ç'anë erdhi, thirri:

— Prij, pra, e, në mos punofsh me të drejtë, kjo peshë t'u rëndoftë në atë jetë.

Sytë e pläkut mbetën ca caste të palëvizshëm. Nuk të besohej që gjymtyrët e tij do të bënin qoftë edhe një lëvizje tjetër, pa u shkatërruar krejt ajo strukture vjetrane. Mirëpo plaku lëvizi.

— Afrohemi dhe pak, — pëshpëriti Besiani.

Ata të dy ishin tani pothuajse në mes të grumbullit të njerëzve, që ecnin pas plakut.

— Kush flet kështu? — pëshpëriti Diana.

— Plaku, — u përgjigj Besiani po me pëshpërimë. — Me gur e balte në sup të krahut betohet, sic thuhet në kanun.

Zëri i plakut, i thellë, si i marrë hua nga shpellinat, mezi dëgjohej.

— Për këtë gur e dhé, me të cilët ngarkova veten, .për çka kam dëgjuar prej të parëve, këtu e këtu janë kufijtë e hershëm të kullotës e këtu pò i ngul edhe une. Po rrejta, i mbajtsha në atë jetë gur e balte në shpirt.

Plaku, dhe pas tij grumbulli i njerëzve, i ranë dalngadalë mes për mes pllajës. U dëgjuan për herë të fundit fjalët e plakut: «Po rrejta, ky gur e kjo balte m'u rëndofshin në këtë e në atë jetë», dhe i lëshoi ato përtokë.

Disa prej malësorëve që ecnin pas tij, nisën të gërmonin menjëherë nëpër të gjitha pikat që shënoi plaku.

— Ja, po zhgulin gurët e vjetër dhe po ngulin gurët e rinj të kufirit, — i shpjegoi Besiani së shoqes.

Aty-këtu dëgjoheshin goditjet e çekiçëve. Dikush thërriste: Afroni fëmijët. Afroni fëmijët të shikojnë.

Diana vështronte përhumbshëm vendosjen e gurëve. Papritur midis xhokeve të zeza të malësorëve ajo pa disa katrorë të përbuzshëm që po afroheshin dhe e kapi për mënge të shoqin, si për t'i kërkuar ndihmë. Ai e vështroi në mënyrë pyetëse, por ajo nuk arriti t'i shpjegonte asgjë, sepse gjeometri ishte ndërkaq përballë tyre. Buzëqeshja i bënte të dukeshin edhe më të dehur sytë e tij.

— Ç'komedi, — tha ai, duke treguar me kokë në drejtim të malësorëve. — Ç'tragjikomedi! Ju jeni shkrimtar, apo jo? Shkruajeni këtë idiotësi, ju lutem.

Besiani e vështroi rreptas, pa i dhënë përgjigje.

— Më falni që ndërhyra kështu pa takt. A? Më falni ju lutem, sidomos ju, zonjë.

Ai bëri një përkulje pakëz teatrale përpara dhe Diana ndjeu erën e pijes.

— Ç'dëshironi? — tha ajo ftohtë, pa e fshehur përbuzjen.

Tjetri hapi dy-tri herë gojën për të folur, por qëndrimi i saj, sic duket, e hutoi dhe nuk tha dot asgjë. E ktheu kokën nga malësorët dhe qëndroi një grime ashtu, me fytyrë të palëvizshme, mbi të cilën kishte akoma një pjesë të buzëqeshjes së tij dhe pikërisht pjesën më të keqe të saj.

— Është vërtet për të vënë kujën, — mërmëriti pas pak. — Asnjëherë gjeometrisë nuk i është bërë një fyerje më e madhe në fytyrë të dheut.

— Çfarë?

— E si të mos fias kështu? Ja, une jam gjeometër. Kam studiuar për këtë punë, më kuptoni? Për mat j en e tokave. E megjithatë vërtitem vite me radhë nëpër Rrafsh, pa e ushtruar dot profesionin tim. Sepse malësorët nuk duan ta njohin profesionin e gjeometrit. Ju i patë vetë se si i zgjidhnin ata punët e kufijve. Me gurë e mallkime e shtriga e ku di une. Kurse veglat e mia rrinë prej vitesh të mbyllura në trastën e udhëtimit. Atje në bujtinë i kam lënë, hedhur në një qoshe. Ndonjë dite kanë për të m'i vjedhur fare, në mos m'i kanë vjedhur. Por une s'kam për ta lënë që puna të vejë gjer atje. Kam për t'i dalë punës përpara e kam për t'i shitur e për t'i pire, përpara se ndokush të m'i vjedhë. Oh, dite e zezë! Ika, zotni, po ma bën me shenjë Ali Binaku, ustai Im. Më falni, zoti shkrimtar, në bëra ndonjë gabim, më falni, zonjëz e bukur. Lamtumirë.

— Tip i çuditshëm, — tha Besiani, kur tjetri u largua.

— Ç'do të bëjmë tani? — tha Diana.

Midis turmës së rralluar ata kërkuan me sy karrocierin, i cili u afrua menjëherë porsa ndeshi vështrimin e tyre.

— Do të nisemi?

Besiani bëri «po» me kokë.

Ata iu afruan karrocës në kohën që plaku i moçëm prekte me dore gurët e porsavendosur të kufirit të ri, duke shqiptuar një formule mallkimi për ata që do të guxonin t'i lëviznin.

Ndërsa hipnin në karrocë, Diana e ndjeu se vëmendja e malësorëve, që ishte tërhequr përkohësisht nga shënimi i kufijve, u përqendrua përsëri tek ata. Ajo u fut e para në karrocë në kohën që Besiani përshëndeste edhe një herë me dore së largu Ali Binakun dhe ndihmësit e tij.

Diana e ndiente veten pak të lodhur dhe rrugën gjer në han e bëri pothuajse pa folur.

— Pimë një kafe përpara se të nisemi? — pyeti Besiani.

— Si të duash, — tha Diana.

Ndërsa u sillte kafen, hanxhiu u tregonte raste pleqësimesh të famshme të Ali Binakut, të cilat rrëfeheshin gojë pas goje në malesi. Kuptohej menjëherë që ai ishte tepër krenar për bujtësin e tij.

— Kur vjen në këtë krahinë, gjithmonë në bujtinën time bie, — tha.

— Po zakonisht ku banon? — pyeti Besiani, sa për të thënë diçka.

— Asgjëkund, — tha hanxhiu. — I tillë është Ali Binaku, është kudo e s'është asgjëkund. Sepse ai është gjithmonë në shtegtim, sepse gjithmonë e gjithkund ka sherr e pezmatim, dhe njerëzit kanë nevojë për gjyqtar.

Ai e vazhdoi bisedën për Ali Binakun e për pezmin shekullor të njerëzve edhe pasi solli kafen, e më vonë, kur erdhi të merrte filxhanët e paret dhe pastaj, kur i përcolli ata gjer jashtë.

Ishin duke hipur në karrocë, kur Besiani ndjeu që Diana i shtrëngoi krahun:

— Besian, shiko, — fha ajo me zë të ulët.

Disa hapa larg tyre një malësor i ri, tepër i zbehtë, vështronte me ca sy të shtangur në drejtim të tyre. Në mëngën e tij dallohej qartë rubi i zi.

— Një gjakës, — tha Besiani, duke iu drejtuar hanxhiut. — Ti e njeh?

Sytë e vëngër të bujtinarit vështruau disa hapa anash malësorit. Kuptohej menjëherë që udhëtari po bëhej gati të hynte në han dhe kishte ndalur sa për të pare mysafirët e rrallë me karrocë.

— Jo, — tha bujtinari. — Para tri ditësh ka kaluar këndej për në Orosh, për taksën e gjakut. Ej, djalosh, — i thirri ai të panjohurit, — si e ke emrin?

Malësori, që, sic duket, i erdhi e papritur thirrja e bujtinarit, ktheu sytë nga ai. Diana në atë çast kishte hyrë në karrocë, por Besiani qëndroi akoma një grime te shkallina, si për të pare do të përgjigjej apo jo i panjohuri. Te dritarja e karrocës, e kaltëryer lehtazi nga qelqi, u duk fytyra e Dianes.

— Gjorg, — u përgjigj i panjohuri, me një zë disi të pasigurt, të shkërmoqur pak, si zëri i çdo njeriu që s'ka folur për një kohë të gjatë.

Besiani u lëshua në ndenjëse pranë së shoqes.

— Ka vrarë para ca ditësh dhe tani po kthehet nga Oroshi.

— E dëgjova, — tha ajo me zë të ulët, pa i hequr sytë nga xhami.

Që nga vendi ku dukej si i mbërthyer, malësori e vështronte si në ethe gruan e re.

— Sa i zbehtë, — ia bëri Diana.

— E quanin Gjorg, — tha Besiani duke u rregulluar në ndenjëse. Diana vazhdonte ta mbante kokën te xhami. Që jashtë dëgjoheshin fjalët e bujtinarit.

— E di rrugën? — i thoshte ai me zë të lartë karrocieri t. — Ki kujdes te Varret e Krushqve, atje ngatërrohen të gjithë, në vend që të marrin krahun e djathtë, marrin të majtin.

Karroca lëvizi. Sytë e të panjohurit, që u dukën jashtëzakonisht të errët, ndoshta për shkak të zbehtësisë së fytyrës, vazhduan të nguleshin mbi katrorin e dritares, ku ishte fytyra e Dianes. Asaj gjithashtu, megjithëse e ndjeu se nuk duhej të vështronte më, iu duk se nuk kishte fuqi të hiqte sytë nga ai shtegtar që kishte mbirë ashtu

papritur ndanë rrugës. Ndërsa karroca largohej, dy-tri herë ajo fshiu avullin që sajohej mbi xham nga frymëmarrja e saj, por avulli ri'krijohej prapë aty për aty, sikur të shpejtonte të ngrinte një perde midis tyre.

— Ti kishe të drejtë, — tha ajo, duke u mbështetur e lodhur mbi shpinën e ndenjëses, 'kur" karroca u largua mjaft dhe përjashta s'dukej më asnjë frymë njeriu.

Besiani vështroi një grime me habi të shoqen. Ai u mat ta pyeste se ç'ishte ajo gjë, për të cilën ai kishte pasur të drejtë, por diçka e pengoi. Në të vërtetë, gjatë gjithë udhëtimit të paraditës atij i qe dukur se në diçka ajo nuk i jepte të drejtë. Kurse tani që ajo vetë pohonte të kundërtën, atij iu duk e panevojshme, për të mos thënë disi e rrezikshme të kërkonte soarime. Kryesore ishte që ajo të mos dilte e zhgënjyer nga *ky* udhëtim. Dhe ajo porsa i kishte pohuar një gjë të tillë. Besiani ndjeu të gjallërohej. Madje atij iu duk se, megjithëse turbull, pak a shumë po e kuptonte perse ai kishte pasur të drejtë.

— E vure re se sa i zbehtë ishte ai malësori që kishte bërë vrasje para ca ditësh, — tha Besiani duke ia ngulur sytë, kushedi pse, unazës në dorën e saj. — Ai që pamë pak përpara, apo jo?

— Vërtet, ishte tmerrësisht i zbehtë. — tha Diana.

— Kushedi ç'dyshime, ç'iëkundie ka pasur gjersa është nisur për të bërë vrasjen, E ç'janë lëkundjet e Hamletit përpara mëdyshjeve të këtij Hamleti të malësive tona?

Sytë e saj e vështruan me mirënjohje.

— Të duket e tepruar që të përmend emrin e princit danez për një malësor të Rrafshit?

— Aspak, — tha Diana. — Ti i thua gjërat kaq bukur dhe ti e di se" sa të çmoj une për këtë.

Rrëshaitazi atij i kaloi nëpër tru ideja se ishte pikërisht e folura ajo që e kishte ndihmuar për ta fituar Dianen.

— Hamletit iu shfaq fantazma e të atit për ta shtyrë •>të hakmerrei. — vazhdoi Besiani, i ndezur. — Po a e merr dot me mend se ç'fantazmë e tmerrshme del përpara malësorit, për ta shtyrë të niset për gjakmarrje?

Sytë e Dianes, të zgjeruar jashtë mase e vështronin ngultazi.

— Në shtëpitë që kanë për të marrë gjak, varet në një kënd të kullës këmisha e përgjakur e viktimës, e cila nuk hiqet që andej pa u shlyer gjaku, — vazhdoi Besiani. — E merr me mend ç'gjë e tmerrshme është kjo? Fantazma e babait iu shfaq Hamletit dy-tri herë, në mesnatë, dhe vetëm për pak caste, kurse këmisha që kërkon gjakmarrje, në kullat tona rri aty dite e net, muaj dhe stinë të tëra, dhe gjaku ndërron ngjyrë në të, dhe njerëzit thonë: ja, të vdekurit s'po i durohet sa të merret haku i tij.

— Prandaj ai ishte ndoshta aq i zbehtë, — tha Diana.

— Kush?

— Ai... malësori atje.

— Ah, po. Sigurisht.

Për një grime Besianit iu duk se Diana e shqiptoi fjalën «i zbehtë» në një mënyrë të tillë, sikur të thoshte «i bukur», por e hoqi mendjen sakaq që andej.

— E ç'do të bëjë tani ai? — pyeti Diana.

— Kush?

— Ai... pra, malësori.

— Ah, ç'do të bëjë ai? — Besiani bëri një îëvizje me supe. — Në qoftë se ai e ka bërë vrasjen para katër-pesë ditësh, sic tha bujtinari dhe në qoftë se e ka marrë besën e madhe, domethënë besën njëmuajshe, atëherë nuk i mbeten veçse njëzet e pesë dite jetë normale për të jetuar.

Besiani buzëqeshi hidhur, por fytyra e saj mbeti e palëvizshme.

— Kjo është një farë leje e tij e fundit mbi këtë bote, — vazhdoi ai. — Shprehja e famshme se të gjallët s'janë veçse të vdekur që kanë ardhur me leje në këtë jetë, në bjeshkët tona merr një kuptim krejt të saktë.

— Ashtu dukej ai, krejt si i ardhur me leje që andej, — ia bëri ajo. — Dhe me atë shenjën e atjeshme në mëngë, — Diana mori frymë thellë. — Ti e the mire, — vazhdoi ajo, — tamam si një Hamlet.

Besiani vështronte përjashta, me një buzëqeshje të ngrirë në pjesën e sipërme të fytyrës.

— Dhe të mendosh se Hamleti, pasi bindet për atë që

duhet të bëjë, e kryen vrasjen me pasion. Kurse ai, — Besiani tregoi me dore në rrugë, në drejtimin e kundërt nga po ikte karroca, — motori që vë në lëvizje atë, është jashtë tij, madje disa herë jashtë kohës së tij.

Diana dëgjonte e përqendruar, megjithëse diçka i shpëtonte nga kuptimi i fjalëve të tij.

— Duhet një vullnet prej titani që të nisesh drejt vdekjes, sipas një urdhri të marrë prej një largësie tepër të madhe, — vazhdoi Besiani. — Sepse urdhri vjen disa herë vërtet që larg, madje ndonjëherë prej brezash të zhdukur njerëzorë.

Diana përsëri mori frymë thellë.

— Gjorg, — tha ajo me zë të ulët. — Kështu e kishte emrin, apo jo?

— Kush?

— Ai pra, malësori... te bujtina.

— Ah, po, Gjorg. Tamam kështu dukej. Ty të bëri përshtypje, apo jo?

Ajo bëri «po» me kokë.

Dy-tri herë u duk se do të niste shi, por piklat e tij të vogla humbisnin, sic duket, në atë hapësirë të paniate, pa e arritur tokën. Vetëm disa prej tyre kishin rënë mbi xhamin e karrocës dhe dridheshin mbi të si ca pikëza loti. Kishte një copë herë që Diana vështronte dridhjen e atyre pikëzave, prej të cilave qelqi dukej i mallëngjyer.

Ajo vetë s'ndihej më aspak e lodhur. Përkundrazi, nga njëfarë lehtësie e brendshme, vetja i dukej disi e tejdukshme, megjithëse e gjithë kjo ishte e ftohtë dhe pa gëzim.

— I gjatë ky dimër, — tha Besiani. — S'do që s'do të dalë.

Diana vazhdonte të vështronte peizazhin. Kishte në të diçka që të shpërndante vëmendjen, të zbrazte ty vetë, duke të lehtësuar kështu nga çdo dendësim mendimesh. Dianes i vinin ndër mend raste shkoqitjesh të vështira të kanunit prej Ali Binakut, ashtu sic i kishte dëgjuar në han prej bujtinarit. Në të vërtetë, jo ngjarje të piota, por copëza të tyre, pamje ose pjesë notonin ngadalshëm në rrjedhën e mendimeve të saj. Ja dy porta shtëpish, që shkuleshin nga vendi për të këmbyer vendet. Njëra u Bhpua me plumb prej dikujt një natë vere. I zoti i kullës së fyer duhej të merrte shpagim, po ç'të bënte? Për shpimin e portes nuk mund të derdhej gjak, por as fyer ja e portes s'mund të durohej. Atëherë Ali Binaku, i thirrur për gjyqësi, kishte vendosur: t'i shkulet porta e shtëpisë fajtorit dhe në vend të saj t'i vihet porta e shpuar, që ta mbajë ashtu me brima tërë jetën, pa pasur të drejtë ta ndërrojë.

Diana përfytyronte endjen e Ali Binakut katund më katund e krahinë më krahinë, i -ndjekur nga dy ndihmësit e tij, mjeku dhe gjeometri. Grup më të çuditshëm vështirë se mund të përfytyroje dot. Ja, një natë tjetër dikujt i vinte befas miku në shtëpi, dhe ai dërgonte gruan te fqinjët, (dhe fqinjët më të afërt ishin një çerek ore larg), për të marrë hua diçka. Kalonin orët dhe gruaja s'kthehej, por ai e mbante veten përpara mikut e kështu e fshihte shqetësimin gjer në mëngjes. Ndërkaq gruaja s'kthehej as të nesërmen, as të pasnesërmen, sepse kishte ndodhur diçka që s'ndodhte kurrë në Rrafsh: gruan e mbanin me force robinë në shtëpinë e tyre tre vëllezërit fqinje, duke fjetur secili nga një natë me të.

Diana e përfytyroi veten në gjendjen e gruas dhe u ngjeth nga tmerri. Shkundi kokën. si oër t'u çliruar prej mendimit të neveritshëm, por ai s'i ndahej lehtë.

Pas natës së tretë gruaja u kthye dhe i tregoi të shoqit gjithçka. Po ç'të bënte i fyeri? Ng.iarja ishte krejt e jashtëzakonshme dhe mund të lahej veç me gjak. Mirëpo fisi i vëllezërve lapërdharë ishte fis i shumtë e i fuaishëm dhe qysh në stinët e para të gjakut familia e nieriut të fyer do të shuhej krejt. Veç kësaj, njeriu i fyer s'kishte që-

lluar shumë trim. Dhe kështu, për ngjarjen e jashtëzakonshme ai kërkoi diçka që rrallë e kërkon malësori : ndihmën e gjyqit të pleqve. Gjyqi ishte i vështirë. S'ishte e lehtë të gjykohej një punë që ishte e pashembullt në kujtesën e Rrafshit, po aq vështirë ishte të gjendej ç'dënim duhej të merrnin tre vëllezërit. Atëherë thirrën Ali Binakun dhe ai vendosi njërën nga dy zgjidhjet: ose të tre vëllezërit t'i dërgojnë grate e tyre me radhë të f lene nga një natë me njeriun e fyer, ose të zgjedhin njërin prej tyre, që të vritet prej të fyerit, duke shkuar gjakhupës. Vëllezërit e pleqësuan /punën dhe zgjodhën të dytën: njëri •prej tyre të vdiste dhe pikërisht i mesmi.

Pjesën e vdekjes së vëllait të mesëm Diana e përfytyroi krejtësisht me lëvizje të ngadalësuara, si në filma. Vëllai i mesëm kërkoi nga pleqësia tridhjetë ditët e besës. Pastaj, ditën e tridhjetenjëtë i i'yeri i zuri pritë dhe e vrau qetësisht.

E pastaj? kishte pyetur Besiani. Pastaj asgjë, ishte përgjigjur hanxhiu. Ishte njeriu në bote dhe iku, s'është më, dhe e gjithë kjo kot, për një marrëzi.

Në prag të nemitjes Diana e kishte mendjen te koha që i kishte mbetur për të jetuar atij malësorit me emrin Gjorg. I përkohshëm, tha ajo me vete dhe psherëtiu.

— Ja një kullë ngujimi, — tha Besiani, duke i rënë xhamit me gisht.

Diana vështroi në drejtimin ku ai tregonte me dore.

— Ajo e veçuara, e shikon? Ajo me frëngji tepër të ngushta.

— Sa e zymtë, — tha Diana.

Ajo kishte dëgjuar shpesh të flitej për kullat e famshme të ngujimit, ku mbylleshin pas mbarimit të afa tit të besës gjithë gjakësit që iknin nga shtëpitë për të mos rrezikuar familjet e tyre. Ishte hera e pare që shikonte një kullë ngujimi e që dëgjonte hollësira të piota për të.

— Frëngjitë e saj vështrojnë nga çdo rrugë e fshatit, në mënyrë që askush të mos afrohet pa u diktuar prej të ngujuarve, — shpjegonte Besiani. — Kurse njëra frëngji vështron nga porta e kishës, për rastet e pajtimit, por këto janë tepër të rralla.

— E sa rrinë njerëzit atje? — pyeti Diana.

— Në kullën e ngujirait? O, me vite të tëra, gjersa përjashta të ndodhin ngjarje të tilla, që të ndërrojmë raportin midis gjakut të dhënë dhe gjakut të marrë.

— Gjakut të dhënë, gjakut të marrë, — përsëriti Diana. — Ti flet për këtë gjë sikur të ishin veprime bankare.

Besiani buzëqeshi.

— Po në njëfarë mënyrë ashtu është, — tha ai. — Kanunin e përshkon tejembanë një llogari e ftohtë.

— Është vërtet e tmerrshme, — tha Diana, dhe Besiani nuk e kuptoi nëse ajo e tha këtë për kullën e ngujimit, apo për fjalët e fundit të tij. Në të vërtetë ajo kishte afruar prapë kokën te xhami, për të pare edhe një herë kullën e zymtë, së cilës i dukej tani vetëm njëra brinjë.

Këtu do të futej ai malësori i zbehtë, mendoi ajo. Por kishte mundësi që të vritej përpara se të mbyllej në atë gurëri.

Gjorg, përsëriti ajo me vete emrin e tij dhe iu duk se ndjeu një rrëzomë diku në pjesën e poshtme të gjoksit. Atje diçka u shpërbë dhimbshëm dhe në të njëjtën kohë ëmbëlsisht.

Diana ndjeu të humbte një lloj mbrojtjeje, që, ashtu si çdo grua të re gjatë periudhës së fejesës apo dashurisë, e kishte mbajtur edhe atë larg rrezikut të ndjenjave për dikë tjetër. Ishte hera e pare, qysh pas njohjes me Besianin, që ajo e la veten lirshëm të mendonte për dikë. Ajo po mendonte për *atë,* që ishte këtu me leje, sic tha Besiani, dhe leja e tij ishte e shkurtër, diçka më tepër se tri javë, dhe çdo dite që ikte, ia pakësonte atë edhe më, ndërsa ai endej bjeshkës me atë rub të zi, që tregonte se gjakun e kishte borxh, krejt gjakun e tij, që dukej se po e jepte para kohe, kaq i zbehtë ish, i zgjedhur prej vdekjes, si druri i shënuar për t'u prerë, në pyll, sic e quajti Besiani, dhe të gjitha këto i thoshin sytë e tij të ngujuar mbi sytë e saj: une jam këtu për pak kohë, grua e huaj.

Asnjëherë një vështrim burri nuk e kishte tronditur Dianen në një mënyrë të tillë. Ndoshta nga prania

e vdekjes, kishte menduar ajo, apo ndoshta nga keqardhja që ishte aq i bukur. Tani e kishte vështirë të kuptonte nëse- ato dy-tri pikëza lot ishin sipër xhamit apo në sytë e saj.

— Ç'ditë e gjatë, — tha ajo me zë, e habitur dhe vetë për fjalët e saj.

— Ndihesh e lodhur? — tha Besiani.

— Pak.

— Pas një ore, e shumta pas një ore e një çerek, duhet të mbërrijmë.

Ai i vuri krahun mbi supe dhe e afroi lehtazi drejt vêtes. Ajo qëndroi e qetë, pa iu larguar, por edhe pa e lehtësuar peshën e saj për fia bërë atij më të lehtë tërheqjen. Ai e ndjeu *këtë,* megjithatë aroma e mire që vinte prej qafës së saj, e bëri të përkulte kokën te veshi i saj dhe t'i pëshpëriste:

— Si do të flerne sonte?

Ajo ngriti supet për të thënë «ku e di une?».

— Sidoqoftë kulla e- Oroshit është si kullë princi dhe besoj se në të dp të na vënë të flemë të dy në një dhomë, — vazhdoi ai me zë të ulët, me një nuance fshehtësie në të, — apo jo?

Sytë e tij binin pjerrtazi mbi profilin e saj, duke shoqëruar në një mënyrë kuptimplote fshehtësinë përkëdhelëse të zërit të tij. Por ajo e mbante vështrimin përpara dhe nuk iu përgjigj. Pezull, midis fyerjes dhe mosfyerjes, ai e liroi pakëz krahun dhe ndoshta do fia hiqte fare nga supet, sikur ajo, në çastin e fundit, ngaqë e ndjeu ndoshta këtë gjë, apo ashtu kot, i foli diçka.

— Si? — ia bëri ai.

— Të pyeta, a ka lidhje gjaku midis princit të Oroshit dhe familjes mbretërore.

•— Aspak, — u përgjigj ai.

— Po si është e mundur që quhet princ?

Besiani u rrudh në fytyrë.

— Është pak e ngatërruar, — tha. — Në të vërtetë ai nuk është princ, pavarësisht se në rrethe të caktuara e quajnë ashtu dhe njerëzit e Rrafshit e thërresin shpesh

Prenk, që do të thotë pikërisht princ. Por ata e njohin më shumë me emrin «kapidan», megjithëse...

Besiani u kujtua se nuk kishte ndezur cigare prej kohësh. Si çdo njeri që e pi cigaren r ralle, ai u mor një copë herë me paketën dhe shkrepësen. Dianes i dukej se e bënte këtë sa herë që donte të shtynte sadopak një shpjegim të vështirë. Në të vërtetë, ajo që nisi t'i shpjegonte Besiani asaj për kullën e Oroshit, (shpjegim që kishte mbetur përgjysmë qysh në Tirane, atëherë kur nga kanceleria e princit, me një gjuhë të ngrirë, disi të çuditshme, atij i kishte ardhur ftesa, ku i njoftohej se ishte i mirëpritur në Orosh, në çdo kohë të vitit e në çdo orë të dites e të natës), pra ajo që po i thoshte tani në karrocë, nuk ishte më e qartë se ajo që i kishte thënë dikur në Tirane, pranë një gote çaji, mbi kanapenë e studios së tij. Por ndoshta kjo vinte sepse kishte diçka të mjegullt në gjithçka që lidhej me kullën drejt së cilës ata po shkonin mysafirë.

— Nuk është tamam princ, — tha Besiani, — e megjithatë, nga një pikëpamje, është më shumë se princ, jo vetëm për f aktin se familja e kullës së Oroshit është shumë më e vjetër se familja mbretërore, por sidomos për mënyrën se si ajo sundon mbi krejt Rrafshin.

Ai vazhdoi t'i shpjegonte se ky ishte një sundim i një lloji të veçantë, sundim me anë të kanunit, i pangjashëm me asnjë sundim tjetër mbi fytyr^ë të dheut. Qysh prej kohësh që s'mbaheshin mend, as policia dhe as administrata shtetërore nuk ndërhynin në Rrafsh. Kulla vetë s'kishte as polici, as administrate, megjithatë Rrafshi ishte i gjithi nën kontrollin e saj. Kështu kishte qenë në kohën e Turqisë, madje më përpara, dhe kështu më vonë, gjatë pushtimeve serbe e austriake, dhe pastaj gjatë republikës së pare dhe më pas, në republikën e dytë e gjer tani, nën mbretërinë. Madje disa vjet më pare në Parlament ishte bërë një përpjekje e fundit nga një grup deputetësh, për të futur administratën shtetërore në Rrafsh, por përpjekja kishte dështuar. Ne duhet të ëndërrojmë që kanuni të shtrijë pushtetin e tij mbi gjithë trojet e vendit, kishin thënë mbrojtësit e Oroshit, dhe jo të përpiqemi ta

shkulim prej bjeshkëve të tij, megjithëse atë *nuk ka* force në bote që ta shkulë.

Diana pyeti prapë diçka për origjinën princore të zotërve të kullës, dhe Besianit iu duk se ajo e bëri atë pyetje me po atë mënyrë të thjeshtë, kur një grua kërkon të dijë nëse janë apo s'janë vërtet prej floriri bizhutë që bëhen gati t'i vënë përpara.

Ai i tha se nuk e besonte që të zotët e Orokut rridhnin nga ndonjë familje e vjetër princore shqiptare. Së paku një gjë e tillë nuk njihej. Origjina e tyre gjithsesi ishte e humbur në mjegull. Sipas tij kishte dy mundësi: ose familja e tyre ishte filiz i ndonjë familjeje të hershme feudale, por jo shumë të njohur, që u kishte shpëtuar rrebesheve të kohës, ose mund të ishte thjesht ndonjë familje që ishte marrë brez pas brezi me interpretimin e kanunit. Dihej se shtëpi të tilla, që ishin si ca lloj faltoresh juridike, diçka midis vendeve të orakujve dhe arkivave gjyqësore, me kalimin e kohës grumbullonin fuqi të mëdha, gjersa u harrohej fare origjina dhe shndërroheshin në sundim tare."

— Thashë interpretues kanuni, — vazhdoi të shpjegonte Besiani, — sepse kulla e Oroshit edhe sot e kësaj dite përcaktohet në kanun si vigjiluese e kanunit.

— Aio vetë qëndron jashtë kanunit? — pyeti Diana. — Më duket se kështu më ke thënë njëherë.

— Po, është pikërisht ashtu. E vetmja ajo qëndron jashtë kanunit në gjithë Rrafshin.

— Për të ka shumë legienda të zymta, apo jo?

Besiani u mendua një hop.

— Në të vërtetë është e natyrshme që një kullë të tillë shekullore ta rrethojë një atmosfere gjithsesi e mistershme.

— Sa qejf, — tha Diana gëzueshëm duke u bërë papritur e afërt si më pare **Dër të.** — Shumë qejf që po shkojmë mysafirë atje. Apo jo?

Ai mori frymë thellë, si pas **një** lodhjeje të madhe. Ta shtrëngoi prapë supet dhe e vështroi me ëmbëlsi të përzier me qortim, sikur t'i thoshte: po pse më mundon duke më ikur befas larg, kur je kaq e afërt?

Ajo kishte në fytyrë prapë atë buzëqeshje, së cilës ai i shikonte vetëm anët, kurse pjesa kryesore e saj ikte përpara në largësi.

Ai afroi kokën te xhami.

— Së shpejti do të bjerë muzgu, — tha.

— Besoj se kulla do të jetë afër tani, — tha Diana.

Të dy e kërkonin nga të dyja dritaret e karrocës. Në qiellin e vonë pasditor kishte një palëvizshmëri të rende. Retë dukej sikur kishin ngrirë një herë e përgjithmonë atje lart dhe, në qoftë se akoma kishte njëfarë lëvizjeje të fundit përreth, kjo nuk ndodhte në qiell, po në tokë. Lartësitë malore shtjelleshin ngadalshëm, sipas ritmit të ecjes së karrocës.

Ata të dy ishin kapur për dore, ndërsa sytë vazhdonin të kërkonin kullën në horizont. Misteri i saj i afronte edhe më. «Ja, ja!» thanë dy-tri herë pothuajse në një gojë, por nuk ishte ajo. Ishin vetëm forma kreshtash apo resh të ngecura përbri tyre.

Rreth e rrotull ishte shkreti, thuase shtëpitë e tjera, vetë jeta ishin tërhequr praptazi, për të mos bezdisur vermine e kullës së Oroshit.

— Po ku është? — ia bëri Diana ankueshëm.

Sytë e tyre e kërkonin kullën në çdo pikë të horizontit dhe shfaqja e saj midis të çarave të reve, lart në qiell, do t'u dukej ndoshta po aq e natyrshme, sa edhe diku midis shkëmbinjve në tokë.

' Drita e llambës prej bakri që mbante në dore njeriu që u printe në katin e trete të kullës, lëkundej frikshëm nëpër mure.

— Këndej, zotni, — tha ai për të treten herë, duke e mënjanuar llambën prej vêtes, në mënyrë që ata të shih-

nin më mire rrugën. Dyshemeja ishte e shtruar e gjitha me dërrasa që kërcitnin edhe më tepër në atë orë të pasmesnatës. — Këndej, zotni.

Brenda një llambë tjetër po prej bakri, me fi til të ngritur fare pak, ndriçonte dobët muret dhe figurât e një qilimi ngjyrëvishnje. Diana lëshoi padashur një psherëtimë.

— Tani po ju sjell valixhet, — tha njeriu dhe u zhduk pa zhurmë.

Ata të dy mbetën një copë herë më këmbë, duke vështruar në fillim njëri-tjetrin dhe pastaj dhomën.

— Si t'u duk princi? — pyeti ai me zë të ulët.

— S'di si të them, — u përgjigj Diana gati me pëshpërimë. Në një rast tjetër ajo do t'i thoshte se ai iu duk paksa i pakapshëm, gjithsesi i panatyrshëm, ashtu si gjuha e ftesës së tij, mirëpo dhënia e kaq shpjegimeve në atë orë të pasdarkës iu duk e pakuptimtë. — S'di si ta them, — përsëriti. — Kurse ai, «qehajai i gjakut», sic e quanin, nuk më pëlqeu.

— As mua, — tha Besiani.

Vështrimi i tij, dhe pas tij ai i saj, u ndalën dy-tri herë rrëshqitazi mbi një shtrat të rende prej dru lisi, të mbuluar me flokëse prej leshi në ngjyrë të kuqe të errët. Në mur, mbi kokë të shtratit, ishte një kryq po prej dru lisi.

Besiani iu afrua njërës prej dritareve. Ai ishte akoma atje kur te dera u duk prapë njeriu me llambë bakri në dore. Në dorën tjetër mbante me vështirësi dy valixhet.

Ai po linte ato në dysheme kur Besiani, ashtu sic ishte i kthyer me shpinë, me fytyrën gati të ngjitur te xhamat e dritares, pyeti:

— Ç'është ajo atje?

Njeriu, me hapa të lehtë, iu afrua. Diana i pa një copë herë të dy, gjysmë të përkulur te parvazi, duke vështruar poshtë, si në një humnerë.

— Është njëfarë dhome, zotni, njëfarë hajati, s'di qysh ta quaj, ku presin njerëzit e ardhur nga të gjitha anët e Rrafshit për të dhënë taksën e gjakut.

— Ah, — dëgjoi Diana zërin e të shoqit. Ngaqë ai

ishte gati i ngjitur pas dritares, zëri i erdhi i çnatyruar. — Është paradhoma e famshme e vrasësve.

— E gjakësve, zotni.

— Po, e gjakësve... E di, e di. Kam dëgjuar për të...

Besiani vazhdoi të qëndronte te dritarja. Njeriu i kullës u tërhoq disa hapa pas, pa zhurmë.

— Natën e mire, zotni! Natën e mire, zonjë!

— Natën e mire, — tha Besiani me po atë zë të panatyrshëm.

— Natën e mire, — tha Diana, pa ngritur kokën nga valixhja e porsahapur. Një copë herë, me ca lëvizje pa gjallëri, ajo trazoi teshat e saj, pa vendosur dot se ç'duhej të nxirrte prej valixhes. Darka kishte qenë e rende dhe tani ndiente një peshë të pakëndshme në stomak. Vështroi flokësen e kuqe mbi shtratin e madh dhe prapë nguli sytë mbi brendësinë e valixhes, pa ditur se ç'duhej të vishte për natën.

Ishte akoma duke trazuar teshat, kur dëgjoi zërin e tij :

— Eja të shikosh!

Diana u ngrit dhe iu afrua dritares. Ai lëvizi për t'i bërë vend dhe ajo ndjeu akullsirën e xhamave fia përshkonte tejpërtej qenien e saj. Përtej atyre xhamave nata ngjante si e varur në humnerë.

— Shiko atje, — tha Besiani, me zë të dobët.

Ajo nguli sytë në terr, po nuk pa asgjë, veç ndjeu pafundësinë e natës, që të kallte drithëtirën.

— Atje, — tha ai, duke prekur me dore xhamin, — poshtë... a nuk dallon një dritëz?

— Ku?

— Atje thellë... shumë poshtë.

Sytë e saj kapën më në fund një ndriçim të zbehtë. Më tepër se dritëz ishte një kuqëlim i dobët në brinjët e humnerës.

— E shoh, — pëshpëriti ajo. — Po ç'është?

— Hajati i famshëm, ku gjakësit presin me dite e ndonjëherë me javë për të dhënë taksën e gjakut.

Frymëmarrja e Dianes ndihej e shpeshtë pranë supit të tij.

— E perse presin kaq gjatë? — pyeti ajo.

— Nuk e di. Kulla nuk e merr taksën kollaj. Ndoshta që në hajat të ketë gjithmonë pritës. Ti ke ftohtë! Hidh diçka krahëve.

— Ai malësori atje... te bujtina, ka qenë këtu?

— Po, pikërisht. Na tha hanxhiu për të, apo jo?

— Po, ka tri dite që kaloi këndej për të dhënë taksën e gjakut, kështu na tha.

— E pra, është tamam ashtu.

Dianes i shpëtoi një psherëtimë.

— Domethënë ka qenë atje...

— Të gjithë gjakësit e Rrafshit, pa përjashtim, kalojnë nëpër atë paradhomë, — tha ai.

— E frikshme. Si thua ti?

— Ashtu është. Qysh prej katërqind e ca vjetësh, qyshse është në këmbë kulla e Oroshit, **dite** e natë, dimër e verë, në atë hajat ka përherë vrasës.

Ajo e ndjeu fytyrën e tij fare pranë ballit.

— Është e frikshme, natyrisht, s'ka si të mos jetë e frikshme. Vrasës që presin të paguajnë. Në të vërtetë është tragjike. Madje do të thosha, në njëfarë mënyrë e madhërishme.

— E madhërishme?!

— Jo me atë kuptim të mirëfilltë... Por sidoqoftë... ajo dritëz në gjirin e natës, si një qiri mbi vdekjen... o zot, është vërtet diçka madhërisht e frikshme. Dhe të mendosh se s'është fjala për vdekjen e një njeriu, për dritëzën mbi varr të tij, por për një vdekje të madhe. Ti ke ftohtë? Të thashë të hedhësh diçka krahëve.

Ata qëndruan një copë herë ashtu, pa i hequr sytë nga ndriçimi atje poshtë, gjersa Diana ndjeu të ftohtët t'i futej gjer në palcë.

— Është vërtet shumë ftohtë, — tha dhe u largua nga dritarja. — Besian, mos rri atje, — i tha pas pak të shoqit. — Do të ftohesh.

Ai u kthye nga ajo dhe bëri dy-tre hapa drejt mesit të dhomës. Në atë kohë, me një tingull të rende që i bëri të dridheshin të dy, një orë e varur në mur, që s'e kishin vënë re gjer atëherë, ra dy pas mesnate.

— O zot, sa u tromba, — tha Diana.

Ajo u ul prapë në gjunjë përpara valixhes dhe një copë herë trazoi nëpër të.

— Të t'i nxjerr edhe ty pizhamet? — pyeti pas pak.

Ai mërmëriti diçka nëpër dhëmbë dhe nisi të ecte poshtë e lart nëpër dhomë. Diana iu afrua pasqyrës së vendosur sipër një sënduku:

— Ti ke gjumë? — pyeti ai pas pak.

— Jo. Po ti?

— As une.

Ai u ul tek ana e shtratit dhe ndezi një cigare.

— Ndoshta s'duhej të kishim pixë kafen e dytë, — tha.

Diana tha diçka, por, ngaqë në cepin e majtë të gojës mbante një karficë që bëhej gati ta vinte në flokë, nuk iu shquan fjalët.

Besiani u mbështet te koka e krevatit dhe me sy të shpërqendruar ndiqte lëvizjet e njohura të së shoqes pranë pasqyrës. Pasqyra, sënduku mbi të cilin ishte mbështetur ajo, ora në mur, ashtu si edhe shtrati dhe shumica e mobiljeve të tjera në kullë, ngjanin si të stilit barrok, por tepër të thjeshtësuar.

Ndërsa krihej përpara pasqyrës, me bisht të syrit Diana vështronte fjollat e tymit sipër fytyrës së përhumbur të Besianit. Krehri rrëshqiste përherë e më ngadalë, si me mëdyshje, në flokët e saj. Pastaj dora i ngeli për një çast pezull në erë. Ngadalë ajo e la krehrin mbi sënduk dhe, pa ia hequr sytë pamjes së të shoqit në pasqyrë, qetazi, thuase donte me çdo kusht t'i shpëtonte vëmendjes së tij, me hapa të lehtë iu afrua dritares.

Pas xhamave ishte ankthi dhe nata. Ajo e la veten të përshkohej prej drithëtirës së saj, ndërsa sytë kërkonin me ngulm nëpër atë kaos dritëzën e humbët. E gjeti më në fund. Ishte në të njëjtin vend, atje poshtë, si e varur në hon. tek regëtinte dobët, gati të gëlltitej në çdo çast prej natës. Një copë herë të gjatë sytë e saj nuk shqiteshin dot nga ai kuqëlim i zbehtë në atë rrokullimë terri. Ai ishte si kuqëlim i një zjarri primitiv, magmë e vjetër mijëravjeçare, refleksi i dobët i së cilës dilte që nga qendra e globit tokësor. Ishte si portât e ferrit. Dhe papri-

tur, me një dendësi të papërballueshme, Diana kujtoi atë, njeriun që kishte kaluar nëpër atë ferr. Gjorg, e thirri ajo me vete, duke lëvizur buzët e ngrira. Ai vente e vinte nëpër ato udhë të paarritshme, me mesazhet e vdekjes nëpër duar, mëngë, f latra. Duhej të ishte gjysmë perëndi për të përballuar atë terr e atë kaos të fillimit të botes. Dhe ashtu i jashtëzakonshëm, i paarritshëm, ai merrte permasa të mëdha, fryhej e valonte nëpër natë, si një kujë.

Tani nuk i besohej se e kishte pare dhe ishte pare prej tij. Vetja iu duk e çngjyrosur, e zhveshur nga çdo mister në krahasim me të. Hamlet i bjeshkëve, përsëriti ajo fjalët e Besianit. Princi im i zi.

Do ta takonte edhe një herë valle? Dhe aty te dritarja, me ballin që po i bëhej akull prej xhamit të ngrirë, ajo e ndjeu se për atë takim ishte gati të jepte shumë.

Në atë çast ndjeu pas vêtes frymëmarrjen e të shoqit dhe dorën e tij që iu mbështet në ijë. Disa sekonda ai e përkëdheli me butësi në atë pjesë të trupit që ia pëlqente veçanërisht dhe pastaj, megjithëse nuk shikonte ç'ndodhte në fytyrën e saj, pyeti me një zë të shurdhët:

— Ç'ke kështu?

Diana nuk u përgjigj, vetëm fytyrën vazhdonte ta mbante të kthyer nga xhamat e errët, sikur ta ftonte edhe atë të shikonte andej.

## *KAPITULLI I KATËRT*

Ndërsa ngjitte shkallët prej druri që çonin në katin e trete të kullës, Mark Ukaçjerra dëgjoi një zë që thirri fare ultazi:

— Shët! Mysafirët ende po flenë.

Ai vazhdoi të ngjitej, pa ndërruar asgjë në ecjen e vet, dhe zëri në krye të shkallëve përsëriti:

— Kujdes, po të thonë. A nuk e dëgjove që mysafirët po flenë?

Marku ngriti sytë për të pare se kush kishte guximin t'i fliste kështu, tamam në kohën kur njëri nga

shërbëtorët po zgjaste kokën te parvazi për të pare prishësin é qetësisë. Shërbyesi mbuloi gojën me dore nga tmerri kur njohu «Qehajanë e gjakut».

Mark Ukaçjerra vazhdoi të ngjitej dhe, kur arriti në krye të shkallëve, kaloi përbri shërbëtorit të ngrirë, pa thënë asgjë, madje pa kthyer as kokën.

Ai ishte një nga kushërinjtë e afërt të princit dhe, ngaqë në ndarjen e punëve të kullës merrej me pjesën e gjakmarrjes, quhej «Qehajai i gjakut». Shërbyesit, megjithëse një pjesë e tyre ishin gjithashtu kushërinj, po tepër të largët **të** princit, e kishin frikë atë gati njëlloj si princin. Të habitur, ata shikonin shokun e tyre, që shpëtoi nga një rrebesh i sigurt, duke sjellë ndër mehd, jo pa keqardhje, raste **të** tjera, kur, për pakujdesi më të vogla, „ ata kishin paguar tepër shtrenjtë. Por «Qehajai i gjakut», megjithëse pas një darke të bollshme e me miq, kishte një fytyrë ngjyrë balte atë mëngjes. Dukej menjëherë që ishte i mërzitur dhe mendjen e kishte gjetkë. Pa kthyer kokën nga asnjëri, ai shtyu derën e një dhome të madhe, përbri dhomës së miqve dhe hyri brenda.

Dhoma ishte e ftohtë. Nga xhamat e dritareve **të** ngushta, por të larta, me korniza prej dru lisi të palyer, hynte një ndriçim, që atij iu duk sikur vinte nga një **dite** armiqësore. U afrua edhe më pranë xhamave dhe vështroi jashtë rete e palëvizshme. Po hynte marsi, por në qiell ishte akoma shkurt. Ky mendim i kaloi nëpër tru me njëfarë nervozizmi, sikur edhe kjo të ishte një padrejtësi që i bëhej posaçërisht atij.

Duke i mbajtur sytë përjashta, sikur të donte **t**'i mundonte me atë ndriçim që, megjithëse i hirtë, ishte i forte për vështrimin, ai i harroi në çast korridoret e mbushura me hapa të kujdesshëm e me atë «shët, qetësi!», dhe të gjitha këto për shkak të çiftit të mysafirëve të mbrëmshëm, të cilët, as ai vetë s'dinte pse, i kishin ngjallur një ndjenjë jomiqësore.

Në përgjithësà darka e mbrëmshme kishte qenë për të e bezdisur. Nuk i hahej. Në stomak ndiente vazhdimisht një gërryerje, një si boshllëk, që ai përpiqej ta mbushte,

por, përkundrazi* sa më shumë që shtynte ushqimin me zor në të, aq më tepër i dukej se stomaku po i boshatisej.

Mark Ukaçjerra i hoqi sytë nga dritaret dhe një copë herë vështroi raftet e rènda prej dru lisi të bibliotekës. Shumica e libra ve të vendosur në të ishin të hershëm, një pjesë libra fetarë, të tjerë në latinisht apo në shqipe të vjetër. Në një raft të veçantë, poshtë, ishin botime bashkëkohore, që kishin lidhje të drejtë apo të tërthortë me kanunin dhe me kullën e Oroshit. Kishte libra të tërë të shkruar për të, ose revista ku qenë botuar pjesë librasti apo artikuj, studime apo vjersha.

Në të vërtetë, si punë kryesore Mark Ukaçjerra kishte çështjet e gjakmarrjes, por ai qe i ngarkuar, veç kësaj, edhe me arkivin e kullës. Arkivi ishte vendosur në pjesën e poshtme të bibliotekës, në pjesën e mbyllur, të veshur përbrenda me llamarinë. Atje ishte ndryrë gjithë dokumentacioni i kullës: aktet, marrëveshjet e fshehta, korrespondenca me konsuj të huaj, akordet me qeveritë shqiptare, me republikën e pare, me republikën e dytë, me mbretërinë, akordet me guvernatorët apo komandantët e trupave pushtuese, turq, sërbë, austriakë.*Aktet ishin në disa gjuhë, por shumica qenë të shkruara në shqipen e vjetër. Një dryn i madh, çelësin e të cilit ai e mbante varur në qafë, lëshonte një rrezëllimë verdhane midis dy kapakëve.

Mark Ukaçjerra bëri edhe një hap drejt bibliotekës dhe dora e tij, me një lëvizje gjysmë përkëdhelëse, gjysmë të egër, preku radhën e librave dhe të revistave bashkëkohore. Ai dinte shkrim e këndim, megjithatë jo aq sa të ishte në gjendje të lexonte se çfarë shkruhej në to për Orokun. Një nga priftërinjtë e kuvendit të raurgeshave, që ishte jo larg që këndej, vinte një herë në muaj, për të sistemuar sipas pënmbajtjes librat dhe revistat e mbërritura në kullë. Ai i ndante ato në të mira dhe të këqija, me një fjalë në ato që shkruanin mire për Orokun dhe Kanunin dhe në ato që shkruanin keq për të. Sasia e të mirave në krahasim me të këqijat ndryshonte vazhdimisht. Zakonisht të'mirât ishin më tepër, por edhe të

këqijat s'ishin pak. Kishte stinë që të këqijat shtoheshin me vrull, saqë ishte rrezik të barazoheshin me të mirât.

Për të dytën herë dora e Markut kaloi me nervozizëm mbi radhën e librave, duke rrëzuar dy-tre prej tyre. Kishte atje no vela, drama dhe gojëdhëna për Rrafshin, që, sic thoshte prifti që i lexonte, të qetësonin shpirtin, por kishte dhe asosh, të hidhura helm, që s'merrej vesh se si princi i duronte të rrinin në bibliotekën e tij. Të ishte për atë, Mark Ukaçjerrën, ata libra do t'i kishte djegur prej kohësh. Por princi ishte i durueshëm. Jo vetëm që nuk i digjte, apo së paku nuk i flakte nga dritarja, por kishte caste që edhe i shfletonte nga pak. Por ai ishte zoti tdj dhe ai dinte ç'bënte.

Ja, edhe pas darkës së mbrëmshme, kur po u tregonte mysafirëve mjediset përbri dhomës së miqve, kur erdhën te kjo dhomë, ai kishte thënë: «Sa herë kanë vjellur vrer kundër Orokut, por s'tundet Oroku dhe s'do të rundet kurrë.» Dhe në vend që të vështronte sharapollët e kullës, sytë i mbante te rafti i librave dhe revistave, thuase atje ishte jo vetëm sulmi, por edhe mbrojtja e kullës. «Sa qeverdra kanë rënë, — kishte vazhduar princi, — dhe sa mbretërira janë fshirë nga faqja e dheut, kurse Oroku është në këmbë.»

Kurse ai, mysafiri shkrimtar, të cilin Marku nuk e deshi qysh në fillim, bashkë me gruan e vet të bukur, përkulej për të pare titujt e librave dhe të revistave dhe s'thoshte asgjë. Sic e kishte kuptuar Marku gjatë bisedës së darkës, ai kishte shkruar për Rrafshin në një mënyrë të tillë që s'merrej vesh, ishte mire apo ishte keq. Me një fjalë njëfarë shkrimi deledash. Por ndoshta pikërisht për këtë arsye princi e kishte ftuar në kullë, madje bashkë me gruan, për ta kuptuar ç'klshte në kokë dhe për ta bërë për vete.

«Qehajai i gjakut» i ktheu shpinën bibliotekës dhe prapë vështroi nga dritarja. Të ishte për atë, nuk do t'i zinte shumë besë atij mysafiri. S'ishte vetëm një ndjenjë e turbullt armiqësore, që provoi qysh në çastin e pare kur i pa, tek ngjitnin shkallët me ato çantat e tyre të lëkurta në duar. Ishte diçka tjetër, madje kjo tjetra

\

kishte lindur edhe ndjenjën armiqësore. Ishte një lloj frike ndaj tyre, sidomos nga gruaja e mysafirit. «Qehajai i gjakut» buzëqeshi hidhur me vete. Do të dukej e çuditshme të dëgjonte dikush, se ai, Mark Ukaçjerra, që rrallë ishte trembur në jetë edhe nga gjërat prej të cilave zakonisht zverdheshin trimat, mund të kishte provuar një ndjesi frike përpara një gruaje. Mirëpo ishte tamam ashtu. Ai pati frikë prej saj. Ajo diçka s'besonte nga ato që thuheshin rreth tryezës së darkës. Dhe kjo kuptohej menjëherë nga sytë e saj. Një pjesë e f jalëve të kursyera të zotit të tij, princit, që atij i ishin dukur përherë ligje të pakundërshtueshme, humbnin fuqinë, mbyteshin qetësisht, rrënoheshin, porsa mbërrinin në sytë e saj. A është e mundur, kishte thënë ai dy-tri herë me vete dhe po me vete ishte përgjigjur: s'është e mundur, kjo është një marrëzi imja. Por kishte përvjedhur prapë me sy gruan e re dhe kishte pare se ishte tamam ashtu. Fjalët treteshin në ata sy, humbnin fuqinë. Dhe pas fjalëve rrënohej qetësisht një pjesë e kullës, ai vetë, Mark Ukaçjerra dhe pas tij... Dhe kjo ndodhte për herë të pare, prandaj dhe, me sa duket, i shkaktoi atij frikë. Sepse në dhomën e miqve të princit kishin bujtur lloj-lloj mysaf ir ësh të rëndësishëm, që nga të dërguarit e pàpës, apo njerëzit e afërt të mbretit Zog, gjer tek ata mjekroshët e ditur që quhen filozofë apo dijetarë dhe asnjëri prej tyre nuk i kishte shkaktuar Markut një ndjesi të tillë.

Ndoshta kjo kishte qenë dhe arsye ja që natën e mbrëmshme princi kishte folur më shumë se zakonisht. E dinin të gjithë se ai fliste fare pak, nganjëherë e hapte gojën sa për të thënë mirëseardhjen dhe ishin të tjerët ata që e mbanin gjallë bisedën. Kurse mbrëmë, sikur ta kuptonte dhe vetë boShin nëpër të cilin kullonte gjithçka, ai e shkeli zakonin. Dhe përpara kujt! Përpara një gruaje! Jo grua, po shtrigë kishte qenë ajo. E bukur si orët e bjeshkëve, por orë e keqe. Ndryshe s'ishte e mundur të cenonte fuqinë e zotit të tij. Në të vërtetë gabimi ishte bërë qëkurse qe pranuar, kundër zakonit, në dhomën e burrave. S'e kishte kot kanuni që ndalonte hyrjen e grave në dhomën e miqve. Mirëpo, për fat të keq, kohët e fundit

rendja pas modes ishte e tillë, saqë gjer këtu, në shtyllën e kanunit, në Orok, ndihej fryma e saj djallëzore.

Mark Ukaçjerra ndjeu prapë atë boshllëkun e neveritshëm në stomak. Një inat i shurdhët përzihej me krupën e stomakut, përpiqej të shpërthente diku, por, ngaqë nuk gjente vendin e përshtatshëm, kthehej prapë përbrenda tij për ta bërë të vuante. I vinte për të vjellë. Në të vërtetë e kishte vënë re prej kohësh se një erë e mallkuar që ïrynte që andej larg, nga qytetet dhe fushat e zhburrëruara qyshkur, përpiqej të ndynte e të moliste edhe malet. Dhe kjo po ndodhte qyshse midis maleve nisën të endeshin këto gra të spitulluara me flokë të gështenjta apo ngjyrë lajthie, që shtonin etjen për të jetuar, qoftë edhe pa nder, të hipura në ca karroca gjithë spërdredhje, tamam karroca-lavire, me ca burra që mund të ishin çdo gjë, përveç burra. Dhe, ç'është më e keqja, këto bukuroshe gji'thë naze na **u** futkëshin gjer në dhomën e miqve, dhe ku pa, mu këtu në Orok, në djepin e kanunit. Jo, s'ishin të rastit të gjitha këto. Diçka po zvetënohej me shpejtësi përreth, diçka po bjerrte. Kurse ata i kërkonin llogari atij perse po pakësohej gjakmarrja. Edhe natën e mbrëmshme krvezoti i kishte thënë, midis të tjerash, gjithë vrer: «Disa njerëz kërkojnë zbutjen e kanunit të të parëve» dhe e kishte vështruar vëngër Markun. C'do të thoshte zoti i Orokut me atë vështrim? Mos valle ai, Mark Ukaçjerra, ishte fajtor që kanuni, e sidomos gjakmarrja, kohët e fundit po jepte shenja zbutjeie? A nuk e ndiente ai duhmën që frynte nga qytetet deledashe? Ishte e vërtetë që të ardhurat prej taksës së gjakut këtë vit ishin pakësuar, por nuk ishte vetëm ai fajtor për këtë, ashtu sic nuk ishte vetëm mérite e qehaiait të tokave prodhimi i mbarë i misrit. Le të bënte kohë e keqe, pa do të shihte ai se ç'misër do të korrte. Mirëpo viti bëri i mbarë dhe qehajai i tokave **u** lavdërua prej princit. Kurse giaku nuk ishte shi që derdhej prej qiejve. Shkaqet e pakësimit të tij ishin tepër të mjegullta. Ai natvrisht kishte pjesën e vet të faut në tërë këtë gjë. Mirëpo kjo nuk varej vetëm prej tij. Ah, po t'i jepnin atij të drejta më të mëdha dhe po t'i linin në dore disa gjëra, le t'i kërkonin pastaj llogari gjer

në një për të ardhurat e gjakut. Atëherë po, ai do të dinte ç'të bënte. Mirëpo, megjithëse njerëzit dridheshin nga nofka e tij e tmerrshme, caku i fuqisë së tij s'qe aq i largët. Ndaj dhe punët e gjakut po merrnin tatëpjetën në Rrafsh. -Kishte rënë numri i vrasjeve nga viti në vit, por stina e pare e këtij viti kishte qenë sidomos katastrofike. Ai e kishte ndier këtë dhe me gjak të ngrirë priste mbarimin e llogarive që ndihmësit e tij po i bënin qysh prej disa ditësh. Përfundimi qe më i keq se ç'e kishte pritur: as shtatëdhjetë për qind e shumës së të njëjtës stinë të vitit të shkuar nuk ishte derdhur dot në arkë. Dhe kjo ndodhte në kohën që jo vetëm qehajai i tokave, por gjithë ndihmësit e tjerë të princit, qehajai i bagëtive e i kullotave, qehajai i fajdeve dhe sidomos qehajai i nmllinjve e i minierave, që kishte nën urdhër gjithçka që bëhej me vegël, duke nisur nga avlëmendet gjer te kovaçhanat, kishin derdhur shuma të mëdha në arkën e përbashket. Kurse ai, qehajai kryesor, (të ardhurat e të tjerëve mblidheshin vetëm nga pronat e kullës, kurse të tijat nga gjithë Rrafshi), pra ai, qehajai më i rëndësishëm, shumat e të cilit dikur barazobeshin me shumën e përbashket të gjithë të tjerëve, tani mezi dha gjysmën e tyre.

Ndaj dhe vështrimi i princit në darken e mhrëmshme ishte më i hidhur se fjalët e tij. Ai vështrim dukej sikur thoshte: ti je qehajai i gjakut, pra ti duhet të jesh egërsuesi kryesor i gjakmarrjes, ti je ai që duhet ta ngucësh atë, t'i futësh zekthin, ta zgjosh, ta tërbosh kur ajo fashitet apo përgjumet. Kurse ti po na bën të kundërtën. Të rruat ajo nofkë që mban. Ja, kështu thoshte ai vështrim. O zot, psherëtiu thellë Mark Ukaçjerra aty pranë dritares. Pse nuk e linin të qetë. Valle të pakta ishin ankthet e tij...

Ai u përpoq ta hiqte mendjen andej, u përkul te kati i poshtëm i bibliotekës dhe, pasi hapi një nga kapakët e rende, nxori që brenda një radhor jashtëzakonisht të trashë, të lidhur me lëkurë. Ai ishte «Libri i gjaqeve». Një copë herë gisbtërinjtë e tij shfletuan fletët e trasha, të mbushura me një shkrim të dendur, ndarë në dy kolona të ngushta. Sytë e tij nuk lexonin asgjë, vetëm kalonin ftohtazi mbi ata mijëra emra, rrokjet e të cilëve dukeshin

të ngjashme me njëra-tjetrën si guriçkat e një zalli të paniate. Atje ishin shënuar me rrënjë e me themel gjaqet e gjithë Rrafshit, borxhet e vdekjes, që familjet apo fiset i kishin njëri-tjetrit, shlyerjet nga të dyja palet, gjaqet e pashlyera, që përtërinin gjakmarrjen pas dhjetë, njëzet, disa herë njëqind e njëzet vjetësh, llogaritë e pafundme prapë me borxh e me shlyerje, breza të tërë njerëzorë të zhdukur, lisi i gjakut, sic thirrej gjaku nga babai, dhe lisi i tëmblit, sic thirrej gjaku nga nëna, vrasja e larë me vrasje, filani për filanin, një për një, kokë për kokë, katër çifte të vrarësh, fcatërmbëdhjetë, njëzet e katër dhe përherë një gjak i tepërt në krye, një gjak tek, që, si dashi përçor që i prin tufës, u prin turmave të reja të të vdekurve.

Libri ishte i vjetër, ndoshta po aq sa kulla. Atje nuk mungonte asgjë dhe fletët e tij hapeshin kur vinin për të bërë hulumtime të dërguar të familjeve apo fiseve që prej kohësh jetonin pa gjak. por aë befas, për shkak të nie dyshimi, të një hamendieje, të një pëshpërime apo të nie ënidrre gjysmë të marrë, u turbullohej qetësia. Atëherë «Qehajai i gjakut», Mark Ukaçjerra, ashtu sic kishin bërë më pare dhjetëra paraardhësit e tij, hante fletët e trasha të librit, kërkonte fletë pas fletè e kolonë pas kolone rriedhën e fisit të gjakut dhe ndalei më në fund diku. «Po, keni giak për të shlyer. Në vitin kaq e aa, në muaiin kaq e aq, nie borxh iu ka mbetur pa e larë». Në këtë rast svië e «Qehajait të eiakut» kishin nie qortim të rende për harresën e Efiatë. Vështrimi i tij dukej sikur thoshte: paaja juai ka qenë e gënieshtër. mjerë ju!

Por kjo ndodhte tepër rrallë. Zakonisht të giitha gjaqet mbaheshin mend brez pas brezi nga giithë piesëtarët e familjes. Ato ishin kujtesa krvesore e fisit dhe harresa mund të ndodhte vetëm pas ngiarjesh të iashtëzakonshme e aë vazhdonin giatë. Këto ishin rrebeshe të befta, luftëra, shpërngulie, epidemi murtaie, atëherë kur vdekja zhvlerësohei. humbte madhështinë, rreeullat, vermine e sai dhe, duke u bërë kështu e zakonshme dhe e përgjithshme, kthehei në një gië banale e pa neshë. Në këtë vërshim giithë halte e mërzi të vdekjes, aëllonte të humbte ndonjë giak. Por edhe kur ndodhte kjo, libri ishte aty, i ndryrë në ku-

llën e Oroshit dhe, sado vite të shkonin, sado që fisi të lulëzonte e të lëshonte bisqe të reja, do të vinte një dite dyshimi, pëshpërima apo ëndrra gjysmë e marrë për të ringjallur gjithçka.

Mark Ukaçjerra vazhdonte të shfletonte librin. Sytë e tij ndaleshin herë pas here në vitet e hovzimit të gjakmarrjes, ose, përkundrazi, në vitet e renies së saj. Megjithëse i kishte pare dhe kishte bërë krahasimin midis tyre me dhjetëra herë, tani që i shfletonte sërish, tundte kokën në një mënyrë të pakuptueshme. Kishte në atë lëvizje të kokës një ankim të përzier me kërcënim, thuase i gërgahej shurdhtazi kohës së shkuar. Ja vitet 1611-1628, me numrin më të lartë të gjaqeve brenda krejt shekullit të shtatëmbëdhjetë. Ja dhe viti 1639, me numrin më të ulët: gjithsej 722 vrasje në gjithë Rrafshin. Ai ishte viti i tmerrshëm i dy kryengritjeve, ku gjaku u derdh lumë, por ai ishte gjak tjetër, jo kanunor. Pastaj me radhë vitet 1640 gjer më 1690, një gjysmë shekull rresht, kur nga viti në vit, përherë e më oak, gjaku që dikur rridhte si krua, mezi curiste pikë-jpikë. Dukej sikur gjakmarrjes po i vinte fundi. Por tamam në kohën aë dukej se po vdiste, ajo shpërtheu me një vrull të ri. Viti 1691: dyfishimi i gjaqeve. Viti 1693: trefishimi, 1694: katërfishimi. Kishte ndodhur një ndryshim themelor në kanun. Marrja e gjakut, që gjer atëherë binte vetëm mbi dorërasin, pra mbi njeriun që kishte shtirë me pushkë, tani u shtri mbi krejt fisin. Vitet e fundit të shekullit që po ikte dhe vitet e para të shekullit të ri u përgjakën fund e majë. Gjendja vazhdoi kështu gjer pranë mesit të shekullit, kur u dukën shenjat e një thatësire të re. Ja viti i thatë 1754. Më vonë 1799. Një shekull më vonë, tri vite rresht. 1878, 1879, 1880, por të gjitha këto ishin vite kryengritjesh apo luftërash me të huajt, 'kur zakonisht gjakmarrja binte. Gjaku î tyre ishte i jashtëm për kullën e Oroshit e për kanunin, pra ato ishin vite gjakhupëse.

Kurse këtë vit stina e pranverës po niste keq e më keq. Ai gati u drodh nga kujtimi i dites së shtatëmbëdhjetë marsit. Shtatëmbëdhjetë mars, përsëriti me vete. Sikur të mos ishte ajo vrasja në Breziftoht, ajo dite do të ki«

shte mbetur pa gjak. E para dite e tillë, e *bardhë,* qysh prej një shekuâli, ndoshta qysh prej dy, tre, pese shekujsh, apo ndoshta qysh prej nismës së gjakmarrjes. Edhe tani, tek shfletonte fletët e librit, atij i dukej se gishtat po **i** dridheshin. Ja, dita e gjashtëmbëdhjetë marsit kishte tetë vrasje, më tetëmbëdhjetë mars njëmbëdhjetë, më nëntëmbëdhjetë e njëzet mars nga pesë vrasje, kurse ajo dita e shtatëmbëdhjetë marsit desh mbeti pa vdekje. Harnend ja se mund të gdhinte një dite e tillë, Mark Ukaçjerrës **i** dukej e llahtarshme. Dhe gati sa nuk kishte ndodhur ashtu. Ajo hata do të ndodhte me siguri, por ishte ngritur një Gjorg, një farë Gjorgu nga Brezftohti, që e kishte përgjakur ditën é zotit. Dhe kështu e kishte shpëtuar atë... Ndaj, kur një dite më pare ai kishte ardhur të paguante taksën e gjäkut, Mark Ukaçjerra e kishte vështruar në sy në një mënyrë të pazakonshme, me dhimbsuri, me mirënjohje, saqë tjetri qe hutuar.

Mark Ukaçjerra e la më në fund librin mbi syprinën e katit të ulët të bibliotekës. Sytë e tij për të dhjetën herë rrëshqitën mbi librat dhe revistat bashkëkohore. Gjatë kohës së sistemimit të tyre, prifti që merrej me to, i lexonte herë pas here copa të ndryshme nga shkrimet e kundërshtarëve të kanunit. Në to, për habinë dhe tërbimin e Mark Ukaçjerrës, sulmoheshin gati hapët, ose tërthorazi pjesë të kanunit, madje dhe vetë kulla e Oroshit. Hm, hungronte Marku gjatë leximit, lexo më tej. Dhe tërbimi i tij, që sa vente rritej, përfshinte në vorbullën e vet jo vetëm njerëzit që i shkruanin ato tmerre e turpëri, por gjithë njerëzit e qyteteve e të fushave, madje vetë qytetet e fushat, për të mos thënë krejt ultësirat e botes.

Nganjëherë kureshtja e shtynte të dëgjonte me orë të tëra, ç'thuhej në.to, sic ishte rasti i diskutimit të hapur nga një revistë, ku shqyrtohej çështja nëse kanuni me ligjet e tij të rrepta e nxiste gjakmarrjen, apo, përkundrazi, e pengonte atë. Një paie shkruanin se disa nga nenet themelore të kanunit, si ai që thoshte se gjaku nuk humb kurrë dhe se gjaku lahet veç me gjak, e nxitnin hakmarrjen, pra ishin nene barbare. Të tjerët, përkundrazi, shkruanin se nene të tilla që në dukje dukeshin të kuçe-

dërshme, ishin në të vërtetë nga më njerëzorët, sepse pikërisht duke e bërë ligj larjen e vdekjes me vdekje, e parandalonin vrasësin duke i thënë: mos derdh gjak, se do të përgjakesh edhe ti pastaj.

Këto lloj shkrimesh ishin disi të durueshme për Mark Ukaçjerrën, por kishte të tjera që të prishnin gjakun. Një shkrim i tillë i mynxyrshëm, që i nxori gjumin net me radhë princit, i shoqëruar madje me një pasqyrë llogarie, ishte botuar pa emër katër muaj më pare në një nga ato revistat e mallkuara. Në pasqyrën e llogarisë, me një saktësi të çuditshme ishin nxjerrë gjithë të ardhurat që kishte marrë kulla e Oroshit nga taksat e gjakut, gjatë katër vjetëve të fundit; ishin bërë krahasime me të ardhurat e tjera, të misrit, të bagëtisë, të shitjes së tokave, të minierave e të përqindjeve nga fajdetë, dhe ishin nxjerrë ca përfundime çmendurore. Një nga këto ishte se gjoja në kohën tonë, bashkë me përçudnimin e gjithçka je, po përçudnoheshin edhe gurët e themelit të kanunit si «besa», «gjakmarrja», «miku», të cilat nga gjëra të mëdha e sublime në jetën shqiptare, me kalimin e viteve, ishin tjetërsuar, duke u shndërruar dalngadalë në një makinë çnjerëzore, gjersa ishin katandisur tashmë, sipas artikullshkruesit, në një sipërmarrje kapitaliste fitimesh.

Në atë shkrim ishin përdorur shumë fjalë të huaja, që Marku nuk i kuptonte e që prifti ia kishte shpjeguar me durim. Kështu për shembull, iishin përdorur shprehjet «industria e gjakut», «gjaku si mail», «mekanizmi i gjakmarrjes». Kurse titulli i sbkrimit ishte i përbindshëm: «Gjakmarrjelogjia».

Natyrisht që princi, me anë të njerëzve të vet në Tirane, kishte mundur ta ndalonte menjëherë revistën, megjithatë autori i artikullit, me gjithë përpjekjet e princit, s'u mor që s'u mor vesh. Por ndalimi i revistës nuk e qetësonte Mark Ukaçjerrën. Fakti që ato gjëra ishin shkruar, madje që ishin menduar nga një mend je njerëzore, ishte i frikshëm.

Ora e madhe në mur ra shtatë herë. Ai u afrua prapë te xhamat dhe ashtu më këmbë, me vështrim të tre-

tur në largësitë e bjeshkëve, e ndjeu se truri i tij po boshatisej disi nga dendësia e mendimeve. Por, si zakonisht, kjo ishte një boshatisje e përkohshme. Ngadalë mendjen e tij po e mbushte një masë e mjeguUt gri. Kjo ishte diçka më shumë se mjegulla dhe diçka më pak se mendimi. Ishte midis të dyjave, e turbullt, e gjerë, e paplotësuar. Sa i zbulohej një pjesë, tjera i mbulohej në çast. Dhe Marku e ndiente se kështu mund të vazhdonte me orë, madje me dite të tëra.

Nuk ishte hera e pare që mendja e tij ngrinte kështu përpara énigmes së Rrafishit. Ai ishte për të gjithë bota e lejuar, normale dhe e arsyeshme. Pjesa tjetër e botes, ajo «atje poshtë», s'ishte veçse një ultësirë kënetore, prej së cilës nuk ngjiteshin veçse sëmundje e zvetënim.

Tek rrinte i palëvizshëm pranë xhamave, ashtu si herët e tjera, ai u përpoq të toapte më kot me mendim gjithë shtrirjen e pafundme të Rrafshit, që niste prej qendrës së Shqipërisë e vazhdonte përtej kufijve shtetërore. E gjithë kjo rrafshnaltë kishte lidhje me Markun, përderisa taksat e gjakut mbërrinin nga të katër anët e sai, e megjithatë ajo kishte mbetur për të një enigmë. E kishin lehtë qehajai i tokave e i vreshtave, apo ai i minierave. Misri dukej me sy, dhe rrushi dukej me sy po t'i binte vrugu, dhe minierat no të shteronin, kurse arat që atij i kishte rënë fati të administrante, ishin të padukshme. Herë-herë atij i dukej se po e kapte enigmën, se po e mbante midis trurit, për ta zbërthyer më në fund, por aio ngadalë, si ato retë që zhvendosen pa kuptuar në oiell, i ikte. Atëherë mendia i kthehej prapë tek arat e vdekjes, duke u përpjekur më kot të gjente se c'i bënte pjellore e ç'i bënte shterpa ato. Ishte një thatësirë tietërlloj, shpesh midis shiut dhe dimrit, ndaj dhe më e frikshme se çdo gjë.

Mark Ukaçjerra nsherëtiu. Me Sytë të tretur në largësi ai përpiqei të oërfvtyronte shtrirjen e pafund të Rrafshit të madh. Ai ishte i mbushur me pllaja, nërrenj, humnera, bore, celtina, katunde, kisha, por atij. Mark Ukacjerrës. nuk i interesonin ato. Për të i giithë Rrafshi i madh nuk ishte i ndarë veçse në dy pjesë: në pjesën që

pillte vdekje dhe në tjetrën që s'pillte. Pjesa vdekësore, troje, sende e njerëz, kalonte tani ngadalshëm, ashtu si shumë herë nëpër trurin e tij: Mijëra vija uji vaditëse, të mëdha e të vogla, që rridhnin nga perëndimi në lind je, apo nga jugu në veri dhe në buzë të të cilave kishin mbirë aq e aq sherre e pastaj gjaqe; Qindra vija mulliri, .mijëra gurë kufijsh, pranë të cilëve gjithashtu mbinte lehtësisht grindja dhe pas saj gjaku; Dhjetëra mijëra krushqi, një pjesë e të cilave prisheshin për arsye të ndryshme, por që sillnin pas veç një gjë: zinë; Krejt mashkullimi i Rrafshit, i rrezikshëm, gjaknxebtë, që luante me vdekjen si me një lodër të së dielës. E kështu me radhë. Kurse pjesa shterpë ishte, për fat të keq, po aq e shtrirë: Varrezat, që dulkej sikur, të ngopura me vdekje, s'pranonin më mort, ngaqë në to ishte e ndaluar vrasja, grindja, madje dhe fjalosja; Hupësat, ata që për arsye të mënyrës si ishin vrarë, apo të rrethanave të vdekjes, kanuni i shpallte gjakhupës; Priftërinjtë, që nuk quheshin kurrë të rënë në gjak; Krejt graria e Rrafshit, që gjaku nuk e kapte.

Sa herë Marku kishte menduar me vete marrëzira, që nuk do të guxonte kurrë fia thoshte askujt. Sikur graria të binte në gjak njëlloj si burrai.. Më vonë i kishte ardhur turp nga vetja, madje kishte ndier edhe një lloj tmerri, por këto ishin caste të rralla, të shkaktuara më tepër nga dëshpërimi, kur në fund të muajve apo tremujorëve shikonte tabelat e Uogarive. I lodhur, ai përpiqej ta hiqte mendjen që andej, por mendja prapë bënte ç'bënte dhe kthehej atje. Veçse këtë herë kthehej jo për të blasfemuar kundër kanunit, por më thjesht, në forme habitjeje. Kështu, ai habitej se si zakonisht dasmat, që ishin aq të gëzueshme, shkaktonin shpesh sherre dhe fillime gjakmarrjesh, kurse kësollet, që ishin të zymta, pothuajse kurrë. Nga kjo mendja i shkonte te krahasimi midis gjaqeve të reja me gjaqet e vjetra .Të dy llojet kishin të mirât e të këqijat e veta. Gjaqet e vjetra, ashtu si tokat që punoheshin prej kohësh, ishin të sigurta, por ato ishin disi të ftohta e të ngadalta. Gjaqet e reja, përkundrazi, ishin të vrullshme dhe nganjëherë, për një periudhë kohe njëvjeçare, jepnin aq vdekje, sa ç'jepnin të vietrat për një-

zet vjet. Mirëpo, të pashtruar ende sic ishin, ata mund të mbylieshin shpejt me ndonjë pajtim. Kurse^gjaqet e vjetra ishte e vështirë të pajtoheshin. Brezat njerëzorë mësoheshin me to qysh në djep dhe kështu, ngaqë nuk e mendonin dot jetën pa to, as që u shkonte nëpër mend se mund të çliroheshin prej tyre. Nuk thoshte kot fjala: «gjaku, po zuri vitin e dymbëdhjetë, është si lisi, nuk e shkul dot kollaj». Sidoqoftë Mark Ukaçjerra kishte arritur në përfundimin se të dy llojet e gjaqeve, i vjetri me historikun e tij dhe i riu me gjallërinë, ndihmonin njëri-tjetrin dhe se shterja e njërit ndikonte mbi tjetrin. Ja, kohët e fundit, për shembull, ishte e vështirë të kuptoje se cili prej tyre nisi të mehte i pari. O zot, thirri ai me zë, po të vazhdojë kështu, une do të marr fund krejt.

Tingulli i vetmuar i orës e bëri të dridhej. Ai numëroi goditjet. Gjashtë, shtatë, tetë... Prapa dyerve, në korridore, s'dëgjohej gjë tjetër veçse një fëshfërimë e bute fshese. Mysafirët akoma po flinin.

Ndriçimi i dites, megjithëse ishte sbtuar pakëz, ruante prapë po atë ftohtësi armiqësore të largësisë prej nga vinte. O zot, psherëtiu ai, këtë herë aq thellë, saqë iu duk se brin jet iu lëkundën si trarët e një kasolleje që do të shkallmohej. Vështrimi i tij mbeti prapë i humbur në atë qiell gri, që shtjellej vetmueshëm mbi bjeshkët dhe që kurrsesi nuk qe e mundur të kuptohej, ishte ai që i zymitonte ato, apo vetë zymtohej prej tyre.

Vështrimi i Mark Ukaçjerrës kishte në vetvete edhe pyetje, edhe kërcënim, dhe kërkim mëshire. Ç'ke, dukej sikur i thoshte ai vështrim hapësirës që kishte përpara, perse u bere e tillë...

I qe dukur përherë se e njihte mire atë Rrafsh, për të cilin thoshin se ishte një nga më të mëdhenjtë e hijerëndët e Evropës e që, pasi shtrihej me mijëra kilométra katrorë brenda Shqipërisë, vazhdonte pastaj përtej kufijve, në viset shqiptare të Kosovës, ose ato që sllavët i quanin «Serbia e vjetër» e që në të vërtetë nuk ishin veçse pjesë të tij. Kështu kishte kujtuar, por kohët e fundit, përherë e më shpesh g j ente në pam j en e tij diçka që s'e afronte. Mendja e tij rropatej mundimshëm nëpër pllaja

e zgripe, sikur të kërkonte të gjente se nga vinte ajo gjë e pakuptueshme, madje më keq, ajo diçka tallëse në ndriçimin e dites. Sidomos kur reisnin vërshëllimat e eres dhe kur bjeshka niste të vetmohej, ajo i ngjante herë-herë krejt e huaj.

E dinte se mekanizmi i vdekjes ishte atje, i ngritur që nga kohërat që s'mbaheshin mend, mulli i stërlashtë që bluante dite e natë dhe të fshehtat e të cilit ai, si qehaja i gjakut, i njihite më mire se kushdo. Megjithatë kjo nuk e ndihmonte ta zhdukte atë ndjesi tëhuajzimi. Atëherë, si për të bindur veten për të kundërtën, si në ethe, ai niste të përshkonte në mend je gjerë e gjatë atë hapësirë të ftohtë që shpalosej në trurin e tij në një forme disi të çuditshme, diçka midis një harte dhe një mësalle .të një dreke morti.

Atë hartë të përzishme po e sillte tani ndër mend aty pranë xhamave të bibliotekës. Në një rend të ngrirë shpaloseshin në mendjen e tij gjithë tokat e bukës të Rrafshit. Ato ndaheshin në dy grupe të mëdha: në tokat e punuara dhe në tokat e lena djerr për shkak të gjakmarrjes. E gjithë kjo kishte një rregullshmëri të thjeshtë: njerëzit që kishin gjak për të marrë, i punonin tokat, sepse radhën e vrasjes e kishin ata, ndaj s'i kërcënonte askush të dilnin lirisht në are. Përkundrazi, njerëzit që kishin gjak për të dhënë, i linin tokat djerr, sepse duhej të mby-Meshin në kullën e ngujimit për t'u mbrojtur. Por kjo gjendje ndryshonte menjëherë, porsa njerëzit që kishin gjak për të marre e kryenin vrasjen. Atëherë ata, nga një fis që kishte për të marrë një gjak, ktheheshin në fis që kishte për të dhënë një gjak, pra ktheheshin në gjakës dhe rrjedhimisbt mbyïïeshin në kullën e ngujimit, duke i lënë tokat e tyre djerr. Kurse armiqtë e tyre, përkundrazi, pushonin së qeni gjakës, dilnin nga kulla e ngujimit dhe, ngaqë e kishin ata radhën për të vrarë, s'kishin frikë t'i punonin tokat lirisht. Dhe kjo vazhdonte gjer në vrasjen e ardhshme. Atëherë gjithçka përsëritej.

Sa herë që Mark Ukaçjerrës i kishte qëlluar të udhëtonte për punët e kullës nëpër bjeshkë, syrit të tij nuk i shpëtonte kurrë sasia e tokave të punuara në krahasim me

djerrinat. Zakonisht tokat e punuara ishin më shumë. Ato përbënin gati tri të katërtat e gjithë tokës së bukës. Mirëpo kishte vite që raporti ndryshonte në dobi të tokave djerr. Ato rriteshin në tridhjetë për qind, dyzet e disa herë i afroheshin barazimit me tokat e punuara. Madje mbaheshin mend dy vite, kur sipërfaqja e tokave djerr e kishte kaluar sipërfaqen e çeltinave. Mirëpo kjo ndodhte dikur. Dalngadalë, me rënien e gjakmarrjes, djerrinat sa vente zvogëloheshin. Ato djerrina ishin gëzimi i syrit të Mark Ukaçjerrës. Ato tregonin se kanuni ishte ende i fuqishëm kudo. Fise të tëra pranonira t'i linin tokat djerr e të vuanin për bukë, veç të shlyenin gjakun, ashtu sic kishte fise që bënin të kundërtën, e shtynki gjakun stinë pas stine e vit pas viti në mënyrë që të kishin mundësi të korrnin aq miser, sa të ngujoheshin pastaj brenda për një kohë të gjatë. Je i lire të mbash burrërinë tende, je i lire të zhburrërohesh, thoshte kanuni. Midis misrit dhe gjakut secili zgjidhte atë që i pëlqente. Disa, për turp të tyre, zgjidhnin misrin, të tjerë, përkundrazi, gjakun.

Shpesh Mark Ukaçjerrës i kishte qëlluar të shikonte toka fisesh që ishin në gjak, fqinje me njëra-tjetrën. Dhe gjithmonë e njëjta pamje: një ngastër e punuar, tjetra djerrinë. Në plisat e ares së mbjellë kishte diçka të turpshme për Mark Ukaçjerrën. Dhe avulli që lëshonte ajo, dhe aroma, dhe butësia e saj prej femre i shtinin pështirosjen. Kurse djerrina e tharë, aty përbri, me të carat që ngjanin herë si rrudha, herë si nofulla të shtrënguara, gati ia përlette sytë. Dhe kudo nëpër bjeshkët e mëdha ishte e njëjta pamje: çeltina dhe toka djerr, matanë dhe më këtë anë të rrugës, ngjitur me njëra-tjetrën, të huaja, që e vështronin me urrejtje njëra-tjetrën. Dhe gjëja më e pabesueshme ishte që pas një stine, pas dy, fatet e tyre ndryshoheshin: toka djerr bëhej papritur pjellore, kurse çeltina kthehej në djerr.

Mark Ukaçjerra, ndoshta për të dhjetën herë atë mëngjes, psherëtiu. Mendja e tij ishte ende larg. Nga tokat ajo kaloi te rrugët, një pjesë të të cilave ai i kishte përshkuar më këmbë, apo me kalë gjatë shërbimeve të

tij. Rruga e Madhe e Bjeshkëve të Nëmura, Rruga e Hijes, Rruga ndanë Drinit të zi, Rruga ndanë Drinit të Bardhë, Rruga e Keqe, Rruga e Madhe e Flamurëve, Rruga e Kryqiit. Nëpër to ecnin dite e natë njerëzit e Rrafshit. Copa të veçanta të këtyre rrugëve ishin në besë të përhershme. Kështu, në Rrugën e Madhe të Flamurëve, pjesa nga Ura e Gurtë e gjer te Gështenjat e Mëdha ishte në besë të Nikajve e të Shalës. Kushdo që pësonte gjë duke ecur nëpër to, gjaku i mbetej krahinës së Nikajve dhe Shalës. Po kështu, në Rrugën e Hijes pjesa nga Arat e Rekës gjer te Mulliri i Shurdhit, ishte në besë. Krejt Rruga e Currajt gjer te Kroi i Ftohtë ishte në besë. Konakët e Nikajve e të Shades ishin gjithashtu në besë. Hani i Vjetër, në Rrugën e Kryqit, me për j ash tim të stalles, ishte në besë. Hani i Vejushës, gjithashtu, bashkë me katërqind hapa udhë nga porta veriore. Të tetë lëfytet e Kroit të Zanave, dyzet hapa për së gjati e për së gjeri. Konakët e Rrëzës. Livadhi i Krillave.

Ai u përpoq të sillte ndër mend me radhë të gjitha vendei e tjera që ishin në besë të dikujt, si edhe vendet në besë të gjithkujt, domethënë ato ku nuk lejohej të qëllohej për gjakmarrje, sic qenë të gjithë mullinjtë pa përjashtim, dyzet hapa djathtas e majtas, si dhe të gjitha ujëvarat, katërqind hapa djathtas e majtas, për arsyen se zhurma e trokashkavë apo uturima e ujërave nuk lejonin të dëgjohej britma paralajmëruese e qëlluesit. Kanuni nuk harronte kurrë asgjë. Shumë herë Mark Ukaçjerra e kishte vrarë mendjen për të gjetur nëse vende të tilla në besë i kufizonin, apo, përkundrazi, i shtonin gjaqet. Herë-herë i dukej se ato, me mbrojtjen e shpallur për çdo kalimtar, e largonin vdekjen, por herë-herë, përkundrazi, i dukej se tamam rruga apo bujtina e besëtuar, me premtimin e tyre për t'i marrë gjakun e kujtdo që vritej midis tyre, hapnin gjaqe të reja. E gjithë kjo ishte, për mendjen e tij, e paqartë dhe me kuptim të dyzuar, ashtu si shumë gjëra të kanunit.

Të njëjtën pyetje kishte bërë dikur për baladât e shumta për gjaqet, që këndoheshin anembanë Rrafshit. Rapsodët ishin të shumtë nëpër katundet dhe përgjatë

krahinave. S'kishte rrugë që të mos i takoje dhe s'kishte han ku të mos i dëgjoje. E shtonin apo e pakësonin vdekjen, ishte vështirë ta kuptoje. Ishte edhe ashtu, edhe kështu. E njëjta gjë mund të thuhej për historitë që shtegtonin gojë më gojë, ngjarje të hershme apo më pak të hershme, që rrëfeheshin mbasdarkave të dimrit, pranë zjarrit dhe që shpërndaheshin pastaj, bashkë me udhëtarët, për të riardhur ndonjë natë përsëri, të ndryshuara, sic vjen i ndryshuar nga koha bujtësi i dikurshëm. Një pjesë të këtyre rrëfenjave ai i gjente nganjëherë të botuara në ato revistat e neveritshme, të renditura në kolona si në arkivole. Sepse për Mark Ukaçjerrën ajo që shtypej në libra, s'ishte gjë tjetër, veçse kufoma e asaj që rrëfehej me gojë apo me lahutë.

Sidoqoftë, donte apo s'donte ai, të gjitha këto kishin lidhje me punën e tij. Madje dy javë më pare princi, ndërsa bëhej gati t'i tërhiqte vërejtjen për vajtjen keq • të punëve, ia përmendi në njëfarë mënyrë këtë gjë. Ç'ishte e vërteta. fjalët e tij ishin pakëz të errëta, por kuptimi pak a shumë ishte ky: në qoftë se ty, Qebaiai i gjakut, të është mërzitur kjo ounë, mos harro se shumë njerëz e lakmoinë atë dhe madje jo njerëz dosido, por edhe me shkollë të lartë.

Ishte hera e pare aë princi e kishte përmendur shkollën e lartë dhe me njëfarë kërcënimi. Edhe herët e tjera e kishte porositur Markun të studionte. me ndihmën e priftit, giithë cështiet që kishin të bënin me gjakun, por këtë herë toni i tij ishte i prerë. Edhe tani aë e kujtonte. Mark Ukaçjerra ndiente një shtyoie në tëmtha. Merr ndonjë shkollar, nga ata që mbajnë erë parfum dhe vëre në vehdin tim. shkrofëtiu me vete. Vëre qehajanë e gjakut me shkollë, meqenëse të paska hyrë në qejf shko11a e madhe dhe pastaj, kur qehaiaiushika të të çmendet që javën e trete, do ta kuitosh Mark Ukaçjerrën. Hm.

Një copë herë e la mendimin e tij të bridhte egërsisht nga një hamendje në tjetrën, dhe në të gjitha ato princi pendohej dhe ai triumfonte. Sidoqoftë duhet të ndërmarr një udhëtim nëpër Rrafsh, tha më në fund me vete, kur e ndjeu se vrulli i dehjes së çastit po i binte. S'ishte keq

të përgatiste një raport për princin, ashtu si katër vjet më pare, me të dhëna të sakta për gjandjen dhe me parashikime për të ardhmen. Ndoshta dhe princit nuk i venin mire punët dhe hajde, mbi kë të shfrej e gjej Mark Ukaçjerrën. Po nejse, ai ishte zoti i tij dhe qehajait nuk i përkiste të gjykonte të zotin. Mark Ukaçjerrës i kishte rënë inati krejt. Mendja e tij, që zemërimi i beftë ia kishte mbledhur për ca caste, e çliruar tani nga ngërçet, iku përsëri larg, në bjeshkë. Në të vërtetë udhëtimi i tij ishte i domos.doshëm. Aq më tepër tani që nuk e ndiente veten mire. Ndoshta rruga ia lehtësonte disi brengën e kohëve të fundit. Edhe gjumi mund t'i rikthehej. Veç kësaj, ishte mire që t'i hiqej për ca kohë nga *sytë* princit.

Projekti i udhëtimit nisi ta përpinte ngadalë, pa ndonjë vrull të veçantë, por me këmbëngulje. Dhe prapë, ashtu si pak më pare, nisën t'i kalonin nëpër mend rrugët nëpër të cilat ndoshta do të udhëtonte, veçse këtë herë, të lidhura me opingat e tij, apo me potkonjtë e kalit të tij, ato iu përfytyruan ndryshe. Po ashtu ndryshe i erdhën në kujtesë hanet dhe kullat ku mund të flinte, hingëllima e kuajve natën, çimkat.

Ky do të ishte një udhëtim pune, gjatë të cilit do t'i duhej ndoshta të rishikonte gjithë atë që në mendjen e tij ishte skicuar si diçka e ngjashme me një mulli vdekje je, me mokrat e tij, veglat, rrotat dhe rrotëzat e pafundme. Të kontrollonte një për një gjithë mekanizmin, për të gjetur se ku ngecte makina, ç'qe ndryshkur e s'punonte mire, apo ç'qe këputur.

Uh, ia bëri nga një therje në stomak. Ti shiko më mire ç'të është këputur ty, deshi të thoshte me vete, por e ndërpreu përgjysmë mendimin. Ndoshta edhe ai boshllëku i neveritshëm do t'i ikte me ndërrimin e ajrit. Po, po, të nisej sa më pare, të ikte që këtej. Të shikonte një për një gjithçka, të bisedonte giatë, sidomos me shkoqitësit e kanunit, t'u kërkonte mendime, të hynte nëpër kullat e ngujimit, të takohej pastai me famulltarët. të pyeste se a kishte mësues që pëshpëritnin kundër kanunit, të shënonte emrat e tyre për t'i kër-

kukar princit dëbimin etj. Mendja e Mark Ukaçjerrës u gjallërua. Ai mund t'i bënte vërtet një raport të hollësishëm princit për të gjitha këto. Marku nisi të ecte poshtë e përpjetë nëpër bibliotekë. Herë-herë ndalej përpara dritareve, pastaj, porsa mendonte diçka të re, niste të lëvizte përsëri. Qysh tani sillte ndër mend shkoqitësit e kanunit, fjalëve të të cilëve princi u jepte përherë rëndësi. Ata ishin rreth dyqind në gjithë Rrafshin, por vetëm ndonjë dyzinë prej tyre ishin të famshëm. Në mos gjithë të famshmit, ai duhej të takonte të paktën gjysmën e tyre. Ata ishin shtylla e kanunit, truri i Rrafshit, dhe ata do t'i jepnin me siguri ndonjë mendim mbi gjendjen dhe ndoshta ndonjë këshillë për rrugëzgjidhje. Me siguri kështu do të ndodhte, megjithëse ai s'duhej të kënaqej me kaq. Mendja i thoshte se do të ishte mire që, përveç takimeve me ta, të zbriste edhe atje ku ishte baza e vdekjes, te gjakësit. Të futej nëpër kullat e ngujimit, të bisedonte kokë më kokë me të ngujuarit, me ata që ishin buka dhe kripa e kanunit. Kjo ide e fundit e gëzoi veçanërisht. Sado fjalë të mençme të thoshin shkoqitësit e famshëm, fjalën e fundit përsa i përket vdekjes kanunore e kishin gjakësit.

Ai fërkoi ballin me dore duke u përpjekur të sillte ndër mend të dhënat e mbledhura dy vjet më pare për kullat e ngujimit. Ah, tani iu kujtua saktësisht. Ato ishin njëqind e shtatëdhjetë e katër në krejt Rrafshin, me rreth një mijë burra të ngujuar në to. U përpoq t'i përfytvronte ashtu sic ishin, një këtu, një atje, zymtore dhe idhnake, me frëngjitë e zeza dhe portât e kyçura nga brenda. Përfytyrimi i tyre iu mpleks me vijat e ujitjes, për shkak të të cilave gjendeshin aty një pjesë e të ngujuarve, me rrugët dhe bujtinat në besë, me shkoqitësit e kanunit, kronistët, lahu.tarët. Të gjitha këto ishin vidhat, rripat dhe rrotëzat e makinës së vjetër, e cila punonte pa u ndalur që prej qindra vjetësh. Që prej qindra vjetësh, përsëriti ai. Dite për dite e natë për natë. Pa u ndalur kurrë. Verës e dimrit. Por ja, kishte ardhur dita e shtatëmbëdhjetë marsit për të prishur rendili e gjërave. Kujtimi i saj e bëri Mark Ukaçjerrën të psherëtinte pra-

pë. Atij iu duk se, në qoftë se vërtet ajo dite do të kalonte ashtu, sic desh kaloi, i gjithë ky mulli vdekjeje, troka-shkat, mokrat e tij të rënda, sustat dhe rrotëzat e shumta, do të kërcitnin kobshëm, do të trandeshin kulm e themel, gjersa të këputeshin e të shkatërroheshin në një mijë copa.

O zot, mos ardhtë ajo dite, ia bëri ai dhe prapë ndjeu atë neverinë midis stomakut dhe zemrës. Pastaj, të për-ziera me të, prapë iu kujtuan caste nga darka e mbrëm-shme, pakënaqësia e princit, dhe gjallëria e pâk çasteve më pare iu fik aty për aty, për fia lënë vendin një bren-ge të çuditshme. Në dreq të venë të gjitha, tha me vete. Brenga ishte e një lloji të veçantë, e ngjashme me një masë të qullët gri që futej kudo, qetësisht, pa maja që shponin ose therje të dhimbshme; oh, ai do të donte një mijë herë të ishte ashtu, po ç'f i bënte një qulli të tillë, prej të cilit s'kishe ku të futeshe. Kurse ata i binin akoma më qafë, sikur të mos -f mjaftonin ankthét e tij. Për ato ai nuk i kishte folur askujt. Kishte tri javë që i përsëriteshin shpesh e më shpesh dhe ai papritur bëri me vete pyetjen që e kishte shtyrë dite pas ditësh e net pas netësh: mos po e zinte gjaku?

Kështu i kishte ndodhur shtatë vjet më pare. Ishte vizituar nga gjithfarë mjekësh e kishte pire giithfarë ilaçesh, por pa asnjë dobi, gjersa një plak nga Gjakova i kishte thënë: «Kot pi ilaçe e shikohesh në doktorë, biri im. Lëngatës sate s'kanë ç'i bëjnë as doktorët, as ilaçet. ty të ka zënë gjaku. Gjaku?! qe habitur ai. Po une s'kam vrarë njeri, o axhë. Dhe plaku i qe përgjigjur: S'ka gjë se s'ke vrarë njeri, o bir, të kishe vrarë njeri do ta ki-she mbase më lehtë, po ti ke një punë të tillë që e zë gja-ku: Dhe ai i kishte treguar për «qehallarët e tjerë të gjakut», shumica e të cilëve ishin sëmurur nga kjo lëngatë, madje edhe më keq, nuk ishin shëruar më. Kurse ai arriti të shërohej në bjeshkët përtej Oroshit. Thuhei se ajri i tyre ishte i përshtatshëm kundër lëngatave të

Shtatë vjet Marku kishte qenë i aetë dhe vetëm kohët **e** fundit sëmundja po i jepte prapë shenjat **e** saj. Ç'm'u

desh kjo punë, tha me vete. Gjaku i një njeriu, kur të zinte, dhe ishte vështirë ta përballoje, po kur të zinte një gjak i tillë, që s'dihej ku fillonte e ku mbaronte? Jo gjak po përrenj gjaku brezash njerëzorë, që kullonin tejembanë Rrafshit, të përzier bashkë, të vjetër e të rinj, vitesh e shekujsh.

Por ndoshta s'është ajo, psherëtiu me vete me një shpresë të fundit. Ndoshta është thjesht një mërzi e përkohshme, përndryshe do të çmendesha. Ai tendosi qafën, sepse iu duk se dëgjoi zhurmë pas derës. Ishte vërtet ashtu. Në korridore u dëgjua kuisja e një dere, pastaj hapa dhe zëra.

Qenkan zgjuar mysafirët, mendoi ai.

## *KAPITULLI I PESTE*

Gjorgu u kthye në Breziftoht më 25 mars. Udhëtoi pothuajse pa pushim gjithë ditën. Ndryshe nga vajtja, gjatë kthimit kokën e kishte vazhdimisht në një gjendje përgjumjeje, kështu që udha iu duk më e shkurtër. Madje u habit pak kur njohu rrethinat e fshatit. Pa e kuptuar as vetë pse, ngadalësoi hapat. Zemra gjithashtu nisi t'i rrihte më ngadalë, ndërsa sytë kërkonin diçka në bregoret përreth. Pllangat e bores qenkan shkrirë, tha me vete. Kurse shegët e egra ishin aty. Megjithatë psherëtiu disi i lehtësuar. Kushedi pse

i qe dukur se njollat- prej dëbore do të ishin më të pamëshirshme me të.

Ja dhe vendi... një murane e vogël ishte ngritur aty gjatë mungesës së tij: Gjorgu kishte ndalur mu përpara saj. Një çast iu duk se do të sulej kundër asaj murane, për fia ngritur gurët e për fia shpërndarë në të katër anët, që të mos mbetej prej saj asnjë gjurmë, por tamam në kohën që truri i përfytyronte një veprim të tillë, dora e tij kërkonte si në ethe një gur mbi kalldrëmin e rrugës. E gjeti më në fund gurin dhe me një lëvizje të pazakonshme, sikur. të ishte gjysmë e këputur, dora e tij e hodhi gurin mbi murane. Guri lëshoi një zhurmë të shurdhët, bëri dy-tri rrotullime brinjazi, gjersa zuri vend pranë të tjerëve. Gjorgu nuk ia ndante sytë, thuase dyshonte që guri do të lëvizte përsëri nga vendi, por ai qysh tani dukej atje i natyrshëm, sikur të qe hedhur prej kohësh. Megjithatë Gjorgu nuk lëvizi.

Me sy të ngrirë, vështronte muranën. Ja ç'kishte mbetur prej... prej... (ai deshi të thoshte: prej jetës së atij tjetrit), por me vete mendonte: ja ç'kishte mbetur prej jetës së tij. \

Gjithnjë ajo brengë, ato net pa gjumë, sherri i heshtur me të jatin, mëdyshjet, arsyetimet, vuajtja nuk kishin pjellë veçse këta gurë të lakuriqtë dhe pa kuptim. Ai bënte të largohej prej tyre, po nuk mund-te. Bota nisi të-tretej me shpejtësi rreth e rrotull, çdo gjë u firua, mbeti vetëm ai dhe përballë tij grumbulli i gurëve, vetëm ata të dy, Gjorgu. dhe murana, krejt të vetëm mbi sipërfaqen e botes. Dhe midis dënesës gati sa s'thirri me zë: Po perse? Ç'duhej e gjithë kjo? Pyetja ishte e lakuriqtë, ashtu si gurët aty poshtë, dhimbte nga të gjitha anët, o zot, si dhimbte, dhe ai u përpoq të lëvizte më në fund, të shkëputej, të ikte sa më larg prej saj, sa më larg, qoftë edhe në ferr, veç të mos mbetej aty.

Në shtëpi Gjorgun e pritën me një ngrohtësi të qetë. Babai e pyeti shkurt për rrugën, e ëma e vështronte vjedhurazi me ca sy të mjegulluar. Ai tha se ishte tepër i lodhur nga rruga e nga të qëndruarit pa gjumë dhe u shtri të f linte. Për një kohë të gjatë hapat dhe pëshpërimat nëpër kullë iu ngjitën si karfoma gjumit të tij, gjersa më në fund fjeti. Të nesërmen u zgjua vonë. Ku jam? tha dy-tri herë me vete dhe fjeti përsëri. Edhe kur u ngrit, kokën e kishte të rende dhe si të mbushur me sfungjer. S'kishte dëshirë të bënte asgjë. Madje as të mendonte.

Gjithë ajo dite kaloi ashtu dhe po ashtu kaloi e nesërmja dhe e pasnesërmja. Dy-tri herë iu vërtit kullës dhe me ca sy të palëvizshëm vështronte herë një pjesë të gardhit që duhej ndrequr prej kohësh, herë qoshen e djathtë të pullazit, të rrënuar dimrin që shkoi. Por s'ndiente asnjë dëshirë për të punuar. Më e keqja ishte se ndreqja e tyre i dukej e panevojshme.

Ishin ditët e fundit të marsit. Së shpejti do të hynte prilli. Me gjysmën e tij të bardhë dhe me gjysmën tjetër të zezë. Prillmort. Në mos do të vdiste, do të ndryhej në kullën e ngujimit. Sytë do t'i cfobësoheshin nga gjysmëterri, kështu që prapëseprapë, edhe po të mbetej gjallë, s'kishte për ta pare më botën.

Pas përgjumjes mendimi nisi t'i gjallërohej disi. Dhe gjëja e pare që i lëvizi nëpër tru ishte mundësia për të gjetur një udhë që ta nxirrte jashtë vdekjes dhe jashtë verbimit. Mirëpo rrugë s'kishte, përveç njërës. Dhe ai e mendoi atë gjatë: të bëhej druvar shëtitës. Kështu bëheshin zakonisht malësorët Që iknin nga Rrafshi. Sëpatën pas shpine (bishti i saj futej shtrëngueshëm pas jakës së xhokes në shpinë, kurse presa gjysmë e zezë e ndritur ngjante prapa qafës si një kreshtë peshku) pra, sëpatën pas shpine dhe pastaj shtegtimi qytet

më qytet, me atë britmën e zvargur e të pikëllueshme -«dru me pre!». Jo, më mire të mbetej në prillmort (tani ai ishte i bindur se kjo fjalë, që ekzistonte vetëm në ndërgjegjen e tij, kuptohej dhe madje përdorej nga të gjithë) pra, më mire të mbetej këtu, sesa të ikte andej, druvar i mjerë, udhëve me shi të qyteteve, pranë ca dritare bodrumesh me hekura, përherë të pahitura nga një farë pluhuri i zi (kishte pare njëherë në Shkodër një malësor që priste dru përskaj një dritareje **të** tillë), jo, njëqind herë më mire në prillmort.

Një mëngjes, ishte dita e parafundit e marsit, ndërsa zbriste shkallët e gurta të kullës, ai qëndroi balle për balle me të jatin. Nuk dëshironte të bëhej heshtje para se **t'i** fliste, megjithatë heshtja u bë. Dhe pas saj, si pas një muri ku fshihet dikush, ishin fjalët e tij:

— Hë, — foli **i** ati, — ç'kërkon të më thuash, Gjorg?

Atëherë ai **i** foli:

— Babë, këto dite që më mbetën, dëshiroj të dal për të pare edhe një herë bjeshkën.

I ati e vështroi gjatë në sy. Nuk **i** tha asgjë. Tani për mua është njëlloj, mendoi Gjorgu përgjumshëm. Në fund të fundit, s'ia vlente bara qiranë të grindej prapë me të jatin për një gjë të tillë. Mjaft ishin grindur shurdhtazi gjer atë **dite.** Dy javë më pare **dy** javë më vonë, s'kishte ndonjë ndryshim të madh. Vërtet, mund të bënte edhe pa e pare bjeshkën. Madje kot **që** e harxhoi fjalën. Ai u bë gati t'i thoshte: s'ka nevojë, babë, po tjetri ndërkaq ishte ngjitur lart.

Ai zbriti pas pak me një qese në dore. Ajo ishte fare e vogël në krahasim me qesen e taksës së gjakut. I ati ia zgjati.

— Nisu, Gjorg. Të qoftë udha mbarë!

Gjorgu e mori qesen.

— Falemnderit, babë.

I ati nuk ia hiqte sytë.

• — Veç mos harro, — i tha me zë të ulët, — besa për ty mbaron më shtatëmbëdhjetë prill.

Dukej sikur diçka mungonte brenda gojës së tij.

— Mos harro, bir, — përsëriti.

Kishte disa dite që po udhëtonte. Xhade të ndryshme. Bujtina ndanë udhe. Fytyra të panjohura. I nguvjuar në fshatin e tij, Rrafshin e kishte kujtuar përherë të ngrirë, sidomos dimrit. Por s'ishte ashtu. Rrafshi ishte plot lëvizje. Vinin nga anët e tij drejt qendrës dhe iknin nga qendra drejt anëve. Të tjerë udhëtonin nga e majta në të djathtë, dhe të tjerë, përkundrazi, nga e djathta në të majtë. Ca ngjiteshin, ca zbritnin, kurse shumica herë ngjiteshin, herë zbritnin gjatë të njëjtit udhëtim, dhe këtë e bënin aq shpesh, saqë në fund të udhës nuk e dinin as vetë nëse rruga kishte qenë në përgjithësi e tatëpjetë apo e tërmaltë.

Herë-herë Gjorgu kujtohej për rendjen e ditëve. Ecja e kohës i dukej krejt e pazakonshme. Gjer në një farë ore dita i dukej e gjatë, e gjatë, pastaj papritur, si ajo sumbulla e ujit që, pasi lëkundet një copë herë te lulja e pjeshkës, bie papritur, dita këputej e mbaronte. Kishte hyrë prilli, po pranvera mezi po shfaqej. Herë--herë një brez i kälterem ë sipër Alpeve i dukej aq i padurueshëm, saqë i ngjante sikur do t'i zinte frymën. E pra, është prill, thoshin kudo udhëtarët e rastit, që njiheshin me njëri-tjetrin nëpër bujtinat. Pranvera e ka kohën, madje shumë vonoi këtë vit. Dhe atij i vinte ndër mend porosia e t'et për afatin e besës, apo, më saktë, jo krejt porosia, madje as një pjesë e saj, po vetëm fjala «bir» në fund, dhe bashkë me të cungu i kohës nga një gjer më shtatëmbëdhjetë prill dhe ideja që të gjithë e kishin prillin të piote, kurse ai e kishte të veçantë, gjysmak. Pastaj përpiqej ta hiqte mendjen nga të gjitha këto dhe u. vinte veshin atyre që tregonin udhëtarët, të cilët, për habinë e tij, mund të mos kishin bukë e kripë në torbe, por pa rrëfenja s'ishin kurrë,



4

Në bujtina mund të dëgjoje gjithfarë ngjarjesh e historish, për gjithfarë njerëzish e kohërash. Ai rrinte gjithmonë pak mënjanë dhe, i kënaqur që askush nuk e trazonte, vinte veshin. Herë-herë mendja i ikte, bënte një përpjekje për të marrë coperà nga histori të e dëgjuara e për fia ngjitur jetës së tij, ose, e kundërta, coperà nga jeta e tij përpiqej fi ngjiste nëpër historitë e të tjerëve. Nganjëherë ngjitja bëhej lehtë, nganjëherë jo.

Kështu do të vazhdonte ndoshta gjer në fund, sikur të mos ndodhte diçka. Një dite, në një han me emrin Hani i Ri (shumica e haneve quheshin ose Hani i Vjetër, ose Hani i Ri) ai dëgjoi të flitej për një karrocë... Një karrocë e veshur përbrenda me kadife të zezë... Një karrocë qyteti me dyer të spërdredhura... Mos valle është ajo? tha me vete dhe ngriu i tëri për të dëgjuar më mire. Po, ishte ajo. Po flisnin për femrën e bukur me sy të kthjellët e me flokët e gështenjta.

Gjorgu u drodh. Vështroi përreth, pa ditur as vetë pse. Ishte një han i ndytë, me erë të hidhët tymi dhe shajaku të lagët, dhe, sikur të mos mjaftônte kjo, goja që fliste për gruan, lëshonte, bashkë me fjalët, një duhmë duhani dhe qepe. Gjorgu ktheu sytë sa andej^ këndej, sikur të thoshte: «po prisni pak, a është i përshtatshëm ky vend për të zënë në gojë emrin e saj?» Mirëpo ata vazhdonin të flisnin, të qeshnin. Gjorgu vazhdoi të rrinte atje si i mbërthyer në grackë, midis dëgjimit e mosdëgjimit, me veshët që i uturinin. Dhe befas iu qartësua në një mënyrë të pamëshirshme shkaku i vërtetë për se ishte nisur në shtegtim. Atë shkak qe munduar fia fshihte edhe vêtes. E kishte larguar nga mendja me këmbëngulje, e kishte shtypur, kishte kujtuar se e kishte ndryrë thellë e më thellë, po shkaku ishte aty, mu në qendër të qenies së tij: ai ishte nisur për shtegtim jo për të pare bjeshkën, por, në radhë të pare, për të pare edhe një herë atë ferner. E kishte kërkuar, pa e ditur as vetë pse, atë karrocë me pupe dhe mbështetëse të spërdredhura, që rendte e rendte vazhdimisht mes për mes Rrafshit, ndërsa ai i pëshpëriste fshehtazi që

larg: perse endesh këndej, moj karrocë-flutur. Në të vërtetë ajo, me atë stof të zi, me dorezat e dyerve prej bronzi dhe me pupenë e spërdredhur, i kujtonte atij një sarkofag që e kishte pare dikur, gjatë të vetmit udhëtim të tij në Shkodër, në Kishën e Madhe, midis një procesioni dhe muzikës së rende të një organo je. Dhe brenda asaj karroce-flutur-arkivol ishte vështrimi i femrës me flokë të gështenjtë, që e kishte përpirë Gjorgun aq ëmbëlsisht dhe aq tronditshëm, sa askush tjetër në këtë bote. Kishte vështruar dhe ishte vështruar prej shumë sysh femërorë në jetën e vet, sy të zjarrtë, të turpshëm, dehës, naziqë, miklues, dredharakë, krenarë, por nga të tillë sy s'qe vështruar kurrë. Ata ishin të largët e të afërt njëkohësisht, të kuptueshëm e të pakuptueshëm, të huaj e të dhimbshëm. Nën atë vështrim, krahas afshit të zjarrtë që të ngrinte peshë, kishte diçka që të fikte, të conte larg, përtej hirit, përtej jetës, prej nga mund ta shikoje veten tende qetësisht.

Në netët e tij (coperà gjumi përpiqeshin t'i mbushnin ato kaotikisht, ashtu si përpiqen ta mbushin një qiell të zi vjeshte y jet e rrallë) ai vështrim ishte e vetmja gjë që nuk tretej nga përgjumja e tij. Rrinte aty midis tij, brilant i humbur, për krijimin e të cilit qe harxhuar gjithë drita e botes.

Ja, për të ndeshur edhe një herë ata sy ishte nisur ai mes për mes Rrafshit të madh. Kurse ata flisnin për atë* grua si për gjënë më të zakonshme, mu në mes të atij hani të ndytë, pranë erës së tymit të hidhët, me gojët e tyre plot dhëmbë të prishur. Gjorgu brofi në këmbë, hoqi pushkën nga supi, shtiu mbi ta një herë, dy herë, katër herë. I vrau të gjithë, pastaj vrau ata që vrapuan në ndihmë, bashkë me hanxhiun dhe me xhandarët që u ndodhën rastësisht atje, dhe pastaj doli me vrap nga dera dhe shtiu përsëri kundër atyre që po e ndiqnin, kundër ndjekësve të tjerë, katundeve të tëra që po i viheshin pas, flamurëve, krahinave... Të gjitha këto i mendoi, kurse në të vërtetë s'bëri gjë tjetër veçse u ngrit nga vendi -dhe doli te dera e hanit. Era e ftohtë ia freskoi ballin. Një copë herë

qëndroi ashtu, me sy gjysmë të mbyllur, ndërsa ndër mend, pa e ditur as vetë pse, i erdhi një frazë që e kishte dëgjuar dikur vite më pare, një dite shtatori plot lagështi, në një radhë të gjatë përpara një depoje misri të nënprefekturës: thonë se vajzat e qytetit të puthin në buzë.-

Ngaqë gjatë një pjese të shtegtimit vëmendja i shpërqendrohej sa andej këndej, përherë e më tepër Gjorgut po i dukej se udhët që përshkonte ai ishin pa vazhdimësi, plot boshllëqe apo kapërcime të mëdha. Shpesh e gjente veten në një udhë apo në një han tjetër, ndërsa e dinte se ndodhej akoma në udhën apo hanin prej nga ishte nisur disa orë më pare. Dhe kështu, orë pas ore e **dite** pas dite, meqë shkëputja e mendjes së tij nga gjërat reale sa vente shtohej, shtegtimi i tij përherë e më tepër po i ng jante një end je je nëpër ëndërr.

Tani nuk e fshihte më nga vet ja që po e kërkonte karrocën e saj. Madje as nga të tjerët. Disa herë kishte pyetur: Mos e keni pare gjë një karrocë me ca spërdredhje... me ca... s'di si ta them... Si? i përgjigjeshin njerëzit, shpjegohu më mire, çfarë karrocë? Po ja, përgjigj e j ai, një karrocë ndryshe nga të tjerat... me kadife të zezë... mbërthyer me bronz... si arkivol... A flet përnjimend, a je i marrë, o njeri?! i thoshin ata.

Një herë i treguan se kishin pare një karrocë me pamje përafërsisht të tillë, por doli që ajo ishte karroca e peshkopit të krahinës fqîhje që po udhëtonte, kushedi pse, nëpër kohë të keqe.

Le të jenë nëpër hanè të ndyta, le t'i kenë dhëmbët të prishur, veç të tregojnë për të, thoshte ai me vete.

Dy-tri herë ra në gjurmë të saj, por e humbi përsëri. Fqinjëria me vdekjen ia bënte më të dëshirueshëm takimin. Po ashtu, rrugët e bëra për të e shtonin etj en për ta • pare.

Një **dite** pa një njeri që i ngjau si i hipur mbi mushkë. Ishte «Qehajai i gjakut» i kullës së Oroshit, që kushedi ku shkonte. Pasi eci një copë udhë, Gjorgu ktheu kokën, si për t'u bindur në ishte vërtet «Qehajai i gjakut». Tjetri gjithashtu kishte kthyer kokën për të pare Gjorgun. Po ky ç'pati? tha me vete Gjorgu.

Një **dite** i thanë se e kishin pare një karrocë të tillë, tamam sic e tregonte ai, por ajo kishte qenë boshe. Një **dite** tjetër i treguan pikë për pikë shenjat e saj, madje edhe kokën e gruas së bukur, me ca flokë që dikujt i qenë dukur ngjyrë gështenje e dikujt tjetër ngjyrë lajthie, te qelqet e dritares.

Së paku ndodhet ende këtu në Rrafsh, kishte menduar ai. Së paku s'ka zbritur atje poshtë.

Ndërkaq prilli i tij po harxhohej me shpejtësi. Ditët rendnin rresht njëra pas tjetrës, dhe ai, që edhe pa këto ishte më i shkurtri i muajve për të, tkurrej e tretej me ngut.

S'dinte ku të shkonte. Nganjëherë humbte kohën në një udhë të kotë, nganjëherë kthehej padashur atje ku kishte qenë një herë. Pyetja se mos po ecte në drejtimin që nuk duhej, nisi ta mundonte shpesh e më shpesh. Pastaj i dukej se kishte ecur vetëm në drejtimin që nuk duhej dhe kështu do të ecte gjer në fund, në atë grusht ditësh që i kishin mbetur, shtegtar i përhënur nëpër prillin e tij ulok.

*

# *KAPITULLI I GJASHTË*

Vorpsët, burrë e grua, vazhdonin të ndodheshin në udhëtim. Vjedhurazi, Besian Vorpsi vështronte profilin e së shoqes. Ajo dukej e vrarë pak në mollëza, me një zbehtësi të lehtë në fytyrë, që e bënte, ashtu si disa dite më pare, më të dëshirueshme. Është e lodhur, men-doi ai, megjithëse nuk e thotë. Në të vërtetë gjatë gjithë atyre ditëve ai kishte pritur që ajo të thoshte më në fund fjalët e kuptueshme: uh, u lodha. I kishte pritur ato fjalë me padurim, në ethe, si një shpëtim nga e keqja, por ajo si tha që s'i tha. Vështronte ashtu e

zbehtë rrugën dhe pothuajse nuk fliste. Kurse shikimi i saj, që edhe në rastet e zemërimit apo të fyerjes kishte qenë përherë i kuptueshëm për të, tani ishte bërë i pakapshëm. Së paku të ishte i pakënaqur ai shikim, mendoi ai, ose, akoma më keq, i ftohtë. Por ai shikim kishte diçka tjetër. Kishte humbur diçka në qendrën e tij dhe në të s'kishin mbetur tani veçse anët.

Fjalët brenda karrocës ishin rralluar krejt. Herë--herë ai bënte një përpjekje për të ringjallur diçka, por, duke mos dashur ta vinte veten në një pozitë inferiore, përpjekjet e tij ishin të përmbajtura. Më e keq ja ishte se nuk po gjente në vetvete aftësinë për t'u zemëruar me të. Nga përvoja e marrëdhënieve me gratë kishte vënë re se shpeshherë zemërimi dhe sherri ishin të afta të zgjidhnin në një mënyrë të beftë gjendje të amullta, që dukeshin pa rrugëdalje, ashtu si një furtunë që çliron gjithçka nga zabullima mbytëse. Mirëpo në prerjen e syve të saj kishte diçka që e mbronte nga zemërimi i tjetrit. Ashtu si në prerjen e syve të grave shtatzëna. Madje një çast ai thirri me vete: mos është gjë shtatzënë? Por truri, jashtë vullnetit të tij, aty për aty bëri një llogaritje të thjeshtë, dhe kjo shpresë e fundit u tret në çast. Besian Vorpsi mbyti një psherëtimë që të mos e dëgjonte ajo dhe vazhdoi të sodiste nga dritarja e karrocës. Po ngrysej.

Ai qëndroi një copë herë ashtu dhe, kur nisi prapë të mendonte, truri e ktheu prapë tek e njëjta pikë. Së paku të thoshte që nuk i pëlqente më ky shtegtim, që ajo ishte zhgënjyer plotësisht, që ideja e tij për të kaluar muajin e mjaltit në Rrafsh ishte një idiotësi e papare, ndaj të ktheheshin menjëherë mbrapsht, qysh atë dite, atë çast, atë minute. Mirëpo ajo, jo vetëm që nuk e kërkoi asnjëherë një gjë të tillë, por edhe kur ai, për fia lehtësuar kërkesën ia solli fjalën rrotull për fu kthyer para kohe, ajo i tha: Si të duash. Në qoftë se dëshiron, mund të kthehemi. Sa për mua mos u shqetëso.

Natyrisht që atij i kishte shkuar disa herë ndër

mend që ta ndërpritnin udhëtimin dhe të ktheheshin menjëherë, mirëpo e mbante një shpresë e vakët se diçka mund të ndreqej akoma. Madje i dukej se, në qoftë se kishte për të riparuar diçka, kjo mund të bëhej vetëm derisa të ndodheshin akoma në Rrafsh, kurse, po të zbritnin poshtë, asgjë nuk ndreqej më.

Ishte errur plotësisht dhe tani fytyra e saj nuk dallohej. Ai u përkul dy-tri herë te dritarja, por nuk po e kuptonte dot se ku ndodheshin. Pas pak mbi udhë ra drita e hënës dhe ai afroi kokën te xhami. Qëndroi ashtu për shumë kohë, ndërsa dridhjet e xhamit te ftohtë i kalonin nëpërmjet ballit nëpër gjithë trupin. Nën dritën e hënës udha dukej e qelqtë. Silueta e nje kishe të vogël u zhvendos nga e majta. Pastaj u duk një mulli me ujë, që më shumë se miser do të besoje se ishte ngritur për të bluar dëborë në këtë shkreti. Dora e tij kërkoi mbi ndenjëse dorën e saj.

— Diane, — i tha me zë të ulët, - shiko përjashta. Më duket se kjo është një rrugë në besë.

Ajo afroi kokën te xhami. Gjithmonë me zë të ulët, me fjalë të kursyera, që i lidhte me një sintaksë që përherë e më tepër i dukej jo e natyrshme, ai i shpjegoi se ç'ishte një rrugë në besë. I dukej se drita e akullt e hënës e ndihmonte.

Pastaj, kur fjalët mbaruan, ai afroi kokën te qafa e saj dhe e përqafoi me druajtje. Drita e hënës ra dy-tri herë te gjunjët e saj. Ajo nuk bëri asnjë lëvizje, as u shtrëngua pas tij, as e shtyu. I vinte po ajo erë e mire, e njohur, dhe ai e mbajti me zor një thirravajë. Kishte një si shpresë të fundit se diçka do të zbërthehej tek e shoqja. Priste një dënesë sado të lehtë të saj, së paku një psherëtimë. Por ajo se si ishte, e heshtur dhe njëkohësisht jo, në një mënyrë të veçantë, e shkretë, sic mund të jetë e shkretë një are e mbjellë me yj. O zot, ia bëri ai. Ç'është kështu me mua!

Dita ishte gjysmë e kthjellët, gjysmë me re. Kuajt trokonin lehtë mbi udhën e shtruar përgjysmë me kalldrëm. Kjo ishte Udha e Kryqit. Pas dritares së karrocës shtjellohej një pamje e përsëritur me dhjetëra herë. Veçse këtë herë, aty-këtu, herë në fillimet, herë në fundet e saj, ajo kishte pakëz kaltërsi. Debora kishte nisur të shkrinte, firohej nga poshtë, atje ku prekej me token, duke lënë sipër zgavrimit një lloj lëvozhge që mezi trete j.

— Sa është data.spt? — pyeti Diana.

I habitur pak, ai e vështroi një grime para se t'i përgjigjej.

— Njëmbëdhjetë prill.

Ajo u mat të thoshte diçka. Fol, tha ai me vete. Fol, të lutem. Një shpresë e fundit e mbështolli si një avull i ngrohtë. Thuaj ç'të duash, vetëm fol.

Buzët e saj, që ai i ndiqte me bisht të syrit, lëvizën prapë për të sajuar në një forme ndoshta të re frazën e pathënë.

— Të kujtohet ai malësori që e pamë ditën që po shkonim te princi?

— Po, — tha ai, — më kujtohet. Natyrisht.

Ç'ishte kjo «natyrisht» krejt pa vend? Një grime të shkurtër i erdhi keq për veten. S'e kuptoi as vetë pse. Ndoshta për gatishmërinë për të mbajtur gjallë me çdo kusht bisedën. Ndoshta për tjetër gjë, që në atë çast s'ishte në gjendje ta gjente.

— Atij i mbaronte besa gjer në mes të prillit, apo jo?

— Po, — tha ai, — diçka e tillë. Po, po, tamam në mes të prillit.

— Sesi m'u kujtua, — tha ajo, — pa i hequr sytë nga xhami. — Kot.

Kot, përsëriti ai me vete. Fjala iu duk fatale, si një bizhu e Iyer me helm. Diku, në një kënd të qenies së tij, përpiqej të ngrihej një valë zemërimi. Mos valle ti i bën të gjitha këto kot? Kot, për të më munduar mua? A? Po vaia e zemërimit u shua aty për aty.

Ditët e fundit, dy-tri herë, ajo kishte kthyer vrullshëm kokën pas, për të pare malësorët e rinj që karroca i parakalonte në udhë. I shkoi njëherë ndër mend se ajo e bënte këtë gjë duke kujtuar se po ndeshte përsëri atë malësorin e bujtinës, po kjo iu duk si diçka krejt pa rëndësi. Edhe tani që ajo pyeti për të, ashtu iu duk.

Ndalimi i papritur i karrocës i preu rrjedhën e mendimeve.

— Ç'është? — ia bëri ai, pa iu drejtuar kujt.

Karrocieri, që kishte zbritur, u duk pas pak përpara xhamit. Ai bënte me shenjë nga rruga. Vetëm atëherë Besian Vorpsi pa një malësore plakë, gjysmë të ulur, gjysmë të shtrirë ndanë udhës. Malësorja vështronte në drejtim të tyre dhe diçka thoshte. Besian Vorpsi hapi derën.

— Është një plakë aty ndanë udhës, që thotë se nuk lëviz dot, — i shpjegoi karrocieri.

Besian Vorpsi zbriti dhe, pasi bëri dy-tre hapa sa për të çmpirë këmbët, iu afrua plakës, që ia bënte «uh» herë pas here dhe kapte me duar gjurin.

— Ç'pate kështu, nënë? — pyeti Besiani.

— Uh, ngërç i mallkuar, — ia bëri plaka. — Kam gjithë mëngjesin e ngujuar këtu, mor bir.

Ajo ishte veshur me një rrobë pëlhure të qëndisur, si gjithë malësorët e krahinës, dhe nga shamia i dilnin një tufë flokësh të thinjur.

— Kam gjithë mëngjesin që près të kalojë ndonjë rob i zotit e të më ndihmojë të lëviz.

— Nga je ti? — e pyeti karrocieri.

— Nga ai katundi atje. — Plaka tregoi me dore diku përpara. — Nuk është larg, drejt e në udhën e madhe.

— Ta marrim në karrocë, — tha Besiani.

— Falemnderit, bir.

Ata e ngritën të dy me karrocierin, duke e mbajtur me kujdes nga sqetullat dhe po e çonin drejt karrocës. Që pas xhamave sytë e Dianes i ndiqnin vëmendshëm.

— Mirëdita, bija ime, — tha plaka kur e futën në karrocë.

— Mirëdita, nënë, — u përgjigj Diana dhe i bëri vend të ulej.

— Uh, — ia bëri plaka kur karroca lëvizi, — gjithë mëngjesin në udhë, vetëm fare. Asnjë frymë e gjallë kurrkund. Thashë se do të vdisja.

— Vërtet, — tha Besiani, — shumë e zbrazët m'u duk kjo udhë. Katundi juaj është i madh, apo jo?

— I madh, — tha plaka dhe fytyra iu ngrys. — Boll i madh është, besa, por ç'e do...

Sytë e Besianit hetonin me vëmendje tiparet e ngrysura të plakës. Për një çast atij iu duk se në to kishte një armiqësi ndaj gjithë gjindjes së katundit, për faktin se asnjeri s'kishte kaluar andej për ta ndihmuar dhe që e harruan aty. Mirëpo ajo që e kishte errur fytyrën e malësores plakë, ishte diçka më e përgjithshme se një zemërim.

— Boll i madh është katundi, po shumicën e burrave i ka të ngujuar brenda. Ndaj edhe mbeta qyqe në rrugë e thashë se po vdisja.

— Të ngujuar nga gjaku?

— Po, bir, nga gjaku. Asnjëherë s'ka bërë vaki kështu. Janë vrarë e janë grirë përherë në katundin tonë, por si këtë herë s'ka bërë vaki.

Plaka psherëtiu thellë.

— Nga dyqind shtëpitë e fshatit vetëm njëzet s'janë në gjak.

— Si është e mundur?!

— Do ta shikosh, o bir. Katundi ngjan krejt i gurosur, sikur ka rënë murtaja.

Besiani afroi kokën te xhami, po fshati ende s'po dukej.

— Para dy muajsh edhe une varrosa një nip, — vazhdoi malësorja,, — i miri i lokes, i bukuri.

Ajo nisi të tregonte diçka për nipin dhe për vrasjen e tij, por gjatë së folurës, në një mënyrë të ha-

bitshme, renditja e fjalëve në frazat e saj nisi të pësonte një ndryshim. Dhe jo vetëm renditja. Po ndryshonte hapësira ndërmjet tyre, thuase midis po hynte një lloj ajri i veçantë, i dhimbshëm dhe dehës. Si fruti para pjekjes, e folura ishte gati të kalonte nga gjendja e vet e zakonshme në një gjendje të re: në një lloj parakënge apo paravaji. Sic duket, kështu krijohen këngët, mendoi Besiani.

Ai nuk e hiqte vështrimin nga malësorja. Pragu i këngës te ajo kishte bërë ndryshimet e nevojshme edhe në fytyrë. Sytë e saj kishin brenda qarjen, por pa lot. Kështu ata dukeshin edhe më vajtues.

Karroca kishte hyrë tani në katundin e madh. Kërkëllima e rrotave të saj linte një jehonë të zvargur mes për mes udhës së shkretë. Nga të dyja anët çoheshin kulla prej guri, që në dritën e dites dukeshin edhe më të heshtura.

— Kjo është kulla e Shkrelëve dhe ajo at je e Krasniqëve, gjaqet e të cilëve janë krejt të ngatërruara dhe askush nuk e di se cili ka radhën për të vrarë, ndaj të dyja palet janë ndryrë brenda, — shpjegonte plaka. — Ajo kulla atje, ajo e larta, trikatëshja, është e Vidhdreqve, që janë në gjak me Bungët, kulla e të cilëve, e shihni, ajo që e ka gjysmën e mûrit me gurë të zinj, mezi duket. Ja dhe kullat e Markajve dhe të Dodanajve, të dyja në gjak me njëra-tjetrën dhe që kanë nxjerrë nga dy arkivolë prej porte këtë pranverë. Kurse ato atje janë kullat e Ukajve dhe të Kryezezve, të dyja në vijë të drejtë, aq larg nga njëra-tjetra, saqë i ha pushka dhe kështu goditen pa dale fare përjashta, që nga dritaret, jo vetëm mashkullimi i shtëpisë, por edhe grate e cucat,

Malësorja vazhdoi të fliste një copë herë kështu, ndërsa ata të dy afronin kokat herë nga njëra dritare e karrocës, herë nga tjetra, për të kuptuar këtë urbanistikë të çuditshme gjaku, ashtu sic e tregonte plaka. Asnjë shenjë jeté nuk dukej në heshtimin e rreptë të atyre kullave. Dielli i shpëlarë, që binte pjerrtazi mbi gurët e mureve, e bënte edhe më të thellë shkretimin.

Plakën e zbritën diku pranë mesit të fshatit dhe e ndihmuan të shkonte gjer te porta e kullës së saj. Karroca vazhdoi rrugën përmes mbretërisë së gurit, që dukej si e magjepsur. Dhe të mendosh se prapa atyre mureve dhe atyre frëngjive të ngushta ka njerez, mendonte Besian Vor psi. Ka vajza me gjoks të ngrohtë dhe nuse të porsamartuara. Dhe për një grime iu duk se nën atë ngrirje të jashtme guri ai mundi të kapte rrahjen e pulsit të jetës, në tension të tmerrshëm të brendshëm, që rrihte muret me goditje bethoveniane. Kurse përjashta muret, vijat e frëngjive, rrezet e shpëlara të diellit në to s'jepnin asgjë. E ç'të duhet ty, i thirri ai papritur vêtes. Ti shiko më mire ngrirjen e sat shoqeje. Një vale e beftë zemërimi u duk se po ngrihej më në fund brenda tij dhe ai ktheu kokën me vrull nga Diana, për të thyer më në fund heshtjen e neveritshme, për t'i folur, për t'i kërkuar shpjegime, gjer në fund, gjer më një, për sjelljen e saj, për heshtjen, enigmën.

S'ishte hera e pare që ishte matur t'i kërkonte shpjegime. Me dhjetëra herë kishte përsëritur me vete projektet e frazave, duke nisur nga më të ëmblat: Diana, po ç'ke kështu, ma thuaj mua, ç'të mundon, e gjer te më të egrat, ato që mund të ndërtohen vetëm me fjalën «dreq» brenda: po ç'dreqin ke, ç'dreqin të pickoi, atëherë në dreq të vesh. Kjo fjalë ishte vërtet e pazëvendësueshme në raste të ' tilla. Ja, edhe tani, në vrullin e inatit, ajo rendi e para në majë të gjuhës së tij, e gatshme për të hyrë në të gjitha frazat e përdorueshme lehtësisht, e etshme për të marrë pjesë në sherr. Mirëpo ai, ashtu si edhe herët e tjera, jo vetëm që nuk e përdori atë fjalë kundër saj, por, ashtu si njeriu që, për të shlyer një gabim, e merr mbi vete pasojën, e përdori atë fjalë kundër vêtes. E kishte kokën akoma të kthyer nga e shoqja dhe, në vend që t'i fliste egërsisht asaj, me vete tha: po ç'dreqin kam kështu!

Ç'dreqin kam, përsëriti. Dhe ashtu si herët e tjena. aty për aty hoqi dore nga kërkimi i shpjegimit. Më vonë, e qetësoi veten. Më vonë ndoshta rasti do të vijë vetë. As vetë nuk e kishte pasur të qartë perse

i qe shmangur shpjegimit me të. Tani iu duk se në një farë mënyre po e zbulonte shkakun: kishte frikë nga shpjegimi i saj. Ishte një frikë e ngjashme me atë që kishte provuar një natë dimri në Tirane, në një mbrëmje spiritizmi te një miku i tij, kur qenë bërë gati të dëgjonin zërin e një shoku të tyre të vdekur kohë më pare. S'dinte as vetë perse, po shpjegimin e Dianes nuk e përfytyronte veç të tillë, si të shqiptuar prapa një tymtaje.

Karroca kishte kohë që e kishte lënë pas katundin e magjepsur dhe ai përsëriste me vete se i vetmi shkak që e kishte shtyrë shpjegimin me të shoqen, ishte frika. Une kam frikë prej përgjigjes së saj, mendonte, kam frikë, po perse?

Një ndjenjë faji po e pushtonte gjithmonë e më tepër gjatë këtij shtegtimi. Në të vërtetë ajo kishte lindur më pare, shumë më pare, dhe ai ishte nisur ndoshta në këtë shtegtim pikërisht për t'u çliruar nga kjo ndjenjë faji. Mirëpo kishte ndodhur e kundërta, në vend që të çlirohej, po rëndohej përherë e më tepër prej saj. Dhe tani, me sa dukej, frika se mos shpjegimi i Dianes kishte ndonjë farë lidhjeje me atë ndjenjë faji, e ngjethte. Jo, më mire le të heshtte ajo gjatë gjithë këtij kalvari, le të kthehej në mumje, veç të mos i thoshte gjëra që mund ta lëndonin.

Rruga ishte e gërryer nga të dyja anët dhe karroca lëkundej sa djathtas majtas. Po ecnin përbri ca pellgjesh të mëdha, të krijuara nga shkrirja e dëborës, kur ajo e pyeti:

— Ku do të hamë drekë?

Ai ktheu kokën me habi. Fjalët iu dukën të ngrohta në thjeshtësinë e tyre.

— Ku të mundim, — u përgjigj. — Si thuà ti?

— Më mire ashtu, — tha ajo.

Ai pati dëshirë të kthehej befas nga e shoqja, por një druajtje e çuditshme. sikur atje përbri*W ishte një gjë e qelqtë që mund të thyhej, e mbajti pa lëvizur.

— Madje mundet që edhe në mbrëmje të bujtim në ndonjë han, — foli pa e kthyer kokën. — Apo jo?

— Si të duash, — tha ajo.

Ai ndjeu një valë të ngrohtë t'i ngjitej drejt mushkërive. Mos e gjithë kjo kishte qenë diçka më e thjeshtë, dhe ai, me zakonin që kishte për t'i stërholluar gjërat, kishte pare fillimet e një drame atje ku ndoshta nuk kishte veçse një lodhje nga rruga, një dhembje koke banale, apo diçka tjeter të tillë?

— Në një han të rastit, — përsëriti, — në hanin e pare që do të na dalë përpara, apo jo?

Ajo bëri «po»- me kokë.

Ndoshta vërtet ishte më mire kështu, mendoi ai gjithë gëzim. Të gjitha netët ata i kishin kaluar nëpër njerëz të panjohur, miq të miqve të tyre, ose, më saktë, një zinxhir miqsh, që kishin vetëm një burim: mikun ku Vorpsët kishin bujtur natën e pare të shtegtimit të tyre dhe që ishte i vetmi që njihnin. Dhe çdo natë përsëritej pak a shumë e njëjta gjë: fjalët e mirëseardhjes, ulja në dhomën e miqve rreth zjarrit, bisedat për kohëm bagëtinë, shtetin. Pastaj darka e shoqëruar me bisedë të kujdesshme, kafja pas büke dhe në mëngjes përcjellja tradicionale gjer në kufijtë e katundit. Në fund të fundit e gjithë kjo mund të bëhej e mërzitshme për një grua të porsamartuar.

Një han, thirri ai me vete. Një han i zakonshëm ndanë rrugës, ja ç'ishte shpëtimi. Si nuk i kishte shkuar më pare ndër mend një gjë e tillë? Budallë, i tha vêtes gjithë gëzim. Një han, qoftë edhe i ndytë, nga ata që bien erë bagëtish,^ do t'i afronte ata, duke i rrethuar, në mos me konfortin që s'kishte ku ta gjente, me mjerimin e tij, në sfondin e të cilit shkëlqente disa herë më mire lumturia e bujtësve të përkohshëm.

Hani u doli përpara më pare se ç'e prisnin. Ai ishte mu në mes të një trualli të shkretë, atje ku Udha e Kryqit pritej me Udhën e Madhe të Flamurëve dhe ku

në afërsi nuk kishte as katunde, as shenjë tjeter jeté.

— A ka gjë për të ngrënë? — thirri Besiani, porsa kapërceu i pari pragun e portes.

Hanxhiu, i gjatë sa një katana, me sy gjysmë të mbyllur, u përgjigj nëpër dhëmbë:

— Groshë të ftohtë.

Ai u gjallërua disi kur pa Dianen të kapërcente pragun, e ndjekur nga karrocieri që mbante në dore njërën nga çantat e saj, por sidomos kur dëgjoi hingëllimën e njërit prej kuajve të karrocës. Fërkoi sytë dhe tha me zë të ngjirur.

— Urdhëroni, zotni! Mund të bëjmë edhe vezë të skuqura me djathë. Kam edhe raki.

Ata u ulën në cepin e një tryeze të gjatë prej dru lisi, që, si në shumicën e haneve, zinte pjesën më të madhe të kthinës kryesore. Dy malësorë që ishin ulur në qoshe dçejt e në dysheme, vështronin me kureshtje në drejtim të tyre. Një grua e re kishte mbështetur kryet mbi djepin e fëmijës e po flinte. Ngjitur me të, mbi ca torba ngjyra-ngjyra, dikush kishte lënë një lahutë.

Ndërsa prisnin hanxhiun t'u sillte ushqimin, ata vështronin përreth pa folur.

— Hanet e tjera kanë qenë më të gjalla, — tha më në fund Diana. — Ky është **i** qetë.

— Më mire kështu, apo jo? — Besiani pa orën. — Megjithëse tani është një orë e tillë... — Ai e kishte mendjen gjetkë dhe trokiste vazhdimisht gishtat në tryezë. — Po pamjen s'e ka të keqe, apo jo.

— Pamjen e ka të këndshme, sidomos nga jashtë.

— Pullazin e ka të pjerrët, **sic** të pëlqen ty. Për të rrëshqitur dëbora dimrit.

Ajo bëri «po»- me kokë. Shprehjen e fytyrës e kishte më të afërt tani, megjithëse qe lodhur.

— A flemë sonte këtu?

Porsa e bëri pyetjen, Besiani ndjeu zemrën t'i rrihte me goditje të mbytura. Ç'pësova kështu? tha me vete. Kur e kishte ftuar për herë të pare në shtëpinë e tij, atëherë kur ajo ishte vajzë dhe ata porsa ishin

njohur bashkë, ishte tronditur më pak sesa tani që ishte gruaja e tij me kurorë. Kjo është për të luajtur mendsh, tha me vete.

— Si të duash, — iu përgjigj Diana.

— Çfarë?

Ajo e vështroi habitshëm.

— Ti pyete a të flemë sonte këtu, apo jo?

— Dhe ti je dakord?

— Sigurisht.

Ç'mrekulli, tha ai me vete. I erdhi ta përqafonte atë kokë të dashur që gjithë këto dite e kishte munduar. Vaia e një ndjesie të ngrohtë, të panjohur ndonjëherë, e përshkonte gjithë qenien e tij. Pas kaa netësh që binin në dhoma të ndryshme, do të flinin më në fund bashkë, në hanin e vetmuar alpin, midis shkretisë së udhëve. Natyrisht, më mire që kishte ndodhur e gjithë kjo. Pa këtë ai nuk do të provonte dot një ndjesi të tillë, kaq të mprehtë e të rafinuar, që rrallëkujt i qëllon ta provojë në jetë: përjetimin sërish të posedimit të pare të femrës së dashur. Sepse, kaq e largët i qe bërë ajo këto dite, saqë tani po i dukej se do ta rizbulonte njëlloj si atëherë, në kohën e vajzërisë. Madje ky përjetim i dytë po i dukej më kureshtar dhe më i ëmbël. Jo më kot thoshin se çdo e keqe vjen për të mire.

Ai ndjeu një lëvizje pas shpine dhe ndërkaq përpara syve të tij, si nga një bote banale, se nga mbinë disa gjëra të rrumbullakta me erë shpuese dhe krejt të panevojshme. Ishin pjatat me vezë të skuqura.

Besiani ngriti kokën.

— A keni një dhomë të mire për të fjetur?

— Po, zotni, — tha hanxhiu me zë të sigurt. — Bile dhomë me oxhak.

— Vërtet? Po kjo është mrekulli.

— Po, ashtu është, — vazhdoi hanxhiu. — Në të gjitha bujtinat e kësaj krahine është e vështirë të gjendet një dhomë që mund t'i afrohet asaj.

Paskam pasur vërtet fat, mendoi Besiani.

— Pasi të mbaroni së ngrëni, mund ta shikoni, zotni, — tha hanxhiu.

— Me gjithë qejf.

Atij nuk i hahej. Diana gjithashtu nuk i hëngri **ve**zët e skuqura. Kërkoi djathë të bardhë, të cilin e la, sepse ishte i forte, pastaj kërkoi kos dhe në fund kërkoi përsëri vezë, por këtë herë të ziera. Besiani kërkonte të njëjtat gjëra si ajo, pa prekur asgjë.

Fill pas drekës ata u ngjitën në katin e dytë për të pare dhomën. Ajo, që sipas hanxhiut ishte krenaria e gjithë bujtinave të kësaj ane të Rrafshit, nuk ishte veçse një dhomë fare e thjeshtë me dy dritare nga veriu, të dyja me kanatë druri dhe me një shtrat të madh të mbuluar me kuvertë leshi. Por oxhakun e kishte vërtet, madje me shenjat e hirit në të. .

— Dhoma është e mire, — tha Besiani, duke i hedhur një shikim pyetës së shoqes.

— Po zjarr a mund të ndezim në oxhak? — pyeti ajo hanxhiun.

— Sigurisht, zonjë. Qysh tani.

Besianit iu duk se në sytë e saj, për herë të pare pas kaq kohësh, kaloi një dritëz gëzimi.

Hanxhiu doli, për t'u kthyer pas pak me një krahë dru në duar. Ai e ndezi zjarrin me ngathtësi. që tregonte se e bënte këtë gjë tepër rrallë. Ata të dy shikonin në një mënyrë të tillë, sikur të shihnin zjarr për herë të pare. Hanxhiu më në fund doli dhe Besiani ndjeu përsëri atë goditjen e mbytur në pjesën e poshtme të gjoksit. Vështrimi i tij dy-tri herë kaloi rrëshqitazi mbi shtratin e madh, që kuverta e leshtë ngjyrë qumështi i jepte një pamje të ngrohtë. Diana rrinte , në këmbë përballë zjarrit, me shpinë të kthyer nga ai. Me druajtje, sikur t'i afrohej një gruaje të panjohur, Besiani bëri dy hapa drejt saj dhe i vuri krahun në shpinë. Ajo i kishte duart të kryqëzuara dhe qëndroi ashtu pa lëvizur, ndërsa ai nisi ta puthte te qafa dhe afër buzëve. Herë-herë syri i tij kapte refleksin e kuqërremtë të zjarrit mbi mollëzat e saj. Më në fund, kur përkëdheljet **e** tij u bënë më këmbëngulëse, ajo mërmëriti me zë të ulët:

— Jo tani.

— Po pse?

— Dhoma është tepër e ftohtë... Veç kësaj, më duhet të bëj një banjë.

— Ke të drejtë, — tha ai duke e puthur te flokët. Pa i thënë asgjë, u shkëput prej saj dhe doli. Zhurma e hapave të tij nëpër shkallë e dha në mënyrën më të përpiktë gëzimin e tij. U kthye pas pak me një kovë të madhe në duar, të mbushur plot me ujë.

— Falemnderit, — tha Diana dhe i buzëqeshi.

Si i dehur, ai e vuri kovën në zjarr, pastaj u kujtua për diçka, përkuli kokën te oxhaku për të pare në • brendësi, e bëri këtë dy-tri herë duke u mbrojtur me pëllëmbët e duarve nga shkëndijat, gjersa e gjeti, sic duket, atë që kërkonte, sepse thirri:

— Ja ku qenka.

Diana gjithashtu uli kokën dhe pa një çengel krejt të nxirë nga bloza, që varej drejt e mbi zjarr, ashtu si në shumicën e oxhakëve fshatarakë. Besiani e ngriti kovën dhe, duke u mbajtur me njërën dore te muri i oxhakut, me tjetrën u përpoq ta varte atë te çengeli.

— Kujdes, — thirri Diana, — do digjesh.

Por ai e kishte varur ndërkaq kovën dhe po hukatte gjithë gëzim dorën që **i** ishte përskuqur pak nga nxehtësia.

— U dogje?

— Asgjë fare.

Në shkallë u ndien hapat e dikujt. Ishte karrocieri, që po sillte valixhet. Ndërsa e vështronte me një buzëqeshje të shpërqendruar, Besianit i dukej se gjithë këta njerëz, që hipnin e zbrisnin shkallët me dru në krahë, me valixhe, me çanta, s'bënin gjë tjeter, veçse përgatitnin lumturinë e tij. Atij s'i rrihej në një vend.

— Sa të ngrohen dhoma dhe uji, a shkojmë të pimë një kafe? — pyeti ai.

— Kafe? Si të duash, — tha Diana. — Ndoshta do të ishte mire të shëtitnim pak. Kokën e kam krejt të trull osur nga karroca.

Pas pak ata zbritën poshtë, nëpër shkallët e drunjta që kërcitnin, dhe Besiani nuk harroi t'i thoshte hanxhiut

që të kishte kujdes zjarrin, meqenëse ata donin të shëtitnin pak.

— Me këtë rast, dua të di a ka ndonjë vend të bukur rreth e rrotull, ndonjë vend që ia vlen barra qiranë ta shohësh?

— Ndonjë vend të bukur rreth e rrotull? — Hanxhiu tundi kokën në një mënyrë mohuese. — Jo, zotni, rreth e rrotull është pothuajse shkreti.

— Ashtu!

— Po, veçse... Prisni pak. Ju keni karrocë, apo jo? Atëherë puna ndryshon për ju. Gjysmë ore larg që këndej, ose e shumta tre çerek ore, në qoftë se kuajt janë të lodhur, ju mund të shkoni në Ujëbardhën e Epërme për të pare liqenet alpine.

— Ujëbardha e Epërme është gjysmë ore larg me karrocë që këndej? — pyeti Besiani, i habitur.

—Po, zotni. Gjysmë ore, e shumta tre çerek ore. Të huajt që u ka rënë rruga këndej, s'e kanë lënë rastin t'u shpëtojë.

— Si thua ti? — iu kthye Besiani së shoqes. — Megjithëse na është mërzitur udhëtimi me karrocë, por ia vlen barra qiranë të shohësh atë katund. Sidomos liqenet e famshme.

— Më kujtohen nga mësimi i gjeografisë, — tha ajo.

— Atje ajri është i mrekullueshëm. Dhe veç kësaj, gjersa të kthehemi ne, dhoma do të jetë ngrohur tamam... — Ai e ndërpreu fjalën, për ta vështruar në sy në një mënyrë që kujtonte se ishte e veçantë.

— Shkojmë, — tha ajo.

Haxhiu jioli të thërriste karrocierin, që erdhi pas pak me një fytyrë jo fort të kënaqur. .Duhej të mbrehte përsëri kuajt që porsa i kishte çmbrehur, megjithatë s'bëri asnjë kundërshtim. Ndërsa hipnin në karrocë, Besiani i kujtoi edhe një herë hanxhiut të kishte kujdes zjarrin. Në çastin që karroca lëvizi vetëtimthi, atë e përshkoi mendimi se mos po bënte gabim që e linte lehtësisht atë dhomë hani të fituar me aq mund, por në cast e qetësoi veten, duke thënë se pas një shëtitjeje

të këndshme Diana do ta ndiente veten më mire për gjithçka.

Mbasditja hidhte një dritë të bute mbi djerrinë. Për shkak të një nuance të purpurt, që kushedi se nga i vinte, ajri dukej më i ngrohtë se ç'ishte.

— Ditët po zgjaten, — tha ai dhe me vete mendoi: Ç'po fias kështu! Koha po na mban... Ditët janë më të gjata tani...

Sa herë ishin thënë këto fjalë, si mjeti më i sigurt për të mbushur zbrazëtitë në bisedat e njerëzve që s'njiheshin" mire me njëri-tjetrin. Mos valle ata ishin bërë aq të huaj, saqë të kërkonin ndihmën e fjalëve të tilla? Ah, po mjaft, mendoi ai, sikur ta gjente veten në një zhgjëndër. Ajo kohë iku tani.

Ujëbardha e Epërme u duk më përpara seç e prisnin. Kullat e saj ngjanin që larg si të veshura me myshk. Bora vende-vende nuk kishte shkrirë ende dhe copat e tokës dukeshin edhe më të zeza në fqinjërinë e saj.

Karroca vazhdoi rrugën drejt liqeneve, pa hyrë në katund. Kur ata zbritën, u dëgjua kambana e kishës. Diana mbajti këmbët e para. Ajo u kthye si për të gjetur nga ç'drejtim po vinin tingujt, po kisha nuk dukej. Vetëm copat e zeza të tokës, të pleksura dramatikisht me pllangat e dëborës së pashkrirë, në mungesë të kishës, shpejtuan të mbushnin shikimin e saj. Ajo u ktheu shpinën atyre dhe u mbështet te krahu i të shoqit. Po i afroheshin njërit prej liqeneve.

— Sa janë gjithsej? — pyeti Diana.

— Më duket, gjashtë.

Ishin vetëm mbi gjethnajën e trashë ngjyrëkafe, të përbërë nga shumë shtresa fletësh stinash të shkuara dhe të kalbëta vende-vende gëzueshëm, si nga një sëmundje luksoze. Bashkë jne peshën e saj mbi krahun e tij, Besiani ndjeu se e shoqja matej t'i thoshte diçka. Zhabëllima e gjetheve nën këmbët e tyre e bënte më të qetë ankthin e saj.

— Ja dhe liqeni tjeter, — tha papritur ajo, duke treguar zallishten e tij midis pishave dhe, tamam në çastin kur ai ktheu kokën andej, vazhdoi: — Besian, ti

me siguri do të shkruash diçka më të mire për Rrafshin.

Ai u kthye si ta kishin shpuar me shtizë. Klithmën «Çfarë?» e mbyti në çastin e fundit. Jo, më mire të mos e dëgjonte për herë të dytë pyetjen. lu duk sikur ballin ia përvëloi një potkua i skuqur.

— Pas këtij shtegtimi, — vazhdoi ajo me një ton të bute, — është e natyrshme... diçka më të vërtetë...

— Sigurisht, — ia bëri ai, — sigurisht.

Ai potkoi i nxehtë ishte akoma mbi ballin e tij. Diçka nga enigma po i zbulohej... Nga enigma e heshtjes... Në të vërtetë s'kishte qenë asnjëherë enigmë... Pothuajse e dinte, pothuajse e priste që ajo fia kërkonte këtë përpara natës së pare të dashurisë së tyre të re, si një shpërblim për marrëveshjen, për paktin...

— Une të kuptoj, Diane, — tha ai me një zë çuditërisht të lodhur, — une natyrisht e kam shumë të vështirë, por të kuptoj...

— Ç'mrekulli që është këtu, — tha ajo duke ia prerë fjalën. — Sa mire bëmë që erdhëm.

Ai ecte pa e pasur mendjen në vend dhe kështu shkuan gjer te liqeni i dytë, pastaj u kthyen pas. Tek po ktheheshin, ai nisi ta mblidhte veten dhe përherë e më tepër e conte mendjen te dhoma e ngrohtë me oxhak që i priste në han.

Ata arritën te vendi ku kishin lënë karrocën, por, në vend që të hipnin në të, vazhduan rrugën për të pare katundin. Karroca i ndiqte pas.

Njerëzit e pare që takuan në udhë, dy gra të ngarkuara me bucela uji, ndalën hapat dhe i kundruan një copë herë. Në kundërshtim me peisazhin e bukur, nga afër kullat dukeshin edhe më të zymta. Në rrugët e fshatit, sidomos në sheshin përpara kishës, kishte njerëz. Tirqit e ngushtë bojë qumështi, me atë vijë të zezë që i përshkonte anash, të ngjashme çuditërisht me shenjën që tregon shkarkim elektriciteti, jepnin gjithë nervozizmin e ecjes së tyre.

— Diçka do të ketë ndodhur, — tha Besiani.

Ata vështruan një copë herë në drejtim të njerëz-

Ve, per të kuptuar se ç'mund të kishte ndodhur. Por ndodhia dukej e një natyre disi të qetë dhe solemne.

— Ajo do të jetë valle kulla e ngujimit? — pyeti Diana.

— Ndoshta. Ashtu duket.

Diana mbajti këmbët për ta pare më mire kullën e mënjanuar.

— Në qoftë se atij malësorit që pamë atëherë, atij që biseduam sot, i ka mbaruar besa këto dite, me siguri ka përfunduar në ndonjë kullë ngujimi, apo jo? — pyeti Diana.

— Sigurisht, — u përgjigj Besiani, pa i hequr sytë nga grumbulli i njerëzve.

— E, në qoftë se mbarimi i besës e zë gjakësin në udhëtim e sipër, larg katundit të vet, atëherë ai mund të futet në çfarëdo kulle ngujimi?

— Besoj se po. Është e njëjta gjë si për udhëtarët që i zë nata diku dhe futen në bujtinën e pare që u del përpara.

— Kështu që ai mund të jetë futur edhe te kjo kullë?

Besiani buzëqeshi.

— Mundet. Megjithatë s'e besoj. Ka kaq shumë kulla ngujimi dhe, veç kësaj, ne e pamë atë shumë larg që këndej.

Diana ktheu edhe një herë kokën nga kulla dhe në rrënjë të shikimit të saj, te bishtat e syve, atij iu duk se pa një lloj lakmie buzëqeshëse. Por në atë çast ai vuri re se nga grumbulli i njerëzve dikush ua bënte me dore. Një xhaketë me katrorë, ca fytyra të njohura.

— Pa shih kush qenka, — tha Besiani, duke treguar me kokë andej.

— Ali Binaku, — tha Diana me zë të ulët, prej të cilit nuk kuptohej nëse e dëshironte apo jo këtë takim.

Ata u takuan mu në mes të sheshit. Gjeometri kuptohej menjëherë që kishte kthyer ndonjë gotë. Sytë e çelët të mjekut, madje jo vetëm sytë, po krejt lëkura e tij e hollë e kuqe, dukeshin të pikëlluara. Kurse prapa ftohtësisë së zakonshme të Ali Binakut mezi ndihej një

lodhje solemne. Pas tyre vinte një grumbull jo i vogël malësorësh.

— Vazhdoni udhëtimin nëpër Rrafsh? — pyeti **Ali** Binaku me zërin e tij të tingullt.

— Po, — u përgjigj Besian Vorpsi. — Edhe disa **dite** akoma.

— Tani ditët po zgjaten.

— Po. Është "tamam prill. Po ju këndej?

— Ne? — ia bëri gjeometri. — Ne si përherë, nga katundi në katund, nga flamuri në flamur... Portret grupi me një njollë gjaku...

— Si?

— Desha të bëja një krahasim... Si të them, një krahasim nga bota e pikturës...

Ali Binaku e vështroi ftohtë.

— Kishit ndonjë gjyqësi këtu? — iu drejtua Besiani Ali Bînakut.

Ali Binaku pohoi me kokë.

— Dhe çfarë gjyqësie se, — ndërhyri pranë gjeometri. — Sot ai, — gjeometri tregoi me kokë Ali Binakun, — ka bërë një gjyqësi që do të kalojë si gojëdhënë brez pas brezi.

— S'duhet tepruar. — tha Ali Binaku.

— Une s'teproj asgjë. — tha gjeometri. — Veç kësaj, ai është shkrimtar dhe duhet ta dëgjojë gjyqësinë tende, Ali Binak.

Pas disa minutash ngjarja, për shkak të së cilës ishte thîrrur në katund Ali Binaku me ndihmësit e vet, u riprodhua nga disa gojë, që ndërprenë. plotësuan apo ndreqën njëra-tjetrën, sidomos atë të gjeometrit. Ajo ishte kështu:

Para një jave anëtarët e një fisi vrasin një vajzë të tyre të mbetur shtatzënë. Ishte e qartë që së shpeiti do të vrisnin edhe djalin që kishte pasur marrëdhënie dashurie me viktimën. Familja e djalit merr vesh ndërkaq se foshnia e vajzës. aë nuk arriti të lindte, kishte qenë mashkull. Ajo i del përpara pùnës dhe e shnall veten në gjak me familjen e vaizës, pikërisht për shkak të foshnjës-mashkull që i përkiste asaj, pavarësisht se

djali i tyre s'kishte kurorë me viktimën. Duke e bërë këtë, familja e djalit shpall se i ka borxh gjak, pra ka radhën për të vrarë dikë nga fisi i vajzës. Në këtë mënyrë familja e djalit e siguron djalin fajtor nga ndëshkimi dhe e zgjat paqen sa të dojë ajo, duke i lidhur duart paies kundërshtare. Kuptohet që familja e vajzës e kundërshton një gjë të tillë me force. Puna shkon në pleqësinë e katundit, por nuk është kaq e lehtë për t'u zgjidhur. Familja e vajzës, e trullosur nga fatkeqësia, ka të drejtë të tërbohet nga mendimi se i paska akoma një gjak borxh paies kundërshtare, një pinjoll i së cilës u bë shkaktar për vdekjen e vajzës. Ajo ngul këmbë për të kundërtën. Por, nga ana tjetër, në bazë të kanunit, foshnja-mashkull, qoftë edhe në bark të nënës, i përket fisit të djalit dhe për vdekjen e tij lypet gjak njëlloj si për një burrë. Pleqësia e katundit nuk është në gjendje ta zgjidhë çështjen dhe kështu thërret kanuntarin e madh Ali Binakun.

Gjyqësia është bërë para një ore. (Tamam në kohën që ne shëtitnim te liqenet, mendoi Besiani). Si gjithë gjyqësitë e kanunit, ajo kishte qenë tepër e shkurtër. Përfaqësuesi i familjes së djalit i qe drejtuar Ali Binakut: Desha të di, perse ma derdhën atë mieli (domethënë foshnjën e palindur). Dhe Ali Binaku i qe përgjigjur aty për aty: Ç'donte mielli yt në thes të huaj? (Domethënë në barkun e vajzës së huaj, pa kurorë). Gjyqin s'e kishte fituar asnjëra paie dhe të dy palet u quajtën të lara nga gjaku.

I qetë, pa lëvizur asnjë muskul në fytyrën e bardhë dhe pa bërë as ndërhyrjen më të vogël, Ali Binaku dëgjoi tregimin e zhurmshëm të gjyqit të tij.

— Eh, i famshëm je, — ia bëri në fund gjeometri, me sy të përlotur nga pi ja e nga admirimi.

Dalngadalë ata kishin nisur të lëviznin në forme shëtitjeje nëpër sheshin e fshatit. Gjatë ecjes zhvendoseshin disa përpara, disa prapa.

— Në fund të fundit, po t'i shikosh me gjakftohtësi, janë gjëra të thjeshta, — tha mjeku, që u gjet përkrah Vorpsëve. — Edhe te rasti i fundit, që duket aq drama-

tik, në thelb duhet kërkuar raporti borxhdhënës dhe borxhli.

Mjeku vijoi të fliste, po Besiani nuk e dëgjonte me shumë vëmendje. Ai nisi të shqetësohej për tjetër gjë: mos po i bënte keq Dianes rihapja e një bisede të tillë? Dy ditët e fundit ata sikur ishin larguar pak prej këtyre bisedave dhe ajo kishte nisur më në fund të çelej.

— Po ju, si keni përfunduar këtu në Rrafsh? — pyeti ai sa për të këmbyer bisedë. — Ju jeni mjek apo jo?

Tjetri buzëqeshi hidhur. ,

— Kam qenë, tani jam tjetër gjë.

Në sytë e tij u duk një brengë e madhe dhe Besianit i shkoi ndër mend se sidoqoftë sytë e çelët, mad je sytë që në pamjen e pare mund të të duken të stipelare, janë në gjendje të japin një brengë më mire se gjithë llojet e syve.

— Une kam mbaruar në Austri për kirurg, — vazhdoi mjeku. — Me turmën e pare dhe të fundit që dërgoi mbretëria me bursën shtetërore. Ju ndoshta keni dëgjuar se si përfunduan pjesa më e madhe e studentëve pas kthimit nga jashtë. E pra, une jam një nga ata. Zhgënjim i piote, as klinikë, as mundësi për të ushtruar profesionin. Ca kohë qëndrova pa punë, pastaj rastësisht, në një kafe të Tiranës, u njoha me këtë njeri, — ai tregoi me kokë gjeometrin, — i cili më propozoi këtë punë të çuditshme.

— Portret grupi me një njollë gjaku, — tha prapë gjeometri, që ishte afruar dhe po ndiqte bisedën e tyre. — Ku ka gjak, aty na ke edhe ne.

Mjeku nuk i kushtoi asnjë vëmendje fjalëve të tij.

— Dhe ju me diesine e mjekut i jeni i nevojshëm Ali Binakut në punën e tij? — pyeti Besiani.

— Natyrisht. Ndryshe s'do të më merrte me vete.

Besian Vorpsi e vështroi një copë herë me habi bashkëfolësin.

— S'ka asgjë për t'u çuditur, — vazhdoi mjeku. — Në gjyqësitë e kanunit, kryesisht kur është fjala për çështje që kanë të bëjnë me vrasje, sidomos me pla-

gosje, është përherë e nevojshme prania e dikujt që *të* ketë disa njohuri elementare të mjekësisë. Natyrisht as që bëhet fjalë për një kirurg. Bile do të thosha se ironia më e madhe e gjendjes sime është pikërisht se une merrem me një punë që mund ta kryente infermieri më i thjeshtë, për të mos thënë një njeri **i** zakonshëm që diçka di për anatominë **e** trupit të njeriut.

— Që di diçka?... A është **e** mjaftueshme kjo?

Mjeku buzëqeshi përsëri me hidhërim.

**— E** keqja është **se** ju me siguri kujtoni që une merrem këtu me mjekime plagësh, apo jo?

— Natyrisht. Une e kuptoj që ju, për arsyet që **i** thatë, **e** keni braktisur profesionin e kirurgut, por ama plagët mund t'**i** mjekoni, apo jo?

— Jo, — tha mjeku. — Kjo do të ishte gjysma **e** së keqes, që une të merresha së paku **me** mjekimin e plagëve. Por une s'merrem **me** to aspak. Më kuptoni? Aspak. Malësorët gjithë jetën i kanë mjekuar vetë plagët dhe kështu vazhdojnë edhe sot, me raki, me duhan, me mënyrat më barbare, sic është për shembull nxjerrja **e** plumbit me **Dlumb** etj., etj. Pra, ata s'e kërkojnë kurrë mjekun. Kurse une jam këtu për tjetër gjë. Më kuptoni? Une jam këtu io si mjek, as si ndihmësmjek, por si ndihmësjurist. Ju duket e çuditshme?

— Jo dhe aq, — tha Besian Vorpsi. — Diçka e njoh edhe une kanunin dhe po e marr me mend me ç'punë merreni.

— Me numërimin e plagëve dhe me klasifikimin e tyre, vetëm me këtë, — tha prerazi mjeku.

Ishte hera e pare që Besianit iu duk se tjetçi po bëhej nervoz. Ai ktheu kokën nffa Diana, por sytë e tyre nuk u takuan dot. Pa dyshim që kjo bisedë s'i bëri aspak mire, mendoi. por tani. të bëhet si të bëhet. Veç të mbarojë sa më shpejt dhe të ikim që këndej.

— Ju ndoshta e dini se. sipas kanunit, plagosia shlyhet me gjobë. Çdo plage pnguhet veç e veç, dhe çmimi i plages varet nga vendi ku ndodhet. Plagët e kokës paguhen, për shembull. dy herë më shtrenjtë se ato të

trupìt, që gjithashtu ndahen ne dy kategori, nga brezi e lart e riga brezi e poshtë, e kështu me radhë. Puna ime si ndihmës i Ali Binakut është vetëm kjo: të përcaktoj numrin e plagëve dhe vendin e tyre.

Ai vështroi në fillim Besian Vorpsin, pastaj të shoqen, sikur të donte të kuptonte se sa arritën tek ata fjalët e tij.

— Plagosjet krijojnë problème në gjyqësitë ndoshta më tepër se edhe vetë vrasjet, — vazhdoi mjeku. — Ju ndoshta e dini se, sipas kanunit, një plagosje, në qoftë se nuk shlyhet me gjobë, quhet e barabartë me gjysmë gjaku. Pra, një njeri i plagosur, për kanunin, është gjysmë i vrarë, si të thuash, gjysmë hije. Rrjedhimisht dy plagosje të pashlyera barazohen me një gjak. Me një fjalë, në qoftë se dikush plagos dy vetë të një fisi tjetër, ose plagos dy herë të njëjtin njeri, ai, poqese nuk i zhdëmton plagosjet, ka borxh një gjak.

Mjeku përsëri heshti një grime për t'u lënë atyre kohë të gëlltitnin fjalët e tij.

— E gjithë kjo krijon problème tepër të ngatërruara, kryesisht ekonomike, — vazhdoi. — Ju më shikoni me habi dhe une po e përsërit: kryesisht ekonomike. Ka familje që nuk paguajnë dot dy plagosje dhe pranojnë të japin për të një jetë njerëzore. Ka të tjerë që janë gati të shkatërrojnë krejt ekonominë e tyre, të paguajnë qoftë edhe njëzet plage të viktimës, veç të kenë të drejtën që, pasi viktima të shërohet prej tyre, ta vrasin atë përsëri. E çuditshme, eh, por ka edhe më. Kam njohur një tip në Lugjet e Zeza, që për vite me radhë është duke e mbajtur familjen me bukë me zhdëmtimet që merr nga plagosjet që i bëhen prej gjakësve të tij. Ka shpëtuar disa herë pa u vrarë dhe i ka shkrepur në kokë se, me anë të disa stërvitjeve që ka bërë, mund të shpëtojë përherë prej plumbit, duke krijuar kështu, i pari në bote, profesionin e njeriut që ushqehet prej plagëve të veta.

— Ç'tmerr! — murmuriti Besian Vorpsi. Ai ktheu kokën nga Diana dhe ajo sesi iu duk, më e bardhë në fytyrë. Të marrë fund sa më pare kjo bisedë, mendoi.

Tani dhoma e hanit, oxhaku dhe kusia me ujë, e varur mbi të, iu dukën tepër të largëta. Të ikim, mendoi përsëri. Të ikim sa më pare që këndej.

Njerëzit ishin shpërndarë në grumbuj të vegjël nëpër shesh, dhe ata të dy me Dianen kishin mbetur vetëm me mjekun.

— Ju ndoshta e dini, — vazhdoi mjeku, (Une s'di dhe s'dua të di asgjë, deshi ta ndërpriste Besiani.), — që, sipas kanunit, kur dy vetë goditen flakë për flakë dhe njëri vritet, kurse tjetri plagoset, atëherë i plagosuri paguan tepricën e gjakut? Me një fjalë, ashtu sic ju thashë në fillim, shpeshherë prapa gjithë këtij dekori gjysmë mitik duhet kërkuar ekonomia. Mund të tingëllojë cinike, por në kohën e sotme, ashtu si çdo gjë tjetër, edhe gjaku është shndërruar në mail.

— O, jo, — kundërshtoi Besiani. — S'duhet pare kaq thjeshtë. Natyrisht ekonomia ka pjesën e vet në shpjegimin e shumë dukurive, megjithatë s'duhet tepruar me të dhe me këtë rast desha t'ju pyes, mos e keni shkruar ju një artikull për gjakmarrjen, që u ndalua nga censura mbretërore?

— Jo, — tha prerazi mjeku. — Të dhënat i kam dhënë une, por artikulli u shkrua nga tjetërkush.

— Atje, me sa më kujtohet, përmendeshin pikërisht fjalët «gjaku është kthyer në mail».

— Është një e vërtetë e palujtshme.

— E keni lexuar Marksin? — pyeti Besiani.

Tjetri nuk u përgjigj, vetëm e vështroi ngultazi, sikur t'i thoshte: po ti që më pyet mua, e ke lexuar?

Rrëshqitazi Besiani pa profilin e Dianes dhe e ndjeu se duhej ta kundërshtonte mjekun.

— Ju, edhe vrasjen që u gjykua sot, e shpjeguat në mënyrë të thjeshtëzuar, — tha duke kërkuar një shkak kundërshtimi.

— Aspak, — ia bëri mjeku. — E thashë dhe e përsëris: e gjithë drama që u gjykua sot, s'ishte veçse një çështje borxhi.

— Natyrisht borxh, por ama është fjala për një borxh gjaku.

— S'ka rëndësi, gjak, rubin, apo stof. Për mua ai ishte borxh dhe asgjë tjetër.

— S'është njëlloj.

— Njëlloj është.

Zëri i mjekut ishte bërë i egër. Kurse lëkura e hohe i qe skuqur flakë. Besiani e ndjeu veten të fyer.

— Është një shpjegim tepër naiv, për të mos përdorur fjalën cinik, — tha ai.

Sytë e mjekut u bënë të akullt.

— Naiv jeni ju, — tha ai, — naiv dhe cinik bashkë, ju bashkë me artin tuaj.

— Mos bërtitni, — tha Besiani.

— Do të bërtas, bile gjer në kupë të qiellit, — tha mjeku, duke e ulur megjithatë zërin. Por kështu i ulët, duke dalë me vërshëllimë midis buzëve, zëri i tij ngjante edhe më kërcënues. — Librat tuaj, arti juaj, ai bie erë i gjithi krim. Në vend që të bëni diçka për këta malësorë të mjerë, ju bëni sehir vdekjen e tyre, kërkoni në të motive eksitante, kërkoni të bukurën, për artin tuaj. Nuk e shihni që kjo është një bukuri që vret, sic e ka thënë një shkrimtar i ri, që ju me siguri nuk e doni. Ju më sillni ndër mend ata teatrot brenda në pallatet e aristokratëve ruse, ku skenat janë të gjera për të luajtur në to me qindra vetë, kurse salla është aq e vogël, sa për familjen e princit. Ja, me ata aristokratë më ngjani. E nxitni një popull të tërë të lozë një teatër të përgjakur, kurse vetë rrini në lozhë dhe bëni sehir, bashkë me damât tuaja.

Besiani vuri re se Diana mungonte. Do të jetë diku më përpara, ndoshta me gjeometrin, mendoi si i mpirë.

— Po ju, — e ndërpreu ai mjekun, — e kam fjalën për ju personalisht, ju që jeni mjek, që na i kuptokeni gjërat ashtu sic duhet, perse merrni pjesë ju në këtë mistifikim? A? Perse ushqeheni në kurriz të tij?

— Për mua keni të drejtë, — tha mjeku. — Une s'jam veçse një dështak i mjerë. Por, së paku, une e kuptoj se ç'jam dhe nuk helmoj botën me libra.

Besiani prapë kërkoi Dianen me sy, po nuk e pa. Nga një anë, më mire që nuk e dëgjoi gjithë këtë marrë-

zi, mendoi. Mjeku diçka po thoshte dhe Besiani u përpoq të përqendrohej, por, kur hapi përsëri gojën, në vend që t'i përgjigjej atij, tha, sikur të fliste me vete:

— Ku është gruaja ime?

Tani e kërkonte me sy midis grumbullit të vogël të njerëzve, që, ashtu si edhe më pare, lëviznin ngadalë te sheshi përpara kishës.

— Diane! — thirri kot më kot.

Ca njerez kthyen kokat.

— Ndoshta ka hyrë në kishë nga kureshtja, ose në ndonjë shtëpi për në banjë, tha mjeku.

— Ka mundësi.

Vazhduan të ecnin, po Besiani ishte i trullosur. S'duhej të isha larguar nga hani, mendoi.

— Më falni, — tha mjeku me zë të bute. — Ndoshta e teprova.

— S'ka gjë. Ku të ketë shkuar valle?

— Mos u bëni merak. Këndej rrotull është. Ju merren mendtë? Jeni zverdhur në fytyrë.

— S'kam gjë.

Besiani ndjeu dorën e mjekut që e mbajti për krahu, deshi ta hiqte, por aty për aty e harroi. Ca kalamaj vinin anash grumbullit të pare të njerëzve, atje ku ishte Ali Binaku me gjeometrin dhe diçka tregonin me dore. Besiani ndjeu një hidhërim në gojë. Liqenet, i vetëtiu ndër mend. Ai qilim i vjetër gjethesh, i kalbur tragjikisht, me atë prarim të gënjeshtërt sipër tij...

Ai po ecte me hapa të mëdhenj drejt grupit të Ali Binakut. Është mbytur? pyeti me vete që larg. Por fytyrat e tyre ishin të ngurosura në një mënyrë të veçantë. Asnjë ngushëllim s'vinte prej tyre.

— Ç'është? — pyeti ai me zë të marre dhe, pa e ditur as vetë pse, ndoshta nga pam ja e atyre fytyrave, në vend që të pyeste «ç'ka pësuar?», pyeti: «ç'ka bërë?»

Përgjigjja mezi doli nga ato nofulla të kyçura pa mëshirë. lu desh t'ia përsëritnin atë dy-tri herë, gjersa ta merrte vesh: Diane Vorpsi kishte hyrë në kullën e ngujimit.

Si kishte ndodhur? As në atë cast dhe as më vonë, kur ndodhia nisi të tregohej e plotësuar nga gjithë dëshmitarët (ndihej menjëherë se ajo ishte një nga ato lloj ndodhish, që kishin në vetvete edhe realitetin, por edhe tymtajën, që e ndante nga jeta e zakonshme, pra një ndodhi tepër e prirur për t'u shndërruar në gojdhënë), pra, as në atë cast e as më pastaj nuk u mor dot vesh saktësisht se si gruaja e re kryeqytetase arriti të futej në kullën ku nuk shkelte kurrë këmbë e jashtme. Madje, ajo që ishte akoma më e pabesueshme se vetë hyrja, ishte fakti që nuk u vu re prej askujt, ose, më saktë, diçka u vu re, që ajo u largua, që u end aty rrotull, por askush nuk e pati vëmendjen të kthjellët për ta ndjekur endjen e saj, me përjashtim të ca kalamajve. Ndoshta as ajo vetë, po të pyetej se si e bëri rrugën gjer atje dhe si arriti më në fund të futej, nuk do të ishte në gjendje të shpjegonte asgjë. Nga fjalët e rralla që thuhej se mbetën prej saj në Rrafsh, u hamendësua se ajo, në ato caste, pati një lloj shkëputjeje nga gjithçka, një lloj humbje peshe, e cila ia bëri të lehtë jo vetëm idenë, por edhe vetë rrugën gjer te kulla. Madje nuk përjashtohej që pikërisht kjo gjë ndihmoi edhe në humbjen e përgjithshme të vëmendjes ndaj saj, vëmendje që do ta ndalonte gjithsesi të bënte hapin e kobshëm. Në të vërtetë, sic e rikujtonin tani, ajo qe larguar prej njerëzve dhe i qe afruar kullës së ngujimit me ca lëvizje të lehta si p.ij fluture që i afrohet llambës që djeg. Valëvitej në erë, shtyhej në atë drejtim dhe ashtu lehtësisht, si një gjethe e shtyrë nga era, hyri, ose, më mire, ra në pragun e saj...

I bërë balte në fytyrë, Besian Vorpsi e kuptoi më në

fund ç'kishte ndodhur. Gjëja e pare që. u përpoq të bënte, ishte të sulej me vrap për ta nxjerrë gruan e vet që andej, por ca duar të fuqishme e kapën nga të dy krahët.

— Lëshomëni, — thirri ai me zë të ngjirur.

Fytyrat e tyre ishin pranë tij si gurët e palëvizshëm të një muri. Midis tyre spikatte fytyra e bardhë e Ali Binakut.

— Lëshomëni, — iu drejtua atij, megjithëse Ali Binaku nuk ishte një nga ata që e mbanin.

— Qetësohuni, zotni, — tha Ali Binaku. — Ju nuk mund të shkoni atje, sepse atje nuk mund të hyjë askush përveç priftit.

— Po atje është gruaja ime, — thirri Besiani. — E vetme midis atyre...

—Keni të drejtë. Diçka duhet bërë, por ju vetë s'mund të shkoni atje. Mund t'ju qëllojnë me pushkë, më kuptoni? Mund t'ju vrasin.

— Atëherë të thirret prifti, apo kush dreqin tjetër duhet për të hyrë atje.

— Prifti u lajmërua, — tha Ali Binaku.

— Po vjen, ja ku është.

Rreth e rrotull ishin grumbulluar shumë njerëz. Midis tyre Besiani pa karrocierin, që po e vështronte me sy të çakarritur, duke pritur hdonjë urdhër prej tij. Por Besiani i hoqi sytë.

— Largohuni, — iu drejtua Ali Binaku turmës. Disa bënë ca hapa më tutje, por prapë qëndruan në vend.

Prifti u afrua duke marrë frymë me zor. Fytyra e tij e flashkët, me qeska të mëdha poshtë syve, dukej tepër e alarmuar.

— Sa kohë ka që ka hyrë? — pyeti ai.

Ali Binaku vështroi përreth në një mënyrë pyetëse. U dëgjuan disa zëra përnjëherësh. Dikush thoshte gjysmë orë, dikush një ore, dikush një çerek ore. Shumica ngrinin supet.

— S'ka rëndësi, — tha Ali Binaku. — Kryesorja është që diçka duhet bërë.

Ai me priftin diçka po thoshin kokë më kokë. Be-

siani dëgjoi fjalët e Ali Binakut: «Atëherë po vij edhe une me ju», dhe mori pak zemër. Nëpër turmë u dëgjuan fjalët: «Po shkon prifti bashkë me Ali Binakun.»

Prifti u nis i pari. Ali Binaku eci pas tij. Pasi bëri dy-tre hapa, ai u ndal dhe iu kthye njerëzve:

— Askush tjetër të mos afrohet. Ata mund të qëUojnë.

Besiani ndjeu se akoma po e mbanin për krahësh. Ç'është kjo që më gjeti mua, dënesi ai me vete. Në sytë e tij bota e tërë u zbraz, mbetën vetëm ato dy figura lëvizëse, prifti dhe Ali Binaku, dhe kulla e ngujimit, drejt së cilës ata po shkonin.

Zërat përreth vinin si një vërshëllimë e largët ere nga një bote tjetër. Mbi priftin s'mund të qëllojnë, se e mbron kanuni, por mbi Ali Binakun po. As mbi Ali Binakun s'besoj se qëllojnë. Atë e njeh gjithkush.

Prifti dhe Ali Binaku ishin në mes të rrugës, kur Diana u shfaq te dera e kullës së ngujimit. Atë që ndodhi në ato caste, Besiani s'e mbante mend mire. Ishte një përpjekje e tij e pambarim për t'i dalë përpara, një mbajtje e njerëzve për krahësh dhe zërat: prit sa të largohet edhe pak nga kulla, sa të mbërrijë gjer te gurët e bardhë. Pastaj ai pa mjekun që u duk e u zhduk diku, pastaj prapë një përpjekje e tij dhe prapë të njëjtët zëra, që mundoheshin ta qetësonin.

Më në fund Diana arriti gjer te gurët e bardhë, dhe njerëzit e lanë Besianin, megjithëse dikush tha: Mos e lini, bre burra, se do ta vrasë gruan. Diana ishte e bardhë si pëlhurë. Në fytyrë s'kishte as tmerr, as vuajtje, as turp, kishte vetëm një mungesë të frikshme, sidomos në zonën e syve. Me ankth, vështrimi i Besianit kërkoi ndonjë shqyerje në rrobat, apo njolla të zeza te buzët e te qafa, por iu duk se s'kishte gjëra të tilla. Ai do të psherëtinte ndoshta i lehtësuar, sikur të mos ishte ajo zbrazëtia e syve.

Me një lëvizje që s'ishte as e rreptë, por as e dhemshur, ai e kapi nga krahu të shoqen, dhe duke ecur vetë i pari, e tërhoqi atë drejt karrocës, ku u futën njëri pas tjetrit, pa folur e pa u përshëndetur me asnjeri.

Karroca rendte me shpejtësi nëpër udhën e madhe. Sa kohë kishin që udhëtonin kështu: një minute, një shekull? Besian Vorpsi u kthye më në fund nga e shoqja:

— Pse s'flet? — i tha. — Pse s'ma shpjegon si ndodhi?

Ajo rrinte e platitur në ndenjëse, me vështrimin përpara, sikur ai të mos ishte aty. Atëherë ai e kapi - për bërryli fort, me egërsi.

— Fol, ç'bëre atje brenda?

Ajo as u përgjigj dhe as e tërhoqi krahun që ai po ia shtrëngonte si me darë.

Perse shkove atje, thirri atëherë pa zë. .Për të pare sa e tmerrshme qe drama? Për hakmarrje ndaj meje? Apo për të kërkuar atë malësorin e asaj dite, atë Gjorg... Gjorg... Kullë më kullë ngujimi do të të kërkoj... A?

Të gjitha këto pyetje ia bëri pastaj me fjalë pak a shumë të tjera, por me të njëjtën renditje, por ajo s'u përgjigj për asnjërën dhe ai e kuptoi që të gjitha ato shkaqe ishin të vërteta. Papritur ai ndjeu një lodhje të madhe si asnjëherë tjetër.

Jashtë po ngrysej. Muzgu, i ndihmuar nga mjegulla, po binte me shpejtësi mbi udhë. Pas xhamit të karrocës iu duk se pa midis mjegullës një njeri të hïpur mbi mushkë. Fytyra e verdhë e shtegtarit, që Besianit iu duk e njohur, e ndoqi për një grime karrocën. Ku vete nëpër këtë muzg «Qehajai i gjakut»-, mendoi.

Ku vete ti? i tha pas pak vêtes. I vetëm në këtë Rrafsh të huaj, në muzgun plot fantazma, ku?...

Pas gjysmë ore karroca ndaloi përpara hanit. Njëri pas tjetrit ata ngjitën shkallët e drunjta dhe hynë në dhomë. Zjarri ishte ende i ndezur dhe kova me ujë, që hanxhiu me siguri e kishte mbushur përsëri, ishte atje krejt e nxirë nga bloza. Një llambë me vajguri lëshonte dritë të pasigurt përreth. Askush nuk u mor as me zjarrin, as me kovën. Diana u zhvesh dhe u shtri në shtrat, duke mbuluar me njërin krah sytë, për t'u mbrojtur nga drita e llambës. Ai qëndroi në këmbë pranë dritares, me vështrimin nga xhamat dhe vetëm herë pas here kthehej për të pare krahun e saj të bukur, me një rrip dantelle, rrëshqitur poshtë supit, që vazhdonte t'i mbulonte gjysmën e fytyrës. Ç't'i kenë bërë valle ata polifemët gjysmë të verbër? tha me vete. Dhe e ndiente që kjo ishte një nga ato lloj pyetjesh, që ishin të afta të mbushnin një jetë të tërë njerëzore.

Ata qëndruan në han atë natë dhe gjithë ditën e nesërme, pa dale fare nga dhoma. Hanxhiu ua solli ushqimin në dhomë, i habitur pa masë, që nuk kërkuan më t'u ndizej zjarri në oxhak.

Në mëngjesin e dites së pasnesërme (ishte shtatëmbëdhjetë prill) karrocieri çoi valixhet në karrocë, dhe ata, burrë e grua, pasi paguan dhe u përshëndetën ftohtë me hanxhiun, u nisën për udhë.

Po iknin nga Rrafshi.

# *KAPITULLI I SITATE*

Mëngjesi i shtatëmbëdhjetë prillit Gjorgun e zuri në Udhën e Madhe, që të conte për në Brezftoht. Megjithëse kishte qysh në agim që udhëtonte pa pushuar asgjëkund, e kuptoi se gjer në Brezftoht do t'i duhej së paku një dite udhë akoma, kurse besa e tij mbaronte në mesditë.

Ai ngriti kokën lart për të kërkuar në qiell diellin, të cilin rete e larta e mbulonin pa e fshehur megjithatë vendin ku ndodhej. Mesdita nuk është larg, mendoi, duke e ulur vështrimin mbi udhë. Nga lbyrja e syve udha i dukej plot reflekse të kuqërremta. Tek ecte, men-

donte se, në qoftë se besa e tij do të mbaronte në mbrëmje, ai do të kish mundur të mbërrinte në shtëpi së paku aty nga mesnata. Mirëpo ajo, si shumica e besave, mbaronte në mesditë. Dihej se në këtë rast, në qoftë se i besëtuari vritej pikërisht ditën e mbarimit të besës, i shikohej se në ç'anë i bënte hije koka fill pas rrëzimit në tokë, nga perëndimi apo nga lind ja. Në qoftë se koka i bënte hije nga lind ja, do të thoshte se ai ishte vrarë pas mesditës, pra pas mbarimit të besës. Në qoftë se koka i bënte hije^, nga perëndimi, do të thoshte se ishte vrarë para kohe, pra me pabesi.

Gjorgu ngriti përsëri kokën. Punët e tij kishin lidhje atë dite me qiellin, me lëvizjen e diellit nëpër të. Pastaj, ashtu si herën tjetër, ai vështroi udhën, që, për shkak të lbyrjes së syve, iu duk prapë e mbytur në dritë. E ktheu kokën pas dhe kudo ishte po ai ndriçim i trëndafiltë dhe asgjë tjetër midis tij. Me sa dukej, karroca e zezë, që ai e kishte kërkuar më kot tri javë rresht nëpër të gjitha rrugët e Rrafshit, nuk do të shfaqej as këtë mëngjes të fundit të jetës së tij të lire. Sa herë i qe dukur se ja, po e haste, dhe sa herë ajo qe zhdukur sikur të kishte fluturuar në qiell. E kishin pare në Udhën e Hijes, në Kanakët e Shalës, në Udhën e Madhe të Flamurëve, por ai s'kishte mundur që s'kishte mundur ta gjente dot. Sa arrinte ai në krahinën që thoshin se e kishin pare, ajo ndodhej ndërkaq në krahinën fqinjë dhe, sa kthehej ai për t'i prerë udhën në ndonjë kryqëzim ku mund të kalonte, ajo merrte një drejtim të papritur.

Herë-herë e harronte, por udha vetë ia sillte ndër mend. Kurse tani pothuajse s'kishte më asnjë shpresë. Se, edhe sikur ajo të shtegtonte gjithë jetën nëpër Rrafsh, ai vetë do të mbyllej në kullën e ngu.jimit dhe s'kishte për ta pare dot, se. edhe sikur pastaj të ndodhte e pamundura, që ai të dilte nga kulla, një dite sytë e tij do të ishin gjysmë të prishur, kështu që në vend të saj ai s'do të shihte veçse një m'ollë të turbullt, ashtu si dielli, që pas reve të. sotme s'ishte veçse një tufë trëndafilash të shtrydhur.

Gjorgu e hoqi mendjen prej saj dhe e çoi te shtëpia. Ata e prisnin sot gjithë merak, kurse ai nuk do të mbërrinte dot para mesditës. Në mesditë duhej të ndërpriste udhëtimin dhe të fshihei për të pritur natën. Tani ai ishte gjakës që kërkohej, dhe lëvizja e tij këndej e tut je do të ishte vetëm natën dhe kurrë nëpër rrugën kryesore. Një gjë të tillë kanuni jo vetëm nuk e quante shenjë frike, por, përkundrazi, e quante shenjë urtësie dhe burrërie, sepse ajo, jo vetëm që i mbronte jetën gjakësit, por e pengonte atë që me ecjen e tij të lire të acaronte fisin e viktimës. Krahas ndjenjës së kryerjes së detyrës gjakësi duhej të kishte një ndjenjë faji ndaj botes. Sidoqoftë qysh atë mesditë ai duhej të gjente ndonjë skutë për t'u fshehur gjersa të binte terri. Ditët e fundit, në hanet ku kishte ndaluar për të fjetur, dy-tri herë i qe dukur se kishte pare rrëshqitazi një njeri prej fisit të Kryeqyqëve. Ndoshta i kishin bërë sytë, por ndoshta ishte vërtet ashtu: i kishin vënë pas ndonjë njeri për ta ndjekur e për ta vrarë menjëherë pas mbarimit të besës, atëherë kur i ndjekuri është ende i pakujdesshëm për mbrojtjen e vet.

Sidoqoftë duhet të ruhem, mendoi dhe për herë të tretë ngriti kokën drejt qiellit. Tamam në atë çast iu duk se dëgjoi një zhurmë të largët. Mbajti këmbët për të kuptuar nga vinte zhurma, por s'e mori dot vesh. U vu të ecte dhe zhurma nisi të ndihej përsëri. Ishte si një uturimë e mbytur, që vinte herë më dobët, herë më fort. Do të jetë ndonjë ujëvarë, mendoi. Dhe vërtet ashtu ishte. Kur iu afrua dhe e pa, mbeti i mrekulluar. Ujëvarë më magjepsëse s'kishte pare ndonjëherë në jetën e tij. Ishte ndryshe nga të tjerat, pa shkumë e stërkala, e shtruar lëmueshëm përskaj shkëmbit me ngjyrë të gjelbër në të errët, si një floknajë e rende. Gjorgut iu kujtuan flokët e gruas së bukur kryeqytetase. Në qoftë se do t'i binte dielli, ujëvara do të ngjasonte tamam me ta.

Ai vazhdoi të qëndronte sipër urës së vogël të drunjtë, nën të cilën ujërat e rrëzuara nga shkëmbi vijonin udhën, por të shthurura tashmë e pa solemnitet.

Gjorgu nuk ia hiqte sytë ujëvarës. Një javë më pare, në një nga hanet ku kishte kaluar natën, kishte dëgjuar se kishte vende në bote që prej ujëvarave të malit bënin dritë elek^rike. Një malësor i ri u tregonte dy bujtësve se këtë e kishte dëgjuar prej një tjetri, të cilit gjithashtu ia kishte treguar një tjetër dhe bujtësit që e dëgjonin, përsëritnin: Të bëhet dritë prej ujit?! Je i marre, o njeri?! Po pse, vajgur është uji, që .mund të bëjë dritë?! Po uji e shuan zjarrin e jo ta ndezë! Kurse malësori ngulte këmbë se kështu e kishte dëgjuar këtë gjë dhe nuk shtonte asgjë nga vetja, se mund të bëhej dritë pikërisht nga uji, veçse jo nga ujë dosido, sepse dhe midis ujërave ka ndryshim, ashtu si midis njerëzve, pra dritë mund të bëhet vetëm prej ujit fisnik të ujëvarave. Të çmendur ata që ta kanë thënë e akoma më i çmendur ti që e ke besuar, thoshin bujtësit. Por kjo s'e pengonte malësorin të thoshte se, në qoftë se do të ndodhte kjo, atëherë (gjithmonë, sipas fjalëve të atij tjetrit, që ia kishte thënë një tjetër) pra, në qoftë se do të bëhej kjo në Rrafsh, atëherë kanuni do të zbutej paksa dhe Rrafshi do të shpëlahej paksa nga mort ja, ashtu si tokat e helmëta që shkripëzohen me anë të shpëlarjes. I marrë o i marrë, përsëritnin bujtësit, kurse Gjorgu sepse i kishte besuar të panjohurit.

Ai me vështirësi i ktheu shpinën ujëvarës. Rruga zgjatej pa fund, gati e drejtë, me një purpur të lehtë në ska jet.

Ai ngriti kryet drejt qiellit. Edhe pas pak dhe koha e besës merrte fund dhe ai do të dilte jashtë kohës kanunore. Jashtë kohës, përsëriti me vete. lu duk disi e çuditshme të dilte njeriu jashtë kohës së vet. Edhe pak, përsëriti duke ngritur kokën drejt qiellit. Trëndafilët e shtrydhur pas reve sikur ishin nxirë tani lehtazi. Gjorgu buzëqeshi me hidhërim, sikur të thoshte me vete: S'ke ç'i bën!

Ndërkaq karroca, brenda së cilës ishin Vorpsët, burrë e grua, rendte nëpër Udhën e Madhe të Flamurëve, më e gjata e udhëve që përshkonin Rrafshin. Bjeshkët, gjysmë të zbardhura nga borima, sprapseshin gjithnjë dhe Besian Vorpsi, tek i shikonte ashtu, mendonte se ja, më në fund ata po iknin nga mbretëria e vdekjes. Syri i tij i djathtë kapte herë pas here profilin e së shoqes. E zbehtë, me një ngrirje që lëkundjet e karrocës, në vend që ta mbulonin, e theksonin më shumë, ajo herë-herë i kallte frikën. Ishte krejtësisht e huaj, e tjetërsuar, vetëm forme trupore, shpirti i së cilës kishte mbetur atje lart.

Ç'm'u desh ta sill ja në këtë Rrafsh të mallkuar, tha ai me vete për të njëqindtën herë. Vetëm një përkitje pati me Rrafshin dhe ai ia mori. Një grime e preku mekanizmi i përbindshëm, dhe ajo grime mjaftoi që ai fia merrte gruan, për fia bërë robinë, në rastin më të mire, zane mali.

Kërkëllima e rrotave të karrocës ishte një muzikë e përshtatshme për të shoqëruar dyshimet, hamendjet dhe pendimin e tij. E kishte vënë në provë lumturinë e tij, sikur të donte të merrte vesh nëse e meri tonte apo jo atë lumturi. E kishte çuar nëpër portât e skëterrës atë lumturi të brishtë qysh në pranverën e saj të pare. Dhe ajo s'i qëndroi dot proves.

I qetë nganjëherë, mendonte se në të vërtetë asnjë ndjenjë anësore, asnjë i tretë nuk do të ishte kurrsesi në gjendje të prekte ndjenjën e Dianes ndaj tij. Në qoftë se ndodhi (medet, sa të hidhura qenë fjalët -«kjo ndodhi»!), ndodhi jo për shkak të një të treti, por për

shkak të diçkaje tmerrësisht të gjerë. Ishte diçka e tur bullt, që kishte të bënte me një drame milionash në-për shekuj, ndaj dhe dukej e pariparueshme. Si flutura që mund të prekej nga një lokomotivë e zezë, ishte përkitur ajo me dramën e Rrafshit dhe kishte humbur.

Herë-herë, me një qetësi prej së cilës trembej dhe vetë, ai "mendonte se ndoshta i duhej paguar kjo taksë Rrafshit. Një taksë për veprat e tij, për ato zanat dhe shtojzovallet e maleve të përshkruara në to dhe për atë lloxhën e vogël'të shfaqjes përballë skenës ku lot një popull i tërë i përgjakur.

Por ndoshta ndëshkimi do të më gj ente kudo që të isha, gjer në Tirane, mendonte duke qetësuar veten. Sepse Rrafshi lëshonte valë gjer larg, mbi gjithë vendin dhe në të gjitha kohërat. Ashtu si valet kozmike.

Ai ngriti mëngën e pardësysë dhe pa orën. Ishte mesditë.

Gjorgu ngriti kryet dhe gjeti njollën e diellit, pas reve. Tamam mesditë, tha me vete. Koha e besës kishte mbaruar.

Me dy hapa të lehtë ai doli nga Udha e Madhe dhe nisi të ecte nëpër djerrine. Tani duhej të gjente një vend për të pritur rënien e territ. Rruga nga të dyja anët ishte e shkretë, megjithatë vazhdimi i ecjes nëpër Udhën e Madhe do t'i dukej atij një shkelje e kanunit.

Djerrina ishte e gjatë dhe e sheshtë. Në thellësi ki-shte toka të punuara dhe ca drurë, po rreth e rrotull s'dukej ndonjë shpellë apo së paku ndonjë kaçubë. Sa të gjej skutën e pare dhe do të fshihem, mendoi ai, si-kur të bindte veten se nuk po vazhdonte të ecte **i** zbu-luar për t'u kapardisur, por ngaqë s'po gjente strehim.

Djerrina dukej sikur s'do të kishte fund. Në kokë ai

kishte një qetësi të çuditshme, më tepër një zbrazëti shurdhane. Ishte fare i vetëm nën qiellin që tani dukej sikur qe i anuar pakëz nga perëndimi prej peshës së diellit. Rreth e rrotull dita ishte po ajo, po ai ajër dhe po ai ndriçim i purpurt, megjithatë koha e besës kishte mbaruar dhe tani ai kishte hyrë në kohën tjetër. Me sy të ngrirë vështronte përreth. Ja pra, kjo ishte koha përtej besës. Koha eterne, që s'i përkiste më atij, pa dite, stinë, vite e të ardhme, një kohë e përgjithshme, me të cilën ai s'kishte asnjë llogari. E huaj krejtësisht, ajo s'do t'i jepte më asnjë shenjë, asnjë njohje, madje as ditën e dënimit të tij, që ishte diku përpara, në një date që s'dihej, mbi një truall dhe prej një dore që gjithashtu s'diheshin.

Tek mendonte këtë, sytë e tij dalluan larg ca ngrehina të murme, që iu dukën si të njohura. Po këta janë Konakët e Rrëzës, tha me vête kur u afrua dhe pak. Prej tyre e gjer në një krua që s'i kujtohej si quhej, dihej se rruga ishte në besë. Së paku, ai kështu e dinte. Rrugët në besë s'kishin as tabela, as shenja të veçanta, megjithatë të gjithë i dinin. Për siguri ai mund të pyeste të parin kalimtar që do të ndeshte.

Gjorgu shpejtoi hapat nëpër djerrine. Mendja e tij doli nga përgjumja. Ai do të arrinte gjer te rruga në besë dhe atje do të endej ca kohë, gjersa të binte mbrëmja, pa qenë nevoja të futej në ndonjë kaçube. Ndërkaq... kushedi, karroca e kadifenjtë mund të kalonte andej. Një herë, sic i kishin thënë, ajo ishte dukur në Konakët e Shalës.

Po, po, ashtu do të bënte. Gjorgu ktheu kokën nga e majta, pastaj nga e djathta, u sigurua që udha, ashtu si dhe djerrina, ishte krejtësisht bosh dhe me një të ecur të lehtë kapërceu për disa caste hapësirën që e ndante nga Udha e Madhe dhe nisi të ecte nëpër të. E bëri këtë që të arrinte sa më shpejt te udha në besë, ndryshe do t'i duhej një orë ecje.

Kujdes, i tha vêtes. Tani koka të bën hije nga'lindja. Por Udha e Madhe vazhdonte të ishte pa njeri. Ai eci

me hapa të shpejtë, pa menduar asgjë. Në thellësi të rrugës pa ca silueta të zeza, gati të palëvizshme. Kur u afrua dhe pak, vuri re se ishin dy malësorë me një grua të hipur mbi mushkë.

— A është në besë kjo rrugë këndej, o burra? — pyeti Gjorgu kur u ndesh me ta.

— Posi, o çun, — u përgjigj më i vjetri prej tyre. — Ka njëqind vjet që është në besë udha prej Konakëve të Rrëzës te Kroi i Shtojzovalles.

— Falemnderit, — tha Gjorgu.

— Nder paç, or çun, — u përgjigj plaku, duke i pare shkarazi rubin e zi te mënga. — E të qoftë udha mbarë!

Ndërsa përpinte rrugën me hap të shpejtë, Gjorgu mendonte se ç'do të bënin valle gjakësit që i zinte dita andej-këndej nëpër Rrafsh, në qoftë se nuk do të ishin udhët në besë, streha e tyre e vetme, ku mund t'i shpëtonin ndjekësve.

Pjesa e udhës në besë s'kishte asnjë ndryshim nga udha tjetër. Po ai kalldrëm i vjetër, i dëmtuar vende-vende nga kuajt dhe rrëkezat, po ato gropëza dhe kaçuba anëve. Megjithatë Gjorgut iu duk se kishte diçka të ngrohtë në prarimin e pluhurit të saj. Ai mori frymë thellë dhe ngadalësoi hapin. Këtu do të près mbrëmjen, mendoi. Do të pushonte mbi ndonjë gur, ose do të endej poshtë e përpjetë nëpër të gjersa të ngrysej. Sidoqoftë kjo do të ishte më mire sesa të strukej në ndonjë kaçubë te djerrina. Veç kësaj... karroca mund të kalonte këndej. Një shpresë e vakët e mbante akoma se do ta shihte dhe një herë. Kurse ëndërrimi i tij ikte më tutje: ta shihte karrocën, ajo të ndalonte dhe ata që ishin brenda, t'i thoshin: ej, malësor, në qoftë se je lodhur, hip në karrocë të bësh një copë rrugë bashkë me ne...

Herë pas here Gjorgu ngrinte kokën nga qielli. E shumta pas tri orësh do të ngrysej. Në rrugë kalonin malësorë të vetmuar apo në grupe të vogla, në këmbë apo mbi kuaj. Larg, në thellësi, dukeshin dy-tri njolla të vogla të palëvizshme. Do të ishin me siguri gjakës që, ashtu si ai, prisniri rënien e natës për të lëvizur më tutje. Në shtëpi do të jenë bërë merak, tha me vete.

Rrugës po afrohej një malësor, që ecte ngadalë pas një kau.. Kau ishte krejt i zi.

Gjorgu ecte më ngadalë se malësor i me kaun dhe ata e arritën.

— Mirëdita! — përshëndeti malësori kur u gjend përbri.

— Mirëdita! — u përgjigj Gjorgu.

Tjetri bëri me kokë nga qielli.

— S'ecën koha, — tha.

Ai kishte mustaqe të verdha, që dukej sikur e ndihmonin buzëqeshjen e tij. Në mëngë i dukej rubi i zi.

— Të ka mbaruar besa?

— Po, — u përgjigj Gjorgu, — sot në mesditë.

— Mua ka tri dite që më ka mbaruar, po ja, më ka mbetur pa shitur ky ka.

Gjorgu e vështroi i habitur.

— Kam dy javë që shtegtoj me të e s'po e shes dot, — vazhdoi malësori. — Është ka i mire, tërë gjindja e shtëpisë qau kur u nda prej tij, megjithatë s'po ma bien kush.

Gjorgu s'dinte ç't'i thoshte. Nuk ishte marrë ndonjëherë me shitje bagëtish.

— Desha ta shes përpara se të mbyllem në kullën e ngujimit, — vazhdoi malësori. — Kemi nevojë,, or djalë, mirëpo, po nuk e shita une, s'ka njeri tjetër në shtëpi që ta bëjë këtë punë. Megjithëse tani pak shpresë më ka mbetur. Kur s'e shita dot për dy javë që kam qenë i lire, si do ta shes tani që lëviz vetëm natën? He, si thua ti?

— Ashtu është, — tha Gjorgu. — Vështirë e ke.

Sytë e tij vështronin ngultazi kaun e zi që bërlykej qetësisht. Ndër mend sepse i erdhën fjalët e balades së vjetër të ushtarit që la amanetin në çastin para vdekjes: Të fala bëjini nënësë, kaun e zi le ta shesë.

— Nga je? — pyeti malësori.

— Nga Brezftohti.

— S'je shumë larg. Po të ecësh mire, sonte natën arrin.

— Po ti? — pyeti Gjorgu.

— Ohu, unë jam larg, nga Flamuri **i** Krasniqes.

Gjorgu lëshoi një vërshëllimë.

— Qenke vërtet larg. Sa të arrish gjer atje, ke për ta shitur kaun me siguri.

— S'e besoj, — tha tjetri. — Tani të vetmet vende ku mund ta shisja janë udhët në besë, mirëpo ato janë të rralla.

Gjorgu pohoi me kokë.

— Ja, sikur kjo udhë në besë këtu të zgjatej gjer te kryqëzimi me Udhën e Madhe të Flamurëve, atëherë po, do ta shisja me siguri. Mirëpo ajo mbaron më përpara.

— Udha e Flamurëve është afër që këndej?

— S'është larg. Asaj i them udhë unë. Ç'nuk sheh njeriu të ecë nëpër të.

— Vërtet, nëpër udhë njeriu sheh gjëra të çuditshme, — tha Gjorgu. — Njëherë më ka qëlluar të shikoj një karrocë...

— Një karrocë e zezë me një grua të bukur brenda? — e ndërpreu tjetri.

— Ku e di ti? - thirri Gjorgu.

— E pashë mbrëmë në Hanin e Kryqit.

— Ç'bënin atje?

— Ç'bënin? Asgjë. Karroca ishte përpara hanit. Karrocieri pinte kafe brenda.

— Po ajo? .

Malësori buzëqeshi.

— Ata ishin brenda. Dy **dite** e **dy** net brenda në dhomë. Kështu tregonte hanxhiu. Eh, o vlla. Gruaja ishte e bukur si zanë. Të shitonte me sy. Atje i lashë mbrëmë. Sot duhet të jenë nisur.

— Ku e di ti?

— Kështu tha hanxhiu. Nesër do nisen. la kishte thënë karrocieri i tyre.

Ca caste Gjorgu aëndroi si i shastisur. Sytë i mbante të ngulitur mbi kalldrëm.

— E nga kalon rruga? — pyeti befas.

Malësori zgjati krahun përpara.

— Një orë larg që këndej, kjo udhë që po ecim ne,

pritet me Udhën e Flamurëve. Nëpër të do të ecin me siguri, në qoftë se s'kanë kaluar. Udhë tjetër s'ka.

Gjorgu i mbante sytë andej nga tregonte malësori. Tjetri filloi ta ndiqte me sy habitshëm.

— Po ti ç'ke me ta, o qyqan? — pyeti.

Gjorgu nuk u përgjigj. Një orë larg që këndej, përsëriti me vete. Ngriti kokën për të kërkuar gjurmën e diellit në re. Kishte së paku dy orë dite. Asnjëherë gjurmët e saj s'kishin qenë kaq pranë. Ai mund ta shikonte zanën.

Pa menduar gjatë, madje pa e përshëndetur bashkudhëtarin, ai u nis si i ndërkryer andej ku, sipas fjalëve të njeriut me kà të zi, kryqëzoheshi-n rrugët.

Karroca e Vorpsëve vazhdonte ta linte pas me shpejtësi Rrafshin. Dita ishte thyer kur që larg u dukën pullazet e qytetit të vogël, majat e dy minareve dhe kambanorja e kishës së vetme të tij.

Besian Vorpsi afroi kokën te xhami: ato rrugina të vogla midis ndërtesave që dukeshin qesharake, ai i mbushi aty për aty me njerëzit e qytetthit, me nëpunësit e nënprefekturës që çonin shkresat te gjykatësi i paqit, me dyqankat, zyrat **e** përgjumura dhe katër-pesë telefonat e tipit të vjetër, të vetmit telefona të qytetit, nëpër të cilat thuheshin fjalë të mërzitshme, shumica përmes gogësimash. Ai i përfytyroi të gjitha këto, dhe befas ajo bote që e priste atje poshtë, iu duk tmerrësisht e zbehtë dhe e çngjyrosur, në krahasim me atë që kishte lënë pas.

E megjithatë, mendoi ai trishtueshëm, ai i përkiste kësaj bote të zbehtë dhe si i tillë s'duhej të ishte ngjitur në Rrafsh. Rrafshi nuk ishte krijuar për të vdekshmit e zakonshëm, por për qenie titanike.

Tymtarët e qytetit të vogël sa vente zmadhoheshin. Diana, me kokën të mbështetur te shpina e ndenjëses, rrinte njëlloj si më pare, e palëvizshme. Besian Vorpsit i dukej se po conte në shtëpi formen e gruas së vet, kurse vetë atë e kishte lënë diku në gjirin e maleve.

Tani po ecnin nëpër djerrinën e lakuriqtë, prej ku kishte nisur shtegtimi i tyre një muaj më pare. Ai ktheu edhe një herë kokën pas, për të pare ndoshta për herë të fundit Rrafshin. Bjeshkët shtjelleshin përherë e më ngadalshëm, duke u larguar gjithnjë e më tepër në vetminë e tyre. Një mjegull e bardhë, misterioze ulej mbi to, si perdja mbi dramën e porsambaruar.

Tamam në atë kohë Gjorgu ecte me hapa të mëdhenj në Udhën e Flamurëve, në të cilën kishte dalë një orë më pare. Në erë po ndihej dridhja e pare e muzgut, kur ai dëgjoi një britmë të prerë që i erdhi anash:

— Gjorg, të fala Zef Krye...

Krahu i tij, me një lëvizje të beftë, deshi të hiqte pushkën nga krahu, por ngritja e krahut u përzie me fjalën «-qyqes», gjysma e mbiemrit të urryer, që arriti turbull në ndërgjegjen e tij. Gjorgu pa tokën të lëvizte, pastaj tabani i saj u ngrit furishëm vertikalisht, duke iu përplasur në fytyrë. Ishte rrëzuar.

Një grime bota u shurdhua krejt, pastaj përmes shurdhërisë së saj ai dëgjoi ca hapa. Ndjeu dy duar që diçka po bënin me trupin e tij. Po më kthejnë mbarë, mendoi. Po në atë çast diçka e ftohtë, ndoshta tyta e pushkës, i preku faqen e djathtë. O zot, krejt sipas rregullave. Ai u përpoq të hapte sytë. Nuk e kuptoi nëse i hapi dot apo jo, veçse në vend të gjakësit pa ca njolla të bardha bore që ende s'kishin shkrirë dhe përmes tyre

kaun e zi që s'po shitej e s'po shitej dot. Kjo është e gjitha, mendoi, madje shumë u zgjat.

Dëgjonte akoma hapat që po largoheshin dhe dy-tri herë pyeti veten: të kujt janë valle? lu dukën si hapa të njohur. Ah, po ata ishin krejt të njohur, ashtu si edhe duart që e kthyen mbarë... Janë tamam të miat, tha me vete. Në shtatëmbëdhjetë mars, udha pranë Brez-ftohtit... Një cast e humbi ndërgjegjen, pastaj prapë dëgjoi kumbimin e hapave dhe përsëri iu duk se ata ishin krejt hapat e tij dhe ishte ai vetë e askush tjetër, që po vraponte kështu, duke lënë pas, të shtrirë midis rrugës, trupin e vet, që porsa e kishte vrarë.

*Dhjetor 1978.* %

E shikon atë lëkurë dhie të mbërthyer në listelë? Bjeri me shkop dhe mbi të do të gjëmojnë të gjitha zhurmat e jetës.

**(Nga biseda në një dasmë)**

*Një të diel marsi, në sektorin N. të linjës hekurudhore u gjei në mëngjes herët një shinë e dëmtuar. Ajo u bë shkak që treni i pasagjerëve, i cili* po *bënte*

*uâhëtimin e zakonshëm, te vonohej gjashtë minuta. Nga ahqyrtimi që i bëri menjëherë çështjes Drejtoria e* ***He-****kurudhave, nuk doli në fillim asgjë e qartë. Dikush kishte telefonuar në mëngjes në drejtori dhe kishte lajmëruar se linja ishte ndërprerë. Ai kishte thënë se këtë gjë me siguri* ***e*** *kishin bërë ca dasmorë të dehur, të cilët ai po i shikonte tani me sytë e tij, se si po mun-doheshin të ndreqnin gabimin, duke montuar me shpej-tësi shtnën që e kishin hequr nga vendi gjatë natës. Një makinist, që kishte kaluar me trenin e tij pas mes-natës në atë sektor dhe që u ndodh në atë kohë në drejtori, pohoi se vërtet aty afër bëhej një dasmë e madhe.' Ai i kishte dëgjuar daullen dhe zhurmat e das-mës të dy herët që kaloi atë nate me trenin* ***e*** *tij të mallrave. Inspektorët erdhën në përjundimin* ***e*** *shpejtë se, me sa dukej, pas mesnatës disave prej dasmorëve të dehur (u mor vesh se shumica e tyre ishin montatore) në pi je* ***e*** *sipër u shkrepi në kokë të çmontonin shinat pranë stacionit.*

*E vërteta qëndronte krejt ndryshe.*

Ky ishte stacioni i ri, që lidhte dy linjat e hekurudhës dhe, sic dukej, për këtë shkak nuk kishte as emër akoma. Stacioni kishte vetëm një javë që punonte. Ai kishte pasur deri tani shumë emra, por askush s'mund të dinte se cili nga këta do t'i ngelej më vonë, prandaj quhej sikur nuk kishte emër. Stacioni ishte si një njeri që e thërresin me epitete të ndryshme si: kuqo, bardho, kuqal, balash dhe asnjeri nuk ia di emrin e vërtetë. Shkaku që stacioni nuk pati një emër që në fillim, ose më mire pati shumë emra, që konkurruan me njëri-tje-

trin dhe dëmtuan njëri-tjetrin, derisa e lane pa emër, bile edhe një javë pas çeljes së tij, ndoshta ishte pozicioni i vendit, që nuk dallohej nga ndonjë karakteristikë e veçantë. Aty pranë nuk kishte asnjë fshat, apo lume, apo breg, por ishte vetëm një fushë, edhe ajo pa emër. Megjithatë shumë njerëz e quajtën «Stacioni i rushes», por ky ishte një emër shumë i përgjithshëm dhe zor se do t'i qëndronte kohës. Është e vërtetë që rreth e rrotull kishte fshatra, por fshatrat që qenë pranë stacionit ishin në largësi të barabartë prej tij, kështu që asnjë nuk mund të pretendonte që t'i jepte stacionit emrin e vet. Një objekt nga i cili stacioni mund të merrte emrin, ishte teqeja **e** rrethuar me qiparisa të lartë, që çohej **e** vetmuar mu ndanë udhës me balte, ku linin gjurmë qerret e fshatarëve. Dhe vërtet, shumë fshatarë, sidomos pleq, e quajtën stacionin «Stacioni i teqesë», por as ky emër nuk zuri rrënjë. Ditët kalonin dhe ai emër përdorej rrallë e më rrallë.

Rreth një kilometer e gjysmë larg stacionit po ndërtohej një fabrikë **e** madhe, dhe skeletet e saj, pranë barakave prej pupuliti të punëtorëve, dukeshin në muzgun e mbrëmjes si një grumbull vijash të një kompozimi të çuditshëm mbi atë fushë të hapur. Kjo fabrikë ishte njëkohësisht edhe bërthama e një qyteti të ri, që do të ngrihej këtu në të ardhmen. Dhe ky stacion, tani i humbur dhe pa emër, pas ca vitesh do të ishte stacioni kryesor i këtij qyteti plot gjallëri dhe zhurmë. Mirëpo tani "për tani qyteti vetë nuk ekzistonte dhe një qytet që nuk ekziston dhe nuk ka emër për vete, nuk mund të pagëzojë dot as stacionin e vet. Është e vërtetë se diku në^zyrat e projektimit të Ministrisë së Ndërtimit, specialistët (pasi e kishin mbërthyer mire planin e saj në tryezat e tyre të pjerrëta që quhen teknografë) e kishin ndarë këtë fushë djerr në katrorë të mëdhenj e të vegjël dhe kishin shënuar mbi të vija dhe shenja të panumërta, por kjo kishte ndodhur diku në zyrat e projektimit, dhe fusha nuk dinte akoma asgjë. Fusha kishte ndier vetëm hapjen e themeleve vigane të fabrikës dhe peshën e rende të plintave dhe të blloqeve prej betoni,

*f*

që u ngulën thellë në trupin e saj. Kurse për .qytetin e ardhshëm, që do ta mbante më vonë mbi gjoksin e saj të rrafshtë, për ndërtesat, kinematë, gastronomet dhe rrugët me asfalt, fusha nuk dinte akoma asgjë.

Si çdo gjë e xe që vjen e ngulet në një vend të panjohur, stacioni hekurudhor i kishte akoma të dobëta lidhjet e ***tiylhe*** fushën. Ai u shfaq një mëngjes i druajtur në njërin horizont të saj, ashtu sic ishin shfaqur muaj më pare barakat prej pupuliti, që ishin mysafiret e para në këtë fushë të moçme djerr. Stacioni hekurudhor ishte për fushën diçka e huaj, mysafiri më i ri dhe më i vonë i saj dhe, si i tillë, pasi kishte ngritur përballë pejsazhit të vjetër të fushës ndërtesën e tij të porsalyer me gëlqere, platformën e vogël prej cimento je, tabelën -«Qytetarë ruhuni nga treni, pakujdesia më e vogël ju rrezikon jetën» dhe orarin e përkohshëm, ngulur me një gozhdë te dera, ai, në çastin e fundit, dukej sikur kishte harruar të thoshte emrin e vet dhe kishte mbetur kështu pa emër.

Përsa i përket Drejtorisë së Hekurudhave, ajo, në shkresat e veta, i kishte vënë shifrën e kantierit, përderisa stacioni, bashkë me atë pjesë të hekurudhës, ishte akoma në ndërtim, kurse tani që mbaroi dhe gjithë atë javë që mbeti pa emër, ajo e quajti «Stacioni përtej stacionit të ri», që ishte stacioni i parafundit. Bile dhe çmimi i biletave gjer në stacionin pa emër ndryshoi gjatë gjithë javës, pothuaj çdo dite, dhe kjo tregonte tamam se çdo gjë ishte e përkohshme dhe s'kishte si të ndodhte ndryshe me një stacion që i përkiste një qyteti të panjohur.

Kështu që stacioni ishte akoma pa emër atë të shtunë kur binte një shi i imët dhe nga një tren i mbrëmjes zbriste një plak malësor, i gjatë, me kokë të lidhur me shami. Plaku u pengua në shinat e lagura, sapo hodhi hapat e para në tokë. Ai erdhi vërdallë një copë herë, duke ngulur sytë në errësirë në të katër anët e fushës, sikur kërkonte diçka. I erdhi rrotull lokomotivës, që shfrynte avull dhe, kur lokomotiva u nis përsëri, duke tërheqifr pas vagonët e lagur dhe zhurmën ritmike të

saj bashkë me fenerët e forte, duke lënë fushën të zhytej në errësirë të piote, plaku u kthye nga ndërtesa e vogël e stacionit, te dera e të cilit ishte mbërthyer një llampë brenda një rrjete hekuri. Dera ishte e hapur dhe plaku hyri në sallën e vogël të ndriçuar zbehtë, që ishte pa njeri dhe që dukej akoma më e zbrazët nga shkaku i bishtave të cigareve, që ishin hedhur andej--këndej në dyshemenë prej çimentoje, të bërë pis nga balta. Plaku doli përjashta dhe vështroi natën. Llampa te pragu ndriçonte deri në një farë kufiri vendin përreth. Dukej shiu i imtë që binte dhe mjegulla që shtrihej fare ulët mbi tokë. Kurse më tutje, atje ku fillonte gjysmerrësira dhe shinat nuk dalloheshin më, dukeshin ca vagone të gjatë mallrash, që ngjanin si kuaj të mëdhenj që përtypen në qetësinë e natës.

Plaku eci me kujdes, sepse në çdo hap i dukej sikur do të pengohej në shinat. Shinat këtu ishin të shumta dhe ai nuk e dinte mbi cilat kishte ecur treni që e solli. Ato ishin të njëllojta, të barabarta dhe po aq të pakuptueshme dhe të padallueshme nga njeri kufi i errësirës te tjetri, sic ishin të padallueshme dhe të pakuptueshme shumë gjëra për plakun.

Larg ai dëgjoi për herë të fundit se si klithi lokomotiva si e trembur nga nata dhe pastaj ndjeu vetëm zhurmën e bute të shiut mbi tokë. Tutje nga e djathta plaku pa drita dhe nisi të ecte më shpejt me hapa të gjatë në atë drejtim. lu duk sikur ndjeu një zhurmë të largët kënge, një zallahi të shurdhër, por nuk dëgjonte mire nga veshët dhe shumë gjëra që dukej sikur i dëgjonte, në të vërtetë vetëm i mendonte. Por papritur u drodh dhe iu duk sikur u pengua në shumë shina përnjëherësh. Qëndroi një hop në vend, duke vënë dorën te veshi per të dëgjuar më mire. Një daulle nisi të binte tamam në atë drejtim ku dridheshin dritat e largëta.

Këndej. mendoi plaku dhe eci përpara, këndej.

Dasma bëhej në një nga barakat prej pupuliti. Kjo ishte baraka më e gjatë. Gjysma e saj shërbente si mensë, një pjesë si kënd i kuq dhe në pjesën që mbetej ishte vendosur kuzhina dhe disa zyra të administrates së kantierit. Sonte, të gjitha këto ishin mbushur plot me njerez.

Tavolinat ishin vënë në një pjesë të mensës dhe në një pjesë të këndit të kuq. Zakonisht vallëzohej në mensë, por nganjëherë vallja shtrihej edhe në këndin e kuq, bile qëllonte që futej gjer në kuzhinë ose në zyrat e administrates.

Dasma kishte filluar që mbasdite, por vetëm tani që ra mbrëmja, ajo po e shtrinte pushtetm e saj kudo dhe po i sundonte të gjithë. Gjithë mbasditen erdhën grupe-grupe të ftuarit. Një pjesë mbërritën me trenin e orës dy e gjysmë dhe një pjesë me trenin e orës katër. S'kishin ardhur akoma, s'dihej pse, të ftuarit nga Shkodra.

Sidoqoftë, dasma kishte filluar pa ata, dhe ai boshllëku i lehtë që krijonte gjithë mbasditen mungesa e tyre, tani po mbushej nga muzika, nga këngët dhe nga rrëmuja e gëzuar. Baraka e gjatë prej pupuliti, me llampat e forta të vendosura në të gjitha qoshet, gjëmonte dhe llamburinte. Njerëzit lëviznin sa andej këndej. Disa sillnin shishe birre, ca të tjerë hiqnin shishet e porsazbrazura, ca punëtorë po binin stola të rinj dhe i rregullonin aty ku g jenin vend bosh, duke ngushtuar të tjerët.

Shkrimtari i ri D.D. dhe një gazetar që kishte ardhur bashkë me të, rrinin pranë njërës prej hyrjeve dhe vështronin dasmën, që posa kishte filluar. Gazetari po i thoshte shkrimtarit D.D. se fenomenet e reja shoqërore sjellin ndryshime në ritet e një populli, por, me sa duket, esenca e ritit mbetet e pandryshueshme dhe ndryshon vetëm ana e tij e jashtme. Gazetari ndodhej me shërbim në kantier dhe kishte për të shkruar një reportazh për ndërtuesit e fabrikës.

— Mua më duket se ndodh e kundërta, — thoshte shkrimtari, — mua më duket se ndryshon pikërisht esenca dhe mbetet deri-diku e pandryshueshme ana e tij e jashtme.

— S'ka si të jetë kështu, — tha gazetari, — shiko, për shembull, këtë dasmë.

— Pikërisht këtë dasmë. — u përgjigj shkrimtari.

Ata pinë dhe shkrimtarit i shkuan sytë përsëri tek ajo vajza simpatike me pantallona, në qoshen tjetër, që vështronte vazhdimisht në drejtim të tyre. Pastaj ai e harroi vajzën dhe po vështronte barakën e madhe, që gjëmonte nga zërat, këngët dhe nga orkestra. Herë pas here rrëmuja përpiqej t'i shtrinte gjymtyrët e saj

mes për mes dasmës, por nuk mundte" dhe tërhiqej përsëri nëpër qoshet dhe hyrjet e barakës.

Orkestra nuk pushonte. Ajo ishte një orkestër e re, e krijuar dy muaj më pare nga amatorët e kantierit, dhe të gjithë ata që u binin veglave ishin entuziaztë. Ata herë merrnin valle popullore, herë vallëzim dhe xhezbandisti e përdorte daullen edhe si xhez edhe si lodër, sipas rastit.

Dasmorët, që kërcenin vazhdimisht, dhe shumica e vajzave të ardhura nga Tirana, _nuk uleshin pothuaj fare nëpër tryeza. Ata vinin vërdallë, hynin nga mensa në këndin e kuq, rrinin te banaku i bufesë ose bisedonin grupe-grupe pranë hyrjeve.

Shkrimtari i hodhi një sy tryezës fqinjë, ku ishin ulur ca gra tiranase në moshë të shkuar, drejtori i kantierit bashkë me vajzën e tij, dy spécialiste kinezë, një zëvendësministër, që bënte punën në prodhim, roja i nates i kantierit dhe montatore të tjerë dhe të ftuar.

Aty afër, një grup pranë radios së këndit të kuq, mbledhur kokë më kokë, po dëgjonin lajmet.

Filloi orkestra dhe e mbyti zërin e spikerit.

—Dasma e pare e një qyteti që po lind, ja, kjo vetë është një ide e bukur për reportazhin tend, — tha shkrimtari.

— Por më duhet të shkruaj për ndërtuesit, për punën. Kështu e kishim në plan në redaksi.

— A nuk është njëlloj? — e ndërpreu shkrimtari. — A nuk janë këta heronjtë e punës? Ja, i ke të gjithë nëpër tavolina, në valle, te banaku i bufesë.

— Ndoshta ti ke të drejtë.

— Ky është qyteti më i ri i Republikës, më kupton? — vazhdoi D.D. — Në këtë qytet çdo gjë është e re, çdo gjë është «e pare». Kjo është dasma e pare, pas një viti do të lindë fëmija e pare. Ky është një qytet, ku akoma s'ka ndodhur asnjë vdekje. A e kupton, ç'gjë e bukur?

— Ashtu është, — tha gazetari, — por mendoj se ti mund ta shkruash shumë më mire një gjë të tillë se sa une. Apo jo?

— Ka mundësi.

— Perse ti ke shkruar kaq pak per fabrikat? — pyeti gazetari. »

D.D. rrotulloi gotën nëpër duar.

— Të shkruash për fabrikat, — ia bëri. — Hë. Një fjalë go je.

— Qetësi, flet shoku drejtor! — thirri një montator i ri me fytyrë çunaku.

Drejtori kishte filluar të fliste, por fjalët nuk dëgjoheshin mire. Zhurma që strukej në njërën qoshe të salles, ngrinte krye në qoshen tjetër.

Drejtori vazhdonte të fliste:

— Kjo dasmë po bëhet në një kohë kur kolektivi ynë i mrekullueshëm, ashtu si gjithë punonjësit e vendit tonë, i mobilizuar me të gjitha forçat, ndodhet përpara detyrave të rëndësishme për realizimin e planit. Situata politike, si brenda dhe jashtë...

Dikush po bënte një fotografi me blic.

Gazetari, që kishte fotoaparatin në krah, u kujtua të fotografante dhe rregulloi edhe ai blicin.

— U bë si konferencë shtypi, — tha montatori me fytyrë çunaku.

— Rudi, mjaft!

Drejtori vazhdonte të fliste:

— Për krah ja e iniciativës së punëtorëve të Vlorës, ngritja e gruas në përgjegjësi, nga ana tjetër shtimi i grevave dhe protestave të punëtorëve në vendet kapitaliste...

Jashtë u dëgjua një bori automjeti.

— Të ftuarit e Shkodrës! — thirri dikush.

Drejtori e preu fjalën. Njerëzit u sulën te dyert e barakës. Boria binte vazhdimisht me triumf.

— Erdhën më në fund, — thirrën shumë zëra.

Por nuk ishin të ftuarit e Shkodrës. Hyri një njeri i gjatë e i shëndoshë, lyer i tëri me balte, me njërën dore të gërvishtur.

— Përshëndetje!

— O, Soda Kaustike! Nga dole kështu?!

— Kujtuat se nuk do të vija? — tha ai me një zë si

bubullimë. Njeriu gjigant filloi të përqafohej me të gjithë.

— Tri herë më rrëzoi motoçikleta nëpër pellgjet e fushës. Mezi ju gjeta. E shihni si jam bërë?

— Perse e thërresin Soda Kaustike? — pyeti shkrimtari atë montatorin me fytyrë çunaku, që e thërrisnin Rudi.

— Histori e vjet'ïr, — tha Rudi, — ka punuar në fillim në fabrikën e sodës kaustike, apo diçka e tillë, s'më kujtohet mire. Alamet trupi, apo jo?

— U nisa vonë, — thoshte Soda Kaustike, — sot gjithë ditën kemi montuar. Na zuri breshri.

— Punon në montimin e një radiostacioni, — i tha Rudi shkrimtarit D.D.

Kur Soda Kaustike u ul në njërën nga tavolinat, drejtori u ngrit dhe deshi të vazhdonte fjalimin, por papritur filloi orkestra dhe njerëzit u ngritën në valle.

— Shoku Fejzo i ka shumë qejf fjalimet, — tha Rudi duke buzëqeshur.

Shkrimtari e vështroi si i hutuar. Ai e kishte mentì j en gjetkë.

— Ju jeni shkrimtari D.D.? — pyeti Rudi.

— Po.

— Ju mbaj mend. Ju na keni ardhur njëherë në shkollë me rastin e muajit të letërsisë.

— Ashtu?! Kur e ke mbaruar shkollën?

Rudi buzëqeshi vesh më vesh.

— Nuk e kam mbaruar, — tha.

— Rudi, eja këtu, — e thirri Soda Kaustike dhe e tërhoqi në valle.

Gazetari u zhduk në njërën nga të ndarat. Pas pak doli përsëri përmes turmës së valltarëve.

— E ke pare nusen? — i tha shkrimtarit.

— Jo. .

— Ja ku është, ajo atje.

— Ajo me fytyrë të tronditur?

— Po.

— Thonë se në këtë dasmë nuk ka asnjeri të nuses. Ti e di historinë e kësaj martese?

— Diçka më treguan në drekë.

— Ajo ishte e fejuar që në djep në malesi, — tha gazetari.

— Po, më treguan.

— Kështu që shpjegohet njëfarë tronditjeje e saj.

— Natyrisht. Megjithatë tronditja më duket si shumë e madhe.

Ata dëgjuan një copë herë daullen.

— Të gjithë këta janë njerëzit dhe shokët e burrit, — tha gazetari. — E di kush është dhëndri? Ja, ai montatori atje, ai me flokë të drejtë. E quajnë Xhevit.

— Po, po, e shoh.

— Gjithë konduktorët e hekurudhës e morën vesh se këtu bëhej një dasmë, sepse të ftuarit pyesnin disa stacione më pare: «Ku është ai stacioni ku po ngrihet një fabrikë dhe ku ka një grumbull barakash prej pupuliti?» Sepse stacioni është fare i ri dhe nuk ka as emër akoma.

— Ah, sa bukur, — tha shkrimtari.

Në pjesën tjetër të barakës filloi përsëri të binte dauHja dhe toka dridhej nga hapat e valltarëve. Andej kishte një lëvizje të jashtëzakonshme. Shumë njerëz zgjatnin kokat dhe shumë të tjerë flisnin me njëri-tjetrin. Por daullja binte dhe violina nuk pushonte. Dëgjohej se si djemtë thërrisnin «hopa», duke u hedhur në valle.

— Shiko, po kalon prapë nusja. Ajo është dyllë e verdhë, — tha shkrimtari. — A nuk e ndien se diçka po ndodh përreth dhe ne nuk po kuptojmë gjë?

— E ç'mund të ndodhë? — tha gazetari. — Nusja nuk është e verdhë, por e zbehtë.

— Ajo është shumë e tronditur.

— Kam qenë në një dasmë ku nuses i ra të fikët.

— Këtu po ndodh diçka që ne nuk e kuptojmë, — nguli këmbë shkrimtari. — A nuk e shikon si lëvizin njerëzit? Disa prej tyre janë të alarmuar.

— Muzika vazhdon të bjerë, domethënë se nuk ka ndodhur gjë.

— Diçka po ndodh, — tha shkrimtari. — Po shkoj të shoh.

— Rri se po shkoj une, — tha gazetari.

Tjetri qëndroi në këmbë dhe vështroi dasmën. Ai i vuri veshin asaj, si njeriu që i vë veshin zhurmave të pyllit. Atij iu duk se ndjeu putrat e një kafshe të rrezikshme e të panjohur, që ishte afruar pa u ndier në portât e dasmës.

Gazetari u duk përsëri.

— E? — pyeti shkrimtari.

— Interesant, — tha tjetri.

— A nuk të thashë se po ndodh diçka? Po ti, si gjithmonë, je kokëfortë. Ç'po ndodh?

— Në dasmë ka ardhur babai i vajzës.

— S'është e mundur!

— E pashë me sytë e mi. Është në njërën nga zyrat.

— Vetëm ka ardhur?

— Vetëm fare.

— Parandiej diçka të keqe, — tha shkrimtari. — Kjo është me të vërtetë një dasmë interesante.

— Ishte i lagur nga shiu.

— Parandiej diçka.

— Njerëzit janë të shqetësuar. Me sa duket, nuk e kuptojnë dot perse ka ardhur plaku.

— Po ata të dy?

— Nusja është e tronditur, por e mban veten. Kurse montatorit nuk i bën asnjë përshtypje.

— Vërtet?

— Bisedova me të një minute. Ishte fare i qetë.

— Dasmë interesante, — tha shkrimtari.

— E ç'gjë interesante është në qoftë se kris ndonjë sherr? Dihet pastaj si mbaron kjo gjë. Procesverbale. Policia...

— Ti nuk kupton asgjë, — tha D.D. — Po nuk ke faj. Në reportazhet e tua të thata nuk hyjnë kurrë këto gjëra.

— Une po shkoj të fie, — tha gazetari. — Nesër duhet të mbaroj reportazhin tim të thatë.

— Mire, shko.

— Ti, është mire të mos përzihesh në ndonjë ngatërresë, — tha duke veshur pardesynë.

Shkrimtari qeshi me vete dhe vështroi për një çast shpinën e shokut, që doli përjashta. Si mbeti vetëm, u ngrit dhe filloi të vërtitej midis dasmorëve nga mensa në këndin e kuq dhe nëpër zyrat e administrates.

Tani të gjithë e kishin marrë vesh ardhjen e plâkut dhe të gjithë donin ta shikonin, por disa nga montatorët kishin bërë një gardh përpara dhomës ku ishte plaku dhe nuk linin të hynte njeri.

— Largohuni, — thoshte Soda Kaustike, — nuk është mire ta kuptojë që po e shikoni me kureshtje. Kuptoni? Nuk është mire.

— Hapni rrugën, po vjen drejtori.

" Drejtori hyri në dhomën ku ishte plaku. Pas tij shkoi sekretari i partisë. U futën dhe dy-tre njerez të tjerë.

— Ç'po bëhet atje?

— Shoku Fejzo po i mban fjalim plakut.

— Rudi, — tha dikush me qortim.

— Pse pushoi muzika? — thirri Soda Kaustike. — Le të fillojë muzika! Ej, orkestra!

Orkestra filloi të luante përsëri.

— Shkoni të vallëzoni, — thoshte Soda Kaustike, — ç'më jeni mbledhur si në dyert e stadiumit?

D.D. u afrua te porta dhe u mat t'i thoshte diçka Sodës Kaustike. Ai donte që të hynte në atë dhomë të barakës ku ishte plaku, por në atë çast dera prej kompensatoje u hap dhe dolën njëri pas tjetrit të gjithë ata që ishin brenda. Fytyrat e të gjithëve ishin të menduara dhe serioze. Midis tyre ecte plaku.

Ai ishte një plak i gjatë, me kokën të lidhur me një shami të madhe, që dukej si një pjesë përbërëse e ballit dhe e kafkës. Plaku ishte lagur dhe fytyra e tij e gjatë dhe e rreshkur dukej si një skulpturë druri, që, pasi ka ndenjur shumë kohë në diell dhe është plasaritur nga era, tani e ka zënë një shi i imët.

Grumbulli eci midis dasmorëve, që hapën rrugën vetvetiu. Soda Kaustike bënte shenja nervoze në drejtim

të orkestrës. Veglat e orkestrës, që dukeshin sikur po i merrte gjumi, u gjallëruan përsëri.

Plaku u ul në tavolinën kryesore, në krahun e tij u ul vajza dhe pastaj të tjerët me radhë.

Dikush u shpjegoi diçka kinezëve, që ishin aty pranë. Kinezët, sic duket, në fillim e kuptuan tjetër për tjetër, sepse qeshën, tundën kokën dhe thanë:

— Shum mir, shum mire, ho!

Ndërhyri një tjetër dhe, me fjalë e me shenja, bëri një sqarim tjetër. Kinezët u habitën dhe po e vështronin me çudi plakun.

Drejtori i bënte shenja me duar dikujt. Dikush andej nga turma e dasmorëve vrapoi përjashta.

— Ndoshta ka me vete arme?

— S'dihet. Mund edhe të ketë!

— Edhe në qoftë se nuk ka arme, një fishek do ta ketë me siguri.

— Perse?

— Kështu e thotë kanuni. Babai mban një fishek me vete. Në qoftë se vajza e tij shkon te burri me zemër të thyer, aherë ai u jep njerëzve të burnt këtë fishek. Kështu e thotë kanuni: «vajza dërgohet me fishek në pajë».

— Me fishek në pajë?

— Diçka e tillë.

— Po pastaj?

— Pastaj, me këtë fishek dhëndri e vret nusen, në qoftë se ajo përpiqet të ikë.

— Ç'tmerr!

Drejtori i thoshte diçka plakut, por ai e mbante kokën drejt dhe nuk kuptohej në dëgjonte apo jo. Edhe vajza e mbante kokën drejt. Ajo kishte një vështrim pak të trembur, aq sa mund të ishte i trembur vestitomi i saj krenar. ,

— Në këtë dasmë do të ketë store, — tha Rudi, duke kaluar pranë me disa shishe birre në dore.

— Çfarë the, Rudi, — pyeti një vajzë me flokë gështenjë, që u gjend rastësisht përbri shkrimtarit. — Do të ketë vrasje?

D.D. ktheu kokën. Ishte po ajo vajzë që e kishte vështruar disa herë me një shikkn të gëzuar dhe të habitur njëkohësisht.

Rudi i buzëqeshi vesh më vesh shkrimtarit, duke i bërë një shenjë në drejtim të vajzës, sikur të thoshte «hajde mend je femre».

Vajza e vështroi me inat.

— Ju punoni këtu? — e pyeti vajzën D.D.

— Jo. Une kam ardhur nga Tirana.

— Farefis i dhëndrit?

Vajza pohoi me kokë. Ajo dukej vërtet shumë simpatike.

— Këtë montatorin që kaloi tani, e kam pasur në klasë, — vazhdoi ajo.

— Vërtet? — tha shkrimtari, pa e pasur mendjen aty.

— Ju jeni shkrimtari D.D., apo jo?

— Po.

Vajza deshi të gjente një moment sa më të përshtatshëm për t'i thënë diçka tjetër, por, sic duket, nuk mundi, sepse ai vazhdimisht po ndiqte me sy diçka atje përtej te tavolinat.

— Mua më pëlqejnë shkrimet tuaja, — i tha më në fund ajo, pa e gjetur döt momentin e përshtatshëm.

Shkrimtari, sic duket, nuk e dëgjoi. Ai lëvizi përpara për të shikuar më mire. Tani pranë plakut, midis tij dhe drejtorit, ishte ulur në tryezë motra e vogël e Xhevitit, një vajzë dymbëdhjetëvjeçare me flokë të krehur në forme bisht kali. Ajo kishte mbështetur mjekrën në grusht dhe po e vështronte plakun nga poshtë lart, krejt e përpirë nga pamja e tij. Malësorin, sic duket, e bezdiste ky vështrim dhe ai papritur mori një gotë raki dhe e ktheu me një frymë.

— Po pi, po pi, — u dëgjuan disa zëra të ulët e të çuditur.

Orkestra po i binte një kabaje të lashtë.

# III

Plaku nuk donte të kujtonte asgjë, por kujtimet i vinin valë-valë, si shtëllunga tymi, dhe ai nuk i dëbonte dot nga mendja. Ai e përbuzte gjithë këtë gëzim dhe i dukej sikur ai ishte ngritur mbi dëshpërimin dhe vetminë e tij të madhe. Të gjitha këto violina i dukej sikur luanin mbi nervat e tij dhe daullja i binte në kokë si një gjëmë.

Me një vështrim të ngrirë shikonte muret e mensës dhe të këndit të kuq, të mbushura me stenda të kuqe, ku ishin ngjitur fotografi të ndryshme, tabela të emu-

lacionit socialist, grafikë, fletërrufe të mëdha e të vogla, parulla, afishe dhe citate nga Kongçesi i Peste dhe nga Fjalimi i 6 Shkurtit. Plakut i dukej sikur të gjitha ato fotografi, vizatime dhe shkronja të shpërndara mbi copën e kuqe që i vriste sytë, po talleshin e shqyheshin gazit me padituriné dhe vetminë e tij. E gjithë kjo dasmë i dukej si një funeral dhe padashur i kujtohej dasma e tij e largët, gati gjysmë shekulli më pare. Nuk donte të kujtonte asgjë, por kujtimi i afrohej kokës së plakut ashtu sic i afrohet bjeshkës një re e mbushur me shi e me gjëmime. Ai donte të ikte prej saj, por reja e ndiqte. Ajo e mbështolli nga të gjitha anët. Rreth e rrotull gjëmonin zhurma të huaja, po ai nuk i dëgjonte. Ai dëgjonte zhurma të tjera, të lashta dhe plot jehona. Reja e arriti dhe filloi të zbrazej mbi të. Fotografite, shkronjat dhe tabelat dalngadalë po shndërroheshin në gurë të ftohtë, dhe atij iu kujtua kulla e gurtë dhe mysafirët e të ftuarit, që hynin nën dritat e pishave, gjysmë shekulli më pare, ndërsa ai me babanë dhe të vëllezërit u uronin mirëseardhjen, duke i përqafuar tè shkallët dhe u merrnin pushkët dhe koburet e ua varnin në muret e kullës. Ata vinin vazhdimisht dhe muret qenë mbushur plot me arme, saqë u qe dashur të ngulnin gozhdë të tjera në katin e dytë. Qëllonte që ndonjë gozhdë e vjeter e ndryshkur nuk e mbante dot peshën e disa dyfeqeve dhe kobureve, kështu që ngulnin rishtas një të re.

Ai atëherë, duke hipur e duke zbritur shkallinat e gurta, të ngushta, plot telashe. bashkë me njerëzit e shtëpisë, që u shërbenin mysafirëve, gjente kohë të ndalej pak e të vështronte me admirim pushkët e vanirà radhë-radhë, të ndryshme dhe hijerënda dhe mendonte se sa i forte ishte fisi i tyre dhe sa i pavdekshëm. Pastai, shumë vjet më vonë, kur mbeti fill i vetëm në kullë, shpesh vështronte gozjidët e ndjyshkura radhë-radhë në mur dhe mundohej të rikujtonte se ku kishin qenë varur pushkët, por nuk i sillte dot ndër mend të gjitha dhe i kujtohej vetëm si nëpër tym maliheri i gjatë i njërit xhajë, belxhiku i trashë e i shkur-

ter i tjetrit, martina e vëllait të madh, pushka e gjatë e ungjit, një arme tjetër, që e shihte për herë të pare, dhe tytat i ngatërroheshin e i kryqëzoheshin në kujtesë, duke ia ftohur shpirtin me metalin e tyre.

Ndoshta po të mos kishte qenë ai që martohej, do t'i kujtonte të gjitha llojet e armëve, sepse ai i donte shumë ato, por atë nate ishte dasma e tij dhe i kishin thënë se nusja ishte shumë e bukur. Aq e bukur, sa dhe terse. Krushqit, duke ardhur, kishin ndërruar rrugën, sepse ishin hapur fjalë se dikush kishte bërë magji dhe e kishte vendosur në udhën nga do të shkonin dasmorët.

Dikush kishte bërë magji. Gjithë mëngjesin nga dritaret e ngushta të kullës ai kishte vështruar pejsazhin e ftohtë dhe madhështor të bjeshkëve, duke vrarë mendjen se ç'ishte kjo magji, si ishte dhe pse ishte. Ai vështronte padashur pushkën e varur në mur dhe digjej nga dëshira ta rrëmbente atë dhe të sulej nëpër udhën bojëhiri për të zbuluar magjinë. Por magjia nuk vritej me pushkë. Ajo rrinte e strukur diku nëpër gurë, e fshehtë dhe e pakapshme si një mendim i keq. Forca e saj ishte e tërthortë, me atë nuk mund të mateshe dot, sepse ajo kishte dalë nga e panjohura, dhe çdo gjë që dilte nga e panjohura dhe që nuk e kapte dot plumbi i pushkës, atij i kallte datën.

Duke vështruar bjeshkët, ai mendonte se si tani në njërën anë qëndronte dasma e tij me muzikat, mishrat e pjekura, rakinë, këngët, daullet, dhe në anën tjetër, përballë saj, si një nepërkë që ka ngritur kokën gati për të kafshuar, rrinte magjia. Perse ishte ngritur kundër dasmës së tij kjo force e zezë dhe e panjohur? Ç'kërkonte ajo? Nga kishte ardhur? Askush nuk mund t'i përgjigjej kësaj. E f sheh ta, që dukej se ishte shtrirë mbi pejsazhin e gjerë gri të maleve, ngrihej një çast mbi kryqin e madh të kambanores së kishës dhe pastaj largohej tutje në horizontin e pafund.

Por ja, kuajt e pare të dasmorëve u dukën në qafën e malit, në një shteg të parrahur e të vështirë. Magjia kishte mbetur diku pas, jashtë mureve të kullës, përtej

kufirit të dasmës së tij. Ai psherëtiu i lehtësuar kur pa kalin e bardhë të nuses, rrëmbeu pushkën dhe shtiu në erë me gëzim.

Megjithatë e zeza udhëtonte bashkë me ta dhe, me sa dukej, ishte kudo atë natë. Ajo ishte e shtruar nëpër pllakat e gurta të oborrit, dhe njerëzit hynin e dilnin, shkelnin mbi të dhe pastaj e varnin nëpër gozhdët e vjetra bashkë me pushkët. E kishte ndier valle ai të zezën duke hipur e duke zbritur shkallët e ngushta të kullës, duke kaluar dhjetëra herë pranë armëve të heshtura, në mes këngëve dhe dollive të gjata e të ngatërruara? Po armët heshtnin mureve, ndërsa njerëzit brohoritnin e kërcenin, dhe e keqja ishte strukur atje, në tytat e zeza me një sy, që vështronin poshtë. Megjithatë kurrë nuk e kishte menduar se mund të kishte në bote një gëzim pa armer Dhe në qoftë se do të ishte ndodhur në një gëzim të tillë, ai do ta kishte përbuzur. Bile edhe sikur ta dinte se nga këto arme, në dasmën e tij, do të bëhej një gjëmë, ai kurrë nuk do të pranonte që dasma të bëhej pa to.

Ai nuk e kishte ndier të zezën, sepse ajo ishte dasma e tij. Bile atij iu duk se asgjë nuk do të ndodhte, edhe kur u grindën me fjalë një i ftuar i dehur me të vëllanë e tij të madh. Asnjë nuk e kujtonte perse nisi sherri, sepse shkaku ndoshta ishte krejt pa rëndësi. Ndoshta të tjerët parandien ndonjë gjë, por ai e harroi menjëherë grindjen, sepse mendjen e kishte te nusja e tij e re.

Natën e fundit, kur mbaroi dasma dhe po përcillnin mysafirët gjer jashtë fshatit, ndaj të gëdhirë, ndërsa ai po përkëdhelte për herë të pare në jetë një ferner, diku larg u dëgjua një krismë dhe pastaj, në oborrin e -kullës, një ulërimë! Ai në fillim nuk. kuptoi asgjë, por nusja, e zhveshur dhe e bardhë si mermer, ngriu në shtresa dhe u tendos sikur e goditën.

Pastaj, tri dite pas dasmës gjithçka në shtëpi u vesh me të zeza dhe trupin e madh të vëllait të tij e vendosën në mes të dhomës së madhe mbi një rrasë guri.

Therën të gjithë bagëtinë, dhe ata që kishin për të prerë thonjtë, nuk i prenë, në mënyrë që të gërricnin sa më shumë fytyrën me to ditën e varrimit. Në mbrëmje, nga larg, u dëgjuan ulërimat e para, kujet dhe të thirrurat e njerëzve të fisit të tij, që po vinin për varrim. Ai doli te dritarja ,e ngushtë e kullës dhe i pa se si po vinin grumbuj-grumbuj të veshur me të zeza, ngadalë, në mënyrë që, sipas zakonit, të arrinin në shtëpinë **e** të vdekurit bashkë me muzgun. Burrat ulërinin e vinin kujën dhe, kur arritën pranë oborrit të kullës, filluan të gërricnin fytyrën dhe t'i binin gjoksit, kurse përballë u dolën njerëzit e shtëpisë, duke vënë kujën edhe ata e duke u gjakosur.

Pastaj, duke mbajtur mbi krahë rrasën e rende të gurit, ku qe shtrirë kufoma, shkuan ngadalë në varreza dhe atij i kujtohej se si gjithë ata njerëz ranë përmbys mbi tokë dhe filluan të lëmonin dheun me duart e tyre, që ta merrnin kështu .me të mire dhe që ai të pranonte të vdekurin në gjirin e tij.

Pastaj, prapë fisi i tij lçmonte tokën, që të pranonte vëllanë tjetër dhe këtë herë toka ishte **e** ngrirë dhe e mbuluar me brymë, sepse qe dimër dhe era e maleve të priste. Rrasa e gurtë ishte bërë një me kufomën e kallkanosur. Ata lëmonin tokën e ashpëruar nga ngrica dhe i luteshin që të mos e nxirrte përjashta vëllanë e tyre në këto net të zeza dimri.

Pastaj erdhën ditët e mërzitshme në kullën e ngujimit, ku ai thithte me orë të tëra çibukun **e** gjatë, dhe bisedat ishin po ato, dhe çdo gjë ishte e pandryshueshme, sikur koha të kishte mbetur në vend. Një pjesë **e** burrave të fshatit, ata që kishin bërë vrasje për gjakmarrje, rrinin të mbyllur brenda nëpër kullat e ngujimit. Ata nuk mund të dilnin, sepse prapa portes së kullës rrinte gjakësi. Nga frëngjitë e ngushta të kullës ata vështronin arat, ku gjithë ditën punonin grate e tyre. Nëpër udhët e shkreta të fshatit vërtiteshin • gjakësit me pushkë në krahë. Pastaj binte muzgu. Herë dukej sikur muzgu binte nga qielli, herë sikur ngjitej që poshtë nga fusha e herë sikur zbriste që lart nga mali. Nganjëherë dukej

sikur buronte nga të carat e hendeqeve dhe të bodrumeve.

Ata vështronin se si grate e tyre, duke vënë përpara qetë e lodhura, ngjiteshin ngadalë udhës së fshatit. Gratë e tyre nuk i ngacmonte askush. Gjakësit ulnin kokën kur ato kalonin pranë. Malësorët e tjerg, që në atë kohë ndodheshin nëpër pragjet e kullave, ngriheshin në këmbë me respekt, kur përpara tyre kalonin gratë me qetë. Ata u ngriheshin në këmbë qeve.

Por ditët më të zeza ishin ato kur ia jepnin kafen që poshtë gjurit. Sipas zakonit kështu i jepej kafja atij që vononte marrjen e gjakut. Ai vonoi ta merrte gjakun e vëllait të tretë dhe prandaj, për shumë kohë, e più kështu kafen. Kush e kishte shkruar në kanun këtë rregull të tmerrshëm? Filxhani i kafes, që ia jepnin poshtë gjurit, i dukej atij i rende sa një shkëmb. Ditët në kullën e ngujimit ishin si dite feste në krahasim me këto dite. Tani ai nuk •mbyllej më në kullë. Tani ai ishte i lire, sepse gjakësit nuk kishin më gjak për të larë. Ata ia vranë vëllanë e tretë. Tani e kishte radhën ai për të vrarë. Tani në kullën e ngujimit u mbyllën gjakësit dhe ai doli nëpër fshat i lire, sepse tani u bë ai gjakës. f,

Por ai e vonoi marrjen e gjakuj. Ishte vjeshtë. Atij i kishte lindur fëmija e pare. Toka duhej mbjellë. Në qoftë se ai do të merrte gjakun, kjo do të thoshte që të mbyllej përsëri brenda në kullën e ngujimit dhe toka e tij të mbetej djerr. Kurse tani tokën e tij e çante parmenda, ndërsa toka e armiqve të tij po mbetej djerr. Ai dilte në punë që me natë dhe, duke u grahUr qeve, kalonte përbri tokave të tyre të shkreta. Plisat e tokës së tij lëshonin avull, kurse tokat e tyre ishin të thara e të rrudhosura. Tani toka e tij ishte mbjellë me grurë, kurse në barkun e ftohtë të tokës së tyre nuk kishte asgjë. Megjithatë, ata ishin të nderuar, kurse ai ishte bërë me turp. Ai vërtet kishte mbjellë me shumë djersë e mundime një are të madhe me grurë, por ai nuk kishte derdhur gjakun që duhej të derdhte sipas kanunit. Ai pellg i vogël gjaku, që duhej të derdhej diku në

ndonjë rrugë apo në ndonjë shteg, kishte më vlerë se gjithë gruri i tij i florinjtë. Prandaj ata e merrnin kafen drejt e në dore kurse ai e merrte që poshtë gjurit.

Kështu e più kafen gjithë dimrit. Erdhi pranvera.

Sa të bëhet gruri, thoshte me vete. Sa të bëhet gruri dhe do ta marr gjakun. Gruri rritej çdo dite. Edhe pak, thoshte ai me vete, edhe pak. Sa të korr grurin, sa të mbledh duajt e fundit dhe pastaj...

Tani armiqtë e tij dilnin pothuaj hapur. Ata e kishin kuptuar se për ta nuk kishte asnjë rrezik, përderisa gruri i gjakësit nuk ishte korrur. Ata kishin zbritur disa herë gjer në qytet. Bile njëri prej tyre kishte guxuar të pinte një kafe në kafenenë e mbushur plot me burra dhe tym.

Ah, ky gruri, sa ngadalë po piqej. Tani ai hante veten me dhëmbë. Në sytë e njerëzve që nuk e donin, tani shikonte talljen. Në sytë e miqve pikëllimin.

Gruri po piqej çdo dite. Ky ishte një grurë i çuditshëm, me një ngjyrë tjetër dhe me një frushullimë tjetër. Apo ndoshta atij i dukej kështu. Ai kishte mbjellë dhe kishte korrur shumë grurë në jetën e tij, po grurë i tillë nuk i kishte qëlluar asnjëherë.

Nganjëherë, kur ishte shumë i mërzitur, vente e shtrihej në mes të ares. Sipër tij, majtas e djathtas, zhurmëronin kallinjtë. Ata prisnin sa të dremiste ai, që të fillonin bisedën e tyre. Ai mbyllte sytë dhe përpiqej të dëgjonte ç'thoshin ata. Në fillim turbull-turbull dhe pastaj gjithmonë e më qartë dëgjonte bisedën e kallinjve. Kjo ishte një bisedë e çuditshme, ashtu sic ishte i çuditshëm ky grurë dhe kjo are. Ai hapte sytë papritur dhe vështronte rreth e rrotull. Kush foli? Kallinjtë e gjelbër lëkundeshin ngadalë përpara syve të tij. Frynte erë. Një frushkullinië alarmi përshkonte tejpërtej arën. Dukej sikur ajo ngjethej papritur. Ç'ishte kështu ky grurë?

Natën i dhimbte koka. Armiqtë e tij gati sa s'po i dilnin balle për balle.

Një **dite** shkoi te prifti. Donte të këshillohej me të. Prifti e dinte më mire se kushdo kanunin. Ai kishte studiuâr në shkolla të larta jashtë shtetit. Ai ishte i zgjuar dhe i ditur. Do t'i thoshte diçka.

Dhoma e priftit ishte plot me libra në gjuhë të huaja. Ai shikonte i mahnitur kopertinat e bukura, librat e trashë dhe revistat luksoze. Ja, me këta libra prifti gdhinte netët e gjata të dimrit. Prifti e priti mire dhe atij iu ngroh zemra. Folën për kohën, për grurin, për bagëtinë. Ai kishte dëgjuar se atje, midis librave të priftit, ishte dhe ai, libri i kanunit. Atij iu ngroh zemra nga biseda e njerëzishme e priftit dhe gati sa nuk e pyeti se cili ishte ai liber, midis gjithë atyre librave. Por nuk pati guxim. Në mangallin e vogël po ziente kafja. Atij i rrihte zemra me force. Prifti ishte i zgjuar, i ditur. Ai kishte qenë në vende të tjera, kishte pare gjithë botën. Ai do t'i thoshte diçka të mire. Tani fëmija ishte nëntëmuajsh dhe gruaja nuk mund të punonte dot vetëm. Ç'do të hanin në dimër? Kafja po zinte ajkë. Prifti do ta kuptonte më mire se kushdo. Sa të korrej gruri, sa të mblidheshin duajt e fundit. Pastaj... bashkë me shirat e para...

Kafja u fry si një përbindësh. Prifti e hoqi xhezven nga zjarri dhe e derdhi kafen me kujdes në të dy filxhanët. Zemra **i** ngadalësoi të rrahurat. Prifti u ul në stolin e drunjtë, përballë tij, mori njërin filxhan dhe, duke pare dyshemenë me një vështrim të përvuajtur, e ngriti pak këmbën e djathtë, kaloi me kujdes dorën bashkë me filxhanin nën gju dhe ia zgjati.

Ai e mori. Ishte bërë dyllë i verdhë. E più kafen në heshtje dhe iku pa folur më asnjë fjalë.

Ishte mesditë. Zhegu të digjte. Ai eci me shpejtësi përmes fshatit dhe doli matanë udhës, atje ku fillonin arat. U fsheh në grurë dhe priti. Përreth këndonin gjinkallat. Bota dukej si e topitur nga vapa. Kallëzat e grurit e ngacmonin pa pushim në vesh, në qafë, në ballin e djersitur. Ai **i** largonte me nervozizëm. Priti kështu dy orë. Më në fund, njeriu që duhej të vdiste, kaloi. Ec-

te me armën në sup, me hapa të gjatë e të shkathët. Ai ngriti pushkën, mënjanoi me tytë disa kallëza (ishte ndërhyrja e fundit e grurit). Në shenjestër u fut koka e njeriut. Ndali frymëmarrjen dhe shtiu. Flaka përzhiti kallinjtë e grurit. Njeriu u rrëzua përmbys.

Kur kaloi përsëri përmes fshatit, njerëzit që kishin dëgjuar krismën, e kuptuan ç'kishte ndodhur. Ai trokiti në portën e pare. Një vajzë e vogël e hapi dhe e futi brenda. Biseduan një copë herë me të zotin e shtëpisë dhe pastaj, njëra nga gratë solli kafen. I zoti i shtëpisë e mori filxhanin dhe, duke e vështruar me respekt, ia dha drejt në dore.

Ai e più ngadalë. E ndiente veten të këputur. U ngrit, u përshëndet dhe iku. Po ngrysej kur arriti në kullën e vet. Vështroi dhe një herë rreth e rrotull, thithi ajrin e mbrëmjes dhe pastaj hyri dhe mbylli portën. Ngjiti shkallinat e gurta dhe e vari pushkën në një gozhdë.

— Vrave? — tha gruaja.

- Po.

Ajo uli kokën dhe nisi të qante me dënesë. Ai po shkundte disa kallëza gruri që i kishin mbetur akoma nëpër rrobat e zeza prej shajaku.

Pastaj erdhën ditët e urisë dhe të mundimit që u shkaktonte që nga larg pamja e ares me grurë. Gruri u poq, vari kokën dhe filloi të ronitej, dhe askush nuk shkoi për ta korrur, sepse gruaja ishte e sëmurë. Zogjtë uleshin mbi të trumba-trumba dhe ara i ngjante një dëshpërimi të madh e të verdhë. Pamja e saj i mundonte ata më shumë se uria. Ajo zverdhonte atje poshtë, si fytyra e një gruaje që ka dështuar fëmijën dhe ai një dite e mbylli dritaren e vogël që vështronte në atë drejtim. Kështu që ata nuk e pane si ranë kallinjtë njëri pas tjetrit, si u kalb gruri në tokë dhe si pastaj filluan shirat dhe erërat dhe çdo gjë mori fund e u kthye në balte dhe në kujtim të hidhur.

Si qëlloi që mbetëm gjallë? mendoi plaku. Si u shua gjithë ai fis dhe ne mbetëm gjallë?

Dhe ai kujtoi netët e tjera dhe ditët e zymta në kullë, kur gozhdët rrinin të ndryshkura në mure dhe ai bisedonte me to, e i dukej se dhe ai ishte i ndryshkur e i thyer si një gozhdë e vjetër, ndërsa vajza e vogël luante nëpër shkallë. Por pastaj vajza u rrit dhe u bë për burrë.

Pse më le, moj bijë, tha plaku pa zë. Pse?

Ai uli kokën sikur e goditën me diçka të rende.

Orkestra vazhdonte t'i binte kabasë së lashtë,

# *IV*

Nëpër tryeza ia kishin marrë këngës. Kjo ishte një këngë e re për montatorët. Akoma nuk diheshin mire autori dhe kompozitori. Bile as fjalët nuk i dinte njeri të piota, sépse kënga kishte vetëm pak **dite** që këndohej. Disa thoshin se ajo kishte dalë diku në Jug disa **të** tjerë thoshin se kishte ardhur nga Veriu. Një gjë ishte e vërtetë: kënga, me sa dukej, nuk këndohej kudo njëlloj, përderisa asnjeri nuk ia dinte fjalët të piota.

*Nëpër baraka pupuliti na shkon jeta,*
*O montator, o zog shtegtar i pesevjeçarëvé,*
*Ta ra ta ta ta ta ra ta ta...*

Baraka e gjatë oshëtinte nga këngët dhe zërat. Rrëmuja përsëri përpiqej të shtrinte pushtetin e vet mbi dasmën, por tërhiqej shpejt. Dukej sikur daullja e ndillte rrëmujën të dilte nga qoshet ku ishte strukur, por pastaj, porsa rrëmuja shtrinte duart e saj për të bërë përshesh çdo gjë, daullja e trembte dhe e shtypte qosheve përsëri.

— Dëfrejnë shokët, — i tha roja e natës shkrimtarit D.D., që u ul aty pranë.

Shkrimtari buzëqeshi dhe pohoi me kokë.

— Nga të kemi? — e pyeti.

— Nga Kurveleshi. Jam rojë nate këtu në kantier.

— Ou! — ia bëri tjetri, pak i çuditur, — që andej ke ardhur?

Tjetri ia bëri «po» me kokë.

— Po ti, ç'punë bën?

— Merrem me shkrime.

— Kërren vjersha?

D.D. buzëqeshi.

— Jo vjersha, po prozë. Një hesap është.

Labi psherëtiu.

— Je si i ziu Selfo, — tha.

— Ç'ishte ky?

— Ja, kërrente vjersha si ti. Po na u vra. E vrau gjermani.

Midis vallëzuesve dukeshi» herë pas here ata që fotografonin me blic.

— Bëni një fotografi me shokët kriesorë, — tha labi, kur ata kaluan para tyre. Njëri prej tyre u ndal.

Roja e natës tregoi me dore nga vendi ku ishin ulur drejtori, plaku, nusja, dhëndri, specialistët kinezë, zëvendësministri dhe tre-katër të tjerë.

Ai që fotografonte, u afrua dhe ngriti aparatin, por befas malësori plak bëri «jo» me dore, duke mbuluar fytyrën me bërryl, në një mënyrë nervoze.

— Ik, ik shpejt, — foli drejtori me gjysmë zëri.

Tjetri uli aparatin dhe iku.

Fytyra e malësorit ishte vrenjtur edhe më shumë.

Dukej sikur nëpër gjithë ato rrudha të thella vërshuan papritur përrenj të mbushur me zemërim.

— S'do që të dalë në fotografi, — tha labi, — kushedi si i duket. Kishim në fshat një xha Shero. Zët **i** tij qe fotografia. Njëherë iu hodh në grykë një turisti. Mezi i ndanë.

Shkrimtari vështronte me vëmendje fytyrën e ashpër të malësorit. Ishte e vështirë të kuptoje në ç'iargësi ishin ngulur sytë e tij. Kishte diçka që të ndrydhte zemrën në mënyrën si e kishte lidhur shaminë në kokë.

Në tryezën fqinjë kishte krisur muhabeti.

— Ju kujtohet, o shokë, dita e pare, kur erdhëm në këtë fushë? — u thoshte shokëve të tij një karpentier **i** thinjur.

— Diçka **na** kujtohet.

— Ju kujtohet kur ngritëm barakën e pare dhe na zuri shiu pa mbaruar çatinë? Pastaj shiu pushoi dhe ne vazhduam punën. Dervishët e teqesë kishin dalë të gjithë te ledhi dhe po na vështronin. Ju bie ndër mend si shikonin me habi dervishët, dhe neve na vinte për të qeshur me çallmat e tyre të palara?

— Ishin dhe. ato dy vajzat që vërtiteshin këndej pa punë, një e hollë me çizme rozë dhe një tjetër.

— Ato që bënë fjalë me korrespondentin e ATSH-së?

— Po. Ama djalë i mire ai korrespondenti, si **e** quanin?

— S'më kujtohet.

— As mua.

— Po fia mbanim mend emrin, do ta kishim ftuar në dasmë.

— Shumë mire do të bënim.

— Dervishët vështronin krejt të hutuar, kur sekretari i Partisë i rrethit tha se këtu do të ngrihej një qytet i ri dhe ky qytet do ta gllabëronte teqenë.

Shkrimtari e hoqi mend j en nga plaku dhe po dëgjonte me vëmendje bisedën e tyre. Ai gjithmonë kishte pasur qejf të dëgjonte kur flitej për qytete të reja. Ai në përgjithësi kishte shumë dëshirë të përzihej **nëpër**

biseda ku flitej per themelime vendbanimesh, per bulevarde të porsashtruara ose per urat ku ka kaluar vetëm një njeri. Ky ishte një pasion i tij i vjetër dhe i natyrshëm, ashtu si pasioni i njerëzve që kanë dëshirë të flasin për sport apo për gjah. Tani karpentierët po tregonin ngjarje të vogla të ditëve të para. Ata ndërhynin dhe korrigjonin njëri-tjetrin për datât dhe për emrat e shokëve të tyre. Duke dëgjuar bisedën e karpentierëve, ai po mendonte se është një gjë e bukur dhe e çuditshme njëkohësisht, që çdo qytet në bote ka predestinacionin e vet të lindjes. Për shembull, diku lart në Alpet shkrin dëbora. Uji, duke rrjedhur, merr një drejtim të caktuar, vrapon tatëpjetë dhe zbret në fushë, duke krijuar një lumë, në brigjet e të cilit duhej të ngrihej qyteti i ardhshëm. Por ja, papritur, përpara rrëkesë së ujrave del një shkëmb i forte e i zymtë dhe rrëkeja ndërron drejtim. Ky shkëmb bën atë që nuk do ta bënte dot askush. Ai zhvendos një qytet të tërë me dhjetëra kilométra djathtas apo majtas. Ose, diku poshtë, në thellësitë e panjohura të tokës, rrjedh nëpër damarët e dheut nafta. Ky lëng i trashë dhe i zi, që ecën poshtë në errësirë të përjetshmç, nuk di asgjë se është bërë shkak, që disa kilométra larg, atje lart mbi sipërfaqen e tokës, ka lindur një qytet plot dritë, bulevarde dhe zëra kalamajsh. Që nga thellësitë e tokës nafta mban në duar fatin e këtij qyteti, ashtu si ai njeriu që mban në duar perin e një baione të bardhë, e cila zbardh e lëkundet lart në hapësirë. Në qoftë se nafta do të rrjedhë me vrull poshtë nëpër damarët e dheut, atëherë edhe lart mbi qytet do të ketë më shumë njerëz dhe makina nëpër rrugët, më shumë koncerte dhe të diela të zhurmshme. Në qoftë se nafta do të pakësohet, edhe qyteti do të mblidhet e do të bëhet më i qetë dhe të dielat e tij do të mbushen me kafene të mërzitshme e me tym. Sepse këta janë qytete të rinj dhe qytetet e rinj janë shumë të ndjeshëm. Për këta qytete shumë njerëz rrinë pa gjumë, qindra të tjerë përkulen me dite të tëra mbi teknografët e zyrave të projektimit, duke vizatuar planimetrinë e tyre. Për ta bien papushim telefonat, nxehen shefat

duke i rënë me grusht tavolinës, grinden shoferët nëpër udhët e ftohta. Për ta bisedohet në mbledhjet e qeverisë dhe të Komitetit Qendror, sepse ata janë qytete të rinj dhe për ta interesohen të gjithë ashtu si për fëmijët.

Jashtë u dëgjua një bori e forte dhe e zgjatur.

— Të ftuarit e Shkodrës! — thirrën katër a pesë vetë përnjëherësh dhe u sulën te dyert.

Këtë herë ishin vërtet ata. Të qeshur, gjithë zhurmë, me dy-tri kitara në duar.

— Na falni, u vonuam, po s'kishim faj. Ajo skoda e kantierit na u prish katër herë udhës. E kemi zbërthyer pothuaj gjithë motorin. Ah, ç'udhë!

Të riardhurve po u bënin vend nëpër tavolina.

Kjo vazhdoi një copë herë të gjatë.

— Po ky plaku, pse rri sikur i janë mbytur gjemitë?

— Është babai i nuses.

— Vërtet?

— Qetësi, po flet shoku Fejzo, - tha Rudi, që u gjend aty pranë.

— Propozoj të ngremë këtë dolli për anëtarin e koIektivit tonë, montatorin e dalluar, shokun Xhevit, dhe për shoqen Katrinë, që sot po bashkojnë fatet e tyre në kuadrin e përpjekjeve të përbashkëta të popullit për ndërtimin e socializmit. — Drejtori u kollit pak. — Ngritja e gruas në përgjegjësi, iniciativa e pleqve të Korçës...

— Filloi si zakonisht, — tha dikush.

Drejtori foli disa minuta.

— Është shok i pjekur, — i tha labi shkrimtarit D.D., — vetëm se e tepron ca me këto f jalime.

Orkestra filloi të luante një muzikë vallëzimi. Fuqinë e kishin vajzat. Shkrimtari ndjeu se dikush qëndronte para tij.

— A mund të vallëzojmë?

Ishte po ajo vajza flokëgështenjë tiranase. Ai i kapi dorën e djathtë dhe ajo i vuri dorën tjetër në sup me një mënyrë të natyrshme.

— Si ju quajnë? — e pyeti ai, kur u gjendën midis turmës së vallëzuesvç.

— Pranvera.

— Në ç'shkollë mëson? — pyeti ai.

— Në teknikumin e ndërtimit. Bëj vitin e fundit.

Pranë tyre vallëzonte Rudi me një vajzë me fytyrë të mërzitur. Më tutje, Soda Kaustike, i mbytur në djersë, lëvizte rëndë-rëndë sipas ritmit.

— A ju pëlqen nusja? — pyeti ajo.

— Po. Shumë.

— Po babai i saj, ç'ka ndër mend të bëjë?

Ai ngriti supet.

— Mendoj se asgjë.

— Kurse une kam frikë se ai do të bëjë diçka. Shikojeni si i ka sytë. S'kam pare ndonjëherë sy më të egër.

— Ata nuk janë të egër. Më tepër se të egër, janë të hutuar.

— Kështu i kanë sytë fanatikët, — tha ajo.

D.D. buzëqeshi.

— Jeni e sigurt? — tha ai.

Vajza u skuq lehtë ngaqë iu duk se kishte folur me shumë siguri për diçka që ai, me sa dukej, nuk ishte në një mendje me të. U desh të kalonin dy-tri minuta që biseda të vazhdonte.

— E shihni atë vajzën atje, atë me flokë të prerë shkurt? — tha ajo.

— Ajo që kërcen gjithë mërzi?

— Po. Asaj i ka ndodhur diçka e tmerrshme. Është aq e tmerrshme, saqë une nuk mund t'jua tregoj dot. Ndoshta ajo mund t'jua tregojë vetë.

— Perse është fjala?

— Ka lidhje me ca dervishë që kanë qenë këtu përpara se të ngrihej kantieri, — tha vajza. — Tani për këtë gjë po shkruhet shumë, apo jo?

Ai pohoi me kokë.

— Këtu pranë ndodhet një teqe. A nuk e patë kur erdhët? Nga ana e majtë e stacionit. Qiparisët duken që larg.

— Po, e kam pare, — tha ai.

— Dy vjet më pare, pikërisht në këtë teqe, asaj i ka ndodhur diçka e tmerrshme.

Vajza uli sytë.

— E marr me mend, — tha shkrimtari. — Kjo teqe, me sa di une, ka qenë vend pelegrinazhi. E marr me mend ç'mund t'i ketë ndodhur.

Vajza e vështronte me sy të mëdhenj. Sytë e saj ishin fare pranë syve të tij dhe kjo gjë e shqetësonte pak.

— Si e kuptuat? — pyeti ajo.

— Nuk është e vështirë të kuptohet, Pranvera.

Ishte hera e pare që ai i fliste me emër dhe asaj iu bë qejfi.

Një copë herë ai vështroi vajzën për të cilën biseduan.

— Mos e vështroni ashtu, — tha Pranvera. — Do ta kuptoj ë.

Rreth e rrotull tyre njerëzit vërtiteshin, pinin duhan, bisedonin në këmbë.

—' Keni udhëtuar me trenin e Laçit? — pyeste një magazinier qukali shokët e tij. — Nuk keni udhëtuar? Ah, ç'tren është ai! Treni më i çuditshëm në republikë. Atje ndodhin qyfyret më të mëdha. Kabinat mbushen plot me njerëzit më të çuditshëm: fshatarë që ngatërrojnë stacionet, shefa kuadri, makinistë, letrarë të rinj, nga ata që s'kanë një lek në xhep, ushtarë të liruar, priftërinj, inspektorë financash, aventurière, idiote. Nuk keni ide ç'qyfyre.

Vajza buzëqeshi dhe uli sytë, sikur të thonte «për çfarë gjërash nuk bisedojnë njerëzit».

Pranë tyre kaloi Xheviti me motrën e tij të vogël. Pranvera e përshëndeti me kokë.

— Anglisht flet Katrina? — pyeste vajza e vogël.

— Të thashë një herë, jo, — i thoshte Xheviti, — kështu flasin në malesi.

— Dua dhe une të fias si Katrina, — tha vajza me zë kapriçioz.

Orkestra pushoi.

— Falemnderit, — tha Pranvera.

Ai buzëqeshi dhe u ndanë.

Larg u dëgjua fishkëllima e një lokomotive.

— Po kalon treni i orës tetë e dyzet, — tha dikush zë të lartë. — Le të dalë ndonjë në stacion.

— Rudi, o Rudi, — sekush thirri.

Rudi erdhi me vrap.

— Shko edhe një herë gjer në stacion! Ndoshta vjen ndonjë i vonuar. Ky është treni i parafundit.

— Ka dhe një në orën nëntë e pesëdhjetë.

Rudi iku me vrap.

# *V*

Me trenin e orës 20 e 40', në një vagon të klasit të dytë udhëtonin, në një kupe, -dy arsimtare të reja ïshati, një bashkëpunëtor shkencor i Institutit të Folklorit, një inspektor finance dhe dy fshatarë me boça të mëdha. Gjatë udhës, vetëm dy arsimtaret që, me sa dukej, ishin shoqe, seç bisedonin vazhdimisht, kurse bashkëpunëtori shkencor me inspektorin, pasi pane gazetat, i palosën e i futën nëpër xhepa. Fshatarët rrinin të heshtur, duke vështruar vazhdimisht nga dritarja përjashta fushat, që mezi dalloheshin në errësirë.

Fshatarët drodhën nga një cigare dhe ai më i riu nxori çakmakun.

Inspektori buzëqeshi dhe afroi kokën tek ai që nxori çakmakun.

— Duhet të merrni leje nga vajzat, — tha duke qeshur. — Ndoshta nuk e durojnë dot tymin. Respekti për gratë, apo jo?

— E drejtë, — tha fshatari i v jeter dhe vuri cigar en te veshi. — Vallahi, hala s'jemi mësuar me gjëra të tilla.

— S'ka gjë, s'ka gjë, — thanë vajzat, — mund të pini.

— Jo, për besë, nuk po e ndezim, — tha fshatari. — Na falni, o goca!

— Po ju ndizeni, — thanë ato, — ne jemi mësuese fshati, ne jemi mësuar me tymin e jiuhanit.

Fshatarët më në fund i ndezën cigaret.

— Aherë po e dredh dhe une një, — "i tha inspektori. Fshatari i zgjati qesen e duhanit.

— Po ti, or shok?

Bashkëpunëtori shkencor tundi kokën në mënyrë mohuese.

— Une nuk e pi.

— Mire bën, — tha fshatari i vjetër. — Ky dreq është i keq fort. Thonë se edhe kancerin ky e sjellka.

— Ka pesëdhjetë për qind probabilitet, — tha inspektori.

— Ç'gjuhë shqipe, — murmuriti bashkëpunëtori shkencor.

Inspektori e dëgjoi.

— S'ke ç'i bën, — tha, duke dredhur cigaren, — zanati...

— Çështja është se...

— Mos u mundoni të më shpjegoni gjëra që s'i marr vesh. Keni ndonjë punë me llogari, për atë të thaj.

Bashkëpunëtori sikur u prek pak dhe u struk te xhami, duke vështruar fushat në mjegull. Në kupe ra

prapë heshtja. Dëgjohej zhurma monotone e shinave dhe herë pas here fisha e lokomotivës.

— Shiko, një motoçikletë, — tha njëra nga vajzat.

Nga e djathta e hekurudhës, paralel me shinat, po ecte nëpër fushë një motoçikletë. Një copë herë motoçikleta eci paralel me trenin, pastaj mbeti pas dhe ata nuk e pane më.

Që larg u dëgjua një daulle. Në fillim daullja u dëgjua dobët, pastaj më qartë. Dy-tri herë era, që frynte plot lagështirë, solli tinguj muzike bashkë me goditjen e daulles.

— Se ku bëhet dasmë, — tha njëri nga fshatarët dhe vuri veshin të dëgjonte më mire. — Për hair qoftë.

— Dasmë?! — tha i çuditur bashkëpunëtori shkencor, sikur u zgjua nga gjumi.

— Dëgjohet daullja, — tha fshatari, — kjo është daulle dasme.

— Ç'dasmë mund të ketë këtu? — tha fshatari më plak. — Këtu pranë s'ka as fshat, as njerëz.

— Une nuk e di se ç'ka këtu, di vetëm që kjo është daulle dasme.

Vërtet tani daullja dëgjohej më shumë dhe papritur zëri i një gemete të largët çau errësirën.

— Ku ndodhemi? — pyeti bashkëpunëtori shkencor.

Të tjerët e vështruan pak si të habitur dhe inspektori i tha emrin e rrethit.

— Ëhë, e qartë, — murmuriti bashkëpunëtori shkencor, duke u rrasur përsëri te xhami. — Nga ana zakonore pak interes, më shumë interes paraqet rituali te shtëpia e nuses, mungojnë ceremonitë e natës së katërt, që unifikohen me ato të së dytës, dhe ceremonia e së pestes është fakultative.,

Fshatarët e dëgjuan të habitur, kurse dy vajzat e reja kafshuan buzët që të mos qeshnin.

— Ju jeni specialist në këtë lëmë? — **e** pyeti inspektori.

— Si urdhëron, — u përgjigj tjetri pa **e** kthyer kokën, duke u munduar të dëgjonte sa më mire.

— Ç'të jetë kjo daulle? — tha fshatari më plak.

— Daulle dasme, e thashë une.

— Veç në u martoftë shejtani, ose dervishët e teqesë, — tha fshatari. — Këtu s'ka tjetër njeri.

— Duken drita larg, — ndërhyri inspektori. — Domethënë se ka njerëz që banojnë.

— Shih, shih, vërtet paska.

Të gjithë vështruan pas xhamit dritat që vezullonin dobët në errësirë, sepse nata qe me mjegull. Treni po e ngadalësonte shpejtësinë dhe ata për disa caste nuk folën. Lokomotiva fishkëlleu gjatë.

— Ç'stacion është ky? — pyeti njëra nga^vajzat àrsimtare.

— Nuk e di, — tha inspektori. — Kjo është linjë e re dhe nuk i di si quhen stacionet.

Treni ecte fare ngadalë dhe, kur ndaloi si i varur midis dy skajeve të natës, daullja u dëgjua fare mire dhe jo vetëm daullja, por edhe gërneta dhe herë-herë edhe një rrëmujë e mbytur.

— Dasmë, — tha fshatari, — e thashë une. — Për hair qoftë!

Fshatari më plak nuk foli dhe vështroi nga xhami dritat perte j.

— Sic duket, e ngatërrova vendin, — tha. — M'u duk sikur ishim pranë teqesë së madhe.

— Ç'është kjo? — thirri papritur bashkëpunëtori shkencor. — Kjo s'ka mundësi të ndodhë. Ku ndodhemi, ju lutem?!

Inspektori ia përsëriti.

— Â jeni i sigurt?

— Këtë e di dhe bufi, —.tha inspektori. — Më falni, nuk desha t'ju...

Bashkëpunëtori nuk foli*dhe, sic duket, u prek përsëri, sepse u struk te xhami. Dy vajzat kafshuan buzët prapë që të mos qeshnin dhe fshatarët vështruan si të habitur.

Dera e kupesë u hap dhe hyri konduktori i vagonit.

— Hipi njeri këtu? — pyeti.

— Jo. Ç'stacion është ky? — e pyeti njëra nga vajzat.

— Ky stacion akoma s'ka emër, — u përgjigj konduktori. — Ka vetëm një javë që funksionon.

— A e dini ç'është kjo daulle? — pyeti vajza.

— E di, — tha konduktori. — Këtu pranë, ja, tek ato dritat, i shikoni?...

— Po, po.

— Aty bëhet një dasmë. Ka filluar që në drekë. Krushqit kanë ardhur me trenin tonë.

— E thashë une. Për hair qoftë! — tha fshatari.

— Si duket, qenka dasmë e madhe, sepse daullja nuk ka pushuar fare gjithë mbasditen dhe gjithë mbrëmjen. Kështu thanë makinistët që punojnë me trenat e mallrave dhe rojtari i stacionit.

— Ju lutem, t'ju pyes, a ka mundësi? — tha bashkëpunëtori shkencor.

— Posi.

— Në ç'vend ndodhemi?

Konduktori i tha emrin e vendit dhe inspektori i finances e vështroi me inat dhe habi njerinë që u struk te xhami. Njëra nga vajzat mezi e mbajti gazin.

— S'është e mundur! — thirri befas bashkëpunëtori shkencor. — Ç'është kjo muzikë?

— Muzikë.

— Në këtë vend, që ju thoni se ndodhemi, nuk i bien kështu. Une jam specialist...

— S'ju ka njeri faj, — tha konduktori, — flisni më qetë.

Në kupe ra heshtja dhe lokomotiva fishkëlleu.

— Dasma, fejesa, — tha inspektori i finances mengadalë. — Shpenzime të kota, budallallëqe.

Bashkëpunëtori shkencor u hodh nga qoshja sikur e pickuan.

— Kështu ju duket juve? — pyeti.

— Kështu më duket, — tha inspektori* — Të gjitha janë budallallëqe.

— Si guxoni të flisni kështu? — tha bashkëpunëtori shkencor me një ton të akulït.

— E pse të mos guxoj? Une s'kam asnjë respekt për dasmat. Përkundrazi.

— Ju përbuzni ritualet e shenjta shekullore.

— Ç'më duhen ritualet? S'marr vesh nga ritualet. Keni ndonjë gjë me llogari? Për atë të thaj.

— Tmerr! — tha bashkëpunëtori shkencor.

— E ç'ka të tmerrshme? Shtatëdhjetë për qind e dasmave kapin si shpenzime rreth njëzet e pesë për qind të të ardhurave vjetore të një kooperative...

Bashkëpunëtori shkencor zuri veshët.

— Une do të isha për ndalimin e piote të dasmave, — vazhdoi inspektori.

— Ah, gjer këtu! — thirri bashkëpunëtori shkencor. — Kjo është e padurueshme.

Ai brofi në këmbë dhe, pasi mori me rrëmbim pallton dhe çantën, doli duke mbyllur me force derën e kupesë. Eci në korridorin e ngushtë të vagonit, për të kërkuar një vend në ndonjë kupe tjetër. Të gjitha kupetë ishin plot me njerëz dhe, pasi qëndroi një copë herë në korridor, u fut në njërën prej tyre, ku bënin muhabet dhe pinin cigare të gjithë. Ata i bënë vend dhe ai u ul duke murmuritur me vete, kurse udhëtarët vazhduan muhabetin.

— Të tillë dasmë nuk kish pare ndonjëherë qyteti ynë, — thoshte një bullafiq me fytyrë gazmore. — Dasmë e tillë bën vaki vetëm një herë në njëqind vjet, ose në dyqind e pesëdhjetë vjet, ose nuk bën vaki fare, veç në qoftë se ka bërë ndonjëherë vaki para epokës së re ose para Krishtit, sic thonë në Perëndim.

— Më falni që po ju ndërpres, për ç'krahinë e keni fjalën, — pyeti me kuriozitet bashkëpunëtori shkencor, të cilit, me sa duket, i pëlqeu muhabeti.

Bullafiqi i tha emrin e krahinës.

— Rituali i thjeshtësuar në maksimum. metamorfoza të kondicionuara nga presioni islamik, me interes etnografik mesatar, — tha me shpejtësi nëpër dhëmbë bashkëpunëtori.

Ata e pane pak me habi të porsaardhurin dhe bullafiqi vazhdoi:

— E tillë dasmë ndodh një herë në epokë, që të mos them një herë në disa epoka bashkë.

— Na e the një here' këtë, vazhdo më tutje!

— Vazhdoj posi, — tha bullafiqi dhe filloi të tregonte për një dasmë qesharake.

Në kupe piasi gazi. Ndërkaq bashkëpunëtori shkencor u ngrit i vrenjtur.

— Sidoqoftë nuk bëhen të tilla shakara pa kripë me një ritual shekullor, — tha duke përplasur derën.

Në kupe shpërtheu një- vale e re gazi.

Bashkëpunëtori shkencor qëndroi një copë herë në korridorin e ftohtë, duke ngulur sytë në errësirën prapa xhamave.

Në korridor kaloi një konduktore e re.

— Shoqe, — i tha ai, — më thoni, ju lutem, në qoftë se zbres në stacionin më të afërt, a mund të gjej ndonjë tren për t'u kthyer përsëri tek ai stacioni ku bëhej ajo dasma?

— Posi, — tha konduktorja. — Kalon një tren më nëntë e pesëdhjetë.

— Ajo duhet të jetë një dasmë e çuditshme, — vazhdoi ai, — une nuk duhet ta humbas këtë rast. Si thoni ju?

Konduktorja ngriti supet.

— Është një rast i rrallë, — zëri i tij befas u bë i ëmbël dhe pak ëndërrimtar, — kolegët e mi do të mahniten. Une duhet të zbres.

# VI

Rudi u kthye.

— Nuk zbriti njeri, — tha, — treni ishte plot, por nuk zbriti njeri.

— Ndoshta do të ketë me trenin tjetër.

— Nuk e besoj.

— Edhe në qoftë se ka, le ta gjejë vetë rrugën.

Përtej kokave të njerëzve që hiqnin valle, shkrimtari D. D. pa gazetarin. la bëri me dore.

— E? — ia bëri gazetari kur u afrua.

— Dasma vazhdon, sic e sheh. Ti nuk fjete?

— Jo, — tha gazetari, — s'me zinte gjumi. Shkova ndonjë orë andej nga fabrika. Sonte, gjer në mesnatë, do të vazhdojë betonimi i plintave të reja. Ishte shumë bukur.

— Edhe une do të kaloj pak më vonë.

— Dasmë interesante, apo jo?

— Shumë.

— Ç'bën plaku i ardhur?

— Deri tani asgjë. Rri dhe vështron.

— Qenka si konbi i Edgar Poes.

— Ka dhe ai dramën e vet, — tha shkrimtari. — Ti e di që une s'jam sentimental, por sidoqoftë më dhimbset. Nuk është e lehtë për njeriun e malit të shkëputet prej kanunit. Nganjëherë nuk kuptohet mire ku mbaron mali e ku fillon kanuni.

Gazetari dëgjonte pa ia hequr sytë.

— Më kujtohet, në fillim të shkurtit, isha në Veri, — tha D.D. — Ke kaluar ndonjëherë në Qafën e Bua-Hit?

Gazetari pohoi me kokë.

— Atje dite e nate ulërijnë skodat. E pra, po kalo ja një mbasdite vonë. Aherë, porsa ishte hapur fjala se do të prisheshin fejesat e mitura, të bëra sipas kanunit shekullor. Ne u indalëm në Qafën e Buallit për të pire ndonjë gjë të nxehtë. Befas, në xhade, se nga mbiu një njeri. Njeriu filloi të thërriste me zë të përvajshëm, të kërcënonte, të profetizonte mynxyra. -«Këtë punë e ndan vetëm plumbi», thoshte ah, «do të derdhet gjak i madh, kullat do të digjen, do të vritet njeriu me njerinë». Ai vazhdoi të thërriste edhe kur ne i hipëm makinës dhe u nisëm. Sic duket, gjithë ditën kishte bërë atë punë, sepse zëri i qe ngjirur. E pra, ku e kisha fjalën, kështu, si ky njeri mendonin ndoshta edhe disa të tjerë. Dhe vërtet, në një kohë tjetër mund të ndodhnin gjëra të tmerrshme. Të prisheshin përnjëherësh mijëra fejesa. Kjo do të thoshte të mos pushonte pushka dite me radhë dhe tymi i kullave të nxinte në qiell dhe gjysma e Veriut të shndërrohej në shkre-

tëtirë. Por g'ndodhi? Asgjë. Ca kërcënime, ca përpjekje të vetaiuara të dikujt për të ndaluar dikë, ndonjë krismë e rrallë. Bile, më duket se nuk pati asnjë krismë. Por, edhe sikur të ketë, ajo do të jetë qesharake në vetminë e saj.

— Edhe sikur krisma të dëgjohet në këtë dasmë? — tha një vajzë, që ishte afruar dhe kishte_ një copë herë që dëgjonte.

Shkfîmtari ktheu kokën. Ishte ajo vajza me fytyrë të mërzitur.

— Edhe sikur të ndodhë në këtë dasmë, — tha shkrimtari.

Vajza tundi kokën me një gjest habie. Atë e ftoi dikush për të vallëzuar dhe shkrimtari me gazetarin shkuan te banaku të pinin edhe nga një birrë.

Te banaku kishte shumë njerëz që po pinin më këmbë.

— Të bukura janë martesat, por fundi i tyre është njëlloj: pse nuk është bërë gjella në drekë, pse vonov« në kafene, faturat e qirasë dhe të dritës, grindja për paret në fund të pesëmbëdhjetëditëshit. Ah, i di une të gjitha këto. Apo jo, shoku shkrimtar?

D. D. ktheu për një sekondë kokën nga njeriu që i foli dhe, pa i dhënë përgjigje, mori një gotë për të hedhur birrën.

— Gratë janë të çuditshme, — vazhdoi të fliste njeriu te banaku. — Une, një dite që kisha pushim, desha të tregohesha i kulturuar dhe i bëra të gjitha punët e kuzhinës: lava enët, rregullova bufenë, vura Iule në tavolinën e bukës. Kur po kthehesha në drekë, isha tërë qejf. Kushedi sa do të jetë gëzuar gruaja, mendoja. Po ç'kujtoni ju se ndodhi? Gruan e g jeta duke qarë: -«I poshtër — më tha, porsa hapa derën, — maskara, trego ç'femër ke futur në shtëpi».

Dhe lotët vu. Më besoni? Ja, kështu më ndodhi.

Ata po ktheheshin nga banaku, kur D. D. ndjeu se dikush e preku në bërryl.

— Më falni një minute?

Ishte ajo vajza me fytyrë pak të mërzitur, për të eilen i kishte folur shoqja e saj.

— Më falni që ju shkëputa nga shoku juaj, por kisha diçka me ju.

Shkrimtari e vështroi. Me të vërtetë, sytë e saj bojë hiri me një nuance kafe ishin të mërzitur.

— Pranvera ju foli diçka për mua, — tha vajza.

Ai pohoi me kokë.

— Une nuk do të doja që ju të shkruanit për këtë gjë. Është shumë e trishtueshme për mua.

Ai e vështroi përsëri.

— Ajo u ngut që ju tregoi, — vazhdoi vajza. — Në qoftë se ju intereson kjo gjë, une mund t'jua tregoj vetë, por me kusht që të mos e shkruani.

Shkrimtari e dëgjonte duke e pare me sy të mendu ar. Dukej sikur e kishte mend j en gjetkë.

— Ishte e tmerrshme? — pyeti papritur, duke vështruar anash.

Vajza mbylli pak sytë, sikur ata i shkaktuan një dhimbje të padurueshme.

— Ju nuk mund ta merrni dot me mend, — tha me zë të ngadalshëm. Ajo nuk dinte ku t'i përqendronte sytë. — Perse nëpër dasma të kujtohen humbjet? — pyeti me zë fare të ulët.

Ai vështronte në dysheme dhe u pendua që e nxiti të fliste për këtë gjë.

— Mjekrat e tyremë digjnin në fytyrë si furça flakësh, — vazhdoi ajo pas një heshtjeje. — Luftova si e tërbuar dhe ata nuk ia arritën dot qëllimit.

Shkrimtari ngriti sytë pak i habitur.

— Ashtu?! Une kujtova se. . .

— Jo. Ata nuk ia arritën dot qëllimit. Megjithatë më shkaktuan një traumë të forte psiqike. Net me radhë, më vonë, i shihja në ëndërr me ato mjekra të neveritshme. — Ajo mori frymë thellë dhe vuri pëllëmbët e duarve mbi faqet. — Edhe tani më duket sikur i ndiej që më djegin lëkurën, — tha me zë fare të ulët.

Shkrimtari vuri re se faqet dhe gusha e saj ishin jkuqur vërtet.

— Dëgjoni, — tha ai me një ton të shkujdesur, në mënyrë që ajo të qetësohej. — Më falni, si ju quajnë?

Vajza ngriti kokën.

— Mira.

— Sidoqoftë, Mira, une nuk e kuptoj se si ju, vajzë shkollare, shkuat në atë teqe.

— Një shoqe ma mbushi mendjen. Më pëlqente një djalë, por ai siile j ftohtë me mua. Aherë ajo shoqja ime ma mbushi mendjen të veja në këtë teqe. Dy vajza i kishin thënë se dervishët mund ta bënin njeriun të të dashuronte. Ato vajzat e kishin provuar vetë magjinë e tyre. Edhe mua, në fillim, m'u duk një gjë qesharake. Pastaj, se si e besova, nuk e di as vetë. Shoqja ime më tregoi për telepatinë, për valet e mendimit. Diku i kish lexuar, apo ia kishin treguar, nuk më kujtohet mire.

Vajza vazhdoi të fliste dhe ata u tërhoqën të dy në një qoshe pranë derës. Shkrimtari vuri re se vajzat e tjera i shikonin me kureshtje.

— Pastaj më njohu me ato dy vajzat që i kishin folur të parât për këtë gjë dhe që do të më çonin mua atje, — vazhdoi ajo. — Porsa i pashë, se si ma ndolli zemra të keqen. I mbaj mend si tani. Njëra ishte e nolle, me ca çizme rozë, tjetra e shëndoshë, me sy të venger. U nisëm me një qerre. Gjatë gjithë rrugës, ajo me sy të vëngër më shikonte me trishtim.

Vajzës iu mbushën sytë.

Orkestra luante me force dhe shumë fjalë ai nuk i dëgjonte qartë, megjithatë nuk e ndërpriste vajzën. Ajo kishte nevojë të fliste. Tani gjënë më të tmerrshme e kishte treguar dhe po fliste më lirisht.

Më tutje njerëzit vallëzonin dhe në tavolina përsëri po ngrinin dolli. Gazetari ia bëri dy-tri herë me dore nga tryeza ku ishte ulur dhëndri, po shkrimtari nul e kishte mendjen.

— Pastaj qëndrova shumë kohë si e vdekur mb qilimin e vjetër, duke ngulur sytë mbi kubenë e zbu kuruar me shkrime arabisht dhe mendoja se si rash

papritur në mesjetë dhe si kjo kube do të rëndonte për shumë kohë mbi ndërgjegjen time. Ishte mbasdite. U ngrita dhe dola. Nuk më pengoi askush. Jashtë nuk kish njeri. Të gjithë ate njerëz që kishin ardhur b^ashkë me ne, në mëngjes, ose kishin ikur, ose po bëheshin gati të iknin. Ato dy vajzat ishin zhdukur. Eca si e përgjumur nëpër fushën e shkretë. gjersa më mori një fshatar në qerren e tij.

Shkrimtari ndezi një cigare tjetër.

— Një dite e pashë njërën prej atyre vajzave në autobus, por bëra sikur nuk e njoha. As ajo nuk më njohu.

D. D. thithte cigaren vazhdimisht.

# *VII*

Bashkëpunëtori shkencor i Institutit të Folklorit shkonte e vinte nëpër platformën e Etacionit. Platforma prej çirnentoje ishte e lagur dhe e shkretë. Era të priste. Ai ngriti jakën e palltos dhe e rrasi edhe më shumë borsalinën e madhe në kokë.

Ç'është kjo që bëra? thoshte me vete. Po sikur të mos kalojë më asnjë tren? Orari thotë se duhet të kalojë treni i fundit, por ... Ai ktheu kokën përsëri nga tabela e madhe e orarit, sikur të bindej që ajo ishte ako-

ma atje. Tabela ishte prej llamarine dhe kërciste nga era. *''*lfl

Natën, në mes të fushës, në një stacion të humbur e të ftohtë, në tabelën e orarit të të cilit ka dy gabime ortografike, po rri e po près një tren, që s'dihet a do të vijë, ose, më mire, që dihet se s'do të vijë. Marrëzi, vazhdonte të grindej me vete bashkëpunëtori shkencor. Aventure e marrëzishme. Ah, ky pasioni për shkencën do të ma hajë kokën ndonjë dite, ose, që të jem më i saktë, ndonjë natë.

Në mbledhjen e fundit të kolektivit disa kolegë e kishin kritikuar rende bashkëpunëtorin shkencor për mbylljen në guaokën e vet, për shkëputje nga masat, për tendencë teknokratike në punë. Ata e kishin kritikuar, se bashkëpunëtori shkencor qëndronte larg jetés, se ai qe bërë rob i skedave dhe i librave, se me qëndrimin e tij burokratik kishte dëmtuar punën e sektorit të tij. Dhe midis këtyre akuzave piasi si bombe sensaciorif i madh: bashkëpunëtori shkencor nuk kishte shkuar asnjëherë, qoftë edhe me shërbim, në bazë.

Dhe ja, ai po bënte shërbimin e pare të jetës së tij. Po e fillonte këtë shërbim me aventurën e rnadhe të vetmisë në një stacion të humbur, ku të prêt era e läget dimërore dhe ku, më pak se çdo gjëje, mund fi besosh orarit. (Si mund t'i besosh një orari që ka dy gabime ortografike?)

Ai mendoi që në qoftë se nuk do të kalonte asnjë tren, aherë ai do të mbetej këtu gjithë natën dhe temperatura do të ulej vazhdimisht, dhe pastaj . .. Çdo gjë mund të ndodhë, tha me vete i mallëngjyer, por sidoqoftë, një gjë më bën të jem krenar, sido që të ndodhë, une jam në krye të detyrës.

Që larg.u dëgjua një si fishkëllimë e mbytur, pastaj diku, në kufirin e fundit të natës, u ndezën dy drita të fuqishme.

— Po vjen, — thirri ai me zë dhe filloi përsëri të endej nëpër platformë me hapa të mëdhënj. Herë pas

here e vështronte tabelën e orarit me një shikim të tillë, sikur t'i kërkonte ndjesë.

Treni arriti pas dhjetë minutash. Ai hyri në njërin nga vagonët dhe eci me hapa të mëdhenj në rruginën përmes kolltukëve plot me udhëtarë. Ky ishte tren i një tipi tjetër. Vagonët nuk kishin ndarje. Ata ngjanin si lokale moderne dhe ishin shumë të bukur. Nga qendra e zërit jepnin muzikë, dhe treni i mbushur plot kishte një atmosfere të gëzueshme.

Ai hoqi borsalinën dhe u ul në një vend bosh, pranë një grupi udhëtarësh, të cilët po dëgjonin me vëmendje njërin që po fliste. Bashkëpunëtori ktheu kokën i habitur. Ç'po ndodhte kështu? Kjo ishte e njëjta histori, për një dasmë qesharake, që kishte dëgjuar dy orë më pare.

— Më falni, — e ndërpreu ai folësin, — ku e keni dëgjuar këtë histori?

— Në bufenë e një 'stacioni ku u këmbyen trenat. Ma tregoi një mik.

— Miku juaj udhëtonte, apo. ..

— Ishte tranzit, si une. Po juve, më falni, perse ju intereson kjo gjë?

— Më intereson nga ana shkencore. Jam marrë ca kohë me çështjen e shpejtësisë së përhapjes së lajmeve nëpër popull. Është një dukuri shumë interesante.

— Remo, vazhdo ti, — i thanë dy-tre.zëra, — e le në pikën më interesante.

— Ku e lashë? *

— Aty ku shoferët erdhën në dasmë me makinat e ujrave të zeza.

Njeriu që e quanin Rem ose Muharrem, vazhdoi të tregonte historinë e asaj dasme qesharake.

Bashkëpunëtori shkencor mori borsalinën dhe çantën dhe ngadalë, pa u vënë re, u ngrit dhe eci midis ndenjëseve. Ai pa që larg një vend të lire dhe shkoi të ulej. Në vendet përbri rrinin dy djem, dy vajza dhe një fshatar plak. Njëra vajzë i thoshte diçka me zë të ulët shoqes së saj. Të tjerët heshtnin.

— Shokë udhëtarë, — u dëgjua një zë nga altoparlanti, — në qoftë se midis jush ka nga ata që dinë ngjarje ose tregime të vogla në lidhje me fenë ose emancipimin e gruas, ju lutemi të paraqiten në qendrën e zërit, për t'i treguar në mënyrë që t'i dëgjojnë të gjithë udhëtarët e trenit tonë.

— Bukur e paskan menduar, — tha njëri nga djemtë, — tani këto biseda janë të dites. Thonë se në kafe «Tirana», në kryeqytet kishin pare dy shkrimtarë, që kishin gjetur një malësorë, se ku, nuk e di, ndoshta në takimin e të rejave, apo ndoshta në Kongresin e Bashkimeve Profesionale, dhe të dy shkrimtarët po ziheshin me njëri-tjetrin kush do t'i shfrytëzonte ato që tregonte malësorja; kurse malësorja e shkretë ishte hutuar krejt, sepse ajo nuk e dinte.se ka në bote shkrimtarë të gjallë, dhe aq më tepër nuk e dinte se shkrimtarët mund të zihen në kafe «Tirana» të kryeqytetit.

— Shko tregoje këtë gjë në qendrën e zërit, — tha një udhëtar që rrinte më pas. Koka e tij e gjatë dhe e hutuar u shfaq një çast mbi mbështetësen e kolltukut, pastaj u zhduk përsëri.

— Duhen treguar gjëra më parimore, — tha djali.

Koka nuk u përgjigj.

— Ndërsa po valïëzonim, ai më pyeti: a keni telefon? — po i tregonte me zë të ulët njëra nga vajzat shoqes së saj.

— Ta zëmë se kam telefon, i thashë une. Ju intereson shumë kjo gjë? Shumë, tha ai. Pse? e pyeta. Kisha ndër mend t'ju kërkoja të më jepni numrin tuaj. Ose të më jepni së paku dy-tri shifrat e para, në qoftë se jeni një tip që nuk i dorëzoni lehtë gjërat. Ai më telefonoi pastaj tri dite rresht. Ç'ka ky telefon kështu, xër, xër, gjithë ditën, si gjinkalla në gusht, thoshte gjyshja. Une ktheja kokën që të mos ia plasja gazit.

Xër, xër, tha me vete bashkëpunëtori shkencor. Një onomatope interesante. Nxori bllokun dhe e shënoi.

*i*

Nga altoparlantët dëgjohej një zë që fliste kundër fesë.

— Fe ja ka bërë kërdinë. Si thua ti, xhaxho? — iu drejtua inspektori njërit prej fshatarëve.

Fshatari plak ngriti vetullat.

— Si të them, or bir. Partia gjithmonë thotë të vërtetën dhe ne i besojmë Partisë. Por ka pasur edhe ndonjë teqe, ku janë bërë punë të mira.

— Ku, për shembull?

— Po ja, diku këtu rrotull, duhet të jetë një teqe. — Plaku vështroi një copë herë përjashta xhamit natën dimërore. — Diku këndej rrotull, — tha prapë, — ndoshta e kemi kaluar, ndoshta jo. Teqe e vjetër fort. Këtu, gjer para një viti, vinin njerëzit nga ana e anës per hallet e tyre.

— Gënjeheshin njerëzit e shkretë.

— Vallahi, jo, — tha fshatari, — nganjëherë bëhej mrekullia. Une kisha nusen e djalit. Katër vjet me radhë s'bënte fëmijë. Për këta sy nuk ju gënjej. Shkoi një nate e f jeti në teqe. Pas nëntë muajsh lindi një djalë të shëndoshë si molla.

— Ashtu?!

Djemtë vështruan njëri - tjetrin. Njëri u mat të thoshte diçka, por f jala i ngeli në buzë.

Për disa caste u bë heshtje. Vetëm dy vajzat vazhdonin të bisedonin me zë të ulët, si komplotiste. Nga ato që thoshin, u dëgjuan dy-tri herë fjalët -«blu saks».

— Nulk ju gënjej, — tha fshatari papritur, — për këta sy nuk ju gënjej!

Ai i vështronte të gjithë me radhë, sikur donte të kuptonte, e besonin apo jo. Por fytyrat e tyre kishin një shprehje të çuditshme, gati-gati të trishtuar.

Dikush nga qendra e zërit po tregonte diçka për sektin e ruf ai ve.

— Partia ka të drejtë, — tha fshatari, — por janë ca gjëra që nuk i bëjmë dot ne katundarët. Për shembulî, na thonë të hamë nëpër pjata të veçanta, domethënë veç e veç. •

— Shumë mire ju thonë, — ndërhyri njëri nga djemtë.

— Po pse, o bir, thua shumë mire? — u nxeh fshatari. — Qentë hanë veç e jo njerëzit.

— Po pse ne, qytetarët, qenër jemi që hamë veç?

Fshatari u përtyp.

— E pse të veçohemi për së gjalli? — tha me zë të bute. — Sot jemi, nesër s'jemi. Do vdesim një dite, do veçohemi.

— Nuk flitet kështu, or xhajë.

Midis vagonit kaloi një vajzë konduktore. Dy djem fare të rinj, që po vinin nga korridori, e vështruan nga këmbët.

— Alametçe, — tha njëri.

• Ç'gjuhë, tha me vete bashkëpunëtori shkencor. Nxori blokun dhe shënoi: *«alametçe,* fjalë e përdorur në një tren nate».

Vajza konduktore kaloi përsëri.

— Shoqe, më falni, — i tha bashkëpunëtori shkencor, — a ndalet treni në atë stacionin pa emër?

— Po, ndalet vetëm një minute.

Konduktorja pa orën.

— Pas pesë minutash jemi atje.

Bashkëpunëtori shkencor u ngrit dhe vuri borsalinën në kokë. U bëri një përshëndetje të lehtë me kokë atyre që kishte përreth dhe, duke ecur midis udhëtarëve, shkoi e qëndroi më këmbë pranë dyerve të vagonit. ; ••• •>]

Treni ecte me shpejtësi. Prapa xhamave të dyerve vraponin si ujë i turbullt konturet e zeza të natës. Ai vështroi një copë herë përjashta si i topitur dhe mendoi sa të papritura ka jeta njerëzore dhe se si ai, punonjës i Vjetër i Institutit të Folklorit, në këtë natë të lagët, po shkonte si mysafir i paftuar në një dasmë të panjohur, që bëhej diku midis fushës, në një vend ku ka vetëm ca shina hekurudhe dhe ca baraka të gjata të çuditshme.

Ai e çoi mendjen te zyrat e qeta të Institutit, atje

ku brenda sirtarëve të rreshtuar varg njëri pas tjetrit rrinin njijëra e dhjetëra mijëra skeda dhe kilométra të tërë shiritash magnetofoni, ku qenë shënuar me kujdes të gjitha zakonet e popullit, duke filluar nga lindja e gjer te vdekja. Sa herë ai kishte qëndruar si i humbur përpara rafteve gjigante me sirtarë të panumërt, duke u munduar të kuptonte gjithë gjerësinë dhe raadhështinë e popullit. Nëpër ata sirtarë me numra, studiuesit për vite me radhë kishin klasifikuar dhe grumbulluar të gjitha ritet, döket, zakonet, dasmat, funeralet, bestytnitë. Ato rrinin rresht përbri njëra-tjetrës si një katalog gjigant i jetas njerëzore. Atje, nëpër skedat prej kartoni të hollë dhe në shiritat e magnetofoni ishin të gjitha: daullja që buçet gjer më mëngjes, krushqit mbi kuaj, duvaku që mbulon fytyrën e nuses, krisma e pushkës së gjakësit, ulërima e gjindjes në shkallët e kullës, filxhanët e përmbysur me konturet e zeza, të frikshme e të panjohura të kafes, lugetët, parandjenjat, magjitë, ceremonitë e pajtimeve, trokitja e mikut në mesnatë, klithma -«ah më preve në besë!», vetmia e shkesit që zuri nata në udhë, f jala e kthyer mbrapsht, plumbi pas f jalës së kthyer mbrapsht, i vrari ndanë udhës së madhe, prapë daullja që gjëmon e rrahur me shkopinj, shkesi, që këtë herë arriti në katund në kohë, krisma e hairit, sherri në dasmë, muranat e heshtura me gurë, me një fjalë, gjithë cikli i jetës njerëzore, që vërtitet e vërtitet nëpër shekuj si një vorbull pambarim.

Tani ai po shkonte në një dasmë të çuditshme dhe pas disa ditësh, kur të kthehej nga shërbimi, e vërteta e kësaj dasme, e formuluar me kujdes në dy-tri fuaza të shkurtra, do të shkruhej në një skedë, dhe skeda do të vendosej në një nga raftet e dasmave, pranë mijëra shoqeve të saj më të vjetra. Kështu që, edhe nga kjo dasmë, do të hynte diçka në historinë e madhe të popullit, ashtu sic hyn një pikë ujë në de t.

Treni u ndal dhe bashkëpunëtori shkencor zbriti në piatforme. Ai qëndroi një copë herë si i hutuar. Lo-

komotiva fishkëlleu përsëri dhe treni lëvLzi, duke marrë me vete qindra dritaret e tij me dritë dhe muzikë. Kur treni u largua, atij iu duk sikur e ndjeu më shumë lagështinë e natës. Në platformë, përveç tij nuk zbriti asnjeri tjetër. Ktheu kokën në të gjitha drejtimet dhe dalloi tutje ca drita që dridheshin. Pastaj u dëgjua daullja.

Duke u lagur e duke u penguar nëpër pellgjet e fushës dhe shinat e hekurta, ai eci me hapa të gjatë në drejtim të dasmës.

# *Vili*

Në barakën ku bëhej dasma, orkestra mori një ritëm të gëzuar dhe shumë punëtorë u ngritën të vallëzonin. Shkrimtari D. D. e ktheu karrigen me shpinë nga tavolina dhe po vështronte vallëzuesit. Befas ai pa nusen, që kaloi përsëri e tronditur dhe u zhduk në njërën nga dhomat e administrates, bashkë me dhëndrin dhe dy-tre montatore. Ai ndjeu përsëri atë shushurimën e frikshme të alarmit, që u ripërtëri valë-valë në turmën e dasmorëve, ashtu sic hapen rrathët e ujit, kur bie një gur në mes.

— Ç'është, ç'është, — pyetën disa njerëz rreth e rrotull. Të tjerët ngrinin supet.

Shkrimtari u ngrit dhe çau përmes një grupi punëtorësh drejt derës së kuzhinës. Që andej doli një i dehur me kokën të lagur quii, që thoshte se donte të diskutonte patjetër për gjënë kryesore.

— Nxirreni jashtë, — tha dikush.

— Nga është ky? Nga ata të ngjyrosjes?

— Nuk e di.

— Të mblidhet kolektivi në këtë sekondë! — ngulte këmbë i dehuri.

— Atyre që pinë, le t'u bëhet në çast nga një fletërrufe, — tha dikush. — Shokë, është turp të dehet punitori.

— Ç'po ndodh? — pyeti D. D. dy tri herë, por asnjeri nuk e dinte. Ndërkaq vallëzimi vazhdonte dhe ai, duke u ngatërruar mes çifteve, pa përsëri Pranverën dhe i buzëqeshi., Ajo rrinte më këmbë bashkë me një shoqe, pranë një tavoline ku bisedonin shtruar ca punëtorë.

Ai i tundi kokën duke i thënë që larg «si je?»-, por asaj, ngaqë nuk e dëgjoi, iu duk sikur ai e ftoi për të vallëzuar dhe shkoi drejt tij. Shkrimtari buzëqeshi me vete. Ajo i vuri dorën mbi sup dhe ata nisën të vallëzonin.

— Më falni që po ju pyes, — tha vajza pas pak, — po ju se ç'keni një shqetësim, se ç'kërkoni vazhdimisht.

Ai vuri re se ajo i kishte sytë shumë të bukur dhe pak me bisht, kështu që i dukeshin akoma më të bukur kur shikonte anash.

„ — Mos ju dukem si i pire? — tha ai. — Ç'është e vërteta, kam pire pak.

— Nuk e kam për atë, — shpejtoi të thoshte vajza, — ju betohem.

— Të besoj, — tha ai.

Ata vallëzuan një copë herë pa folur.

— Nuk më thatë, pse jeni i shqetësuar?

— Une nuk jam i shqetësuar, — u përgjigj ai, — mua më duket se vetë dasma herë pas here bëhet e shqetësuar. A nuk ndien se si njëfarë shqetësimi bën korent nga njëra derë te tjetra?

— Si?

— Kam qenë shumë herë nëpër dasma, — vazhdoi ai, — dhe pothuaj nëpër të gjitha dasmat shqiptare enden gjithmonë shqetësime, alarme dhe frikëra.

Ajo e vështronte me sytë è mëdhenj, të habitur.

— Të duket si misticizëm? — tha ai. — S'është ashtu.

— Ma shpjegoni më mire, — tha vajza, — kjo është një gjë kaq interesante.

— Ndoshta une nuk e shpjegoj dot ashtu si duhet, — tha shkrimtari. — Dasmat janë një gjë e vjetër sa bota. Ka mijëra vjet që në vendin tonë beben dasma.

Ai nuk deshi të futej në shpjegime të tilla, që i dukeshin të ngatërruara, por vajza i kishte qepur sytë me vëmendje. Kur ai heshti, ajo i tha:

— Neve, vajzave, na pëlqen shumë* të dëgjojmë për dasmat. *

Shkrimtari qeshi. Edhe vajza qeshi.

*i* — Ç'të them më tepër? — tha ai. — Ndoshta une nuk e shpjegoj mire këtë gjë. Une nuk jam specialist.

— Ju po më tregonit për fytyrën e shqetësuar të dasmave, — tha ajo.

Shkrimtari buzëqeshi, sikur të thoshte me vete: «tani u pa puna, duhet të shpjegoj diçka».

— Sipas mendimit tim, fytyra e dasmave tona është e shqetësuar dhe plot alarme, sepse rreth dasmës shqiptare vërtitej gjithmonë një kërcënim, një kundërshtim, diçka negative. — Ai rrudhi ballin, duke u munduar të gjente fjalët e sakta.

Vajza nuk ia hiqte sytë.

— Në qoftë se do të krijonim një fjalë, më e përshtatshmja për të shprehur këtë gjë, do të ishte fjala «antidasmë».

— Sa bukur!

Një çopë herë ai i foli për dasmat e vjetra shqiptare.

— U mërzite? — i tha pas pak duke qeshur. — Të mbajta një leksion të tërë.

— Une nuk do të mërzitesha sikur t'ju dëgjoja gjithë jetën, — tha vajza. Duke u kujtuar në çast se-ai mund t'i merrte me një kuptim më intim fjalët e saj, ajo u skuq në fytyrë.

— Diçka po ndodh, — tha D.D.

Njerëzit po grumbulloheshin në njërën nga të ndarat. Shumë punëtorë e kishin lënë vallëzimin dhe po shtyheshin andej.

— Ç'ndodh? Ç'po ndodh?

Tani ishte e qartë se diçka po ndodhte. Ata u afruan te njëra nga hyrjet e barakës ku ndodhej grumbulli më i madh i njerëzve. Disa kishin dalë përjashta, të tjerët zgjatnin kökat për të pare më mire. Xheviti se nga doli dhe u zhduk përsëri.

Shkrimtari bashkë me vajzën më në fund dolën përjashta. Shiu kishte pushuar. Një grup montatorësh vështronin tutje, duke u munduar të dallonin diçka në errësirë.

— Ja, ja, — tregonin me dore.

— Ja, — tha dhe vajza dhe zgjati dorën.

Atij iu duk sikur pa një siluetë të gjatë që po largohej.

— Iku? — pyesnin vazhdimisht ata që dilnin nga brenda.

— Iku.

— Thonë se e mallkoi Katrinen.

— Nuk është e vërtetë. Nuk foli asnjë fjalë.

— Në mensë po thoshin se do të jetë fyer nga skeçi. Ndoshta iu duk se skeçi qe bërë për të.

— Shoku Fejzo është zemëruar shumë. Dëgjova që po i bërtiste përgjegjësit të grupit të amatorëve.

— Me siguri nga skeçi është fyer.

— Nuk dihet, — tha një tjetër. — Une dëgjova se ai ka ardhur në këto anë bashkë me një tjetër, me të fejuarin e Katrines, ose me shkesin. Mirëpo kanë hu-

mbur njëri-tjetrin nëpër trena dhe tani plaku shkoi ta gjejë.

— Vërtet?

— Posi. Priti sa priti në dasmë dhe tani shkoi ta gjejë vetë.

— Dëgjomëni mua, u fye nga skeçi. E pashë me sytë e mi si iu prish fytyra dhe vuri dorën në brez.

— Thua të ketë arme?

— S'e di.

— Ata kanë ndër mend të bëjnë diçka.

Brenda kishte filluar të binte daullja dhe pesë a gjashtë vetë ia nisën një valleje burrërishte.

— A dalim përjashta? — e pyeti D. D. vajzën.

Ajo bëri «po» me kokë dhe u nis e para drejt daljes.

Jashtë ishte ftohtë. Nata ishte e läget dhe e errët. Vetëm tutje dukej drita e vinçit të madh dhe, më tutje, vezullimi i një ndriçimi tjetër më të forte.

— Mbahu nga krahü im, — tha D. D. — këtu nuk ka rrugë.

Vajza i vuri krahun me drojtje dhe ata ecën një copë herë pa folur. Ishte hera e pare që ajo mbahej pas krahut të një njeriu të huaj. Atje tutje, ku ishin Uampat, toka dukej si e mbytur në avuj të bardhë.

— Sa vjeç je? — pyeti ai.

— Tetëmbëdhjetë.

Përsëri ecën pa folur. Dy-tri herë këmbët iu futën nëpër pellgje.

Ata tani ishin larguar mjaft nga kantieri dhe nga barakat. Zhurmat e dasmës vinin të mfoytura.

Larg u dëgjua fishkëllima e një lokomotive.

— Po kalon treni.

— Ky është i fundit.

— Në ç'drejtim bie stacioni? — pyeti vajza.

— Diku këndej.

Nëpër të carat e rêve filloi të dukej herë pas here hëna e ngrirë.

— Ja teqeja, — tha vajza, — tek ata qiparisët përtej.

Ai ktheu kokën.

— Bisedova me atë shoqen tende, — tha.

— Ju pashë.

Herë pas here hëna ndriçonte zbehtë mbi pellgjet me ujë. Përtej, në drejtim të stacionit, kishte mjegull.

— Kujdes, ka ujë.

Ajo u mbajt fort nga krahu i tij dhe kapërceu pellgun.

Lokomotiva fishkëlleu përsëri. U dëgjua zhurma e trenit, në fillim e dobët, pastaj gjithmonë e më e forte.

— Të vjen çudi, kur mendon se pas disa vjetësh këtu do të jetë ngritur një qytet i ri, — tha vajza.

Ai nuk foli. Diçka mendonte.

— Ndoshta une do të punoj në këtë qytet, — tha ajo.

Ai buzëqeshi.

— Ke pare si i tregojnë themelimet e qyteteve nëpër filma? — pyeti ai.

— Po. Vijnë ca shokë të Komitetit të Partisë me një «Gaz 69» nga Tirana, vjen një minister ose zëvendësministër, pas tyre një kor respondent i Radios ose i ATSH-së dhe qyteti themelohet.

— Ti je një vërejtëse e hollë, — tha ai.

— Kështu ka ndodhur edhe këtu?

— Me siguri.

— Domethënë quhet sikur qyteti është themeluar?

— Natyrisht. Bile po bëhet edhe dasma e tij e pare. Tani ky është një qytet i vërtetë.

Ajo qeshi.

— Ndoshta këtu ku po ecim tani, do të jetë qendra, — tha ajo, — kinematë, mapot, vitrinat me neon.

— Ndoshta. Kujdes! — tha ai pas pak, — kemi shkelur rregullat e trafikut. Polici po i bie bilbilit.

Qeshën të dy me të madhe duke i ardhur rrotull

një pellgu. Tani ecnin të dy gjithë gëzim dhe imagjinonin zëra dhe zhurma.

— Qyteti i ardhshëm po na dërgon si paralajmërim zërat dhe zhurmat e tij.

— I dëgjoj.

— Një fshatar po pyet për stacionin e taksive, — tha vajza me zë të lartë. — Ja ku po kalon taksia. Ndaloje, xhaxho!

Ata qeshën përsëri. Ai imagjinoi diçka komike dhe qeshën akoma më shumë.

— Will you tell me the way to the Post Office, — tha ajo përmes të qeshurave.

— Po kjo? — pyeti ai.

— Janë miq të huaj, — tha ajo. — Nuk i shikoni që po kërkojnë postën?

— Çfarë janë? Turiste?

— Ndoshta janë marksistë - leniniste.

— Nga kanë ardhur?

— Nga Australia, — tha vajza, — ose nga Zelanda e Re.

Qeshën përsëri dhe ikën më tutje.

— Une po pyes për ty, — tha ai papritur. — Kam ardhur me shërbim. Kam katër orë që po të kërkoj nëpër qytet. Ku je?

— Vërtet? — tha ajo me një zë të ndryshëm, të bute dhe ai ndjeu që ajo e vështroi në sy, por ishte errësirë dhe nuk ia dalloi dot sytë, vetëm ndjeu supin e saj që u shtrëngua lehtë pas supit të tij dhe në këtë peshë të këndshme kishte shumë fjalë dhe tinguj dhe rreshta resh të bardha në një horizont të hapur. Ai i afroi kokën dhe e puthi në buzë. Vajza nuk kundërshtoi.

Larg u dëgjua fishkëllima e trenit që po largohej.

— Kujdes, — tha ai, duke u përpjekur të fliste si më pare, me ton të shkujdesur, — rruga e stacionit është plot me njerëz. Ne po shkojmë kundër rrymës.

Ai u mat të thoshte diçka tjetër, por ajo i zuri dorën.

— Shikoni. — tha.

Që perte j, nëpër errësirë, po afrohej një siluetë e gjatë.

— Rruga paska vërtet njerëz, — tha ai.

Qëndruan në vend dhe pritën.

— Ç'është ky? - tha vajza. - Plaku?

— S'e di.

— Sa i frikshëm duket.

Njeriu po afrohej, duke ecur në mënyrë të çuditshme. Dëgjohej zhurma e hapave të tij nëpër pellgje.

— Më duket se në kokë ka një borsalinë, — tha vajza.

Njeriu po u afrohej pa i vënë re.

— Ku po shkon kjo figure groteske? — tha shkrimtari me zë të ulët.

I panjohuri kaloi pothuaj përbri tyre pa i vënë re. Ai po largohej me hapat e çrregullta, duke u penguar orë e çast nëpër pellgje.

Shkrimtari bëri një gjest habie dhe një copë herë ata e ndoqën me sy.

— Po shkon drejt barakës ku bëhet dasma, — tha vajza.

— Ndoshta. Po orientohet nga daullja.

— Ç'të jetë, valle?

Ai ngriti përsëri supet.

— Nuk do të habitesha sikur të na fliste në gjuhën sanskrite, — tha duke qeshur.

— Mos është shkesi? — pyeti vajza. — Në dasmë thoshin se shkesi vërtitet diku në këto anë.

Ai qeshi.

— Çfarë shkesi është ai? Nuk ia pe borsalinën dhe çantën në dore?

— Tip i çuditshëm!

Njeriu i panjohur u zhduk në drejtfcn të barakave.

— Kthehemi? — tha vajza. — Shoqet e mia mund të mendojnë keq.

Ata u kthyen dhe ecën në drejtinjin ku binte daull-

ja. Tani rrugën e bënë pothuaj në heshtje. Ajo, si dhe më pare, mbahej nga krahu i tij dhe, duke ecur, mendonte se ndoshta ky qytet do të kishte zakone të tjera dhe se vajzat e tij do të shëtisnin me shokët e tyre, duke i zënë për krahu, pa pasur frikë nga thashethemet. Sa më shumë që i afroheshin barakës, aq më e dobët bëhej mbështetja e saj mbi krahun e tij. Kur ata iu afruan hyrjes, vajza e hoqi krahun ngadalë dhe, pa ditur as vetë perse, mori frymë thellë, si e lodhur.

Brenda gjëmonte orkestra.

# IX

Bashkëpunëtori shkencor, i spërkatur i tëri me ujë e me balte, qëndroi përpara njërës prej hyrjeve të ndriçuara të barakës. Tre-katër punëtorë, që kishin dalë, sic duket, për t'u freskuar, pinin duhan më këmbë dhe qeshnin me të madhe. Ai u mat t'i pyeste për diçka, por pastaj ndërroi mendje dhe hyri.

Baraka e gjatë ishte plot me njerëz, dritë, zhurmë, këngë dhe zëra. Në njërën nga të ndarat kërcenin valle, në të tjerat këndonin nëpër tavolina. Shumë njerëz ishin ulur dhe shumë të tjerë, sidomos vajza dhe

djem të rinj, rrinin më këmbë. Të tjerë venin e vinin poshtë e lart midis stolave, sillnin shishe birre, ose hiqnin shishet e zbrazura, i jepnin ndonjë porosi dikujt për diçka, afronin veshin te koka e dikujt për të dëgjuar më mire ndonjë gjë dhe prapë iknin e zhdukeshin midis tavolinave.

Ai qëndroi një copë herë duke vështruar me vërejtje gjithçka dhe duke kërkuar me sy dhëndrin e nusen. Pastaj u mundua të dallonte cilët ishin krushqit dhe cilët njerëzit e burrit, po as këtë nuk e kuptoi dot.

— Me leje, shok, — i tha një vajzë me zë të hollë dhe fytyrë të merakosur. — A mund të na lozni rolin e Xhonsonit? Atë hidraulikun që ishte caktuar, nuk po e gjej dot. Tani e ka radhën skeçi ynë. Shoku Fejzo do të na bërtasë në qoftë se vonohemi.

— Çfarë?

— Rolin e presidenti të Shteteve të Bashkuara — tha vajza, — pothuajse nuk ka fare fjalë. Dy-tri batuta vetëm.

— Çfarë? — përsëriti bashkëpunëtori shkencor duke rrudhur ballin.

— S'po e gjej dot hidraulikun, më kuptoni? Ju jeni i gjatë dhe pak a shumë... më falni nuk desha. . .

Duke pare shprehjen e fytyrës së tij, vajza iku pa e mbaruar fjalën.

Bashkëpunëtori shkencor çau përmes njerëzve dhe u ul në një nga tavolinat e qoshes, njerëzit e së cilës, me sa duket, po hidhnin valle. Ai hapi çantën, nxori një fie tore të madbe dhe nisi të shkruante me shpejtësi.

«Gjendem përpara një dasme me interes të jashtëzakonshëm nga pikëpamja shkencore. Në pamundësi të lajmëroj Institutin për të dërguar urgjent kolegët e tjerë, pb~ regjistroj me përpikmëri gjithçka që shikoj dhe dëgjoj. Ora është njëzet e tre e njëmbëdhjetë minuta. . .»•

Te dera e barakës u dukën shkrimtari D. D. dhe vajza.

— E çfarë biseduat? — e pyetën shoqet vajzën, kur ajo erdhi dhe qëndroi më këmbë midis tyre.

— Plot gjëra.

— Interesante?

Vajza tundi kokën. Ajo e ndjeu që shoqet po e shikonin me një vështrim të veçantë dhe s'dinte ku t'i hidhte sytë.

— Po këndej ç'bëhet? — pyeti.

— Sic e sheh.

— Pamë një njeri që po vinte si i fantaksur. A hyri në dasmë?

— Po. S'ka as pesë minuta. Ja, ai atje. Është ulur e po shkruan.

— Vërtet?

— Do të jetë ndonjë psikopat.

— Dukej që në të eçur.

— Na thuaj ndonjë gjë.

_ Çfarë?

— Ç'bisedove me të?

Ajo ktheu kokën nga ajo anë ku ishin tryezat dhe e pa shkrimtarin që po ulej përsëri diku midis montatorëve. Vajza buzëqeshi me vete, sikur iu kujtua diçka.

— Biseduam se si këtu do të ngrihet një qytet i ri dhe si do të mbushen rrugët me njerëz, mapo dhe taksi.

Vajza buzëqeshi përsëri me vete.

— Të shkëlqejnë sytë, — i tha njëra nga shoqet.

— Vërtet?! — Ajo s'dinte ç'të thoshte dhe uli kokën.

— Po tjetër çfarë?

— Si çfarë?

— Të shkëlqejnë sytë, — i tha prapë njëra nga shoqet.

Erdhi një montator i gjatë dhe e mori në vallëzim. Duke vallëzuar ajo pa përsëri D. D. në njërën nga tryezat dhe i buzëqeshi. Ai po pinte.

Shkrimtari vështronte nga tavolina fqinjë, atje ku

ishte drejtori, Xheviti, kinezët dhe plot të tjerë. Katrina vallëzonte me Sodën Kaustike. Ajo po e mbante veten. Buzëqéshte dhe bisedonte.

— Duhej punuar më shumë në drejtim të plakut, — thoshte drejtori. — Duhej bërë një punë sqaruese më me durim. E lame të ikte. Gabim i madh.

— Ai dreq skeçi e bëri.

— E kam thënë une, letërsia më shumë prish punë se ndreq, — vazhdoi drejtori. — Ja, këtu po vërtitet ai shkrimtari. E shikon? la kam frikën atij. Prite kur të bëjë ndonjë të pabërë.

U afrua Rudi me një shishe birre në dore.

— Shokë, ju ftoj të ngremë një dolli për drejtorin tonë, shokun Fejzo, kuadër i vlefshëm qarkullues.

— Rudi, Ieri pelivanllëqet, — tha drejtori, i zymtë.

— Une, shoku drejtor, une sinqerisht...

— Rudi, mos fol me dy kuptime, si orakulli i Delfit.

— Pse më krahasoni me fenomene të regjimeve kapitaliste, — tha Rudi. — Ju, shoku Fejzo, në drejtim të riedukimit tim...

— Rudi, — tha prapë drejtori, i ngrysur.

Rudi u prek.

— Më fyet, — tha, — nuk e ngritët dollinë.

— Eja këtu, mor shejtan, — tha drejtori, — coke!

Kriklllat u përplasën me zhurmë të madhe.

— Është djalë i mire, — tha drejtori, — po nuk heq dore kollaj nga huqet prej gagareli.

Më tutje u dëgjuan të qeshura dhe midis tyre zëri i Rudit.

— E dini kush është kulmi i qylit?

— Jo. Na e thuaj.

— Thuaje, Rudi!

— Kulmi i qylit është kur në një banket gratis ha nga pjata e shokut.

Piasi e qeshura.

— E dëgjoni? — tha drejtori. — Nuk heq dore kollaj nga e tij. Është një procès i gjatë.

Soda Kaustike solli Katrinen dhe u përkul me shumë njerëzi në drejtim të Xhevitit.

— Ou, qëkur kështu ti, Sode?

Soda Kaustike u ul.

— S'më pëlqen ai tip atje, — tha duke treguar me dore bashkëpunëtorin shkencor, që vazhdonte të shkruante me kokën të përkulur në tavoline. Nuk më pëlqejnë tipat që mbajnë shënime për çdo gjë. Në qoftë se ka ndonjë pakënaqësi, le ta thotë hapur. Në qoftë se kjo dasmë nuk bëhet sipas rregullave (thotë se ai na i ditka të gjitha rregullat e dasmave që janë bërë e që s'janë bërë), atëherë le të na e thotë. Le të na kritikojë hapur. Apo jo, shoku Fejzo?

Drejtori u përtyp.

— Mbase ai nuk bën mire që po mban kaq shumë shënime, po edhe ti duhet ta marrësh më shtruar.

— Kjo është shkencë, dhe me shkencën nuk bëhet shaka.

— Po pse, shoku Fejzo, në mes të dasmës do të bëjë diplomën, apo disertacionin ky njeri?

— Merre më shtruar, — tha drejtori.

Soda Kaustike e pa që ishte e kotë të diskutonte më tutje dhe u kthye nga kinezët.

— Ju. "shoku Cin, s'keni pire fare. O, shumë keq, shumë keq.

Kinezët qeshën dhe vunë duart mbi gotat, kur Soda Kaustike u mat t'u hidhte raki.

— Ne arançata, arançata. Shumë mire, ho.

— Arançata e bute.

— Arançata shumë mire. Raki keq.

— Ah, shoku Cin, ma prishe qejfin.

— Ne tani gjumë, — tha njëri nga kinezët, duko vënë pëllëmbën pranë veshit dhe duke mbyllur sytë.

— Kaq shpejt?

— O, vonë, shumë vonë.

Kinezët u ngritën pas pak dhe, si u përshëndetën . me të gjithë njerëzit e tavolinës, shkuan.

— Sa shkoi ora? — pyeti labi.

— Dymbëdhjetë pa një çerek.

— Edhe pak dhe do të ngrihem edhe une, — tha labi.

— Pse?

— Në dymbëdhjetë djemtë lënë betonimin dhe une duhet të marr rojën. A nuk të thashë që jam rojë nate?

— Po, po, më doli nga mendja, — tha shkrimtari.

— Tani do të ngrjhem, — tha labi. — Natën e mi- . rë, mor djalë!

— Natën e mire, xha Shurko!

— Natën e mire, djem!

Ai kaloi midis njerëzve, me'trupin e imët që sapo kishte filluar t'i kërrusej nga mosha, dhe nga të gjitha anët i thoshin «natën e mire, xha Shurko». Shkrimtari e ndoqi me sy gjersa doli.

Në skenën prej druri doli përpara perdes një vajzë e shëndoshë dhe krejt e purpurt si një kënd i kuq.

Ajo u mat "te thoshte diçka, por asnjeri nuk e pa dot gjer në fund, sepse në atë kohë, nga hyrjet e barakës vërshuan punëtorët e betonimit. U bë një zhurmë e madhe nga karriget, tavolinat, shishet, stolat, zërat që përshëndetnin në kalim e sipër, shakatë e çastit dhe ftesat për t'u ulur këtu ose atje.

Orkestra filloi të binte përsëri. Daullja gjëmoi si bubullimat në maj. Gërneta i çau mes për mes bubullimat e daulles dhe u ngrit mbi to, e mprehtë dhe e brishtë.

— Hajde dasmë! — tha dikush që po hynte.

# X

Shkrimtari D. D. pa gazetarin që hyri dhe ia bëri me dore.

— Ë? — tha gazetari.

— Ku je ti? - pyeti D. D.

— Po vij vërdallë. Më dhemb koka nga rrëmuja.

— Kam vënë re se dasmat kanë ca flukse dhe reflukse të çuditshme, — tha D. D. — Më kujtohet se në shkollë mësuesi i astronomisë na tregonte për ca yje, që herë fryhen e ndritin më shumë, herë mblidhen e zbehen. Pikërisht si një yll i tillë është dhe dasma.

Orkestra binte akoma, por jo me atë bujën e mëparshme. Bile ca punëtorë të betonimit, që ia kishin marrë këngës në njërën nga tavolinat, po mundoheshin ta mbytnin zërin e saj, por kjo ishte e pamundur. Vetëm herë pas here kënga sundonte për një çast, por daullja e dëbonte prapë andej nga vinte, sikur e godiste me shkop, dhe kënga e shtruar hapej valë-valë, duke mbushur gjithçka si një mjegull që zbret nga malet dhe rri pezull mbi fushë.

— Kjo këngë është e shtruar, si një ëndërr, — tha D. D. Atij për një çast i erdhi gjumë dhe iu duk sikur do të flinte vërtet, i mbështjellë nga zërat.

— Une po shkoj të bisedoj pak me atë punëtorin atje, — tha gazetari, — është korrespondent vullnetar i gazetës sonë.

— Ç'ke ndër mend të shkruash? — i tha D.D., — «punëtorët e kantierit N., të mobilizuar me rastin e zgjedhjeve të ndihmësgjyqtarëve popullorë, kanë vënë të gjitha forçat...»

Gazetari qeshi dhe iku pa u përgjigjur.

Shkrimtari pa Mirën, që po vallëzonte me një punëtor të gjatë. Ajo ia bëri me dore dhe ai e përshëndeti. Pastaj i zunë sytë atë tipin e çuditshëm, që për një kohë të gjatë kishte mbajtur shënime atje në tryezën e qoshes. Tani ai e kishte hedhur çantën, borsalinën dhe pallton e madhe në një karrige dhe qe ulur e po pinte në tryezë me Sodën Kaustike e ca të tjerë.

— Inteligjencia popullorë po pi me masat, — tha Soda Kaustike, kur shkrimtari kaloi përbri dhe i përshëndeti.

Bashkëpunëtori shkencor i hodhi një shikim të habitur" dhe ngriti gotën.

— Mezi e binden që të ulet e të pijë, — tha një karpentier që rrinte më këmbë dhe po shikonte me kureshtje bashkëpunëtorin shkencor.

D. D. kaloi ngadalë midis tryezave.

— Keni qenë në Kavajë gjatë ditëve të ramazanit? — po u thoshte shokëve të tryezës ai magazinieri

qu'kali. — Nuk keni ide ç'qyfyre. Üne isha herè'n e fundit. Kisha shkuar për të tërhequr gozhdë. S'keni ide ç'bëhej. Ishte krijuar shtabi për luftën kundër agjërimit. Agjitatorët, korrierët, aktivistët venin e vinin poshtë e përpjetë dite e nate, trokitnin derë më derë, raportonin, telefononin. Alo, sukses, plaka Makbule më në fund hangri. Più dhe dy gota ujë. E pashë me sytë e mi. Alo, fitore, Sul Bullunga u shqep *së* ngrëni një gjel të tërë me pilaf. Alo, Rem Tuf ja s'bindet. Rri përpara gjellës si i lojtur dhe seç murmurit. Ç'të bëj? Detyroje të hajë, përpiqu, ndërroi gjellën. Gjer në orën 17.00 të ketë ngrënë! Si urdhëron, shoku shef.

D. D. eci më tutje.

— Shoku shkrimtar, uluni këtu, — i tha dikush që u prezantua me emrin Dhori. Montatorët lëvizën stolin dhe i bënë një vend midis tyre.

— Mos ju prisha muhabetin?

— Jo, përkundrazi. Ne kënaqemi shumë, — tha Dhori. "Fytyra e tij e madhe, me qimet e kuqërreme, tani që ishte skuqur pak nga pi ja dhe nga të nxehtët, dukej si një abazhur i ndezur.

— Po u tregoja si i kaloj netët në hidrocentral, — tha Dhori. — Po u tregoja se si më kujtohen të gjithë shokët. Është e çuditshme, natën, kur ke rojën në pultin e drejtimit. Rri vetëm në sallën e heshtur plot me çelësa, susta dhe sin j aie. Qetësi. Dëgjohet vetëm zhurma e mbytur e turbinave, që vërtiten atje poshtë. Ti rri dhe mendon, është mesnatë. Në errësirë turbina fërkohet me ujin dhe lind drita.

— A, Dhori i dreqit, sa bukur që flet! — tha njëri nga montatorët.

Një tjetër, që me sa dukej e kishte zënë ca pija, e vështronte Dhorin me sy të mallëngjyer.

— Mendoni, shokë, një njeri në pultin e drejtimit, në kohën e revizionizmit modem, kujton shokët. Ky është subjekt për drame. Apo jo, shoku shkrimtar?

D. D., ngaqë s'dinte ç'të thoshte, buzëqeshi. Ai pa Pranverën, që rrinte më këmbë midis një grumbulli

shoqesh. Sytë e saj këtë herë ishin të menduar, të veshur me një avull të lehtë, sikur t'i kishte hukatur një qenie e çuditshme. Ai e kapi për ca sekonda vështrimin e saj, pastaj vajza i hoqi sytë dhe ai pa vetëm bishtat e tyre, si dy bishta të shqetësuar dallëndyshesh, kur shpejtojnë të futen në foie, në kohën që po afron tufani.

Kaloi Soda Kaustike duke shtyrë me bërryla njerëzit.

— Ku shkoi ai? — thoshte me zë të lartë, pa iu drejtuar njeriu.

— Më duket se ai do të lozë vetë. Kështu tha, do të shkoj të loz rolin e Xhonsonit.

Soda Kaustike u ndesh balle për balle me shkrimtarin.

— Mos e patë nga iku? Është bërë tape.

— Ai tipi?

— Po. S'është njeri i keq. E di?

Shkrimtari ktheu kokën nga karrigia ku bashkëpunëtori shkencor kishte lënë gjërat e tij.

— Diku rrotull *do të jetë.

— Po kërkoj njëherë nga prapaskena.

— Borsalina mungon, — tha shkrimtari, — mos ka dalë përjashta.

Po tamam në atë kohë pa përsëri atë të dehurin që donte të diskutonte për çështjê'n kryesore. Ai po dilte si zakonisht nga kuzhina dhe në kokë kishte vënë këtë herë borsalinën e bashkëpunëtorit shkencor.

— Kolektivi, — thoshte me zë të hollë, — le të mblidhet kolektivi që në këtë sekondë!

Shkrimtari qeshi me zë të lartë.

Tre-katër vetë pranë radios po dëgjonin një emision lajmesh të jashtme të Radio Tiranas.

Nëskenë doli ajo vajza e rrumbullaktë dhe tha titullin e skeçit. Pastaj filloi skeçi. Bashkëpunëtori shkencor luante vërtet në të. Ai ndërhynte atje ku s'duhej, i merreshin këmbët dhe i ngatërronte të gjitha.

Njerëzit po shqyheshin gazit.

— Kush dreqin ia shtiu në kokë të luante teatër? — thoshte me zemërim Soda Kaustike. Tani ai e «konsideronte bashkëpunëtorin shkencor mik të tij dhe nuk i pëlqente që po bëhej gazi i botes. Soda Kaustike pa borsalinën që po notonte diku midis kokave të njerëzve. Ai u sul në atë drejtim dhe ia hoqi me vrull nga koka borsalinën të dehurit. I dehuri u kthye me habi. Soda Kaustike e pa me përbuzje.

— Të mblidhet kolektivi, — thirri i dehuri me zë të hollë. — More vesh, kolektivi!

— S'ke turp, — tha Soda Kaustike — je fryrë nga birra. Me siguri presioni i barkut të ka arritur pesëmbëdhjetë amper.

I dehuri e vështroi me sy të shuar.

_ Merresh me eksperimentimin shkencor?

Skeçi mbaroi dhe Soda Kaustike u sul të gjente mikun e tij të ri.

— Perse të përjashtuan nga shkolla? — e pyeti D. D. Rudin, që se nga mbiu pranë tij.

— Ngela në letërsinë shqipe.

Rudi u përtyp nëpër cîhëmbë, duke thyer herë njërin gju, herë tjetrin.

— Rudi, pse nuk e tregon si ngele? — pyeti njëra nga vajzat.

Rudi bëri një shenjë në drejtim të D. D., sikur të thoshte: «budallaqe, nuk e kupton?»

— T'jua them une? — tha njëra nga vajzat. — Në provimin e letërsisë shqipe, Rudi, në vend që të thoshte Naum Veqilharxhi, tha Naum Qelepirxhiu.

Vajzat qeshën me zë të lartë.

— Rudi, mor dreq, ku je? — thirri dikush. Ai i pëshpëriti diçka, që Rudi e priti me interesim të madh. Rudi iu afrua D. D.

— Thonë se rreth e rrotull janë pare dy njerëz të dyshimtë. Mund të jetë shkesi me të fejuarin e Katrines. Me urdhër të shokut Fejzo po nisem bashkë me këtë karpentierin për t'i hedhur një sy situates.

Ai buzëqeshi vesh më vesh dhe çau me shpejtësi përmes njerëzve, për të arritur karpentierin.

Vërtet shkesi me të fejuarin e saj, mendoi shkrimtari dhe hodhi sytë rreth e rrotull. Dasma vazhdonte dhe ndoshta asnjëri nga ata që vallëzonin nuk e kujtonte as shkesin, as plakun qe iku. Xheviti, përmes të qeshurave, po i mësonte një valle Katrines. Ajo hidhte disa hapa, ngatërrohej, vinte dorën te go ja dhe, duke kthyer kokën anash, shqyhej gazit. Pastaj fillonin përsëri nga e para.

Në skenë doli vajza e shëndoshë.

— Tani do të shikoni tipa të ndryshëm, interpreter nga montatori i Azotecit Lulzim Rama. Mbani qetësi, shokë! Fillojmë: -«Njeriu që të bën gjëmën».

Montatori doli në skenë me një çantë në sqetull. Ishte canta e bashkëpunëtorit shkencor. Gjatë kohës që bisedonte me Rudin, D. D. kishte vënë re se canta, palltoja dhe borsalina, që bashkëpunëtori shkencor i kishte lënë mbi karrige, dilnin shpesh në skenë nëpër skeçet dhe paroditë e ndryshme. Amatorët i merrnin ato pa të keq, ashtu sic merrnin dhe e hidhnin krahëve pa të keq pallton e madhe të bashkëpunëtorit ata që dilnin përjashta për ndonjë nevojë. Ky ishte shkaku që palltoja ishte vazhdimisht e lagur, kurse borsalina ishte lagur për tjetër arsye dhe, veç kësaj, nuk ishte lagur nga jashtë, si çdo borsalinë që del në shi, por nga brenda. Kjo ndodhte sepse borsalinën e merrte herë pas here ai i 'dehuri, i cili e rraste paq mbi kokën e tijj që e kishte qullur në të gjitha lavamanet e kuzhinës.

Duke pare plaçkat e bashkëpunëtorit në skenë, shkrimtarit iu kujtua figura e tij e çuditshme dhe ktheu kokën nga tryeza e Sodës Kaustike. Bashkëpunëtori shkencor ishte atje, i ulur midis montatorëye, pak i zbehtë në fytyrë. Shkrimtari shkoi dhe u ul në cepin e një stoli.

— Mos pi më, mjaft, — i thoshte Soda Kaustike.

— Shoku Acid, më falni, si e keni emrin e saktë, — thoshte bashkëpunëtori shkencor, duke iu marrë go-

ja, — mos më prisni iniciativën. Ju jeni miku im më i mire, apo jo?

— Mjaft, të thashë, — i thoshte Soda Kaustike dhe i merrte gotën nga dora. — Do të bëhesh për faqe të zezë, kupton? Për faqe të zezë. Valle kështu pi inteligjencia popullorë? Do të ishte mire të merrje një sy gjumë. A do të të çoj në kapanonin e fjetjes, në krevatin tim? Mos të të vijë zor. Çarçafët janë të pastër. Si thua?

— Jo, — tha në mënyrë të prerë bashkëpunëtori shkencor.

— Ke pare kështu! — tha Soda Kaustike.

— Shokë punëtorë, — filloi të fliste me një zë solemn bashkëpunëtori shkencor, — kam njëzet e tre vjet që merrem me dasmat dhe këtë raki që kam përpara, e kam regjistruar me mijëra herë në skedat e mia. Por vetëm sot erdhi kjo nate e lumtur që, për herë të pare në jetën time prej bashkëpunëtori shkencor të Institutit të Folklori, të provoj këtë pije të çuditshme. Ç'bëhet andej nga skena? Mos duhet të luaj ndonjë roi? Ju thoni, se jam gati.

— Mjaft, të thashë!

— Une do t'ju tregoj juve, shokë punëtorë, për dasmat e eskimezëve. Nuk ju intereson? Aherë do të trajtoj ca çështje të dasmës së banorëve të fisit Maumau të Afrikës.

— Mjaft tani!

Bashkëpunëtori shkencor fshiu djersën.

— Në këtë fis, ditën e dasmës nusen e ngrenë për flokësh disa herë rresht.

Soda Kaustike, i merakosur, po kërkonte me sy diçka mbi kokaT e njerëzve.

— Prapë e ka marrë borsalinën ai i dehuri, — murmuriti me inat.

»

# *XI*

Ti më the se pastaj do të vijë tetori i pare i këtij qyteti, pastaj afishja e pare e koncertit, dikush për herë të pare do të fuse poshtë dyerve të apartamenteve faturat e qirasë dhe të dritës, do të vijë dimri i pare, dëborat do të bien dhe, nga turma e madhe e njerëzve, një djalë. do t'i thotë i pari një vajze: «Të près në orën gjashtë e çerek, te qoshja e postes». Kush do të jetë valle ky njeri? Këtë s'do ta marrë vesh kurrë askush. Kështu the ti.

Ti shtove dhe diçka tjetër dhe nuk e dije se në kohën që ti më flisje, une kisha filluar të ecja mbi trotuarin e këtij qyteti. Une fillova të dashurohem pas këtij qyteti. Une dua të eci në trotuaret e tij. Dua të më zërë shiu papritur dhe të futem, për të mos u lagur, në hyrjen e një kafeneje dhe që prapa xhamave të mëdhenj, midis njerëzve që kalojnë me shpejtësi në udhëkryq, befas të të shoh ty: Ti do të kesh ardhur nga larg si gjithmonë drejt e nga udha e madhe, dhe une do të vrapoj drejt përmes bilbilave të policëve dhe ti do të më shikosh papritur. Atëherë do të heqësh syzet e diellit dhe do të më bëhesh befas i afërt, i afërt. Do të m'i thuash atëherë fjalët: «Kam ardhur me shërbim. Kam katër orë që po të kërkoj nëpër qytet. Ku je?»

Do te m'i thuash vërtet këto fjalë, apo qysh tani i ke harruar?

# *XII*

Çdo herë që hapen dyert e barakës, une kthej kokën, me shpresë se do të shoh babën. Por ai, me sa duket, nuk kthehet më. Une s'e bëj veten, sepse nuk dua që ta prish sadopak këtë gëzim. Qesh, vallëzoj, u përgjigjem shakave, e megjithatë nuk më hiqet nga mendja baba. Më duket sikur të gjithë në këtë dasmë e harruan fare që ai ishte këtu dhe iku prapë. Erdhi dhe iku si një hije, pa thënë asgjë. Gjatë gjithë kohës që rrinte përbri meje, une rri ja me frikën e ikjes së tij.

Kur filloi skeçi, une e ndjeva menjëherë atë që do të ndodhte, por ishte vonë.

Dhe ja tani ai është përjashta. Thonë se dy njerëz të tjerë janë pare rreth e rrotull. Ndoshta janë shkesi me fë fejuarin tim. Baba endet nëpër shi dhe ndoshta ata **e** ndjekin pas dhe ai prapë ikën, por ata nuk i ndahen. Ata vertiten rreth dasmës sime. Kështu e kam përfytyruar une magjinë, kur isha e vogël. Nëna më kishte treguar se në dasmën e saj, njerëz të panjohur kishin bërë magji. Ajo ishte munduar të ma shpjegonte ç'ishte kjo magji dhe une e përfytyroja atë në mënyrë të turbullt, si diçka të keqe që rrinte rreth e rrotull dasmës së nënës sime dhe mundohej të futej brenda, për të heimuar çdo gjë. Edhe baba më kishte treguar për magjinë që ishte vërtitur rreth dasmës së tij. Magjia e kishte munduar shumë trurin e tij atë dite. Ajo ia kishte errësuar gëzimin, sepse ajo sulej nga errësira drejt e mbi fatin e tij, mbi nënën time dhe mbi mua vetë që do të lind ja më vonë. Ai më ka treguar se atë **dite** digjej nga dëshira që të përleshej me magjinë, po ajo ishte e padukshme dhe e pakapshme.

Dhe ja, sonte, pas kaq vitesh, është vetë baba im ai që po vërtitet rreth dasmës sime, i errët dhe i pakuptueshëm, si një magji e lashtë.

# XIII

— Pastaj e pamë përsëri që iku tutje qiparisave dhe qëndroi në anë të rrugës, — tha Rudi. Drejtori dhe të tjerët e dëgjonin me vëmendje. — Ne u fshehëm prapa ledhit dhe pritëm. Ai u kthye përsëri dhe eci drejt kantierit me hapa të shpejtë. Pastaj, sic duket, ndërroi mend je dhe u nis drejt stacionit të hekurudhës. Ne i rame pas. Mezi e dallonim nëpër errësirë. Ecte shpejt dhe na lodhi.

— Një herë e humbëm fare nga sytë, — ndërhyri

karpentieri, — por pastaj dègjuam se si papritur u rrëzua përtokë. Sic duket, u pengua te shinat.

— E dëgjuam që shau me zë të lartë, tek po ngrihej dhe, duke murmuritur e duke share, eci drejt ndërtesës së stacionit.

— Atje qëndroi një copë herë.

— Ne nuk e vumë re që kish qëndruar dhe papritur u gjendëm balle për balle me të. S'kam pare ndonjëherë fytyrë më të egër. Ai na nguli sytë dhe une desha t'i thosha njëherë: «Ç'më shikon si Makbethi?» por ky nuk më la.

— Rudi, Ieri komentet letrare dhe hyr në thelbin e çështjes, — tha drejtori.

— Ai na pa dhe ne, që të mos kuptohej se po e ndiqnim, bëmë sikur ishim të dehur, — vazhdoi karpentieri. — Filluam të këndonim duke zvarritur fjalët dhe duke u mbajtur pas njëri-tjetrit. Ai hyri në sallën e ndërtesës së stacionit dhe ne hymë pas tij. Atje e priste, sic duket, shoku i tij.

Drejtori i bëri një shenjë karpentierit që të pushonte, por ishte vonë. Kishte mbaruar vallja dhe Katrina me Xhevitin qenë afruar te grupi i vogël, pa u vënë re. Ata që dëgjonin, vështruan njëri-tjetrin në sy. Drejtori nxori paqetën dhe diç po kërkonte nëpër xhepa, sic duket kishte humbur shkrepësen.

— Vazhdo, — tha Katrina.

Karpentieri lëvizi kokën herë në njërin drejtim, herë në tjetrin, duke u munduar të buzëqeshte.

— Ne po tregonim qyfyre.

Me sytë e saj të mëdhenj bojë hiri ajo pa flokët e tyre të lagur.

— A ia pe fytyrën? — pyeti me zë të qetë. — A kishte një lungë në anën e majtë të qafës?

Të gjithë vështruan njëri-tjetrin në sy.

— Jo, — tha me zë të vendosur karpentieri, — nuk e pamë dot mire nga përpara. Ndoshta edhe kishte ndonjë lungë, por ne nuk e pamë dot mire nga përpara. Ai u ul në stolin e fundit, pranë shokut të tij, atje ku ishte gjysmë errësirë dhe, veç kësaj, mbështetv kokën në

gjunjë, kështu që nuk ia pamë dot mire fytyrën. Ne vazhdonim të hiqeshim si të dehur dhe ai na vështroi me neveri, sic duket e mori me mend që jemi dasmorë.

— Katrinë, — i tha Xheviti, — përsëri ajo vallja. Eja ta mësosh.

Ai e mori për dore Katrinen dhe u larguan të dy.

— Vazhdo, — i tha drejtori karpentierit.

— Në një nga stolat dremitnin dy fshatarë, kurse në një stol tjetër rrinin ato dy vajzat me qëndrim jo të mire, që vërtiteshin më përpara këtu te ne. Ju kujtohen ato dy vajzat që rrinin gjithmonë bashkë, njëra me çizme rozë dhe tjetra e trashë, me sy të vëngër? Nuk ju kujtohen? Ato që njiheshin me dervishët dhe që dy-tri herë i thirrët vetë ju, shoku Fejzo, dhe u thatë: «O të punoni në llaç, o marrsh që këtej».

— Diçka më kujtohet, — tha drejtori.

— Pikërisht ato. Seç pëshpëritnin në qoshe, sic e kanë zakon vajzat. Kushedi ç'dreq udhe i kish sjellë në këtë orë të natës në stacion. Ka burrë që't'i marrë vesh punët e tyre?!

— Më shkurt, — tha drejtori.

— Ne mund të rrinim ca kohë atje, — vazhdoi karpentieri, — por, për dreq, ajo me çizme rozë më njohu dhe më tha: «Ç'kemi gjë, shoku brigadier?» Une bëra sikur s'e dëgjova, po ajo po atë avaz: «Si ia çoni me planin, shoku brigadier?» Ke pare kështu! Une prapë bëra sikur nuk e dëgjova. Po ajo s'hiqte dore: «Qenkeni bërë xurxull, shoku brigadier. Po nuk na thoni, ç'është kjo dasmë? Mos martohet shoku Fejzo vetë?» Më falni, — tha karpentieri.

Të tjerët mezi e mbajtëm të qeshurën.

— Bjeri shkurt, — tha drejtori, i ngrysur.

— Ne ikëm që të mos bënim ndonjë sherr, se na hipi gjaku në kokë. Duke dalë, dëgjuam që njëri nga ata tipa misteriozë i pyeti vajzat mos kishin pare një plak të gjatë me kokën të lidhur me shami.

— Vërtet? — pyeti shkrimtari D. D., që ishte afruar pak më pare.

— Ç'ishte nevoja për gjithë atë hyrje? — tha drejtori. — Kjo është themelorja. Domethënë ata kërkojnë njëri-tjetrin.

— Ndoshta kanë lënë takim dhe pastaj janë ngatèrruar nëpër stacione, — tha dikush. — Kjo është linjë e re dhe njeriu ngatërrohet fare lehtë.

— Ka dhe një mundësi tjetër, — tha shkrimtari, — ka mundësi që ata e kërkojnë plakun, dhe plaku e di që ata e kërkojnë dhe u largohet vetë.

Drejtori e vështroi me sy hetues."

— Edhe ky është një variant, — tha.

Aty pranë dy vetë po diskutonin për librat.

— E ke lexuar romanin e Dikensit, «Oliver Tuist»?

— Nuk e di une Oliver Tuisti, apo Oliver Rokenrolli. Mos më ngatërro mua me tuistë e me rokenrollë. Ke ndonjë tango? Asaj ia loz fenë une.

— Po ky është liber, jo dans. Ty të kanë dhënë dhe distingtivin «miku i librit».

— Të thashë, mos më ngatërro mua me çarlestone.

— Më duket se ke pire. Une të pyeta si njeri, ti...

— More, pa hiqmu mua me ata tuistët, atë të bëç ti. Se kam pire une, se s'kam pire, ajo është puna ime.

— Kam faj une që diskutoj me ty.

— Ta them copë une. S'di une tuistë e hollivudë. Shitja ndonjë tjetri ato. S'ma hedh dot mua.

Prapa supit të një dasmori, D.D. pa flokët e Pranverës. Ajo i buzëqeshi. Kur vallëzimi mbaroi, ajo u gjend afër tij.

— Është e vërtetë që dikush vërtitet përsëri rreth e rrotull? — pyeti.

— Kush të tha?

— Dëgjova që bisedonin dy vetë afër derës. Si mendoni ju, a mund të ndodhë ndonjë gjë?

— Asgjë nuk do të ndodhë, — tha ai.

— Po kush është ai që vërtitet? — pyeti vajza. Sytë e saj,, pak me bisht, dukeshin më të bukur kur ajo bëhej kureshtare për diçka.

— Kjo dasmë është si një zjarr i madh në fushë,

— tha shkrimtari, — rreth saj vërtiten fanatikët, injorantët, fetarët. Ata vërtiten, por nuk guxojnë të afrohen, ashtu si bishat që nuk guxojnë t'i afrohen zjarrit të çobenjve. Ke pare ndonjëherë zjarre çobenjsh?

— Jo.

— Natyrisht, — buzëqeshi.

— Akoma jo.

— Pikërisht si një zjarr në fushë, — përsëriti D. D., sikur të fliste me vete.

Ç'mrekulli, mendoi vajza.

# *XIV*

— Ç'mizerje! — tha njëra nga vajzat. — S'po kalon asnjë tren.

— Tani s'besoj të ketë më as trena mallrash.

— U fikëm fare.

— Ti, moj dreq, u bëre shkak, — tha ajo me çizme rozë.

Dy fshatarët dremitnin akoma mbështetur mbi boçet e tyre, dhe njeriu tjetër rrinte i palëvizur në një stol. Fytyrën e kishte në errësirë.

— S'po pushon dhe kjo daullja, — tha vajza me çizme rozë. — Martohet ndonjë nga vajzat e fabrikës.

Njëri nga fshatarët u zgjua dhe fërkoi sytë një copë herë duke murmuritur me vete.

— U zgjua xhaxhua, — tha trashamania, duke i buzëqeshur njeriut të tretë, që rrinte si i ngrirë me fytyrë të egërsuar dhe që e vështronte me neveri.

— Ke sahat, moj bijë? — pyeti fshatari.

— Jo, — u përgjigj ajo me çizme.

Në sallën e stacionit ra prapë heshtje dhe dy fshatarët filluan prapë të gërhitnin lehtë mbi stol, kurse njeriu tjetër rrinte, si dhe më pare, i vrenjtur, në errësirë. Që larg dëgjohej buçitja e daulles.

— Kush martohet, valle? — tha njëra nga vajzat, ajo trashamania. — Si nuk i pyetëm ata dy pëllumbat që ishin bërë xurxull!

— Ku ta dish. Ndonjë nga ato vajzat me pan tallona. Të kujtohet si erdhën në fillim?

— Më kujtohet, posi. Filluan të hapnin ca themele të mëdha që të shtinin datën.

— Në fillim ngritën barakat.

— Pastaj na thirri ai drejtori i tyre. Si e quanin?

— Më duket, Fejzo.

— Po, Fejzo. Ai na tha, ose të punonim në kantier, ose fia mbathnim që këndej.

— Ne budallaqet nuk pranuam të punonim.

— Si ndodhi pastaj, se s'më bie ndër mend mire? — pyeti ajo trashamania.

— Pastaj u rrahën arixhinjtë dhe ne dolëm në gjyq si dëshmitare.

— Aha, po, — tha trashamania, — u rrahën me litar natën e ramazanit.

— Ti dreq i mbajtke mend mire, — tha trashamania.

— Sa kohë kemi që jemi larguar këndej?

— Me siguri ndonjë vit.

— Çne. As gjashtë muaj s'kemi.

— Vërtet?

Fshatarët vazhdonin të gërhitnin, me kokën të vanir anash.

— Mbase bëmë gabim që ikëm këndej? — tha ajo trashamania.

— Që ikëm atëherë? Po ç'të bënim tjetër? — u përgjigj ajo me çizme. — Edhe arixhinjtë ikën.

— Të kujtohet si iknin vargan, dhe gratë mbanin fëmijët në krahë si mos o zot?

— Ne shqyheshim gazit, se s'na e priste mend ja që edhe ne do të iknim një dite.

Një copë herë nuk folën.

— Mbase bëmë gabim që ikëm, — tha prapë ajo trashamania.

— Po ç'të bënim? — pyeti ajo me çizme. — Në teqe vinin fare pak njerëz. Pastaj, qëkur u hap kantieri, edhe dervishët silleshin ftohtë me ne.

— Kishin frikë.

Vajza e shëndoshë mbështeti kokën mbi supin e shoqes dhe sytë iu bënë të menduar.

— Të kujtohet si filloi kjo histori? Të kujtohet nata e pare në teqe?

— Ëhe, — ia bëri tjetra.

— Une do fia tregoj edhe varrit, — tha me zë të ulët vajza e shëndoshë. Sytë e saj të vëngër e të pikëlluar u ngulën në perden e largët të errësirës, që shtrihej përtej derës. Ajo psherëtiu dhe u mundua të përfytyronte atë mbasdite plot zagushi, tre vjet më pare, kur ato të dyja, vajza jetime pesëmbëdhjetëvjeçare, të hipura mbi qerren e një fshatari, po e bënin për herë të pare në jetë këtë rrugë, që zgjatej përmes fushës djerr. Me to ishte dhe një plakë. Ajo u kishte folur e nara për teqenë dhe po i conte tani atje. Fshatari këndonte mbyturazi dhe si me hundë një këngë monotone, dhe kënga e tij e zvargur, bashkë me pejsazhin e thatë dhe zagushinë e mbarimit të dites, të shkaktonin një topitje të pikëlluar në shpirt. Larg dukeshin q'parisat e teqesë, për të cilën ato kishin dëgjuar aq gjëra të çuditshme. Kjo ishte teqeja e famshme. ku, «po të flije një natë, të rnbarohej një dëshirë». Dhe ja, tani

ajo po vinte bashkë me shoqen e saj, që kishte një hall të madh. Ajo ishte ngatërruar me një sportist dhe kishte frikë se mos ai taUej me të. Ajo ishte jetime, trembej shumë se mos sportisti e unte. Dervishët do të bënin që ai ta donte më shumë. Ata dinin si ta bënin këtë gjë. Sportisti tani stërvitej i qetë atje në fushën e futbollit dhe as që i shkonte nëpër mend se ato tani po udhëtonin nëpër një udhë që zvarrisej fushave, nën një këngë të përgjumur. Ai s'do ta merrte vesh kurrë këtë gjë. Ato, më në fund, zbritën nga qerrja dhe, me zemër të dredhur, hynë në teqe. Atje kishte gjallëri të madhe. Ishte një feste fetare. Kishin ardhur shumë njerëz për të kaluar natën në teqe. Midis tyre kishte pleq me reumatizëm, gra që s'bënin fëmijë, të gjymtuar, njerëz me nerva, fanatikë me fytyra të zbehta, idiote që nxirrnin jargë nga goja, tipa të dyshimtë dhe plot të tjerë. Ndaj të ngrysur nisi îë binte lodra dhe dervishët filluan të kërcenin si të tërbuar, duke lëshuar britma të çuditshme. Vajzat vështronin të mahnitura. Një valle të tillë nuk e kishin pare kurrë. Dervishët dukeshin si të magjepsur. Lodra binte vazhdimisht dhe ata kërcenin, duke tundur me një ritëm të përgjumur krahët, shpinën, kokën, gjithë gjymtyrët. Këmbët e zbathura përplaseshin e nërplaseshin vazhdimisht në dysheme. Kjo ishte një valle e tmerrshme, e pafund. Ato të dyja vështronin krejt të nemitura dhe ndienin se ndjenjat dhe mendimet po e braktisnin qenien e tyre, duke e lënë atë në pushtetin e këtij ankthi. Vallja vazhdoi pa ndërprerje disa orë rresht. Dervishët bëheshin gjithmonë e më të zbehtë. Vetëm sytë u skuqnin, sikur po u digjeshin. Ata u bënë krejt të verdhë në fytyrë. Pastaj filluan të zbardheshin. Kjo ishte më e tmerrshme akoma. Në fytyrat e tyre s'kishte asnjë pikë gjak. Aherë ata rrëmbyen ca thika të gjata e të holla dhe në sytë e të gjithëve filluan të shponin nofullat. Shpoheshin dhe vazhdonin të kërcenin duke thirrur: «uh», «uh». Kështu vazhduan gjer në mesnatë. Pastaj lodra papritur pushoi, u bë një heshtje e keqe dhe njerëzit, njëri pas tjetrit, u shtrinë për të fjetur,

Ato ishin krejt të hutuara e të shastisura, sikur të kishin pire hashash. Plaka u duk dhe u zhduk përsëri. Gjithçka ndodhi pastaj si në një ëndërr të turbullt. Vetëm në mëngjes ato e kuptuan plotësisht atë që kishte ndodhur. Duke dalë nga porta e teqesë, kuptuan se jeta e tyre këndej e tutje mori një drejtim tjetër, ashtu si lumi që ndërron drejtim pas një nate me furtunë, shi dhe bubullima.

— Të kujtohet si u kthyem më këmbë dhe ti qaje gjithë rrugës?

Tjetra u drodh.

— Çfarë? Më trembe, — tha, — sapo më kish zënë gjumi.

— Them për atë mëngjes kur u kthyem.

— Për dervishët e ke fjalën? Ç'i kujton mizerjet.

— Megjithatë, ne erdhëm përsëri pas një muaji.

— Ne filluam të bënim si ajo plaka. Sic na prishi mendjen neve ajo, ashtu dhe ne ia prishëm mendjen ndonjë tjetre.

— Gjenim ndonjë budallaqe si vet ja dhe e gënjenim.

— Ç'poshtërsira kemi bërë!

— Mua sidomos për njërën më ka ardhur keq.

— Për cilën?

— Të vjen ndër mend një nxënëse e teknikumit, një vajzë simpatike me flokë të prerë shkurt, që na e prezantoi Bali?

— U, po, më kujtohet.

— Për atë më ka ardhur keq.

— Më duket se e quanin Mira.

— Mbase. Po asaj nuk i bënë dot asgjë. Dëgjova një dite dy dervishë që po bisedonin për të. Ikte si një xhind, thoshin.

— I lumtë asaj!

— E kam pare një dite në autobus. Bëra sikur nuk e njoha. As ajo s'më njohu.

— Sa poshtërsira kemi bërë.

— Për të kënaqur ata dreq dervishë.

— Pastaj ata filluan të na silleshin ftohtë, — tha vajza me sy të vëngër.

— Kohët e fundit kishin frikë.

— Qëkur filloi të ndërtohej ky kantier dhe kjo hekurudhë, dervishët u hutuan fare.

— A s'të thashë une që në fillim, që atë **dite** kur punëtorët ngritën barakën e pare?

— Kurrgjë nuk më the.

— Qyqja! A s'të thashë, që ne nga ata do të gjejmë belane?

— Më the, po mua s'më besohej.

— Të kujtohet kur u ngrit baraka, që u grumbulluan të gjithë te ai ledhi atje dhe ai korrespondenti i ATSH-së bëri një fotografi?

— Qyqja, çfarë budallai ishte ai korrespondenti!

— Ne deshëm të dilnim në fotografi bashkë me ta, por ai na tha: «Largohuni ju, shoqe!».

— Çfarë budallai!

— Qyshse tha ai .atë fjalë, mua ma ndolli zemra të keqen. Aha, mendova, me këta s'**do** ta kemi punën mire.

— Kurse mua ma ndolli zemra qysh atë **dite** kur dervishët mallkuan qytetin që do të ngrihet këtu. Të kujtohet, atë **dite** që u **bene** piketimet e kantierit? Dervishët thoshin se këto toka janë vakëf dhe çdo gjë që do të ngrihet mbi to, allahu do ta rrafshojë prapë.

— Tani më vjen ndër mend. Binin përmbys si të çmendurit, pastaj ngriheshin prapë, pastaj prapë binin, duke futur thonjtë në tokë.

— Dhe mallkonin çdo gjë: udhët, ndërtesat, trenat, gjithë qytetin që do të ngrihet.

— Qyqja, çfarë mallkimi! Dukej sikur do të binte bomba atomike!

— Çfarë budallenjsh!

Vajzat heshtën një copë herë.

— Të kishim shkuar andej nga Laçi, — tha ajo me sy të vëngër.

— Uh, — psherëtiu tjetra. — Kudo që të verni, s'na pranojnë.

Prapë heshtje. Zallahia e largët e dasmës herë ndihej më shumë, herë më pak, sipas drejtimit që merrte era.

— Dasmë e madhe, — tha pas pak. — Nuk pushon daullja.

Trashamania psherëtiu, dhe ato heshtën një copë herë të madhe, duke dëgjuar këngën që vinte nga larg dhe buçimën e daulles.

— Si s'po vjen asnjë tren! — tha trashamania.

— S'besoj të ketë më trena, — u përgjigj ajo me çizme. — Ka kaluar mesi i natës.

— Ku do ta kalojmë natën? Sikur të shkonim në dasmë. Mbase nuk na dëbojnë.

Dy fshatarët gërhitnin lehtë, gjysmë të shtrirë mbi stol, ndërsa njeriu tjetër pinte cigare në qoshe,- pa ua hedhur fare sytë atyre të dyjave.

— Filloi shiu, — tha trashamania.

Ato dëgjuan një copë herë se si binte shiu përjashta, pastaj trashamania vari kokën mbi gjoks dhe filloi të dremiste, kurse tjetra seç mendonte duke vështruar si e hutuar natën që nxinte përjashta derës.

Papritur njeriu tjetër brofi në këmbë dhe iku nëpër errësirë.

Larg u dëgjua një fishkëllimë lokomotive.

— Ngrehu, — i tha ajo me çizme shoqes, — po vjen një' tren.

# XV

Ky ishte treni i maUrave i. orës dy e çerek pas mesnate. Në fund të vargut të gjatë të vagonëve të errët, te kabina e vogël prej druri e rojave të shërbimit, ndriçonte si zakonisht një fener i zbehtë. Dy rojat, veshur me uniformen blu të punonjësve të hekurudhës, pinin cigare dhe shkëmbenin ndonjë fjalë më të rrallë, kurse njeriu i tretë, që u ishte lutur atyre ta merrnin në stacionin fqinjë, rrinte i mbështjellë me pallton e madhe dhe vështronte errësirën e ftohtë dimërore.

— Toka u ngop me ujë. Tani për bujqësinë do të jetë mire, po u hap koha.

— Të mbajë nja tri-katër javë.

— Edhe më shumë duhet. Andej nga anët tona kanë rënë shira të mëdha.

— E lexove në gazetë?

— Sikur të mos qenë tarracat, gjysmat e toka vena i përfshiu erozioni.

Tjetri nxori përsëri gazetën.

— Merr një «Partizani»-, janë nga të Shkodrës.

— Ky dreq çakmaku prapë m'u prish.

Treni çante me shpejtësi hapësirën e natës. Fishkëllima e lokomotivës vinte herë pas here që tutje, si një klithmë **e** largët dhe e huaj. Kjo ishte biseda e lokomotivës me natën. Herë dukej sikur lokomotiva trembej nga nata, herë sikur gëzohej, që me farët e saj të fuqishëm i gjente përsëri shinat e njohura, të shtrira në dy vija pambarim.

Larg, nga **e** djathta, vezulluan ca drita.

. — Ata katundarët besoj se tani do të kenë mbërritur në dasmë, — tha njëri nga rojat.

— Me siguri. Ka tri orë e ca që zbritën në stacionin e ri. Që nga stacioni i ri gjer këtu rruga më këmbë nuk mban as dy orë e gjysmë, po të ecësh mire.

— Shumë fytyra të egra kishin. Sidomos njëri.

Ata folën akoma diçka tjetër për dy katundarët, që kishin zbritur tri orë e ca më pare në stacionin e ri. Disa orë më pare, kur treni i mallrave po bënte rejsin e kundërt, katundarët u ishin lutur rojave t'i merrnin, sepse donin të arrinin sa më pare në një dasmë, ku ishin ftuar. Dasma bëhej përballë stacionit pa emër (rojat e kuptuan këtë nga teqeja që përmendën katundarët), ku treni i mallrave nuk ndalonte; kështu që rojat u thanë të zbritnin në stacionin e ri dhe që andej të shkonin më këmbë, duke ecur pas vijës hekurudhore.

— Dy-tri herë pyetën mos k'sh hipur në trenin tone një plak i gjatë me kokë të lidhur me shami, — tha njëri nga rojat.

— Se si m'u dukën ata katundarë. Mysafirë të dyshimtë.

— As faleminderit nuk thanë kur zbritën.

— Ç't'i bësh, lloj-lloj njerëzish ka kjo **bote.**

Grumbulli i dritave nga e djathta u afrua më shumë.

Sic duket, ajo dasma bëhet diku këndej, tha me vete njeriu i tretë, kur ndjeu turbull midis zhurmës së binarëve, se si diku, prapa errësirës, binte një daulle e largët. Nga bisedat e të dy rojave ai kishte kuptuar se diku, në këtë fushë, bëhej një dasmë pak e çuditshme, ku nusja martohej pa lejen e shtëpisë dhe shokët e dhëndrit kishin ardhur nga të gjitha anët e republikës._

Ah, këto dasma, tha me vete pasagjeri. Si nuk vënë mend njerëzit. Ai u struk përsëri në qoshe dhe dy--tri herë tundi kokën duke mbledhur buzët.

Pse i bëni këto gjëra?

Ishte e vështirë ta merrje vesh nëse kjo frazë u murmurit prej pasagjerit, apo vetëm u mendua prej tij. Me sa duket, fraza rrinte pezull midis mendimit dhe murmuritjes, dhe treni bënte një zhurmë të tillë monotone mbi shinat, saqë odo murmuritje e mbulonte duke e shndërruar në një mendim dhe, nga ana tjetër, çdo mendim. me zhurmën monotone të rrotave, dukej sikur e shndërronte në murmuritje.

Pse i bëni këto gjëra? përsëriti pasagjeri. Sado që të përpiqeni dhe të jeni të kujdesshëm, diçka e keqe do të ndodhë. Ju tani dëfreni dhe këndoni dhe ju duket se nuk do të ndodhë gjë, por e keqja gjithmonë e gjen shtegun për t'u sulur midis njerëzve. Edhe une ashtu kujtoja, si ju. Mendoja se mjaftonte të më donte ajo dhe çdo gjë do të shkonte shumë mire. Edhe kur më lajmëruan të afërmit e mi që të ruhesha, nuk i dëgjova. Mendoja se asgjë nuk mund të ndodhte, përderisa ajo më donte aq shumë dhe une e doja edhe më shumë. Edhe një javë pasi u martuam, kur të afërmit e mi më thanë se, sidoqoftë, duhej të kisha mendjen, sepse njerëzit e ish-të fejuarit të saj ishin egër-



V

suar shumë, une nuk i dëgjova. Ishte po kjo daulle, që e kam akoma në vesh që nga dita e dasmës. Tamam, kjo daulle. Atëherë asgjë s'më trembte. Dhe, sa më shumë që kalonte koha, aq më tepër më dukeshin qesharake sh'qetësimet e njerëzve të mi dhe meraku i tyre. Ata bëheshin merak që une jetoja vetëm me të në shtëpinë e vogël, në të dalë të fshatit. Pastaj doli ndryshe dhe une u pendova për të gjitha, por ishte tepër vonë dhe asgjë nuk mund të rregullohej më, sepse gjithçka kishte mbaruar përgjithmonë. Ç'urrejtje të tmerrshme kishin pasur ata për atë! Nga buron valle gjithë kjo urrejtje e zezë dhe si mund të urrehet kështu një grua? Ishte gjithë plage, e shtrirë në oborr dhe vrasësit deklaruan në gjyq se ajo rrotullohej vetë në tokë nga dhembja, ndërsa ata e goditnin me thikë, por gjyqi verte toi se kjo nuk ishte e vërtetë, por që ata e rrotullonin trupin e saj nga të gjitha anët, për ta goditur në çdo pjesë të trupit.

Po këndojnë, sepse nuk dinë se ç'mund të ndodhë, ashtu sic nuk dija une. Sikur ta dija se do të më dëgjonin, do të zbrisja tani dhe të shkoja në këtë dasmë e t'u thosha: Pse i bëni të gjitha këto, ç'është nevoja? Lëreni më mire vetë këtë punë, derisa nuk ka ndodhur asgjë e keqe, derisa diçka mund të shpëtohet akoma. Le të pushojë daullja, dhe nusja le të shkojë në shtëpi te babai i saj e të martohet sipas zakonit, dhe dhëndri të vejë në punë të tij. Përsè të ndodhin kot gjëra të këqija. A mund të ngrihet dot njeriu kundër zakonit të tmerrshëm? Jo. Më mire një dasmë më pak, sesa një mynxyrë më shumë. Ikni të gjithë, sa s'ka ndodhur gjë. Ikni, oburra! Shpejt!

Fjalët e fundit pasagjeri i tha pothuajse me zë të lartë dhe të dy rojat vështruan njëri-tjetrin.

Tani treni po ngadalësonte shpejtesine dhe goditjet e daulles dëgjoheshin më fort. Pasagjeri vështronte me sy të shqyer në drejtimin e dritave të largëta.

Shuani dritat! Ikni andej nga erdhët!

Rojat përsëri vështruan njëri-tjetrin.

Kjo daulle më godet mu këtu. Ç'prisni akoma? Ikni!

Anash kaluan dy sinjale të gjelbra, si dy krahë të ngritur nga toka. Një grumbull tullash. Një llampë në një rrjetë teli. Ca trarë. Një sin j al tjetër i kuq. Platforma e gjatë, e lagur.

Në platformë rrinin në këmbë dy vajza dhe dy fshatarë. Ata vështronin si të hutuar vagonët e errët metalikë që rrëshqitnin përpara tyre dhe vazhdonin udhën mes për mes natës.

Treni nuk u ndal në stacion. Përsëri sinjale të gjelbra. Një llampë. Ca fuçi sere. Pastaj platforma që mbeti pas, me tabelën e bardhë të orarit, që dukej sikur u thoshte vagonëve: «Këtu nuk ndalohet. Ikni. Ikni.»

Treni po e shtonte shpejtësinë. Atje tej, në krye të vagonëve të qullur, lokomotiva, duke çarë natën, erën dhe shiun, që i përplaseshin me rrëmbim në ijet e saj të hekurta, lëshoi përsëri një klithmë.

# *XVI*

D. D. kishte mbështetur mjekrën mbi dorën e majtë dhe po vështronte rrëmujën e dasmës. Ora ishte tre e çerek. Dasma qe në kulmin e saj. Orkestra binte papushim dhe vallet plekseshin e shplekseshin njëra pas tjetrës. Ato mbinin si Iule të mëdha e të çuditshme midis rrëmujës. Mbinin e rriteshin shpejt e shpejt, brenda pak sekondave lëshonin bisk e pétale dhe pastaj, pasi ngrinin kokën gjer në qiell, e ulnin përsëri dalngadalë e vyshkeshin, duke ia lënë vendin një valleje të re. Ato ishin të ndryshme, si lulet në një lendine.

Disa ishin të lehta e me ngjyra të ndezura e të gëzueshme, ca të tjera ishin të renda e me tone të ngrysura.

D.D. vështronte si ndërtoheshin e si prisheshin vallet dhe se si mbi gërmadhat e një valleje të porsaprishur lindte e ngrihej një valle e re.

Pikërisht në kohën midis dy valleve ai pa gazetarin.

— Ç'mendohesh? — i tha gazetari, duke i vënë dorën në sup.

— Shikoj vallet.

— A e di? — tha gazetari, — thonë»se këndej rrotull janë pare përsëri shkesi dhe i fejuari i Katrines.

— Diçka më zuri veshi.

— Ç'do të bësh, do të rrish akoma? ^

— Do të rri, — tha shkrimtari.

— Une e di se ç'pret ti, — tha gazetari duke qeshur. — Ti prêt të ndodhë diçka.

— Asgjë s'ka për të ndodhur.

— Ti prêt të pëlcasë sherri. Ju shkrimtarët vdisni për një çikë sherr.

Shkrimtari qeshi dhe tundi kokën.

— Une do të shkoj të fie, — tha gazetari, — të këshilloj të mos përzihesh në ndonjë ngatërresë. Natën e mire!

— Natën e mire! — tha D. D.

Ai mbështeti përsëri dorën te mjekra dhe vështroi vallet. Ai mendonte se kjo lëvizje e çuditshme këmbësh e duarsh është alfabeti më i vjetër që ka krijuar dhe ka lexuar njeriu.

Duhet të shkruaj diçka për vallet, mendoi shkrimtari. Ai u ngrit dhe filloi të vërtitej midis njerëzve që mbushnin të ndarat e barakës.

Përsëri u prish një valle. Rrënoja. Tym. Pluhur. Ere baruti. Ai u fut midis gërmadhave. Eci përpara. Kokën e kishte pak të rende nga pija. Rreze dielli midis pluhurit. Këmbët i pengoheshin nëpër gurët e rende. Më në fund doli përsëri nga rrënojat dhe u gjend prapë midis dasmës.

Përbri tij, Katrina vështronte gjithçka me sytë e mëdhenj të menduar. Në fytyrën e saj ishte përhapur diçka midis buzëqeshjes dhe hutimit. Kështu duken nganjëherë njerëzit, kur zgjohen nga një ëndërr.

D. D. dëgjoi zërîn e Sodës Kaustike.

— Epo, mjaft tani. Erdhi koha të flesh.

— Shokë punëtorë! — thoshte duke zvarritur fjalët bashkëpunëtori shkencor. — Une di një mijë e gjashtëqind e dyzet e pesë formula dollish. I kam të regjistruara në skedat e mia. Une i di të gjitha formulât e dollive, megjithëqë gjer më sot nuk kam ngritur asnjë dolli.

— Mjaft tani, — i thoshte Soda Kaustike me zë të ulët.

— Une as në dasmën time nuk kam pire nga kjo pije folkloristike, që quhet raki. Më besoni, shokë punëtorë.

— Të besojmë, të besojmë, — tha dikush.

— Më besoni? Aherë vazhdojmë. Banorët e fisit Tatu-Puki, ditën e dasmës. ..

— Mjaft, erdhi koha të flesh, — ngulte këmbë Soda Kaustike. — Inteligjencia popullorë duhet të flejë rregullisht.

Ai e mori për krahu bashkëpunëtorin dhe e tërhoqi drejt hyrjes. Aty u kujtua, sic duket, për pallton, çantën dhe borsalinën. E la bashkëpunëtorin në një karrige dhe u sul midis njerëzve. Pallton dhe çantën i gjeti shpejt, por borsalinën e kërkoi për një kohë të gl'atë. Më në fund i zuri syri atë të dehurin, që po dilte përsëri nga dera e kuzhinës. Në kokë prapë kishte vënë borsalinën dhe, ngaqë e kishte lagur kokën, uji i kullonte nëpër Hapat e veshëve.

Soda Kaustike ia hoqi nga koka borsalinën, me një lëvizje të rrufeshme të dores.

— Të mblidhet kolektivi! — tha i dehuri, pa e vështruar fare.

Ndërkaq bashkëpunëtori shkencor kishte filluar oërsëri të shpjegonte diçka për eskimezët. Soda Kaustike, pa e zgjatur më, e tërhoqi përsëri drejt daljes. Du-

ke dalë, bashkëpunëtori u kthye edhe një herë dhe ulëriti me sa kishte në kokë:

— Alametçe!

— Po kalon në banditizëm, — tha dikush.

D. D. nuk e kuptoi as vetë se si u gjend papritur në një valle. Djkush ia kapi njërën dore, dikush tjetrën dhe ai filloi të lëvizte këmbët sipas ritmit. Tani nuk ishte më si para disa orësh, kur njerëzit që rrinin nëpër tryeza, mund të shikonin se si të tjerët kërcenin valle. Tani shumë njerëz rrinin më këmbë, shpeshherë brenda rrethit të valles, dhe vazhdonin ndonjë bisedë, ose qeshnin e pinin duhan, sikur përreth të mos ndodh te asgjë.

Kur vallja u prish, shkrimtari u vërtit një copë herë rreth e rrotull. Te tabela me bojë të kuqe po ngjitnin një karikaturë miqësore. Ata që ishin afër dhe që po zgjatnin kokën për ta lexuar diçiturën, filluan të qeshnin me të madhe.

— E patë gjë shokun Fejzo? — pyeste ai karpentieri që kishte qenë në stacion, duke çarë midis njerëzve.

— Si është puna? — tha Dhori, që u gjend aty pranë.

— Kanë ardhur ato dy vajzat. Rrinë përjashta te streha që të mos i lagë shiu.

— Ç'vajza? Më duket se flet përçart.

— Ato që ishin në stacion. Një me çizme rozë dhe ajo tjetra, e shëndosha.

— Po mire, le të hyjnë. S'ka nevojë të pyesësh shokun Fejzo. Kjo është dasmë.

— A thua?

Orkestra filloi të binte dhe dikush thirri:

— Fuqinë e kanë damât.

D. D. ndjeu se dikush e preku në bërryl. Ktheu kokën. Ishte Pranvera.

— A vallëzojmë?

Ata u futën midis vallëzuesve, që vërtiteshin në një vend të ngushtë.

— Ku ke qenë? — e pyeti ai.

— Aty në qoshe, me shoqet. Une ju kam pare disa herë.

— U mërzite?

— Aspak.

Nga flokët e saj vinte një erë e këndshme. Atij iu duk se në këtë erë, ashtu si në vijën e buzëve të saj dhe në supet pak të ngritura, kishte diçka të sinqertë dhe besnike. Kurse në sytë me bisht kishte diçka të rrëshqitshme, që dukej sikur i thoshte: «Une jam një gjë, që mund të iki», dhe kjo i shkaktonte atij një shqetësim të këndshëm.

— Sa vjeç je? — e pyeti.

Ajo qeshi duke mënjanuar kokën.

— Pse qesh?

— Është e dyta herë që ma bëni këtë pyetje.

— Vërtet?

Ajo vazhdoi të qeshte, dhe e qeshura e saj ishte prapë diçka e rrëshqitshme, e bardhë dhe vezulluese, si një shkundje dëbore.

— Kam pire pak, — tha D. D.

Një copë herë vallëzuan pa folur.

— Ja, Mira, — tha ajo.

Pranvera deshi t'i thoshte diçka, por vuri re se D. D. e kishte mendjen gjetkë dhe diçka po ndiqte me sy që pas supit të saj.

— Diçka po ndodh, — tha ai ngadalë.

— Çfarë? — pyeti ajo me zë të dobët.

Ai vështronte dasmën dhe ndiente valet e shqetësimit, që fërgëllonin të padukshme e të pakapshme midis haresë. Orkestra vazhdonte të binte.

— Çfarë po ndodh? — e pyeti vajza.

Ai nuk u përgjigj.

— Mos ka ardhur prapë babai i vajzës? — tha ajo.

— Nuk besoj. Ai iku nëpër trenat e natës.

Ai ndjeu putrat e kafshës së rrezikshme, që ishte afruar përsëri te kufiri i dasmës.

— Pak përpara, një nga ata pleqtë, tek ajo tryeza e vogël, tha se ky qytet i ri kërkon kurban.

Ai e vështroi i përqendruar.

— Është thirrje e legjendës, — tha. — Që poshtë nga thellësitë, legjenda kërkon të drejtat e saj.

Ajo e vështroi sikur t'i thoshte «fol akoma», por ai nuk tha gjë tjetër.

— Nuk e kuptova atë punën e legjendës, — tha vajza, për ta bërë që të fliste.

Ai e vështroi pa e pasur mendjen mire në fjalët e saj.

— Legjenda ka uri, — tha pas pak. — Ajo është shtrirë gjerë e gjatë nëpër themelet e kantiereve dhe prêt pjesën e saj.

— Pastaj?

— Ajo kërkon Jqë, sipas zakonit të lashtë, jeta në këtë qytet të ri të fillojë me një fil, domethënë me vdekje.

— Pse?

— Sepse ajo është legjendë. Ajo nuk njeh projekte dhe plane dhe ligje teknike. Ajo njeh vetëm terrin që e ka lindur.

Duke folur, ai e ndjeu se po fundosej ngadalë në të kaluarën. Kokën e kishte të rende. Ai nuk donte të shkëputej nga duart e saj, por kjo ishte e pamundur. Po fundosej. Duart e saj, njëra te supi, fare pranë qafës, dhe tjetra në dorën e tij, mundoheshin ta mbanin në sipërfaqe si dy goma shpëtimi. Befas ai pa qindra e qindra themele të hapura dhe mijëra muratore, që goditnin gurin me çekiç, nën diellin e bardhë përvëlues, dhe fytyrat e tyre ishin të ngrysura e të mërzitura, ngaqë muret rrëzoheshin shpesh dhe kullat e këmbët e urave shembeshin, sepse, që të qëndronin më këmbë, ato kërkonin fil. Ai pa pastaj mijëra nuse, që ecnin ngadalë drejt rrëpirave ku ngriheshin muret e keshtjellave, apo ndanë lumenjve ku ndërtoheshin urat; dhe të gjitha ato nuse mbanin në duar, mbështjellë me një boçe, bukën e dre-

kës, që po ua çonin burrave të tyre ustallarë. Cila prej tyre ishte Rozafa, që do ta muronin në themelet e kalasë së Shkodrës? Themelet e kalave dhe të urave zgjateshin e zgjateshin nëpër shekuj. Në kohën e sotme ishin shndërruar në themele kantieresh. Ata shtriheshin poshtë skelave, blloqeve të betonit, vinçave, motopompave dhe atje poshtë, në fundet e themeleve, po jepte shpirt legjenda. Ajo kërkonte ushqim. Ajo kishte uri. Tani, pas qindra vjetësh, thirrja e saj ishte e dobët, megjithatë çdo njeri prej nesh e dëgjonte qoftë edhe për një grime jehonën e saj, ashtu sic dëgjojmë breshrin në gjumë. Perse, duke kaluar përmbi dërrasën e ngushtë që është vendosur mbi themelin e hapur thellë, qëllon që të merren mendtë? Sepse të thërret legjenda. Eja tek une, thërret ajo. Zëri vjen i largët, i shurdhër. Megjithatë ti e ndien tërheqjen e saj, rrezikun dhe aherë shpejton të mbash ekuilibrin, për të mos rënë atje poshtë.

— Te hyrja janë grumbulluar njerëz, — tha vajza mengadalë, sikur ta zgjonte nga gjumi.

Aï ktheu kokën andej.

Duke vallëzuar, ata iu afruan hyrjes. Atje ishin grumbulluar vërtet disa njerëz. Ca të tjerë kishin dalë përjashta dhe qëndronin nën strehën e barakës, për të mos i lagur shiu.

— Një mura tor tha se e pa njërin prej tyre perte j qiparisave, — thoshte dikush.

— Në djall të vejë. Sidoqoftë, do të ishte mire të lajmërohej policia.

— Këtu s'ka rajon policie.

— Ama, quii do të jenë bërë duke u vërtitur kaq kohë nëpër shi.

Pranvera dëgjonte krejt e përqendruar bisedën e njerëzve.

— Vërtiten rreth dasmës, — tha ajo, sikur të fliste me vete. — E çuditshme.

— Kështu kanë lindur mithet per shpirtrat e ligj, — tha D. D.

Befas atij iu duk se fytyra e vajzës ishte bërë e bardhë, gati e tejdukshme.

— Po ti, ç'ke ti?

— Asgjë, — tha ajo.

— U trembe?

Ai vuri dorën e djathtë mbi supet e saj dhe i preku flokët mengadalë. Vajza e mbështeti kokën mbi supin e tij.

Brenda dasma vazhdonte.

I

t

# *XVII*

Une e dija që ishte ai. Që në fillim të dasmës, qysh atëherë kur thanë se dikush vërtitej përtej stacionit hekurudhor, mua ma ndolli zemra se ai do të vinte. Ai do të vinte patjetër, une këtë e prisja. S'kishte si të ndodhte ndryshe. Vite me radhë ai ka qenë frika ime, por sonte është nata e fundit që ai më ndjek. Thonë se ka ardhur bashkë me të fejuarin tim, ose me ndonjë njeri tjetër nga fisi i tyre, sepse ai gjithmonë ka bërë punën e qenit, që i tregon rrugën të zotit. Ai para, i fejuari prapa.

Une e prisja. Edhe kur, për çùdinë e të gjithëve, hyri në dasmë babai, une kërkoja me sy, prapa shpinës së babës, atë. Ai s'ishte me babën, por hija e tij ishte me të. Thonë se kanë humbur njëri-tjetrin nëpër trena, se janë ngatërruar nëpër stacione dhe nuk e gjejnë dot njëri-tjetrin, thonë se baba iku nga dasma për ta kërkuar, që pastaj të kthehet në dasmë bashkë me të dhe.. . Une s'kam frikë. Frika ime prej tij ka mbaruar njëherë e përgjithmonë. Veç kësaj, asnjeri nuk mund ta dijë më mire se une perse ata të dy nuk e gjejnë dot njëri-tjetrin. Une jam e sigurt se baba ikën prej tij, por këtë asnjeri nuk e merr me mend, sepse asnjeri nuk e ka dëgjuar bisedën e pushkëve atje në kullën tonë të vjetër.

Ai tani vërtitet rreth e rrotull. Mua përpiqen të m'a fshehin, që të mos më shqetësojnë, por une e ndiej atë më mire se kushdo. Une e ndiej kur ai afrohet dhe kur largohet. Kështu ndihet në are shushurima e gjarprit. Kallëzat e grurit kthejnë kryet nga era herë në një drejtim, herë në tjetrin. Dhe gjarpri rrëshqet midis tyre. Edhe sonte, në këtë dasmë, njerëzit kthehen herë në një drejtim, herë në tjetrin, për të kuptuar nga afrohet ai.

Ka tetë vjet që më ndjek kjo shushurimë. Sonte ajo është bërë më kërcënuese se kurrë. Sonte gjarpri do që të kafshojë.

Tetë vjet jetova nën ankthin e këtij njeriu. Kjo ishte si një magji e pazgjidhshme, një peshë që më rëndonte dite e natë në gjoks, si ai makthi kur të zë në gjumë dhe të merr frymën.

Kjo filloi qysh në atë dite vjeshte, kur une u ktheva nga shkolla dhe kuptova se në kullën tonë kishin ardhur mysafirë të largët. Isha dhjetë vjeç. Ngjita shkallët dhe pashë pushkët e varura në mure. Nga brenda dëgjoheshin bisedat e burrave. Nëna me një kushërirën tonë po çonin raki dhe meze matanë.

— Nënë, çka janë këta? — pyeta.

— Për ty kanë ardhë, bijë, — tha ajo dhe më vështroi me dhimbsuri.

— E pse, nënë?

— Po të fejojmë, të paste nana! Gëzohu.

Une mbeta. E ndjeva turbull se filloi për mua diçka e zymtë dhe **e** gjatë.

— Prandaj ka ardhur dy-tri herë ai burri me lungë në qafë?

— Po, bijë, prandaj. Ai edhe sot ka ardhur.

— E njoha nga pushka. Ajo pushka e shkurtër është pushka e tij?

— Po bijë. Ai është shkesi.

Mua përsëri m'u rrokullisën lot të tjerë, dhe nëna më përkëdheli flokët e më puthi në balle.

Matanë vazhdonte biseda e burrave dhe dëgjohej tringëllima e qelqeve të rakisë. Çdo herë që tringëllinin gotat, une ndieja se diçka brenda meje thyhej **e** bëhej copë-copë.

Ishte mbasdite e zymtë. Jashtë frynte një erë e ngrohtë që të merrte frymën. Une rrija si e humbur pranë dritares dhe vështroja pushkët e varura në mur. I kisha dëgjuar shumë herë se si bisedonin pushkët me njëra-tjetrën, tek qëndronin të varura me tytat poshtë. Ato tregonin për plumbat që kishin nxjerrë nga grykat e tyre të zeza, për thirrjet «ah»- përpara vdekjes, për njeriun e rrëzuar mbi ujin e burimit. Une isha mësuar me bisedën e pushkëve, por këtë herë ajo ishte më e ngrysur dhe më e ftohtë.

«Uh, u plakëm»-, thoshte njëra pushkë, ajo më e gjata.

«Pushka që s'vret, plaket shpejt». Këto fjalë i thoshte pushka e shkurtër e njeriut me lungë.

«Të ka marrë malli të vrasësh?»

«Po, vallahi», thoshte pushka e shkurtër.

«Cilin ke ndër mend të vrasësh», pyeti një maliher.

Heshtje.

«Cilin ke ndër mend të*vrasësh?», pyeti përsëri maliheri.

«Katrinen», u përgjigj pushka e shkurtër.

«E pse?»

«Në qoftë se ajo bën ndonjë turp e na korit».

«Në qoftë se ajo bën ndonjë turp e na korit, ka kush e vret!», tha pushka e babës.

Pushkët një copë herë nuk folën. Tani filluan të pëshpëritnin me njëra-tjetrën shënjestrat, thepat, këmbëzat. Ato tregonin gjithfarë ngjarjesh të vogla, ndërsa pushkët heshtnin.

«Uh, u plakëm», tha përsëri pushka me tytën më të gjatë,

«U bëmë si gratë. S'po qesim më tym».

«Të ka marrë malli të qesësh tym?»

— E pse jo? Ne për atë punë jemi bërë, për të vrarë. Ne s'jemi parmenda, që të mbrehemi pas qeve, ne jemi pushkë.»

«Mjaft me budallallëqe», tha maliheri. «Kur të vijë dita për të qitur tym kundër armikut, të gjitha atë punë do të bëjmë.»

«Po prishen zakonet e lashta. Po merret nëpër këmbë kanuni i maleve, kurse ne heshtim.»

«Tani ne kemi punë me armikun.»

«Ai që prish zakonin, është armik.»

«Përkundrazi.»

«Ti je i paftyrë», tha pushka e shkurtër.

«Si the, bushtër?», thirri maliheri.

Ato filluan të grindeshin ashpër dhe une vija re se si tytat e tyre mundoheshin të drejtoheshin kundër njëra-tjetrës, por kjo ishte krejt e pamundur, sepse mungonin duart e njerëzve që t'i drejtonin.

«Mjaft!», thirri me zë të ngjirur pushka më e moçme. «S'ju vjen turp? U bëtë si gratë, kur grinden te pusi i fshatit.»

Pushkët murmuritën edhe një copë herë nëpër dhëmbë dhe pastaj prapë u bë heshtje.

Kisha më shumë se një orë që po dremitja. Kur burrat filluan të dilnin, u përmenda. Ata merrnin njëri pas tjetrit pushkët dhe, duke i hedhur në sup, iknin, pasi përshëndeteshin me babën.

Ikën të gjithë. Në mur mbeti e varur vetëm pushka e babës.

«Katrin, — më thirri ai. — Eja këtu. Tani ti je e fejuar. Qysh nesër nuk do të shkosh më në shkollë.»

Une ia plasa të qarit. Baba u nxeh. Ai ma rrëmbeu librin e këndimit", që nuk e di pse m'u gjend në duar, dhe e flaku në zjarr. Fletët filluan të digjeshin me zhurmë. U dogjën qytetet e bukura, trenat, fushat, xhadetë dhe deti i kaltër.

Kështu mbaroi ajo dite. Ai vinte shpesh. Pushka e tij dhe pushka e babës bisedonin ngadalë në mur. Bisedat e tyre ishin të shkurtra e të mërzitshme. Nganjëherë ato bëheshin të ngrysura dhe kërcënuese, kundërshtonin njëra-tjetrën, grindeshin me zëra të mbytur. Pastaj prapë qetësoheshin dhe flisnin ngadalë e mërzitshëm si më pare. Qysh atëherë në jetën time hyri ky njeri i tmerrshëm me një lungë në qafë. Une e ndiej se si ai vërtitet nëpër fushë. Përmes buçimës së daulles dhe këngëve dhe zhurmave une dëgjoj vërshëllimën e gjarprit. Herë afrohet, herë largohet përsëri. Vërtitu, vërtitu, sonte është nata jote e fundit. Zvarritu nëpër shi, nëpër pellgje, shkes i keq!

# XVIII

Dikush e kishte ftuar D. D. në valle dhe ai qe ngritur. Kjo ishte një valle e vjetër burrërishte, me një ritëm të rende, ku fjalët përsëriteshin e përsëriteshin vazhdimisht. Dukej sikur vargjet e këngës ishin si ca pllaka të rënda hekuri, që nuk ndaheshin dot lehtë nga njëra-tjetra. Ai që e hiqte vallen, godiste herë pas here fort tokën me thembrën e këmbës së djathtë, sikur të shtypte atje diçka të keqe dhe mizore, pastaj ngrinte kokën, buzëqeshte dhe tundte shaminë e bardhë, sikur të jepte lajmin e gëzuar për ata që ishin larg, se e keqja u shtyp nën

thernbrën e tij. Por ndërkaq, ndërsa ai tundte shaminë e bardhë, e keqja ngrinte kokën përsëri dhe përpiqej ta kafshonte që poshtë, si gjarpri, prandaj ai kthehej prapa me fytyrë të egërsuar dhe e shkelte përsëri me thembër, akoma më me tërbim, duke thyer gjurin e duke rënduar i tëri mbi të, dhe pastaj prapë ngrinte kokën dhe tundte me triumf shaminë e bardhë, ndërsa prapë e keqja përpiqej të ngrinte kokën e copëtuar dhe të kafshonte, dhe ai prapë kthehej, dhe kështu vali ja vazhdonte.

Ndërsa vallëzonte, D. D. pa Katrinen, jqë bisedonte me dy-tri vajza të Tiranës. Aty afër u shfaq përsëri gazetari.

— Prapë erdhe? — e pyeti D.D. kur mbaroi vallja.

— Nuk më zinte gjumi.

— A e patë shokun Fejzo? — pyeste Rudi më të djathtë e më të majtë.

— Si është puna?

— Ky shoku ka gjetur ca pusulla të çuditshme, — tha Rudi, duke treguar një punëtor të shkurtër. Punëtori mbante në duar ca fletë.

— Shikojini, — tha.

Shkrimtari mori një nga fletët dhe lexoi: «Ora 23.57' luaj rolin e Xhonsonit. Ora 00.44' luaj rolin e Hrushovit. Ora 00.59', pasi bëj makiazhin e nevojshëm, luaj rolin e agjentit spiun».

Soda Kaustike ia piasi gazit.

— Janë shënimet e atij mikut tim, — tha.

— Na u dukën tepër të dyshimta, — tha punëtori.

— Bëhem une garant për të, — tha Soda Kaustike.

Rudi dhe punëtori i shkurtër u larguan.

— Si duken punët? — pyeti gazetari.

— Mrekulli, — tha shkrimtari.

— Ka plasur ndonjë sherr?

— Jo.

— Dasmë pa sherr, gjë e rrallë.

Rreth e rrotull vallëzonin.

— E di ç'mendoj? — tha D. D. — Përfytyroj një tren

të gjatë, të gjatë, lyer me bojë të kalter, ku të kenë hipur mijëra ish-të fejuar të mitur nga gjithë Shqipëria.

— Kjo gjë mund të bëhet, — tha gazetari. — Do tô ishte një ekskursion i mrekullueshëm. Në mos në një tren të kalter, ata mund të hipin në një karvan autobusësh të «Albturistit».

— Dasma po arrin kulmin e saj, — tha shkrimtari. — Gjynah që s'është labi.

Tani të gjithë po plekseshin në një valle të gjatë **e** të pafund. Disa nga ata që ishin në rrethin kryesor të valles, shkëputeshin nga rrethi, nxirrnin shaminë dhe, duke e tundur atë mbi kokë, krijonin një degë të re të valles. Vallja i ngjante një dredhke që shtrin degët **e** saj kudo.

D. D. doli përjashta nga dera e prapme **e** barakës dhe ndezi një cigare. lu kujtua diçka dhe buzëqeshi me vete.

Po gdhinte. Jashtë ishte akoma errësirë, por nëpër skajet e horizontit errësira po dobësohej vazhdimisht. Herë pas here dukej sikur mbi të kalonte rrëshqitazi një dritë e druajtur, e bardhë, sikur t'i binte drita e dy farëve të largët të një makine.

Ai i nguli sytë fushës dhe mendoi se ndoshta në atë drejtim do të asfaltohej më vonë një rrugë e drejtë me drita neon anëve. Kjo rrugë mund të quhej «Rruga Katrinë». E pse jo? tha ai me vete. Katrina është nusja e pare e këtij qyteti.

Ai përfytyroi se si dritat e neonit do të mbinin nga të dyja anët e rrugës, si kaktuse të bardha e të ftohta mbi shtyllat prej alumini. Në këtë orë të mëngjesit ato do të përpëlitnin sytë e përgjumur përpara se të shuheshin dhe ndoshta në këtë orë ai do të zbriste nga treni dhe, duke ecur, i përgjumur e i lodhur nga shërbimi i gjatë, nëpër udhët që akoma flinin, do të ndalej përpara një apartamenti, do të ngjitte shkallët dhe do t'i binte një zileje.

Ai qeshi përsëri me vete dhe tundi kokën.

Kur ai hyri brenda, baraka gjëmonte **e** dridhej **e** tëra.

Orkestrantët ishin mbytur në djersë. Montatori qS i binte daulles, e kishte lënë vendin e tij dhe ishte futur mu në mes të vallëzuesve, duke goditur si i tërbuar me të dy shkopinjtë lëkurën e tendosur. Flokët e qullur nga djersa i vareshin si xhufka mbi balle. Njerëzit përreth kërcenin, shtyheshin e thërritnin «hopa!» dhe ai i vështronte me sy të ndezur e të mjègulluar, sikur i ndillte, kurse ata që u binin gërnëtave, i kishin mbyllur sytë përgjysmë dhe i lëviznin gërnetat në çdo drejtim, sikur donin të mbushnin çdo kënd të botes me tingüjt e tyre gërryes.

Në mes të njerëzve D. D. takoi Pranverën.

— O zot, ç'bëhet këtu? — tha vajza, duke u mbështetur te supi i tij.

Ai nuk u përgjigj, po vështroi si i mahnitur rrëmujën e dasmës. Ajo qëndroi pranë tij. Ai kërkoi paqetën, po nuk e gjeti.

— Po lozin menç, — tha vajza, — Shikojini ata të dy, shikojini si hidhen!

— I shoh, - u përgjigj ai.

— S'kam pare kurrë një festë të tillë.

Vallja zgjerohej vazhdimisht. Ajo rrethonte dhe përpinte gjithçka si një vërshim.

— Mos më lini vetëm, — tha vajza, — kam frikë të mbetëm vétëm.

— Çfarë thua? Nuk dëgjoj dot nga zhurma.

— Kam frikë vetëm, — i përsëriti ajo me force pranë veshit.

Ai i shtrëngoi dorën, dhe ajo e vështroi në sy. Sytë e saj ishin prapë të njomur, si një xham që fillon të vishet nga avulli.

«•Hopa!»-, thërriste ai që i binte daulles dhe, duke i thy er pak gjunjët e duke ulur pak trupin mbi ta, godiste akoma më me tërbim me shkopinj, ndërsa gërnetat dhe violinat zvarritnin tingujt e tyre si fije të panumërta rreth e rrotull, duke e mbështjellë gjithë botën me to.

— E ndien? — tha ai papritur.

.- Çfarë? — pyeti ajo me zë të mekur.

3

— Po vjen ver dalle, — tha ai si nëpër gjumë. — Ndihet kudo.

Vajza ia shtrëngoi fort dorën dhe u mundua të kuptonte ç'bëhej.

Baraka ziente dhe buçiste nga tingujt e këngët, dhe vetëm ca njerëz me fytyra të shqetësuara kaluan diku në njërën nga të ndarat dhe pastaj dolën përjashta.

— Ndihet fare afër, — tha ai, — më afër se kurrë.

Ajo ia shtrëngoi edhe më fort dorën.

— Ç'mund të ndodhë? — pyeti me zë të tremibur, po ai nuk e dëgjoi dot nga zhurma dhe vazhdoi të vështronte me sytë pak si të hutuar dasmën që ziente dhe shqetësimin, që dukej e zhdukej në disa fytyra.

Buçima e daulles atij i ngjante çdo herë si një krismë dhe e kthente kokën padashur, andej nga salloni, ku çdo gjë ziente dhe gjëmonte dhe hare ja kishte arritur kulmin. Herë-herë i dukej sikur goditja e daulles e shpërndante alarmin, duke e trembur qoshe më qoshe dhe herë-herë i dukej sikur ajo e ndillte. Gërnetat gërryenin ajrin si pistoleta dhe prapë për një çast sundonte daullja. Pastaj, prapë gërnetat. Pastaj, prapë daullja. Bum-ibum'bum !

— E shikon atë lëkurë dhie të mbërthyer në listelë? — i tha shkrimtari vajzës, duke ia afruar kokën te veshi dhe duke i treguar me dore daullen.

Vajza mundohej që t'i merrte vesh të gjitha fjalët.

— Në atë shesh të vogël gjëmojnë të gjitha zhurmat e jetës. I ndien?

— I ndiej, — tha ajo.

Befas atij iu duk se dëgjoi një krismë arme.

— Sa bukur! — tha vajza. Zëri i saj humbi në rrëmujë. Askush tjetër nuk e dëgjoi krismën.

(

# XIX

Më në fund ata u gjendën balle për balle. Një copë herë qëndruan në heshtje. Pastaj zërat e tyre të ngjirur nga lagështia murmuritën për një kohë shumë të gjatë. Grindeshin. Dora e njërit zgjatej herë pas here në drejtim të barakës, ku bëhej dasma. Tjetri diç kërkon te në brez.

I treti, ai më i riu, u nda prej tyre dhe eci nëpër fushë, duke lënë pas shpinë këngët, zërat dhe gjëmimin e daulles, që sa vente bëheshin më të mbytura. Duke ikur, ai shfrynte, shante nëpër dhëmbë dhe mezi merrte frymë. Këmbët iu futën në një pellg. Shau përsëri dhe kapërceu më tutje. Përsëri pellg.

Ai u bë gati të hidhej, por befas qëndroi. Tutje u dëgjua një krismë arme. Ai mbajti vesh një copë herë. Pastaj pështyu me urrejtje në drejtim të barakave dhe iku më tutje. Duke ecur shpejt, dalloi në errësirë konturet e fabrikës, që dukeshin sikur kishin mbirë nga dheu. Qëndroi, vështroi një copë herë nga ajo anë, pastaj, papritur, u sul në drejtim të fabrikës, kapërceu me zor një mur dërrasash (një gozhdë i grisi diçka dhe ai shau prapë), vrapoi nën kolonat prej betoni dhe, si gjeti një hekur në tokë, nisi të godiste me tërbim të parin skelet metalik që ndeshi në gjysmë errësirë.

Tutje, nga porta e hyrjes, u dëgjua britma e rojës, Ai goditi përsëri dhe pastaj vrapoi, u hodh përsëri matanë mûrit me dërrasa, pa e lëshuar hekurin nga dora dhe u sul nëpër fushë.

— Kush je, se, për ideal, t'i hodha trutë në erë, — u dëgjua një zë andej nga baraka e rojës së natës. Por tani ai ishte larguar mjaft dhe po ikte me shpejtësi. Hekurin e mbante akoma në dore.

Herë ecte, herë vraponte duke gulçuar, ndërsa tutje, prapa shpinës së tij, vinin valë-valë zhurmat e dasmës, si zhaurimë deti.

Këmbët i ndeshën prapë në shinat e hekurudhës dhe desh u rrëzua, por e mbajti veten dhe, me një kërcim, i kapërceu ato si një mace e egër.

Papritur qëndroi përsëri, sikur u kujtua për diçka dhe u kthye. Kërkoi me këmbë nëpër errësirë shinat dhe, si i gjeti, vështroi një herë rreth e rrotull fushës që nxinte, pastaj u përkul mbi shinat dhe goditi nae force hekurin e rende. Në krah dhe në trup ndjeu një dhëmbje të forte. Ishte kundërgoditja e metalit. Goditi përsëri. Pastaj e futi hekurin midis shinave dhe tokës dhe filloi t'i mëshonte me gjithë fuqinë, duke gulçuar nga zori. Shinat as që lëvizën fare. E futi përsëri hekurin dhe përsëri i mëshoi me îërbim. Kockat i kërcitën nga tendosja. Shinat përsëri nuk lëvizën. Aherë ai, me hekurin që kishte në dore, filloi të rrëmonte si një mace zhavorrin që shtrihej nën shinat. Duke rrëmuar, gulçonte dhe shante vazhdimisht.

# *XX*

Kishte një orë e ca që kishte zbardhur dita. Rete, të përhime e të palëvizshme, qëndronin lart në qiell, sikur kishin ndaluar për të kundruar botën.

Platforma e stacionit ishte mbushur plot me dasmorët që prisnin trenin për t'u nisur dhe me ata që kishin dalë për t'i përcjellë. Njerëzit venin e vinin përpara ndërtesës së stacionit. Bisedonin, pinin cigare, vështronin pejsazhin. Një pjesë grumbulloheshin rreth grupit të monta-

torëve, që kishin çmontuar njërën prej shinave të hekurudhës dhe tani, në vend të saj, **po** montonin një shinë të re.

Natën dikush kishte dëmtuar hekurudhën. Një orë më pare, kur mbërriti në stacion grumbulli i pare i dasmorëve që do të iknin, një nga montatorët vuri re me çudi, se në një vend dukej sikur ishin dëmtuar shinat. Të gjithë u mblodhën dhe **po** vështronin të habitur shinën e gërvishur dhe vendin e gërmuar nën të. Dukej sikur gjatë natës një kafshë e çuditshme kishte rrëmuar dhe kishte gërvishur me thonj hekurudhën. Ndërkaq mbërritën montatorët e tjerë dhe të gjithë përkuleshin, shikonin nga afër dhe disa preknin me dore shinën, si për të provuar në ishte dëmtuar vërtet aq sa dukej. Disa thoshin se shina nuk kishte asnjë dëmtim, të tjerët dyshonin. Atëherë, aty për aty montatorët **vendosën** që, për çdo rast, të hiqnin shinën e gërvishtur dhe, pasi të mbushnin vendin e gërmuar, të montonin në vend të saj një tjetër. (Për fat, pak më tutje, ndanë trasesë së hekurudhës ishte një grumbull shinash, që, sic duket, kishin tepruar që nga ndërtimi i hekurudhës). Rudi bashkë me dy të tjerë vrapuan të merrnin veglat. Porsa erdhën veglat, Xheviti, Rudi dhe katër a pese montatore të tjerë filluan të punonin me shpejtësi.

Kishte kaluar gati një orë dhe tani pritej të vinte treni. Njerëzit shikonin orën, afroheshin te vendi ku po montohej shina, kthenin kokën në drejtimin ku duhej të dukej treni dhe bënin parashikime. Ishin këtu të gjithë. Zëvendësministri me **Sekretärin** e Partisë të kantierit venin e vinin, duke diskutuar për diçka. Ca gra të lodhura nga nata pa gjumë po dremitnin mbi stolat prej druri të stacionit. Katrina, motra e vogël e Xhevitit, Pranvera dhe një grumbull i madh vajzash bisedonin dhe qeshnin me zë të lartë. Rudi vraponte sa andej këndej. Dikush ishte tërhequr mënjanë me Mirën. Ai i thoshte diçka, dhe ajo vështronte tutje si e përpirë nga një mendim. Kishin dalë edhe kinezët, dhe gazetari po mundohej të shpjegohej me ta për një gjë të ngatërruar. Bashkëpunëtori shken-

cor, i gjatë dhe me fytyrën krejt të zbehtë, ecte ngadalë nëpër platformë, me borsalinën e madhe të rrasur thellë në kokë. Labi kishte ardhur, sic duket, drejt e nga baraka e rojës, sepse dyfekun e kishte akoma në krah. Ai vështronte montatorët, që punonin të mbytur në djersë dhe herë pas here nxirrte orën e xhepit.

Nga grumbulli i vajzave dhe grave Pranvera dhe Katrina kthenin kokën shpesh në drejtimin e fushës, atje ku një grumbull i vogël njerëzish kishin më se një orë që vërtiteshin në një copë vend, përkuleshin në tokë, sikur kërkonin diçka të humbur, rrinin më këmbë si qirinj. Atje ishin drejtor Fejzoja, shkrimtari D.D., Soda Kaustike dhe ca montatore të tjerë.

— E çuditshme, — tha drejtori për të katërtën herë.

Mbi tokën e lagur dukeshin në dy-tri vende njolla të zeza gjaku. Më tutje ishte një gur gjithashtu i gjakosur.

— Kështu duhet të jetë, — tha D.D. — Ai e ka qëlluar plakun me këtë gur, kurse plaku i ka shtirë me arme. Krismën e dëgjova vetë.

— Perse të mos supozojmë të kundërtën? — pyeti drejtori.

— Sepse, po të qëllonte shkesi, do ta kishte vrarë plakun, — tha shkrimtari. — Kurse plaku, i trullosur nga goditja me gur, me sa duket, nuk e goditi dot për vdekje kundërshtarin.

— E pastaj ?

— Pastaj do të kenë ikur andej, si dy përbindësha të plagosur.

D.D. tregoi me dore në drejtim të kodrinave, atje ku horizonti ishte mbytur në mjegull. Të tjerët kthyen kokën andej. Mjegulla varej mbi relievin e tokës si një perde me shumë pala, e rende dhe e lagur.

— Ndoshta andej tutje, në ndonjë grykë mali, janë përleshur përsëri, — tha D.D. mendueshëm.

Soda Kaustike vështronte gurin e mprehtë.

— Plak i mjerë!

— Shkojmë, — tha drejtori, — më duket se po vjen treni.

— Mos i thoni asgjë Katrines.
— Duhet lajmëruar policia, sidoqoftë.
— Natyrisht.

Që nga larg erdhi fishkëllima e zgjatur e lokomotivës. Të gjithë kthyen kokën andej nga po vinte treni. Njerëzit u gjallëruan përnjëherësh. Ca tundnin duart, ca shamitë, ca bënin shenja nga më të çuditshmet. (Ndoshta ky ishte shkaku që makinistët kujtuan se turma e njerëzve ishte e dehur, kurse në fakt njerëzit për çdo rast donin të lajmëronin që për së largu trenin, se linja e hekurudhës ishte dëmtuar.)

Treni u ndal në stacion dhe makinistët e disa nga konduktorët u hodhën menjëherë në tokë për të marrrë vesh se ç'po bëhej. Rreth tyre u mblodhën shumë dasmorë, por asnjeri nuk ishte në gjendje të shpjegonte dot atë që kishte ndodhur. Në kohën që njëri nga makinistët po fliste i zemëruar me drejtorin e kantierit dhe me ca punëtorë, tjetri shpejtoi të merrte në telefon eprorët e vet. (Me sa duket, pikërisht ky makinist ishte ai që tha i pari se linjën hekurudhore e kishin dëmtuar dasmorët e dehur.)

Ndërkaq nga të gjitha dritaret e vagonëve njerëzit zgjatnin kokën dhe mundoheshin të merrnin vesh se ç'kishte ndodhur. Ata që ishin në platformë, ngrinin supet. Nga vagoni në vagon fluturonin fjalë dhe supozime nga më të çuditshmet. Disa kujtonin se ishte shtypur dikush, të tjerë kujtonin se kishte ndodhur ndonjë tërmet apo përmbytje gjatë natës. Shumica pyesnin akoma, dhe askush nuk mund të sqaronte dot për asgjë.

Lokomotiva lëshonte herë pas here një re avulli të përhimë, tamam si një copë qielli të vogël, që ngrihet menjëherë lart për t'u bashkuar me qiellin e vërtetë.

Ndërkaq montatorët e kishin montuar me shpejtësi shinën. Tani njerëzit po përqafoheshin, ndaheshin dhe hipnin me vrap nëpër vagone. Dëgjoheshin thirrje: -«Këndej, këndej». Lokomotiva fishkëlleu. Treni u nis. Ai qe vonuar vetëm gjashtë minuta.

Nga dritaret e vagonëve zgjateshin qindra duar dhe

shami. Po përshëndetnin jo vetëm dasmorët, por edhe pasagjerët dhe konduktorët, bile edhe makinistët, që pak më pare ishin grindur. Në njërin nga vagonët bugiti kënga:

O montator, o zog shtegtar i pesëvjeçarëve...

Ata që mbetën në stacion, tundnin duart vazhdimisht.

Treni po largohej duke marrë me vete fishkëllimat bojë hiri, zhurmën e binarëve dhe këngën.

1967.

Mëngjesi ishte i lagësht e me sqotë. Ndërtesat masive, që çoheshin drejt e mbi lëvizjen e rrugës, me portalet e tyre të renda e me kanatet e mbyllura e bënin edhe më të hirtë fillimin e dites.

Ebu Qerimi mbërtheu edhe kopsën e fundit të jakës së palltos, atë që e shtrëngonte zakonisht te gryka, vështroi fenerët e hekurt të rrugës me sqotën e rrallë, që u vërtitej përreth dhe ndjeu prapë një drithëtirë në trup.

Rruga, si zakonisht në këtë orë, ishte e mbushur plot

me nëpunës të dikastereve qendrore, që shpejtonin për të kapur me kohë orarin zyrtar. Dy-tri herë atij i shkoi ndër mend se mos bëri gabim që nuk mori një karrocë. Rruga gjer në Tabir Saraj ishte më e gjatë se ç'e kishte menduar dhe, veç kësaj, në këtë sqotë mund të rrëshqitje mbi kall-drëm.

Po kalonte përpara Bankës Qendrore. Më tutje dukeshin karroca të shumta të mbuluara me brymë përpara një ngrehine tjetër masive, që kushedi e ç'ministrie ishte.

Dikush përpara tij rrëshqiti në trotuar. Ebu Qerimi e ndoqi me sy se si u mbajt me zor në çastin e fundit për të mos rënë krejt, si u ngrit aty për aty dhe, duke mallkuar nëpër dhëmbë e duke vështruar herë xhyben e lerosur, herë vendin ku rrëshqiti, iku përpara si i ndërkryer. Kujdes, ia bëri me vete Ebu Qerimi, pa e ditur as vetë se kujt ia drejtoi atë fjalë, të panjohurit apo vetvetes.

Në të vërtetë s'kishte pse të merakosej aq shumë. Jo vetëm që nuk kishte ndonjë orar të saktë për t'u paraqitur, por nuk e dinte nëse ishte e detyrueshme të paraqitej në përgjithësi gjatë mëngjesit. Befas Ebu Qerimi u kujtua se nuk dinte asgjë për oraret e Tabir Sarajit.

Ra një orë diku nga e maita, me një tingull të bronztë, si në punë të vet, larg në mjegull. Ebu Qerimi shpejtoi hapat. Jakën prej gëzofi e kishte ngVitur prej kohësh, megjithatë dora e tij bëri lëvizjen e njohur të ngritjes së saj. Në të vërtetë të ftohtët nuk e ndiente te qafa, por diku te brinjët. Futi dorën nën pallto, te xhepi i brendshëm për të pare nëse e kishte aty fletën e rekomandimit.

Kalimtarët në rrugë për një çast iu dukën më të rralluar. Nëpunësit kanë mbërritur nëpër dikasteret e tyre, mendoi me alarm, por aty për aty e qetësoi veten: në fund të fundit ai s'kishte punë me ta. Ai s'ishte akoma nëpunës.

Larg iu duk se dalloi njërin krah të Tabir Sarajit. Kur u afrua dhe pak, e kuptoi se nuk kishte gabuar. Ishte vërtet ai, me kupolat e zbehta, të lyera me një ngjyrë, që dikur duhej të kishte qenë e kalter, ose, së paku, ngjyrë gurkali, dhe që tani mezi dallohej nga sqota. Kjo ishte një

nga pjesët anësore të tij, kurse hyrja duhej të ishte nga rruga tjetër.

Ebu Qerimi i erdhi rrotull një sheshi gjysmë të shkretë, ku ngrihej një xhami, me minare çuditërisht të hollë. Hyrja ishte vërtet nga rruga tjetër. Ngrehinës së madhe të dy krahët i humbisnin në sqotë, kurse pjesa e saj qendrore ishte e tërhequr përbrenda, sikur të qe zmbrapsur përpara diçkaje. Ebu Qerimi ndjeu ankthin t'i rritej me shpejtësi përbrenda tij. Një rresht i gjatë hyrjesh ngriheshin të barabarta përskaj njëra-tjetrës, por, kur Ebu Qerimi u afrua, pa se ato nuk ishin hyrje, por portale të mbyllura me kanate të lagura, të përhapura prej kohësh.

Ai eci për së gjati, duke ndjekur me bisht të syrit atë rresht portalesh të shkreta. Një njeri me xhybe se nga mbiu pranë tij.

— Ku është hyrja? — pyeti Ebu Qerimi.

Njeriu me xhybe tregoi me dore drejtimin e djathtë. Mënga e xhybes së tij ishte aq e gjerë, saqë ajo nuk mori aspak pjesë në tregimin e krahut. O zot, akoma me këto veshje, mendoi Ebu Qerimi duke ecur në drejtimin që i dha ajo dore e hollë midis asaj mënge të përbindshme. Pas një copë here ndjeu përsëri ca hapa përbri tij. Ishte prapë njeriu me xhybe.

— Këndej, — tha ai, — hyrja për nëpunësit është këndej.

Ebu Qerimit i erdhi mire që tjetri e mori për nëpunës. Ai u gjend më në fund përpara hyrjes. Kanatet e portes dukeshin më të rënda se ç'ishin. Ato ishin katër, të gjitha njëlloj, ire dorezat e rënda prej bronzi. Ebu Qerimi shtyu njërën prej tyre, që për çudi u hap, dhe hyri në një korridor të ftohtë, tavani jashtëzakonisht i lartë i të cilit e bënte të dukej si një fund grope. Nga të gjitha anët kishte dyer. Ebu Qerimi shtyu dyert me radhë, gjersa njëra prej tyre u hap dhe ai u gjend në një korridor tjetër, më pak të ftohtë. Prapa një xhamllëku ai pa më në fund njerëz. Ata rrinin kokë më kokë dhe duhej të ishin portierët, ose, së paku, nëpunës që shërbenin atje, sepse mbanin ca si uniforma me ngjyrë të kalter të zbehtë, të përa-

fërt me ngjyrën e kupolave të pallatit. Madje Ebu Qerimit iu duk se mbi uniformat e tyre dalloi për një çast njolla të ngjashme me ato që i qe dukur se kishte dalluar që larg mbi kupolat e që ishin të shkaktuara ndoshta nga lagështia. Po ai nuk pati kohë t'i vërente mire të gjitha këto, sepse njerëzit me uniforme e lanë bisedën që ishin duke bërë dhe i ngritën sytë në mënyrë pyetëse. Ebu Qerimi hapi gojën për t'i përshëndetur, por kaq hapur dukej në sytë **e** tyre pakënaqësia që u kishte ndërprerë bisedën, saqë ai, në vend që të thoshte «mirëmëngjes»-, shqiptoi emrin **e** nëpunësit tek i cili duhej të paraqitej.

— Ahu, për pranim në punë, — tha njëri prej tyre. — Kati i pare nga e djathta, dera njëmbëdhjetë.

Si çdo njeri që kapërcen për herë të pare portën **e** një institucloni të rëndësishëm qeveritar e aq më tepër që vinte me zemër të ngrirë, me dyshimin që do ta pranonin apo jo në punë, Ebu Qerimit ia donte zemra të këmbente dy fjalë me njerëzit e pare që takonte atje, përpara se të shkonte më tej, mirëpo atyre kaq shumë s'u durohej ta nisnin prapë atë bisedën e tyre të mallkuar që ua kishte ndërprerë, saqë ai u nis drejt korridorit të brendshëm, sikur ta shtynin pas.

— Ja, andej, nga e djathta, — dëgjoi pas vêtes një zë. Pa kthyer kokën, eci andej dhe vetëm tronditja **e** ajo dridhëtirë e ftohtë që ndiente në gjithë trupin nuk **e** linin ta ndiente veten të fyer.

Korridori ishte i gjatë dhe i zymtë. Dyert dilnin në të me dhjetëra, të larta dhe pa numra. Ai numëroi njëmbëdhjetë dyer dhe ndaloi. Përpara se të trokiste, do të donte të pyeste për t'u siguruar edhe një herë nëse ishte vërtet ajo zyra e njeriut që kërkonte. Mirëpo në atë korridor të gjatë s'dukej frymë njeriu. Ebu Qerimi u mbush me frymë, zgjati dorën dhe trokiti fare lehtë. Nga brenda s'erdhi asnjë zë. Ai vështroi sa djathtas ma j tas, pastaj trokiti prapë, këtë herë më fort. Nga brenda përsëri s'erdhi asnjë përgjigje. Pas trokitjes së tretë ai **e** shtyu derën dhe, për çudinë e tij, ajo u häp fare lehtë. I tmerruar, deshi ta mbyllte përsëri,

madje zgjati krahun për ta kapur kanatin që vazhdonte të hapej akoma me një krismë vajtuese, por në atë çast sytë e tij pane se dhoma ishte bosh. Një copë herë qëndroi në mëdyshje, të hynte apo të mos hynte në atë zyrë pa njeri. Nuk i kujtohej asnjë rregullore apo udhëzim për një rast të tillë. Dera pushoi më në fund së krisuri. Me sy të palëvizshëm ai vështronte ca stola të gjatë që ishin vendosur anash mûrit, në atë zyrë të boshatisur. Qëndroi sa qëndroi te pragu, pastaj dora i preku fletën e rekomandimit në xhepin e brendshëm të palltos, mori guximin dhe hyri. Dreqi ta marrë, tha me vete. Ndër mend solli shtëpinë e tij të madhe në Rrugën Mbretërore, fisin **e** tij të fuqishëm që mblidhej shpesh pasdarkave në dhomën e madhe me oxhak, dhe me një lëvizje të papritur u ul në njërin nga stolat. Për fat të keq kujtimi **i** shtëpisë e la shpejt dhe ia ndjeu prapë ankthin **e** mëparshëm. Veshët **i** kapën një si zhurmë zërash që nuk kuptohej se nga vinin. Vështroi përreth dhe vuri re se brenda në dhomë ishte një derë tjetër. Zërat dukej sikur vinin që prapa saj. Një copë herë qëndroi, mbajti vesh, por zhurma ishte po aq e paqartë sa në fillim. Tani gjithë vëmendja iu përqendrua te ajo derë, prapa së cilës atij iu duk **se** ishte ngrohtë.

Mbështeu duart në gjunjë dhe qëndroi gjatë ashtu, pa lëvizur. Sido që të ndodhte, tani ishte brenda në ndërtesën ku rrallëkujt **i** kishte qëlluar të hynte. Thoshin **se** edhe ministrat mund të hynin këtu vetëm me një leje të veçantë. Dy-tri herë ktheu kokën nga dera prej nga vinin zërat, por e ndiente se, edhe sikur të kalonin orë dhe dite të tëra në pritje, ai nuk do të ngrihej për të shtyrë atë derë. Ai do të priste atje, i ulur në stolin e gjatë, duke bekuar fatin që kishte mundur të arrinte gjer në atë zyrë. Nuk e kishte menduar se mund të ndodhte kështu, kaq thjesht. Megjithëse **s**'kishte qenë dhe aq thjesht. E pra, e qortoi veten aty për aty, një rrugë nëpër sqotë, ca portale të mbyllura, portierët me uniforma ngjyrë gurkali, në vestibulin e shkretë, **a s**'ishte e thjeshtë e gjithë kjo?

Megjithatë, pa ditur pse, pbherëtiu.

Në atë kohë dera u hap dhe Ebu Qerimi u ngrit në kë-

mbë. Dikush zgjati kokën, e pa dhe u zhduk prapë, duke e lënë deren të hapur përgjysmë. Që brenda u dëgjua zëri i tij.

— Në paradhomë është dikush.

Ebu Qerimi nuk e kuptoi sa zgjati koha e pritjes në këmbë. Dera kishte mbetur gjysmë e hapur, po prej andej nuk vinin më tani zëra njerëzish, por vetëm një shtrak-shtruk i çuditshëm. Njeriu që doli më në fund prej saj, ishte trupshkurtër. Ai mbante në njërën dore një grumbull shkresash, në të cilat Ebu Qerimit iu duk se shkarkohej për fat të mire gjysma e vëmendjes së nëpunësit. Ai e vështroi megjithatë në mënyrë pyetëse. Ebu Qerimi ndjeu dëshirën t'i kërkonte në njëfarë mënyrë ndjesë që e kishte nxjerrë nga dhoma, që me siguri ishte e ngrohtë, por shikimi i shkurtanit ishte i tillë, saqë Ebu Qerimit nuk iu hap goja, por vetëm dora e tij, me një lëvizje të ngadaltë, nxori nga xhepi fletërekomandimin dhe, ia zgjati. Tjetri zgjati dorën e deshi ta merrte, por në çast e tërhoqi atë, sikur fleta të ishte e ndezur. Ai afroi vetëm kokën, lexoi për dy-tri sekonda, pastaj e tërhoqi edhe kokën. Ebu Qerimit iu duk se në sytë e tjetrit pa një shkëndijë qesëndie.

— Eja pas meje, — tha nëpunësi dhe u drejtua nga dera e jashtme.

Ai doli i pari në korridor dhe Ebu Qerimi i shkoi pas. Një copë herë u përpoq të mbante mend rrugën nga po shkonin, në mënyrë që, kur të dilte, të mund të kujtonte daljen, por pastaj e pa që kjo punë, veç që ishte pa kuptim, qe edhe e pamundur.

Korridori ishte akoma më i gjatë se ç'i qe dukur në fillim. Ndriçimi i vinte i dobët nga ca korridore të tjera anësore, në njërin prej të cilëve ata u kthyen më në fund. Nëpunësi trokiti në një derë dhe hyri, duke e lënë derën të hapur për Ebu Qerimin. Ebu Qerimi ndenji një sekondë në mëdyshje, po tjetri i bëri shenjë ta ndiqte dhe ai hyri në zyrë.

Përpara se të ndiente ngrohtësinë, Ebu Qerimi ndjeu aromën e zjarrit. Një mangall i madh prej bakri qe vendosur në mes të dhomës. Pas një tryeze druri rrinte një

njeri me fytyrë të vrenjtur, tepër të gjatë. Ebu Qerimit iu duk se jo vetëm kur hynë, por qysh më pare sytë e tij ishin të ngulur te dera, sikur t'i priste.

Njeriu i shkurtër, që tani Ebu Qerimit po i dukej i afërt, iu afrua tjetrit dhe diçka i pëshpëriti te veshi. Sytë e fytyrëgjatit vazhdonin të vështronin nga dera në një mënyrë të atillë që të dukej se dikush trokiste atje vazhdimisht. Ai dëgjoi sa dëgjoi pëshpërimën e nëpunësit, pastaj diçka mërmëriti, pa lëvizur asgjë në fytyrë. Ebu Qerimit iu duk se asgjë s'do të bëhej, se fleta e rekomandimit dhe të gjitha ndërhyrjet e tjera ishin pa vlerë përpara atyre syve, që kushedi pse kishin lidhje vetëm me derën.

. Tamam në atë kohë diçka i thanë. Dora e tij, duke u fërkuar në mënyrë armiqësore me astarin e palltos, nxori letrën e rekomandimit, por në çast sepse iu duk se lëvizja e tij e shtoi zymtësinë e atmosferës dhe vetëtimthi mendoi se mos i kishte dëgjuar gabim, ndaj deshi ta fuste përsëri letrën në xhep, por dora e nëpunësit të shkurtër u zgjat pikërisht nga letra. Ebu Qerimit i erdhi zemra në vend dhe ia zgjati edhe më letrën, por gëzimi i tij qe i parakohshëm, sepse nëpunësi, ashtu si edhe herën e pare, nuk e preku atë. Dora e tij bëri vetëm një shenjë në ajër, si për të treguar rrugën nga duhej të lëvizte letra për të mbërritur atje ku duhej. Ebu Qerimi, krejt i hutuar, e kuptoi më në fund se letrën duhej fia jepte nëpunësit tjetër, që ishte padyshim shumë më i lartë se shoqëruesi i tij.

Për çudi nëpunësi i lartë e mori fletën dhe, duke i shkëputur sytë nga dera, (Ebu Qerimi e kishte humbur shpresën për diçka të tillë), nisi ta lexonte. Ndërsa ai lexonte, Ebu Qerimi nuk ia ndante sytë, me shpresë se do të parazbulonte diçka në fytyrën e tij, por në atë çast nisi të ndodhte diçka që Ebu Qerimit po i dukej e tmerrshme, mad je më tepër se kaq, ishte një lloj llahtare e shurdhër, e ngjashme me atë që shkaktohet zakonisht nga tërmetet. Në të vërtetë, edhe kjo kishte lidhje me lëkundjet; zyrtari me fytyrë të vrenjtur, ndërsa vazhdonte leximin, po ngrihej dalngadalë nga vendi. Ngritja e tij ishte kaq e

ngadaltë dhe në mënyrë të njëtrajtshme, saqë ishte pikërisht kjo që e tmerroi Ebu Qerimin, ngaqë iu duk se kjo ngritje nuk do të mbaronte kurrë dhe se zyrtari i tmerrshëm, që kishte në dore fatin e tij, mu aty në sytë e tij do të kthehej në një përbindësh. Ebu Qerimi ishte gati të thërriste «mjaft, nuk dua të hyj në punë, kthema atë letër, veç mos u ngre ashtu», por në atë cast ngritja e zyrtarit më në fund mbaroi.

Shtati i tij, për habinë e Ebu Qerimit, ishte mesatar. Ebu Qerimi mori frymë thellë, por lehtësimi i tij ishte i parakohshëm. Pas ngritjes, nëpunësi i lartë, në një mënyrë po aq të njëtrajtshme, nisi tëzhvendosej nga vendi i tij. Ai po ecte nga tryeza për t'iu afruar mesit të dhomës. Nëpunësi që e kishte sjellë Ebu Qerimin, e dinte sic duket këtë gjë dhe ishte mënjanuar për ta lënë të kalonte. Këtë herë Ebu Qerimi ndjeu të lehtësohej vërtet. Ishte një ngritje e thjeshtë nga vendi e trupit të mpirë nga qëndrimi i gjatë, nga vuajtja prej hemorroideve apo nga cërma, kurse ai kishte vënë kujën me veten e vet. Vërtet nuk ishte mire me nervat kohët e fundit.

Për herë të pare atë mëngjes sytë e Ebu Qerimit vështruan me guximin e tij të zakonshëm sytë e një njeriu tjetër. Zyrtari e kishte akoma letrën e rekomandimit në dore. Ebu Qerimi priste që ai t'i thoshte: «kam dijeni për ty, do të pranohesh në punë», ose në mos kaq, së paku diçka shpresëdhënëse, një oremtim për javët e ardhshme, apo stinët e ardhshme. Jo më kot kushërinjtë e tij të shumtë kishin dy muaj e ca që kishin bërë të gjitha përçapjet e nevojshme për përgatitjen e këtij t'ikimi. Kurse ai, Ebu Qerimi, qe lebetitur para kohe përpara këtij nëpunësi të lartë, i cili ndoshta kishte më shumë nevojë ta mbante mire me fisin e tij të fuqishëm, sesa vetë Ebu Qerimi me të. Ndërsa e vështronte, Ebu Qerimi ndihej kaq i qetë, saqë një çast iu duk se lëkura e fytyrës së tij ishte e aftë të pillte madje edhe një buzëqeshje. Dhe ai do ta bënte me siguri një gjë të tillë, sikur të mos ndodhte diçka mizorisht e papritur. Në këmbë, përpara tij, zyrtari i rëndësishëm e palosi me kujdes letrën e reko-

mandimit dhe, në kohën që Ebu Qerimi priste fjalën e tij të mire, tjetri e grisi atë në katër copa. Ebu Qerimi u drodh. Ai hapi gojën, për të thënë diçka apo ndoshta thjesht për të përballuar nevojën për ajër, por, sikur të mos mjaftonte grisja e letrës, zyrtari bëri një hap drejt mangallit dhe i hodhi copat e saj në të. Një flakë e shpejtë lodruese kaloi një çast mbi prushin e përgjumur, që dukej si i thinjur nga shtresa e hirit, pastaj u shua, duke lënë pas letrën e shkrumbuar.

— Në Tabir Saraj nuk pranohen rekomandime, — tha zyrtari me një zë të tillë, që Ebu Qerimit i kujtoi tingullin e orës së vetmuar në mesnatë.

Ebu Qerimi kishte ngrirë në këmbë. Ai nuk e kuptonte se ç'duhej të bënte: të rrinte akoma aty, të ikte menjëherë, të protestonte, apo të kërkonte ndjesë. Sikur të kuptonte njërën prej ideve të tij, nëpunësi i shkurtër që e kishte shoqëruar, doli qetësisht nga zyra, duke e lënë Ebu Qerimin vetëm për vetëm me zyrtarin. Ata ishin tani balle për balle në të dyja anët e mangallit. Por kjo nuk vazhdoi gjatë. Me po ato lëvizje të ngadalta me të cilat kishte ardhur gjer atje, në një kohë që Ebu Qerimit iu duk pambarimisht e gjatë, zyrtari u tërhoq përsëri mbrapsht gjer në vendin e vet, pas tryezës, por nuk u ul. Ai vetëm u kollit lehtë si përpara një fjalimi dhe, duke vështruar herë derën, herë Ebu Qerimin, tha:

— Në Tabir Saraj nuk pranohen rekomandime, sepse një gjë e tillë, domethënë rekomandimi, është në kundërshtim me thelbin e Tabir Sarajit.

Ebu Qerimi nuk kuptoi asgjë.

— Jo hyrja e-ndikimeve të jashtme, por, përkundrazi, mbyllja e tyre, jo depërtimi, por izolimi, pra, jo rekomandimi, por mosrekomandimi është një nga kriteret bazë të Tabir Sarajit. Megjithatë që sot ti pranohesh në punë në Pallatin e Endrrave.

Ç'është kështu? tha me vete Ebu Qerimi. Sytë e tij, si për t'u siguruar edhe një herë, vështruan mbeturinat e fletës së shkrumbuar mbi përgjumjen e prushit plak.

— Po, ti qysh tani je i pranuar këtu, — përsëriti zyrta-

"ri, që, sic duket, e kishte kapur vështrimin e Ebu Qerimit.

Ai u mbush me frymë dhe, pasi mbështeti duart mbi tryezë (vetëm tani Ebu Qerimi vuri re se syprina e tryezës ishte plot me dosje), filloi të fliste:

— Tabir Saraji, ose Pallati i Ëndrrave, sic e quajnë në gjuhën e sotme, është një nga institucionet më të rëndësishme të shtetit tonë të madh perandorak.

Ai pushoi disa caste, duke e vështruar Ebu Qerimin në një mënyrë të tillë, sikur të donte të merrte vesh se gjer në ç'shkallë ishte në gjend je i porsaardhuri të kuptonte fjalët e tij.

— Bota e ka njohur edhe më pare rëndësinë e ëndrrave dhe rolin që kanë luajtur ato në fatet e shteteve dhe të sundimtarëve, — vazhdoi ai. — Ti ndoshta ke dëgjuar për Orakullin e Delfit në Greqinë e vjetër, për ëndërrshpjeguesit e famshëm romakë, asyrë, perse, mongole e të tjerë. Në librat e vjetër tregohen me radhë gjithçka që kanë bërë ata për paralajmërimin dhe parandalimin e fatkeqësive, ose për ato që s'kanë mundur të bëjnë, sepse nuk u kanë besuar, ose u kanë besuar tepër vonë, me një fjalë për gjithë ato ngjarje, sinjali për të cilat u dërgua më pare dhe rrjedha e të cilave ndryshoi apo nuk ndryshoi nga zbërthimi i këtij sinjali. E gjithë kjo tradite ka qenë padyshim e rëndësishme, por ajo s'është veçse diçka e zbehtë në krahasim me funksionimin madhështor të Tabir Sarajit. Sepse, i pari në historinë e botes, shteti ynë perandorak e ngriti në një nivel të ri shpjegimin e ëndrrave, duke e zyrtarizuar atë.

Ebu Qerimi dëgjonte i mahnitur fjalët e nëpunësit të lartë. Ai akoma s'e kishte marrë veten nga gjithë ato që i kishin ndodhur atë mëngjes, dhe këto fraza, sa të rrjedhshme aq edhe të ngatërruara, binin tani mbi të si për të mbushur kupën.

— Jo ëndrra të vetmuara të njerëzve të veçantë, që për një arsye ose një tjetër shpalleshin të privilegjuar në këtë sfere dhe që kishin praktikisht monopolin e parathënies me anë të sinjaleve hyjnore, por Tabir Total-in, domethënë ëndrrat e gjithë shtetasve, pa përjashtim, vuri

si detyrë të sistemonte e të shqyrtonte Pallati ynë i Ëndrrave,. i krijuar me interesimin e drejtpërdrejtë të sulltanit sovran. Kjo ishte një ndërmarrje madhështore, përpara së cilës gjithë orakujt e Delfit, apo kastat e profetëve e magëve të dikurshëm dukeshin të vegjël e qesharake. Ideja e sovranit për krijimin e Tabir Totalït u mbështet në faktin që allahu e hedh ëndrrën sinjalizuese mbi globin tokësor në po atë mënyrë të shkujdesur, sic hedh ylberin apo rrufenë, apo afron befas një kometë, që kushedi nga ç'thellësira të mistershme të kozmosit e ter--heq. Pra ai e hedh sinjalin e tij mbi glob, pa vënë re se ku bie ai sinjal, sepse nga largësia ku ai është, s'ka nge të merret me hollësira të tilla. Është detyra jonë të qëmtojmë se ku bie kjo ëndërr, ta gjejmë atë midis miliona e miliarda ëndërrave të tjera, ashtu sic mund të gjendet një margaritar midis një shkretëtire me rërë. Sepse një ëndërr e tillë, e rënë si një shkëndijë e humbur në njërin nga trutë e miliona njerëzve që flenë, mund të parandalojë fatkeqësinë e shtetit e le sovranit, të shmangë luftën apo mortajën, të lindë ide të reja. Prandaj ky Pallat i Ëndrrave nuk është ëndërr, por një nga bazat e shtetit. Këtu, më mire se nga çdo studim, procesverbal, raport inspektorësh, relacion policie apo guvernatorësh të pashallëqeve, kuptohet gjendja e vërtetë e parandorisë. Sepse në kontinentin e përnatshëm të gjumit gjendet drita dhe terri i njerëzimit, mjalti dhe helmi, madhështia dhe mjerimi i tij. Gjithçka që është e turbullt dhe e rrezikshme, apo që do të jetë e tillë pas disa vjetësh apo pas disa shekujsh, e jepshenjën e pare në ëndrrën e njeriut. Asnjë pasion apo mendim i mprapshtë, rrebesh apo katastrofë, rebelim apo krim nuk është e mundur të mos dërgojë hijen e vet shumë kohë më pare se të shfaqet ai vetë në bo**te.** Ndaj porosia e padishahut sovran është e tillë që asnjë ëndërr, e pare qoftë edhe në kufijtë më të largët të shtetit, qoftë edhe nga robi më i humbur i allahut, të mos mbetet jashtë shoshitjes së Tabir Sarajit. Kurse porosia tjetër akoma më e rëndësishme është që pasqyra e dalë si rrjedhim i mbledhjes, sistemimi e studimit të ëndrrave

të dites, të javës apo të muajit, të jetë e saktë dhe jo e përçudnuar. Për këtë, veç punës së madhe për përpunimin e materiali, një rëndësi të madhe ka mbyllja e piote e Tabir Sarajit ndaj çdo ndikimi të jashtëm. Sepse pikërisht jashtë Tabir Sarajit ka forca të ndryshme, që për një arsye ose një tjetër janë të interesuara të futin ndikimin e tyre këtu, në mënyrë që qëllimet, idetë apo mendimet e tyre të paraqiten pastaj gjoja si sinjale të shenjta të hedhura nga allahu mbi trutë e fjetur njerëzore. Ndaj në Tabir Saraj nuk pranohen rekomandimet.

Padashur sytë e Ebu Qerimit e vështruan fletën e shkrumbuar të rekomandimit, që, e holluar edhe më, lëkundej tani si hije mbi prushin e mangallit.

— Ti do të punosh në sektorin e seleksionimit, — vazhdoi zyrtari me po atë ton. — Ti mund ta nisje punën në sektorë më të parëndësishëm, ashtu sic nisin zakonisht fillestarët, por ti do të fillosh punën drejt e në seleksionim, sepse pëlqehesh prej nesh.

Rrëshqitazi njëri sy i Ebu Qerimit vështroi lodrimin e fletës së shkrumbuar, sikur t'i thoshte: akoma s'je zhdukur? '

— Kërkesa e pare dhe kryesore që kërkohet prej teje, — vazhdoi tjetri, — është sekreti i piote. Kurrë të mos harr osh se Tabir Saraji është një institucion krejtësisht i mbyllur.

Ai ngriti njërën nga duart prej tryezës dhe, duke mënjanuar njërin gisht prej të tjerëve, bëri një shenjë kërcënimi në ajër.

— Shumë njerëz e shumë rryma kanë dashur të infiltrojnë këtu, por Tabir Saraji s'ka rënë kurrë në grackë. I vetmuar ai qëndron midis zallahisë njerëzore, i veçuar, jashtë korenteve dhe grind j eve për pushtet, i mbyllur për këdo dhe i papërzier me askënd. Të gjitha ato që të thashë, mund t'i harrosh, por një gjë s'duhet të harrosh kurrë, biri im, porosinë për mbajtjen e sekretit. Kjo s'është porosi. Ky është urdhri i madh i Tabir Sarajit. Dhe tani fillo nga puna. Në korridor do të pyesësh ku . ndodhet

sektori i seleksionimit. Sa të mbërrish ti, atje do të jenë lajmëruar për gjithçka. Me hair.

Ebu Qerimi e kishte kokën akoma të trullosur kur doli në korridor. S'kishte asnjë frymë njeriu që ta pyeste se nga duhej të ecte për të mBërritur në seleksionim, ndaj nisi të ecte kuturu. Në veshë kishte akoma coperà të fjalimit të nëpunësit të lartë. **Ç**'është kështu? tha dy-tri herë me" vete dhe lëvizi kokën, sikur të donte të shkëputej prej tyre. Por ato, në vend që të shqiteshin, e ndiqnin pas me këmbëngulje. Madje në atë shkreti korridoresh, i dukej se ato, të përplasura e të shumëfishuara nëpër muret dhe kolonat, tingëllonin akoma më zymtë. Ti do të fillosh punën drejt e në seleksionim, sepse ti pëlqehesh prej nesh.

Ebu Qerimi, pa e ditur as vetë pse, shpejtoi hapat. Se--leksi-onim, përsëriste me vete fjalën që tani, në vetmi, i tingëlloi akoma më çuditshëm. Në thellësi të korridorit dalloi një siluetë, që nuk kuptohej mire në ikte apo vinte drejt tij. Ebu Qerimi deshi t'i bënte zë, apo së paku t'i jepte një shenjë, por silueta ishte tepër larg. Atëherë shpejtoi hapat dhe ishte gati të vraponte, të thërriste, veç të arrinte atë njeri, që i dukej tani si i vetmi shpëtimtar në atë korridor të pashpresë. Tek ecte kështu, gati më vrap, diku nga e majta dëgjoi një grumbull hapash të rende. Ngadalësoi ecjen dhe mbajti vesh. Hapat po vinin nga një korridor anësor që dilte në korridorin e madh. Zhurma e tyre ishte e rregullt dhe kërcënuese. Ebu Qerimi ktheu kokën dhe e pa grumbullin e vogël të njerëzve që po ecnin të heshtur, të gjithë me ca dosje të mëdha në duar. Kapakët e dosjeve kishin të njëjtën ngjyrë të zbehtë gurkali, si kupolat e ngrehinës dhe uniforma e portierëve.

— Ju lutem, a mund të më thoni, si mund të shkoj në seleksionim? — pyeti me zë të druajtur Ebu Qerimi, kur grupi kaloi anash tij.

—_Kthehu mbrapsht, andej nga ke ardhur, — i tha një zë pakëz i ngjirur. — Dukesh që je i ri.

Ebu Qerimi priti sa tjetri mbaroi një kollitje të gjatë, për të dëgjuar se duhej të kthehej në korridorin e ka-

tërt në anën e djathtë, për të gjetur shkallët që do ta ngjitnin në katin e dytë, ku duhej pastaj të pyeste përsëri.

— Falemnderit, zotni, — tha Ebu Qerimi.

— S'ka gjë, — tha i panjohuri. — Khu, khu, — dëgjoi Ebu Qerimi pas shpinë kollitjen e tij dhe pas saj fjalët: më duket se jam ftohur keq.

Ebu Qerimit iu desh më tepër se një çerek ore për ti gjetur Seleksionimin. Atje ndërkaq e prisnin.

— Ju jeni Ebu Qerimi? — i tha njeriu i pare që takoi atje, pa e lënë atë të hapte gojën.

Ebu Qerimi bëri *«po»* me kokë.

— Ejani me mua, — tha tjetri, — shefi ju prêt.

Ebu Qerimi eci i bindur pas tij. Ata kaluan nëpër **ca** salla që komunikonin me njëra-tjetrën, në tryezat e gjata të të cilave me dhjetëra njerëz rrinin të përkulur mbi dos"je të hapur a. Askush nuk tregoi **as** kureshtjen më të vogël për Ebu Qerimin dhe shoqëruesin **e** tij, hapat e të cilëve tingëllonin shkoqur mbi dysheme.

Shefi rrinte pas një tryeze të gjatë, njëlloj si të tjerat, përpara dy dosjeve. Njeriu që shoqëronte Ebu Qerimin, iu afrua dhe i tha diçka te veshi. Ebu Qerimi pati përshtypjen se shefi nuk dëgjoi asgjë. Sytë e tij vazhdonin të përpinin fletën e shkruar të dos j es, dhe një çast Ebu Qerimit iu duk se në anët e atyre syve mbërrinte si një dallgë e dobësuar pjesa anësore e një tmerri, qendra e të cilit duhej të ishte larg.

Ebu Qerimi priste që shoqëruesi i tij të përkulej prapë te veshi i shefit dhe t'i pëshpëriste të njëjtën gjë, por

tjetri s'kishte ndër mend ta bënte një gjë të tillë. Fare i qetë, ai priste që shefi të shkëputej nga dos ja.

Kjo vazhdoi gjatë. Herë-herë Ebu Qerimit i dukej se shefi nuk do t'i ngrinte sytë kurrë nga ajo dos je dhe ata do të rrinin aty në këmbë me orë të tëra, ndoshta gjer në mbarimin e orarit zyrtar e ndoshta edhe më tepër. Përsëri ishte qetësi e thellë. Veç fëshfërimës së lehtë të fletëve që ktheheshin, s'dëgjohej asgjë. Ebu Qerimi vuri re ndërkaq se shefi nuk lexonte më, vështrimi i tij rrinte si i ngrirë pezull mbi dosjen, pa asnjë fokus. Sic duket, mendohej për atë që kishte lexuar. Kjo vazhdoi po aq gjatë, sa leximi. Më në fund shefi fshiu sytë me duar, sikur të hiqte prej tyre një perde të fundit dhe i ngriti drejt Ebu Qerimit. Dallga e dobësuar e tmerrit ishte fashitur plotësisht në to.

— Ti je i porsaardhuri?

Ebu Qerimi pohoi me kokë. Pa thënë asgjë, shefi u ngrit dhe eci përpara, mes për mes tryezave të gjata. Dy të tjerët i shkuan pas. Ata kaluan nëpër ca salla që Ebu Qerimit herë i dukeshin si sallat në të cilat kishte kaluar një herë, e herë si të tjera.

Vendin e tij të punësiai e dalloi që larg. Ishte një dosje e pahapur, pas së cilës nuk kishte asnjeri. Shefi ndaloi pranë saj dhe i tregoi me gisht një vend midis tryezës dhe karriges bosh.

— Ky është vendi yt i punës, — tha.

Ebu Qerimi vështroi dosjen e pahapur me kapakë të kaltëremë.

— Seleksionimi ka shumë salla si kjo, — tha shefi, duke bërë një lëvizje të gjerë me krahun e djathtë. — Ky është një nga sektorët më të rëndësishëm të Tabirit. Ekziston mendimi se gjoja thelbi i Tabir Sarajit është Interpretimi. Por kjo s'është e vërtetë. Interpretuesit hiqen si aristokracia e Tabirit. Ata na shikojnë me njëfarë nënçmimi, për të mos thënë me përbuzje, ne seleksionuesit. Por duhet ta dish se krenaria e tyre është e kotë. Çdo nje-

ri që ka dy para mend, e kupton menjëherë se pa ne, pa Seleksionimin, Interpretimi mbetet si mulliri pa ujë. Baza e punës së tyre varet nga ne. Baza e suksesit.

Shefi bëri një lëvizje me dore.

Nejse. Ti do të punosh vetë këtu dhe do ta kuptosh mire këtë gjë. Udhëzimet kryesore besoj se i ke marrë. Une nuk do të të tregoj sot gjithë strukturen e punës, që mos të të rëndoj me gjëra të parakohshme qysh ditën e pare. Do të të tregoj vetëm aq sa mund të të duhet në fillim. Të tjerat do t'i mësosh shkallë-shkallë. Kjo këtu është salla e pare e Seleksionimit.

Shefi bëri prapë një lëvizje rrotullore me dore.

— Midis nesh ne e quajmë këtë me shaka Salla e Qiqrave, — vazhdoi ai, — sepse këtu bëhet spastrimi i pare i ëndrrave. Me një fjalë këtu nis gjithçka. Këtu...

Ai mbylli sytë përgjysmë si për të gjetur fillin e këputur të mendimit.

— Nejse, — ia bëri pas pak. — Që të jem i saktë, duhet të them se spastrimi i pare bëhet nga seksionet e bazës. Ato janë rreth një mijë e nëntëqind në gjithë perandorinë dhe secili prej tyre ka nënseksionet e veta, dhe të gjitha këto, përpara se t'i nisin ëndrrat për në qendër, u bëjnë një spastrim paraprak. Por ai është i pamjaftueshëm. Spastrimi i pare i vërtetë fillon këtu. Ashtu sic ndahet gruri nga egjra, ashtu ndahen këtu ëndrrat me vlerë nga ato pa vlerë. Pikërisht kjo ndarje, ky qërim përbën thelbin e Seloksionimit. Kupton?

Vështrimi i shefit sa vente gjallërohej. Fjalët që në fillim i gjente me sa duket me vështirësi, tani i vinin më tepër se ç'i duheshin për mendimet e tij, ndaj ai sa vente e shpejtonte të folurën, si të donte t'i vinte në punë që të gjitha.

— Pikërisht ky është thelbi i punës sonë, — vazhdoi, — të qërohen prej dosjeve gjithë ëndrrat pa vlerë. E para, ëndrrat me motive private, që s'kanë asnjë lidhje me shtetin. E dyta, ëndrrat e shkaktuara nga uria, mbingopja, të ftohtët, të nxehtët, sëmundjet etj., me një fjalë, që kanë lidhje me mishin e njeriut. E treta, ëndrrat kallpe, dome-

thënë ëndrrat që s'janë pare vërtet, por që janë stisur prej njerëzve për arsye karrierizmi, ose të sajuara nga gënjeshtarët maniakë. Të tria këto kategori duhet të pastrohen nga dosjet tona. Mirëpo kjo është një fjalë goje. Hm, S'është aq lehtë t'i gjesh. Mundet që një ëndërr të të duket me karakter thjesht intim, ose e nxitur nga shkaqe banale, si uria apo reumatizmi, kur ajo ka në të vërtetë një lidhje të drejtpërdrejtë me çështjet **e** shtetit, më tepër se fjalimi i porsambajtur i ndonjë anëtari të qeverisë. Pra, për të ndier këtë gjë, duhet përvojë dhe pjekuri. Një gabim në gjykimin e ëndrrës dhe gjithçka shkon së prapthi, më kupton? Më një fjalë, puna jonë s'është aspak hamallëk, sic mund t'i duket dikujt.

Tonin e talljes së hidhur në zërin e tij e zëvëndësoi prapë një e folur më e qetë, kur nisi t'i shpjegonte punën konkrete që do të bënte. Vetëm në sy i kishte mbetur akoma diçka nga tmerri i fillimit.

— Përveç këlsaj salle ka edhe të tjera, sic e pe vetë, — vazhdoi ai. — Për të kuptuar më mire punën që do të bësh, do të të duhet që në fillim të kalosh një dite ose dy në çdo salle. Pasi ta bësh këtë, pra, pasi të fitosh një ide të përgjithshme se ç'është Seleksionimi, do të kthehesh prape këtu, në Sailen **e** Qiqrave, dhe do të shikosh se puna do të vejë më mbarë. Por këtë do ta bësh javën që vjen. Kurse sot do të fillosh këtu.

Ai u zgjat mbi tryezë, afroi me njërën dore dosjen dhe i hapi kapakët ngjyrë gurkali të zbehtë.

— Ja, kjo do të jetë dosja jote e pare. Janë një kontigjent ëndrrash të mbërritura në datën nëntëmbëdhjetë tetor. Lexoji një për një me kujdes, kryesorja është të mos ngutesh. Kur dyshon, qoftë edhe një grime, se ëndrra mund të mos jetë kallpe, lëre, mos u ngut ta heqësh. Pas teje është qëruesi, apo, sic **i** thonë sot, kontrollori tjetër. Ai do të ndreqë lëshimin tend. Dhe pas tij vjen qëruesi tjetër, e kështu me radhë. Në të vërtetë e gjithë kjo salle nuk merret veçse me këtë gjë. Hajde pra, me hair.

Ai e vështroi një grime Ebu Qerimin, pastaj i ktheu shpinën dhe u largua. Ebu Qerimi mbeti një copë herë në

këmbë, pastaj ngadalë, duke u përpjekur të mos bënte zhurmë, zhvendosi pak karrigen, u fut midis saj dhe tryezës dhe me po atë kujdes u ul.

Dosjen e hapur e kishte përpara. Ja pra, qe përmbushur dëshira e tij dhe e fisit të tij. Ai tani ishte **i** pranuar në Tabir Saraj, madje i ulur në një karrige, përpara tryezës së punës, një nëpunës i vërtetë **i** pallatit misterioz.

tTpërkul edhe pak mbi dosjen, gjersa sytë e tij dalluan shkronjat dhe nisi t'i lexonte mengadalë. Në fletën e trashë ishin shënuar numri i dosjes dhe data. Më poshtë shënimi: «U mor në dorëzim nga Sukrullaku. Përmban 63 ëndrra.»

Me gisht të mpirë ktheu fletën. Ndryshe nga fleta e pare, e dyta ishte e mbushur me një tekst të dendur. Tre rreshtat e pare qenë nënvizuar me bojë jeshile dhe qëndronin pak të ndarë nga téksti tjetër. Ebu Qerimi lexoi: «Ëndërr e pare nga nëpunësi Jusuf, i zyrës postare të Jenisheherit, nënprefektura e Kërk-Kilisë, Pashallëku i Qystendilit, më 3 shtator të këtij viti, ndaj të gdhirë.»

Ebu Qerimi i shkëputi sytë nga teksti **i** nënvizuar. Më 3 shtator, mendoi si i mpirë. A ishte e mundur që kjo gjë të kishte ndodhur vërtet, që ai ishte tani nëpunës **i** Tabir Sarajit, i ulur në karrigen e punës, duke lexuar ëndrrën e shtetasit Jusuf të zyrës postare të Jenisheherit, hë nënprefekturën e Kërk-Kilisë, Pashallëku **i** Qystendilit, për të vendosur për fatin e saj, nëse ajo do të hidhej në koshin e plehrave apo do të hynte për përpunim në mekanizmin e madhërishëm të Tabirit?

Vaia e gëzimit i shkaktoi të ngjethura në shpinë. E uli kokën përsëri dhe nisi të lexonte tekstin: «Tri dhelpra të bardha, në minaren e xhamisë së nënprefekturës...»

Befas tringëllimi i një zileje e bëri të dridhej. **Ai** ngriti kokën sikur ta kishin goditur. Vështroi djathtas, majtas dhe mbeti gojëhapët. Gjithë ata njerëz, që gjer atëherë dukeshin si të bërë njësh me karriget, të vënë **si** në gjumë nga dosjet që kishin përpara, tani ishin shkëputur befasisht nga magjepsja, qenë ngritur në këmbë,

bënin zhurmë, flisnin, lëviznin karriget, ndërsa tingulli i ziles vazhdonte të përshkonte tejpërtej sallat.

— Ç'është? — ia bëri Ebu Qerimi. — Ç'po ndodh?

— Pushimi i mëngjesit, — iu përgjigj fqinji i tij. (Ku kishte qenë gjer atëherë ky fqinj?) — Pushimi **i** mëngjesit, — përsëriti ai. — Ah, po ti qenke i ri, nuk i di akoma oraret. S'ka gjë, do t'i mësosh.

Nga të gjitha anët njerëzit ngriheshin, lëviznin midis tryezave të gjata drejt dal j es. Ebu Qerimi deshi të vazhdonte leximin, por s'ishte e mundur. E shtynin nga të gjitha anët, i preknin karrigen. «Tri dhelpra të bardha...»- ai mezi lexonte, por ndërkaq ndjeu një zë mu te rrëza e veshit:

— Ka kafe atje poshtë, salep të ngrohtë, nuk është e mundur mos të të pëlqejë asgjë.

Ebu Qerimi nuk arriti fia shikonte fytyrën atij që i foli. Ai u ngrit nga karrigia, mbylli kapakun e dosjes dhe u drejtua si gjithë të tjerët drejt daljes.

Në korridorin e gjatë s'ishte nevoja të pyeste se ku duhej shkuar. Të gjithë ecnin në një drejtim. Nga korridoret anësore përherë e më tepër dilnin njerëz, që i shtoheshin rrjedhës së korridorit kryesor. Ebu Qerimi u fut në rrjedhë. Supet e njerëzve e preknin nga të dyja anët. Ai po mahnitej nga numri i nëpunësve të Tabir Sarajit. Ishin me qindra, ndoshta me mijëra.

Zhurma e hapave u shtua sidomos nëpër shkallë. Pas zbritjes së pare u bë prapë një ecje e gjatë, pastaj pati një zbritje të re. Zhurma e hapave sa Vente bëhej më e shurdhër. Dritaret sa vente zvogëloheshin. Ebu Qerimi pati ndjesine se po zbritnin në bodrume. Tani njerëzit lëyiznin pothuajse ngjitur me njëri-tjetrin. Përpara se të mbërrinin, u ndje era e kafes dhe era e këndshme e salepit. Kishte diçka të ngjashme me mëngjeset e shtëpisë së tyre të madhe. Ebu Qerimi ndjeu prapë një valë gëzi!mi. Ai pa që larg banakët e gjatë, pas të cilëve me dhjetëra banakierë jepnin filxhanët me kafe e taset e salepit, që akoma lëshonin avull. Ebu Qerimi e la veten të shtyhej drejt banakëve. Rreth e rrotull tij gumëzhinin zëra,

ndihej zhurma e rrufisjes së kafes apo të selepit, dëgjoheshin kollitje, gërgama të lehta të fytit, tringëllima të monedhave të vogla. Atij iu duk se një pjesë **e** njerëzve ishin me rrufë, apo ndoishta dukej kështu, ngaqë pas disa orësh heshtjeje të piote gurmazet e nxirrnin zërin akoma të paqëruar mire.

**i** I vënë pa dashjen e tij në radhë, pranë njërit prej banakëve, Ebu Qerimi as sbtyhej përpara, as tërhiqej pas. E ndiente se të tjerët e kalonin, zgjatnin duart sipër kokës së tij për të marrë kafen apo për të dhënë paret, por ai s'kitshte ndër mend të zemërohej aspak për një gjë të itillë. Në të vërtetë as i hahej, as i pihej. Rrinte aty si i lëtoundur nga dallgët, vetëm që të bënte edhe ai si gjithë të tjerët.

— Ti s'ke për të pire gjë, sic e ke zënë, — dëgjoi një. zë prapa supit, — Më **1er** mua të kaloj, së paku.

i Ebu Qerimi u mënjanua menjëherë për ta lënë njeriun të kalonte. Tjetri, ngaqë i bëri sic duket përshtypje gatishmëria e tij për t'i hapur udhë, ktheu kokën me kureshtje. Ishte një fytyrë e gjatë, **e** kuqërremtë, me ca mollëza të mëdha prej njeriu të mire. Një grime sytë e tij pane Ebu Qerimin me vëmendje.

— Nëpunës i ri?

Ebu Qerimi bëri -«po» me kokë.

— Dukesh menjëherë.

Ai përparoi edhe nja dy hapa drejt banakut dhe ktheu kokën nga Ebu Qerimi.

— Çfarë do të marrësh? Kafe? Salep?

Ebu Qerimi deshi t'i thoshte: «falemnderit, asgjë», por kjo se si iu duk e pazakonshme. A nuk rrinte aty për të bërë si gjithë të tjerët e për të mos tërhequr vëmendjen **e** askujt?

— Kafe, — tha me zë të ulët, duke i lëvizur buzët në mënyrë të tillë, që tjetri të kuptonte fjalën.

Me njërën dore Ebu Qerimi po kërkonte në xhepa monedha të vogla, po ndërkaq i porsanjohuri i kishte kthyer sjipinën dhe kishte arritur banakun. Ndërsa rripte hë pritje, veshët e Ebu Qerimit kapnin padashur coperà

nga bisedat e njerëzve rreth e rrotull. Ato ishin të grimcuara sì nga një mokër e madhe, po herë-herë, midis zallahisë, kapeshin fjalë, madje edhe fraza të tëra që mokra s'i kishte thërrmuar dot gjatë rrotullimit të saj e që do ta bënte këtë gjë me siguri në rrotullimin tjetër. Krejt i habitur, ai ua vinte veshin këtyre frazave. S'kishte asgjë në to nga puna në Tabir Saraj. Flitej për gjithçka të përditshme dhe banale, për të ftohtët në rrugë, diesine e kafes, garât e kuajve, llotarinë shtetërore, gripin që kishte rënë në kryeqytet, por asnjë fjalë për atë që bëhej në këtë ndërtesë. Do të besoje më tepër që këta njerëz punonin në zyrën e kadastrës, apo kushedi në një ministri tjetër, sesa të ishin nëpunës të Pallatit të f amshëm të Ëndrrave, institucionit më misterioz të perandorisë.

Ebu Qerimi pa dashamirësin e tij të dilte nga radha e njerëzve, duke mbajtur me kujdes, për të mos i përplasur në supet e njerëzve, dy filxhanë me kafe.

— Dreq, sa e bezdisshme është kjo radhë, — ia bëri ai dhe, pa ia dhënë akoma filxhanin e kafes Ebu Qerimit, eci përpara me po atë lëvizje të kujdesshme, në kërkim të ndonjë tryeze të lire, midis dhjetëra apo qindra tryezave të vendosura në bodrum. Ato ishin të zhveshura e pa ndenjëse dhe shërbenin vetëm sa për të mbështetur bërrylat gjatë pirjes së kafes apo salepit, dhe sidomos për të lënë filxhanët dhe taset bosh.

Njeriu që mbante filxhanët e kafes, ndaloi më në fund te një tryezë boshe dhe i vuri filxhanët mbi syprinën e saj, pranë ca taseve bosh. Ebu Qerimi me druajtje i zgjati monedhat e vogla, të cilat gjatë gjithë kohës i kishte shtrënguar në grusht. Tjetri bëri një shenjë mohimi me dore.

S'ka nevojë, — tha, — një gjë kaq e vogël.

— Po pse, — ia bëri Ebu Qerimi nëpër dhëmbë, — sidoqoftë...

— Të kam qerasur, — tha tjetri, — ç'e zgjat për një gjë kaq të vogël.

— Falemnderit!

Ai zgjati dorën dhe mori filxhanin. Në dorën tjetër kishte akoma monedhat e vogla prej bakri.

— Kur je emëruar? — e pyeti tjetri.

— Sot.

— Vërtet? Urime! Epo atëherë, paske hak që... — ai s'diti si ta mbaronte frazën dhe vuri filxhanin në buzë.

— Në ç'sektor? — pyeti pas pak.

— Në seleksionim.

— Në seleksionim? — ia bëri tjetri me habi. Fytyra e tij u çel edhe më. — Paske filluar shumë-shumë mire. Zakonisht të rinjtë e fillojnë karrierën në Recepsion, madje edhe më poshtë, nga kopisteria.

Papritur, Ebu Qerimit iu zgjua dëshira të mësonte sa më shumë për Tabir Sarajin. Diçka u thye në frenimin e tij.

— Seleksionimi është një sektor i rëndësishëm, apo jo? — tha ai.

Tjetri e vështroi me vëmendje.

— Po, tepër i rëndësishëm. Sidomos për një të ri...

— Çfarë? *p*

— Desha të them, sidomos si fillim për një të ri, më kupton?

— Po në përgjithësi? Jo për një të ri, po në përgjithësi.

— Po... natyrisht... edhe në përgjithësi ai quhet një sektor mjaft serioz. S'mund të them i parëndësishëm. Madje tepër i rëndësishëm...

Tani ishte Ebu Qerimi që'nuk ia hiqte sytë.

— Natyrisht që ka edhe sektorë më të rëndësishëm.

— Për shembull Interpretimi?

Tjetri, krejt i habitur, e largoi filxhanin nga goja.

— Pa shih, pa shih, s'qenke ashtu sic dukesh, — ia bëri duke buzëqeshur. — Paske mësuar mjaft gjëra qysh ditën e pare.

Ebu Qerimi deshi t'i përgjigjej edhe ai me buzëqeshje buzëqeshjes së tjetrit, por shpejt e kuptoi se dëshira e tij ishte një luks i parakohshëm. Lëkura e fytyrës së tij nuk ishte shkrirë akoma nga ngrirja e atij 'mëngjesi të jashtëzakonshëm.

— Sigurisht Interpretimi është thelbi i Tabir Sarajit, — tha tjetri. — Ai është qendra nevralgjike, si të them,

truri i tij, sepse atje merr kuptim gjithçka që bëjnë sektorët e tjerë, gjithë përgatitja, mundi... -

Ebu Qerimi dëgjonte si në ethe.

— Ata quhen aristokratët e Tabirit?

Tjetri mblodhi buzët mendueshëm.

— Po, pikërisht. Në mos aristokratët, aty afër... Megjithëse...

— Çfarë?

— Mos kujto se mbi ta s'ka të tjerë.

— E kush janë të tjerët? — Ebu Qerimi po habitej edhe vetë me guximin e tij.

Bashkëfolësi e vështroi me qetësi.

— Tabir Saraji është gjithmonë tmë shumë se ç'duket, - tha. ! I \

Ebu Qerimi deshi ta pyeste se ç'kuptim kishte kjo, po frika se mos po e tepronte e frenoi.

— Veç Tabirit të zakonshëm është edhe Tabiri Sekret, — vazhdoi tjetri, — që merret me përpunimin e ëndrrave që njerëzit nuk i dërgojnë vetë, por që shteti, me anë të mjeteve dhe mënyrave të tij, i shtie në dore. **Be**soj se e kupton që ky është një sektor jo më pak i rëndësishëm se Interpretimi.

— Sigurisht, — ia bëri Ebu Qerimi, — megjithëse...

— Çfarë?

— A nuk përfundojnë në Interpretim qoftë ëndrrat **e** ardhura vetë, qoftë ato të Tabir Sekretit?

— Po. Ndoshta nga sektorët **e** tjerë që janë të dyzuar, domethënë që njëri ka të bëjë me Tabirin Legal, tjetri me Tabirin Sekret, duke filluar nga Mbledhja, Transportimi, Recepsioni, Kopisteria, Seleksionimi, Interpretimi është unik për krejt Tabir Sarajin. Megjithatë kjo s'do të thotë se ai është më lart se Tabir Sekreti në përgjithësi.

— Po ndoshta s'është as më poshtë.

— Ndoshta, — tha tjetri. — Në të vërtetë ata të dy kanë një lloj rivaliteti.

— Me një fjalë ata dy sektorë janë aristokratët e Tabirit.

Tjetri buzëqeshi.

— Meqë të pëlqen shumë kjo fjalë, ashtu është.

Ai rufisi edhe një herë filxhanin, megjithëse në të s'kishte më kafe.

Por mos kujto se ata përbëjnë majen më të lartë, — tha. — Edhe mbi ta ka të tjerë.

Ebu Qerimi ngriti sytë për të kuptuar nëse tjetri ta-11ej, apo e kishte seriozisht.

— E ç'janë këta?

— Bashëndrrorët.

**— Si?**

— Bashëndrrorët, Sektori i Bash-Ëndrrës.

— Ç'është ky?

Tjetri e 'uli zërin.

— Ndoshta s'është mire që bisedojmë kështu, — tha, — megjithëse ti, ashtu si edhe une, je njeri i brendshëm i Tabirit, veç kësaj, këto janë çështje të ndërtimit, administrates dhe këtu besoj se s'ka ndonjë sekret, a?

— Ashtu besoj edhe une, — tha Ebu Qerimi.

Dëshira e tij për të mësuar qoftë edhe diçka tjetër, ishte e papërballueshme.

— Të lutem, më trego edhe diçka, — i tha me zë të bute. — Une, ashtu sic the ti, jam njeri i brendshëm këtu, nëna ime është nga familja e Qyprillinjve.

— Nga familja e Qyprillinjve?

Habia në fytyrën e bashkëfolësit nuk e çuditi Ebu Qerimin. Ai qe mësuar me të, sa herë që dikush merrte vesh për fisin e tij.

— Që kur më the se je caktuar të punosh drejt e në Seleksionim, e mora me mend që je nga ndonjë familje e afërt për shtetin, por, të them të drejtën, nuk më shkoi mendja kaq larg.

— Është nëna ime vajzë nga Qyprillinjtë, — saktësoi Ebu Qerimi, — une kam tjetër mbiemër.

— S'ka rëndësi, — tha tjetri. — S'ka shumë rëndësi.

Ebu Qerimi e vështroi me vëmendje.

— Si qe ajo puna e Bash-Ëndrrës? — pyeti.

Tjetri u mbush me frymë, por, sikur ta ndiente që gjithë ajo frymë ishte e tepërt për volumin e ulët të zërit
*

qe do te nxirrte, e shfryu një pjesë të saj jashtë, përpara se të fillonte të fliste.

— Çdo të premte, ndoshta ke dëgjuar, nga mijëra e mijëra ëndrrat e mbërritura e të përpunuara këtu gjatë javës, i paraqesin sovranit vetëm njërën, atë më të rëndësishmen. Kjo është Bash-Ëndrra.

— Diçka kam dëgjuar, po fare turbull, si punë legjende, — tha Ebu Qerimi.

— E pra, ajo s'është legjendë, por e vërtetë, dhe për të punojnë disa qindra vetë, bashëndrrorët, sic quhen. E kupton tani sa lart qëndrojnë ata në krahasim me të gjithë ne të tjerët?

Ç'mekanizëm gjigant, tha me vete Ebu Qerimi për Tabirin.

— Ata nuk i sheh asgjëkund, — tha tjetri. — Madje edhe vendin për pirjen e kafes e të salepit ata e kanë veç.

— Veç, — përsëriti Ebu Qerimi.

Tjetri hapi gojën të vazhdonte, por befas tingulli i një zileje, i njëjtë me atë që lajmëroi pushimin e mëngjesit, e preu në mes çdo gjë.

Ebu Qerimi nuk arriti të pyeste ç'ishte kjo zile, sepse gjithçka u bë e qartë përnjëherësh. Zilja s'kishte mbaruar akoma së rëni, kur gjithë ajo masë njerëzish kishte nisur të dyndej me shpejtësi drejt daljeve. Ata që s'kishin arritur të pinin kafen apo salepin, e kthenin atë me një frymë, të tjerë, që sapo e kishin marrë te banaku dhe s'mund ta pinin se ishte tepër e nxehtë, e linin mbi tryezë pa e pire dhe iknin nga sytë këmbët. Bashkëfolësi i Ebu Qerimit e kishte lënë fjalën përgjysmë, e kishte përshëndetur me kokë atë dhe i kishte kthyer shpinën. Në çastin e fundit Ebu Qerimi bëri një lëvizje drejt tij, sikur ta ndalte, sikur ta pyeste për diçka të fundit, por ndërkaq e shtynë nga e majta, pastaj nga e djathta dhe ai e humbi tjetrin nga sytë.

Ndërsa dilte, duke ecur kuturu sipas rrjedhës, Ebu Qerimit iu kujtua se nuk e kishte pyetur as se si e kishte emrin. Së paku, ta kisha pyetur në ç'sektor punonte, tha

me vete me hidhërim. Pastaj e qetësoi veten me mendimin se kishte për ta gjetur të nesërmen përsëri gjatë pushimit të mëngjesit dhe kishin për të folur prapë bashkë.

Rrjedha e nëpunësve sa vente dobësohej dhe Ebu Qerimi më kot u përpoq të njihte ndonjë fytyrë nga ato që kishte pare në Seleksionim. Atij iu desh të pyeste dy herë, gjersa ta gjente vendin e punës. Hyri me hapa të kujdesshëm, duke u përpjekur të mos ndihej. Përreth po shuhej një zhurmë e fundit karrigesh. Njerëzit pothuajse kishin zënë vend të gjithë pas tryezave të gjata. Duke ecur me maja të këmbëve, Ebu Qerimi iu afrua vendit të tij, zhvendosi karrigen me kujdes dhe u ul në të. Ca caste qëndroi pa lëvizur, pastaj uli sytë mbi dosje, lexoi fjalët: •«Tri dhelpra të bardha në minaren e xhamisë së nënprefekturës...», por në çast e ngriti kokën përsëri, sikur ta kishin thirrur nga larg me një sinjal të çuditshëm, krejt të dobët, gati të përvajshëm, të ngjashëm me thirrjen për ndihmë, apo thjesht me një dënesë. Ç'është, ç'është, pyeti brenda për brenda vêtes gjithë qenia e tij. Pa ditur as vetë perse, sytë i vajtën te dritaret e mëdha, që po i shikonte për herë të pare. Pas xhamave të tyre, si një gjë e njohur, po tepër e largët tashmë, ai pa sqotën. Ajo vërtitej jashtë hutueshëm, në mëngjesin që ishte gjithashtu i largët, si nga një jetë tjetër dhe që ndoshta ia kishte dërguar atë sinjal të fundit.

Me një ndjenjë të turbullt faji, ai i hoqi sytë andej dhe uli kokën mbi dosje, por, para se të niste përsëri leximin, psherëtiu thellë: O zoti perëndi!

Ishte e marte mbasdite. Donte akoma edhe një orë që të mbaronte orari zyrtar. Ebu Qerimi ngriti kokën nga dosja dhe fërkoi sytë. Kishte një javë që kishte filluar punën dhe akoma nuk po mësohej dot me leximin e gjatë. Fqinji i tij nga e djathta lëvizi në karrige, por pa e ndërprerë leximin. Në tryezën e gjatë dëgjohej herë pas here fëshfërima e fletëve që ktheheshin. Askush nuk e kishte ngritur kokën nga dosjet.

Ishte muaji nëntor. Dosjet sa vente bëheshin më të

trasha. Ishte periudha e zakonshme e fluksit të ëndrrave. Kjo ishte një nga gjërat kryesore që kishte mësuar Ebu Qerimi gjatë javës së pare në punën e re. Ëndrra shikoheshin gjithmonë dhe ëndrra dërgoheshin gjithmonë, dhe këslftu do të ishte në jetë të jetë ve, por megjithatë kishte periudha që ato shtoheshin, ashtu sic kishte periudha që edhe pakësoheshin. Tani ishte një periudhë vërshimi. Ato mbërrinin me dhjetëra mijëra nga të gjitha ska jet e perandorisë në Tabir Saraj. Dhe kështu do të vazhdonte gjer.në fund të vitit. Dosjet do të fryheshin e do të fryheshin pa pushim, bashkë me shtrëngimin e të ftohtit. Pastaj, pas Vitit të Ri do të kishte njëfarë pakësimi gjer në pranverë.

Me bisht të syrit Ebu Qerimi vështroi edhe një herë fqinjin e tij të djathtë, pastaj atë të majtin. Lexonin valle vërtet, apo bënin sikur lexonin? Ai vuri dorën te tëmthi dhe i uli sytë mbi fletë, por, në vend të shkronjave, nuk shikonte veçse ca si miza, humbur në mjegull. Jo, s'është e mundur të lexohet më, tha me vete. Të gjithë ata që mbanin kokat ulur mbi dosje, me siguri nuk lexonin më, por shtireshin. Kjo ishte vërtet një punë skëterre.

Me ballin të mbështetur në pëllëmbë të dores, ai nisi të sillte ndër mend gjithçka që kishte dëgjuar atë javë nga nëpunësit e vjetër të Seleksionimit për baticat dhe zbaticat e ëndrrave, për shtimin ose pakësimin e tyre, që kishin lidhje me stinët, me sasinë e reshjeve, temperaturën, thatësirën apo lagështinë e ajrit. Veteranët e Seleksionimit i dinin mire të gjitha këto. Ata dinin rolin që luante dëbora, erërat apo vetëtimat në shtimin e ëndrrave, sic dinin rolin e lëkundjeve të tokës, të zënies së hënës, apo të shfaqjes së kometave. Në Interpretim kishte me siguri mjeshtër të shquar të zbërthimit të ëndrrave, dijetarë të vërtetë, të cilët, prapa pamjeve që për syrin e zakonshëm s'ishin veçse vizatime të marra të trurit, dinin të nxirrnin kuptimin e fshehtë e të çuditshëm. Megjithatë ujq të tillë të vjetër si veteranët e Seleksionimit, të cilët ishin në gjendje të parashikonin bollëkun apo shterpësinë e ëndrrave me po atë thjeshtësi që pleqtë e

zakonshëm, nga dhimbjet e reumatizmit, parashikonin keqësimin e motit, nuk mund të kishte në asnjë sektor tjetër të Tabir Sarajit.

Ebu Qerimit iu kujtua befas i njohuri i tij i dites së pare. Ku ishte valle? Disa dite rresht, gjatë pushimit të mëngjesit, e kishte kërkuar me sy midis turmës së nëpunësve, por nuk e kishte pare asgjëkund. Ndoshta është sëmurë, tha me vete. Apo ndoshta ka shkuar me shërbim në ndonjë province të largët. Ndoshta ishte një nga inspektorët e Tabirit, nga ata që shumicën e kohës e kalojnë me shërbim, tutje-tëhu perandorisë, apo ndoshta ishte thjesht korrier.

Ebu Qerimi përfytyroi mijëra seksionet e Tabir Sarajit, të shpërndara anekënd hapësirës së pafundme të shtetit, ndërtesat e tyre të thjeshta, disa herë në forme barakash, brenda të cilave rrinin dy nëpunës akoma më të thjeshtë, hallexhinj, me rrogë të vogël, që i përkuleshin gjer në tokë korrierit më të thjeshtë të Tabirit, kur ai vinte për të marrë ëndrrat e mbledhura; që i bëheshin servile, u mbahej goja përpara tij, vetëm e vetëm se ai vinte nga qendra. Në humbëtirat e thella, në mëngjeset me shi apo balte, drejt atyre seksioneve të trishtuara drejtoheshin nganjëherë që pa gdhirë banorët e nënprefekturës, për të dhënë ëndrrat e tyre. Pa trokitur te dera e seksionit, ata thërritnin që jashtë: Haxhi, e ke hapur?

Shumica nuk dinin shkrim, ndaj edhe vinin që herët, pa kaluar akoma nga mejhania, për të mos harruar ëndrrën. Ata e thoshin atë me gojë, ndërsa kopisti, me sy të përgjumur, duke mallkuar ëndrrën dhe të zotin e saj, shkruante në letër atë që dëgjonte. Eh, ishalla këtë herë kemi fat. psherëtinte në mbarim të kopjimit i zoti i ëndrrës. Prej vitesh qarkullonin legjenda se një njeri i varfër nga një nënprefekturë e padëgjuar. me anë të ëndrrës së tij, paskësh shpëtuar shtetin nga një gjëmë e tmerrshme dhe, si shpërblim për këtë, ishte thirrur pastaj prej sovranit në kryeqytet, i cili e kishte futur në pallat e i kishte thënë: zgjidh ç'të duash prej thesareve të mia, madje edhe një nga mbesat e mia për grua etj., etj. Eh, ishalla. përsëriste njeriu dhe ikte nëpër udhën gjithë balte, me sigu-

ri drejt mejhanes, ndërsa kopisti e ndiqte pas me një shikim ironik dhe, pa mbërritur tjetri te kthesa e rrugës, shënonte sipër fletës «e pavlefshme»-.

Megjithëse kishin udhëzim të prerë që të mos niseshin nga paragjykimet dhe njohjet e njerëzve në vlerësimin e ëndrrave, nëpunësit e qendrave të vogla pikërisht në atë mënyrë e bënin spastrimin e pare të materialit. Ata i njihnin mire banorët e nënprefekturës dhe, pa kapërcyer mire pragun, e dinin nëse njeriu ishte grykës, pijanec, gënjeshtar apo vuante nga ulcera. Kjo kishte krijuar shpeshherë problème, madje vite më pare ishte marrë vendimi për t'ua hequr seksioneve të drejtën e spastrimit të pare. Mirëpo pas kësaj sasia e ëndrrave të mbërritura në Seleksionim u rrit në mënyrë të tillë të përbindshme, saqë vendimi u anullua përsëri dhe pavarësisht nga të këqijat që mund të sillte spastrimi prej seksioneve, ai u pranua prapë si e vetmja zgjidhje e çështjes.

Mirëpo ëndërrparësit nuk dinin asgjë nga këto. Herë pas here ata pyesnin që nga jashtë: E, Haxhi, erdhi ndonjë përgjigje për atë ëndrrën time? Jo, akoma s'ka ndonjë përgjigje, thoshte Haxhiu. Po ti je tepër i padurueshëm, Abdyl Kadir. Perandoria është e madhe dhe qendra, pavarësisht se punon dite e natë, s'ka mundësi t'i shqyrtojë kaq shpejt gjithë mizërinë e ëndrrave që dërgohet atje. Eh, ke të drejtë, përgjigjej tjetri, duke hedhur sytë në horizont, andej ku sipas mend j es së tij duhej të ishte qendra. Ku i dimë ne punët e shtetit. Dhe ikte, duke hequr zvarrë nallanet e drunjta në udhën që conte në mejhane.

Të gjitha këto ia kishte treguar Ebu Qerimit një dite më pare një inspektor i Tabirit, me të cilin kishin qëlluar të pinin bashkë kafen e mëngjesit. Inspektori porsa ishte kthyer nga një province tepër e mënjanuar aziatike dhe bëhej gati të nisej përsëri, po këtë herë në zonën evropiane të shtetit. Ebu Qerimi kishte mbetur gojëhapur nga tregimi i inspektorit. A ishte e mundur që e gjithë kjo të kishte një fillim kaq banal? Por inspektori, sikur ta kishte kuptuar zhgënjimin e tij, kishte shpejtuar t'i sqaronte se nuk ishte kudo kështu, se seksionet e Tabir Sarajit

qëllonin të ishin ndërtesa solide, në qytete madhështore të Azisë e të Evropës, dhe ata që çonin ëndrra atje, nuk ishin hallexhinj të paditur të provinces, po njerëz të lartë, të komplikuar, me grada, shkolla, akademira, me mendje të thellë e ambicie të mëdha. Inspektori kishte folur një copë herë të tërë për këtë gjë, ndërsa Ebu Qerimi ndiente se si ne ndërgjegjen e tij po rivendosej prapë pesha e rende e Tabir Sarajit. Inspektori kishte nisur të tregonte diçka tjetër nga udhëtimet, po zilja e kishte ndërprerë tregimin e tij dhe tani Ebu Qerimi po përpiqej t'i plotësonte me mend ato që tjetri i kishte lënë pa treguar. Ai po mendonte popujt që shtriheshin në krahun lindor të shtetit dhe ata të krahut perëndimor, popujt që shikonin shumë ëndrra dhe ata që shikonin pak, popujt që i tregonin ëndrrat e tyre dhe ata që nuk i tregonin, sic ishin shqiptarët, (për shkak të origjinës së tij shqiptare Ebu Qerimi padashur regjistronte ndër mend gjithçka që thuhej për atë vend), për ëndrrat e popujve që ndodheshin në rebelim, të atyre mbi të cilët porsa ishin ushtruar masakrat e mëdha, të popujve që ndodheshin në periudha pagjumësie. Këta të fundit veçanërisht përbënin një shqetësim serioz për shtetin, sepse pas pagjumësisë gjithmonë pritej diçka e befasishme. Prandaj, kur Tabir Saraji sinjalizonte shenjat e para të pagjumësisë, shteti merrte masa të ngutshme për t'i dalë përpara së keqes. Ebu Qerimi e kishte vështruar gjithë habi bashkëfolësin kur i kishte zënë ngoje pagjumësinë e popujve. E di që të tingëllon e çuditshme, i kishte thënë tjetri, por duhet ta kuptosh këtë brenda logjikës së krahasimit. Një popull quhet që ka rënë në pagjumësi, kur sasia e gjumit të tij është pakësuar në mënyrë të konsiderueshme, në krahasim me periudhat normale të tij. Dhe për këtë gjë kush mund të sinjalizojë më saktësisht se Tabir Saraji? Është e vërtetë. i kishte thënë Ebu Qerimi, është krejtësisht ashtu. Atij i qenë kujtuar netët e tij pa gjumë kohët e fundit, por aty për aty kishte menduar se pagjumësia e një populli duhej të ishte diçka krejtësisht e ndryshme nga pagjumësia e një njeriu.

Me bisht të syrit nisi të vështronte përsëri herë

djathtas, herë majtas. Të gjithë dukeshin si të përpirë nga dosjet, krejt të magjepsur mbi to, thuase ato s'ishin letra të shkruara, por mangaj, ku digjej një qymyr që të zinte. Ndoshta edhe une dalngadalë do të bie në këtë magjepsje, mendoi ai pikëllueshëm, dhe do të harroj botën dhe gjithçka.

Atë javë, ashtu sic e kishte urdhëruar shefi i tij, ai kishte qenë nga një gjysmë dite në secilën prej sallave të Seleksionimit, për t'u njohur me procesin e punës. Kishte qëndruar me orë të tëra në çdo salle, përkrah ndonjë nëpunësi të vjetër, për të fituar edhe ai përvojë dhe, kur e kishte ndjekur më në fund tërë ciklin e punës, qe kthyer dy dite më pare te tryeza e tij, atje ku i kishin thënë të punonte ditën e pare të hyrjes në punë.

Nga shtegtimi salle më salle Ebu Qerimi kishte mësuar, në vija të përgjithshme, se si punonte Seleksionimi. Pas përpunimit në Sailen e Qiqrave, sasia e ëndrrave të pavlefshme, e paketuar në grumbuj të mëdhenj, i dorëzohej Arkivit, ndërsa sasia e vlefshme i nënshtrohej një përpunimi të ri qysh nga e para. Ëndrrat ndaheshin në grupe sipas çështjeve me të cilat kishin lidhje: Sigurimi i perandorisë dhe i sovranit (komplotet, tradhtitë, kryengritjet), Politika e brendshme (kryesisht uniteti i perandorisë), Politika e jashtme (aleancat, luftërat), Jeta civile (vjedhjet e mëdha, abuzimet, zvetënimi), Sinjalizime për bashëndrrën, Të ndryshme (varia).

Grupimi i ëndrrave në ndarjet dhe nëndarjet nuk ishte gjë e lehtë. Madje një kohë të gjatë qe diskutuar nëse duhej që me këtë punë të merrej Seleksionimi, apo ajo i përkiste kryesisht Interpretimit. Në të vërtetë, ajo do fi lihej Interpretimit, sikur ai të mos ishte aq i ngarkuar. Më në fund qe arritur një zgjidhje pajtimi: grupimi i ëndrrave i. qe lënë Seleksionimit, por kjo quhej një punë parapërgatitore, pra vetëm një projekt. Dhe në krye të çdo dosjeje me materiale të dorëzuara nuk shkruhej: «Ëndrra që kanë lidhje me X çështje, por «Ëndrra që mund të kenë lidhje me X çështje». Veç kësaj, ndërsa mbante përgjegjësi të piote për ndarjen e ëndrrave në të vlefshme e të pavlefshme, për grupimin e tyre Seleksin,

nimi nuk mbante veçse një përgjegjësi morale. Kështu që në të vërtetë puna bazë e Seleksionimit ishte qerimi. Qerimi ishte thelbi i Seleksionimit, ashtu si Interpretimi quhej thelbi i krejt Tabir Sarajit. E kuptove tani që këtu janë portât ku hyn gjithçka, i kishte thënë shefi Ebu Qerimit, ditën e rikthimit të tij në vendin e pare të punës. Ti me siguri ke kujtuar në fillim se, meqenëse me këtë procès fillon puna e Seleksionimit dhe meqenëse ne të vendosëm këtu, ky është edhe më i parëndësishmi. Kurse tani besoj se e more vesh që ky është themeli i punës dhe ne asnjëherë nuk i vendosim fillestarët në të, por ty të vendosëm, sepse ti pëlqehesh prej nesh.

Ti pëlqehesh prej nesh. Ebu Qerimi e kishte përsëritur me vete me dhjetëra herë këtë frazë, sikur me anë të përsëritjes ai do t'i hynte asaj në thelb. Mirëpo ajp ishte e tillë, e mbyllur nga të gjitha anët, enigmatike, e lëmuar si një mur, ku nuk ke ku kapesh për ta kapërcyer.

Ebu Qerimi fërkoi sytë përsëri. Deshi të rifillonte leximin, por s'ishte e mundur. Shkronjat i dukeshin të kuqërremta si nga një refleks zjarri apo gjaku.

Kishte hequr mënjanë rreth dyzet ëndrra të pavlefshme. Shumica i qenë dukur të shkaktuara nga hallet e përditshme, kurse një pjesë i qenë dukur kallpe, por s'ishte i sigurt; t'i lexonte edhe një herë? Në të vërtetë i kishte lexuar nja dy-tri herë secilën, por prapë s'ndihej i sigurt. Shefi i kishte thënë se, sa herë të dyshonte, duhej ta linte ëndrrën për qëruesin e dytë, duke i vënë sipër një pikëpyetje, mirëpo ai e kishte bërë këtë për një numër të madh ëndrrash. Në të vërtetë kishte nxjerrë si të pavlefshme shumë pak ëndrra dhe, në qoftë se nuk do të nxirrte as këto të dyzeta, atëherë shefi kishte të drejtë të thoshte me vete: Ebu Qerimi, për të qenë brenda. i kalon të gjitha ëndrrat te qëruesit e tjerë. Mirëpo ai ishte qërues dhe si i tillë detyrë kryesore kishte të qëronte dhe jo të kalonte. Përndryshe. ç'do të ndodhte sikur gjithë qëruesit, për të qenë brenda, të kalonin sa më shumë ëndrra në Interpretim? Interpretimi do të bllokonte pranimin ose do të ankohej në drejtori. Drejtoria do të kër-

konte shkaqet. Eh, ç'më gjeti, psherëtiu me vete Ebu Qerimi. Po, në fund të fundit, të dalë ku të dalë, mendoi dhe me njëfarë inati, me ngut, sikur të kishte frikë mos i kthehej mend ja, shkroi në krye të katër-pesë fletëve fjalën «e pavlefshme» dhe poshtë saj nënshkrimin e tij. Ndërsa vazhdonte të shkruante mbi fletët e tjera atë fjalë, ndiente një gëzim hakmarrës për ata teveqelë të panjohur që, të sëmurë nga barku apo majasëlli, e kishin munduar atë dy dite me ëndrrat e tyre të marra, të cilat ndoshta as i kishin pare fare, por i kishin dëgjuar nga të tjerët. Idiote, mashtrues, shante me vete, ndërsa shkruante fjalën e dënimit mbi fletët e tjera. Megjithatë dora e tij sa vente bëhej më e ngadaltë, gjersa më në fund qëndroi pezull mbi fletën. Dale njëherë, tha me vete, pse kështu, si i çmendur. Nuk iu desh më tepër se një minute që vrullin e zemërimit fia zinin prapë dyshimet.

Në të vërtetë kjo s'ishte aq e thjeshtë, dhe nga ata teveqelë të panjohur mund të të gjente belaja. Nëpunësit e të gjithë sektorëve pa përjashtim, por sidomos ata të Seleksionimit, dridheshin nga fjala «verifikim». I kishin treguar se qëllonte shpesh që ëndërrparësi, me të dëgjuar ndonjë ngjarje reale, dërgonte letër në Tabir Saraj, duke pretenduar profetizimin e ngjarjes me anë të ëndrrës së tij. Atëherë kërkohej ëndrra, gjendej me anë të numrit të regjistrimit të saj në Recepsion, nxirrej nga Arkivi dhe, në qoftë se ajo ishte vërtet ashtu, kërkoheshin fajtorët që ajo s'qe marrë parasysh. Fajtorë mund të ishin interpretuesit, që nuk e kishin zbërthyer drejt kuptimin e sinjalit, por mund të ishin seleksionuesit, që e kishin nxjerrë ëndrrën të pavlefshme dhe në këtë rast faji i tyre quhej edhe më i rende, sepse gabimi i interpretuesit, që nuk arriti ta shpjegonte drejt sinjalin, ishte më i falshëm në krahasim me gabimin e seleksionuesit, që nuk gjeti në ëndërr asnjë sinjal.

Punë e mallkuar, tha me vete Ebu Qerimi, i habitur edhe vetë nga ky çast rebelimi i ndërgjegjes së tij. Megjithatë në dreq të vente. Ai shkroi fjalën «e pavlefshme» mbi njërën nga fletët, por te tjetra përsëri u step. Padashur, ngaqë s'dinte ç'të bënte me atë fletë që i mbeti

në dore, nisi të rilexonte tekstin e shkruar në të: «Një shesh i braktisur, pranë këmbës së një ure; një lloj djerrine nga ato ku hedhin mbeturinat; midis hedhurinave, pluhurit, copërave të thyera të lavamanëve një vegël e vjetër muzikore, e paparë ndonjëherë, që binte vetvetiu midis asaj shkretie dhe një dem, i egërsuar sic duket prej tingullit të asaj vegle, shkrofëtinte te këmba e urës.»

Punë artistësh, tha me vete Ebu Qerimi, ndonjë muzikant i pakënaqur, i mbetur pa punë, dhe nisi të shënonte fjalën «e pavlefshme» sipër. Kishte shkruar vetëm «e pa-», kur sytë i shkuan te rreshtat e pare që i kishte kapërcyer dhe ku shënohej emri i njeriut që kishte pare ëndrrën, data dhe profesioni i tij. Për çudi, i zoti i ëndrrës nuk ishte muzikant, por shitës lulelakrash, nga kryeqyteti. Ç'më polli, tha me vete Ebu Qerimi, pa i hequr sytë nga fleta. Të dilte një bakall i mallkuar dhe të ngatërronte mendjen! Ishte dhe nga kryeqyteti dhe e kishte lehtë të ankohej. Ebu Qerimi i shoi me kujdes gërmat e shkruara sipër fletës dhe e kaloi ëndrrën në të vlefshmet. Idiot, murmuriti edhe një herë me vete, duke e vështruar për herë të fundit me bisht të syrit fletën e ëndrrës, sic vështrohet njeriu që i bëhet një favor pa e merituar. Ngjeu penën në bojë dhe, pa i lexuar për së dyti, shkroi fjalën «e pavlefshme» mbi disa fletë të tjera. Kur vrulli i zemërimit i ra, e frenoi prapë veten. I kishin mbetur akoma edhe tetë ëndrra, nga ato që në shikimin e pare i kishte nxjerrë si të pavlefshme. I pa me qetësi, një nga një dhe, me përjashtim të njërës që e kaloi në të vlefshmet, të tjerat i la aty ku ishin. Duhej të ishe tepër i trashë që të mos kuptoje në to sherret në familje, kapsllëkun dhe mungesën e grave.

Orari zyrtar s'po mbaronte që s'po mbaronte. Megjithëse i dhimbnin sytë, Ebu Qerimi tërhoqi disa fletë nga dosja e ëndrrave të papërpunuara dhe i vuri përpara. Kishte përshtypjen se lodhej më shumë duke bërë sikur lexonte, sesa po të lexonte vërtet. Zgjodhi ato fletë që kishin tekstet më të shkurtra dhe, pa i pare fare adresuesit, lexoi përmbajtjen e ëndrrës. Njëra ishte kjo: «Një mace e zezë kishte kapur në gojë hënën dhe po vraponte e ndje-

kur nga turma. Gjithë udhës nga ikte, dukeshin gjurmët e hënës së plagosur.»

Po kjo ishte vërtet një ëndërr që ia viente barra qiranë të merreshe me të. Para se ta kalonte te të vlefshmet, Ebu Qerimi e lexoi edhe një herë. Ishte vërtet një ëndërr serioze, me të cilën kishe qejf të merreshe. Ebu Qerimi mendoi se, sidoqoftë, puna e interpretuesve, pavarësisht se ishte tepër e vështirë dhe delikate, ishte e këndshme, sidomos kur kishe të bëje me ëndrra të tilla. Atij vetë, megjithëse i lodhur, i lindi dëshira ta interpretonte ëndrrën. Madje kjo gjë s'iu duk aspak e zorshme. Përderisa hëna ishte simbol i shtetit e i fesë, kuptohej që macja e zezë ishte një force armiqësore që vepronte kundër tyre. Një ëndërr e tillë i ka të gjitha shanset për t'u shpallur bashëndërr, mendoi Ebu Qerimi. Ai shikoi adresuesin. Ishte nga një qytet i largët i krahut evropian të shtetit. Andej edhe ëndrrat vijnë më të bukura, mendoi Ebu Qerimi. Ai e lexoi atë për të treten herë dhe iu duk akoma më e bukur dhe me kuptim. Një gjë e mire ishte se ëndrra, veç të tjerash, kishte edhe turmën, e cila me siguri do ta arrinte macen e zezë për fia shkëputur hënën prej dhëmbëve. Me siguri ajo ka për të përfunduar ndonjë dite si bashëndërr, tha ai me vete dhe e vërejti gati me buzëqeshje fletën e zakonshme ku qe shkruar ëndrra, si njeriu që sheh një vajzë tani për tani të zakonshme, por që ai e di se e prêt fati i një princeshe.

Ebu Qerimi ndjeu për çudi një lehtësim. Ai mendoi të lexonte edhe dy-tri fletë të tjera, por i la përgjysmë, sepse nuk deshi të prishte përshtypjen e mire të ëndrrës me hënë. Ai ktheu kokën nga xhamat e mëdhenj, pas të cilëve po binte muzgu. Tani nuk donte të merrej më me asgjë. Donte vetëm që të mbaronte orari zyrtar. Megjithëse drita sa vente po dobësohej, kokat e njerëzve vazhdonin të rrinin të përkulura mbi dosje. Ai ishte gati i sigurt se, edhe sikur të binte nata dhe terri i përjetshëm, ato koka nuk do të ngriheshin që andej, pa rënë zilja e mbarimit të punës.

Më në fund ajo ra vërtet. Ebu Qerimi mbylli me shpejtësi dosjet. Nga të gjitha tryezat dëgjoheshin zhur-

mat e sirtarëve që hapeshin për t'u futur brenda dosjet. Ebu Qerimi e mbylli sirtarin e tij me çelës dhe, megjithëse ishte një nga të parët që doli nga salla, vetëm pas një çerek ore u gjend përjashta.

Në rrugë ishte ftohtë. Nëpunësit që dilnin me grumbuj të mëdhenj, shpërndaheshin në drejtime të ndryshme. Në trotuaret përballë, ashtu si çdo mbrëmje, ishte grumbulluar një turmë sehirxhinjsh, që vështronin daljen e nëpunësve nga Tabir Saraji. Nga të gjitha institucionet e mëdha shtetërore, duke përfshirë këtu edhe pallatin e Sheh-Ul-Islamit, edhe zyrat e Vezirit të Madh, Tabir Saraji ishte i vetmi që zgjonte kureshtinë e njerëzve gjer në atë shkallë, saqë qindra kalimtarë të ndalonin e të prisnin daljen e nëpunësve. Në heshtje, me jakat e ngritura nga të ftohtët, njerëzit vështronin nëpunësit misteriozë që merreshin me punën më enigmatike të shtetit, i ndiqnin me ca sy të shtangur, sikur të përpiqeshin të kërkonin mbi fytyrat e tyre gjurmët e ëndrrave dhe nuk largoheshin veçse kur portât e rënda të. pallatit të madh mbylleshin me kërkëllimë.

Ebu Qerimi shpejtoi hapat. Fenerët e rrugëve nuk ishin ndezur akoma, por ata do të ndizeshin me siguri përpara se ai të arrinte te rruga e tij. Qyshse kishte filluar punën në Tabir, kishte njëlloj frike nga rrugët e pandriçuara.

Rrugët ishin plot me kalimtarë. Aty-këtu kalonin me shpejtësi karroca me dritare të zëna me perde. Në to kishte me siguri hanëme të bukura, që shkonin në takime të fshehta. Ebu Qerimi psherëtiu.

Kur mbërriti te rruga e tij, feneret ishin ndezur vërtet. Kjo ishte një rrugë e qetë, gjysmë luksoze, një pjesë e ndërtesave të së cilës ishin të rréthuara me kangjella të rënda hekuri. Gështenjëpjekësit po bëheshin gati të iknin. Disa kishin futur në torba gështenjat, kaushët bosh dhe qymyrin dhe sic dukej prisnin të ftoheshin edhe pak mangajtë prej llamarine me vrima. Polici i rrugës e përshëndeti me nderim Ebu Qerimin. Nga kafeneja e udhëkryqit po dilte i dehur tape fqinji i tyre, oficeri në lirim Beç beu. Ai ishte me dy shokë të tjerë, të cilëve u pësh-

periti diçka kur pa Ebu Qerimin. Kur kaloi përbri, Ebu Qerimi ndjeu sytë e tyre t'i nguleshin gjithë kureshtje dhe frikë. Ai shpejtoi hapat. Që larg pa se kishte dritë në të dy katet e shtëpisë. Do të kenë ardhur mysafirë, tha me vete, megjithatë ndjeu një si dridhje. Kur u afrua dhe pak, pranë portes së shtëpisë pa karrocën me shenjën e Qyprillinjve, shkronjën «Q» të gdhendur në të dy dyert dhe, në vend që të qetësohej, u shqetësua edhe më.

Porten ia hapi shërbyesja e vjetër e shtëpisë, Lokja.

— Ç'është? — ia bëri Ebu Qerimi, duke treguar me kokë dritat në katin e dytë.

— Kanë ardhur dajat e tu.

— Ka ndodhur gjë?

— Asgjë. Kanë ardhur për vizitë.

Ebu Qerimi mori frymë i lehtësuar. Ç'kam kështu, tha me vete ndërsa ecte përmes oborrit drejt derës së brendshme. Gjithmonë i kishte qëlluar të shqetësohej kur kthehej vonë dhe shikonte dritat të ndezura anekënd shtëpisë, por asnjëherë nuk qe tronditur si sonte. Sic duket, puna e re, mendoi.

— Të kërkuan mbasdite dy shokë të tutë, — po i thoshte Lokja që vinte pas. — Më thanë të shkosh t'i takosh nesër ose pasnesër në atë... atë... si e quajnë të mallkuarin* klob apo klab.

— Në klub.

— Hë, në klub.

— Po të më kërkojnë prapë, thuaju që s'kam kohë të lire.

— Mire, — tha shërbyesja.

Në korridor Ebu Qerimi ndjeu një erë të mire gje-Uësh. Para se të hynte në dhomën e miqve, qëndroi një minute në këmbë, pa e ditur as vetë pse. Më në fund hapi derën dhe hyri. Në dhomën e madhe, të shtruar anekënd me qilim, ndihej era e mire e zjarrit. Kishin ardhur dy dajat e tij, i madhi bashkë me gruan dhe i vogli. Ishin dhe dy kushërinj të tjerë, të dy zëvendësministra, që vinin shpesh. Ebu Qerimi i takoi me radhë.

— Dukesh i lodhur, — i tha daja i madh.

Ebu Qerimi ngriti supet, sikur t'i thoshte: «ç't'i bësh.

punë». Ndihej menjëherë që para se të vinte ai, ishte folur për punën e tij. Ebu Qerimi vështroi të ëmën, që rrinte me gjunjët mbledhur pranë njërit prej dy mangajve të mëdhenj prej bakri. Ajo i buzëqeshi fare lehtë dhe vetëm atëherë ai e ndjeu se u çlirua plotësisht nga ankthi. U ul në një qoshe të minderit duke pritur çastin që vëmendja të ikte më në fund prej tij. Dhe ajo iku vërtet pas disa çastesh.

Daja i madh vazhdoi të tregonte diçka, që Ebu Qerimi, me sa dukej, e kishte ndërprerë me hyrjen e tij. Ai ishte guvernator në një nga zonat më të largëta të perandorisë dhe, sa herë që vinte me punë në kryeqytet, sillte që andej plot rrëfime të ashpra, të cilat Ebu Qerimit i dukeshin të njëllojta me ato të herës tjetër. Gruaja e tij, e imët, me fytyrë të pakënaqur, dëgjonte me vëmendje ato që tregonte i shoqi dhe herë pas here vështronte të pranishmit sikur t'u thoshte: e shikoni ku jetojmë ne? Ajo ankohej gjithmonë nga klima e atjeshme, nga punët e shumta të të shoqit, dhe në fjalët e saj kishte një pakënaqësi të vazhdueshme ndaj kunatit të saj, vëllait të mesëm të të shoqit, Vezirit, sic e thërritnin të gjithë njeriun që tani për tani kishte postin më të lartë shtetëror midis gjithë Qyprillinjve, minister i Jashtëm, dhe i cili, sipas saj, nuk ishte i interesuar që vëllai i tij të kthehej më në fund në kryeqytet.

Daja i vogël dëgjonte me një buzëqeshje të shkujdesur vëllanë e madh. Ndërsa daja i madh i dukej Ebu Qerimit si një bronz i mbuluar pakëz nga pluhuri i ashpërsisë, fanatizmit dhe provinces, të voglin e donte përherë e më tepër. Biond, me sy të çelët, me ca mustaqe të kuqërremta, me atë emër shqiptaro-gjerman, Kurt, për të thoshin se ishte trëndafili i egër i Qyprillinjve. Ndryshe nga vëllezërit e tjerë, nuk qe ngulur në asnjë post të rëndësishëm, përkûndrazi përherë kishte hyrë në ca punë disi të çuditshme që i braktiste shpejt: në një institut të oqeanografisë, në arkitekturë. Kohët e fundit merrej me muzikë. Veç kësaj, nuk donte të martohej, lu ante golf me të birin e konsullit austriak, flitej se këmbente letra dashurie me ca hanëme misterioze, me një fjalë gjith-

çka e bënte tjetërlloj, tërheqëse, por pa dobi. Ebu Qerimi ëndërronte që ta imitonte, por e ndiente se s'do të arrinte dot. Krejt i qetësuar tani, ndërsa dëgjonte bisedën e dy dajave, Ebu Qerimi përfytyronte karrocën që rrinte për-jashta e që i kishte sjellë ata, atë karrocë që, sa herë e shihte, ai ndiente gëzim të përzier me tmerr, sepse me të kishin ardhur gjithmonë ose lajme të mira, ose tmerre.

Në shtëpinë e Qyprillinjve, ose në -«Pallat», sic e quanin midis tyre gjithë njerëzit e fisit shtëpinë e Qypri-lliut kryesor, kishte disa karroca, por ato ishin të një-llojta dhe për Ebu Qerimin ato ishin vetëm një, karroca e hareshme — fatale, me atë «Q» të gdhendur në dru, që suite ose ylberet, ose zinë nga shtëpia kryesore në të gjitha shtëpitë e fisit të madh. Disa herë qe biseduar për atë shkronjën «Q», për ta zëvendësuar me «K» sipas shkri-mit të emrit të Qyprillinjve në osmanishten zyrtare, Köprülü, mirëpo ata s'kishin dashur kurrsesi një ndërrim të tillë dhe kishin ruajtur shkronjën «Q» dhe të gjitha shkronjat e tjera të emrit, sipas alfabêtit të gjuhës shqipe.

— Domethënë hyre në Tabir Saraj, — iu drejtua Ebu Qerimit daja i madh, që e kishte mbaruar më në fund rrëfimin e vet. — E vendose më në fund.

— E vendosëm të gjithë bashkë, — tha nëna.

— Mire bëtë, — tha daja i madh. — Punë e nderuar, punë e rëndësishme. Me hair.

— Ishalla, — tha nëna. — Të lumtë goja!

Në bisedë u përzien dy kushërinjtë e tjerë. Ndërsa dëgjonte ç'flitej, Ebu Qerimit iu kujtuan gjithë bisedat e pafundme për punën e tij përpara se të vendose j hyrja në Tabir Saraj. Një njeri i jashtëm, po t'i kishte dëgjuar ato, do të mbetej me gojë hapët: është e mundur që të diskutohej me kaq kujdes se në ç'punë do të hynte një nip nga Qyprillinjtë, nga familja e famshme që i kishte dhënë perandorisë pesë kryeministra dhe një numër të pafund ministrash, admiralësh, gjeneralësh, njëri prej të cilëve kishte komanduar pushtimin e Austrisë, që edhe tani, në zbehjen e saj, mbetej një nga shtyllat e perando-risë, që kishte hedhur e para idenë e riformimit të shtetit. të madh, duke u kthyer në SHBO (Shtetet e Bashkuara

Osmane), nga familja, te porta e së cilës trokitnin të druajtur funksionarë të lartë të shtetit për të kërkuar mbrojtje. ndërhyrje për mëshirë, apo emërim në poste të tjera?

Kështu mund të dukej në vështrimin e pare, e habitshme dhe disi e pabesueshme, por për ata që e dinin më thellë historinë e Qyprillinjve, nuk ishte aspak ashtu. Kishte rreth katërqind vjet që familjes së madhe, krahas làvdisë së paparë, s'i ndahej fatkeqësia e paprerë. Kishte në të po aq dritë, sa edhe terr, po aq njerëz me poste të larta, ministra, guvernatorë, kryeministra, sa edhe të dënuar në burgje, me koka të prera, të humbur pa nam e pa nishan. Ne Qyprillinjtë jemi si ata njerëzit që kanë çelur toka e jetojnë në këmbët e vullkanit Vezuv, thoshte gjysmë me të qeshur daja i vogël, Kurt Qyprilliu. Ashtu si Vezuvi që shpërthen herë-herë e djeg e shkrumbon ata që jetojnë në hijen e tij, ashtu edhe ne na godet herë pas here sovrani, nën hijen e të cilit rrojmë. Dhe ashtu si ata që jetojnë në këmbët e Vezuvit, me gjithë fatkeqësitë e herëpashershme të tij, pas qetësimit të vullkanit, prapë aty, në tokat pjellore, te këmbët e tij e ngrenë jetën, ashtu edhe ne, me gjithë rrebeshet që na dërgon sovrani, prapë nën hijen e tij qëndrojmë e i shërbejmë besnikërisht.

Qysh nga fëmijëria Ebu Qerimi mbante mend ca ecejake të shërbëtorëve që pa gdhirë nëpër shtëpinë e tyre të madhe, pëshpërimat nëpër dyer, tezet me fytyra të Uahtarisura që trokitnin te porta e jashtme, dite të ter a me lajme të zymta, me pritje, me ankth, gjersa vinte qetësimi me vajtimin e qetë të të dënuarit, në ndonjë nga dhomat e mënjanuara dhe pastaj jeta që vazhdonte si edhe më pare, në pritje të një shkëlqimi të ri, ose të një zie të re. Sepse, sic thuhej, në familjen e Qyprillinjve burrat ose ngjiteshin në poste të larta, ose binin në fatkeqësi, rrugë të mesme s'kishte.

Shyqyr që ti, së paku, nuk e ke mbiemrin Qyprilliu, i thoshte herë pas here e ëma Ebu Qerimit, pa i besuar edhe vetë ngushëllimit të saj. Ai ishte djalë i vetëm dhe ajo gjithë jetën e saj, qysh pas vdekjes së të shoqit, s'kishte bërë gjë tjetër, veçse kishte menduar si ta mbronte

Ebu Qerimin nga pjesa e keqe e fatalitetit të Qyprillinjve. Kjo e kishte bërë atë më të mençme, më autoritäre dhe, për çudi, më të bukur. Një kohë të gjatë ajo, me veten e saj, kishte vendosur ta mbante Ebu Qerimin larg karrierës. Mirëpo, kur djali u rrit dhe mbaroi shkollën, përherë e më tepër vendimi i saj dukej i pakuptimtë. Në tamiljen e Qyprillinjve nuk njiheshin të papunët; me dashje ose pa dashje duhej gjetur një post për Ebu Qerimin. Një post ku mundësitë për karrierë të ishin sa më të mëdha dhe mundësitë për të rënë në burg sa më të vogla. Në fis qe diskutuar gjatë për këtë, qenë sjellë e risjellë ndër mend diplomacia, ushtria, oborri, banka, ministritë, qenë shkoqitur një për një të mirât dhe të këqijat e tyre, mundësitë e ecjes përpara dhe mundësitë e rrëzimit, qe shqyrtuar një për një secili post, qe braktisur njëri që ishte dukur më i papërshtatshërn ose më i rrezikshëm për tjetrin, pastaj qe hequr dore nga ky i dyti, për po ato arsye, qe gjetur,një i tretë, që në fillim qe dukur se ndryshonte nga dy të parët, por pastaj, në një shikim më të thellë, qe ardhur në përi'undimin se pikërisht ky post, i qetë në pamjen e jashtme, ishte më i rrezikshmi se të tjerët, atëherë qenë kthyer përsëri tek i pari, tek ai për të cilin kishin thënë në fillim «upupu, vetëm atje të mos vejë!» e kështu me radhë, gjersa më në fund nëna e Ebu Qerimit, e lodhur nga të gjitha këto, kishte thënë: le të vejë ku të dojë ai, asaj që është shkruar s'i shpëton dot. Në këtë e sipër, tamam kur po bëheshin gati ta linin zgjedhjen në dorën e vetë Ebu Qerimit, daja i mesëm, Veziri, që gjer atëherë s'qe përzier në këtë punë, kishte shfaqur më në fund mendimin e vet. Ajo që propozoi ai tingëlloi në fillim si e papritur, si diçka që duhej shoqëruar patjetër me një buzëqeshje, megjithëse buzëqeshja u tret shpejt në fytyrën e secilit, duke lënë në vend të saj një hutim. Pallati i Ëndrrave? Po si? Për ç'arsye? Pastaj dalngadalë, sa më shumë që e mendonin punën, aq më tepër ajo nisi t'u dukej e natyrshme. Pse jo në Tabir Saraj? Ç'të keqe kishte? Madje jo vetëm që s'kishte të keqe, por, përkundrazi, ishte më mire se në gjithë ato punët e tjera plot kurthe. Po valle këtu a nuk

kishte rreziqe? Natyrisht, natyrisht, po sidoqoftë janë rreziqe ëndrrash, një botë ëndrrash, më kupton, si ka thënë i vjetri kur u gjet pisk: bëje, o zot, ëndërr! Ashtu eshtë. Dalngadalë ideja e ministrit e përpiu krejt nënën e Ebu Qerimit. Si nuk ishin kujtuar më pare? thoshte ajo. Tabiri i qe dukur asaj gjetja e vetme shpëtimtare për të birin. Përveç që ishte një institucion që i jepte mundësi të pakufishme njeriut për të ecur përpara, nënën e Ebu Qerimit e tërhiqte sidomos karakteri i papërcaktuar, i mjegullt i tij. Realiteti atje dyzohej, shumë shpejt fillonte Lrealja, dhe pikërisht kjo mjegullinë i dukej asaj si mjedisi më i mire pas së cilës Ebu Qerimi mund të fshihej gjatë kohës së rrebesheve.

Edhe të tjerët ishin të një mendjeje me të. Veç kësaj, thoshin ata, Veziri s'e kishte menduar kot këtë gjë. Kohët e fundit Tabir Saraji po.luante gjithmonë e më tepër roi në punët e mëdha të shtetit, dhe Qyprillinjtë, me prirjen e tyre të natyrshme për t'i pare pakëz me ironi institucionet e vjetra, tradicionale, e kishin nënvleftësuar pak Pallatin e Ëndrrave. Madje vite më pare flitej se qenë pikërisht Qyprillinjtë që, në mos arritën ta mbyllnin, e ulën në mënyrë të ndjeshme forcën e Tabir Sarajit. Mirëpo kohët e fundit sovrani e kishte ripërtërirë fuqinë e dikurshme të tij.

Të gjitha këto Ebu Qerimi i kishte mësuar dalngadalç gjatë bisedave të gjata për punën e re. Natyrisht, kur thuhej se Qyprillinjtë e kishin nënvleftësuar pak Tabirin, kjo s'do të thoshte aspak se ata nuk kishin njerëzit e vet atje. Ata prej kohësh do të kishin pushuar së qeni Qyprillinj, po të kryenin mendjelehtësira të tilla. Mirëpo, të dhënë sic duket pas organizmave të tjera të shtetit e sidomos me shpresë se mund të neutralizonin përsëri frymën e «Institucionit gërxho», sic e quanin me shaka midis tyre, ata kishin dobësuar vëmendjen ndaj tij. Pikërisht këtë gjë përpiqeshin me sa duket të riparonin tani. Ata kishin njerëzit e tyre atje, ata ishin me siguri me dhjetëra, por «ndryshe janë njerëzit e gjakut tend», i kishte thënë Veziri motrës së vet, nënës së Ebu Qerimit. Ai'ishte pak nervoz, dhe ajo pati përshtypjen se ishte më i shqetësuar

se ç'duhej për këtë gjë. Me siguri dinte diçka më tepër që asaj nuk ia kishte thënë.

Kjo kishte ndodhur dy dite më pare se Ebu Qerimi të paraqitej në Tabir Saraj. Gjatë gjithë kësaj kohe emri i Ebu Qerimit dhe i Pallatit të Ëndrrave ishin të pandarë nga njëri-tjetri. Ja edhe tani ata ishin bashkë, dhe kjo e bënte të bezdisshme bisedën për Ebu Qerimin. Ai kishte shpresa se, kur të uleshin për të ngrënë darkë, biseda do të ndryshonte me siguri. Mirëpo për fat ajo ndryshoi më përpara. Në të vërtetë vazhdoi të flitej për 'Tabir Sarajin, por prej bisedës qe shkëputur emri i Ebu Qerimit. Kjo gjë bënte që ai t'i ndiqte fjalët më me vëmendje.

— Sidoqoftë tani mund të thuhet se Tabir Saraji e ka rivendosur plotësisht autoritetin e dikurshëm, — tha njëri nga kushërinjtë. .

— Kurse une, pavarësisht se jam një Qyprilli, nuk kam besuar kurrë se atij mund t'i lëkundet autoriteti kollaj, — përgjigjej daja i vogël, Kurti. — Ai nuk është vetëm një nga institucionet më të vjetra të shtetit; për mendimin tim, ai, pavarësisht nga emri i bukur që ka, është institucioni më i tmerrshëm.

— Ka edhe të tjera institucione të tmerrshme, — e kundërshtoi kushëriri.

Kurti buzëqeshi.

— Po tmerri i tyre është i zbuluar, — tha ai. — Tmerri i tyre nxin që tutje, kurse Tabir Saraji është tjetër gjë.

— E pse është i tmerrshëm, sipas teje, — ndërhyri nëna e Ebu Qerimit.

— O, jo në atë kuptim që mund ta marrësh ti, — tha Kurti, duke vështruar me bisht të syrit nga Ebu Qerimi. — Une e kisha për tjetër gjë. Për mendimin tim, midis gjithë mekanizmave.të shtetit, Pallati i Ëndrrave është ai që qëndron më jashtë vullneteve njerëzore se gjithë të tjerët. Më kuptoni ç'dua të them? Ai është më impersonali i të gjithëve, më i verbri, më fatali, pra edhe më shtetërori.

— Kurse mua më duket se edhe ai, në njëfarë mënyrë, mund të drejtohet, — u hodh kushëriri tjetër. Ai

ishte pa flokë, me ca sy të zgjuar, po ku zgjuarsia shfaqej në një mënyrë të veçantë: sytë ishin gjysmë të shuar, thuase zgjuarsia i kishte lodhur, dhe ai ishte gati ta faite me gëzim një pjesë të saj.

— Kurse une them se ai është institucioni i vetëm në shtetin tonë, nëpërmjet të cilit pjesa e errët e ndërgjegjes së gjithë shtetasve krijon një kontakt të drejtpërdrejtë me shtetin, — tha Kurti. Ai i vështroi të gjithë me radhë, si për të kuptuar se sa kishin arritur tek ata fjalët e tij. — Turmat e pafundme vërtet nuk qeverisin, — vazhdoi ai, — por kanë një mekanizëm me anë të të cilit ndikojnë në të gjitha punët, aventurât dhe krimet e shtetit, dhe ky është Tabir Saraji.

— Do të thuash se të gjithë së bashku kanë një përgjegjësi për gjithçka që ndodh, një ndjenjë faji? — tha kushëriri.

— Po, — u përgjigj Kurti. — Në një farë mënyrë po, — shtoi ai me vendosmëri.

Tjetri buzëqeshi, por, ngaqë sytë i kishte gjysmë të mbyllur, nuk u duk veçse fundi i buzëqeshjes, si ndriçimi në fundin e një dere.

— Pavarësisht nga të gjitha këto, për mua ai është institucioni më absurd i perandorisë, — tha ai.

— Do të ishte absurd në një bote logjike, — tha Kurti. — Kurse në botën tonë mua më duket më se normal.

Kushëriri nisi të qeshte me zë, por, meqë guvernatori mbajti një fytyrë të vrërët, ai e fiku dalngadalë të 'qeshurën.

— Kurse rreth e rrotull flitet se janë më të thella punët, — u hodh kushëriri tjetër. — Asgjë s'është kurrë aq e thjeshtë sa ç'duket. Kush mund t'i dijë sot punët e vërteta të Orakullit të Delfit? Dosjet e tij kanë humbur, ose, që të jem më i saktë, janë zhdukur. Edhe emërimi i Ebu Qerimit s'ishte aq i thjeshtë.

Nëna e Ebu.Qerimit, me sy të vëmendshëm jashtë mase, përpiqej të mos i shpëtonte asgjë.

— Lëreni më mire këtë bisedë, — ndërhyri guvernatori.

Emërimi im s'ishte i thjeshtë? ia bëri me vete Ebu

Qerimi dhe copëza-copëza iu renditën në kujtesë pjesë nga mëngjesi i pare i asaj dite, kur ai shkoi në Tabir. si krijesa më e humbur e botes, të gërshetuara me orët e fundit të mërzitshme të orarit zyrtar në Seleksionim. Kurse ai me siguri kujton se une kam shkuar atje për të pushtuar Tabirin, tha **nte** vete me qesëndi të hidhur Ebu Qerimi.

— Lëreni tani këtë bisedë, — tha për herë të dytë daja i madh.

Në atë kohë Lokja lajmëroi se darka ishte gati dhe ata u ngritën për të shkuar në dhomën e bukës.

Gruaja e vëllait të madh të Qyprillinjve po tregonte diçka për zakonet e vendeve të provinces që drejtonte i shoqi, kur Kurti, pa shumë kujdes, i preu fjalën:

— Kam ftuar rapsode nga Shqipëria, — tha ai.

— Si? — thanë dy-tre zëra.

U kuptua menjëherë që fjala «si» do të thoshte: «ç't'u kujtua një gjë e tillë? Perse? Ç'është ky trill i ri?»

— Pardje bisedoja me konsullin austriak, — vazhdoi ai, — dhe e dini ç'më tha? Ju Qyprillinjtë jeni sot familja e vetme aristokrate në Evropë dhe me siguri në bote, që keni një epos.

— Ah, — ia bëri njëri nga kushërinjtë, — e qartë.

— Ai e krahasoi eposin që këndohet për ne, me Nibelungen të gjermanëve dhe shtoi se, në qoftë se për një familje të madhe gjermane apo franceze do të këndohej qoftë dhe një e qindta e eposit që këndohet sot për ne në Ballkan, kjo do të trumbetohej si mburrja dhe mrekullia më e madhe për ta. Kurse ju Qyprillinjtë mezi kujtoheni për këtë. Kështu më tha.

— E qartë, — përsëriti njëri nga kushërinjtë. — Vec një gjë nuk kuptoj: ti fole për rapsode shqiptarë apo jo? Në qoftë se bëhet fjalë për eposin që dimë të gjithë, atëherë ç'hyjnë këtu rapsodët shqiptarë?

Kurt Qyprilliu e vështroi në sy, por nuk iu përgjigj. Biseda për eposin ishte e vjetër në familjen e Qyprillinjve, ashtu si serviset e shtrenjta, dhurata të dikurshme të sovranëve, që çdo brez Qyprillinjsh i gjente për t'ua lënë brezit tjetër. Ebu Qerimi **e** kishte dëgjuar bisedën **e** epo-

sit qysh në fëmijëri. Në fillim ai e kishte përfytyruar eposin si diçka të gjatë, midis dragoit dhe gjarprit, që rrinte larg në ca maie me dëborë dhe në trupin e të cilit, si në trupin e qenieve përrallore, ishte ndryrë fati i familjes. Mirëpo, duke u rritur, dalngadalë e kishte kuptuar, megjithëse jo fort qartë, se ç'ishte ky epos. Në të vërtetë për Ebu Qerimin qe pak e vështirë të merrte me mend se si Qyprillinjtë rronin e sundonin në kryeqytetin perandorak, ndërsa larg, në Ballkanin e çuditshëm, në provincën me emrin Bosnje, këndohej një epos për ta. Akoma më e pakapshme ishte për mendjen e Ebu Qerimit se perse ky epos nuk këndohej në vendlindjen e Qyprillinjve, në Shqipëri, por në Bosnje dhe, veç kësaj, ai nuk gjendej në gjuhën am tare të Qyprillinjve, në shqipe, por në serbishte. Një herë në vit, gjatë muajit të ramazanit, vinin rapsodët që nga Bosnja. Ata bujtnin për disa dite rresht te Qyprillinjtë, për të kënduar rapsoditë e tyre të gjata, të shoqëruara me një vegël muzikore që nxirrte një zë të pikëlluar. Ky ishte një zakon që vazhdonte qysh prej qindra vjetësh dhe që brezat e rinj të Qyprillinjve nuk kishin guxuar ta braktisnin apo ta ndryshonin. Të mbledhur në dhomën e madhe të mysafirëve, ata dëgjonin zërin e zvargur të rapsodëve sllavë, prej fjalëve të të cilëve nuk kuptonin asnjërën, përveç emrit Qyprilli, që ata e shqiptonin Çupriliq. Pastaj rapsodët merrnin shpërblimin e zakonshëm dhe iknin, duke lënë pas vêtes një ndjesi boshllëku dhe énigme që për disa dite rresht shkaktonte te të zotët e shtëpisë ca psherëtima pa shkak, të ngjashme me ato që shkakton ndryshimi i motit.

Megjithatë flitej se sovrani i kishte zili Qyprillinjtë pikërisht për atë epos. Për sovranin qenë hartuar e vazhdonin të hartoheshin me dhjetëra divane e vjersha të ndryshme nga poetët zyrtarë, mirëpo një epos si ai i Qyprillinjve s'këndohej gjëkund për të. Madje flitej se ishte pikërisht kjo zili një nga shkaqet kryesore për rrufetë me të cilat sovrani godiste herë pas here Qyprillinjtë. Po pse nuk ia falim atë epos sulltanit mbret dhe të shpëtojmë nga të këqijat? kishte thënë njëherë Ebu Qerimi i vogël, pasi kishte dëgjuar pëshpërimat e të mëdhenjve. Pusho,

Ebu Qerim, i kishte thënë nëna, eposi është diçka që nuk dhurohet, më kupton, s'është si unazat apo xhevahiret, është një gjë e tillë, që, edhe po të duash ta japësh, nuk e jep dot.

— Është njëlloj si Nibelungen, kështu më tha, — vazhdoi Kurti mendueshëm. — Gjithë këto dite kam bërë me vete atë pyetje që është bërë shpesh në shtëpinë tonë: Perse sllavët kanë ngritur një epos për ne, kurse bashkatdhetarët tanë, shqiptarët, në eposin e tyre heshtin?

— Kjo është e thjeshtë, — tha njëri nga kushërinjtë, — ata heshtin, sepse kanë pritur diçka prej nesh.

— Sipas teje ky është një qortim?

— Merre si ta duash.

—. Për'mua është e kuptueshme, — ndërhyri kushëriri tjetër. — Është një keqkuptim i vjetër midis familjes sonë të Qyprillinjve dhe shqiptarëve. Ata e kanë vështirë të kuptojnë përmasat perandorake të familjes sonë, ose, për të thënë një fjalë më të saktë, këtë gjë s'e përfillim aspak. Ata janë mospërfillës për atë që kanë bërë e vazhdojnë të bëjnë Qyprillinjtë për tërë perandorinë e madhe, në gjirin e së cilës Shqipëria s'është veçse një pjesë. Ata duan të dinë vetëm ç'kemi bërë ne për këtë pjesë, vetëm për Shqipërinë. Ata kanë pritur vërtet diçka të veçantë prej nesh.

— Shqipërinë disa e quajnë fatkeqe, disa, përkundrazi, me yll, — tha kushëriri tjetër. — Une mendoj se ajo qëndron përtej të dyjave. Ajo ngjan, në njëfarë mënyrë, me familjen tonë të Qyprillinjve: mbi të kanë rënë edhe favoret e sulltanit sovran, por edhe rrebeshet e tij.

— Cilat kanë qenë më të mëdha? — pyeti Kurti. — Favoret apo rrebeshet?

— Është vështirë ta thuash, — u përgjigj kushëriri. —S'më harrohet një fjalë që më ka thënë një çifut: kur turqit suleshin drejt jush me heshta dhe shpata në duar, ju shqiptarët kujtuat me të drejtë se ata po vinin t'ju pushtonin, kurse ata nuk bënin gjë tjetër, veçse ju sillnin dhuratë një perandori të tërë.

— Ha, ha, q^shi Kurti

Sytë e fikur të kushëririt u dùk sikur dhanë shkëlqimin e tyre të fundit.

— Por, si dhuratë e një të çmenduri, ajo u dorëzua me egërsi, mad je me gjak, — vazhdoi ai.

— Ha, ha, ha, — qeshi Kurti këtë herë më fort.

— Perse qesh? — u hodh vëllai i madh, guvernatori. — Është tamam ashtu sic ka thënë çifuti. Turqit e ndanë pushtetin me ne, ti e di këtë gjë po aq mire sa une.

— Natyrisht, — tha Kurti, — vetëm pesë kryeministrat e familjes sonë mjaftojnë ta vërtetojnë këtë gjë.

— Ata kanë qenë vetëm fillimi, — tha vëllai **i** madh. — Më vonë erdhën. qindra ministra e gjeneralë.

— Une nuk qesha për këtë, — tha Kurti.

— Je shumë i llastuar, — tha vëllai i madh, i ngrysur.

Sytë e Kurtit u ndezën përbrenda.

— Turqit na dhanë neve shqiptarëve atë që na mungente, — vazhdoi kushëriri, për të tërhequr vëmendjen, — hapësirat e mëdha.

— Po edhe ndërlikime të mëdha, — tha Kurti. — Jeta e një njeriu.të vetëm koklavitet kur plikset me mekanizmin e pushtetit, pale pastaj drama e një populli të tërë.

— Ç'do të thotë kjo?

— A nuk thatë se turqit e ndanë pushtetin me ne?

— Sidoqoftë ata na dhanë përmasat tona të vërteta, — vazhdoi kushëriri. — Kurse ne i mallkuam për këtë **gjë-**

— Jo ne, ata, — ndërhyri guvernatori.

— Më fai, ata, shqiptarët e atjeshëm.

U **bë** një heshtje e nderë, midis së cilës Lokja solli pjatanoat me ëmbëlsira.

— Ata do ta fitojnë ndonjë **dite** pavarësinë vërtet, por do të humbin këto mundësi të mëdha, — vazhdoi kushëriri. — Do të humbin këtë hapësirë vigane ku fluturojnë si era, do të mbyllen në atë truallin e tyre të ngushtë, krahët do t'u pengohen e do **t**'u përplasen nga një mal në tjetrin, si shpendët që s'marrin dot fluturimin, do **të** vyshken, do **të** squllen e më në fund do **të** thonë:

ç'fituam kështu?! Atëherë do të ngrenë sytë të gjejnë prapë atë që humbën, po a do ta gjejnë valle përsëri?

Gruaja e guvernatorit psherëtiu thellë: Askush nuk po i prekte ëmbëlsirat.

— Megjithatë tani për tani ata heshtin për ne, — tha Kurti.

— Një dite do të na kuptojnë, — tha vëllai i madh.

— Ne gjithashtu duhet t'i dëgjojmë ata, — tha Kurti.

— Po ti vetë the se ata heshtin për ne.

— Të dëgjojmë heshtjen e tyre, — tha Kurti.

Guvernatori qeshi me zë.

— I çuditshëm mbete, — tha përmes së qeshurës. — Të thashë, kryeqyteti të ka llastuar shumë. Një vit shërbim në ndonjë province të largët s'do të të bënte keq.

— Larg qoftë! — tha nëna e Ebu Qerimit nëpër dhëmbë.

E qeshura e guvernatorit e shkriu acarimin e lehtë që u krijua përpara pak kohe në tryezë dhe të gjithë zgjatën pirunët drejt pjatancës me ëmbëlsira.

— Une i ftova rapsodët shqiptarë, — tha Kurti, — sepse desha të dëgioja se për se flet eposi shqiptar. Konsulli austriak, që kishte lexuar pjesë të tij, më tha se rapsoditë shqiptarë atij i qenë dukur shumë më të bukur a se ato bosnjaket.

— Vërtet?

— Po, — tha Kurti. Sytë e tij u picërruan sikur t'i vriste ndriçimi i dëborës. — Atje flitet për ndjekje të hatashme nëpër bjeshkë, për dyluftime, rrëmbime vajzash e grash, karvanë dasmorësh që udhëtojnë drejt dasmash të rrezikshme, krushq të ngrirë e të kthyer në gur sepse kanë bërë faj gjatë ecjes, kuaj të dehur me verë, kreshnikë të verbuar tradhtisht mbi kuaj gjithashtu të verbuar, që enden bjeshkëve si në ankth, qyqe që paralajmërojnë fatkeqësi, trokitje nate në konakë të çuditshëm, thirrje në dyluftim makabër e të vdekurit prej të gjallit, që i vërtitet mbi varr me dyqind qenër, rënkimet e këtij të fundit që s'ngrihet dot nga varri për t'u ndeshur me armikun, njerëz e hyjni, të përzier bashkë, që zemërohen, goditen, martohen me njëri-tjetrin, sokë-

llima, luftëra, mallkime ngjethëse dhe, mbi të gjitha këto, një diell i ftohtë që më shumë ndrit se nxeh.

Ebu Qerimi dëgjonte si i mahnitur. Një mail i panjohur, disi i çuditshëm, për atë bore të largët dimri, ku ai s'kishte qenë kurrë, e përshkoi gjithë qenien e tij.

— Ja, ky është eposi shqiptar ku ne s'jemi, — tha Kurti.

— O, ashtu sic na e shpjegove ti, vërtet është e vështirë që ne të ishim gjëkund aty, — tha njëri nga kushërinjtë. — Ai i ngjan një etheje tragjike.

— Kurse në eposin sllav jemi, — tha Kurti.

— A nuk është e mjaftueshme kjo? — tha kushëriri, me vështrim të fikur. — Ti vetë the se ne jemi familja e vetme në Evropë e ndoshta në bote, që kemi një epos në një popull. A s'të mjafton kjo? Ti do që të kemi epos në dy popuj?

— Ti pyete a s'më mjafton kjo, — the Kurti, — dhe une po të them: aspak.

Të dy kushërinjtë tundën kokat me dashamirësi. Edhe vëllai i madh buzëqeshi.

— I çuditshëm mbete, — tha, — gjithmonë po ai.

— Kur rapsodët të mbërrijnë, do t'ju ftoj të gjithë për t'i dëgjuar, — tha Kurti. — Vezirit s'i kam thënë akoma, por s'besoj se do të ketë ndonjë kundërshtim për bujtjen e tyre. Rruga e tyre do të jetë e largët dhe, veç kësaj, duhet të udhëtojnë duke i mbajtur veglat muzikore të fshehta. Por ia vlen barra qiranë.

Kurti vazhdoi të fliste me pasion. Ai foli prapë për raportin e familjes së tyre *këtu* me eposin *e atjeshëm* ballkanik, si për raporte të administrates dhe artit, të së përkohshmes me të përjetshmen, të mishit me shpirtin.

— Sidoqoftë, thua ç'thua këtu, mos i fol gjëkund tjetër këto, — tha vëllai i madh, fytyra e të cilit ishte ngrysur përsëri.

Në tryezë zotëroi për një çast heshtje, të cilën tringëllima e pirunëve të fundit mbi porcelanin e pjatave e bënte edhe më të nderë.

— Ti, nip, ke filluar të mos përzihesh më në asnjë bisedë, — iu drejtua Ebu Qerimit guvernatori, për të pri-

shur heshtjen. — Sic duket, 'e futur kokë e këmbë në boten e ëndrrave.

Ebu Qerimi e ndjeu që po skuqej. Vëmendja e të gjithëve po drejtohej tani nga ai.

— Ti punon në Seleksionim, apo je? — vazhdoi daja i madh. — Veziri pyeti dje për ty. Ai tha se karriera e vërtetë në Pallatin e Ëndrrave fillon në Interpretim, sepse vetëm atje bëhet një punë e vërtetë krijuese dhe mund të shpërthejë zotësia personale e njeriut. Apo jo?

Ebu Qerimi ngriti supet, si për të thënë se nuk kishte qenë në dëshirën e tij zgjedhja e sektorit ku do të punonte. Por në sytë e dajës së madh iu duk se kapi një shkëndijë të fshehtë.

Megjithëse guvernatori i uli sytë shpejt mbi pjatë, ai ndriçim i pazakontë nuk i kishte shpëtuar as nënës së Ebu Qerimit. Gjithë vëmendje dhe alarm ajo nisi të ndillte prapë bisedën për Tabir Sarajin, në të cilën merrnin pjesë tani të gjithë, përveç djalit të saj.

Përveç atij... që ishte mu në mes të Tabirit. Truri i saj punonte si në ethe. Mos valle e kishte ruajtur djalin kaq kohë për ta hedhur më në fund në një kafaz tigrash që mbante një emër joshës, por që në të vërtetë s'ishte veç një mekanizëm i verbër fatal dhe mizor, sic e quajtën pak më pare?

Me bisht të syrit ajo shikonte profilin e hequr të të birit. Si do të orientohej dot valle ai, Ebu Qerimi i saj, në atë kaos ëndrrash, në ato shtëllunga resh të gjumit, nëpër ankth, pranë sinoreve të vdekjes? Si e kishte lënë ajo të futej nëpër atë shkretëtirë?

Përreth biseda për Tabir Sarajin vazhdonte, por Ebu Qerimi ndihej i lodhur dhe nuk e ndiqte më.

Mysafirët u ngritën më në fund nga tryeza për të pire kafet në dhomën e miqve. Ata ikën vonë, aty nga mesnata. Ebu Qerimi u ngjit me hapa të ngadaltë në dhomën e vet, në katin e dytë. Nuk i flihej, por për këtë nuk shqetësohej aspak. I kishin thënë se gjithë nëpunësit e rinj të Tabir Sarajit vuanin zakonisht nga pagjumësia dy javët e para pas fillimit të punës. Pastaj gjumi u rikthehej.

Ai u shtri në shtrat dhe sytë i mbajti hapur një copë herë të gjatë. Gjithçka e mendonte qetësisht. Kjo ishte një pagjumësi pa vuajtje, e rregullt dhe e ftohtë. Dhe s'ishte vetëm pagjumësia e tij që kishte ndryshuar. Gjithçka tjetër e tij kishte pësuar një ndryshim. Ora **e** madhe e shtëpisë ra dy pas mesnate. Ai mendonte se e shumta aty nga ora tre, tre e gjysmë gjumi do t'i vinte. Por edhe në qoftë se ai vinte, nga ç'dosje do t'i merrte valle ëndrrat për atë nate? «

Ky ishte mendimi i fundit i Ebu Qerimit përpara se gjumi ta kapullonte plotësisht.

1979

